Titulli i origjinalit turqisht:

**ÜSVE-İ HASENE**
Kullukta-Ahlâkta-Âdâbda
En Güzel İnsan
-sallallahu aleyhi ve sellem-

Doç. Dr. Ömer Çelik
Dr. Mustafa Öztürk
Murad Kaya

ERKAM YAYINLARI
İSTANBUL – 1425 / 2004

E përktheu nga origjinali:
Dr. MITHAT HOXHA
Stamboll, 2008


PROGRESI sh.p.k

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 22 25 46 34 Fax: +355 22 25 46 33
Mob: +355 69 20 76768 Mob: +355 67 20 86767
Http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com
Design: Bledar Xama

# PERSONALITETI SHEMBULLOR

Njeriu më i mirë në devocion dhe adhurim

**Hz. Muhammed Mustafa**

**-sallallahu alejhi ve selem-**

Vëllimi I

Doç. Dr. Omer Çelik
Dr. Mustafa Ozturk
Murat Kaja

SHKURTIMET:

(k.s.) kuddise sirruh – iu shenjtëroftë e fshehta!

(a.s.) alejhisselam – paqja qoftë mbi të!

(a.m.s.) alejhimesselam – paqja qoftë mbi ta (të dy)

(a.s.v.s.) alejhissalatu vesselam – mëshira dhe paqja qofshin mbi të!

(s.a.v.s.) sal'lallahu alejhi vesel'lem – Allahu e faltë dhe i dhëntë paqe!

(r.a.) radijallahu anh – Allahu qoftë i kënaqur me të! (për gjininë mashkullore)

(xh.xh.) xhel'le xhelaluhu – qoftë i lartë e i shenjtë!

(r.anha) radijallahu anha - Allahu qoftë i kënaqur me të! (për gjininë femërore)





**“Lekad kâne lekûm fî rasûlillâhi usvetun hasenetun…”**

**“Betohem në fuqinë time se tek i Dërguari ka për ju një model personaliteti të përkryer…”** (el-Ahzab 33/21)

# PARAQITJE

**“Personaliteti shembullor…”**

Ne jemi të ngarkuar t’i ngulisim në mendje këto dy fjalë dhe ta bartim në personalitetin tonë dimensionin e tyre që i përket jetës sonë.

Sepse kjo është sinteza e vetisë së shquar e të Dërguarit, e zgjedhur nga Zoti ynë në Fjalën e Tij Eternale.

**“Model i bukur”** – na thotë Allahu i Lartë. Brenda kësaj sinteze është Zoti ynë, është përfaqësuesi i shquar i Tij dhe jemi ne. Është njeriu!

Krijuesi u vë para të gjitha kohëve duke u ofruar për njeriun, modelin që duhet arritur, me të cilin duhet njësuar dhe identifikuar.

Shihni se ç’thotë ajeti kur’anor mbi këtë çështje:

**“Pa diskutim, i Dërguari i Allahut është një shembull i bukur për ju, për ata që shpresojnë të dalin para Allahut, që i besojnë ditës së ringjalljes dhe që e përmendin Allahun shumë!”** (el-Ahzab, 21)

Po qe se çdo çast e ndjejmë brenda vetes si rrahje zemre se kemi për të dalë para Allahut, po qe se jemi të vetëdijshëm që besimi në ditën e ringjalljes është njëri nga parimet themelore të kornizës “Amentu” të besimit tonë dhe po qe se, gjithashtu, vetëdija e bashkëshoqërimit me Allahun na është në gjendje rrjedhe në damarët tanë, atëherë, duhet të kapemi për dore me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), sepse ky udhëtim çohet para së bashku me të!

Shtëpia jonë botuese ka botuar shumë vepra gjer më sot rreth Profetit tonë, si biografi, portrete moralo-shpirtërore, etj.

Por të vazhdojmë të flasim, të shkruajmë e të bëjmë shqyrtime mbi të, kjo është kauza jonë kryesore që kurrë s’ka për të marrë fund!

Po qe se Zoti ynë ka bërë karakterizimin **“model i bukur”**, kjo do të thotë se do të përpiqemi ta zbërthejmë dhe kuptojmë rrokje për rrokje atë **eveniment modelor**, se jeta jonë do të fitojë kuptim me të, se, duke e bartur atë shkronjë për shkronjë në tru, në zemër, në çdo gjymtyrë më vete, jeta do të na fitojë vitalitet.

Ja, pra, së bashku me dy shkencëtarët tanë të rinj, **Dr. Mustafa Öztürk** dhe **Murat Kaya** që i vazhdojnë studimet shkencore në kuadrin

e Qendrës së Studimeve Shkencore (ILAM), shefi i Katedrës së Tefsirit të Fakultetit Teologjik, **Doc. Dr. Ömer Çelik**, përveshën krahët, i mprehën zemrat, bënë lutje që t'u ndriçohen mendjet dhe u vunë në udhë për ta shqyrtuar këtë **"Prijës të Lumtur"**!

Evenimentin e **"modelit të bukur"** e kërkuan shkronjë për shkronjë brenda kompleksit të hadithit dhe arritjeve të historisë islame.

Ishin të rinj, të apasionuar, prandaj, pa rënë kurrë në ndjenjën e lodhjes, u përsollën mes shumë e shumë librave dhe çdo gjë të shumëngjyrshme e shumëdritësore mbi të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) që gjetën, e mblodhën, e sistemuan dhe e sintetizuan brenda harmonisë së një libri.

Sigurisht, i Dërguari i Allahut ishte një botë tejoqeanike, pra, ta përfshije atë ishte më e vështira e të vështirave. Ishte e pashmangshme që në çdo arritje të kishte një mangësi! Për më tepër, vështirësia e ezaurimit të një prijësie të lumtur në një libër të vetëm, ishte krejtësisht e qartë.

Mirëpo, ç'ka, diamanti reflektonte nga çdo pikë një dritë të veçantë, pra s'kishte ndonjë të keqe nëse ofronit një bukuri të rrokur…

Këta tre të rinjtë tanë shkencëtarë e kompiluan këtë libër duke ndjerë një nder të pangopur dhe një lumturi të patreguar nga çuarja e tij në duar të dhjetramijëra njerëzve, me anë të dritërave që mundën të rrokin nga personaliteti i shquar i të Dërguarit të Allahut!

Po e pohojmë pa ndjerë asnjë dyshim, se ata strukturuan një buqetë lulesh, një tabllo bukurie.

Edhe ata e dinë se pas ekziston edhe një det i tërë i parrokur dot në këtë libër. Shumë u përpoqën, e nxorën në dritë këtë vepër, por janë të vetëdijshëm se ekziston një botë e thellë për të cilën duhet punuar edhe më shumë!

Ky libër përmbledh bukuritë e botës adhurimore të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), jetës së tij moralo-etike dhe marrëdhënieve njerëzore. Fushat e tjera të personalitetit të shquar të Profetit kërkojnë studime të tjera. Dëshirojmë dhe shpresojmë që shkencëtarët tanë të rinj do t'i studiojnë edhe ato fusha. Si shtëpi botimi, ne e falenderojmë pafundësisht Zotin që na bëri pretekst për mirësi dhe bukuri të tilla!

I falenderojmë shkencëtarët tanë të rinj për zellin dhe përpjekjet që treguan.

Duke i lënë lexuesit tanë kokë më kokë me këtë libër të bukur, e mbyllim këtë fjalë me dëshirën dhe lutjen për të qenë komshinj me të Dërguarin e Allahut në botën e përjetshme!



# PERSONALITETI SHEMBULLOR

Udhëzues i lumturisë së përjetshme

Osman Nuri Topbash

## Evenimenti njeri

Zoti ia ka kushtuar njeriut çdo gjë që ka në qiej e në tokë,[1] por edhe ka bërë të ditur se s'e ka lënë njeriun të papreokupuar e të paorientuar.[2] Duke vënë ligje hyjnore edhe për botën, edhe për njeriun, e ka vënë rrjedhën e përgjithshme të jetës nën dekretimin e vet brenda një ekuilibri të ëmbël lirie dhe përgjegjësie. Duke urdhëruar si në ajetin në vijim, Zoti i Lartë ka kërkuar nga njeriu të unifikohet me harmoninë hyjnore në gjithësi:

**"Allahu e ngriti qiellin dhe vuri peshoren** (e drejtësisë, ekuilibrin)**. Kurrsesi mos e prishni ekuilibrin!"** (er-Rahman, 7-8)

Mirëpo, në lidhje me këtë çështje, ata që kanë mbetur indiferentë e të painformuar për të fshehtën e ardhje-vajtjes në këtë botë, si njerëz të nënshtruar ndaj kënaqësive të përkohshme dhe dashurive kalimtare, nuk kanë përbërë dot harmoni me rregullin dhe artin hyjnor të krijuar nga Zoti në gjithësi. Sa keq që njerëz të tillë e kanë humbur jetëgjatësinë në një vorbull të thellë indiferentizmi dhe vetëmashtrimi!

Ndërkaq, urtësia e kësaj ndodhet e fshehur në evenimentin njeri. Po të vihet re me kujdes evenimenti njeri, konstatohet se, në vartësi të një qëllimi final prove hyjnore, ai është aftësuar me dy prirje antagoniste: për të mirën dhe për të keqen. Sepse prova e kërkon domosdoshmërisht strukturën e aftë dhe të prirur edhe për të drejtën, edhe për të shtrembrën, domethënë, edhe për të mirën, edhe për të keqen. Ja, pra, nuk mund të pretendohet që dhuntitë afektive dhe logjike si arsyeja, njohja, zgjuarsia dhe vullneti që zotëron njeriu për t'i bërë sunduese në jetën e vet prirjet pozitive, janë të mjaftueshme. Po të kishin qenë të mjaftueshme, Zoti nuk do t'i vinte njeriut të parë, Ademit (a.s.), kurorën e profetësisë dhe nuk do t'i kumtonte në personin e tij të vërtetat hyjnore që do t'i jepnin mundësi brezit njerëzor të arrinte lumturinë e kësaj bote dhe të përjetësisë.

Me të vërtetë, të gjitha prirjet, mundësitë dhe aftësitë mendore dhe

1. Shih. Kur'ani, Xhathije: 13.
2. Shih. Kur'ani, Kiamet: 36.

afektive që zotëron njeriu në mënyrë të lindur janë të përshtatshme për t'u përdorur edhe për të mirë, edhe për të keq. Për shembull, njëra prej këtyre, mendja (arsyeja) është si thikë me dy presa; e shtyn njeriun edhe për të bërë terror, edhe për të kryer punë të mira. Pa ndihmën e mendjes (arsyes) nuk mund të arrihet në nivelin më të lartë që mund të arrijë njeriu, të emërtuar **"ahseni takvim"** (krijim i përkryer). Mirëpo, është gjithashtu mendja (arsyeja) ajo që shpesh e rrëzon njeriun në nivelin e emërtuar **"bel hum edall"** (më poshtë se kafshët) përsa i përket aftësisë konceptuese e reflektuese. Në këto kushte, mendja (arsyeja) duhet vënë nën disiplinë. Dhe kjo disiplinë është edukimi i vahjit ose revelacionit hyjnor ose, e shprehur ndryshe, veprimtaria orientuese e profetëve. Po qe se mendja (arsyeja) ndodhet nën kontrollin e revelacionit hyjnor, e çon njeriun në paqe e shpëtim. Por po qe se mendja (arsyeja) privohet nga udhëzueshmëria e revelacionit hyjnor, mund të bëhet shkak për fatkeqësi. Prandaj është kusht që mendja (arsyeja) të orientohet për kah pëlqimi hyjnor.

Kështu, gjatë gjithë historisë ka ndodhur që shumë mizorë e tiranë në nivel kulmor mendjeje (arsyeje), nuk kanë ndjerë as vuajtjen më të vogël të ndërgjegjes nga mëkatet dhe krimet që kanë bërë, sepse, sipas tyre, padrejtësitë, mëkatet, dhuna dhe krimet që kanë kryer, kanë qenë veprimet më të mençura e më të arsyeshme! Hulagu i cili, pasi hyri në Bagdad, hodhi në ujërat e Tigrit 400 mijë njerëz të pafajshëm, nuk ndjeu asnjë vrasje ndërgjegjeje. Në periudhën paraislamike të Mekës, etërit i çonin bijat e tyre të mitura, nën britmat zemërcopëtuese, por të heshtura, të nënave, për t'i groposur të gjalla pa ndjerë vetë asnjë vrasje ndërgjegjeje, asnjë ndjenjë pendimi më të vogël! Nën këndvështrimin e tyre, prerja me sëpatë e një skllavi dhe prerja me sëpatë e një cope druri ishin e njëjta gjë! Për më tepër, këtë e shihnin krejt të natyrshme dhe si të drejtë të tyre legjitime!

Ja, pra, edhe te ata njerëz kishte mendje (arsye) dhe ndjenja, por që funksiononin përsëprapi. Kjo do të thotë se njeriu është një qenie e cila, për sa u përket prirjeve pozitive dhe negative të bashkëlindura, ka nevojë për t'u orientuar dhe vënë në funksion të rregullt, që, kur s'është bërë nën edukimin e vahjit ose revelacionit hyjnor, pra, sipas kumtimit dhe orientimit të profetëve, aftësitë përkatëse që zotëron njeriu e kanë nxjerrë atë jashtë dinjitetit njerëzor, e kanë shtyrë në krime të panumërta duke i treguar këto gjëra si të natyrshme. Gjithashtu, një mendje (arsye) e privuar nga një orientim i drejtë, duke i verbuar ndërgjegjet, është bërë perde para ndjenjave të dhembshurisë dhe mëshirës.

Kështu, pra, dërgimi i profetëve udhëzues të rrugës së drejtë, si një nga favoret, kjo, më të mëdha të Zotit për njerëzimin, vë në shesh faktin se sa nevojtar është njeriu për paralajmërim, orientim, këshillë dhe personalitete shembullore. Prandaj ka ndodhur, si një fakt historik, ky, i historisë

islame, që njerëz gjysmë të egër të periudhës pagane paraislamike kur sundonte injoranca më e thellë, të cilët i groposnin të gjalla bijat e mitura, në sajë të orientimit profetik, të pasurohen me dhuntinë e Islamit, të hyjnë pastaj nën edukimin profetik dhe, si rezultat, të shndërrohen në monumente mëshire me zemra dhe sy të përlotur!



Në sajë të vetive të zgjedhura që i ka dhënë njeriut, Zoti e ka bërë atë zëvendës të vetin. Edhe fakti që e ka pajisur njeriun me tipare antagoniste në luftë të përhershme me njëra-tjetrën, si nefsi (fryma, egoja) dhe shpirti, mbështetet, siç e theksuam më sipër, në qëllimin final të **provës**. Kështu, njeriu që është më i nderuari i të gjitha krijesave, si rrjedhojë e mundësisë për ta përdorur vullnetin e tij të pjesshëm edhe për të mirë, edhe për të keq, zë vendin e vet mes pozitës **“më poshtë se kafshët”** dhe pozitës **“më lart se engjëjt”**. Kjo realizohet në vartësi të përpjekjeve të njeriut si dhe të rezultatit që arrin ai në luftën mes prirjeve pozitive dhe negative të pranishme në krijimin e tij ose, e thënë ndryshe, të bashkëlindura. Prandaj, njeriu është krijesa ose qenia e gjallë më nevojtare për orientim, edukim dhe pastrim. Faktin që një jetë e jetuar e shmangur nga orientimi, edukimi dhe pastrimi, vetëm në planin frymor dhe fizik, është një jetë shtazore, madje, më poshtë se, Zoti i Lartë e shpreh kështu:

**“Pa dyshim, shumë nga xhindët dhe njerëzit Ne i kemi krijuar për në xhehennem. Ata kanë zemra, por nuk ndjejnë, kanë sy, por nuk shohin, kanë veshë, por nuk dëgjojnë. Ja, pra, ata janë si kafshët, madje në një nivel më të ulët. Ata janë indiferentët!”** (el-A’raf, 179)

Mjerimi i qenies njerëzore e cila e mori përsipër **“amanetin”** që s’e pranuan malet nga frika e përgjegjësisë, është pasojë imediate e kontradiktave vështirësisht të evitueshme që i përjeton në botën e tij të jashtme e të brendshme. Sepse tek njeriu ndodhen së bashku virtytet që e afrojnë tek Zoti, me poshtërsitë shtazore më të ulta. Duket sikur në botën e brendshme të njeriut të paedukuar, me botë afektive të paqetë, ndodhet i fshehtë karakteri i një shtaze. Dikush është dredharak si dhelpër, dikush është shqyes si hienë, dikush është grumbullues si milingona dhe dikush tjetër, hedhës helmi si gjarpër! Dikush të kafshon duke të përkëdhelur, dikush të thith gjakun si shushunjë, dikush tjetër, ndërsa të qesh në sy, pas shpine ta hap gropën! Këto janë karaktere të pranishme veç e veç në kafshë të ndryshme. Njeriu i cili nuk e ka shpëtuar dot veten nga pushteti absolut i nefsit (frymës, egos) me anë të edukimit moralo-shpirtëror, për rrjedhojë nuk ka sendërtuar dot një karakter të shëndoshë, ndodhet brenda rrethit të këtyre lloj vesesh të ulta. Te dikush sundon karakteri i një kafshe, kur-









se te dikush tjetër, karakteri i disa kafshëve. Për më tepër, meqë portreti shpirtëror u reflektohet në portretin fizik, dikush tjetër s'e ka të vështirë t'ua parandjejë karakteret.

Në mjedisin e kësaj bote, njerëzit me karaktere të kundërta, pozitive e negative, jetojnë së bashku. Nëse do të duhej shpjeguar kjo me një shembull, duhet të kujtojmë se kjo gjendje shoqërohet nga një gjendje e ngjashme me ankthin e pranuar detyrimisht nga një kaproll delikat i mbyllur si në burg, në stallën e kafshëve me shprehi dhe vese të ashpra. Herë, një koprrac jeton pranë e pranë me një bujar, një kokëtrashë, me një dijetar, një i mëshirshëm, me një mizor! Koprraci është i pamëshirshëm, frikacak, larg shërbimit. Në kundërshtim me të, bujari është i mëshirshëm, modest, njeri i shërbimit. Kokëtrashi nuk e kupton dijetarin, mizori e pandeh veten të drejtë dhe vazhdimisht përdor forcën ndaj atyre që ka përreth. Me fjalë të tjera, shpirtengjëjt me hienat jetojnë së bashku në jetën e kësaj bote. Ndërsa dikush ecën në rrugën e njohjes së Zotit, e adhurimit dhe gjetjes së Tij, tjetri e pandeh për lumturi jetesën me instinktet e kafshëve të ulta dhe jeta e të tillëve si ai përbëhet nga ngrënia, epshi, pozita dhe pasione të tjera të ngjashme.

Në të vërtetë, të jetosh në një botë që strehon karaktere të kundërta të njëra-tjetrës, është një provë mjaft e vështirë. Po njeriu është i detyruar ta kapërcejë këtë provë. Arritja e bashkimit hyjnor duke e kaluar provën e kësaj bote është synimi bazë dhe final i njeriut. Prandaj është e domosdoshme që, duke u çliruar dhe shmangur nga morali i ulët dhe i papëlqyeshëm, duhet ngjitur në moralin e lavdërueshëm, domethënë, duhet jetuar me nderin dhe dinjitetin njerëzor.

Nga ana tjetër, aspekti fizik i njeriut është tokësor dhe do të kthehet në tokë. Me këtë aspekt domethënë me aspektin frymor-vegjetal (dhe shtazor), njeriu bart vetitë e krijesave të tjera. Prandaj është e domosdoshme dhe e detyrueshme që njeriu ta vërë nën kontroll nefsin (frymën) e tij duke iu nënshtruar një edukimi dhe pastrimi moralo-shpirtëror. Në të kundërt, nuk mundet të shpëtojë nga nënshtrimi ndaj tekave të djallit jashtë dhe nefsit brenda vetes! Atëherë, edhe forca e shpirtit dobësohet. Në Kur'an thuhet:

**"Betohem në atë që e ka krijuar nefsin** (frymën, veten njerëzore) **dhe, duke i dhënë formë në përshtatje me qëllimin e krijimit, i ka frymëzuar mëkat dhe devocion, se, kush e pastron nefsin nga të këqijat** (nga ndyrësitë materiale e moralo-shpirtërore)**, patjetër ka shpëtuar, kurse kush e zhyt atë në të këqija, sigurisht ka pësuar disfatë!"** (esh-Shems, 7-10)

Mëkatin dhe devocionin në botën e brendshme të njeriut, për të cilat





flitet në këtë ajet kur'anor, poeti *Mevlana* Xhelaleddin Rumi i shtjellon me këtë metaforë:

*"O udhëtar i Zotit! Nëse dëshiron ta mësosh të vërtetën, as Musai, as Faraoni nuk vdiqën, ata jetojnë sot brenda teje, të fshehur në qenien tënde, duke e vazhduar luftën mes tyre në zemrën tënde! Prandaj, këta dy persona armiq të njëri-tjetrit duhet t'i kërkosh në veten tënde!"*

Gjithashtu, Hz. Mevlana thotë kështu:

*"Mos shih ta ushqesh tepër trupin e ta zhvillosh, sepse ai është një kurban që, në fund, do t'i jepet tokës! Ti shih ta ushqesh zemrën, se ajo është që do të shkojë lart dhe do të nderohet!*

*Jepi trupit pak gjëra të yndyrshme e të ëmbla, sepse ai që e ushqen atë me të tepërt, bie në dëshira trupore dhe, në fund, turpërohet e shkon!*

*Shpirtit jepi ushqime moralo-shpirtërore. Ofroji mendim të pjekur, mendësi të hollë dhe ushqime shpirtërore, që, atje ku ka për të shkuar, të shkojë i fortë e i fuqishëm!"*

Nefsi i paedukuar i përngjet një peme me rrënjë të kalbura. Shenjat e kalbëzimit të saj shfaqen në degët, gjethet dhe frutat. Edhe në qoftë se në zemër ka ndonjë sëmundje, ajo shfaqet në lëvizjet e trupit dhe i duket dëmi. Këto janë cilësitë frymore-egoistike të detyrueshme për t'u mjekuar, si urrejtja, smira, mendjemadhësia, etj. Ndërkaq, përmirësimi i këtyre cilësive negative bëhet i mundshëm, së pari, duke hyrë në kahjen e synimit hyjnor të Allahut.

Vetëm se për njerëzit me natyra të ndryshme, të cilët ndodhen në shkallë të ndryshme të jetës, ka nevojë për udhëzimin e personaliteteve shembullorë, pas gjurmëve të të cilëve duhet ecur në këtë drejtim. Sepse dy prirjet më esenciale të njeriut në sendërtimin e personalitetit të vet janë "marrja shembull" dhe "imitimi".

## Prirja për të marrë shembull dhe për të imituar

Qysh nga çasti i lindjes, në çdo gjë, në çdo specifikë, njeriu është nevojtar për një shembull ose model, sepse ai, gjuhën, fenë, vetitë moralo-etike, etj., të gjitha idetë, bindjet dhe veprimtaritë që i japin formë jetës, e formon gjithmonë me anë të modeleve që i shpalosen dhe i ofrohen atij, si dhe me anë të mbresave që merr prej tyre. Pavarësisht nga disa përjashtime të vogla, kjo çështje qëndron e tillë në linja të përgjithshme. Për shembull, fëmija mëson vetëm atë gjuhë që flasin prindërit e tij. Kurse më vonë, gjithashtu sipas modeleve të caktuar, mund të mësojë edhe një gjuhë të dytë, të tretë, të katërt, etj. Kështu, pra, nga një aspekt, edukimi





dhe arsimimi i njeriut s'është gjë tjetër veçse përdorimi mbi të, në mënyrë të vetvetishme ose të organizuar me anë të institucioneve, i prirjes së tij të bashkëlindur për të marrë shembull dhe imituar modele të ndryshëm në drejtim pozitiv ose negativ. Për pasojë, njeriu ndikohet nga nëna dhe babai në duart e të cilëve rritet, nga mjedisi familjar dhe, më në fund, nga mjedisi ku jeton dhe futet në shoqëri si një personalitet pozitiv apo negativ në raport me kapacitetet e tij imituese.

Ndërkaq, ndërsa mësimi dhe përvetësimi nga njeriu i specifikave të jashtme, formale, si gjuha, etj., përgjithësisht nuk përbëjnë ndonjë problem të madh, në formimin e botës së tij fetare, moralo-etike dhe shpirtërore dalin në shesh pengesa të mëdha e serioze. Sepse pengesa të tilla si *fryma* (nefsi, subjekti, egoja) dhe *djalli* të cilat vullneti hyjnor ia ka dhënë njeriut me qëllim prove dhe të cilat kurrë nuk e braktisin njeriun, përbëjnë shkak që njeriu të shfaqë prirje me kahje të kundërt në lidhje me imitimin e këso lloj cilësish, vlerash dhe virtytesh.

Nga ana tjetër, gjersa bota fetare, moralo-etike dhe shpirtërore të mos formësohen nga ana e personaliteteve të lartë, domethënë, nga profetët dhe miqtë e Zotit, njerëzit rrëshqasin në indiferentizëm, deviacion dhe agresivitet dhe, kështu, lumturia e tyre e amshuar shndërrohet në një disfatë të hidhur! Prandaj njerëzimi ndodhet gjithmonë në gjendje nevojtare për udhërrëfyes me shpirt të hollë, me zemër të butë e delikate. Eshtë për këtë arsye që njerëzit jepen tërësisht pas personave që i pranojnë si udhërrëfyes – pozitivë apo negativë – dhe përpiqen me të gjitha forcat t'i imitojnë. Ç'shpërdorim i tmerrshëm i personalitetit njerëzor dhe ç'falimentim është sot gjendja e atyre që hedhin në rrezik vetveten bashkë me lumturinë e tyre të amshuar vetëm e vetëm për t'u bërë si disa artistë të mjerë duke i marrë si shembuj dhe modele për vete! Kjo situatë tmerruese, në të vërtetë s'është gjë tjetër veçse lënie e tabelës së "pashkruar" të zemrës në dorë të personave të papërshtatshëm me qëllim që ata "ta shkruajnë dhe plotësojnë", domethënë, ta fëlliqin dhe nxijnë! Poeti *Mevlana* Xhelaleddin Rumi (k.s.) e ilustron këtë situatë në mënyrë simbolike me këto fjalë:

*"S'është e çuditshme që qengji të ikë nga ujku, sepse ujku është armiku dhe gjuajtësi i qengjit. E çuditshme është që qengji t'ia falë zemrën ujkut!"*

## Personaliteti shembullor i profetëve

Eshtë një e vërtetë e pamohueshme se admirimi i personalitetit dhe karakterit të një njeriu të dashur dhe përpjekja për ta imituar atë është një prirje e natyrshme dhe e bashkëlindur. Prandaj, për njeriun, gjetja e mode-

leve më të përkryer dhe mundësia për të ecur në gjurmët e tyre është një specifikë jashtëzakonisht me rëndësi. Eshtë për këtë arsye që Zoti i Madh, me favorin dhe bujarinë e Tij të pafundme, i ka dërguar njeriut jo vetëm libra, por edhe profetë, të cilët janë shprehja e gjallë e atyre librave si dhe të pajisur me një mijë e një cilësi të larta, domethënë, i ka dërguar personalitete shembullore. Zoti i ka dërguar njeriut personalitete të tillë që paraqesin përkryerje nga çdo aspekt për sa u përket qëndrimeve e sjelljeve fetare, diturore dhe moralo-etike. Kështu, secili nga profetët, duke e ngjitur në kulm në historinë e njerëzimit një qëndrim apo sjellje shembullore të caktuar, i kanë bërë njerëzimit shërbime të shquara e përjashtimore!

Për shembull, ndër profetët, po të vështrohet jeta e Hz. Nuhut (a.s.), të bien në sy veçanërisht ftesa në besim, lejueshmëria ose toleranca, durimi dhe, më në fund, një përbuzje e ashpër ndaj mohimit dhe herezisë si dukuri, po ashtu dhe ndaj vetë mohuesve dhe heretikëve. Jeta e Hz. Ibrahimit (a.s.) kaloi me një luftë të papajtueshme me shirkun, politeizmin; veçanërisht, ai u bë një model përjashtimor në specifikat e bindjes së pakufishme, nënshtrimit dhe dorëzimit ndaj Zotit, si pasojë e drejtpërdrejtë e të cilave, zjarret e Nemrudit u kthyen në kopshte trëndafilash! Jeta e Hz. Musait (a.s.) kaloi në gjendje lufte me mizorin dhe tiranin Faraon dhe ndjekësit e tij; pastaj, me drejtësinë që solli[1], sendërtoi një regjim shoqëror për besimtarët. Vetia dalluese e kumtesës së Hz. Isait (a.s.) është butësia e një zemre të mbushur plot dhembshuri dhe mëshirë ndaj njerëzve.Tek ai të tërheqin vëmendjen situata të larta sublime, si trajtimi i njerëzve me indulgjencë, thjeshtësi dhe modesti. Fakti që Hz. Sulejmani (a.s.), pavarësisht nga mbretërimi i tij legjendar e syverbues, u lartësua në devocion dhe adhurim ndaj Zotit duke ruajtur sjelljen ndjesore modeste e falenderuese, të imponon admirim! Në jetën e Hz. Ejubit (a.s.) janë të pranishëm durimi ndaj ngatërresave si dhe shfaqjet e larta sublime të falenderimit ndaj Allahut në të gjitha kushtet. Jeta e Hz. Junusit (a.s.) është shembull i përkryer i kthimit ndaj Allahut dhe i lidhjes fort pas Tij, si dhe pendimit për gabimet dhe të metat dhe kapje fort pas pendesës. Hz. Jusufi (a.s.) ka përjetuar kulmin e ftesës për tek Allahu dhe besnikërisë ndaj Tij edhe në kushte robërie! Ai shpalosi një virtyt të lartë edhe kur u përball me ftesën tërheqëse **“eja, pra, te unë!”** të një femre të bukur që zotëronte, përveç epshit, edhe kapital dhe popullaritet. Zemra e tij e stolisur me një devocion të lartë ishte si burim i shkëlqyer i përsosmërisë së qëndrimeve dhe sjelljeve! Jeta e Hz. Daudit (a.s.) është plot me faqe mësimdhënëse përballë madhështisë hyjnore! Edhe dhikri, lavdërimi dhe falenderimi i tij kushtuar Allahut duke derdhur lot përmes gjendjes së impresionimit prej

1. Eshtë fjala për ato parime që njihen si “Dhjetë Porositë e Moisiut”. Përkthyesi. Vetëm shënimet e përkthyesit janë të cilësuara.

Tij, orientimi kah Allahu në gjendje lutjeje dhe përgjërimi ndaj Tij janë tejet domethënës. Kurse portreti moral i Hz. Jakubit është një model i madh i domosdoshmërisë për të mos rënë në pesimizëm edhe kur bota të nxihet për sytë e njeriut, por për t'u lidhur me durim të përkryer ndaj Allahut dhe për të mos e prerë shpresën prej mëshirës së Tij!

Familja njerëzore e nisur me Hz. Ademin dhe Hz. Havanë (a.m.s.) e bëri faltore të parë vendin e Qabes në Mekën e sotme me qëllim për të jetuar në atmosferën e prehjes dhe lumturisë fetare. Të bijtë e Ademit të shpërndarë gjithandej prej nevojave jetësore e shoqërore, e vazhduan jetën fetare duke u udhëzuar kohë më kohë me anë të profetëve dhe, në këtë mënyrë, u mbetën besnikë të vërtetave hyjnore, ndërkaq që, të vërtetat hyjnore, duke filluar qysh nga koha e Hz. Ademit (a.s.), kohë pas kohe u korrigjuan nga një sërë revizionuesish feje dhe injorantësh; por, Zoti, duke dërguar profetë njëri pas tjetrit, e eliminoi dëmtimin në fjalë dhe e rikonstruktoi nga e para fenë. Kështu, Ai e shpëtoi familjen njerëzore nga krizat individuale dhe shoqërore.

Më në fund, erdhi Shekulli i Lumtur[1] që i përngjet pasditës së jetës së kësaj bote dhe, me anë të profetit tonë, Hz. Muhammedit (a.s.v.s.), jeta fetare tregoi një kulm të fundit përkryerjeje pikërisht në atë vend ku e kishte zanafillën. Atëherë, u bë e pamundur që të përfytyrohej ndonjë përkryerje tjetër e re pas përkryerjes muhammediane që përbënte kulm. Sepse me anë të dërgimit të profetëve, i qe dhënë fund rikonstruktimit të fesë dhe Islami qe bërë feja e pëlqyer nga Allahu! Dhe, sipas kësaj, do të thotë që modeli më i përkryer për prirjen e bashkëlindur të njeriut në mësim dhe orientim, na qe shpalosur para me tërë rastet dhe shembujt e tij konkretë e të pafundmë!

## Udhëzuesi ynë i lumturisë së përjetshme:
## Hz. Muhammed Mustafa -sallallahu alejhi ve sellem-

Historia dhe kalendari i profetëve nisi me dhurimin e "dritës muhammediane" si forma e parë e ekzistencës, për njeriun e parë, kurse fleta e fundit e këtij procesi gjeti fund me shfaqjen e "trupit muhammedian" në universin e kësaj bote. Kështu, kjo dritë e lartë e ardhur përmes një vargu profetik, siç thuhet, prej 124 mijë profetësh, kaloi te i zoti i vërtetë i saj. E shprehur ndryshe, kjo dritë e lartë arriti gjer te Hz. Abdullai duke kaluar varg nga soji më i pastër e më fisnik dhe, me anë të shtatzënisë së Zonjës Amine, u bart nga balli i Hz. Abdullait, te kjo nënë fatbardhë që mbante Dritën e Qenies dhe, më në fund, iu dorëzua nga ajo Zotërisë së Botëve

1. Në origjinal: asr-i saâdet. Përkthyesi.

që ishte i zoti i saj i vërtetë.

Sistemi harmonik i gjithësisë është sendërtuar nga drita e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Po qe se në dheun e Ademit (a.s.) nuk do të ishte vënë një pjesë nga dheu i të Dërguarit të Allahut, pendesës së Ademit (a.s.) nuk do t'i ishte dhënë përgjigje. Sipas hadithit profetik:

*"Kur Ademi (a.s.) kreu gabimin që do të bëhej shkak për nxjerrjen e tij nga xhenneti, pasi e kuptoi gabimin, iu drejtua Zotit:*

*"O Zot! Për hir të Muhammedit, të kërkoj të më falësh!"*

*Allahu i Lartë e pyeti:*

*"O Adem! Ku e njohe ti Muhammedin kur unë akoma s'e kam krijuar atë?"*

*Ademi (a.s.) iu përgjigj:*

*"O Zot! Pasi më krijove dhe më fryve nga shpirti yt, e ngrita kokën dhe pashë të shkruar mes shtyllave të Arshit fjalinë: "La ilahe il'lallah, Muhammedu'r-Rasulullah", "Nuk ka zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është i Dërguari i Allahut"! Dhe e kuptova se Ti vë pranë emrit tënd vetëm emrin e më të dashurit prej krijesave të tua!"*

*Atëherë, Allahu i Lartë i tha kështu:*

*"Drejt fole, o Adem! Me të vërtetë, për mua ai është më i dashuri i krijesave. Pra, lutmu mua për hir të tij! Kështu (meqë m'u lute), po të fal!* ***Po qe se s'do të ishte Muhammedi, s'do të të kisha krijuar ty****!"* (Hakim, *Mustedrek*, II, 672)

Kështu, Hz. Ademi (a.s.) e bëri të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) pretekst për lutjen e vet dhe shpëtoi nga qortimi i amnistisë hyjnore. I Dërguari i Lartë kaloi në palcën e Ibrahimit (a.s.) dhe zjarri u bë për Ibrahimin i freskët dhe shpëtim! Dhe kur ai margaritar i lartë hyri në sedefin e Ismailit (a.s.), nga qiejt u dërgua një dash për t'u bërë kurban në vend të Ismailit!

Siç u pa, edhe profetët kanë marrë satisfaksionin përkatës nga mëshira hyjnore për hir të Tij! Për më tepër, kanë dalë edhe profetë, si Hz. Isai (a.s.) që kanë kërkuar të bëhen ummet, bashkësi e tij, me qëllim për të merituar mëshirën e qenies ndjekës i Tij! Çdo hallkë e vargut profetik, secila si një shkëndijë më vete e begatë e orientimit në rrugën e drejtë, ka qenë pothuaj si një kasnec i një paralajmërimi të lumtur mbi shfaqjen e Hz. Muhammed Mustafait (s.a.v.s.) të dërguar si mëshirë për botët!

Më në fund, drita e pritur, duke zbritur në botën e dukshme më 12 Rebiulevvel 571, ditën e hënë në mëngjes pak para se të lindte dielli, i nderoi tërë kohët dhe hapësirat nga prehri i bashkëshortësisë së Abdullait dhe Amines!

Me shfaqjen e tij, mëshira e Allahut vërshoi mbi këtë botë. Mëngjeset dhe mbrëmjet ndërruan ngjyrë. Ndjenjat fituan thellësi. Fjalët, bisedat, kënaqësitë fituan gjerësi, çdo gjë fitoi një kuptim tjetër, një hijeshi tjetër. Idhujt u lëkundën e u përmbysën. Në pallatet e Medajinit, qytetit të Kisrave, shtyllat dhe kullat u shembun përtokë. Liqeni Save u tha si baltovinë. Zemrat u mbushën me frymëzim dhe begati!

Sepse kjo shfaqje e realizuar në një kohë dhe hapësirë të caktuar ishte produkti i parë i begatë i shfaqjes së asaj qenies fisnike. Dhe kjo begati e përfshiu tërë gjithësinë, domethënë, tërë kohërat dhe hapësirat!



Karakteri i kryeprofetit, Hz. Muhammedit (s.a.v.s.), është, për nga pasuria, pothuaj si një det i gjerë, kurse karakteri i profetëve të tjerë, si lumenj që derdhen në të. Ai pati zotëruar më tej se tërë vetitë dhe cilësitë shquese të njohura e të panjohura të mëse 124 mijë profetëve – siç thuhet – të ardhur para tij, si dhe pati përbërë kulmin e moralit dhe virtyteve të bukura. Ai qe dërguar si profeti i kohës së fundit për t'u bërë një personalitet model i cili, në vazhdimësi të zhvillimit të shënuar nga njerëzimi gjer në periudhën e vet për sa i përket meditimit dhe jetesës, t'i përballonte edhe nevojat që do t'i paraqiteshin njerëzimit gjer në kiamet!

Me të vërtetë, si një deklaratë të vetisë së tij të moralit të lartë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*"Unë u dërgova për të plotësuar moralin e bukur!"* (Muvatta, *Husnu'l-huluk*, 8)

## Personaliteti shembullor më i mirë

Hz. Muhammed Mustafa (s.a.v.s.) është profeti i vetëm dhe njeriu i vetëm në histori, të cilit i është shënuar dhe i njihet e tërë jeta me të gjitha hollësitë. Nga përsosmëritë e qëndrimeve dhe sjelljeve të vargut të profetëve, të cilat do të përbënin nga një model më vete në çështjen e orientimit të njerëzimit ndaj të Vërtetës Absolute dhe të Mirës[1], kanë mundur të arrijnë në ditët tona vetëm kujtime në sasi të caktuara. Kurse bota ndjesore

1. Në origjinal: Hakka ve hayra (turq.). Këtu, në këtë shprehje, ku fjala Hakk nënkupton edhe Zotin, edhe të Vërtetën Absolute, preket edhe një çështje e filozofisë së përgjithshme, veçanërisht asaj idealiste. Kështu, si filozofia e përgjithshme, veçanërisht ajo idealiste, ashtu dhe Islami, e pranojnë se Zoti është e Vërteta Absolute dhe se e Mira dhe e Keqja janë dy fundamentet e ekzistencës. Kështu, dihet se feja islame është cilësuar si "mubin", si diferencuese e së vërtetës nga gënjeshtra, e së drejtës nga e shtrembra dhe e së mirës nga e keqja. Duke u mbështetur në këtë konsideratë, ne i shkruam me të madhe këto dy fjalë. Përkthyesi.

e Profetit tonë të Kohës së Mbrame (s.a.v.s.), me aq sa ç'e ka reflektuar ai në tërë aktet, fjalët dhe shprehjet e tij, nga më e thjeshta, gjer te më e komplikuara dhe më e përkryera, është ndjekur çast për çast dhe është shënuar në histori si një tabelë nderi. Për më tepër, këto, me favorin e Allahut, kanë merituar të kalojnë nga shumë shekuj më parë, gjer te njeriu i fundit në kohën e kiametit!

Për ta shmangur dhe çliruar veten nga e keqja përballë çdo lloj sëmundjesh, fatkeqësish dhe të papriturash të jetës, jemi të detyruar të zbatojmë në jetë në mënyrën më të mirë e më të bukur vetitë e larta morale, si falenderimi ndaj Zotit, dorëzimi te Ai dhe kërkimi i dorëzanisë prej Tij, pajtimi me kaderin ose vendimin hyjnor, durimi ndaj ngatërresave dhe kokëçarjeve, vendosmëria, qëndresa, sakrifica, kënaqja me pak, pasuria ndjesore, vetëmohimi për të tjerët, bujaria, thjeshtësia dhe modestia, ruajtja e ekuilibrit përballë ngjarjeve e ndodhive, etj. Dhe të mbajmë si shembull e model në të gjitha këto specifika, prijësin e përkryer më të madh që ia dhuroi Zoti tërë njerëzimit, profetin tonë, Hz. Muhammedin (s.a.v.s.) me jetën e tij të hijshme, të pastër, të kulluar dhe shembullore!

Jeta e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) është shembull dhe model për të gjitha brezat që do të vijnë, gjer në kiamet. Në Kur'anin e Shenjtë, për të është thënë kështu:

**"**(O i Dërguar!) **Me siguri, për ty ka një shpërblim të pambaruar! Pa dyshim, ti ke një moral të lartë!"** (el-Kalem, 3-4)

Qoftë edhe vetëm me shfaqjet që mund të rroken nga njohja njerëzore, karakteri dhe personaliteti i bekuar i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) përbëjnë kulmin e tërësisë së qëndrimeve dhe sjelljeve njerëzore. Ai është një pejgamber kulmor dhe personalitet shembullor i cili e ka plotësuar detyrën e kumtimit të rrugës së drejtë duke u bërë vetë shembull dhe model për njerëzit. Atë qenie të bekuar, Allahu (xh.xh.) ia ka paraqitur tërë njerëzimit, sipas shprehjes së Kur'anit, "usvei hasene", domethënë, si personalitetin shembullor më të përkryer!

Në ajetin kur'anor thuhet:

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِى رَسُولِ اللّٰهِ اُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِمَنْ كَانَ يَرْجُوا اللّٰهَ
وَالْيَوْمَ الْاٰخِرَ وَذَكَرَ اللّٰهَ كَثِيراً

**"Me të vërtetë, te i Dërguari i Allahut ka një shembull të bukur për ata** (besimtarët) **që shpresojnë të takohen me Allahun dhe Ditën e**

**Ringjalljes dhe që e përmendin Allahun shumë!”** (el-Ahzab, 21)

Profeti (s.a.v.s.) na ka shpalosur neve një bukuri dhe përkryerje të veçantë e përjashtimore në çdo aspekt dhe në çdo etapë të jetës së tij. Tek ai ndodhen të gjitha bukuritë e sjelljes qoftë në thelb, qoftë në detaje. Prandaj, në jetën e nderuar dhe traditën profetike të Profetit (s.a.v.s.), çdo njeri ka mundësi të gjejë më të bukurën dhe më të përkryerën e sjelljeve që mund t'i marrë si shembull dhe model për vete! Me fjalë të tjera, jeta e profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, në tërë shumëllojshmërinë e saj, i ngjet një buqete të bërë prej trëndafilash më të zgjedhur e më të rrallë, ku, kërkuesit mund të gjejnë për vete trëndafilin më të bukur!

Profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.), është shembulli dhe modeli më i përkryer edhe për pjesëtarët e shoqërisë të cilët ndodhen në pika diametralisht të kundërta me njëra tjetrën! Për shembull, jeta e një të dënuari nuk përbën model reference për jetën e një gjykatësi dhe, anasjelltas, jeta e një gjykatësi nuk përbën model reference për jetën e një të dënuari. Në të njëjtën mënyrë, edhe gjendja e një të varfëri, tërë jeta e të cilit ka kaluar përmes luftës për bukë dhe përpëlitjesh në papasje, nuk mund t'i bëhet model reference një të pasuri që noton në pasuri. Kurse jeta e Profetit (s.a.v.s.) ofron shembull për të dy anët. Sepse Zoti, duke e bërë atë ta fillojë jetën nga “fëmijëria prej jetimi” që përbën shkallën më të ulët të shoqërisë njerëzore për sa i përket dobësisë, e kaloi nëpër të gjitha shkallët e jetës dhe e ngjiti gjer në pikën më të lartë për sa i përket fuqisë dhe kompetencës, në pozitën e profetit dhe të kryetarit të shtetit. Ndryshimet që përjetoi Profeti ynë gjatë gjithë jetës, ekspozojnë shumë modele sjelljeje ideale për çdo shfaqje batice e zbatice në jetën e njeriut. Për këtë shkak, jeta e tij ka përbërë për të gjithë njerëzit, pavarësisht nga shkalla dhe pozita ku ndodhen, një model praktik, konkret dhe të përkryer që mund ta imitojnë në raport me aftësitë dhe mundësitë e veta.



Me përjashtim të profetëve dhe njerëzve të mirë (salih) që ecin në gjurmët e tyre, të gjithë njerëzit e tjerë që pretendojnë t'u tregojnë njerëzve rrugën e shpëtimit dhe të bëhen udhërrëfyes model për ta, veçanërisht filozofët që tentojnë ta shpjegojnë çdo gjë me anë të mendjes dhe arsyes së tyre të dobët, janë, në këtë specifikë, gjithmonë insuficientë[1]. Ngaqë janë mbështetur në revelacionin hyjnor, profetët kanë ardhur si udhëzues të udhës së drejtë që e kanë vërtetuar njëri-tjetrin, kurse filozofët të cilët kanë patur si synim t'u bëhen udhëzues njerëzve në udhën për ta gjetur të vër-

1. Në origjinal: nakıs (osm.), nga arabishtja naks, i pamjaftueshëm, i mangët, i paarrirë, etj. Përkthyesi.





tetën, kanë ardhur duke e përgënjeshtruar njëri-tjetrin dhe duke ia hedhur poshtë sistemet njëri-tjetrit ngaqë kanë qenë të privuar nga mbështetja hyjnore dhe kanë arsyetuar me mendjet e tyre të pamjaftueshme dhe të sunduara nga egoja. Prandaj dhe, as veten nuk kanë mundur ta orientojnë, as shoqëritë.

Për shembull, megjithëse Aristoteli ka hedhur themelet e një sërë ligjesh dhe rregullash të filozofisë së moralit, meqë ka qenë i privuar nga revelacioni hyjnor, nuk mund të gjendet asnjë njeri që t'i ketë besuar filozofisë së tij, pastaj ta ketë zbatuar në praktikë dhe, si rrjedhojë, ta ketë arritur lumturinë! Sepse zemrat e filozofëve nuk kanë kaluar nëpër procesin e purifikimit[2], egot (subjektet, vetvetet) e tyre nuk janë pastruar dhe "nuk kanë marrë pafajësinë"[3], idetë dhe aktet e tyre nuk janë pjekur dhe maturuar me anë të ndihmës së posaçme të revelacionit hyjnor.

Mjeti i vetëm i shpëtimit nga tatëpjetat ku mund ta rrokullisin njeriun mundësitë mendore dhe prirjet sentimentale të paedukuara me anë të revelacionit hyjnor, është "litari i fortë"[4] i ofruar njerëzimit me Profetin e Kohës së Mbrame, domethënë, Kur'ani i Shenjtë, kulpra më e shëndoshë për t'u kapur dhe mbajtur pas saj! Ndërkaq, shembujt më konkretë dhe praktikë të të vërtetave në "gjoksin" e Kur'anit janë të pranishëm në portretin dhe karakterin e pasur të Profetit tonë, Hz. Muhammedit (s.a.v.s.). Në këto kushte, puna më e nevojshme për njeriun, i cili është i detyruar për ta realizuar qëllimin final të krijimit të vet, është të orientohet me anë të burimit të begatë të Kur'anit dhe Sunnetit, Traditës Profetike!

Nga ana tjetër, Profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.), qysh para se të fillonte detyrën profetike e pati bërë të dashur veten për të tjerët, personaliteti i tij pati paraqitur një përkryerje të tillë që e pati detyruar popullin t'i thoshte **"ti je emin dhe sadik, i besueshëm dhe besnik"**! Dhe me këtë identitet dhe miratim e pati filluar ai kumtimin e fesë.

Populli e njihte prejardhjen e bukur të tij, prejardhje e cila sugjeronte drejtësi, ndershmëri dhe besim, qysh shumë kohë para se t'i vinte detyra profetike, prandaj edhe e vlerësonte dhe e miratonte atë. Populli që i pati dhënë titullin **"Emin, i Besueshmi"**, i qe nënshtruar pa kundërshtim arbitrimit të tij kur përfaqësuesit e fiseve patën rënë në kundërshtim me njëri-tjetrin në lidhje me vendosjen e Gurit të Zi në vendin e vet gjatë meremetimit të Qabes.

2. Në origjinal këtu përdoret termi i mistikës islame *tasfije* me kuptimin e saj të posaçëm mistik, purifikim, ndërkaq që kuptimi i saj leksikor është fshirje, likujdim, etj. Përkthyesi.
3. Termi *tezkije*, gjithashtu i mistikës islame, që përdoret këtu, do të thotë shfajësim, shlyerje e fajeve dhe fitim i pafajshmërisë. Përkthyesi.
4. Në origjinal: Habl-i Metîn; emërtimi i plotë në osmanishte: habl-i metîn-i ilâhî: 1) rrip i fortë hyjnor; 2) feja islame e zbritur nga Allahu. Përkthyesi.

Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte aq besnik, sa edhe Ebu Sufjani, një armik i madh profetik, në kohën kur ende s'i kishte deklaruar besimin Profetit, nuk pati mundur t'i jepte përgjigje tjetër pyetjes së perandorit bizantin Heraklius nëse pati ndodhur gjer atëherë që Profeti të mos kishte qëndruar në fjalë, përveç kësaj shprehjeje:

"Jo! Ai e mban fjalën që jep!"

Kurse përfitimi i vërtetë nga kjo cilësi e lartë e tij mund të arrihet në gjendjen e nënshtrimit të shprehur në përgjigjen e Hz. Ebu Bekrit (r.a.) kur e patën pyetur se ç'mendonte ai me rastin e ngjarjes së Miraxhit:

"Nëse ai thotë ashtu, do të thotë se ashtu është!"

Ja një ngjarje tjetër që u bën dritë shkaqeve që edhe politeistët, madje, e cilësonin Mbretin e Botëve **"Muhammedu'l-Emin"**, "Muhammedi i Besueshëm" (në gjuhën dhe dorën e të cilit çdokush kishte siguri):

Në një nga ditët kur po zhvillohej Lufta e Hajberit, nga radhët e hebrenjve shkoi te Profeti (s.a.v.s.) një çoban i quajtur Jesar. Pasi bisedoi një copë herë me Profetin, ai hyri në Islam dhe deshi të futej menjëherë në radhët e muslimanëve për të marrë pjesë në luftë. Mirëpo Profeti (s.a.v.s.) e urdhëroi që t'ua dorëzonte më parë dhentë të zotërve dhe pastaj të kthehej e të futej në radhët e tyre. Dhe kjo ndodhi në një kohë kur lufta u zgjat dhe mes muslimanëve u shfaq kriza e ushqimit! Pa asnjë dyshim, ky urdhër është ilustrim shumë kuptimplotë i cili shpalos ndjenjën e përgjegjësisë, vetëdijen e detyrës dhe rëndësinë e respektimit me ndjeshmëri të amanetit tek Profeti.

Eshtë e fiksuar edhe historikisht se shumë vetë ndjekës të feve të tjera, kanë mbetur të detyruar ta vërtetojnë ndërgjegjshmërisht personalitetin shembullor të Profetit tonë, Hz. Muhammedit (s.a.v.s.)! Disa nga rastet e panumërt të kësaj janë kështu:

Filozofi **Lafajet**, njëri prej atyre që patën hartuar themelet ideore të Revolucionit Francez të vitit 1789, i pati shqyrtuar të gjitha sistemet juridike para **"Deklaratës së të Drejtave të Njeriut"** dhe duke vënë re epërsinë e të Drejtës Islame, pati thirrur kështu:

**"O Muhammed! Nivelin që arrite ti në realizimin e drejtësisë, nuk e arriti dot askush pas teje!"**

Kurse një rast tjetër është kështu:

Një këshill shkencëtarësh dhe mendimtarësh i mbledhur në Hagë të Hollandës në mesin e shekullit të kaluar, përcaktoi njëqind burrat më të shquar të botës dhe zgjedhësit, që të gjithë krishterë, u detyruan ta zgjedhin në vend të parë Hz. Muhammedin!

Ja, pra, vlerë e vërtetë është ajo që të mbeten të detyruar ta pranojnë, ta vërtetojnë dhe ta pohojnë edhe të tjerët jashtë Islamit! Vlera dhe virtytet e Hz. Muhammedit janë vërtetuar gjithmonë edhe prej atyre që s'i kanë besuar!..

## Personalitet shembullor dhe moral i bukur

Siç e shprehëm edhe më lart, gjatë tërë historisë nuk është e mundur të gjendet një person tjetër veç Hz. Muhammedit (s.a.v.s.) për të cilin të jenë ndjerë interesim në çdo aspekt dhe veçoritë e të cilit të jenë shqyrtuar dhe përcaktuar tejet hollësisht. Po të bëheshin përpjekje për t'i përshkruar të gjitha çështjet që përbëjnë personalitetin shembullor të Profetit (s.a.v.s.), nuk do të mjaftonin vëllime të tëra!

Edhe shkencat islame kanë marrë si provë dhe argument aspekte të ndryshme të të Dërguarit të Allahut për parimet[1] e tyre si dhe për ideatimet[2] e tyre. Eshtë për këto arsye që janë bërë përpjekje që çdo aspekt i Hz. Muhammedit (s.a.v.s.) të merret dhe të trajtohet veç e veç nga degë të ndryshme të shkencave.

Kështu, të gjitha veprat islame të shkruara qysh 1400 vjet më parë e këtej, kanë bërë përpjekje për ta shpjeguar një libër, pra, Kur'anin e Shenjtë, dhe një njeri, pra, Hz. Muhammedin (s.a.v.s.).

Profeti, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) është një trup i bekuar me portret të bukur dhe karakter të përkryer, një shembëlltyrë tjetër e të cilit s'është krijuar më!

Një ditë, Halid bin Velidi (r.a.) shkoi te një fis arab dhe kryetari i fisit i kërkoi:

"O Halid, na e përshkruaj portretin dhe karakterin e të Dërguarit të Allahut!"

Kurse Halidi (r.a.) iu përgjigj:

"Kjo është e pamundur, fjalët nuk mjaftojnë për këtë!"

1. Parimet ku mbështeten shkencat islame janë Kur'ani dhe Sunneti (Tradita Profetike) të emërtuara "nass" (dogmë). Sunneti janë qëndrimet dhe veprimet (sjelljet) verbale, praktike dhe miratuese në heshtje të të Dërguarit të Allahut. Në specifikat ku Kur'ani dhe Sunneti kanë konkluduar në mënyrë të hapur e të qartë, nuk ka vend për ideatim (ixhtihad).
2. Ideatimi ose ixhtihadi është veprimtaria ideatuese dhe konkluduese, sipas metodave të caktuara, e ideatorëve (muxhtehidëve), në tema ku Kur'ani dhe Sunneti nuk kanë konkluduar hapur e qartë, me qëllim për t'u dhënë zgjidhje problemeve gjithashtu brenda përmbajtjes së Kur'anit dhe Sunnetit.




Atëherë, kryetari i fisit i tha:

“Në është kështu, të paktën na bëj një përmbledhje me aq sa ç’e njeh dhe ç’e përfytyron!”

Pas kësaj, Halidi (r.a.) i dha këtë përgjigje të shkëlqyer:

**“I Dërguari është i kapacitetit të dërguesit dhe meqë dërguesi është Krijuesi i gjithësisë, eja ti dhe përfytyroje famën e të dërguarit!..”**[1]

Nga këto shprehje të Halid bin Velidit (r.a.) kuptohet se është e pamundur të shprehet denjësisht përkryerja e portretit dhe karakterit të të Dërguarit të Allahut ose, e shprehur ndryshe, të bëhet ashtu siç duhet portretizimi fizik dhe shpirtëror i të Dërguarit të Allahut! Me të vërtetë, Imam Kurtubi thotë:

“Bukuritë e të Dërguarit të Allahut nuk na janë treguar neve plotësisht. Po të na ishin treguar, sytë tanë nuk do ta përballonin dot ta vështronin atë!”

Me të vërtetë, edhe ndër ata që janë ndodhur vazhdimisht bashkë me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), kanë qenë të paktë ata që kanë mundur, për shkak të drojës dhe edukatës, ta sodisin gjer në ngopje bukurinë dritësore të Tij! Madje, rrëfehet se, kur Profeti bisedonte, të gjithë sahabet, me përjashtim të Hz. Ebu Bekrit dhe Hz. Omerit, e mbanin vështrimin përtokë, para vetes, se vetëm këta dy sahabe mund të viheshin sy më sy me Profetin.

Këtë të vërtetë e ka diskutuar më pas, në fund të jetës, Amr bin As (r.a.) i cili ka kaluar në histori me titullin e ngadhnjyesit të Egjiptit, me këto fjalë:

“Jam ndodhur për një kohë të gjatë së bashku me të Dërguarin e Allahut. Por për shkak të ndjenjës së turpit që ndjeja në praninë e tij dhe ndjenjës së respektit të thellë që ushqeja ndaj tij, nuk e ngrita dot ndonjëherë kokën për t’ia vështruar sa të ngopesha fytyrën e bukur e të bekuar! Prandaj, po të më thoni sot të flas për të Dërguarin e Allahut, ta përshkruaj Atë, më besoni se nuk mundem!” (Muslim, Iman, 192; Ahmed b. Hanbel, IV, 199)

E kemi të pamundur ne ta rrokim plotësisht brenda aftësive dhe mundësive njerëzore Profetin tonë, Krenarinë e Gjithësisë (s.a.v.s.), i cili ishte një mrekulli krijimi. Sepse mbresat e marra nga kjo botë mbeten të pamjaftueshme për ta njohur dhe përshkruar Atë. Siç është e pamundur të futet oqeani në një gotë ujë, po ashtu është e pamundur të njihet dhe rroket

1. Shih. Münâvî, *Feyzü’l-Kadîr*, V, 92; İmam Kastalânî, *el-Mevâhib-i Ledünniyye Te - cümesi, s. 417.*




denjësisht Drita Muhammediane!

Edhe ne po paraqesim, në raport me njohjen tonë, vetëm disa prej shembujve që përbëjnë një oqean në rrugën e njohjes së personalitetit shembullor të të Dërguarit të Allahut!

Fytyra e bekuar e të Dërguarit të Madh (s.a.v.s.), e cila sugjeronte përreth siguri dhe qetësi, ishte më e pastra dhe më e bukura e fytyrave. Dijetari hebre, Abdullah bin Selam, pati pyetur, gjatë hixhretit, me kureshtje për të Dërguarin e Allahut dhe, kur ia kishte vënë re fytyrën e bekuar, pati thënë:

“Kjo fytyrë kurrë nuk gënjen!”

Dhe qe bërë musliman!

Sepse bukuria, impresonimi që imponte, ndriçimi dhe hijeshia tek ai ndodheshin në atë gradë, sa s’kishte nevojë për ndonjë mrekulli, argument dhe provë të veçantë se ai ishte profet!

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk e dëshironte diçka, menjëherë dallohej nga fytyra dhe, kur e pëlqente diçka, i ndihej pëlqimi dhe kënaqësia.

Në trupin e tij të dëlirë, ndodheshin bashkë gjallëria, një ndjenjë turpi e fuqishme dhe një vendosmëri e jashtëzakonshme. Ishte më i drojtur se një vajzë e virgjër e mbuluar. Kurse thellësia e butësisë së zemrës së tij është e papërshkrueshme.

Askënd s’e shihte në fytyrë me vërejtje. Më shumë e mbante vështrimin përtokë se sa lart. Për shkak të ndjenjës së turpit dhe personalitetit të lartë që kishte, askujt s’ia përplaste gabimin në fytyrë. S’ia përmendte emrin personit që vepronte në mënyrë të papëlqyeshme për të, por bënte vërejtje të përgjithshme: *“Ç’po ndodh me ata njerëz që bëjnë kështu e kështu…”* Dhe, disa herë, duke e marrë mbi vete gabimin, shprehej: *“Ç’po ndodh me mua që ju shoh kështu…”* Në këtë mënyrë, ua tërhiqte vëmendjen me një stil delikat.

Në fytyrë kishte bukuri të shijshme, në fjalët, rrjedhshmëri, në lëvizjet, hijshmëri, në gjuhë, rregullsi, në fjalët, rrjedhmshëri, në shprehje, jashtëzakonisht oratori.

Nuk thoshte fjalë të kota, por çdo fjalë e tij ishte këshillë dhe urtësi. Në fjalorin e tij kurrë s’kishte thashetheme dhe fjalë pa vend. Ai përdorte fjalë sipas aftësisë mendore dhe njohëse të bashkëbiseduesit.

Ishte i butë e i thjeshtë. Nuk e tepronte në të qeshur me gajasje, por ishte gjithmonë i buzëqeshur.

Personin që e shihte atë papritmas, e mbështillte frika, kurse personi

që krijonte afërsi me të dhe bisedonte, dashurohej me gjithë zemër pas tij.

Ai i respektonte njerëzit e vlershëm e të virtytshëm sipas gradës. Farefisin e vizitonte dhe e respektonte me dhurata. Siç i trajtonte bukur njerëzit e shtëpisë dhe sahabet, shokët, edhe njerëzit e tjerë i trajtonte me butësi dhe mirësi.

Profeti i mbante shumë mirë shërbëtorët. I ushqente dhe i vishte ata siç ushqehej dhe vishej vetë. Ishte bujar, mirëbërës, i dhembshur dhe i mëshirshëm, por, kur duhej, bëhej i guximshëm dhe, kur duhej, i butë.

Është e pamundur të vlerësohet ashtu siç duhet grada e tij e bujarisë dhe mirësisë. Bujaria e tij qëndronte më lart se dhënia e një personi i cili s'frikësohet nga varfëria.

Sipas shprehjes së Hz. Xhabirit (r.a.), "po t'i kërkohej diçka, nuk bënte vaki që të thoshte *jo*!" (Muslim, Fedail, 56)

Ai ishte njeriu që i vizitonte më shumë të afërmit, që tregonte më shumë dhembshuri dhe mëshirë për popullin, që i trajtonte më mirë të tjerët, që ruhej më shumë nga morali i keq, që kishte edukatën dhe moralin më të bukur!

Ai ishte i qëndrueshëm në marrëveshje dhe premtim, besnik në fjalë. Ai ishte epror ndaj të gjithë njerëzve për sa i përket mendjes dhe mençurisë, si dhe i denjë për çdo lavdërim dhe madhërim.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte gjithmonë i mendueshëm dhe në meditim të pandërprerë. Ai nuk fliste pa e pasur të domosdoshme. Tek ai, gjendja e heshtjes vazhdonte gjatë. Kur e fillonte një fjalë, nuk e linte përgjysmë, por e përfundonte. Mblidhte shumë kuptime në pak fjalë dhe pastaj fliste. Fjalët i thoshte shkoqur. Fjalët i kishte as më shumë se ç'duheshin, as më pak. Megjithëse kishte krijim dhe natyrë të butë, ishte mjaft serioz dhe impresionues.

Nuk zemërohej për gjë tjetër veçse kur kundërshtohej e drejta dhe kur shkelej e drejta. Zemërohej kur shkelej ndonjë e drejtë dhe zemërimi i vazhdonte gjersa ajo e drejtë të vihej në vend! Ai qetësohej vetëm kur e drejta vihej në vend! Ai kurrë nuk zemërohej për vete! Ai nuk mbrohej dhe nuk hynte në polemikë me askënd kur ishte fjala për çështje që i përkisnin vetëm personit të vet.

Profeti nuk hynte në shtëpinë e askujt pa leje. Kohën që kalonte në shtëpinë e vet, e përpjesëtonte në tri pjesë: njërën për adhurimin e Allahut, tjetrën për familjen dhe, të tretën, për veten. Dhe kohën që ia kushtonte vetes, e ndante me njerëz të tjerë qofshin nga shtresa e popullit, qofshin nga shtresa e lartë, pa lënë pas dore askënd. Ai ua fitonte zemrat të gjithëve.

Për të parandaluar kthimin në zakon të uljes dhe qëndrimit gjithmonë në të njëjtin vend, Profeti ulej në çdo vend e në çdo skaj të faltores. Ai nuk dëshironte që vendeve dhe posteve t'u jepej shenjtëri, që në faltore të mbahej një qëndrim kryelartë. Kur hynte në ndonjë kuvend, ulej ku të kishte vend bosh dhe këtë mënyrë sjelljeje kërkonte edhe nga të tjerët.

Kur dikush i kërkonte diçka për të plotësuar një nevojë, ai nuk gjente qetësi gjersa t'ia plotësonte pavarësisht nëse kërkesa e personit ishte e rëndësishme apo jo dhe, kur nuk kishte mundësi t'ia plotësonte, nuk rrinte pa ia fituar zemrën personit qoftë edhe me një fjalë të mirë! Ai ishte njeriu që bëhej pjesëtar i halleve të çdo njeriu. Pavarësisht nga posti apo pozita, pavarësisht nëse ishin të pasur a të varfër, dijetarë apo injorantë, njerëzit gjenin tek ai trajtim të barabartë si njerëz që ishin! Të gjitha kuvendet e tij ishin mjedise ku sundonin dhe vepronin virtyte të tilla, si butësia, dituria, ndjenja e turpit, durimi, dorëzimi dhe siguria!

Profeti nuk e shihte me sy të keq askënd për shkak të të metave dhe gabimeve. Dhe, kur shfaqej nevoja për t'ia tërhequr vëmendjen personit apo për ta qortuar, e bënte këtë gjë me një aludim delikat në atë mënyrë që personi të mos prekej e të mos fyhej. Jo vetëm nuk merrej vetë me të metat dhe gabimet e dala në pah të të tjerëve, por e ndalonte me forcë hetimin e gabimeve dhe të metave të të tjerëve.

Profeti nuk bisedonte për çështje të tjera veç atyre prej të cilave shpresonte mirësi. Kuvendet e tij zhvilloheshin në një atmosferë dalldie. Ndërsa ai fliste, të pranishmit magjepseshin aq shumë dhe e dëgjonin aq përzemërsisht, saqë, siç shprehej Hz. Omeri, sikur t'u ulej ndonjë zog mbi krye, do t'u qëndronte aty për orë të tëra pa u trazuar! Edukata dhe ndjenja e turpit dhe e drojtjes që reflektohej nga ai te sahabet, shokët e tij, ishte e një grade të tillë, që shpesh herë, ata e konsideronin për guxim t'i bënin pyetje, madje! Prandaj, kur ndodhte që të vinte ndonjë beduin nga shkretëtira për ta pyetur Profetin për diçka dhe bëhej pretekst për fillimin e ndonjë bisede, ata prisnin aty me qëllim që të përfitonin edhe vetë nga begatia dhe fryma shpirtërore e tij!

Gjithashtu, është e pamundur të përfytyrohet ndonjë hero më i madh se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), sepse s'ishte parë kurrë në jetën e tij që të rrëmbehej nga frika dhe shqetësimi. Përballë situatave të jashtëzakonshme, tregonte durim dhe qëndrueshmëri, nuk vepronte i shtyrë nga frika dhe shqetësimi!

Ai pati kaluar pa frikë mes atyre që prisnin për ta vrarë, duke kënduar këto dy ajete kur'anore të sures "Jasin":





اِنَّا جَعَلْنَا فِى اَعْنَاقِهِمْ اَغْلَالاً فَهِىَ اِلَى الْاَذْقَانِ فَهُمْ مُقْمَحُونَ. وَجَعَلْنَا مِنْ بَيْنِ اَيْدِيهِمْ سَدًّا وَمِنْ خَلْفِهِمْ سَدًّا فَأَغْشَيْنَاهُمْ فَهُمْ لَا يُبْصِرُونَ.

**“Ne u kemi kaluar atyre rathë në qafa, rathë që u mbështeten gjer në nofulla, prandaj kokat u rrinë lart. Po ashtu, ua zumë pamjen nga para e nga pas dhe ua penguam tejpamjen dhe ata tashmë nuk shohin dot më!”** (Jasin, 8-9)

Hz. Aliu (r.a.) thotë:

“Ndërsa në Bedër beteja vazhdonte me tërë ashpërsinë, disa herë ne fshiheshim pas të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Ai ishte më i guximshmi ndër ne! Ai ndodhej në vendin më afër ndaj radhëve të armikut! (Ahmed b. Hanbel, I, 86)

Për lartësimin e Fjalës së Allahut, ai luftonte gjithmonë në radhët e para! Në Betejën e Hunejnit, në situatën e fillimit kur në ushtrinë islame u shfaq shthurja, ai nuk e prishi gjakftohtësinë dhe vendosmërinë, por e hodhi veten mu në mes të radhëve të armikut dhe duke e ngarë kalin vazhdimisht para, e shtoi qëndresën e sahabeve dhe, më së fundi, me mbështetjen hyjnore, u arrit fitorja!

Ai thoshte kështu:

*“Betohem në Allahun me fuqinë dhe vullnetin e të cilit jetoj, se do të desha të luftoja dhe të bija dëshmor në rrugën e Allahut, pastaj të ringjallesha, të luftoja dhe të bija përsëri dëshmor dhe përsëri të ringjallesha, të luftoja e të bija dëshmor…”* (Muslim, Imare, 103)

Hz. Aisheja (r.anha) i karakterizon kështu disa veçori nga gjendja e tij plot dhembshuri dhe mëshirë të gjerë:

*“Ai nuk fyente askënd, nuk i përgjigjej së keqes, sillej me falje dhe mirëkuptim, qëndronte larg së keqes. Ai nuk ka marrë kurrë shpagim nga ndokush për veten e vet. Ai nuk ka prekur pa të drejtë asnjë skllav dhe shërbëtor, madje, as edhe një kafshë!..”*[1]

Kështu, edhe arritjet dhe sukseset e larta të tij në detyrën e kumtimit fetar janë bërë produkti i begatë i cilësive dhe vetive të larta të tij. Zoti e shpreh kështu përkryerjen e Profetit (s.a.v.s.) në këtë drejtim:

فَبِمَا رَحْمَةٍ مِنَ اللّٰهِ لِنْتَ لَهُمْ وَلَوْ كُنْتَ فَظًّا غَلِيظَ الْقَلْبِ

1. Shih. Muslim, Fedail, 79.

لَانْفَضُّوا مِنْ حَوْلِكَ...

**“**(O i Dërguar!) **Atëherë, si mëshirë prej Allahut, u solle butë me ta! Po qe se do të ishe treguar i ashpër dhe zemërgur, pa dyshim, do të shpërndaheshin e do të iknin…”** (Al-i Imran, 159)

Me të vërtetë, njerëzit e asaj dite injorance shkrinë si qiri përballë personalitetit të tij me natyrë të butë, falës, me moral të bukur dhe tolerant; duke shpëtuar nga duart e egërsisë dhe mbrapshtisë, u mblodhën si fluturat rreth asaj drite të njerëzimit. Sepse ai donte jo disfatën e njerëzimit, por orientimin e tij në rrugë të drejtë. Sepse ai përfaqësonte jo ndëshkimin, por mëshirën!

Gjatë gjithë jetës ai qe një monument sinqeriteti. Ai kurrë nuk e shprehu diçka që s’e pati në zemër. Me moralin e tij ai ishte pothuaj si një Kur’an i gjallë! Ai nuk i urdhëronte të tjerët të bënin një punë që s’e bënte vetë!

Shkurt, ai ishte **personaliteti i lartë dhe shembullor** më i shquar i të gjitha kohërave!

Gjatë një jete të tërë, ai i dhuroi tërë njerëzimit cilësi të shquara e të paarritshme, vlera e virtyte, përpjekje, shkurt bukuri të pashoqe materiale-shpirtërore në:

1) devocion dhe adhurim;

2) praktikë dhe marrëdhëniet ndërnjerëzore;

3) moral dhe etikë.

Sepse ai ishte udhëzues i lumturisë së përjetshme i cili e kishte kuptuar ashtu siç duhej përgjegjësinë e qenies personalitet shembullor para një bashkësie.

Në këtë kontekst, ndjeshmëria e tij ndaj **namazit** qëndronte mbi çdo gjë! Një pjesë të vogël të natës e kalonte në gjumë dhe trupi i tij i bekuar shumë herë nuk shihte shtrat. Ndërsa të tjerët ndodheshin natën në ëndrra të ëmbla, ai ndodhej në sexhde me sy të përlotur. Në fundin e jetës, edhe në ato çaste kur sëmundja i arriti në etapat e fundit, i pati mbledhur forcat, pati dalë nga shtëpia për të hyrë në faltore dhe e pati falur namazin me xhemaat.

Edhe me anë të ajetit të **zeqatit**, ai i pati urdhëruar besimtarët të jepnin zeqat, të dhuronin për të mirë. Por dhurimin më të mirë e bënte vetë më parë. Ai e pati përjetuar në mënyrën më të bukur urdhrin **“… dhe japin në rrugën e Allahut nga furnizimi që u kemi dhënë”** (el-Bakara, 3), i pati lavdëruar mallin e shpenzuar për mirëbërësi dhe tregtarët e devotshëm.

## Përmasat yjore

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk fshihte apo nuk ruante mënjanë asnjë vlerë materiale, por, ç'të kishte në dorë, e shpenzonte në rrugën e Allahut dhe kjo ishte një cilësi e posaçme vetëm personin e tij të lartë. Nga sahabet, Ebu Dheri (r.a.) na përcjell:

Po ecnim së bashku me të Dërguarin e Allahut në një tokë gurishte anës Medinës. Përballë na doli mali Uhud. I Dërguari i Allahut m'u drejtua:

*"O Eba Dher!"*

"Urdhëro, o i Dërguari i Allahut" – Iu përgjigja unë.

*"Dëgjo!* – Më tha. – *Sikur të kisha flori sa ky mali i Uhudit, nuk do të ndjeja ndonjë gëzim të veçantë për vete. Përveç atyre që do të ndaja veç për të larë ndonjë borxh, nuk do të desha të kalonin tri ditë që të më mbetej në duar qoftë edhe një dinar pa e dhënë!"* (Muslim, Zekat, 32; Buhari, Istikraz, 3)

Megjithëse për muslimanët nuk ishte bërë detyrim **agjërim** tjetër veç agjërimit të ramazanit, kanë qenë shumë të rralla javët ose muajt që i Dërguari i Allahut t'i ketë kaluar pa agjërim.

Hz. Aisheja (r.anha) thotë:

*"Disa herë, i Dërguari i Allahut mbante agjërim të pandërprerë, aq sa pandehnim se nuk do ta prishte më!" (*Buhari, Savm, 53)

Ai nuk e linte agjërimin në ditët e trembëdhjetë, katërmbëdhjetë dhe pesëmbëdhjetë të çdo muaji. Agjëronte rregullisht gjashtë ditë në Shevval dhe mbante agjërimin e Ashures në Muharrem. Përveç këtyre, e kishte bërë rregull të agjëronte ditët e hënë dhe të enjte.

Disa herë ndodhte që të agjëronte dy ose tri ditë radhazi pa e prishur agjërimin[1]. Kur disa nga sahabet deshën të bëjnë të njëjtën gjë, Profeti i ndaloi duke u thënë:

*"Ju s'mund ta përballoni këtë!"* (Buhari, Savm, 48)

Prandaj, duhet ta pohojmë këtë specifikë se, sa ç'e kemi të detyrueshme ta dimë se Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) është i vetmi udhëzues dhe model për ne, po aq të detyrueshme e kemi ta dimë se gjer në ç'masë duhet ta marrim atë për shembull dhe model! Sepse veprimet dhe sjelljet e tij përbëjnë dy kategori:

1) Veprime dhe sjellje të posaçme vetëm për të;

1. Në origjinal: savm-i misal (osm.) agjërim i pandërprerë disa ditë radhazi. Shën. i përkthyesit.

2) Veprime dhe sjellje për të gjithë.

Nisur nga kjo, ne s'jemi të ngarkuar me përgjegjësinë për ta marrë si shembull atë në cilësitë dhe vetitë e larta të posaçme vetëm për personin e tij. Fundja, gjendje dhe sjellje të tilla të larta janë një lloj **përmasash yjore** të cilat ne, njerëzit e zakonshëm, nuk kemi mundësi t'i përballojmë! Por jemi të ngarkuar me përgjegjësi dhe të detyruar që, në gjendjet, sjelljet dhe fjalët të cilët futen në kategorinë e dytë si më sipër, gjatë gjithë jetës dhe me aq sa të kemi fuqi dhe mundësi, ta imitojmë atë dhe ta ndjekim në gjurmën e tij të ndritshme!

Edhe pse askush nuk mundet ta arrijë nivelin e Profetit tonë, Hz. Muhammedit (s.a.v.s.), në përkryerjen njerëzore, çdo njeri që ecën në gjurmën e tij me aq sa ç'ka fuqi dhe mundësi, mundet të bëhet një Muhammed i vogël brenda botës së tij. Kështu, nga kjo ide e hollë është frymëzuar fakti që populli ynë e ka mbiquajtur Mehmetçik ushtarin hero i cili mbron atdheun!

### Konsistenca e zemrës në ndjekjen e të Dërguarit të Allahut -sallallahu alejhi ve sellem-

Për të përfituar ashtu siç duhet nga personaliteti shembullor i Profetit (s.a.v.s.), para së gjithash duhet arritur një konsistencë apo pjekuri e caktuar ndjesore, sepse në lidhje me personalitetin shembullor ose shembullin e bukur, në ajetin kur'anor thuhet:

**"Me të vërtetë, tek i Dërguari i Allahut ka një shembull të bukur për ju, për ata që shpresojnë të dalin para Allahut dhe ditës së ahiretit dhe që e përmendin Allahun shumë!"** (el-Ahzab, 21)

Siç u pa, **"shpresa për të dalë para Allahut dhe ditës së ahiretit"** dhe **"përmendja e shumtë e Allahut"** përbëjnë dy shkallare me rëndësi për të përfituar ashtu siç duhet nga personaliteti shembullor i të Dërguarit të Allahut.

Adhurimet kryhen në kohë të caktuara, por ruajtja dhe mbrojtja e besimit çdo çast është kusht. Ndërkaq, qëndrueshmëria ndaj cikloneve në zemër mund të sigurohet vetëm me dhikrin e vazhdueshëm[2].

Në ajete të ndryshme, Zoti na urdhëron:

**"O besimtarë, përmendeni Allahun shumë!"** (el-Ahzab, 41) Por, për shkak se në këto ajete nuk njoftohet një numër dhe sasi e caktuar, ***urdhri kryerjes së dhikrit nënkupton sasinë apo masën më të madhe të tij***.

2. Në origjinal: zikr-i daîmî. Shën. i përkthyesit.





Në këto kushte, robit i bie për detyrë që ta përmendë Allahun e Lartë në çdo rast dhe me të gjitha mundësitë.

Në një ajet tjetër kur'anor urdhërohet:

**"… Allahu i drejton në rrugë të drejtë ata që e kthejnë fytyrën drejt Tij. Këta janë ata që besojnë dhe që zemrat e të cilëve qetësohen e prehen me përmendjen e Allahut. Ta dini se zemrat ngopen vetëm me përmendjen e Allahut!"** (er-Ra'd, 27-28)

Ta përmendësh Allahun nuk do të thotë vetëm ta përsërisësh emrin e Allahut si fjalë, por që emri i Allahut, duke gjetur vend në zemër e cila është qendra e kapacitetit të ndjenjave, të të sjellë kënaqësi, të kthehet në kënaqësi! Si rezultat i mësimit të zemrës me dhikr, sëmundjet i largohen, papastërtitë i pastrohen, zemra mbushet me dritë dhe, duke fituar butësi dhe ndjeshmëri, bëhet kërkuese e të fshehtave hyjnore. Kur rrahjet e zemrës të bëhen sipas Zotit, qëllimet dhe veprimet fitojnë nivel.

Në një hadith profetik, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka porositur:

*"Treguesi i dashurisë për Allahun është dëshira për ta përmendur Allahun!"* (Sujuti, el-Xhamiu'l-Sagir, II, 52)

Përfundimisht, për të ndjekur shembullin e bukur të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) dhe për të përfituar prej tij siç duhet, zemrat duhen mbushur me dashurinë hyjnore dhe, duke u shmangur nga dashuritë e përkohshme, të stolisen me qëllimin e arritjes te Allahu dhe dita e ahiretit dhe me përmendjen e Allahut!

Rruga tjetër e arritjes së konsistencës së zemrës që, duke e përsëritur në vetvete shembullin e bukur të personalitetit shembullor të Dritës së Qenies dhe duke u veshur me frymën shpirtërore të tij, ta bëjmë refren përshëndetjen profetike që do të na i përforconte lidhjet e zemrës me të dhe do të na i begatonte zemrat me dashurinë për të Dërguarin e Allahut!

## Përshëndetja profetike[1]

Në Kur'anin e Shenjtë, Zoti është betuar mbi jetën e Profetit Muhammed (s.a.v.s.). Emri i lartë i tij është përmendur krahas emrit të Zotit dhe besimi në personalitetin hyjnor është konsideruar i varur nga besimi në profetësinë e tij. Në Kur'anin e Shenjtë Zoti nuk e ka pëlqyer ngritjen e zërit në prani të tij dhe nuk ka dashur që emri i tij i bekuar të përmendej si ndonjë emër i zakonshëm. Përveç të gjitha këtyre, duke bërë të ditur se Ai vetë së bashku me engjëjt, duke e përmendur Profetin, e përshëndesin me lut-

1. Në origjinal: Salevât-ı Şerîfe. Shën. i përkthyesit.





je për mëshirë e paqe, Zoti e ka urdhëruar edhe ummetin, bashkësinë e Muhammedit, ta përshëndesin shpesh atë duke u lutur për mëshirë dhe paqe për të!

Kështu, siç shprehet në ajetin kur'anor si më poshtë, përshëndetja e Profetit me *salat dhe selam*, domethënë me lutje për mëshirë (lutje) dhe paqe, është urdhër hyjnor për besimtarët:

**"Pa dyshim, Allahu dhe engjëjt i bëjnë shumë salat Profetit. O besimtarë, edhe ju bëjini salavat Atij dhe jepini selam me një nënshtrim të plotë!"** (el-Ahzab, 56)[2]

Ubej bin Kab (r.a.) nga sahabet tregon:

Një ditë e pyeta të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.):

"O i Dërguari i Allahut! Unë lutem shumë për falje e paqe për ty. Vallë, sa herë në ditë duhet ta bëj këtë?"

*"Sa të dëshirosh!"* – Më tha.

"A është me vend sikur një të katërtën e lutjeve ta lë për salavatin për ty?" – E pyeta.

*"Lër sa të duash!* – Më tha. – *Por po të lësh më shumë kohë, do të jetë më mirë për ty!"*

"Atëherë, salavatit po i lë gjysmën e kohës së lutjes!" – I thashë.

*"Bëj si të duash, por po i lë vend më shumë, për ty është më e mbarë!"* – Më tha.

Unë i thashë:

"Atëherë, a mjaftojnë dy të tretat?"

*"Sa të duash! Por po ta shtosh, do të jetë më mirë për ty!"* – Më tha.

"Atëherë, sikur gjithë kohën që e veçoj për lutje, të bëj salavat për ty, ç'bëhet?" – I thashë unë.

*"Atëherë, Allahu t'i heq të gjitha shqetësimet dhe t'i fal të gjitha mëkatet!"* – Më tha. (Tirmidhi, Kiamet, 23)

Nisur nga kjo, ashikët e Profetit, ata që e duan me pasion Profetin, e mbajnë në gojë vazhdimisht, e bëjnë refren *salatin dhe selamin*, për-

2. Origjinali i ajetit është kështu: "Innallahe ve melaiketehu jusal'lune ale'n-nebijj; ja ejj - hel' ledhine amenu sal'lu alejhi ve sel'limu teslima", "Me të vërtetë, Allahu dhe engjëjt luten për Profetin; o ju që keni besuar, lutuni për të dhe përshëndeteni atë me bindje të plotë!" Fjala *salat* (shumës: *salavat*) do të thotë *lutje*, kurse fjala *selam* do të thotë *urim për paqe dhe shëndet, përshëndetje*. "Allahumme sal'li ala Muhammedin" (Allahu ynë, fale Muhammedin) - është *salat*; "Esselamu alejke ejjuhe'n-nebijju" (Paqe ty, o Profet) - është *selam*. Shën. i përkthyesit.

shëndetjen e Profetit me lutje për falje e paqe për të. Sepse përshëndetja profetike bëhet pretekst për shtimin e dashurisë për të Dërguarin e Allahut në zemrat e besimtarëve. Dhe, atëherë, pa dyshim, mundësia për të përfituar siç duhet nga personaliteti shembullor i të Dërguarit të Allahut duke u lidhur denjësisht pas tij, do të jetë në raport me nivelin që do të meritojnë të arrijnë zemrat besimtare në dashurinë për të Dërguarin e Allahut.

Nga ana tjetër, edhe lutjet sipas etikës islame nisin me lavdërimin (hamd) për Allahun dhe përshëndetje (salavat) për të Dërguarin e Tij dhe përfundojnë përsëri me to. Sepse ekziston mendimi dhe bindja se përshëndetja (salavati) që është një lutje drejtuar Zotit për Profetin (s.a.v.s.), nuk do të hidhet poshtë. Pikërisht nga kjo bindje buron fakti që ne e stolisim fillimin dhe fundin e lutjes me përshëndetjen për Profetin! E thënë ndryshe, është mendimi se, duke futur lutjen tonë mes dy përshëndetjeve profetike që shpresojmë se do të pranohen, edhe lutja jonë do të pranohet!

Hz. Omeri (r.a.) ka thënë:

*"Lutja qëndron mes qiellit dhe tokës. Ajo nuk ngjitet drejt Allahut pa bërë salavat për të Dërguarin e Allahut!"* (Tirmidhi, Vitr, 21)

Kështu, një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vuri re një person i cili, pas namazit, bëri lutje pa e lavdëruar Allahun dhe pa e përshëndetur të Dërguarin e Tij! Atëherë ai tha:

*"Ky njeri u nxitua!"*

Pastaj e thirri pranë personin dhe urdhëroi kështu:

*"Kur dikush nga ju ka për të bërë lutje, në fillim ta lavdërojë Allahun e Lartë, pastaj të këndojë salat dhe selam për të Dërguarin e Tij, pastaj le të bëjë lutjen që dëshiron!"* (Tirmidhi, Deavat, 64)



Ibni Abbasi (r.a.) rrëfen një ngjarje të tillë:

Hebrenjtë e Hajberit dhe fisi Gatafan ndodheshin në luftë dhe sa herë që të hynin në betejë, mundeshin nga gatafanasit. Më në fund, bënë këtë lutje:

**"Zoti ynë! Për hir të atij pejgamberi të pamësuar që ke premtuar se do ta dërgosh në Kohën e Mbrame, të lutemi të na nxjerrësh fitimtarë!"**

Dhe pas kësaj lutjeje, u shkaktuan disfatë gatafanasve!

Mirëpo, më pas, kur Allahu i Lartë e dërgoi si profet Hz. Muhammedin (s.a.v.s.) që ata e patën përmendur në lutjen e tyre, e mohuan edhe atë





vetë, edhe librin e tij. Atëherë, Allahu i lartë zbriti ajetin:

**“Kur atyre, të cilët më parë** (duke përdorur emrin e atij pejgamberi dhe duke u lutur për hir të tij) **luteshin për fitore kundër qafirëve, u erdhi nga ana e Allahut një libër që e vërtetonte atë** (Teuratin) **që kishin në dorë dhe u vinte përpara të vërtetat që i kishin pasë mësuar prej tij** (Teuratit)**, e mohuan. Ja, për mohues të tillë është mallkimi i Allahut!”** (el-Bakara, 89) (Kurtubi, *el-Xhami*, II, 27; Vahidi, *Esbabu’n-Nuzul*, f. 31)

Siç shihet, edhe jomuslimanët, madje, që kanë kërkuar ndihmë nga Allahu për hir të respektit që gëzon i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tek Allahu, kanë përfituar nga mëshira dhe begatia e ardhur botëve me Të!

Në Kur’anin e Shenjtë, duke iu drejtuar Profetit (s.a.v.s.), Allahu thotë:

**“**(O i Dërguar!) **Sa kohë që të ndodhesh ti mes tyre, Ne nuk do t’u shkaktojmë mundim atyre!”** (el-Enfal, 33)

Edhe kjo deklaratë hyjnore është bërë për mushrikët, politeistët. Ja, pra, nëse edhe politeistët kanë fituar një privilegj të tillë për shkak të një afërsie thjesht materiale me Profetin, është e papërfytyrueshme se ç’dhunti hyjnore do të meritonin besimtarët! Mbi gjithçka, po qe se ata besimtarë, duke mos u mjaftuar vetëm me besimin ndaj asaj qenies së shenjtë, do të merrnin pjesë nga afërsia ndaj të Dërguarit të Allahut për të përbërë thelbin e atij besimi! Ja, këtu, fjala mbetet e dobët! Me të vërtetë, në ç’gradë të arrijë zemra e një besimtari në afërsinë ndaj të Dërguarit të Allahut, po të asaj grade do të jenë qetësia dhe lumturia që do të arrijë ai në këtë botë, pozita që do të arrijë në jetën e pasme, ahiret!

## Këngët zemërpërvëluese të dashurisë për të Dërguarin e Allahut

I vetmi burim mëshire dhe dashurie që do ta çonte robin në detin e dashurisë për Allahun, është Profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.). Sepse dashuria për Profetin (s.a.v.s.) ka vlerën e dashurisë për Allahun, bindja ndaj Tij ka vlerën e bindjes ndaj Allahut, kundërshtimi ndaj Tij ka vlerën e kundërshtimit ndaj Allahut.

Zoti urdhëron kështu në ajetin kur’anor:

**“**(O i Dërguar!) **Thuaju: “Po qe se e doni Allahun, bindmuni mua që edhe Allahu t’ju dojë juve dhe t’jua falë mëkatet!..”** (Al-i Imran, 31)

Në Fjalën e Njësisë[1], pas “La ilahe il’lallah” vjen “Muhammedun

1. Nuk ka zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është i dërguari i Allahut. Shën. i përkt -




Resulullah". Çdo Fjalë e Njësisë dhe çdo përshëndetje profetike përbëjnë kapitalin e afërsisë dhe dashurisë për Zotin. Jeta e lumtur e kësaj bote dhe e përjetësisë (ahiret) si dhe të gjitha ngadhnjimet shpirtërore fitohen me anë të kapitalit të dashurisë ndaj Tij. Bota është shfaqje e dashurisë hyjnore. Elementin thelbësor të kësaj shfaqjeje e përbën "Drita Muhammediane" dhe përmes dashurisë ndaj Tij kalon rruga e vetme për të mund të arritur tek Individualiteti i Lartë Hyjnor!

Fryma shpirtërore në adhurim, hijeshia në marrëdhëniet ndërnjerëzore, delikatesa në moral dhe etikë, butësia në zemrat, drita dhe eleganca në fytyrat, lehtësia në shprehjet, hollësia në ndjenjat, thellësia në vështrimet, shkurt, të gjitha bukuritë janë vezullime që reflektohen në zemër nga dashuria për atë Dritën e Qenies!

Sa bukur shprehet poeti *Mevlana* Xhelaleddin Rumi:

*"Eja, o zemër! Festa e vërtetë është bashkimi me zotërinë tonë, Muhammedin! Sepse ndriçimi i botës rrjedh nga bukuria e asaj qenies së bekuar!"*

Prandaj, ndjekja e portretit shembullor të të Dërguarit të Allahut është pretekst pashmangshmërisht i domosdoshëm për të merituar pëlqimin dhe dashurinë e Zotit. Me fjalë të tjera, gjersa besimtari të mos bëjë përparime në adhurimet, sjelljet dhe qëndrimet e veta sipas sunnetit ose traditës së Profetit, nuk mundet të arrijë nivelin e "njeriut të përkryer", që do të thotë, të njeriut ideal që ka për synim Islami! Nuk mundet të arrijë as qetësinë dhe lumturinë e vërtetë të fesë! Sepse modelin e "njeriut të përkryer" që ka vënë si synim Islami, Zoti e ka ekspozuar në personin e Profetit (s.a.v.s.) duke e bërë atë mëshirë për botët si dhe një personalitet shembullor dhe model për të gjithë besimtarët.

Në këto kushte, ç'lloj bindjeje është kjo bindje aq e rëndësishme saqë Allahu i Lartë ta vërë si kusht për të na dashur neve, robve të Tij?

Pa asnjë dyshim, kjo gjendje e lartë e sublime fillon duke ndjerë dashuri me gjithë zemër për të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) dhe duke u përpjekur për të marrë pjesë nga bota e tij ndjesore. Sepse në çështjen e ndjekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i cili është për ne i vetmi **"shembull i bukur"** dhe i vetmi **"personalitetit shembullor"**, Zoti ynë i lartë urdhëron kështu në ajetet kur'anore:

**"Ç't'ju japë i Dërguari, atë merreni! Ç't'ju ndalojë, nga ajo ruhuni dhe kini frikë Allahun, sepse ndëshkimi i Allahut është shumë i ashpër!"** (el-Hashr, 7)

---

yesit.





**“O ju që keni besuar! Bindiuni Allahut, bindiuni edhe të Dërguarit dhe mos i çoni kot punët e mira dhe adhurimet tuaja!”** (Muhammed, 33)

**“Ata që u binden Allahut dhe të Dërguarit, ja, ata janë së bashku me profetët, besnikët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë, të cilëve Allahu u ka dhënë mirësi! Ç’miq të mirë që janë ata!”** (en-Nisa, 69)



Edhe Kur’ani i Shenjtë i cili është një dekret dhe porosi hyjnore, i është ekspozuar ummetit, bashkësisë, nga bota e zemrës e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Pa diskutim që edhe të fshehtat e Kur’anit zbulohen në raport me aq sa ç’të mbështillet zemra me frymën shpirtërore të të Dërguarit të Allahut. Po qe se, ashtu si sahabet bujarë, edhe ne do të kishim nderin të hynim në atë botë dhe do të mund të arrinim fatbardhësinë për t’i soditur shfaqjet e atyshme të bukurive hyjnore, të urdhrave-ndalimeve, diturisë dhe urtësive, shkurt, po qe se do të mund ta lexonim Fjalën Hyjnore me shfaqjet dhe interpretimet në klimën e zemrës së tij, atëherë, zemrat tona, ashtu si ashikët profetikë të Shekullit të Lumtur, do të bëheshin flutura përreth tij dhe ne do të arrinim të përjetonim pasionin, ekstazën dhe dorëzimin ndaj çdo fjale, ndaj çdo urdhri, madje, ndaj çdo shenje të tij, ashtu siç shprehet e gjitha kjo në thënien:

**“Nëna dhe baba, malli dhe jeta t’u bëfshin fli, o i Dërguari i Allahut!”**

Qenia e shenjtë e Profetit tonë, Hz. Muhammedit (s.a.s.) është për njerëzimin prehër strehimi dashurie dhe burim frymëzimi. Arifët, dijetarët e kulturës shpirtërore, e dinë se shkaku i qenies i ekzistencës është dashuria e ndjerë për Dritën Muhammediane. Prandaj, tërë gjithësia sikur i është dedikuar Dritës së Qenies, Hz. Muhammed Mustafait (s.a.v.s.)! E tërë gjithësia është krijuar për nder të Dritës Muhammediane dhe si vendvendosje për të. Sepse ai është një personalitet i tillë që Zoti e ka quajtur “Habib”, “i Dashuri im”![1]

Më parë ishte zakon që në vula të gdhendeshin fjalë të urta ose poezi. Edhe mirëbërësja e madhe, **Bezmialem Valide Sulltan**, pati gdhendur në vulën e saj këto vargje shumë kuptimplote:

*Muhammedi doli nga dashuria;*
*Pa Muhammedin ç’del nga dashuria?*
*Nga shfaqja e tij, Bezmialem u bë diçka!*

1. Shih. Tirmidhi, Menakib, 1; Hejsemi, *Mexhmau’z-Zevaid*, IX, 29.





Siç e shprehim edhe në Fjalën e Dëshmisë[1], sigurisht që Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) është një **“rob”** si njeri dhe pamje, por, si karakter, është **“kryeprofet”**. Sa bukur shprehet Hirësia Aziz Mahmud Hydaji i cili e vëzhgon këtë delikatesë dhe botë enigmatike:

*Pasqyrë është kjo botë, me Zotin e qenë;*
*Nga pasqyra muhammediane shihet Allahu gjithmonë!..*

Ndjenja e afërsisë dhe dashurisë për të Dërguarin e Allahut është një faktor i lartë efektiv që e bën të çmuar njeriun në të dy botët. Me të vërtetë, edhe sahabet bujarë patën arritur ato nivele të paarritshme me pretekstin e kësaj ndjenje afërsie dhe dashurie, ose, e thënë ndryshe, ngaqë qenë mbrujtur me dashurinë pasionante për Krenarinë e Gjithësisë (s.a.v.s.)! Si ujëvara pasioni, ata qenë lidhur fort me besnikëri përreth Profetit (s.a.v.s.) dhe qenë bërë yje të qiellit të lidhjes besnike pas tij. Dhe kjo lidhje shkonte gjer atje sa kishte prej tyre që vetëm pse “i Dërguari i Allahut kishte bërë ashtu”, vetëm për ta përjetuar kënaqësinë e imitimit të tij, ecnin në rrugën nga kishte ecur ai, i merrnin erë një trëndafili që i kishte marrë erë ai, që uleshin në një vend ku ishte ulur ai!

Janë të panumërta shfaqjet zemërpërvëluese të dashurisë dhe pasionit legjendar që ndjenin sahabet bujarë ndaj të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.).

Enes bin Maliku (r.a.) tregon:

Tek i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) erdhi një burrë dhe e pyeti:
“O i Dërguari i Allahut! Kur do të ndodhë kiameti?”
Profeti (s.a.v.s.) e pyeti:
*“Ç’ke përgatitur për kiametin?”*
“Dashurinë për Allahun dhe Resulin e Tij!” – U përgjigj ai.
Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) i tha kështu:
*“Në është kështu, do të jesh bashkë me atë që do!”*

Në vazhdim të këtij rrëfimi, Enesi (r.a.) thotë:

“Asnjë gjë tjetër veç hyrjes në Islam s’na pati gëzuar sa thënia e Profetit të Allahut, **“Pa dyshim, do të jesh me atë që do!”**. Ja, pra, edhe unë i dua Allahun, Resulin e Tij, Ebu Bekrin dhe Omerin dhe, edhe pse s’i bëj dot punët dhe adhurimet që kanë bërë ata, shpresoj të bashkohem dhe të jem me ta!” (Muslim, Birr, 163)

Pa dyshim që, për të hyrë në kuadrin përfshirës së kësaj deklarate përgëzuese të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), çdo besimtar duhet ta

1. Fjala e Dëshmisë: “Esh’hedu en la ilahe il’lallah ve esh’hedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu.” / “Dëshmoj se nuk ka zot tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij!” Shën. i përkthyesit.

stolisë zemrën me dashurinë pasionante ndaj të Dërguarit të Allahut, me afërsinë, kënaqësinë dhe dritën e tij!

Duke nënvizuar dashurinë e thellë e të pashuar që ndjen ummeti, bashkësia e tij për të, Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë (s.a.v.s.), ka thënë:

*“Pas meje do të vijnë një sërë njerëzish që secili prej tyre do të dëshirojnë me gjithë zemër ta japin jetën dhe pasurinë vetëm për të më parë mua!”* (Hakim, Mustedrek, IV, 95)

Me të vërtetë, kur vdiq i Dërguari i Madh (s.a.v.s.), gjendja e sahabeve ishte si ajo e qirinjve që shkrihen; edhe ata dukej sikur po shkriheshin si qiri prej hidhërimit! Atë ditë kur i Dërguari i Allahut u largua prej tyre, sahabet u përvëluan nga zjarri i mallit për të. Hz. Omeri (r.a.) për një çast u ekzaltua dhe e humbi veten, kurse Hz. Ebu Bekri (r.a.) hoqi një mijë e një vështirësi për t'i qetësuar njerëzit! Sepse zemrat e dashuruara me pasion pas tij që nuk duronin dot asnjë ditë pa e parë atë, tani e tutje, në këtë botë të përkohshme nuk do ta shihnin më kurrë! Ja, **Abdullah bin Zejdi** (r.a.) i cili nuk po e duronte dot atë ndarje dhe përvëlim, i ngriti duart drejt selisë hyjnore dhe me zemrën e dëshpëruar u lut kështu:

**“O Zot, merrma, tashmë, dritën e syve që, pas Pejgamberit tim që e doja aq shumë, të mos shoh më asgjë tjetër në këtë botë!”**

Kështu u lut ai me përgjërim dhe me sy të përlotur dhe iu verbuan sytë aty për aty! (Kurtubi, *el-Xhami*, V, 271)

Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), kur do të rrëfehej ndonjë hadith, Ebu Bekri (r.a.) fillonte të qante sapo që i kujtohej i Dërguari i Allahut dhe fliste me vështirësi.

Ebu Hurejre (r.a.) e përshkruan kështu gjendjen e tij:

“Ebu Bekri (r.a.) u ngjit në minber dhe tha:

“E dini se, një vit më parë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte qëndruar mes nesh siç po qëndroj unë tani mes jush…”

Dhe nisi të qajë. Pastaj i përsëriti këtë fjalë dhe qau. I përsëriti për të tretën herë dhe, duke mos e mbajtur veten, qau edhe një herë tjetër.” (Shih. Tirmidhi, Deavat, 105)

Megjithëse sa qe gjallë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), Hz. Ebu Bekri (r.a.) i ndodhej gjithmonë pranë, prapëseprapë ndjente vazhdimisht mall për të, kurse pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut dhe ndarjes prej tij, dëshira për t'u ribashkuar me të iu forcua akoma më shumë.

Aisheja (r.anha) e përshkruan kështu emocionin e të atit në çastin e vdekjes për bashkimin e shpejtë me të Dërguarin e Allahut:





"I sëmurë në shtratin e vdekjes, im atë Ebu Bekr (r.a.) pyeti:

"Ç'ditë është sot?"

"E hënë!" – I thamë.

Kurse ai na tha:

"Po qe se vdes këtë natë, mos më lini të pres gjer nesër, se, për mua, dita apo nata më e gëzuar është ajo më pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.)!"

Ai deshte të thoshte se çasti më i gëzuar për të ishte çasti kur do të takohej me të Dërguarin e Allahut!" (Ahmed bin Hanbel, I, 8)

Të sëmurët të cilët, si të dashuruar me pasion ndaj të Dërguarit të Allahut, dëshironin një çast e më parë bashkimin me të, disa nga sahabet bujarë i patën parë me zili pikërisht pse u ishte afruar koha e takimit me Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe, nëpërmjet tyre, i patën dërguar të fala Sulltanit të Zemrave. Për shembull, Muhammed bin Munkedir (r.a.) i pati bërë vizitë në sëmundjen e vdekjes Hz. Xhabirit, ashikut të të Dërguarit të Allahut, dhe, kur e pati kuptuar se i ishte afruar vdekja, i pati thënë si ngushëllim Xhabirit zemërvuajtur për të Dërguarin e Allahut:

"Çoji të fala prej nesh të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.)! (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 4)

Sahabet bujarë, ashikë të të Dërguarit të Allahut, ndjenin kënaqësi edhe duke dëgjuar kujtimet për të.

Berai (r.a.) e tregon kështu dëshirën e të atit për të dëgjuar sa herë që t'i vinte rasti, një kujtim mbi të Dërguarin e Allahut:

"Ebu Bekr Besniku (r.a.) bleu prej tim eti një samar për trembëdhjetë dërhem dhe i tha:

"Thuaji Berasë të na e çojë në shtëpi!"

Im atë i tha:

"Punë që s'bëhet gjersa të më tregosh se si emigroi i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nga Meka në Medinë!"

Atëherë, Ebu Bekri (r.a.) ia tregoi gjerë e gjatë udhëtimin e hixhretit, emigrimit nga Meka në Medinë!" (Buhari, As'habu'n-Nebi, 2; Ahmed bin Hanbel, I, 2)

Sahabet ushqenin aq respekt, madhërim dhe dashuri për të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), saqë disa prej tyre nuk i patën qethur flokët ngaqë ua kishte prekur dora e bekuar e të Dërguarit të Allahut!

Sa shfaqje e bukur dashurie është kjo ngjarje e cila shpalos sugjerimin e grave të sahabeve ndaj fëmijëve të tyre mbi dashurinë për të Dërguarin





e Allahut!

Gratë e sahabeve i qortonin djemtë e tyre kur nuk takoheshin për një kohë të gjatë me të Dërguarin e Allahut. E ëma qe zemëruar me të birin, Hudhejfen (r.a.), që nuk e kishte parë qysh prej disa ditësh të Dërguarin e Allahut, dhe e pati qortuar. Ai e tregon vetë kështu atë ngjarje:

"Nëna më pyeti:

"Kur je takuar për herë të fundit me të Dërguarin e Allahut?"

Unë i thashë:

"U bënë disa ditë që nuk jam takuar!"

Ajo u zemërua shumë me mua dhe më qortoi rëndë. Kurse unë i thashë:

"Prit, mos u zemëro menjëherë! Ja, po shkoj menjëherë tek i Dërguari i Allahut, po e fal namazin e akshamit bashkë me të dhe po i kërkoj të lutet për mua dhe ty që të na pranohet pendesa!" (Tirmidhi, Menakib, 378; Ahmed b. Hanbel, V, 391-2)

Gjithashtu, ky shembull i cili tregon se, tek ashikët profetikë, dashuria për të Dërguarin e Allahut i ka kapërcyer të gjitha vuajtjet materiale të kësaj bote të përkohshme, është shumë kuptimplotë.

Abdullah bin Mubarek tregon:

"Ndodhesha pranë Imam Malikut. Ai po na rrëfente nga hadithet profetike të të Dërguarit të Allahut. Ngjyra e fytyrës i ndërronte, zverdhej, por rrëfimin e hadithit të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) nuk e ndërpriste. Pasi mbaroi mësimi dhe njerëzit u shpërndanë, i thashë:

"O Ebu Abdullah, sot m'u duke pak si i çuditshëm!"

Ai m'u përgjigj:

"Po! Disa herë më kafshoi akrepi, por e durova. E durova të gjitha herët vetëm nga respekti për të Dërguarin e Allahut!" (Munavi, Fejzu'l-Kadir, III, 333; Sujuti, *Miftahu'l-Xhennet*, f. 52)

Kurse gjendja e kryemuezinit të të Dërguarit të Allahut, bilbilit të faltores profetike, **Hz. Bilalit** (r.a.), ishte krejt ndryshe. Pasi i Dërguari i Allahut e la këtë botë të përkohshme, Hz. Bilali sikur e gëlltiti gjuhën, as thika s'ia hapte dot më gojën! Gjithë ajo Medinë iu bë e ngushtë!

Me dëshirën për të rifreskuar kujtimin e shtrenjtë të ezaneve të kohës së të Dërguarit të Allahut, kalifi Ebu Bekr (r.a.) iu lut shumë herë me radhë Bilalit të këndonte ezan, por ashiku profetik, Bilali i dëshpëruar, iu lut ta falte që s'ia plotësonte dot dëshirën, duke i thënë kështu:

"O Eba Bekr! Po të më pyesësh për dëshirën time, po të them se, pas




të Dërguarit të Allahut, s'më ka mbetur më fuqi për të kënduar ezan! Mos më shtrëngo! Të lutem, lermë në hallin tim!"

Kurse Hz. Ebu Bekri (r.a.), me mallin për të Dërguarin e Allahut, i kërkonte Bilalit me këmbëngulje ta këndonte ezanin e atyre kohëve të bukura, duke i thënë:

"A mos duhet që, pas të Dërguarit të Allahut, ummeti të mbetet edhe pa muezinin e tij?"

Duke mos i përballuar dot këmbënguljet, më në fund, një ditë në mëngjes u ngjit qafëpërkulur e sypërlotur për të kënduar ezanin e mëngjesit, por, për shkak të kujtimeve të atyre ditëve të lumtura që iu ngjallën para syve, iu zu gryka nga ngashërimet dhe zbriti pa e kënduar dot ezanin! Ebu Bekri (r.a.) nuk nguli këmbë më shumë.

Bilali (r.a.) nuk qëndroi dot më shumë në Medinën e mbushur plot me kujtimet e të Dërguarit të Allahut dhe menjëherë pas namazit të atij mëngjesi, u nis për udhë. Ai shkoi në Damask. Me mallin për t'u takuar me të Dërguarin e Allahut, merrte pjesë në betejat përgjatë gjithë kufirit, por Zoti e di pse nuk binte dëshmor! Dhe, në këtë mënyrë, kaluan vite! Madje, ai mbeti gjallë edhe nga epidemia e murtajës që përfshiu njëzet e pesë mijë vetë në Damask dhe, kështu, zemra vazhdoi t'i digjej e përvëlohej sa qe gjallë nga zjarri i mallit prej ndarjes nga Profeti!

Ky karvan dashurie dhe pasioni ndaj Profetit (s.a.v.s.) i cili ishte mëshira që rrethonte botët, vazhdoi të udhëtonte me të njëjtin entuziazëm drejt oazit të bashkimit me të!

Njëri nga burrat e mëdhenj të ummetit, bashkësisë profetike, **Sejjid Ahmed Jeseviu**, i lidhur me dashuri pasionante ndaj të Dërguarit të Allahut, si rrjedhojë e dashurisë së thellë që ndjente për të Dërguarin e Allahut që kishte vdekur në moshën 63-vjeçare, pas kësaj moshe e ndërpreu lëvizjen mbi tokë dhe, gjersa vdiq, e vazhdoi detyrën e prijësisë shpirtërore në një vend si varr!

Edhe dijetari i madh i hadithit dhe ideatori i madh, **Imam Neveviu**, nuk pati ngrënë kurrë shalqi në jetë vetëm ngaqë s'e dinte se si kishte ngrënë shalqi Drita e Gjithësisë! Me vetëdijen e besnikërisë ndaj Profetit, vetëdije e cila e shoqëronte në të gjitha etapat e jetës, ai qe shmangur nga mundësia për të vepruar ndryshe nga Profeti qoftë edhe duke ngrënë shalqi!

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është një personalitet i tillë që, secili nga ata që e kanë bërë për prijës dhe e kanë ndjekur atë, janë shndërruar në personalitete të zgjedhur të njerëzimit porsi yjet në qiell, kanë arritur lumturinë dhe kënaqësinë e përjetshme! Sahabet bujarë, miqtë e Zotit dhe njerëzit e mirë kanë fituar vlerë dhe çmim gjithmonë në atë masë me sa i




janë afruar Krenarisë së Përjetshme të Gjithësisë.

Mirëpo, vallë, ç'pjesë ka tek ne nga klima e zemrës e Abdullah bin Zejdit, Bilalit Abisinasit, Imam Neveviut, Sejjid Ahmedit, e të tjerë si ta? Edhe ne duhet ta masim nivelin tonë të dashurisë për të Dërguarin e Allahut në kuadrin e këtyre shfaqjeve dashurie të ardhura qysh nga koha e sahabeve dhe, duke e peshuar se në ç'gradë dimë të jetojmë si ummet i denjë për të, t'i bëjmë shpirtit një vaksinë zgjimi dhe ringjalljeje shpirtërore!

Edhe gjendja e burrave të mëdhenj të Islamit për të cilët folëm këtu, janë, sigurisht, kritere të personaliteteve-yje dhe heronj të ekstazës. Vetëm se ajo çka i ka bërë yje ata në qiellin e zemrës së besimtarëve gjer në kiamet, është dashuria pasionante që kanë ndjerë ndaj të Dërguarit të Allahut dhe forca e besnikërisë në lidhjen pas tij!

E dimë se ndjenja e afërsisë dhe e dashurisë pasionante është si linjë elektrike mes dy zemrave. Për t'u bërë një besimtar i mirë, është kusht që t'ia përftojmë zemrës këtë aftësi. Krizat që përjeton njerëzimi në ditët e sotme janë pasojë e humbjes së kësaj aftësie të zemrës. Prandaj sa e sa vlera humbasin kot, copëtohen në çarqet e egoizmit. Dhe kur rrjedhat dhe orientimet të jenë gjithmonë materiale dhe egoistike, askush nuk e gjen dot udhën për tek kërkesa e zemrës. Shënimi i lartësive të reja të zemrës në ngjitjen nga pasioni figurativ në pasionin e vërtetë, përfundimin e udhëtimit të Mexhnunit të filluar nga Lejlaja, tek Zoti, arrihet duke fituar zemra e papërpunuar aftësi dhe mundësi për pasionin e vërtetë si rezultat i pjekurisë pas stërvitjeve të vazhdueshme. Për këtë pasion është nevojtar njerëzimi në ditët e sotme. Të gjitha krimet, të këqijat, vulgaritetet e përjetuara janë pasojë e mungesës së këtij pasioni!

Madhësia e një dashurie të vërtetë matet me sakrificën që bëhet dhe rrezikun që merret parasysh për hir të të dashurit, kur të jetë e domosdoshme. Dikush që dashuron fort, po të duhet, e jep edhe jetën, pa bartur, madje, ndjenjën se po bën një sakrificë! Ai vepron i qetë sikur të ishte duke shlyer një detyrim. Por ata që nuk e njohin dashurinë e vërtetë, që nuk marrin dot pjesë nga dashuria e vërtetë dhe pasionante, do të thotë se nuk kanë hyrë në rrugën për t'u përkryer, ndërkaq që, duke jetuar nën sundimin e egos, i shpenzojnë dhe i çojnë kot ndjenjat.

Marrja përsipër e **amanetit** që nuk e pranuan dot as malet, është, në të vërtetë, një privilegj hyjnor i ofruar njeriut, ndërkaq që, kushti për ta fituar me kuptimin e vërtetë të fjalës këtë privilegj, është arritja tek ashku ose dashuria pasionante e vërtetë. Sepse konflikti dhe përleshja në shpirtin e njeriut shkrihet dhe humbet vetëm brenda ashkut të vërtetë. Njeriu i përkryer, me anë të reflektimeve që merr nga një personalitet shembullor, e qëron shpirtin nga prirjet shtazore dhe e shndërron zemrën në kopsht

xhenneti nga ku hapen dritare për panorama hyjnore.

Në Kur'anin e Shenjtë, Zoti ynë thotë për njeriun **"i fryva nga shpirti im"** (el-Hixhr, 29) dhe ia kujton njeriut margaritarët sublimë që ia ka dhënë nga vetja. Po qe se këta margaritarë sublimë dhe ky përgëzim e çojnë besimtarin në përkryerje në përfundim të konfidencës dhe ashkut ose dashurisë pasionante, atëherë zemra fillon të arrijë distanca të reja drejt botës së të fshehtës hyjnore, dalin në shesh të fshehtat e botës hyjnore, e vërteta e materies, e fshehta e quajtur njeriu dhe gjithësia! Robi meriton shfaqjet e zemrës së paqëtuar.

Kur robi arrin këtë pjekuri, fillojnë të hapen perdet e padijes dhe indiferentizmit mes tij dhe Allahut dhe ai fillon të marrë pjesë nga e fshehta e **"vdekjes para vdekjes"**. Bota dhe dashuria e përkohshme për të, tërë bukuria e përkohshme dhe sa për dukje e saj humbin vlerë para syve të tij dhe i dalin nga zemra. Në këtë mënyrë, shpirti shijon kënaqësinë e papërshkrueshme të afrimit te Krijuesi!

Kurse ata që nuk e kanë shijuar dashurinë e vërtetë, do të thotë se ende nuk e kanë thyer dot kornizën shtazore të pranishme tek njeriu dhe nuk kanë hedhur dot hap në fushën engjëllore. Zemra e atij që s'di të dashurojë, bëhet si tokë e palëruar. Aftësia është te dashuria sepse dashuria është shkak i ekzistencës!

Mëshira hyjnore që do ta shpëtojë njerëzimin nga mjerimi shpirtëror dhe do ta çojë në lumturi, është i Dërguari i Allahut i ofruar njerëzimit si modeli më i bukur, si personalitet shembullor! Rruga e lumturisë së vërtetë është ta mësosh prej tij ashkun e vërtetë, ta shkrish qenien tënde në qenien e tij për t'i ngjarë atij dhe, me këtë konfidencë dhe këtë intimitet, të ecësh në gjurmën e tij!

Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është drita e syve e tërë gjithësisë, thelbi dhe shkaku i krijimit dhe ekzistencës së saj. Është një favor i lartë i Zotit. Është udhëzues afrimi dhe konfidence mes robit dhe Zotit. Me gjendjet e tij të larta të mundshme për t'u përshkruar megjithë dobësinë përkufizuese të shprehjes njerëzore, ai është bërë për ne, modeli më i lartë në adhurimin ndaj Zotit gjersa mori fund fizikisht. Shkurt, ai është mëshira dhe dashura që rrethon botët. Zemrat e dashuruara me pasion, të dhëna pas tij, do të vazhdojnë të përvëlohen vazhdimisht në këtë botë me dashurinë për të dhe në çdo kohë do të gëlltisin mallin e konfidencës së tij të lartë. Dhe, në një gjendje shpirtërore të tillë, me thirrjen ***"më lehtëso me bukurinë tënde, o i Dërguari i Allahut, se u dogja"***, do ta shfaqin dashurinë e tyre që thellohet e forcohet gjithnjë e më shumë!

Ja, pra, është ky ashk, kjo dashuri pasionante që e ka bërë Junusin Junus dhe Mevlananë, Mevlana! Me këtë dashuri pasionante pati hedhur

hap poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi në klimën e lumturisë së vërtetë e të përjetshme! Por janë të pakët ata që e dinë se ku është, në të vërtetë, lumturia e tij, kur dhe me kë ka filluar. Këtë e dinë vetëm fatbardhët që janë përsjellë rreth tij me dashuri pasionante si fluturat rreth dritës dhe që kanë merituar të njësohen me të! Lumturia e Mevlanait ishte bashkimi konfidencial me Fuqinë Absolute transcendentale. Sepse njerëzit si ai bëhen të lumtur vetëm me përjetësinë ngaqë zhvishen nga robëria e kurmit dhe ecin drejt pafundësisë. Por sa dhe në ç'konsistencë arrihet lumturia e vërtetë me vdekëtarët? Sepse rruga e klimës së lumturisë nga kthimi aty ku konfidenca dhe dashuria pasionante janë të denja. Kështu, këto fjalë të Hirësisë Mevlana shpalosin, në një kuptim, edhe burimin e lumturisë së tij:

"*Sa të kem shpirt, do të jem shërbëtor i Kur'anit! Unë jam dheu i këmbëve të Hz. Muhammedit! Po qe se dikush përcjell, në emrin tim, qoftë edhe fjalën më të vogël përveç fjalëve të mia, jam ankestar edhe ndaj ndaj tij, edhe ndaj fjalëve të tij!*"

## Lidhja pasionante pas të Dërguarit të Allahut

Rrjedhoja e dashurisë dhe pasionit të vërtetë të ndjerë për të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) është ta bësh kurorë të kokës pluhurin e rrugës së tij, t'i bindesh dhe nënshtrohesh me gjithë zemër atij!

Sepse ai është një personalitet i tillë që, me çdo aspekt të tij, është mëshirë perspektive për njerëzimin. Në këtë kontekst, sa bukur që e shpalos ky ajet kur'anor se në ç'gradë është e mbushur zemra e tij me dhembshuri dhe mëshirë për besimtarët:

**"Me të vërtetë, nga mesi juaj ju ka ardhur një pejgamber aq i ndjeshëm, saqë shqetësimi juaj i vjen shumë rëndë atij! Se ai është shumë i dhënë pas jush! Ai është shumë i dhembshur dhe shumë i mëshirshëm ndaj besimtarëve!"** (et-Tevbe, 128)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte aq i ndjeshëm dhe i mëshirshëm, saqë përballë zvarritjes së disa personave drejt shkatërrimit në padije dhe indiferentizëm të plotë, bota e ndjenjave i dëmtohej rëndë nga vuajtja dhe dëshpërimi i thellë. Dhe kjo pati shkuar gjer atje sa Zoti ta paralajmëronte dhe qetësonte në këtë mënyrë:

**"**(O i Dërguar!) **Ne s'ta zbritëm Kur'anin që ti të vuash..."** (Ta-ha, 2)

Në këto kushte, jemi të detyruar të mendojmë se sa mundemi t'i përgjigjemi ne, si ummeti, bashkësia e tij, që jemi, kësaj dhembshurie, mëshire dhe dashurie të thellë të të Dërguarit të Allahut për ne?

**Me të vërtetë, kriteri dhe masa e dashurisë që kemi për të**

**Dërguarin e Allahut, bëhen të qarta sipas kriterit dhe masës së shkrirjes sonë me të duke i bërë për udhëzues Kur'anin e Shenjtë dhe të! Sahabet bujarë që e donin atë dhe që sakrifikonin çdo gjë për të, si e patën ndjerë atë? Si qenë shkrirë me të dhe si e patën reflektuar në jetë moralin e tij? Po ne, vallë, në ç'raport ndodhemi me të gjitha këto? Duke e peshuar dashurinë tonë me këto kritere, duhet t'i stolisim zemrat me moralin e tij. Mëkatet, gabimet, të metat dhe kundërshtimet tona duhen larë me moralin e tij të pastër si ujë zemzemi dhe ne duhet të përjetojmë një ringjallje moralo-shpirtërore me kuptimin dhe urtësinë e jetës së tij të bekuar!**

Sekreti për t'u bërë konfidentë të Zotit qëndron te aftësia për t'iu afruar me zemër të kulluar librit të Allahut dhe traditës profetike të Dritës së Qenies, domethënë, moralit të lartë dhe sjelljeve të tij, për të ndjerë dashuri për të dashurit e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij, urrejtje për kundërshtarët e tyre!

Konfidenca dhe dashuria hyjnore e mban zemrën vitale, e bën të shëndetshme, e orienton për tek e mira. Dashuria dhe e kundërta e saj, urrejtja, nuk mund të ndodhen në zemër që të dyja bashkë në të njëjtin çast. Ndërkaq, meqë zemra nuk pranon boshllëk, mungesa e njërës bëhet shkak për praninë e tjetrës. Dhe dallimi mes këtyre dy antagonizmave është i pafundëm sa ç'është e pafundme distanca mes nivelit më të lartë të qenies dhe nivelit më të ulët të saj[1].

Me profetësinë e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), njerëzimi arriti të ketë udhëzuesin më të përkryer ndër prijësit e rrugës së drejtë e të lartë që pati pritur. Për këtë arsye, ata që vazhdojnë të bëjnë ende sot një jetë egostike dhe sensualiste, ndodhen në një pozitë më me përgjegjësi se ata që patën bërë një jetë pagane dhe të papërgjegjshme para se të vinte një personalitet shembullor i tillë i lartë! Nga ky këndvështrim, në ditët tona kur njerëzimi i nënshtruar përgjithësisht forcës, jeton nën sundimin e egos dhe subjektivitetit, jemi shumë më fort nevojtarë ndaj strukturimit të karakterit dhe personalitetit nga ana e atij personaliteti shembullor! Edhe faktori ndikues më i madh i periudhave të shkëlqyera të historisë sonë, ka qenë prania e besimtarëve të punës së mirë, trashëgimtarë të vërtetë të atij pejgamberi të lartë, si dhe fakti që ata i ofronin shoqërisë një personalitet shembullor! Mirëpo kur i hedhim një vështrim gjendjes së sotme, vëzhgojmë se njëra prej të vërtetave më të hidhura është se ajo çka jetohet në fushën e shpirtërores për shkak të pakicës së personaliteteve të tillë shembullorë, është një disfatë.

Për ta arritur sërish nivelin e Profetit (s.a.v.s.), e atyre që ecin në gjur-

1. Në origjinal, respektivisht: a'lâ-yı illiyyîn, esfel-i sâfilîn. Shën. i përkthyesit.

mën e tij dhe, veçanërisht, nivelin e zemrave plot emocion të heronjve të besimit dhe ekstazës të historisë sonë, na duhet patjetër të kemi sërish njerëz të tillë shembullorë dhe monumentalë.

Prandaj, është e domosdoshme t'i dëgjojmë ata, t'i kuptojmë dhe të mund të marrim pjesë nga bota e tyre e zemrës. Domethënë, duhet të dijmë mirë se si e kanë kuptuar ata këtë botë të përkohshme, se si i kanë përdorur mendjen, arsyen, mençurinë, njohjen, mallin dhe pasurinë që u pati falur Zoti dhe, pastaj, se si ia kanë hapur rrugën e lumturisë edhe vetes, edhe njerëzimit!



Me pretekstin e kësaj vepre nën titullin "Personaliteti shembullor"që na e ofruan Doç. Dr. Omer Çelik, Murat Kaja, Dr. Mustafa Ozturk si dhe vëllezërit tanë të tjerë akademicienë që i ndihmuan ata, duhet të bëjmë përsëpari një llogari se në ç'pikë ndodhemi në çështjen e ndjekjes së të Dërguarit të Allahut, duhet të hyjmë në një atmosferë meditimi dhe përpjekjeje serioze duke e matur jetën tonë me kriteret profetike të treguara këtu. Për të merituar shefaatin e lartë të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), duhet të përpiqemi që, mes frymëzimit dhe emocionit të bërjes së një jete që t'i kishte hije ummetit, bashkësisë së tij, t'ua reflektojmë adhurimeve, sjelljeve, ndjenjave, mendimeve, të sotmeve, të nesërmeve tona, përgjithësisht, botës sonë të sotme materiale e të përkohshme dhe botës sonë të nesërme shpirtërore e të përjetshme, bukuritë dhe thellësinë e tij të pashoqe. Sepse njeriu e imiton atë që do, duke u dhënë pas tij me aq sa e do. Prandaj, për ta ndjekur dhe imituar denjësisht Dritën e Qenies, duhet të përpiqemi që ta njohim atë me plot kuptimin e fjalës dhe ta vlerësojmë ashtu siç duhet personalitetin e tij shembullor.

Sado pjellore të jetë një parcelë toke, nuk mund të blerohet pa kaluar mbi të retë e shirave dhe erërat plot diell të pranverës. Që edhe zemra të bëhet pjellore si toka, duhet të arrijë një konsistencë të caktuar pjekurie ndjesore dhe, pastaj, mes emocioneve të një besimi të fuqishëm, t'ia kushtojë veten plotësisht Krenarisë së Përjetshme të Gjithësisë (s.a.v.s.) i cili është model shembullor për tërë njerëzimin!

Sepse ai është më i larti i të mëparshmëve e i të mëpastajshmëve, është burimi i pashtershëm i virtyteve dhe vlerave, është shkaku i tërë begatisë dhe mëshirës në gjithësi. Kur'ani i Shenjtë i mbushur plot me të vërteta eternale iu zbrit atij, iu bë dhuratë botës së besimit!

Ja, pra, jam i mendimit se kjo vepër e cila na ofron kriteret e larta të Profetit tonë (s.a.v.s.) në adhurim, në veprim, në moral dhe në marrëdhëniet ndërnjerëzore, do të na bëhet "njësi mase praktike" që të bëjmë vetë-





llogari dhe ta masim boshllëkun dhe distancën ndjesore mes atij Dritës së Qenies dhe nesh!

**Zoti na e mundësoftë që të marrim pjesë ashtu siç duhet nga personaliteti shembullor i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), udhëzuesit të lumturisë sonë të përjetshme dhe që t'i kurorëzojmë botën dhe përjetësinë tonë me reflektime nga bukuritë e tij! Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë vëllezërit tanë të besimit të cilët bëjnë të gjitha përpjekjet për t'ia kumtuar njerëzimit modelin shembullor të të Dërguarit të Tij me diturinë, kulturën dhe, veçanërisht, me mënyrën e tij të jetesës! Kurse këtë vepër e bëftë një sadaka me veprim të përhershëm të të gjithë vëllezërve tanë që kontribuan në përgatitjen e tij!**

**Amin, ashtu qoftë!**







# PERSONALITETI SHEMBULLOR

## Njeriu më i mirë në devocion dhe adhurim

-sallallahu alejhi ve sellem-

# PARAQITJE

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ مُنْشِئِ الْخَلْقِ مِنْ عَدَمٍ ثُمَّ الصَّلَاةُ عَلَى الْمُخْتَارِ فِى الْقِدَمِ[1]

Qoftë pafundësisht i lavdëruar Allahu i Lartë i cili na fali neve nderin e qenies njerëz dhe adhurues të Tij ndër gjithë krijesat, i cili e dërgoi Muhammed Mustafanë, Krenarinë e Përjetshme të Gjithësisë, si udhëzues të udhës së drejtë për robtë dhe adhuruesit e Tij, i cili na e favorizoi neve nderin dhe fatin e lumtur të jemi ummet i tij dhe ia dhuroi tërë njerëzimit personalitetin shembullor të tij!

Qoftë pafundësisht i lavdëruar Allahu famëmadh i cili e mbushi me trëndafila urtësie lulishten e zemrës së besimtarëve, e mbushi me begati e hare me lulet e afërsisë dhe konfidencës me Të, i cili i kënaqi buzët e etura me burimin e ndritshëm të Kur'anit të Shenjtë dhe bilbilit të gjuhës i dha kënqësi në trëndafilishten e të vërtetave ahmediane!

Zoti ynë, edhe sikur të na japësh një jetë të amshuar dhe ne t'ia kushtojmë pandërprerë jetën tonë lavdërimit tënd, prapëseprapë, nuk të lavdërojmë dot ashtu siç je i denjë! Ti je ashtu siç e lavdëron vetë veten! Ne jemi të paaftë të të falenderojmë qoftë edhe për të mirën tënde më të vogël! Atëherë, si do të mund të të falenderonim për ato të mirat e tua të panumëruara? Fundja, edhe çdo ndjenjë falenderimi, madje, është një dhunti e madhe që e bën të domosdoshme falenderimin! Të vetëdijshëm për dobësinë dhe paaftësinë tonë, e pohojmë se ti je i pastër nga çdo lloj e mete, o Zoti ynë i Lartë!

I falur dhe i mëshiruar qoftë ashtu siç e meriton fama e tij, Profeti ynë i Nderuar dhe i Dashuri i Zotit, udhëzuesi i bekuar i rrugës që shkon tek xhenneti dhe Bukuria Hyjnore, drita e syve, mjeku dhe gëzimi i zemrave, i cili është lartësuar në konsistencën më të përkryer mes bukurive transcendentale të edukatës hyjnore, i cili ua paraqiti në mënyrën më të bukur

1. Lavdi Allahut që e krijoi qenien nga e paqena! Paqe Muhammedit të zgjedhur qysh në pafillimshmëri!

njerëzve Islamin e zgjedhur e të pëlqyer nga Allahu i Lartë, i cili ua mësoi dhe praktikoi njerëzve se si t'i afroheshin dhe ta njihnin Zotin, i cili ia kushtoi tërë qenien shpëtimit dhe paqes së njerëzimit!

O Zotëria ynë që e ke fytyrën kandilin e ndritshëm të pallatit të gjithësisë, që je selvia e stinës së bujarisë dhe shpirtmadhësisë! Paqe ty!

O i Dashuri i Madh i Zotit që, qysh kur e ke nderuar tokën me ardhjen tënde këtu, kjo tokë e zezë i është përkëdhelur mijëra herë qiellit blu! Paqe ty!

O i Dërguari Bujar, nga afërsia e të cilit ndaj Allahut, shkalla më e lartë që mund të arrijnë krijesat e tjera mbetet mijëra gradë më poshtë! Paqe ty!

O Profet famëmadh, për hir të të cilit, para atyre që ndodhen në errësirën e injorancës dhe kokëtrashësisë hapet thesari i dritës së mirësisë hyjnore! Paqe ty!

O i Dashur i Lartë që je pluhur i këmbëve përballë verbërisë së syrit të zemrës, që je syrmeja më e çmuar e atyre që kanë sy e shohin! Paqe ty!

O shkaku i qenies së gjithësisë, në drejtimin e lumtur të të cilit engjëjt kanë rënë në sexhde shumë shekuj para se të krijohej Ademi! Paqe ty!

O Profet famëmadh! Begatia dhe bukuria jote shpirtërore është një eliksir që na pastron ndryshkun e syve dhe zemrave tona! Po të mos ishte shpresa për t'u takuar me ty, kjo botë që ndodhet në rrugën për në jetën e pasme, nuk doz të kishte as shije, as kuptim! Paqe ty!

Shpirti ynë nuk ka kapital tjetër veç teje! Tek ne s'ka as dashuri për një jetë pa ty, as dashuri xhenneti pa ty!

O ti më i zgjedhuri i të gjithë krijesës! Ku ne e ku fatbardhësia për të të përshëndetur ty denjësisht! Paç çdo çast qindramijëra përshëndetje nga Allahu i Lartë, sunduesi i gjithësisë!

I përshëndesim dhe lusim shefaatin e sahabeve të zgjedhur që shkuan pas shembullit të të Dërguarit të Madh dhe që jetën e tij shembullore na e përcollën neve pa asnjë të metë me anë të fjalëve dhe veprimeve të tyre; i përshëndesim dhe lusim shefaatin e të gjithë dijetarëve, evlijave, njerëzve të mirë e të zgjedhur që i ndoqën sahabet në mënyrën më të mirë! Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata!

Për të arritur përkryerjen dhe për të merituar rrugën e drejtë, njeriu është jashtëzakonisht nevojtar për t'i marrë si shembull prijësit shpirtërorë dhe ftuesit e rrugës së drejtë me jetën të orientuar, me zemrat të pastra, me zemrat të paprekura nga njollat e mëkatit dhe dyshimit. Sepse marrja shembull dhe imitimi është në natyrën e njeriut! **Rruga e fjalës është e**

**gjatë, kurse rruga e shembujve, e shkurtër dhe efektive**! Njeriu jepet më shumë pas shembujve konkretë, sesa pas ideve abstrakte dhe këshillave. Kjo, jo vetëm është për të një lehtësi mësimi, por edhe nevojë për t'u bindur dhe kënaqur. Kështu, Kur'ani i Shenjtë, duke u mësuar njerëzve disa gjëra, u ka paraqitur në tregime dhe ngjarje modele sjelljeje dhe veprimi duke ua shpalosur para sysh temën në formë skenash konkrete!

Po qe se nevoja e natyrshme tek njeriu për të marrë shembull nuk plotësohen me një udhëzues të vërtetë, domethënë, me një "model të bukur", njeriu nuk do të vonojë të gjejë për vete shembuj të rremë, sepse është parim që *natyra nuk pranon boshllëk*! Veçanërisht në vitet e rinisë që janë periudha e zhvillimit dhe formimit, në mënyrë të natyrshme, njeriu kërkon vazhdimisht personalitete model dhe, disa herë, duke i pandehur të mbrapshtët për udhëzues, e jep zemrën në vende të gabuara dhe pëson disfatë. Ata që nuk gjejnë dot shembuj të përshtatshëm për ta orientuar botën ndjesore për tek e mira, mbeten të kapur pas modeleve të tjerë negativë që u ofrohen. Kështu, po qe se ballafaqohet jeta që jetohet sot me jetesën që kërkon Allahu i Lartë, do të vihet re se mes tyre ekziston një greminë e thellë. Sepse njeriu i ditëve të sotme, përgjithësisht, nuk e kërkon modelin te i Dërguari i Allahut, por tek shembëlltyrat njerëzore të shpersonalizuara. Kompensimi i këtij gabimi dhe mbyllja e deficitit përkatës është një detyrë me rëndësi. Sepse Allahu i Lartë urdhëron se **"atë ditë çdo grup njerëzish do ta thërresim së bashku me imamin e vet"** (el-Isra, 17/71) dhe, duke e bërë të ditur se njerëzit do të shkojnë në xhennet apo xhehennem së bashku me njerëzit pas të cilëve kanë shkuar në këtë botë, kërkon që personi të zgjedhë për vete në këtë jetë një prijës të mirë e që ecin në rrugë të drejtë, që të bashkohet me grupin e njerëzve të mirë (salih).

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është një profet i lartë e i nderuar i cili, duke i bashkuar në vetvete cilësitë dalluese të profetëve para tij, ka përbërë një kulm, i cili është paralajmëruar nga të gjithë profetët, i cili u është favorizuar si mëshirë tërë botërave. Allahu i Lartë pati marrë një fjalë të fortë nga të gjithë profetët se do ta besonin dhe ndihmonin profetin për të cilin paralajmëronin. Kjo e vërtetë shprehet kështu në ajetin kur'anor:

**"Allahu mori besë nga pejgamberët: "Me të vërtetë, juve ju dhashë libër dhe urtësi. Pastaj do të vijë një pejgamber që do ta vërtetojë atë libër dhe atë urtësi. Patjetër t'i shprehni besimin atij dhe ta ndihmoni në çdo situatë!"** (Al-i Imran, 3/81)

Edhe pejgamberët kanë jetuar duke i ndenjur besnik fjalës që i patën dhënë Zotit të tyre, e kanë besuar të Dërguarin e Allahut, kanë dëshiruar me gjithë shpirt të bëhen ummet i tij dhe në çdo rast kanë lajmëruar për ardhjen e pritshme të tij. Çdo lloj e mire, vlere, drejtësie, mëshire dhe morali të bukur, pa asnjë dyshim, ka buruar nga mesazhi i këtyre pejgamberëve.

Ata janë dërguar për t'u treguar njerëzve rrugën e drejtë. Po qe se ata nuk do të kishin ardhur, rregulli mbi tokë do të prishej, jeta do të bëhej pamundësisht e jetueshme, gjithë anët do t'i përfshinte anarkia dhe njerëzit do të shkatërroheshin në vorbullat e intrigave. Krijimi nuk do të kishte bazë logjike.

Profeti ynë i dashur është pejgamberi ose lajmëtari i fundit i Zotit dhe tek ai janë shfaqur në mënyrën më të përkryer vetitë e zgjedhura të të gjithë profetëve. Ai është vitrina e përkëdhelur dhe e pashoqe ku janë reflektuar dhe ekspozuar të gjitha llojet e bukurive moralo-etike. Për hir të tij e ka krijuar gjithësinë Zoti ynë i lartë dhe e ka bërë atë më të çmuarin e njerëzve. Trëndafilat që na ofrohen neve nga ana e fuqisë hyjnore, konsiderata që na tregohet, sofrat e pasura të gostisë që na hapen para vetes janë që të gjitha për nder e për hir të tij! Sa bukur e shpreh poeti Hakaní:

E deshi atë nur Zoti, i tha "Habibi im",
Iu bë ndër sy Zotit ashiku i padyshim;
    U hap për të e gatshme e gjithë kjo tokë,
    Dhe lindi ai me fat dhe e nderoi këtë botë;
U mbush tërë bota me thirrjet "Ahmed",
U entuziazmua ashku hyjnor, u ngrit peshë;
    I Dërguari i fundit është i pari i të gjithëve,
    Thanë për të: "Burimi i të gjithë krijesave"!

Brenda jetës shoqërore, Profeti ynë i dashur bëri një jetë të natyrshme si individ i shoqërisë nga grada më e ulët gjer në gradën më të lartë si jetim, i varfër, çoban, tregtar, kryetar shteti. Kjo jetesë e përbashkët e tij me njerëzit e çdo shtrese në jetën shoqërore përgatiti një bazë të natyrshme që ai të bëhej model shembullor në secilën etapë të jetës, madje edhe në çështjet që mund të konsiderohen hollësira. Ngaqë aspekti moralo-shpirtëror i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ka qenë i mbuluar me veprimtari njerëzore, ata që e pandehin profetësinë vetëm si prijësi të jetës moralo-shpirtërore në shumicën e rasteve e kanë bërë bazë për mohim faktin që Profeti ka marrë pjesë aktive në çdo specifikë në jetën shoqërore e politike. Mirëpo Profeti ynë ka qenë udhëzues dhe prijës i njerëzve sa në jetën moralo-shpirtërore, aq dhe në jetën materiale e shoqërore.

Fakti që profetët që i janë dërguar njerëzimit janë zgjedhur jo nga engjëjt por nga njerëzit, pa dyshim që mbështetet mbi një urtësi. Në të kundërt, nëse profetët do të dërgoheshin nga engjëjt, njerëzit mund të kundërshtonin duke thënë: "Ne nuk jemi engjëj që të mund të bëhemi si ai!" Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i cili është modeli i vetëm i tërë përkryerjes njerëzore, për sa i përket detyrës që mori përsipër dhe që e kreu në mënyrë të patëmetë, u bë edhe modeli dhe udhëzuesi i jetës moralo-shpirtërore, edhe kriteri i përkryer i jetës shoqërore.

Çdo fjalë që ka thënë, çdo sjellje që ka bërë dhe çdo qëndrim që ka mbajtur i Dërguari i Allahut i cili i ka ofruar njerëzimit sjellje model me të gjitha aspektet e tij materiale e moralo-shpirtërore si profet, si kumtues, si kryetar shteti, si lider, si komandant, si gjykatës, si edukator, si tregtar, si kryetar familjeje dhe si mik, janë përcaktuar dhe përshkruar me korrektesë të pashembullt dhe me të tëra hollësitë në burimet tona bio-bibliografike që zënë mijëra vëllime.

Dhe tani, detyra më e rëndësisshme që na bie ne, muslimanëve, është ta njohim vetë dhe t'ua bëjmë të njohur edhe brezave të ardhshëm në mënyrën më të mirë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), të cilin Zoti ynë na e ka paraqitur si "usve-i hasene", "shembullin më të bukur" ose personalitetin shembullor! Prandaj ka nevojë të domosdoshme për vepra që ua shpalosin njerëzve para syve në mënyrë të përshtatshme me vendin dhe kohën Profetin si shembull dhe model. Sado shumë studime që të bëhen në këtë specifikë, sado shumë që të njihet Profeti ynë me këtë aspekt, pra, me aspektin e tij si personalitet shembullor, prapë është pak!

Dhe ja ku ia hymë edhe ne detyrës së shkrimit të një vepre të tillë megjithëse nuk jemi të denjë për të, me qëllimin e vetëm për t'i paraqitur njerëzimit shembuj të bukur nga jeta e zgjedhur dhe e bekuar e Zotërisë së Botëve, njëkohësisht duke u dhënë vlerë dhe nder, me anë të diskutimit mbi atë qenie të Bekuar, fjalëve po aq sa edhe sekondave të kalendarit të jetës sonë që shkon me shpejtësi drejt konsumimit!

I lutemi Zotit t'i begatojë të gjithë njerëzit nga klima e zemrës e të Dashurit të Tij dhe të na i stolisë zemrat me dashurinë për Allahun, me afërsinë me Allahun, me konfidencën me Allahun dhe me dashurinë për të Dërguarin e Tij, të na e pranojë këtë vepër si sadaka me veprim të përhershëm tonën dhe të të gjithë miqve të zemrës që dhanë kontributin e tyre, të na e falë të gjithëve nderin për t'u bërë komshi në xhennet me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) duke na bërë të merituarit e shefaatit të tij!

Ve minallahi't-tevfik, suksesi vjen prej Allahut!

Küçük Çamlıca, 30.04.2003
Doc. Dr. Omer Çelik
Dr. Mustafa Ozturk
Murat Kaja





# PJESA E PARE

## Personaliteti shembullor Në devocion dhe adhurim ndaj Allahut

I- NDJENJA E MADHËRIMIT, AFËRSISË DHE NËNSHTRIMIT NDAJ ALLAHUT

II- RESPEKTIMI I KRITEREVE HYJNORE NGA PROFETI

III- JETA ADHURIMORE E PROFETIT

IV- ASKETIZMI I PROFETIT









**“Va’bud Rabbeke hatta je’tijeke’l-jakin.”**

**“Adhuroje Zotin tënd gjersa të të vijë fakti (vdekja).”** (el-Hixhr, 15/99)

# PERSONALITETI SHEMBULLOR NE DEVOCION DHE ADHURIM NDAJ ALLAHUT

**Po qe se i shqyrtoj vazhdimisht pa ndërprerje sjelljet shembullore dhe vetitë e bukura të Mbretit të Profetëve, kalojnë qindra kiamete dhe prapë nuk mbarojnë.**

Hz. Mevlana

Devocioni dhe adhurimi ndaj Zotit janë pika e fundit e thjeshtësisë dhe përulësisë ndaj Tij. Devocion dhe adhurim ndaj Zotit do të thotë bindje me një nënshtrim të plotë ndaj Tij, zbatim me rreptësi i urdhrave dhe ndalimeve të Tij dhe shmangia nga kundërshtimi ndaj Tij. Devocioni dhe adhurimi ndaj Zotit janë shkaku i krijimit të njeriut dhe kryhen vetëm ndaj Allahut të Lartë i cili është zotëruesi i vërtetë i të mirave dhe dhuntive, i cili i fal njeriut jetë dhe, pastaj, i jep mundësi për të përfituar nga të mirat dhe dhuntitë e tjera.

T'i bëhesh rob Allahut, domethënë, të mbash qëndrim të devotshëm ndaj tij dhe ta adhurosh Atë me devotshmëri, do të thotë të shpallësh lirinë e njeriut ndaj të gjitha qenieve të tjera veç Tij. Prandaj, pozita e njeriut si rob i Zotit nuk është një atribut që e robëron ose e skllavëron njeriun, që ia kufizon fuqitë, aftësitë dhe mundësitë, por një veçanti që e bën njeriun epror mbi të gjitha qeniet e tjera. Siç shprehet Hirësia Shah Nakshibend, "të jesh musliman, do të thotë të jesh i lidhur pas konkluzioneve të legjislacionit kanunik, të jesh i devotshëm, të adhurosh dhe veprosh me vendosmëri si dhe të ruhesh me të gjitha mundësitë prej lejimeve përjashtimore; të jesh musliman është tërësisht dritë e bukuri, kënaqësi dhe mëshirë!" Galib Mustafa Bej e shpreh kështu këtë kuptim:

Njeriu është i merituari i begatisë hyjnore;
Njeri s'do të thotë i tillë vetëm në formë…

Të qenët rob i Zotit, domethënë, adhurimi i Tij në mënyrë të devotshme, ka dy aspekte: aspektin formal dhe përmbajtësor. Aspekti formal është adhurimi[1]: një namaz pa indiferentizëm, një agjërim pa përgojim, një zeqat pa pritur mirënjohje, një haxh pa veprime për dukje, një xhihad jo për

1. Në origjinal: abdiyyet. Përkthyesi.

famë, ziqër i vazhdueshëm pa u lodhur e pa u mërzitur dhe adhurime të tjera të kryera larg fatkeqësive shpirtërore.

Aspekti përmbajtësor është lidhja me gjithë zemër ndaj Allahut[1]: një pëlqim pa kundërshtim, një durim pa ankim, një besim në faktin pa përzjerë dyshim, një dëshmi pa përgojim, një orientim pa kthim dhe një bashkim (konfidencë) i papushim.

Duke urdhëruar në ajetin kur'anor:

وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْاِنْسَ اِلَّا لِيَعْبُدُونَ

**"Unë i krijova njerëzit dhe xhindët vetëm që të më adhurojnë Mua"** (edh-Dharijat, 51/56), ka bërë të ditur se synimi i krijimit të njeriut është adhurimi i Tij me devocion, lidhja pas Tij me gjithë zemër. Sepse vetëm në sajë të këtij raporti ndaj Allahut, Krijuesit të vet, njeriu fiton pëlqimin e Allahut dhe në jetën e pasme, ahiret, arrin fatbardhësinë për t'ia parë Atij fytyrën! Prijësi Xhelaleddin Rumi thotë kështu:

Thelbi i njeriut është tejpamësia, ç'mbetet, është postiqe;
Kurse tejpamësia është vetëm fytyra e mikut…

Shembujt më të bukur në këtë veçori janë profetët. Vende-vende në Kur'anin e Shenjtë, Zoti përdor për ta shprehjen **"ni'me'l-abd / ç'rob i mirë"** (Sa'd, 38/30). Dhe në krye të profetëve qëndron i Dërguari i Madh (s.a.v.s.). Ai kaloi një jetë të tillë brenda vetëdijës së robit ndaj Zotit, saqë meritoi konsideratën hyjnore **"le 'amruke"**: **"Betohem në jetën tënde!"** (el-Hixhr, 15/72) Fakti që në Fjalën e Dëshmisë më parë përmendet cilësia e Profetit si rob, pastaj si profet, mbështet idenë se sa e lartë dhe e nderuar është pozita e robit ndaj Zotit! Ishte për këtë arsye që sulltan Mehmeti II Ngadhnjimtari, për të mos mbetur asnjë çast i privuar nga nderi i qenies rob i Zotit, lutej: "Mos më lëntë të lirë Allahu nga robëria ndaj Tij!"

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është për ne i vetmi shembulli më i bukur për çdo aspekt të pozitës së robit ndaj Allahut, pra i adhurimit me devocion dhe i lidhjes me gjithë zemër pas tij, duke filluar me madhërimin e Allahut dhe ndjenjën e afërsisë e të dashurisë ndaj tij, pastaj me namazin, agjërimin, dhurimin, haxhin, bashkëshoqërimin e pandarë me Kur'anin, dhikrin dhe lutjen. Meqë bazën e të gjitha adhurimeve e përbëjnë madhërimi i Zotit dhe afërsia e dashuria ndaj tij, duhet që, së pari, ta parashtrojmë nga ky aspekt pozitën shembullore të Profetit tonë të dashur!

1. Në origjinal: ubudiyyet. Përkthyesi.

# I. NDJENJA E MADHERIMIT, AFERSISE dhe NENSHTRIMIT TE PROFETIT NDAJ ALLAHUT[2]

**Të fituarit kanë fituar vetëm në sajë të madhërimit; edhe të humburit kanë humbur sepse e kanë braktisur madhërimin e Allahut.**

## 1. Madhërimi i Allahut nga Profeti

Madhërim (ta'dhim) do të thotë ta ndjesh e ta shohësh të madhe me zemër një qenie, t'ia lartësosh asaj qenieje nderin dhe famën dhe urdhrin e saj ta konsiderosh mbi të gjitha urdhrat e tjera. Ndërkaq, madhërimi i Allahut përbën për Të formën dhe përmbajtjen kulmore të kësaj ndjenje.

Thelbi i fesë islame të paraqitur njerëzimit si recetë lumturie, është:

- madhërimi i urdhrit të Allahut (ta'dhim li emrillah): madhërim ndaj Allahut të Lartë dhe të gjitha urdhrave të Tij, me fjalë të tjera, bindje me zemër, dhe

- dhembshuri për krijesat e Allahut (shefkat li halkillah): trajtim me dhembshuri dhe mëshirë i krijesave të Allahut të Lartë.

Madhërimi i Allahut të Lartë nga i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte i asaj grade që Profeti e mbante pëlqimin e Tij mbi çdo gjë tjetër. Frika më e madhe e të Dërguarit të Allahut ishte se mos bënte ndonjë veprim që do të shkaktonte ndëshkimin e Zotit dhe do t'i sillte ndonjë dëmtim konfidencës dhe dashurisë me Të! Shembullin më domethënës të kësaj e shohim në lutjen e bërë prej tij duke u kthyer me duar dhe këmbë të përgjakura nga udhëtimi shumë i vështirë dhe i lodhshëm i Taifit:

*"… O Zot! Po qe se s'je i zemëruar me mua, nuk ua vë veshin aspak mundimeve dhe ngatërresave që kam hequr, sepse favori dhe mirësia jote janë më të gjera për mua! O Zot! Lus faljen tënde gjersa të të pëlqejë ty! E gjithë forca dhe fuqia janë tek ti, o Zot!"* (Ibni Hisham, II, 30)

Me këtë ndjenjë madhërimi ndaj Zotit, Profeti e shuante vetveten siç

2. Në origjinal: ta'zîm, muhabbet, teslîmiyet (osm.). Përkthyesi.

shuhen yjet me lindjen e diellit dhe, në atë gjendje, merrte një pamje përulësie të thellë. Në qenien e ndritshme të tij shfaqej vetëm e vetëm Zoti në tërë madhështinë e Tij. Duke e nënvizuar këtë të vërtetë, poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi (k.s.) thotë kështu:

*"Si bëhet lartësimi, madhërimi i Zotit? Bëhet duke e konsideruar veten të ulët e të pavlefshëm si dhe të denjë për t'u shkelur nën këmbë si dheu; me fjalë të tjera, duke e kuptuar se s'vlen asgjë, të marrësh një pamje dhe qëndrim të thjeshtë e të përulur. Ç'është t'i njohësh Allahun dhe tevhidin? Do të thotë ta djegësh dhe ta asgjësosh veten para Allahut që është një! Po qe se dëshiron të ndriçosh e të shkëlqesh si ditë, digje qenien tënde, vetveten që i ngjan natës, që është e errët si nata!"* (Mesnevi, dyvargshi 3008-3010)

Ndjenjat e madhërimit dhe respektit të Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, ndaj Zotit duken hapur në zellin dhe përpjekjet e tij me gjithë shpirt në zbatimin e urdhrave të Tij. Në lidhje me këtë çështje, në ajetet kur'anore thuhet:

**"Ata robtë e Mëshiruesit, kur u këndohen dhe u kujtohen ajetet e Zotit të tyre, nuk sillen të shurdhër dhe të verbër ndaj tyre!"** (el-Furkan, 25/73)

**"… Kur atyre u këndohet Kur'an, menjëherë bien në sexhde me fytyrë përtokë!"** (el-Isra, 17/107)

Një shembull tejet mësimdhënës në lidhje me këtë, Habbabi (r.a.) e tregon kështu:

"Akra bin Habis me Ujejne bin Hisn erdhën te i Dërguari i Allahut. E gjetën atë tek po rrinte mes muslimanëve të varfër e të panjeri, si Bilali, Suhejbi, Ammari, Habbabi. Duke i parë me nënvleftësim këta muslimanë të dobët përreth tij, i thanë Profetit:

"Duam të bësh një kuvend të veçantë për ne, ku të mos ndodhen këta. Kështu, arabët ta kuptojnë se ne jemi më të lartë se këta. Ti e di se tek ne na vijnë një sërë përfaqësuesish dhe delegacionesh nga fiset arabe. Neve na vjen turp të na shohin së bashku me këta skllevër. Prandaj, kur të vijmë ne, largoji këta. Kur të kemi mbaruar punë me ty, po dëshirove, ulu përsëri veçmas me ta." I Dërguari i Allahut tha:

"Mirë, punë që bëhet!"

Por ata nuk u kënaqën me kaq, prandaj vazhduan:

"Nuk mjafton të thuash "mirë, punë që bëhet"! Përgatite këtë me shkrim për ne. Atëherë, i Dërguari i Allahut thirri Hz. Aliun dhe kërkoi një fletë për të shkruajtur. Ne po rrinim në një skaj. Në atë mes erdhi Xhebraili (a.s.) dhe i solli ajetin kur'anor:

**“Kurrsesi mos i largo nga vetja ata që i bëjnë lutje Zotit mëngjes e mbrëmje duke kërkuar pëlqimin e Tij! Ti s’ke asnjë përgjegjësi për llogarinë e tyre! As atyre s’u takon gjë nga llogaria jote! Po qe se i përzë ata, bëhesh nga të padrejtët dhe mizorët!”** (el-En’am, 6/52)

Pastaj i zbriti ajetin:

**“Ja, kështu i vumë Ne në provë ata me njëri-tjetrin, që të thonë: “A për këta ndër ne e pa të denjë Allahu favorin e Tij?” A nuk është Allahu ai që i njeh më mirë ata që falenderojnë?”** (el-En’am, 6/53)

Pastaj i zbriti ajetin:

**“Kur të të vijnë ata që u besojnë ajeteve tona, thuaju: “Paqe juve! Zoti juaj e ka bërë parim për vete mëshirën!”** (el-En’am, 6/54)

Profeti ynë që ishte mëshirë për botët, e la menjëherë mënjanë fletën që kishte marrë në dorë për të shkruar marrëveshjen dhe na thirri pranë. Kur po i mblidheshim përreth, po na thoshte: **“Paqe juve! Zoti juaj e ka bërë parim për vete mëshirën!”** Ne iu afruam edhe më shumë. Aq shumë iu afruam, saqë u mbështetëm gju më gju me të! Pas zbritjes së këtij ajeti, ne vazhduam të rrimë si më parë pranë të Dërguarit të Allahut, kurse ai, kur donte të largohej, ngrihej dhe ikte. Por kur zbriti ajeti tjetër si më poshtë, ne e lamë këtë mënyrë veprimi:

**“Duro me gjithë shpirt së bashku me ata që i luten mëngjes e mbrëmje Zotit të tyre duke dëshiruar kënaqësinë e Tij! Dhe mos i ndaj sytë prej tyre duke dëshiruar stolitë e kësaj bote!..”** (el-Kehf, 18/28)

Pas kësaj, ne filluam të silleshim në mënyrë më korrekte. Kur rrinim bashkë dhe kjo vazhdonte gjatë, ne ngriheshim dhe largoheshim më parë se i Dërguari i Allahut në mënyrë që ai të ngrihej i qetë e të shkonte. (Ibni Maxhe, *Zuhd*, 7; Taberi, *Tefsir*, VII, 262-263)

Siç na e përmend Zahidiu, pasi zbriti ky ajeti i fundit, i Dërguari i Allahut u ngrit dhe u vu t’i kërkojë ata sahabet e varfër dhe i gjeti në anën e pasme të faltores duke e përmendur Allahun. Atëherë, i Dërguari i Allahut u shpreh kështu: *“Lavdi Allahut i cili, para se të ma marrë shpirtin, më urdhëroi të duroj së bashku me këta njerëz nga ummeti im! Tani e tutje, edhe jeta, edhe vdekja ime së bashku me ju do të jetë!”* (*Esbabu’l-nuzul*, f. 304)

Kurse një ngjarje që tregon për ndjenjën e madhërimit ndaj urdhrit të Allahut nga ana e Hz. Ebu Bekrit, nga sahabet bujarë, i cili ishte i njohur për bindjen dhe nënshtrimin ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, e tregon kështu e bija, Hz. Aishe:

“Kur Allahu i Lartë zbriti ajetet që bënin të ditur se unë s’kisha të bëja








me shpifjen që ishte hedhur kundër meje[1], im atë Ebubekr u betua kështu për Mistah bin Usase të cilit i kishte lidhur nafaka, pension ushqimor, se ishte i varfër dhe e kishte farefis:

"Pasi i hodhi këtë shpifje Aishesë, vallahi edhe unë kurrë s'kam për t'i dhënë më gjë!"

Pas kësaj, Allahu i Lartë zbriti ajetin që thoshte:

**"Personat e virtytshëm e të pasur ndër ju le të mos betohen se s'kanë për t'u dhënë gjë njerëzve të farefisit, të varfërve, atyre që bëj-në hixhret në rrugën e Allahut. Përkundrazi, t'i falin e të mos ua vënë re! Ju, a nuk doni që Allahu t'ju falë? Allahu është shumë falës e shu-më mëshirues!"** (en-Nur, 24/22)

Pas këtij dekreti hyjnor, duke e mbledhur menjëherë veten me zemër dhe shpirt, tha:

"Vallahi, unë sigurisht që dua që Allahu të më falë!"

Pastaj filloi t'ia rijepte nafakanë Mistahut dhe tha:

"Vallahi, unë kurrë s'kam për t'ia prerë nafakanë atij!" (Buhari, Megazi, 34; Muslim, Tevbe, 56)

Kjo ndjenjë madhërimi ishte e pranishme te secili nga sahabet buja-rë. Njërën nga shfaqjet më të bukura të kësaj e shohim gjatë kohës kur u ndalua përdorimi i pijeve alkoolike. Ishin zbritur ajetet 90 dhe 91 të sures Maide që ndalonin përfundimisht dhe në mënyrë të prerë përdorimin e pijeve alkoolike. Ndërsa Profeti po ua këndonte këto ajete sahabeve, kur erdhi te pjesa e fundit në formë pyetjeje, **"a hoqët dorë tashmë, apo jo?"**, Hz. Omeri tha menjëherë:

"Hoqëm dorë! Hoqëm dorë, o Zot!"

Jo vetëm Hz. Omeri, por edhe të gjithë muslimanët që ndodheshin aty, thanë: "Tashmë hoqëm dorë nga pija dhe kumari, o Zot!" Pastaj, kur një kasnec shpalli me zë të lartë sipas urdhrit të të Dërguarit të Allahut, "ta dini se pija është ndaluar!", pijet alkoolike që rodhën nga calikët e shpuar dhe qypat e thyer, rrodhën si ujë nëpër sokakët e Medinës! (Ibni Hanbel, I, 53; II, 351; Nesai, Eshribe, 1-2; Hakim, II, 305)



Ndjenja e madhërimit ndaj Allahut të Lartë e pati shtyrë Profetin tonë,

1. Duke e përdorur si pretekst një ngjarje të ndodhur në Betejën Mustalik, hipokritët shpifën kundër nderit të Hz. Aishesë. Allahu i Lartë e shpalli me ajete kur'anore se fjalët e përhapura ishin gënjeshtra dhe shpifje dhe se Hz. Aisheja ishte e pastër në nder. (en-Nur, 24/11-26)




Zotërinë e Gjithësisë, të tregohej tejet i ndjeshëm në çështjen e unitetit dhe madhështisë së Allahut. Sepse, i orientuar nga porositë hyjnore si në ajetet në vijim, ai pati bërë një jetë të mbështetur mbi tevhidin, besimin monoteist islam mbi Allahun si zoti i vetëm i gjithësisë, duke iu shmangur politeizmit dhe herezisë:

**"Allahu s'e fal kurrë politeizmin dhe herezinë, por i fal mëkatet e tjera për ata që do. Personi që i bën shok Allahut, kryen një mëkat shumë të madh!"** (en-Nisa, 4/48)

**"Pa dyshim, ty dhe atyre** (profetëve) **para teje iu është komunikuar kjo e vërtetë: Po qe se i bën shok** (Allahut)**, të gjitha punët e mira dhe adhurimet të shkojnë kot dhe bëhesh nga ata të humburit. Prandaj faliu vetëm Allahut dhe bëhu nga ata që falenderojnë!"** (edh-Dhumer, 39-65-66)

Prandaj i Dërguari i Allahut kurrë nuk pati treguar mirëkuptim ndaj lëshimeve në këtë çështje, por, duke ndërhyrë menjëherë edhe në sjelljet apo qëndrimet më të vogla që auldonin për politeizëm dhe herezi, pati bërë korrigjimet e domosdoshme.

Siç transmeton Zejd bin Halid el-Xhuheni, kur ndodheshin në Hudejbije, një ditë, në mëngjes, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e fali namazin e mëngjesit pas shiut që kishte rënë natën. Pasi mbaroi namazi, ai u kthye nga xhemaati dhe pyeti:

*"A e dini se ç'ka thënë Zoti juaj?"*

"Allahu dhe i Dërguari e dinë më mirë!" – Iu përgjigjën sahabet.

Atëherë, i Dërguari i Allahut tha kështu:

*"Një pjesë e robve të mi u gdhinë si besimtarë, kurse një pjesë tjetër, si qafirë, mohues! Ai që ka thënë se "na ra shi me mëshirën dhe begatinë e Allahut", më ka besuar mua dhe ka mohuar yjet, kurse ai që ka thënë se "na ra shi me lindjen dhe perëndimin e filan ylli", më ka mohuar mua dhe i ka besuar yllit!"* (Buhari, Ezan, 156)

Me këtë, i Dërguari i Allahut ka dashur t'i eliminojë mendimet heretike që mund të ishin formuar ndër zemra!

Një ngjarje tjetër lidhur me këtë temë është kështu:

Atë ditë kur Profetit i vdiq i biri Ibrahim, u zu dielli, pra, ndodhi eklipsi i diellit. Njerëzit thanë se dielli u zu nga vdekja e Ibrahimit. Atëherë, Profeti ynë i dashur tha: *"Dielli dhe hëna janë vetëm dy nga argumentet e Allahut. Ato nuk mund të eklipsohen nga vdekja apo lindja e dikujt! Kur të shihni se dielli apo hëna zihen, lutiuni Allahut dhe faluni gjersa të duken përsëri!"* (Buhari, Kusf, 15)

Në njërën nga këto dy ngjarje, Profeti ynë ka bërë të ditur se Allahu i Lartë është Autori Absolut, se nuk është e drejtë që në ndonjë akt të Tij të përzihen si partnerë të Tij qeniet e vdekshme sepse një gjë e tillë bart kuptimin e mohimit të Allahut. Kurse në ngjarjen e dytë, Profeti ka theksuar se, përballë madhështisë së Allahut të Lartë, njeriu, qoftë ai edhe bir profeti, nuk bart ndonjë vlerë tjetër veçse si rob i Tij, prandaj, respekti i vërtetë duhet treguar vetëm ndaj Allahut!

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i ndiqte nga afër sahabet, shokët e tij të cilit sapo ishin çliruar nga mjedisi i politeizmit, herezisë, injorancës dhe egërsisë, dhe bënte përpjekje që ata të mos rrëshqisnin në bindje të gabuara mbi unitetin e Allahut. Kjo ngjarje domethënëse përbën njërin prej shembujve të kësaj:

Siç rrëfen Ebu Vakid el-Lejsiu, gjatë Luftës së Hunejnit, muslimanët hasën në një pemë ku politeistët varnin armët dhe së cilës ia kishin vënë emrin “Pema e Shenjtë”[1]. Sahabet iu drejtuan Profetit:

“O i Dërguari i Allahut! Siç kanë mushrikët, edhe për ne cakto një Pemë të Shenjtë!”

I dëshpëruar përballë një kërkese të tillë, Profeti ynë i dashur tha:

*“Subhanellah, i madhëruar qoftë Allahu! Kjo i ngjet kërkesës së fisit të Musait, të cilët i thanë Musait*: **“…** (O Musa!) **Na bëj edhe neve një zot si zotat e tyre!”** (el-Araf, 7/138) *Betohem në Allahun e Lartë në dorën e fuqisë të së cilit ndodhet fryma ime, se (po vepruat kështu) edhe ju keni për ta ndjekur rrugën e paraardhësve tuaj!”* (Tirmidhi, Fiten, 18)

Duke u nisur nga dyshimi dhe shqetësimi që ndjeu i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nga kjo ngjarje si dhe nga interesimi i jashtëzakonshëm që treguan muslimanët për pemën *Semure*[2] në Hudejbije, nën të cilën u bë besëlidhja e Hudejbijes, Hz. Omeri (r.a.) e preu atë pemë. (Ibni Sa’d, II, 100)

Profeti ynë, Krenaria e gjithësisë, sillej me kujdes në çështjen e kufizimit të emrave dhe atributeve të Allahut të Lartë vetëm për Të dhe nuk lejonte as mundësinë më të vogël për të rënë në politeizëm në këtë drejtim. Siç transmeton Ibni Abbasi (r.a.), te i Dërguari i Allahut shkoi një njeri dhe filloi t’i fliste mbi diçka duke e filluar fjalën në këtë mënyrë, duke e përmendur Profetin së bashku me Allahun për sa i përket dëshirës volitive:

“O i Dërguari i Allahut! Siç dëshiron Allahu dhe siç dëshiron edhe ti,…”

1. Në origjinal: Zât-ı Envât (osm.). Pemë e shenjtë e arabëve paganë. Përkthyesi.
2. Kjo është një pemë shkurrore shumëvjeçare që mbetet e gjelbër edhe në dimër. Ky emërtim do të thotë “dru rrëshire”, *lat.* Pistacia lentiscus. Përkthyesi.

Profeti e ndërpreu dhe i tha:

*“Ti më bëre të barabartë me Allahun! Duhej të thoshe vetëm “siç dëshiron Allahu”…* (Ibni Hanbel, I, 283)

Megjithëse ishte profet, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) deklaroi me atë rast se vullneti absolut i përkiste Zotit dhe e kundërshtoi me forcë përmendjen e emrit të vet krahas emrit të Zotit sikur të ishte i barabartë me të në çështjen e dëshirimit dhe vullnetit.

Një shembull tjetër që të tërheq vëmendjen është ky: Siç tregon Adij bin Hatimi, dikush, në hutben që kishte mbajtur në prani të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), ishte shprehur kështu:

“Kush u bindet Allahut dhe të të Dërguarit, pa dyshim, e gjen rrugën. Kurse kush u kundërshton atyre të dyve, patjetër është shmangur nga rruga!”

Duke ndërhyrë menjëherë, Profeti ia kishte tërhequr vëmendjen:

*“Ç’hatib i keq që qenke ti! (Në vend që të thoshe “atyre të dyve”) duhet t’i kishe përmendur veç e veç duke thënë: “Kush u kundërshton Allahut dhe të të Dërguarit, patjetër është shmangur nga rruga!”* (Muslim, Xhum’a, 48)

Arsyeja që, këtu, Profeti ia heq vërejtjen hatibit, buron nga fakti se ai i përmendi Allahun dhe Profetin së bashku në përemrin “humá هُمَا ”, për pasojë, u krijua asociacioni se Zoti dhe Profeti u konsideruan të të njëjtit nivel. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tërhoqi vëmendjen edhe të ligjëruesit, edhe të të pranishmëve se ai ishte një rob i Allahut, prandaj, përmendja e tij së bashku me Allahun në të njëjtin përemër ishte e papërshtatshme për sa i përket madhërimit të Allahut.

Për shkak të ndjenjës së madhërimit dhe dashurisë për Allahun e Lartë, Profeti ynë, i Dërguari i Madh, ka zhvilluar një luftë të papajtueshme kundër idhujve dhe idhujtarisë që përbëjnë pengesa në rrugën që të çon për tek Zoti. Ai kurrë nuk pati treguar konsideratë për idhujt dhe idhujtarinë as para profetësisë, përkundrazi, gjithmonë pati ndjerë neveri dhe urrejtje. Siç tregon Hz. Xhabiri, gjatë çlirimit të Mekës, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e pati urdhëruar Hz. Omerin që, më parë të shkonte në Qabe e t’i hiqte të gjithë idhujt që aty. Kështu, Profeti nuk pati hyrë në Shtëpinë e Allahut pa u pastruar ajo prej idhujve! (Ebu Davud, Libas, 48)

Madhërimi dhe dashuria e profetit tonë, të Dërguarit të Allahut, ndaj Allahut të Lartë shfaqet edhe në faktin se Profeti e përmendte Allahun natë e ditë pandërprerje dhe me përshpirtshmëri. Sepse Zoti i Lartë e kishte urdhëruar:

**“Përmende Zotin tënd mëngjes e mbrëmje me zë të lehtë duke iu**

**lutur nga zemra dhe duke u frikësuar prej Tij!"** (el-A'raf, 7/205)

Edhe Profeti, siç na rrëfen Hz. Aisheja, pati vazhduar ta përmendte Allahun e Lartë në të gjitha gjendjet dhe situatat. (Muslim, Hajz, 117)



Edhe shfaqja e respektit ndaj vetëdijshmërisë simbolike të shenjtë[1], me fjalë të tjera, ndaj shenjave dhe simboleve që të kujtojnë Zotin, është ndjenjë madhërimi ndaj Allahut. Allahu i Lartë urdhëron:

وَمَنْ يُعَظِّمْ شَعَآئِرَ اللّٰهِ فَاِنَّهَا مِنْ تَقْوَى الْقُلُوبِ

**"Kush tregon ndjenjë madhërimi ndaj shenjave të Allahut, pa dyshim që kjo vjen prej devocionit të zemrave!"** (el-Haxh, 22/32)

Islami është ngritur mbi respektin ndaj shenjave dhe simboleve të Allahut si dhe mbi parimin e afrimit tek Allahu i Lartë me anë të tyre. Fjala "sheair" e prejardhur prej infinitivit "shuur" me kuptimin "ndjerje", "vetëdije", është shumësi i fjalës "shiar", "shenjë dalluese". "Sheair" u thuhet shenjave dhe simboleve që zgjojnë ndjenjën e afërsisë ndaj Allahut kur përballesh me to, si Kur'ani i Shenjtë, Qabja, ezani, namazi, kurbani, kodrat Safa dhe Merve, etj. Ngjarjet abstrakte, Allahu i Lartë i ka treguar dhe përshkruar duke i përngjasuar me gjërat konkrete me qëllim që njerëzit t'i rrokin dhe kuptojnë më mirë. Këto shenja janë gjëra që përdoren në adhurimet ndaj Allahut të Lartë dhe që mundet të rroken me anë të ndjenjave tona. Dhe këto janë bërë përkatëse vetëm ndaj Allahut. Për këtë shkak, respekti që tregohet ndaj tyre është respekt ndaj Allahut të Lartë; edhe mungesa e respektit ndaj tyre është pranuar si mungesë respekti ndaj Allahut të Lartë!

Nga këto, Kur'ani i Shenjtë përbën një dekret hyjnor dhe një përmbledhje porosish hyjnore të Allahut të Lartë që i ka zbritur në zemrën e pastër të Pejgamberit të Tij të dashur. Për rrjedhojë, respekti i treguar ndaj Kur'anit të Shenjtë merr kuptimin e respektit ndaj Zotit të Lartë që e ka zbritur atë. Sepse që njerëzit të bëhen konfidentë të Allahut duke ndjekur gjurmët e profetëve, varet vetëm nga respekti që do të tregojnë ndaj librave të zbritur profetëve si dhe nga këndimi i atyre librave dhe zbatimi i konkluzioneve dhe urdhrave të tyre!

Kur të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i vinte vahji ose komunikimi i Kur'anit, ai i kushtohej atij me të gjithë qenien e vet dhe përqëndronte tërë

1. Në origjinal përdoret fjala **şeair** e cila shpjegohet në vazhdim nga vetë autorët në përputhje me synimin e përdorimit të saj në këtë kontekst. Përkthyesi.





vëmendjen me qëllim për ta rrokur komunikimin me tërë kuptimin e tij. Në kohët e para të vahjit ose komunikimit hyjnor, Profeti përpiqej t'i përsëriste fjalët me gjuhë në mënyrë që të mos i harronte ajetet e Kur'anit që i zbrisnin në zemër. Atëherë, Profetit i erdhi paralajmërimi hyjnor që ia tërhiqte vëmendjen:

**"**(O i Dërguar!) **Mos e lëviz gjuhën për ta mësuar përmendësh shpejt e shpejt vahjin! Mos ki dyshim me na përket Neve ta mbledhim atë** (të ta shtresojmë në zemër) **dhe të ta këndojmë. Prandaj, kur të ta këndojmë Ne, ti ndiqe këndimin e tij!"** (el-Kijame, 75/16-18)

Një tjetër nga shfaqjet e ndjenjës së madhërimit dhe dashurisë së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ndaj Allahut të Lartë është se ai e donte shumë Kur'anin e Shenjtë, se, duke e kënduar apo duke e dëgjuar atë, prekej thellë dhe derdhte lot. Sepse, ai që dashuron, i orienton zemrën dhe veshët për tek fjala e të dashurit dhe për të nuk gjendjet gjë tjetër më e ëmbël se fjala e të dashurit. Shpesh herë, ai që dashuron, duke përsëritur fjalën e të dashurit, e ndjen veten sikur të ndodhej pranë tij. Kur Ibni Mes'udi (r.a.) që po këndonte suren Nisa sipas kërkesës së Profetit, arriti te ajeti 41 që thoshte **"**(O i Dërguar!) **Kur çdo ummeti do t'i sjellim një dëshmitar dhe ty, dëshmitar për këta, si do të bëhet gjendja e tyre"**, Krenaria e Gjithësisë (s.a.v.s.) i tha *"mjaft me kaq"* dhe zuri të qajë përballë madhështisë së Allahut të Lartë. (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 32; Muslim, Musafirin, 247)

Janë të shumta rastet kur Profeti ynë, i Dërguari i Madh, pati qarë e pati derdhur lot përmes ndjenjash të madhërimit dhe respektit ndaj Kur'anit të Shenjtë edhe duke e kënduar, edhe duke e dëgjuar atë. Edhe sahabet e zgjedhur të cilët e pranonin Profetin si model shembullor për vete dhe përpiqeshin në çdo rast të bëheshin si ai, patën treguar madhërim të jashtëzakonshëm ndaj Fjalës së Allahut. Hz. Omeri dhe Hz. Osmani e patën bërë zakon që sa herë të ngriheshin në mëngjes, ka puthnin Kur'anin. Siç rrëfehet, Ibni Omeri (r.a.) çdo mëngjes e merrte në dorë tekstin e Kur'anit, e puthte dhe thoshte për të: "Premtimi i Zotit tim, dekreti i hapur i Zotit tim!" Në këtë mënyrë, ai e shprehte hapur madhërimin dhe dashurinë ndaj Zotit. (Hakim, III, 272)[2]

Para se të zbritej Kur'ani i Shenjtë, shtatë poezi të zgjedhura, të mbi-

2. Sahabet bujarë dhe selefi salihin tregonin madhërim dhe respekt të lartë ndaj Kur'anit të Shenjtë. Në kohën e tyre, kur kërkohej të fshiheshin shkrimet e shkruara me bojë, laheshin me ujë. Enesi (r.a.) tregon se nxënësit e kohës së Hz. Ebu Bekrit, Omerit, Osmanit dhe Aliut (r.anhum) nuk i hidhnin andej-këtej ujërat me të cilat fshiheshin me larje ajetet e Kur'anit, përkundrazi, i grumbullonin në një enë të posaçme që pastaj e derdhnin në anë të varreve ose në gropa të pastra të hapura në vende ku s'kishte për të shkelur këmba e njeriut. Gjithashtu, ka ndodhur që këto ujëra të përdoreshin edhe për qëllime shërimi. (Kettani, II, 200)

quajtura “Muallakat-ı Seb’a”, vareshin dhe qëndronin gjer për një farë kohe në muret e Qabes, këndoheshin herë pas here dhe diskutohej se sa të çmuara ishin për sa i përket stilit dhe bukurisë së shprehjes. Njëra nga këto poezi ishte e Lebid bin Rebia-së. Vepra e Lebidit pati mbetur e varur për vite në muret e Qabes. Pastaj, kur ky poet fatbardhë u ndriçua nga drita e Islamit, i nisur nga madhërimi dhe respekti ndaj Fjalës Allahut, nuk shkroi më poezi. Ai shkroi vetëm këtë dyvargsh kur u bë musliman:

اَلْحَمْدُلِلّٰهِ اِذْ لَمْ يَأْتِنِى أَجَلِى   حَتَّى لَبِسْتَ مِنَ الْاِسْلَامِ سِرْبَالا

Lavdi Allahut që pa më ardhur vdekja,

Rrobën e nurshme të Islamit edhe unë e vesha! (Ibni Abdilber, *el-Istiab*, III, 1335)

Njëra nga shenjat e Allahut të Madhnueshëm është edhe Qabja, respekti ndaj së cilës është domosdoshmëri e madhërimit të Allahut. Si një shfaqje e mëshirës së Zotit, Qabja është një faltore e bekuar nga e cila drejtohen njerëzit kur falin namaz, rreth së cilës njerëzit bëjnë tavaf dhe, kështu, përpiqen t’i afrohen Allahut. Zoti i Lartë i ka ftuar robtë e Tij ta vizitojnë dhe ta respektojnë këtë shtëpi të bekuar. Si një nga domosdoshmëritë e respektit ndaj Qabes, tavafi duhet bërë patjetër me abdest. Ndërkaq, gjatë urinimit ose defekimit, pavarësisht nga vendi ku ndodhet, personi nuk duhet ta kthejë fytyrën ose shpinën në drejtim të Qabes. Si rrjedhojë e kësaj ndjeshmërie dhe etike islame, etërit tanë i kanë ndërtuar nevojtoret e shtëpive ose të oborreve apo kopshteve në atë pozicion që personi i cili urinon apo defekon të mos qëndrojë me fytyrë ose shpinë në drejtim të Qabes.

Profeti ynë ka treguar ndjeshmëri të madhe në këto specifika. Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vuri re një gëlbazë në anën e kibles të faltores profetike. Ai u kthye nga njerëzit dhe ua tërhoqi vëmendjen me këto fjalë: *“Ç’ka ndodhur me njërin prej jush që është drejtuar nga Zoti dhe ka pështyrë mu para Tij? A dëshiron ndonjëri prej jush t’i drejtohet dikush tjetër e t’i pështyjë në fytyrë?”* (Muslim, Mesaxhid, 53)

Kur Xhunejd Bagdati shkoi për vizitë te dikushi për të cilin thuhej se ishte njeri i devocionit, e vuri re që pështyu në drejtim të kibles. Atëherë, duke menduar se “ai njeri nuk e respektonte sunnetin (traditën profetike)”, u kthye pas pa u takuar me të!

Me këto që u thanë këtu, nuk duhet kuptuar se pështyrja në anë të tjera është një sjellje e përshtatshme, e miratueshme. Sepse, përgjithësisht, pështyrja është një veprim i keq, kurse pështyrja në drejtim të Qabes është

një veprim akoma edhe më i keq!

Profeti ynë i dashur i cili i jepte më shumë se kushdo rëndësi namazit si një nga shenjat e Allahut, u thoshte besimtarëve: *“Kur dikush nga ju të qëndrojë në namaz, pa dyshim, para tij ndodhet Allahu!”* (Buhari, Edeb, 75) Me këtë, ai dëshironte që besimtarët ta falnin namazin me një ndjenjë të thellë madhërimi ndaj Allahut.

Edhe ezani është një nga shenjat e rëndësishme të fesë, një shenjë e hapur e cila këndohet çdo ditë nga minaret e xhamive. Siç shprehet në vargun “këto ezane, dëshmitë e të cilave janë themeli i fesë”, parimet themelore të fesë shpallen pandërprerë me anë të ezanit dhe, siç është shprehur edhe poeti Hakaní,

Nga daullet e fesë të atij Mbreti
Gjëmojnë agimet, gjëmon qielli…

Pavarësisht se përbëhet prej fare pak fjalësh, ezani i përmbledh të gjitha çështjet lidhur me besimin dhe bindjen fetare islame. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kërkonte të këndohej ezani në kohët e namazeve, të dëgjohej me shumë vëmendje, të përsëriteshin fjalët e ezanit krahas këndimit të muezinit dhe, pastaj, të këndohej lutja e ezanit. Duke treguar vetë respekt dhe madhërim ndaj ezanit, Profeti kërkonte që edhe ummeti, bashkësia e tij, të silleshin në të njëjtën mënyrë. (Muslim, Salat, 12; Ebu Davud, Salat, 36) Ndikimin e thellë të ezanit mbi shoqërinë turke muslimane, poeti Jahja Kemal e shpreh kështu:

Thirrje e shquar je, o ezani muhammedian;
S’të mjafton ty universi muhammedian;
Sikur të mos e mposhtte vdekja Selimin e Rreptë,
Të ngadhnjente mbi botë emri muhammedian!

Siç thuhet në Kur’an, **“Ne, edhe kafshët e mëdha** (që i zgjodhët si kurban) **i bëmë nga shenjat e Allahut** (që bëjnë të kujtohet Allahu)**…”** (el-Haxh, 22/36), edhe kurbani është nga shenjat e Islamit. Prandaj, ndaj kurbanit si adhurim dhe detyrë, po ashtu edhe ndaj kafshës për kurban duhet sjellë me respekt për hir të Allahut. Si në adhurimet e tjera, edhe në adhurimin e kurbanit, thelbësore janë ndjenjat e madhërimit dhe devocionit. Allahu i Lartë urdhëron kështu:

لَنْ يَنَالَ اللّٰهَ لُحُومُهَا وَلَا دِمَآؤُهَا وَلٰكِنْ يَنَالُهُ التَّقْوٰى مِنْكُمْ

**“Te Allahu nuk arrijnë as mishrat, as gjaku i kafshëve që therrni,**









**por tek Ai arrin vetëm devocioni juaj!"** (el-Haxh, 22/37)

Kjo ngjarje përbën një shembull të bukur të madhërimit që tregonte Profeti (s.a.v.s.) ndaj Allahut nëpërmjet kurbanit:

Në Hudejbije, mes kafshëve të kurbanit ndodhej edhe një deve race me një rreth argjendi shkuar për hunde, e cila i përkiste Ebu Xhehlit dhe ishte zënë si plaçkë lufte në betejën e Bedrit. Kur devetë e caktuara për kurban u lëshuan në kullotë të lirë, kjo deve iku, arriti gjer në Mekë dhe hyri në shtëpinë e Ebu Xhehlit. Atë e ndoqi Amr bin Aneme (r.a.). Disa persona nuk deshën t'ia dorëzonin devenë Amrit, kurse pastaj i propozuan në vend të saj njëqind deve të tjera. Pasi e mori vesh si qëndronte puna, Profeti dha këtë përgjigje:

*"Po qe se ne nuk do ta kishim caktuar për kurban, do t'jua plotësonim dëshirën!"* (Vakidi, II, 614)

Siç u pa, si rrjedhojë e ndjenjës së madhërimit ndaj Allahut, Profeti nuk pranoi ta jepte as për njëqind deve të tjera devenë që kishte caktuar si kurban për hir të Allahut.

Përtej kësaj, edhe në çdo fushë tjetër të jetës, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati mbajtur parasysh se ndodhej para Allahut dhe qe treguar i ndjeshëm në çështjen e madhërimit të Allahut. Këtu dëshirojmë të sjellim edhe disa shembuj të kësaj. Për shembull, siç tregon Enesi (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), para se të hynte në nevojtore, nga ndjenja e madhërimit ndaj Allahut, e hiqte nga gishti unazën ku shkruhej "Muhammedun Resulullah / Muhammedi, i Dërguari i Allahut". (Ebu Davud, Taharet, 10)

Gjithashtu, kur gjyshi i Behz bin Hakimit pati shkuar te Profeti dhe e pati pyetur mbi çështjen e mbulimit të vendeve intime të trupit, Profeti i pati thënë:

*"Vendet intime ruaji nga kushdo tjetër veç gruas dhe shërbëtores që e ke si pronë!"*

Po ky person e pati pyetur Profetin edhe nëse mund të sillej i çlirët gjatë veshje-zhveshjes në vende ku nuk ndodhej askush dhe pati marrë këtë përgjigje prej Profetit:

*"Allahu është më i denjë se njerëzit për të pasur turp prej tij!"* (Ebu Davud, Hammam, 2)

Po si rrjedhojë e ndjenjës së madhërimit ndaj Allahut, Profeti i porosiste kështu ata persona të cilët, megjithë këshillat dhe paralajmërimet që u bënte për t'i trajtuar vëllazërisht skllevërit dhe shërbëtorët, mposhteshin nga zemërimi dhe i rrihnin:

*"Kur dikush prej jush të jetë duke e rrahur shërbëtorin, t'i largojë me-*





*njëherë duart nëse shërbëtori e përmend emrin e Allahut duke iu lutur "Për dashuri të Allahut, mos më bjer!"* (Tirmidhi, Birr, 32)

Abdullah bin Omeri (r.a.) nga sahabet, i cili u vinte veshin me gjithë zemër këtyre porosive, filloi t'u japë lirinë gjithë skllevërve që shihte se mbanin qëndrim të mirë, veçanërisht atyre që falnin namaz. Ndërkaq, njëri nga miqtë, duke e parë të domosdoshme t'ia hiqte vërejtjen, shkoi dhe i tha se një pjesë e skllevërve shkonin në xhami vetëm për të fituar lirinë. Atëherë, Ibni Omeri i tha kështu:

*"Ne jemi gati të pranojmë të mashtrohemi nga ata që kërkojnë të na mashtrojnë me anë të Allahut!"* (Ibni Ethir, *Usudu'l-Gabe*, III, 343)

Miku i Allahut, Hz. Bishr-i Hafi i cili në fillim pati qenë një mëkatar, një ditë gjeti në rrugë një letër ku shkruhej "Bismil'lah / Me emrin e Allahut". E mori letrën, e puthi dhe e vuri mbi krye. Pastaj e leu me erëra aromatike dhe e fshehu në një vend të mirë. Atë natë në ëndërr dëgjoj një zë të tillë:

"Emrin tim e mbështolle me erëra të mira, e respektove dhe e mbajte më të madh. Për hir të dinjitetit dhe madhështisë sime, edhe unë do të ta bëj emrin ty të respektueshëm në të dy botët!"

Atëherë, Bishri Hafi u zgjua, bëri pendesë dhe iu drejtua Allahut me besnikëri dhe sinqeritet! (Attar, f. 128)

Etërit tanë që e shprehnin në çdo rast madhërimin ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe që e kishin bërë këtë gjë pjesë të natyrshme të jetës, për respekt, nuk e shkruanin hapur në veprat e tyre emrin e Allahut. Me mendimin se ai libër mund të lihej përtokë, në vend të fjalës "Allahu ﷻ" përdornin shkurtesën "ہا".

## 2. Ndjenja e afërsisë dhe dashurisë[1] së Profetit ndaj Allahut

**Për ta soditur të dashurin pa vështirësi,**
**Ishte bërë i tëri sy ai kurm plot hijeshi…**

Hakaní

1. Në origjinal është përdorur fjala *muhabbet* që është edhe term i tasavvufit ose mi - tikës islame. Fjalë për fjalë, shqip, *muhabbet* do të thotë *ndjenjë afërsie* ose, e shprehur me një fjalë të huaj, *afeksion*. Në këtë kuadër kuptimor dhe sinonimik, *muhabbet* do të thotë edhe *dashuri, miqësi, bisedë miqësore "kokë më kokë"*. Në përkthimin e tekstit ne do ta përdorim tërë këtë sinonimi sipas rastit. Ndërkaq, duhet theksuar se, siç kuptohet qartë, këtu kemi të bëjmë, përgjithësisht, me ndjenjën mistike të afeksionit ndaj Zotit i cili është "i dashuri", dhe, posaçërisht, për afeksionin e profetit Muhammed ndaj Zotit. Përkthyesi.

Ashtu si madhërimi që ndjente për Allahun e Lartë Profeti ynë famëmadh, edhe afërsia dhe dashuria ose, përgjithësisht, afeksioni që ndjente për Të ishte i gjerë dhe i pafundmë sa të mos rroket dhe shprehet dot!

Muhabbeti ose ndjenja e afërsisë dhe dashurisë ndaj dikujt, që përbën thelbin e jetës dhe është një eliksir hyjnor, është gjendja e kulluar dhe e sinqertë e miqësisë. Muhabbeti, ndjenja e afërsisë dhe dashurisë ose afeksioni për dikë është gjendja kur zemra e etur dhe e emocionuar për bashkimin me të dashurin, për t'ia parë bukurinë, dridhet dhe entuziazmohet, me fjalë të tjera, ngrihet peshë! Jusuf Hemedaniu, duke theksuar se muhabbeti/afeksioni ka dy aspekte, aspektin subjektiv-sensual dhe aspektin sublimhyjnor[1], e shpjegon kështu dallimin mes tyre: "Në dashurinë ndaj krijesës njerëzore, tek njeriu shfaqet agjitacioni dhe kriza psikike, kurse kur ndjehet afeksion dhe dashuri ndaj Zotit të Lartë, në zemër lind qartësia e mendimit, urtësia dhe ndjerja intuitive e Zotit. Prandaj, në të vërtetë, dashuritë e tjera me përjashtim të asaj ndaj Allahut, nuk janë të përshtatshme. Sepse në rrugën e shejtanit (djallit) s'ka gjë tjetër veç gjembave dhe plehrave, kurse në rrugën e Zotit të Lartë, narcizë dhe tulipanë!" (*Rutbetu'l-Hajat*, f. 69)

Qendra e afeksionit tek njeriu është zemra. Allahu i Lartë ka krijuar tek robi i vet jo dy, por vetëm një zemër (el-Ahzab, 33/4) dhe atë e ka bërë të posaçme për vete. Kështu, i dashuri i vërtetë ndaj të cilit zemra do të ndjejë afeksion, dashuri, është vetëm Allahu i Lartë. Sulltan Selimi II e shpreh kështu këtë të vërtetë:

I dashuruari besnik ka një zemër, një të dashur;
A mundet mbi një fron të ulen dy mbretër?

Vetëm se zemra nuk ngjitet dot brenda një çasti në këtë pikë kulmore të afeksionit dhe dashurisë. Për t'u ngjitur në pallatin e afeksionit dhe dashurisë ndaj Allahut[2], qeniet e tjera që duhen (dashurohen) ose qeniet e tjera ndaj të cilave ndjehet afeksion dhe dashuri, vlejnë si shkallaret e një shkalle. Afeksioni dhe dashuria legjitime e ndjerë për to do të vlejnë si stërvitje për ta përgatitur zemrën për dashurinë e vërtetë. Ndërkaq, duhet edhe t'i lypet Allahut afeksioni dhe dashuria e Tij. Profeti ynë i dashur është shprehur kështu në lutjet e tij duke lypur me përgjërim afeksionin dhe dashurinë e Allahut të Lartë:

اَللّٰهُمَّ اِنِّى اَسْاَلُكَ حُبَّكَ وَحُبَّ مَنْ يُحِبُّكَ وَالْعَمَلَ الَّذِى يُبَلِّغُنِى حُبَّكَ

1. Në origjinal, përkatësisht: nefsânî, rahmânî. Përkthyesi.
2. Në origjinal: *muhabbetullâh*, afeksion dhe dashuri ndaj Allahut. Përkthyesi.

اَللّٰهُمَّ اجْعَلْ حُبَّكَ اَحَبَّ اِلَىَّ مِنْ نَفْسِى وَاَهْلِى وَمِنَ الْمَاءِ الْبَارِدِ

*"Allahu im! Po lyp prej teje dashurinë tënde, dashurinë e atyre që të duan Ty, si dhe aktin që do të më afrojë tek dashuria për Ty! Allahu im! Bëma dashurinë tënde mua më të dashur se vetveten time, se familjen time, se pasurinë time dhe se uji i ftohtë!"* (Tirmidhi, Deavat, 72)

Siç thotë poeti, besimtari i vërtetë nuk e lidh zemrën pas dashurive kalimtare, përkundrazi, pas Allahut i cili është i pafillim e i pambarim:

Dielli i bukurisë i të dashurve të vdekshëm një ditë perëndon;
**Unë dashuroj të dashurin e pavdekshëm**, jo gjënë që mbaron…

Kur'ani i Shenjtë e ka shprehur kështu domosdoshmërinë që dashuria e besimtarëve për Allahun duhet të jetë aq e fuqishme saqë të sundojë mbi të gjitha dashuritë e tjera dhe të ndikojë mbi to:

وَالَّذِينَ اٰمَنُوا اَشَدُّ حُبًّا لِلّٰهِ

**"Tek besimtarët, dashuria për Allahun është më e fuqishme se dashuritë e tjera."** (el-Bakara, 2/165)

Po qe se duhet që afeksioni dhe dashuria e besimtarëve duhet të jenë e tillë, le ta përfytyrojmë dashurinë hyjnore të shfaqur tek Profeti ynë që pati arritur të konsiderohet "Habibullah / i Dashuri i Allahut". Këtë dashuri, poeti Hakaní e këndon kështu:

Pse të mos i rrëmbejnë zemrat sytë e Profetit;
Të lyera **për të mos rrëshqitur** ishin ato…

Sepse ato sy ishin lyer me dashurinë dhe etikën për të cilat aludohet në ajetin kur'anor: **"Sytë e Resulit që e panë Allahun në atë pozitë impresionuese, nuk u hutuan, nuk rrëshqitën te ndonjë gjë tjetër, nuk vështruan djathtas e majtas!"** (en-Nexhm, 53/17)

Ata dy sy skifteri të pashkarë
Nguliteshin në fushën e Arshit të gjerë…

S'e hodhën vështrimin mbi gjë tjetër,
Bota për të s'vlente asgjë tjetër…

Zjarri i diellit të Bukurisë së amshuar
E dogji në flakëra atë bukuri të shquar…

Afeksioni dhe dashuria e Profetit tonë, të Dashurit Bujar, për Allahun qenë vazhdimisht të gjallë. Për shkak të kësaj dashurie të pashoqe ndaj Zotit, Profeti tregonte interesim për çdo gjë të krijuar duke i konsideruar krijesat pretekste për ta kujtuar Zotin. Me qëllim për t'iu afruar Allahut, ai donte të bëhej konfident i çdo shfaqjeje të re që ndodhte me anë të dekretit hyjnor. Sepse me shtimin e afeksionit dhe dashurisë së ndjerë ndaj një qenieje, nga kjo dashuri i bie në pjesë diçka edhe çdo gjëje tjetër që ka një farë afërsie ose lidhjeje me këtë qenie, në raport me afërsinë apo lidhjen në fjalë. Një ide interesante dhe të bukur lidhur me këtë na e transmeton kështu Enes bin Maliku (r.a.):

"Një herë, ndërsa ndodheshim bashkë me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), nisi të bjerë shi. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e zbuloi supin që ta prekte shiu në trup. Unë e pyeta:

"O i Dërguari i Allahut, pse veprove kështu?"

*"Sepse lidhja e kësaj mëshire me Zotin është ende e re, prandaj!"* – M'u përgjigj ai. (Muslim, Istiska, 13)

Tërësia gjithëpërfshirëse e afeksionit dhe dashurisë, duke pasur në qendër qenien ndaj së cilës ndjehet afeksioni dhe dashuria, mund të zgjerohet në formë rrethore gjer në pafundësi duke përmbledhur të gjitha qeniet e afërta e të largëta. Kjo dashuri të cilën poeti Junus Emre e ka përshkruar me vargun "Shihe me të mirë krijesën për hir të Krijuesit", është "dashuria absolute"[1] e cila është shfaqur në kuptimin e plotë të saj te i Dërguari i Allahut.

Në shtimin dhe ruajtjen e freskisë të dashurisë së brendshme që ndjenin Profeti ynë, i Dërguari i Madh, dhe sahabet, shokët e tij, ndaj Zotit, herë herë ushtronte ndikim të rëndësishëm vahji ose revelacioni hyjnor i zbritur. Ajetet e Kur'anit që zbrisnin pjesë-pjesë, sa herë që zbrisnin, i ngushëllonin dhe qetësonin të Dërguarin e Allahut dhe sahabet, ua fshinin shqetësimet dhe, duke ua freskuar lidhjet e zemrës me Allahun, bëheshin pretekst për shkëlqimin e dashurisë hyjnore që kishin ndër zemra. Shembullin më interesant të kësaj dashurie e shohim në këtë ngjarje:

Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut, Hz. Ebu Bekri i tha Omerit (r.a.):

"Ngrehu të shkojmë te Ummu Ejmeni, e afërmja e të Dërguarit të Allahut, dhe ta vizitojmë, ashtu siç bënte i Dërguari i Allahut."

Kur arritën, Ummu Ejmeni (r.anha) nisi të qante. Ata i thanë:

"Pse qan? A s'e di se, për të Dërguarin e Allahut, dhuntia e tij pranë

1. Në origjinal: aşk-ı mutlak (osm.). Përkthyesi.

Allahut është shumë më e dobishme dhe më e mbarë për të?"

Ummu Ejmen u tha:

"Unë s'qaj për atë. E di se, sigurisht, të mirat te Allahu janë më të dobishme dhe më të mbara për të Dërguarin e Allahut. Unë qaj se na u ndërpre vahji!"

Ky mendim i hollë i saj i preku edhe Ebu Bekrin dhe Omerin. Edhe ata filluan të qajnë së bashku me Ummu Ejmenin! (Muslim, Fedailu's-Sahabe, 103)

Këta sahabe të cilët, nga njëra anë, qanin duke menduar se Fjala e Allahut s'kishte për t'u ardhur më, nga ana tjetër gjenin ngushëllim dhe qetësi duke kujtuar dhuntitë e të mirat që do t'i dhuronte Zoti në jetën e pasme, ahiret, të Dashurit të Tij të Madh. Sepse Profeti ynë që ishte i dashuri i Allahut, pati jetuar një jetë të tërë nën mallin përvëlues të një dashurie të pafundme për Zotin e vet dhe, me vdekjen, ishte bashkuar me Shokun e Madh!

Historia e njërit prej sahabeve të cilët e shfaqnin dashurinë për Allahun e Lartë me pretekstin e Fjalës Hyjnore është kështu:

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e kishte dërguar atë si komandant në krye të një ekspedite. Ai u drejtonte faljen e namazit shokëve, mirëpo këndimin nga Kur'ani e përfundonte gjithmonë me suren Ihlas. Kur u kthyen, shokët ia treguan situatën të Dërguarit të Allahut. Profeti u tha:

*"Pyeteni se pse veproi ashtu!"*

Pasi shokët e pyetën për shkakun e atij veprimi, sahabiu iu përgjigj kështu:

"Kjo sure tregon cilësitë e Mëshiruesit, prandaj më pëlqen ta këndoj!"

Kur shokët ia thanë përgjigjen Profetit, ai i porositi:

*"Lajmërojeni se edhe Allahu i Lartë e do atë!"* (Buhari, Tevhid, 1)

Poeti mistik Mevlana Xhelaleddin Rumi (k.s.) e shpreh kështu dashurinë për Allahun që reflektohej në zemrën e Krenarisë së Gjithësisë:

*"Natën e Miraxhit, për ta parë Profetin, horizontet e shtatë kat qiejve ishin mbushur me hyrí dhe me shpirtrat e profetëve dhe të të urtëve. Çdonjëra nga hyritë ishte stolisur e zbukuruar për t'i pëlqyer atij. Por tek ai s'kishte gjë tjetër përveç mendimit mbi mikun, domethënë, nga dashuria për Allahun! Ashtu ishte mbushur ai me madhështinë, fuqinë dhe dashurinë e Allahut, saqë as më të afërtit e Allahut nuk mund të gjenin rrugë për aty! Profeti ynë, i Dërguari i Madh, pati thënë: "Mua me Zotin na ndodhin çaste të tilla që s'mundet t'i kuptojë dhe përjetojë as ndonjë engjëll i afërt, as dhe ndonjë profet!* (Munavi, IV, 8) *Tashmë mendojeni ju këtë! Gjithashtu,*

*Profeti ynë ka theksuar: “Sytë e mi nuk anuan te tjetërkush veç Zotit, nuk vështruan tjetërkënd veç Tij; sytë e mi nuk shkanë si sytë e korbave në kërmën e kësaj bote!*[1] *Ne jemi të dehurit pas Zotit, të cilët i japim ngjyra dhe e zbukurojmë tërë botën, jo të dehur të kopshtit dhe vreshtës!”* (Mesnevi, dyvargshet: 3950-3954)

Dashuria e Profetit tonë, të Dërguarit të Madh, për Zotin, ishte një dashuri e mbështetur në frikën dhe impresionimin; edhe frika ndaj Zotit ishte një frikë e mbështetur në dashurinë për të! Prandaj, ai lutej gjithmonë kështu:

اَللّٰهُمَّ مُصَرِّفَ الْقُلُوبِ! صَرِّفْ قُلُوبَنَا عَلَى طَاعَتِكَ

*“Allahu im që urdhëron zemrat! Na i bëj zemrat të përkushtuara bindjes ndaj Teje!”* (Muslim, Kader, 17)

Krenaria e Gjithësisë (s.a.v.s.), gjatë gjithë jetës ka ndjerë dëshirën dhe pasionin për t’u bashkuar me Zotin e Tij të Madh pas të cilit e pati lidhur zemrën me afeksionin dhe dashurinë më të thellë. Kurse kur iu afrua vdekja, këto ndjenja të mallit dhe dëshirës përvëluese patën arritur kulmin. Kur ai e përfundoi detyrën dhe u la i lirë të shkonte te Miku i Madh ose të qëndronte këtu, në botë, ai zgjodhi menjëherë të shkojë tek Ai duke menduar se i kishte ardhur rasti që kishte pritur gjithë jetës. nëna jonë Aishe e përshkruan kështu këtë natë dasme të “mbylljes së dhëndrrit”[2] , me fjalë të tjera, çastin e bashkimit të të dashurve:

“Kur i Dërguari i Allahut po jetonte çastet e fundit, kokën e bekuar e kishte mbështetur në gjoksin tim. Unë i lutesha Zotit për shërim:

“O Zoti i njerëzve! Largoja sëmundjen! Vetëm ti je mjeku i vërtetë, shëruesi i vërtetë!”

Kurse Profeti ynë i dashur vazhdonte të lutej duke thënë:

*“Jo! Allahu im, bashkomë me Mikun e Madh! Allahu im, mëshiromë dhe falmë! Falma mëshirën tënde! Bashkomë me Mikun e Madh!”* (Ibni Hanbel, VI, 108, 231)

Në një rivajet (rrëfim) tjetër, vazhdimi i ngjarjes përshkruhet kështu:

1. Këtu, Hirësia Mevlana aludon mbi ajetin 17 të sures Nexhm. Në këtë ajet që përshkruan gjendjen emocionale të Profetit tonë të dashur në Miraxh, në prani të Zotit të tij të Madh, thuhet: **“**(Në atë post impresionues) **syri dhe zemra e tij as rrëshqitën, as e kaluan masën!”**
2. Në origjinal: şeb-i arûs (pers.). Ky është një konceptim mistik i vdekjes nga poeti Xhelaleddin Rumi. Përkthyesi.

Në ditët kur ishte shëndoshë, disa herë me radhë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati thënë:

*“Asnjë profeti nuk i është marrë shpirti pa e parë postin e tij në xhennet. Pastaj është lënë i lirë të zgjedhë mes vajtjes atje ose qëndrimit në këtë botë.”*

Kur u sëmur vetë dhe iu afrua vdekja, i erdhi si të fiktë ndërsa kokën e kishte mbështetur mbi gjunjët e mi. Kur erdhi në vete, i ktheu sytë drejt tavanit të shtëpisë dhe tha:

*“Allahu im, o Miku i Madh!”*

Atëherë, unë thashë:

“I Dërguari i Allahut nuk na zgjedh ne!”

Dhe e kuptova se ajo thirrje e Profetit ishte shenjë e faktit se ajo që na pati thënë ai vazhdimisht në kohët kur ishte i shëndoshë, tani po i ndodhte atij vetë! (Buhari, Megazi, 84; Ibni Hanbel, VI, 89)

Ky dialog i zhvilluar mes Profetit dhe Engjëllit të Vdekjes gjatë çasteve të agonisë, e tregon në mënyrë më të hapur gradën e dashurisë hyjnore tek ai. Kur Profetit tonë të dashur i erdhi çasti i vdekjes, Engjëlli i Vdekjes, Azraili, i kërkoi leje të hynte brenda. Xhebraili (a.s.) i tha:

“O Ahmed! Ky është Engjëlli i Vdekjes. Kërkon leje të hyjë brenda dhe të të vijë pranë! Kurse para teje ai s’pati kërkuar leje prej askujt për t’i shkuar pranë, po kështu, pas teje, nga askush s’ka për të kërkuar leje! Prandaj jepi leje!”

Engjëlli i Vdekjes hyri brenda, qëndroi para Profetit dhe i tha:

“O i Dërguari i Allahut! O Ahmed! Allahu i Lartë më dërgoi tek ti dhe më urdhëroi të të bindem për çdo urdhër që të më japësh! Po të më urdhërosh të ta marr shpirtin, do të ta marr, po të më urdhërosh të ta lë, do të ta lë!”

I Dërguari i Allahut e pyeti:

*“A me të vërtetë do të veprosh kështu?”*

“Unë jam urdhëruar të të bindem për çdo çështje!” – I tha Engjëlli i Vdekjes. Atëherë ndërhyri Xhebraili (a.s.) që i tha Profetit:

“O Ahmed! Allahu i Lartë ka mall për ty!”

Atëherë, Profeti tha:

*“Ajo që ndodhet te Allahu është e vazhdueshme dhe më e dobishme! O Engjëlli i Vdekjes! Eja, çoje në vend urdhrin që të është dhënë, merrma shpirtin!”* (Ibni Sa’d, II, 259; Hejsemi, IX, 34-35; Belazuri, I, 565)

### 3. Ndjenja e nënshtrimit të Profetit ndaj Allahut[1]

**Nënshtrimi dhe pëlqimi është puna e njerëzve të përkryer;**
**Të mençurit kurrë nuk vuajnë për ambicje dhe gjëra të ulta!**

Namik Kemal

Si një shfaqje të madhërimit dhe dashurisë që ndjente ndaj Zotit të Lartë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) mbante një qëndrim plotësisht të nënshtruar ndaj Tij. Si një akt i zemrës, domethënë, afektiv, nënshtrim (teslimijet) do të thotë shpëtim nga dyshimet lidhur me çështjet e njoftuara nga ana e Allahut, nga dëshirat subjektive që bien në kundërshtim me urdhrat e Tij, nga kërkesat që nuk përputhen me principialitetin dhe sinqeritetin në besim, nga defekti i pretendimit të kundërt me vendimin hyjnor dhe legjislacionin kanunor.

Gjendja e nënshtrimit mund të realizohet vetëm në sajë të ndjenjës së bindjes dhe sigurisë në gradën e ngopjes, gjë që kërkon që qenia ndaj së cilës ndjehet siguri, të jetë e një cilësie të tillë që t'i besohet në çdo aspekt. Prandaj, për të mund ta konsideruar nënshtrimin të posaçëm vetëm ndaj Allahut, para së gjithash duhet besuar se tërë fuqia dhe forca janë të përqëndruara tek Allahut, se, pa lejen e Tij, asnjë qenie nuk mund të shkaktojë dëm ose dobi, se çdo gjë është e përkohshme, kurse vetëm Ai është i përhershëm, se çdo gjë është nevojtare ndaj Tij, kurse Ai s'është nevojtar ndaj asgjëje dhe se Ai nuk ka të ngjashëm; pastaj, ky besim duhet ngritur në gradën e ngopjes. Për rrjedhojë, nënshtrimi i robit ndaj Allahut është në raport të drejtë me njohjen që ka ai për Allahun dhe me besimin ndaj Tij. Për sa i përket formimit të thelbit të devocionit dhe adhurimit të robit ndaj Zotit, nënshtrimi është orientimi më me rëndësi i zemrës ndaj Allahut. Ky orientim fillon me besimin (iman) dhe vazhdon të intensifikohet krahas intensifikimit të njohjes intuitive të Allahut (marifet).

Nënshtrimi i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ndaj Zotit në çdo situatë ka qenë i plotë dhe kulmor. Shembujt interesantë të kësaj në jetën e Profetit janë të shumtë.

Eshtë legjendar nënshtrimi që pati treguar Profeti (s.a.v.s.) ndaj Allahut gjatë hixhretit, emigrimit për në Medinë, edhe në shpellën e Thevrit, edhe kur po ndiqej nga politeisti Thuraka bin Malik. Gjatë emigrimit nga Meka në Medinë, politeistët zhvilluan një ndjekje të paepur pas Profetit dhe bashkudhëtarit të tij besnik. Hz. Ebu Bekr dhe i arritën te shpella e Thevrit. Politeistët vërtiteshin rreth shpellës dhe, tek shihnin pezhishkën e papri-

1. Në origjinal: teslimiyet (osm.), nënshtrim. Përkthyesi.





shur të merimangës në hyrje të shpellës, thoshin:

"Po të kishin hyrë në shpellë, vezët e pëllumbave do të ishin thyer dhe rrjeta e merimangës do të ishte prishur!"

Hz. Ebu Bekri të cilin e kapi frika në këtë mes, i tha Profetit:

"Po të vritem unë, në fund të fundit jam vetëm një person; vdes dhe, me kaq, puna ime mbaron. Por po të vritesh ti, shkatërrohet një ummet, bashkësi!"

Profeti falte namaz në këmbë, kurse Hz. Ebu Bekri bënte roje. Ai i tha përsëri Profetit:

"Njerëzit e fisit tënd vazhdojnë të të kërkojnë ty! Vallahi, unë nuk shqetësohem për vete, por kam frikë se mos të bëjnë ndonjë të keqe ty!"

I Dërguari i Madh i tha:

*"O Ebu Bekr! Mos ki frikë! Pa dyshim, Allahu është me ne!"* (Buhari, Fedailu'l-ashab, 2; Muslim, Fedailu's-sahabe, 1)

Fatzinjtë që kishin ardhur gjer në hyrje të shpellës, nuk panë dot gjë tjetër veç pezhishkës së merimangës! Siç shprehet poeti Arif Nihat Asja,

Merimanga në ajër s'ishte,
As në ujë e as në dhé;
Por që të vërtetën s'shihnin
Në ata sytë e verbër qe...

Zoti na e tregon kështu gjendjen shpirtërore që përjetuan i Dërguari i Madh dhe shoku i tij i shpellës, Besniku i Madh, në shpellën e Thevrit përballë presionit të politeistëve të tërbuar:

لَا تَحْزَنْ اِنَّ اللّٰهَ مَعَنَا

**"… Mos u dëshpëro; Allahu është me ne!.."** (et-Tevbe, 40)

Me këtë komunikim, në të njëjtën kohë, theksohet sekreti i bashkimit i cili përbën thelbin e nënshtrimit (teslimijet).

Ndërsa Profeti (s.a.v.s.) së bashku me Hz. Ebu Bekrin (r.a.) kishin dalë nga shpella dhe po vazhdonin rrugën, Thuraka bin Malik po i ndiqte për t'i vrarë i shtyrë nga premtimi për t'u shpërblyer me njëqind deve. Hz. Ebu Bekri tregon kështu:

"Ne po ecnim mbi një terren të fortë. Ndërkaq, pashë se Thuraka po na vinte nga pas me nxitim. Atëherë, i thashë të Dërguarit të Allahut

(s.a.v.s.):

"O i Dërguari i Allahut, na u afrua!"

*"Mos u dëshpëro, Allahu është me ne!"* – M'u përgjigj dhe e mallkoi Thurakën. Aty për aty, kalit të Thurakës iu ngul këmba në tokë gjer në bark. Thuraka na tha:

"E kuptova se më mallkuat! Tani lutuni për mua që të shpëtoj dhe të mundem t'i kthej të tjerët që po ju ndjekin!"

Profeti u lut, Thuraka shpëtoi dhe u kthye pas. Këdo që takonte, i thoshte:

"Unë kërkova gjithandej, por s'hasa në asnjë njeri!"

Kështu, duke e kthyer pas çdo njeri që takoi, Thuraka e çoi në vend premtimin! (Buhari, Menakib, 45; Muslim, Zuhd, 75)

Nënshtrimi i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) mbështetej në konsideratën për t'i flijuar pasurinë dhe jetën në rrugën e Mikut. Poeti i përshkruan kështu konsistencën e zemrës (afektive) dhe gjendjen shpirtërore të personave që e kanë rrokur sekretin e nënshtrimit:

Kush hyn në portën e nënshtrimit, e flijon jetën;
Se s'bëhet dhuratë tjetër në kuvendin e të mëdhenjve…

Si rrjedhojë e nënshtrimit të treguar ndaj Allahut, Krenaria e Gjithësisë (s.a.v.s.) nuk u kushtonte vëmendje ngatërresave dhe shqetësimeve që i binin në kokë në rrugën e Tij; edhe ngjarjeve që ndodhnin gjatë rrjedhës normale të jetës, sillte ndërmend "nënshtrimin ndaj Allahut"! Me të vërtetë, kur e pati goditur një gur dhe ia pati gjakosur gishtin, nga buzët e bekuara i qenë derdhur këto fjalë kuptimplote:

هَلْ اَنْتَ اِلَّا اِصْبَعٌ دَمِيتِ    وَفِى سَبِيلِ اللّٰهِ مَا لَقَيتِ

*"A nuk je ti vetëm një gisht që rrjedh gjak? Megjithëkëtë, jo më kot, por në rrugën e Allahut!"* (Buhari, Edeb, 90; Muslim, Xhihad, 112)

Në çështjen e nënshtrimit, Profeti dhe sahabet patën parashtruar qëndrime dhe sjellje tejet domethënëse. Sipas rivajeteve (rrëfimeve), disa hipokritë qenë përpjekur t'i frikësojnë dhe zbrapsin ushtarët islamë që ishin përgatitur të përballeshin me politeistët në Betejën e Bedrit të Vogël, duke u thënë se Kurejshët dhe përkrahësit e tyre kishin mbledhur një forcë të madhe. Por ç'e do që ky lajm pati bërë të kundërtën, e pati forcuar besimin e muslimanëve ndaj Allahut dhe bindjen te fitorja dhe ata, pa shfaqur asnjë

dobësi, patën thënë: “Allahu na mjafton, ç’dorëzanës i mirë është Ai!”. Ky qëndrim i bukur i tyre solli si pasojë pëlqimin e Zotit tonë të Lartë dhe zbriti ky ajet kur’anor:

**“Kur disa hipokritë u thanë muslimanëve “armiqtë tuaj janë përgatitur për t’ju sulmuar, prandaj ruhuni”, kjo e rriti edhe një herë më shumë besimin e tyre dhe ata thanë: “Allahu na mjafton neve, ç’dorëzanës i mirë është Ai!” Pas kësaj, ata u kthyen pa asnjë humbje, por të mbushur me të mirat dhe dhuratat e Allahut. Kështu, ata vepruan sipas pëlqimit të Allahut! Allahu është bujar i madh!”** (Al-i Imran, 3/173-174) (Vahidi, f. 135)

Nënshtrimi i muslimanëve me mendimin “Allahu na mjafton, numri i armiqve s’ka rëndësi” dhe dhënia përparësi prej tyre pëlqimit të Allahut ndaj çdo gjëje tjetër, u pati siguruar të bëheshin të suksesshëm pa rënë as në shqetësimin më të vogël. Sepse Allahu i Lartë kurrë nuk e nxjerr të pavlerë besimin dhe sigurinë tek Ai të atyre që i nënshtrohen. Prandaj, ajo çka duhet të ndodhet domosdoshmërisht te besimtarët është palëkundshmëria në besim, siguria dhe nënshtrimi i patronditur te Allahu. Kjo është forca më e madhe dhe sekreti i sukseseve të besimtarëve!

Sipas transmetimit të Abdullah bin Abbasit (r.anhuma), shprehjen **“Allahu na mjafton, ç’dorëzanës i mirë është Ai”** e ka thënë Ibrahimi (a.s.) duke u hedhur në zjarr. Me të vërtetë, me ajetin në vijim, Zoti e ka paraqitur atë si model të nënshtrimit:

اِذْ قَالَ لَهُ رَبُّهُ أَسْلِمْ قَالَ اَسْلَمْتُ لِرَبِّ الْعَالَمِينَ

**“Kur Zoti i tha atij “nënshtrohu!”, ai u përgjigj menjëherë: “Iu nënshtrova Zotit të botëve me të gjithë qenien time!”** (el-Bakara, 2/131)

Edhe Profeti ynë e ka thënë këtë shprehje kur u patën thënë: “Politeistët u bashkuan kundër jush, prandaj shihni të shpëtoni kokën!” Atëherë, muslimanëve u qe forcuar besimi dhe, duke thënë të gjithë më një gojë **“Allahu na mjafton, ç’dorëzanës i mirë është Ai!”**, patën shpalosur një shembull nënshtrimi të pashoq përballë Allahut! (Buhari, Tefsir, 3/13)

Hz. Mevlana, poeti mistik Xhelaleddin Rumi, e përshkruan kështu me metafora të pashoqe gjendjen e nënshtrimit të gjerë e të pakufi të shfaqur te i Dërguari i Allahut:

*“Unë s’jam fije kashte, por mal butësie, durimi dhe drejtësie! Si mund të ndodhë që stuhia ta shkëpusë nga vendi një mal të tërë? Vetëm fija e kashtës mund të lëvizë nga vendi e të fluturojë nga era! Se janë edhe sa*

*e sa erëra që nuk fryjnë përshtatshmërisht. Unë jam një mal, qenia ime është ndërtesa e Tij. Mua Ai më ka krijuar. Edhe sikur fije kashte të jem, është era e Tij që më lëviz mua nga vendi, që më ngre fluturim! Dëshira dhe kërkesa ime është të mos lëviz me gjë tjetër përveç erës së vullnetit të Tij! Kryekomandanti i forcave të mia shpirtërore e fizike, i ushtrive të mia të zemrës është dashuria pasionante që kam për Allahun i vetëm, të pashok e të pangjashëm!"* (*Mesnevi*, dyvargshi 3794-3797)

Jeta e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) është plot shembuj që tregojnë sigurinë dhe bindjen e patronditshme të tij ndaj Allahut edhe në situatat më të vështira! Edhe në kohët kur janë zbërthyer vullnetet më të fuqishëm, Ai është bërë një monument nënshtrimi që kurrë nuk lëshohet dhe zbërthehet! Këtë nënshtrim të tij mundemi ta vëmë re në çdo etapë të jetës, madje edhe në çështjet më të imta!

Siç tregon Ebu Said el-Hudriu (r.a.), një njeri shkoi te i Dërguari i Allahut dhe e pyeti:

"Im vëlla është i sëmurë nga stomaku, ç'të bëj?"

*"Jepi të pijë sherbet mjalti!"* – I tha Profeti. Personi bëri siç iu tha dhe, pas një farë kohe, u kthye përsëri dhe i tha Profetit:

"I dhashë të pijë sherbet mjalti, por s'i vlejti për gjë tjetër veçse për t'ia shtuar edhe më dhimbjen!"

Personi shkoi e u kthye kështu tri herë. Më në fund, Profeti i tha:

*"Pa dyshim, Allahu thotë të drejtën, kurse stomaku i tët vëllai gënjen!"*

Pastaj ai personi i dha edhe një herë të vëllait sherbet mjalti dhe ai u shërua! (Buhari, Tib, 4; Muslim, Selam, 91)

Me këtë fjalë, i Dërguari i Allahut aludoi për të vërtetën e shprehur në ajetin **"Në atë mjaltë** (të bërë nga bleta) **ka shërim për njerëzit"** (en-Nahl, 16/69) dhe vuri në shesh sigurinë që ndjente tek Allahu i Lartë dhe nënshtrimin ndaj Tij.

Këto shfaqje dhe situata nënshtrimi që pamë në jetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), i shohim edhe në jetën e profetëve dhe njerëzve të mirë të tjerë, njëri prej të cilëve ka qenë zonja Haxher, njëra nga gratë e profetit Ibrahim. Profeti ynë, Hz. Muhammedi (s.a.v.s.) e tregon kështu nënshtrimin e saj:

*"Ibrahimi (a.s.) i pati sjellë në Mekë Haxherin së bashku me të birin ende foshnjë gjiri, Ismailin. I mbështetur në shumë urtësi, ai i pati lënë gruan dhe të birin aty duke u vënë pranë një degë hurmaje dhe një calik me ujë. Dhe, ndërsa u pati kthyer shpinën e po largohej, Haxheri i pati bërë zë duke e ndjekur nga pas:*

*"Ibrahim! Si po na le ne në këtë luginë të vetmuar, pa një njeri me të cilin të takohemi e të bisedojmë, ku nuk ka asgjë për të ngrënë e për të pirë, e ku po ikën?"*

*Edhe pse ajo e pati përsëritur disa herë këtë pyetje, Hz. Ibrahimi pati heshtur. Më në fund, Haxheri i pati thënë:*

*"A mos Allahu të urdhëroi të veprosh kështu?"*

*Atëherë, Hz. Ibrahimi i qe përgjigjur:*

*"Po, Allahu më urdhëroi!"*

*Pas kësaj përgjigjeje, nga goja e zonjës Haxher qenë derdhur këto fjalë (që tregonin kulmin e nënshtrimit ndaj Allahut):*

*"Në është kështu, Allahu na mbron ne!.."*

*Pastaj qe kthyer, kurse Ibrahimi (a.s.) pati vazhduar rrugën e vet duke u larguar. Dhe, kur pati arritur në zonën e quajtur Senije ku s'e shihte askush, e pati kthyer fytyrën nga ana e Qabes, pati ngritur duart për lutje dhe qe lutur kështu:*

**"Zoti ynë! Po lë një pjesë nga brezi im në një luginë ku nuk bëhen të mbjella, pranë Faltores së Bekuar tënde që duhet respektuar, me qëllim që të falin namaz ashtu siç duhet. Vër dashuri në zemrat e njerëzve për ta dhe jepu si ushqim nga disa pemë që të të falenderojnë!"** (Ibrahim, 14/37) (Buhari, Enbija, 9)

Sa nënshtrimi i pashoq i treguar nga zonja nëna jonë Haxher ndaj urdhrit të Allahut, edhe nënshtrimi i Ibrahimit (a.s.) i cili, gjithashtu me urdhrin e Allahut, i pati lënë vetëm në një luginë të vetmuar gruan dhe të birin e vetëm, është një shembull shumë domethënës. Si rezultat i këtij nënshtrimi, Allahu i Lartë e bëri të bekuar atë vendbanim dhe veprimet e tyre i shndërroi në elementë të adhurimit të haxhit që do të vazhdojë gjer në kiamet. Mbështetur në nënshtrimin dhe pëlqimin që treguan, Allahu i Lartë vendosi që emrat e tyre të përmendeshin përjetësisht për të mirë!



# II. RESPEKTIMI I KRITEREVE HYJNORE NGA PROFETI

> **Betohem në Allahun se unë jam ndër ju ai që e ka më shumë frikë Allahun dhe që ndjen më shumë respekt për të!"**
>
> Buhari, Nikah, 1.

Kriteret hyjnore janë konkluzione dhe urdhra që i përkasin kësaj bote si dhe jetës së pasme, ahiret, të cilat Zoti ia ka njoftuar të Dërguarit të vet me rrugën e vahjit ose revelacionit hyjnor. Urtësia e dërgimit si profet të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ka qenë që ai të bënte një jetë model brenda kornizës së urdhrave dhe ndalimeve të Allahut të Lartë dhe, kështu, të siguronte zbatimin praktik mes njerëzve të urdhrave hyjnorë.

I Dërguari i Allahut e ka kaluar tërë jetën nën llogarinë hyjnore dhe mes vetëdijes më të lartë të qenies përballë pranisë hyjnore. Kjo veçori e tij shfaqet në çdo specifikë edhe vetiake, edhe lidhur me njerëz të tjerë, në respektimin e kritereve hyjnore. Suksesi i Profetit tonë në këtë specifikë buron nga fakti që arfërsia, dashuria dhe nënshtrimi i tij ndaj Allahut kanë pasë zënë vend tek ai në mënyrë të thellë e rrënjësore. Si pasojë e faktit që ishte ndër njerëzit ai që e njihte më mirë Allahun dhe që e kishte frikë më shumë Atë, i Dërguari i Allahut qe bërë personi që pati treguar më shumë korrektesë ndaj urdhrave dhe ndalimeve të Tij.

## A. KORREKTESA NË ZBATIMIN E URDHRAVE HYJNORË

Urdhrat hyjnorë janë të ndryshëm dhe gradë-gradë. Ndër ta, janë urdhrat që i përkasin botës së brendshme dhe të jashtme të individit, po ashtu, edhe urdhrat që i përkasin qëndrimeve dhe sjelljeve të tij lidhur me vetveten,me Zotin e vet, me njerëzit dhe krijesat e tjera. Profeti ynë i kreu këto kritere hyjnore të gradëve të ndryshme duke e respektuar secilin kriter siç duhej dhe jetoi një jetë të orientuar në rrugën e drejtë. Pavarësisht nga të gjitha vështirësitë, çdo lloj të orientimit ai e zbatoi në atë mënyrë që të bëhej model për kompetentët e sheriatit, tarikatit, hakikatit dhe marifetit. Krahas qëndrimit dhe sjelljes korrekte në aspektet e kritereve hyjnore që





kanë të bëjnë me jetën personale-private, Profeti e intensifikoi akoma më shumë këtë korrektesë veçanërisht në specifikat që kanë të bëjnë me jetën shoqërore. Në jetën e të Dërguarit të Allahut mund të gjenden shumë shembuj të kësaj çështjeje.

Korrektesa e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) në respektimin dhe zbatimin e urdhrave hyjnorë shihet posaçërisht në zbatimin e kufijve të së drejtës së personit. Duke e mbajtur parasysh urdhrin e Zotit, **"po qe se u besoni Allahut dhe ditës së ringjalljes, të mos ju rrëmbejë ndjenja e mëshirës ndaj fajtorëve gjatë zbatimit të urdhrit të Allahut!.."** (en-Nur, 24/2) Profeti ka bërë këtë porosi mbi këtë çështje:

*"Zbatojini dënimet me vdekje edhe te i afërmi (farefisi), edhe te i largmi (i panjohuri). Në zbatimin e urdhrit të Allahut, të mos ju pengojë qortimi i asnjë qortuesi!"* (Ibni Maxhe, Hudud, 3)

*"Zbatimi i një dënimi me vdekje nga dënimet e Allahut është më e mbarë dhe e dobishme se rënia e dyzet net shiu prodhimtar në një vendbanim!"* (Ibni Maxhe, Hudud, 3)

Ka qenë e pamundur që Profeti ynë, i Dërguari i Madh, të reagonte ngadalë ose në të kundërt në ndonjë specifikë ku Allahu urdhëronte ose në zbatimin e ndonjë urdhri të Tij. Një ngjarje me rëndësi lidhur me këtë çështje është zhvilluar kështu:

Kurejshët ishin dëshpëruar shumë që një grua e fisit të tyre kishte bërë një vjedhje në fisin Beni Mahzum. Ata diskutuan mes tyre se kush do ta bisedonte atë çështje me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.)[1]. Disa shfaqën mendimin se, për këtë, askush nuk do të kishte guxim përveç Usame bin Zejdit të cilin Profeti e donte shumë. Sipas kërkesës së tyre, Usame bin Zejdi ia hapi çështjen të Dërguarit të Allahut. I Dërguari i Allahut e pyeti:

*"A po bën ndërmjetësim për të mos zbatuar njërin nga dënimet e vëna nga Allahu?"*

Pastaj u ngrit në këmbë dhe iu drejtua të pranishmëve:

*"Për këtë shkak u shkatërruan popujt para jush. Kur bënte vjedhje ndonjë fisnik, i pasur apo me pozitë, e linin të lirë, kurse kur bënte vjedhje ndonjë njeri i dobët dhe pa përkrahje, e dënonin menjëherë! Betohem në Allahun se edhe sikur e bija e Muhammedit, Fatimja, të bënte vjedhje, do t'ia prisja dorën!"* (Buhari, Enbija, 54; Muslim, Hudud, 8, 9)

Alla Lartë e ka ndaluar vrasjen pa të drejtë dhe e ka konsideruar mëkat sa vrasjen e tërë njerëzve. (el-Maide, 5/32) Edhe Profeti ynë si profet mëshire që ishte, pati treguar ndjeshmëri dhe korrektesë të madhe në këtë

1. Me qëllim për ta shpëtuar fajtoren nga dënimi me prerjen e dorës. Përkthyesi.





çështje. Një nga shembujt interesantë të kësaj është kjo ngjarje.

Mikdad bin Esved (r.a.) tregon:

I thashë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.):

“Po qe se takohem me një qafir, përleshemi me të dhe ai ma pret dorën me shpatë dhe, pastaj, për të shpëtuar prej meje, fshihet pas një peme dhe më thotë se u bë musliman për hir të Allahut, ç'të bëj? A ta vras, o i Dërguari i Allahut? Si thua ti?”

I Dërguari i Allahut më tha:

*“Kurrsesi të mos e vrasësh!”*

Kurse unë ia ktheva:

“O i Dërguari i Allahut! Ai njeri ma këputi një dorë dhe pastaj e tha atë fjalë ngaqë u frikësua prej meje!”

I Dërguari i Allahut më tha kështu:

*“Kurrsesi të mos e vrasësh se, po e vrave, ai mbetet në gjendjen tënde para se ta vrasësh. Kurse ti bie në gjendjen e tij para se ta thotë atë fjalë!”* (Buhari, Megazi, 12; Muslim, Iman, 155)

Një ndodhi e ngjashme me këtë i ka ndodhur edhe Usame bin Zejdit (r.anhuma), i cili e transmeton vetë:

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na kishte dërguar kundër krahut Huraka të fisit Xhuhejne. I sulmuam herët në mëngjes ndërsa ndodheshin në buzë të oazeve. Unë me një ensar e arritëm njërin prej burrave të tyre i cili, kur e sulmuam, tha: “La ilahe il'lallah!” Atëherë, shoku im ensar hoqi dorë nga sulmi kundër tij, kurse unë ia ngula heshtën dhe e vrava. Pasi u kthyem në Medinë, i Dërguari i Allahut të cilit i kishte rënë në vesh ngjarja, më pyeti:

*“O Usame, a e vrave njeriun pasi tha “La ilahe il'lallah”?*

Unë iu përgjigja:

“O i Dërguari i Allahut! Ai e tha këtë fjalë vetëm për që ta shpëtonte jetën!”

I Dërguari i Allahut ma përsëriti pyetjen:

*“A e vrave njeriun pasi tha “La ilahe il'lallah”?*

Sipas një rivajeti (rrëfimi) tjetër, Usame bin Zejdi ka thënë kështu:

I Dërguari i Allahut më pyeti:

*“A mos ia hape zemrën dhe e pe se me çfarë qëllimi e tha?”*

Dhe aq shumë e përsëriti këtë pyetje, saqë unë mendova kështu për vete: “Eh, sikur të isha bërë musliman jo më parë, por tani!” (Buhari, Dijat, 2;

Muslim, Iman, 158-159)

Pas kësaj ngjarjeje ka zbritur ajeti:

**"O ju që keni besuar! Dëgjoni dhe kuptojeni mirë! Kur të dilni në luftë, atij që t'ju japë selam, mos i thoni sipas interesave të kësaj bote, "ti s'je musliman"!"** (en-Nisa, 4/94) (Vahidi, f. 175-177)

Me qëndrimet dhe sjelljet e tij shembullore në këto ngjarje, Profeti ynë i dashur na tregon se, në çështje ku ka urdhër të hapur e të qartë të Allahut të Lartë, është e domosdoshme t'i nënshtrohemi pa kushte urdhrit të Tij e jo të veprojmë sipas një sërë opinionesh dhe prirjesh tona personale!

## B. NDJESHMËRIA NDAJ HARAMIT DHE HALLALLIT

**"Këta janë kufijtë e Allahut, kurrsesi mos iu afroni atyre!"**

el-Bakara, 2/187

Në çështjen e haramit dhe hallallit, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) mbante një qëndrim jashtëzakonisht të ndjeshëm. Hz. Aisheja e përshkruan kështu këtë veçori të Profetit:

"Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) lihej i lirë për të bërë njërën nga dy gjëra, absolutisht zgjidhte më të lehtën me kusht që të mos përbënte mëkat. Kurse kur bëhej fjalë për një gjë që ishte mëkat, ai ishte njeriu që qëndronte më larg se kushdo tjetër prej saj!" (Buhari, Menakib, 23)

Këtu janë dy specifika të rëndësishme që të tërheqin vëmendjen: e para, Profeti zgjidhte variantin më të lehtë (të aktit, qëndrimit apo sjelljes) kur s'bëhej fjalë për mëkat; e dyta, Profeti ishte personi që qëndronte më larg se kushdo tjetër nga haramet, që ruhej më shumë se kushdo tjetër prej tyre. Për shembull, ruajtja nga fitimi haram ka qenë ndër çështjet kryesore që i Profeti ynë, i Dërguari i Allahut, ka kërkuar nga muslimanët. Në porosinë profetike thuhet:

*"Të merituarit e xhennetit janë tre grupe njerëzish: kryetari i shtetit i drejtë dhe i suksesshëm, personi shpirtbutë dhe i mëshirshëm ndaj të afërmve dhe muslimanëve si dhe muslimani i virtytshëm i cili, megjithëse ka familje të madhe, ruhet nga fitimi haram dhe nuk lyp ndonjë gjë nga të tjerët!"* (Muslim, Xhennet, 63)

Në këtë hadith ose porosi profetike, janë përmendur dy cilësi të njerëzve të grupit të tretë. Njëra, përballimi i jetesës nga njeriu me punën e vet pa ua zgjatur dorën të tjerëve dhe, tjetra, ruajtja nga mëkati dhe qëndrimet





apo veprimet që çojnë në mëkat. Njeriu kurrë nuk duhet ta harrojë se përgatitja për jetën e amshuar pas ringjalljes është gjëja më e rëndësishme se çdo gjë tjetër! Dhe, për këtë, jetesën e familjes duhet ta sigurojë me rrugë dhe mjete hallall, pra, të lejueshme, legjitime e të bekueshme, nuk duhet të tentojë të përdorë rrugë dhe mjete haram, pra, të palejueshme, jolegjitime e të pabekueshme, si dhe të mos ta ulë dinjitetin personal duke ua zgjatur dorën të tjerëve. Po qe se njeriu e ruan nderin e të qenit rob i Zotit dhe punon duke besuar se Zoti s'ka për ta lënë të uritur, Zoti i botëve edhe furnizimin në këtë botë ia jep, edhe dhuntitë e pasosura të jetës së amshuar s'ia kursen. Profeti ynë, i Dërguari i Madh, jo vetëm bëri vetë një jetë personale dhe familjare në përputhje me këto kritere, por edhe ummetin, bashkësinë e vet, e këshilloi të sillej kështu.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka paralajmëruar muslimanët me këto fjalë: *"Do të vijë një kohë e tillë që njeriu s'do të interesohet aspak nëse gjëja që përvetëson është hallall apo haram!"* (Buhari, Buju, 7/23) Profeti i ka dhënë rëndësi edukimit të fëmijëve qysh në moshë të vogël me qëllim që të rriten dhe të përgatiten si njerëz të ndjeshëm ndaj çështjes së haramit dhe hallallit dhe ka kërkuar nga muslimanët të ruhen nga praktikat që do t'i orientonin fëmijët drejt cilësive dhe vetive të këqija të karakterit. Në një hadith profetik, ai ka porositur kështu:

*"Mos i shtrëngoni fëmijët të fitojnë para. Po t'i shtrëngoni, ata mund të vjedhin. As shërbëtoret që nuk kanë aftësira profesionale apo artistike, mos i shtrëngoni, përndryshe, do të fillojnë të fitojnë duke e marrë nëpër këmbë nderin dhe virtytin e vet. Mos i mbani sytë te paraja që mund të sjellin ato, që edhe Allahu të mos ju bëjë nevojtarë për atë para! Juve ju kanë hije ushqime të pastra!"* (Muvatta, Isti'zan, 42)

Ushqimi haram, jo vetëm që e turpëron zotëruesin dhe përdorësin para njerëzve por edhe e zhvlerëson para Zotit. Allahu (xh.xh.) nuk ia pranon lutjen. Profeti ynë, i Dërguari i Madh, e ka theksuar shumë herë se, që t'i pranohet lutja, njeriu duhet të tregojë kujdes ndaj haramit dhe hallallit. Në njërën nga porositë e tij thuhet kështu:

*"Allahu i Lartë është i pastër dhe vetëm të pastërtit i pranon. Atë që ua ka urdhëruar pejgamberëve, ua ka urdhëruar edhe besimtarëve. Zoti i ka urdhëruar pejgamberët:*

**"O të Dërguar! Hani prej gjërave të pastra dhe hallall dhe bëni punë të mira!"** (el-Mu'minun, 23/51)

*Po kështu, edhe besimtarët:*

**"O ju që keni besuar! Nga furnizimi që ju kemi dhënë, hani atë që është e pastër!"** (el-Bakara, 2/172)

*Dikush lufton për një kohë të gjatë në rrugën e Allahut. Pastaj, me trupin të shkatërruar, kokë e këmbë i ngjyer në pluhur, ngre duart drejt qiellit*

*dhe lutet: O Zot! O Zot! Mirëpo ai ka ngrënë e ka pirë haram. Atëherë, si mund të pranohet lutja e një njeriu të tillë?"* (Muslim, Zekat, 65)

Kaq të hapura e të qarta janë kriteret e njoftuara nga i Dërguari i Allahut! Domethënë se, edhe sikur dikush ta vërë jetën në dispozicion të luftës për fenë dhe të bëjë luftëra të gjata në shërbim të fesë dhe të katandiset në gjendje të mjeruar, sakrifica e tij nuk ka asnjë vlerë nëse ushqehet me ushqim haram. Ajo çka e bën muslimanin njeriun më të pastër të botës është, krahas besimit, jetesa në përputhje me urdhrat e fesë, ushqyerja me ushqim të pastër dhe hallall. Kështu, ai pastrohet edhe materialisht, edhe kuptimisht.

Korrektesa e treguar nga Profeti në diferencimin hallall-haram duket hapur edhe në këtë hadith profetik:

*"Po qe se dikush nga ju i jep para borxh vëllait dhe vëllai që e merr borxhin kërkon t'i dhurojë diçka, të mos ia pranojë. Ose nëse kërkon ta hipë në devenë e vet, të mos hipë. Nga kjo bën përjashtim nëse mes tyre ka pasur rregullisht edhe më parë shkëmbim dhuratash dhe ndihmë reciproke!"* (Ibni Maxhe, Sadakat, 19)

Imam Adhami i cili ishte i lidhur ngushtë pas këtyre kritereve të holla të të Dërguarit të Allahut, kishte për të marrë te dikush. Ndërkaq, në atë mëhallë i vdiq një nxënës. Imam Adhami Ebu Hanife shkoi atje për t'ia falur ish nxënësit të tij namazin e të vdekurit. Moti ishte shumë i nxehtë. Duke menduar se, po të priste nën hijen e murit të personit i cili i kishte borxh, kjo mund të konsiderohej si marrje kamate, parapëlqeu të priste nën të nxehtët përvëlues të diellit. (Attar, f. 243)

Edhe ky rivajet i transmetuar nga Ebu Ruhm el-Gifari, është një shembull i bukur mbi korrektesën e të Dërguarit të Allahut në këtë drejtim:

Patëm shkuar në Hajber në një kohë kur hurmat ishin ende aguridhe. Hajberi ishte një vend shumë i nxehtë dhe shumë i rrezikshëm në këtë drejtim. Ne ishim uritur shumë. E kishim rrethuar kalanë kur prej aty dolën jashtë njëzet a tridhjetë gomerë të butë. Çifutët nuk i futën dot brenda. Muslimanët i zunë, i therën, ndezën zjarre vende-vende dhe zunë t'i zjenin. I Dërguari i Allahut pyeti:

*"Ç'janë këto zjarre? Pse i ndezën këto zjarre?"*

"Për të zjerë mish!" – I thanë.

*"Çfarë mishi, për të zjerë ç'mish?"* – Pyeti sërish Profeti.

"Për të zjerë mishin e gomerëve të butë!" – I thanë.

Atëherë, Profeti urdhëroi:

*"Derdhini ato enë! Dhe vetë enët thyjini!"*

Njëri nga sahabet i tha:





“O i Dërguari i Allahut! A s’bën sikur vetëm mishin ta derdhim, kurse enët t’i lajmë?”

*“Mund të bëni edhe ashtu!”* – Tha Profeti i nderuar. (Buhari, Megazi, 38; Muslim, Xhihad, 123)

Momenti më i rëndësishëm që duhet bërë kujdes këtu është ky: ngjarja ka ndodhur gjatë një beteje dhe në një kohë kur uria ishte bërë e padurueshme. Megjithëkëtë, i Dërguari i Allahut nuk ka lejuar ngrënien e një gjëje haram dhe menjëherë i ka bërë sahabet të heqin dorë prej kësaj.

Profeti ynë, i Dërguari i Madh i cili mbante një qëndrim kaq pedant ndaj ushqimit haram, të njëjtën korrektesë dhe të të njëjtin pedantizëm ka treguar edhe në fusha të tjera të jetës. Për shembull, kur ecte rrugës, ecte duke parë gjithmonë përpara dhe duke i ruajtur sytë jo vetëm nga vështrimi i gjërave haram, por edhe i gjërave të dyshimta. Edhe sahabet, shokët e vet, i porosiste dhe këshillonte të silleshin ashtu. Kur Xheriri (r.a.) e pati pyetur të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) mbi çështjen e vështrimit të papritur të një gjëje haram për t’u vështruar, ai i pati thënë:

*“Ktheji menjëherë sytë në anën tjetër!”* (Muslim, Adab, 45)

Kurse kjo ngjarje e treguar nga Ummu Seleme është më interesante:

Ndodhesha pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Aty ndodhej edhe Mejmune. Ndërkaq, hyri papritmas sahabiu i verbër Ibni Ummu Mektum. Kjo ndodhi pasi kishte ardhur urdhri i mbulimit. Profeti (s.a.v.s.) na urdhëroi:

*“Tërhiquni pas perdes!”*

Ne i thamë:

“Po, a s’është ai i verbër, o i Dërguari i Allahut? Ai s’na sheh dot ne!”

Kurse Profeti ma ktheu:

*“A mos jeni edhe ju të verbra dhe s’e shihni dot atë?”* (Ebu Davud, Libas, 34)

Në këto ngjarje që përmendëm, vihet re se i Dërguari i Allahut i cili u qëndronte shumë larg harameve, ua tërhiqte vëmendjen edhe pjesëtarëve të familjes dhe sahabeve që të qëndronin larg.

Meqë mund të ndodhnin edhe qëndrime të gabuara në çështjen e haramit dhe hallallit, si pranimi i hallallit si haram dhe i haramit si hallall, ua ka tërhequr vëmendjen njerëzve edhe në këtë drejtim. Lidhur me këtë, Ibni Abbasi (r.a.) na transmeton një ngjarje të tillë:

Një person shkoi te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe i tha:

“Kur ha mish, dobësia për gratë më shtohet dhe epshi sundon mbi mua. Për këtë shkak, ia bëra haram vetes ngrënien e mishit!”

Atëherë, zbriti ky ajet kur’anor:





**“O ju që keni besuar! Gjërat e pastra që jua ka bërë Allahu hallall, mos i bëni haram** (për veten tuaj) **dhe mos e teproni. Ç’është e drejta, Allahu nuk i do ata që e teprojnë. Hani nga furnizimi që ju ka dhënë Allahu, atë që është e pastër dhe hallall dhe ruhuni nga Allahu që e keni besuar!”** (el-Maide, 5/87-88) (Tirmidhi, Tefsir, 5/14)

Ky qëndrim i cili, me një vështrim të sipërfaqshëm, duket si një qëllim mjaft i pafajshëm dhe i arsyeshëm, në të vërtetë është produkt i një mendimi aq të gabuar sa të bëhet shkak për zbritjen e një ajeti! Ky ajet kur’anor parashtron se askush nuk mundet t’i ndërrojë sipas dëshirave të veta gjërat që Allahu i ka bërë hallall!

Hz. Fahredini Raziu shpjegon se në urdhrin **“gjërat e pastra që Allahu i bëri hallall për ju mos ia bëni haram vetes”** janë gjashtë lloj ndalimesh të ndryshme:

1. Kurrsesi mos formoni bindjen se një gjë që Allahu ua ka bërë hallall, mund të bëhet haram! Përndryshe, kjo të çon në herezi (kufr).

2. Mos e shqiptoni as me gojë se se një gjë që jua ka bërë Allahu hallall, është haram!

3. Mos ikni nga gjërat që jua ka bërë Allahu hallall, siç ikni nga gjërat që jua ka bërë haram!

4. Mos u jepni fetva të tjerëve duke ua bërë hallallet haram!

5. Mos tentoni t’i bëni hallallet haram duke u betuar dhe duke bërë kushtime për këtë!

6. Gjënë që keni rrëmbyer, mos e përzjeni në mënyrë të pashkëputshme me pasurinë tuaj, sepse një veprim i tillë e bën haram edhe atë që është hallall!

Shprehja e ajetit **“mos e kaloni masën”** e paraqet aktin e “bërjes së hallallit haram” si tejkalim të caqeve të pozitës së robit ndaj Zotit dhe si padrejtësi. Në të njëjtën mënyrë, kjo shprehje, krahas që i bën normale (mubah) gjërat e pastra, shmang edhe nga shpenzimi i tepërt dhe shpërdorimi (israf). Gjithashtu, këtu ekziston edhe ideja “meqë Allahu jua ka bërë hallall gjërat e pastra, mjaftohuni me këto dhe mos shkoni te haramet”!

Edhe ajeti në krye të sures Tahrim, që thotë, **“O i Dërguar, pse shkon pas pëlqimit të grave dhe ia bën haram vetes atë që Allahu ta ka bërë hallall?”** (et-Tahrim, 66/1), përmban të njëjtin synim.

Miqtë e Allahut të cilët, pas Shekullit të Lumtur, e ndoqën hap pas hapi gjurmën e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), janë përpjekur të qëndrojnë jashtëzakonisht larg kafshatës haram. Kjo ngjarje që i ka ndodhur Hirësisë Ibrahim Et’hem është mjaft domethënëse për sa i përket faktit se tregon rëndësinë e kësaj çështjeje. Ai tregon kështu:




"Një ditë isha shtrirë në faltoren Bejti Mukaddes[1] i mbështjellë me rrogos. Në mes të natës, u hap porta e faltores dhe brenda hyri një plak. Pasi fali dy reqat namaz, u ul me shpinë nga mihrabi. Aty erdhën edhe dyzet vetë të tjerë. Njëri prej tyre tha:

"Këtu është duke fjetur dikush!"

Plaku tha duke buzëqeshur:

"Eshtë Ibrahim Et'hemi. Nuk po e shijon dot namazin që ka dyzet ditë që po e fal!"

Kur i dëgjova ato fjalë, s'durova dot, por u ngrita dhe u shkova pranë. U dhashë selam dhe e pyeta plakun:

"Për dashuri të Allahut, ç'është shkaku i këtij hallit tim?"

Ai më tha kështu:

"Filan ditë bleve hurma në Basra. Një hurmë ra përtokë dhe ti e more duke pandehur se qe e jotja! Kurse ajo s'ishte e jotja! Për këtë shkak, u largove dyzet konaqe nga gjendja jote shpirtërore!"

U nisa menjëherë, shkova në Basra dhe ia kërkova personit të ma bënte hallall. Kjo ndikoi shumë edhe tek ai dhe ai u bë nga njerëzit e mirë dhe mirëbërës. (Attar, f. 122-123)

Përgjithësisht, çështja e hallallit dhe haramit është parimi më me rëndësi që përbën bazën e jetës fetare dhe të lumturisë shpirtërore.

Ndërkaq, edhe rëndësia që i duhet kushtuar të drejtës së personit është një pjesë e kësaj.

## C. RESPEKTIMI I TË DREJTËS SË PERSONIT

> **"Ditën e kiametit, personi ka për të ikur prej vëllait, nënës, babait, gruas dhe fëmijëve."**
>
> Abese, 80/34-36

Shkelja e të drejtës së personit është një nga mëkatet e mëdha që nxjerr jashtë kufijve të indulgjencës dhe mëshirës së gjerë të Allahut.[2] Faljen apo jo të së drejtës së shkelur të personit, Zoti ia ka lënë vetë personit të cilit i është bërë e padrejta. Profeti ynë, Zotëria i gjithësisë, ka treguar

1. Xhamia Aksa në Jeruzalem. Përkthyesi.
2. Me fjalë të tjera, shkelja e të drejtës së personit është shkelje e normave të indulgjencës dhe mëshirës së Zotit të vëna prej Tij në lidhje me personin. Përkthyesi.




korrektesë të jashtëzakonshme me qëllim që të mos dalë para Allahut të Lartë me fajin e shkeljes së të drejtës së personit dhe ka shpalosur qëndrime e sjellje shembullore shumë të bukura. Një rast të tillë, Ebu Zur'a (r.a.) e tregon kështu:

"Gjatë fushatës së Taifit, kur Kryeprofeti do të hipte në deve për t'u larguar nga Karni Menazil, ia përgatita devenë e vet, Kasvën. I mbajta frerët e Kasvës në duar, pastaj ia dhashë pasi hipi, kurse unë hipa në vithe. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i binte devesë vitheve me kamxhik për ta nxitur të ecte dhe në çdo të rënë, kamxhiku më qëllonte edhe mua. Pastaj m'u kthye mua dhe më pyeti:

*"Apo mos kamxhiku po të qëllon ty?"*

"Po, t'u bëfshin kurban nënë e babë!" – Iu përgjigja unë!

Kur zbritëm në Xhi'rane, në një skaj ndodhej një tufë të imtash. I Dërguari i Allahut e pyeti nëpunësin që përgjigjej për mallrat e plaçkës së luftës. Nëpunësi i dha njohuri mbi gjërat që e pyeti. Pastaj i Dërguari i Allahut pyeti:

*"Ku është Ebu Zur'a?"*

"Këtu jam!" – Iu përgjigja unë.

*"Merri këto të imta si shpagim për kamxhikët që hëngre!"* – Më tha. Pastaj, kur i numërova bagëtitë, më dolën njëqind e njëzet kokë. Ishte malli më i madh që pata shtënë në dorë dhe nga i cili përfitova më shumë!" (Vakidi, III, 939)

Respektimi i të drejtës së personit që tregon i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) në këtë ngjarje, paraqet një cilësi që u bën dritë epokave dhe, me këtë rast, le të përfytyrohet se në ç'skaj xhenneti do të kthehej bota sikur njerëzit të silleshin në këtë mënyrë me njëri-tjetrin!

Harb bin Surejxh transmeton këtë ngjarje nga një person që s'ia tregon emrin, këtë ngjarje mësimdhënëse e cila parashtron në mënyrën më të bukur përgjegjësinë e rëndë të së drejtës së personit në jetën e pasme, ahiret:

Arrita në Medinë dhe bëra konak në periferi të vendit. Dy vetë po bënin pazarllëk mbi një dhi që e kishin vënë në mes. Myshteriu po i thoshte shitësit:

"Ule pak çmimin!"

Në atë mes, pashë dikë që po vinte nga përballë dhe thashë me vete: "A mos është ai njeriu nga të bijtë Hashim i cili i çorienton njerëzit?" E vështrova me vëmendje: i pashëm, ballëgjerë, hundëshkabë, vetullhollë, gjoksi i mbuluar me qime të zeza që i zgjateshin si rrip nga gryka në bark, me





një rrobë të vjetër prej dy copash të hedhur sipër. Na u afrua dhe na dha selam. Edhe ne iu përgjigjëm selamit të tij. Pas një copë here të shkurtër, myshteriu i bëri zë dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut, thuaji atij të ma ulë pak çmimin!"

I Dërguari i Allahut e zgjati dorën dhe tha kështu:

*"Bëheni shpesh pronarë të mallrave të ndryshme. Dua që, ditën e kiametit, kur të takohem me Allahun, askush prej jush të mos më dalë para me pretendimin se e kam përdhunuar pa të drejtë në mall, në jetë dhe në nder! Allahu e mëshiroftë atë i cili bën lehtësi duke shitur, duke blerë, duke zënë, duke dhënë, duke vendosur dhe duke u gjykuar me një tjetër…"*

Më pas, ky person që tregon për ngjarjen, e ka ndjekur pas Profetin i prekur nga fjalët e tij, e ka pyetur për Islamin dhe, më në fund, duke i thënë Profetit se "gjërat për të cilat ai e ftonte ishin shumë të bukura", është bërë musliman. Pastaj ai është shprehur kështu:

"Ndërsa gjer tani s'kishte njeri mbi tokë që ta urreja më shumë se atë, tani e tutje ai m'u bë më i dashur se bijtë, nëna, baba dhe të gjithë njerëzit!" (Hejsemi, IX, 18)

Nuk duhet përdhunuar e drejta e njerëzve dhe nuk duhet marrë si barrë mbi vete rënkimi i tyre. Sepse mes lutjes së viktimës dhe Allahut nuk ka asnjë pengesë. M. Raif Bej e shpreh kështu këtë:

Mos e nënvleftëso "ah"-un ti,
Në një "ah" është vetë Zoti;
Një "ah" trondit qiellin, fronin hyjnor,
Një "ah" e shemb tërë këtë gjithësi…

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i cili qëndron me korrektesë dhe pedantizëm mbi të drejtën e personit, duke njoftuar se personi duhet t'i shlyejë të drejtat e të tjerëve që rëndojnë mbi të para se të shtegtojë nga kjo botë, porosit kështu:

*"Kush të ketë mbi vete ndonjë padrejtësi lidhur me nderin apo mallin e vëllait të fesë, të shlyhet me atë person para se të vijë dita e kiametit kur nuk do të gjendet ar dhe argjend. Në të kundërt, po të ketë bërë punë të mira, do t'i merren nga sevapet aq sa padrejtësi ka bërë (dhe do t'i jepen atij që i ka bërë padrejtësi). Po qe se nuk ka bërë të mira, do të merren mëkate nga të personit të cilit i ka bërë padrejtësi dhe do t'i ngarkohen atij!"* (Buhari, Mezalim, 10)

Personat që kanë bërë shkelje të të drejtave të personave të tjerë, duhet që, para se të vijë dita e kiametit, të shlyhen me personat të cilëve u kanë bërë padrejtësi, pastaj të bëjnë pendesë. Sepse dita e kiametit





është një ditë larje llogarish kur ari dhe argjendi nuk do të kenë vlerë. Dëmi dhe humbja e vërtetë, falimentimi i vërtetë është situata e përshkruar në hadithin profetik. Prandaj, krahas vazhdimit të adhurimeve të urdhëruara, si namazi, agjërimi, zeqati, duhet ruajtur nga gjërat e bëra haram nga feja. Profeti (s.a.v.s.), duke u shprehur se *"muslimani i vërtetë është personi, nga gjuha dhe dora e të cilit muslimanët nuk pësojnë dëm"* (Buhari, Iman, 4-5) e thekson në mënyrë lakonike domosdoshmërinë për t'i dhënë rëndësi të drejtës së personit. Sepse Profeti ynë i dashur i paralajmëron me ndëshkimin e xhehennemit ata që shkelin të drejtat e personit. Një herë, Profeti tha:

*"Personit i cili grabit të drejtën e një muslimani duke bërë betim, Allahu ia bën xhehennemin vaxhib (të domosdoshëm), kurse xhennetin, haram (të ndaluar)!"*

Pas këtyre fjalëve, një burrë e pyeti:

"Edhe nëse ajo e drejtë është diçka e vogël dhe pa vlerë, o i Dërguari i Allahut?"

*"Edhe nëse është një degë nga druri i misvakut!"* – Iu përgjigj i Dërguari i Allahut. (Muslim, Iman, 218)



Një lloj tjetër i shkeljes së të drejtave të personit është grabitja e pasurisë shtetërore e cila është e drejtë publike (shoqërore) e përbashkët, si dhe i përdorimit të saj në mënyrë të papërshtatshme e të parregullt. Veçanërisht personat të cilët punojnë në vende që e interesojnë publikun, duhet të jenë shumë të ndjeshëm në këtë drejtim. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka bërë paralajmërime jashtëzakonisht serioze ummetit, bashkësisë së vet, edhe në këtë çështje. Ngjarja e cila përmban njërën nga këto paralajmërime, është kështu:

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte ngarkuar si nëpunës me detyrën e mbledhjes së zeqatit personin e quajtur Ibni Lutbije nga fisi Ezd. Ky person, pasi e kreu detyrën, u kthye te i Dërguari i Allahut dhe i raportoi:

"Këto mallra janë tuajat, kurse këto, dhurata që më janë bërë mua!"

Pas këtij raportimi, Profeti u ngjit në minber dhe, pasi e lavdëroi dhe falenderoi Allahun, tha kështu:

*"Unë e caktoj dikë prej jush në një nga punët që Allahu i Lartë m'i ka lënë nën vullnetin tim, kurse ai person kthehet pastaj e më thotë: "Këto janë tuajat, kurse këto janë dhurata që më janë bërë mua!" Po qe se ai person e ka me të vërtetë këtë që thotë, le të qëndrojë në shtëpinë e të atit*





*ose të s'ëmës dhe aty t'i vijnë dhuratat! Betohem në Allahun se, po qe se dikush nga ju përvetëson diçka pa të drejtë, ditën e kiametit ka për të dalë para Allahut me gjënë e përvetësuar padrejtësisht, të ngarkuar në shpinë! Dhe kjo mund të jetë një deve që bulërin, një lopë që pëllet ose një dele që blegërin!"*

Pastaj, i Dërguari i Allahut ngriti fort duart lart dhe pyeti:

*"Allahu im, a e kumtova?"* (Muslim, Imare, 26; Buhari, Zekat, 3)

Këtu theksohet se personat në shërbim shtetëror duhet të bëjnë dallim të drejtë zeqat-dhuratë, se gjëja që marrin si dhuratë nëpunësit shtetërorë, në të vërtetë s'është e drejta e tyre. Prandaj, gjatë kryerjes së këtyre detyrave, duhet sjellë jashtëzakonisht me vëmendje dhe drejtësi. Meqë në këtë rast kemi të bëjmë me pasuri të përbashkët publike (shoqërore), padrejtësia më e vogël, madje, është mëkat i madh.

Ngjarja në vijim e cila ka zënë vendin e saj në faqet e historisë, është mjaft domethënëse për sa i përket faktit se tregon se si e patën bërë parim të parët tanë të jetonin sipas këtyre paralajmërimeve profetike. Para se të dilte nga Stambolli, sulltan Vahdeddini mori nga Thesari perandorak me dëftesë librin *Kijametname*. Pastaj, kur u detyrua ta braktiste vendin, e riktheu në Thesar duke e tërhequr dëftesën që kishte lëshuar për të, atë libër, miniaturat e të cilit vlenin në atë kohë rreth dy milion flori. Të afërmit i thanë:

"Padishahu ynë! Të gjitha sendet që ndodhen në Thesarin Perandorak janë dhurata që u janë dhënë nga sundimtarët etërve dhe dinastisë tuaj. Ato janë pasuria juaj themelore. Konkretisht, libri që kërkoni ta ktheni, e ka gati blerësin për, ndoshta, tre milionë! A s'është me vend që të paktën këtë ta merrni me vete si garanci?"

Sulltan Vahdeddini u dha këtë përgjigje sipas hadithit profetik të Profetit Muhammed (s.a.v.s.):

"Keni të drejtë! Këto janë pasuria jonë private për të cilat nuk jemi të detyruar t'i japim llogari askujt! Mirëpo, në qoftë se të parët tanë nuk do të ishin sundimtarët e këtij populli, kush do t'ua kishte dhënë këto dhurata? Prandaj te këto mallra e te këto enë është sa e drejta ime, aq dhe e drejta e këtij populli! Unë s'mund ta pranoj këtë tradhti!"[1]

Kjo e vërtetë historike është shfaqja më e qartë e faktit se tradita profetike e Profetit Muhammed (s.a.v.s.) i cili është personalitet shembullor për të gjithë botën njerëzore, është ruajtur gjatë gjithë shekujve duke u jetuar dhe është mbajtur më e vyer se çdo gjë tjetër.

1. Kadir Mısıroğlu, Lozan Zafer mi Hezimet mi?, III, 150.(Refli Cevad Ulunay, *Bu Gözler Neler Gördü?* Cituar nga numri i datës 18 nëntor 1969 i gazetës Tercüman).

Omer bin Hattab (r.a.) tregon kështu:

Ishte dita e Betejës së Hajberit. Erdhi një grup sahabesh, shokësh të Profetit (s.a.v.s.) dhe thanë:

“Filani ra dëshmor; edhe filani ra dëshmor…”

Pastaj, duke kaluar pranë një njeriu, thanë:

“Edhe filan person ra dëshmor…”

Profeti tha:

*“Jo, unë e pashë atë nën një hirkë që e kishte marrë padrejtësisht nga mallrat e plaçkës së luftës!”* (Muslim, Iman, 182)

Megjithëse dëshmorësia është dëmshpërblim për shumë mëkate të personit që bie dëshmor, tradhtinë ndaj pasurisë shoqërore dhe shkeljen e të drejtave të personit s’e shlyen. Për këtë shkak, Profeti ia ka bërë të ditur ummetit, bashkësisë së vet se personi i rënë dëshmor ka shkuar në xhehennem si pasojë e një hirke të marrë nga mallrat ende të papërpjesëtuara të plaçkës së luftës, dhe e ka mësuar se tradhtia ndaj pasurisë së përbashkët dhe shkelja e të drejtës së personit nuk kanë për t’u falur!

Ishte një skllav zezak me emrin Mid’am i cili i kryente shërbime Profetit. Atë ia kishte dhuruar Profetit Rifaa bin Zejd el-Xhuzami. Kur po e shkarkonte barrën e Profetit, e goditi një shigjetë që s’u muar vesh nga erdhi, dhe e la të vdekur. Muslimanët i shprehën ngushëllimet e tyre aty për aty me këto fjalë:

“O Mid’am! Të qoftë i bekuar xhenneti! O i Dërguari i Allahut! Shërbëtorit tënd i qoftë e bekuar dëshmorësia!”

Kurse i Dërguari i Allahut ua ktheu:

*“Jo, s’është ashtu! Betohem në Allahun që ka qenien time në dorën e fuqisë së Tij, se një qilim që pati marrë ditën e Hajberit para se të përpjesëtohej plaçka e luftës, po i digjet sipër flakë-flakë!”*

Kur e dëgjuan këtë, muslimanët u frikësuan shumë. Një burrë i solli Profetit nja dy lidhëza këpucësh dhe i tha:

“O i Dërguari i Allahut, edhe unë i pata marrë këto lidhëza para se të përpjesëtoheshin mallrat e plaçkës së luftës.”

Profeti i tha:

*“Edhe për ty ka nja dy rripa flake nga zjarri i xhehennemit!”* (Buhari, Ejman, 33; Muslim, Iman, 183)

Edhe nëse një njeri ka qenë sahabi, shok i të Dërguarit të Allahut, madje, i ka shërbyer atij, asgjë s’mund t’i bëhet pengesë që të hyjë në

xhehennem për shkak të mëkateve, posaçërisht për shkak të përvetësimit padrejtësisht të mallit nga plaçka e luftës, domethënë, nga thesari i shtetit. Sepse ky veprim është nga mëkatet e mëdha. Për ta bërë të ditur domosdoshmërinë e vëmendjes dhe kujdesit para situatave të tilla, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë: *"Disa njerëz tentojnë të përvetësojnë padrejtësisht nga pasuria e Allahut, mirëpo kjo është zjarr për ta ditën e kiametit, jo gjë tjetër!"* (Buhari, Humus, 7)



Një kohë tjetër e rrezikshme kur shkelen të drejtat e personit, janë çastet kur konkludohet mbi mosmarrëveshjet mes njerëzve. Për të shqyrtuar një ngjarje apo një padrejtësi, hapet çështje gjyqësore. Gjatë gjykimit të çështjes, edhe njëra palë, edhe pala tjetër, edhe ai që ka të drejtë, edhe ai që s'ka të drejtë bëjnë mbrojtje. Më në fund, njëra palë e fiton gjyqin, kurse pala tjetër e humb. Por, në këtë mes, është një pyetje që i preokupon vazhdimisht mendjet: Vallë, me të vërtetë, ai që kishte të drejtë fitoi, apo ai që s'kishte të drejtë? I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i paralajmëron ashpër besimtarët edhe mbi këtë specifikë:

*"Unë jam vetëm një njeri. Ju vini tek unë për t'u gjykuar. Ndoshta njëri nga ju është më i aftë se tjetri për të sjellë prova, më i aftë se tjetri për ta shpjeguar atë që kërkon të thotë! Atëherë, edhe unë vendos në favor të tij sipas asaj që shoh dhe dëgjoj! Për kë të kem dhënë vendim në favor duke shkelur të drejtën e tjetrit, do të thotë se kam veçuar një copë zjarr nga të xhehennemit!"* (Buhari, Shehadat, 27; Muslim, Akdije, 4)

Eshtë një fjalë e urtë e thënë në mbështetje të këtij hadithi profetik:

نَحْنُ نَحْكُمُ بِالظَّوَاهِرِ وَاللّٰهُ يَتَوَلَّى السَّرَائِرَ

"Ne vendosim sipas dukjes, se fytyrën e brendshme të çështjes vetëm Allahu i Lartë e di!"

Siç thuhet edhe në këtë fjalë të urtë proverbiale, çështjet njerëzore e bëjnë të domosdoshme konkludimin sipas formës së jashtme, të dukshme të punës (çështjes). Njeriu nuk mund ta dijë të fshehtën dhe fytyrën e brendshme të ngjarjeve pa ia bërë të ditur Allahu i Lartë. Edhe Profetit Muhammed (s.a.v.s.) i takonte të konkludonte, si të tjerët, sipas dukjes. Edhe ai qe ngarkuar me përgjegjësinë për të vendosur duke u mbështetur mbi baza të tilla, si dëshmitë e dëshmitarëve, provave dhe betimeve. Edhe roli i tij si model për ummetin, bashkësinë, në çështjen e konkludimit dhe vendimit vetëm kështu mund të bëhej i mundur. Ndërkaq, konkluzioni dhe





vendimi i dhënë sipas dukjes duke u mbështetur në dëshmitë dhe forca bindëse e shprehjeve të përdorura, mund të mos e shprehë të vërtetën e vërtetë. Në këto kushte, hadithi profetik e kërcënon me zjarr xhehennemi palën që e ka fituar gjyqin me pa të drejtë. Prandaj, meqë punët qëndrojnë kështu, edhe palët në gjykim, edhe personat e ngarkuar me detyrë për gjykimin e çështjeve dhe dhënien e vendimeve, duhet të sillen më me vëmendje dhe kujdes.

Ngjarja e mëposhtme e parashtron hapur faktin se, në çështjen e të drejtës së personit, feja islame nuk bën dallime mes njerëzve sipas fesë apo doktrinës që ndjekin.

Tu'me bin Ubejrik nga të bijtë Zafer dhe nga ensarët (muslimanët medinas), kishte vjedhur një mburojë nga shtëpia e fqinjit të vet Katade bin Numan. Mburoja ndodhej brenda një thesi që kishte patur miell dhe meqë thesi ishte i grisur, gjer te shtëpia e vet, Tu'me bin Ubejrik la pas një gjurmë mielli. Pastaj, mburojën e vjedhur e fshehu te një çifut me emrin Zejd bin Semin. Pasi mburoja e vjedhur u kërkua por nuk u gjet në shtëpinë e Tu'mes, ai u betua:

"Vallahi, unë s'e kam marrë dhe as që di gjë për ndonjë mburojë për të cilën flisni ju!"

Pronarët e mburojës thanë:

"Jo, vallahi, ai e vodhi mburojën! E pamë se si erdhi tek ne në errësirën e natës, se si e mori mburojën dhe u nis për në shtëpinë e vet. kurse ne e ndoqëm pas gjurmës gjer në shtëpi, se ai linte pas gjurmë mielli!"

Profeti i propozoi Tu'mes që e hidhte poshtë fajësimin e vjedhjes, të betohej dhe ai u betua se nuk e kishte vjedhur mburojën. Atëherë, pronarët e mburojës u detyruan ta linin të lirë Tu'men. Pastaj i ndoqën gjurmët e miellit gjer në shtëpinë e çifutit, e kapën atë dhe e çuan te i Dërguari i Allahut. Çifuti deklaroi para të Dërguarit të Allahut:

"Mburojën ma dha Tu'me bin Ubejrik!"

Një grup nga çifutët dëshmuan në favor të kësaj deklarate. Kurse fisi i Tu'mes, të bijtë Zafer, thanë ndërmjet tyre: "Ejani të shkojmë tek i Dërguari i Allahut dhe t'ia tregojmë si qëndrojnë punët!" Pastaj shkuan te i Dërguari i Allahut dhe i thanë në mbrojtje të shokut të tyre:

"O i Dërguari i Allahut! Po qe se ti nuk e shpall se vjedhjen e ka bërë çifuti dhe nuk e ndëshkon çifutin, shoku ynë do të demaskohet dhe turpërohet, kurse çifuti do të dalë i pafajshëm!"

Pas kësaj, duke zbritur ajetin si në vijim, Allahu i Lartë njoftoi drejtpërsëdrejti se kush ishte vjedhësi dhe kush i pafajshmi dhe ia tregoi të vërtetën të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.):





**“**(O i Dërguar!) **Mos i mbro ata që i bëjnë keq vetvetes, sepse Allahu nuk i do mëkatarët që e kanë bërë vjedhjen profesion!”** (en-Nisa, 4/107)

Në këtë mes, Tu’me, në vend që t’i dorëzohej Zotit dhe të bënte pendesë, iku në Mekë dhe u kthye nga feja! (Taberi, Tefsir, IV, 364-365; Vahidi, f. 183)

Lidhur me situata të tilla, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*“Qoftë në punët e kësaj bote, qoftë në çështjet fetare, Zoti e mallkoftë atë që i bën hile ummetit tim!”* (Muslim, Iman, 164)

Nuk është kusht që ai që ka të drejtë dhe ai që ka për të marrë, të jetë musliman. Pavarësisht nga feja që ka, e drejta i duhet dhënë atij që i takon! Korrektesa e treguar në këtë çështje nga Zotëria i Gjithësisë shihet qartë edhe në këtë ngjarje:

Përgatitja e muslimanëve për të shkuar në Hajber i shqetësoi shumë çifutët e Medinës të cilit kishin marrëveshje me Profetin, dhe i vuri në veprim. Ata e kuptuan se, ashtu siç i kishte mposhtur çifutët e Kajnukas, Nadrit dhe Kurajdhës, Profeti do t’i çaktivizonte edhe çifutët e Hajberit. Në këtë mes, nuk mbeti çifut që kishte për të marrë pak a shumë nga muslimanët, që nuk iu var pas debitorit të vet!

Çifuti Ebu Shahm kishte për të marrë nga Abdullah bin Ebi Hadred pesë dërhem. Abdullai kishte blerë nga çifuti elb për familjen. Kur Ebu Shahmi iu ngjit pas duke e shtrënguar për borxhin, ai i tha:

“Më jep pak afat. Në dashtë Allahu, do të ta paguaj borxhin! Sepse Allahu i Lartë i premtoi të Dërguarit plaçkën e luftës së Hajberit. O Ebu Shahm, ne po shkojmë në qytetin më të pasur të Hixhazit në ushqime dhe kapital!”

Ebu Shahmit iu fry zilia dhe oreksi. Ai i tha Abdullait:

“A mos po i pandeh ti çifutët e Hajberit si arabët me të cilët keni luftuar më parë? Betohem mbi Teuratin se atje ka dhjetë mijë luftëtarë!”

Abdullai ia priti:

“O armiku i Allahut! Ti ndodhesh nën mbrojtjen tonë! Vallahi do të të nxjerr para të Dërguarit të Allahut!”

Dhe e kapi dhe e çoi me forcë te i Dërguari i Allahut. Pastaj i tha kështu të Dërguarit të Allahut:

“O i Dërguari i Allahut, pa dëgjoje se ç’thotë ky çifut!”

Dhe ia tregoi ç’i kishte thënë Ebu Shahmi. Profeti ynë në fillim heshti dhe nuk tha asgjë. Vetëm u vu re se i lëvizte buzët, por pa u marrë vesh se ç’thoshte.

Çifuti i tha:

“O Ebu’l-Kasem, ky më bëri padrejtësi, nuk ma pagoi borxhin!”

I Dërguari i Allahut i tha Abdullait:

*“Jepja hakun këtij!”*

Abdullai tha:

“Betohem në Allahun që të ka dërguar ty si pejgamber të vërtetë, se nuk jam në gjendje ta paguaj këtë çast!”

Profeti e urdhëroi prapë:

*“Jepja hakun këtij!”*

Abdullai tha sërish:

“Betohem në Allahun që e ka qenien time në dorë të fuqisë së Tij, se këtë çast nuk jam në gjendje ta paguaj atë! I thashë se ti do të na çosh në Hajber, se shpresoj se në Hajber do të më bjerë diçka nga plaçka e luftës dhe se, në kthim, do t’ia paguaj borxhin!”

Profeti e urdhëroi Abdullain për të tretën herë:

*“Jepja hakun këtij!”*

Atëherë, Abdullai u ngrit dhe shkoi në treg së bashku me çifutin. Atje e nxori pelerinën që kishte hedhur shpinës, u mbulua me çallmën dhe i tha çifutit:

“Bleje këtë pelerinë!”

Çifuti i bleu pelerinën për katër dërhemë. Pastaj Abdullai gjeti edhe ç’i kishte mbetur dhe, ashtu, ia pagoi tërë borxhin. (Ibni Hanbel, III, 423; Vakidi, II, 634-635)

Profeti ynë i cili e tregonte këtë korrektesë dhe drejtësi në të gjitha fushat e jetës, edhe në kohët e fundit para vdekjes, duke u dhënë sahabeve, shokëve të tij, këshillat e fundit, e ka prekur këtë pikë duke u mbështetur në rëndësinë e saj:

*“Në fund të fundit, edhe unë jam njeri! Të drejtat e ndonjërit prej jush mund të kenë mbetur tek unë. Nga malli i kujt të kem marrë diçka unë, ja ku është malli im, le të vijë e ta marrë të drejtën e vet! Dijeni se më i dashuri prej jush për mua është ai që vjen ta marrë hakun e vet ose ma bën hallall. Sepse vetëm kështu, domethënë, i shlyer me çdokënd dhe i qetë në zemër do të mund të takohem me Zotin tim!*

*Askush nuk mund të thotë “kam frikë se mos i Dërguari i Allahut ushqen urrejtje ndaj meje”! Dijeni mirë se unë kurrë s’e kam pasur në karakter të ushqej urrejtje dhe armiqësi! Unë s’e shoh të lirë veten që të mos rri mes jush e të mos i përsëris këto fjalë!”*





Dhe vazhdoi t'i përsërisë. Atëherë, u ngrit në këmbë një burrë dhe i tha:

"Dikur, kur të pati kërkuar dikush diçka, më pate thënë t'i jepja tri dërhem dhe unë ia pata dhënë!"

Profeti tha:

*"Drejt po thua! O Fadl bin Abbas, jepi këtij tri dërhem!"*

Pastaj vazhdoi:

*"Allahu im, unë jam vetëm një njeri! Kujt nga muslimanët t'i kem thënë ndonjë fjalë të rëndë ose t'i kem rënë me kamxhik, ktheje këtë për atë person në pretekst pastrimi, shpërblimi dhe mëshire!"* (Ibni Hanbel, III, 400)

Pastaj u lut:

*"Allahu im! Kujt besimtari t'i kem thënë ndonjë fjalë të rëndë, ditën e kiametit atë fjalë bëje pretekst afërsie ndaj Teje për atë njeri!"* (Buhari, Deavat, 34)

Pastaj na tha:

*"O njerëz! Kush të ketë ndonjë të drejtë të padhënë, ta japë menjëherë dhe të mos thotë se u turpërua në këtë botë! Dijeni mirë se turpërimi në këtë botë është shumë më i lehtë se turpërimi në jetën e pasme, ahiret!"* (Ibni Sa'd, II, 255; Taberi, Tarih, III, 191)

Është e domosdoshme që çdo musliman i ngarkuar për t'iu bindur Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë i cili është shembulli më i bukur dhe personaliteti shembullor, si dhe për ta ndjekur atë, duhet të jetë i vëmendshëm dhe i kujdesshëm në çështjen e respektimit të të drejtës së personit dhe të bëjë përpjekje që, ditën e kiametit, të mos i thuhet Profetit për muslimanët se "ata kanë bërë shumë mëkate pas tij" dhe pastaj muslimani të mos mbetet i privuar nga afërsia me Profetin i cili i pret muslimanët në krye të hauzit Keuther! Dhe për t'u bërë i suksesshëm në këtë drejtim, duhen vlerësuar mirë mundësitë që kemi në dorë!

## D. RUAJTJA NGA GJËRAT E DYSHIMTA

**"Lëre gjënë që të shkakton dyshim dhe shihe atë që s'të shkakton dyshim!"**

Tirmidhi, Kijamet, 60

Me qëllim për të mos rënë në haram dhe për t'u larguar plotësisht prej tij, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) jo vetëm vetë ruhej me pedantizëm

nga gjërat e dyshimta, por e ruante edhe ummetin, bashkësinë e tij, dhe porosiste kështu:

*“Gjërat që janë hallall, janë të qarta; edhe gjërat që janë haram janë të qarta. Mes këtyre ka edhe gjëra të dyshimta, të cilat shumica e popullit nuk e di nëse janë hallall apo haram. Ata që ruhen prej këtyre, e ruajnë fenë dhe nderin. Kurse ata që s’ruhen, me kohë bien në haram. Krejt si puna e atij çobanit që e kullot tufën e bagëtive përreth tokës së tjetërkujt, me rrezikun që bagëtitë e veta të futen në tokën e tjetrit. Kini vëmendjen! Çdo sundimtar ka tokën e vet ku është e ndaluar të hyhet. Toka e Allahut ku ndalohet hyrja janë gjërat që ai i ka bërë haram!”* (Buhari, Iman, 39; Muslim, Musakat, 107)

Si pasojë e mungesës së një konkluzioni të hapur e të qartë, disa çështje mund të mos kuptohen në vështrim të parë se a janë hallall apo haram. Profeti e ka pohuar se një pjesë e madhe e njerëzve mund të ndodhen në një pozitë të tillë që të mos e kuptojnë dot nëse një çështje është hallall apo haram. Ndërkaq, dijetarët islamë i kanë sqaruar këto çështje duke bërë aluzione dhe krahasime (kijas) me çështje të njohura. Prandaj, në rastet e paqarta në vetvete si dhe të paqartësuara nga dijetarët islamë, pra, në rastet e dyshimta, duhet shmangur, sepse, nëse gjëja nga e cila është shmangur do të jetë haram, do të thotë se personi është ruajtur nga harami, kurse nëse gjëja nga e cila është shmangur do të jetë hallall, nuk do të ketë pasojë negative sepse shmangia është bërë me qëllim devocioni në besim.

Gjërat e dyshimta dalin në shesh në një çështje të caktuar ose nga përplasja e provave (argumenteve) të kundërta, ose nga mosmarrëveshjet mes dijetarëve. Këto gjëra janë të karakterit “mekruh” ose “mubah”[1]. Mekruh është një prag mes robit dhe gjësë (çështjes) haram. Personi i cili në jetën e tij u jep shpesh vend mekruheve, ndodhet përballë rrezikut për të rënë në haram. Edhe mubah është një prag mes robit dhe gjësë (çështjes) mekruh dhe, gjithashtu, zbatimi i shpeshtë i konsideratës mubah[2], e çon robin në mekruh. Prandaj duhet shmangur nga kryerja e veprimeve

1. *Mekruh* dhe *mubah* futen në çështjet e së drejtës islame (fikh) dhe janë dy nga përgjegjësitë fetare. *Mubah* konsiderohen çështjet (qëndrimet, sjelljet, veprimet) normale dhe asnjanëse të jetës, të cilat mbeten normale dhe asnjanëse kur qëndrojnë brenda normave morale, etike, shoqërore, etj. dhe nuk shkaktojnë pasoja negative për personin vetë ose për personat e tjerë. Për shembull, gjumi si nevojë dhe funksion fiziologjiko-jetësor është normal, mubah, kurse gjumi i tepërt, gjumi i dembelit janë mekruh si cilësi të papëlqyeshme të karakterit të individit, kurse, disa herë, me pasoja të rënda, madje edhe fatale si për personin vetë, ashtu dhe për të tjerët. Fjala *mekruh* do të thotë i papëlqyeshëm, i neveritshëm. Mekruh konsiderohen veprimet (qëndrimet, sjelljet) që, megjithëse nuk ndalohen si harami, janë të papëlqyeshme. Përkthyesi.
2. Domethënë, mbështetja në justifikimin *mubah*. Përkthyesi.

(sjelljeve, qëndrimeve) qofshin ato edhe hallall, të cilat bartin rrezikun e rrëzimit të personit në mekruh ose haram. Shprehia e kryerjes së veprimit mekruh e shtyn personin të kryejë veprimin e ndaluar (haram) të të njëjtit lloj me veprimin mekruh ose që bart dyshim. Dhe kjo, duke e pakësuar dritën e së përtejmes, bëhet shkak për nxirjen e zemrës. Kështu, në hadithin profetik është thënë:

*"… Kush e braktis një gjë që e ndjen se është e dyshimtë, e braktis më lehtë gjënë qartësisht haram. Kurse ai që tregohet i guximshëm për ta kryer gjënë tek e cila ka vetë dyshim, e ka më të lehtë për të rënë në haram."* (Buhari, Buju, 2)

Me shembujt e çobanit dhe korijes, Profeti ynë na e ka përshkruar në mënyrën më të bukur se sa e rrezikshme është përsjellja rreth çështjeve të dyshimta. Gjithashtu, ka shembuj shumë të bukur lidhur me shmangien e Profetit vetë nga gjërat e dyshimta. Për shembull, një herë, Profeti gjeti në rrugë një hurmë dhe tha:

*"Po të mos kisha frikë se kjo hurma mund të jetë sadaka, do ta haja!"* (Buhari, Buju, 4; Muslim, Zekat, 164)

Njëra nga veçoritë specifike të personalitetit të Krenarisë së Gjithësisë ishte se ai nuk pranonte zeqat dhe sadaka, sepse zeqati ishte bërë haram (i ndaluar) për Profetin Muhammed (s.a.v.s.) dhe familjen e tij të pastër.

Vëmë re se i Dërguari i Madh (s.a.v.s.) nuk e hëngri hurmën që gjeti në rrugë, duke u nisur nga mendimi se mund të kishte rënë përtokë nga hurmat e veçuara nga dikush për t'i dhënë si sadaka. Kjo situatë tregon se ai i respektonte personalisht dhe me kujdes rregullat që dëshironte dhe kërkonte t'i shtresonte në shoqëri, dhe se ruhej me korrektesë të madhe nga gjërat e dyshimta. Kurse një ide tjetër që të tërheq vëmendjen këtu, është se Profeti, duke mos u pajtuar as me humbjen e një hurme të rënë përtokë, madje, bën përpjekje për ta penguar shpërdorimin.

Të mirat që Allahu i Lartë na i ka bërë hallall neve janë aq shumë sa s'mund të numërohen. Prandaj, orientimi tek gjërat me mundësi për të qenë haram duke mos u mjaftuar me gjithë këto të mira, është një qëndrim dhe sjellje që nuk i ka hije adhurimit dhe devocionit ndaj Zotit!

Nga ana tjetër, nuk është e drejtë edhe që të rrish larg të mirave hallall me pretendimin për t'u ruajtur nga gjërat me përdorim të dyshimtë ose të biesh në dyshime mbi të mirat hallall, të biesh në lëkundje të panevojshme dhe, kështu, t'u krijosh shqetësime muslimanëve.

Ndërgjegjja e pastër e muslimanit zotëron aftësinë dhe veçorinë për ta dalluar të mirën nga e keqja, gjënë e padyshimtë nga e dyshimta. Besimtari duhet t'ia vërë veshin këtij zëri hyjnor që i tingëllon në ndërgjegje. Sa e rë-

ndësishme është kjo ngjarje e cila e nënvizon këtë të vërtetë.

Vabisa bin Ma'bed (r.a.) thotë:

"Shkova një ditë te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.). Ai më pyeti:

*"A erdhe të pyesësh se ç'është e mira?"*

"Po!" – I thashë unë.

Atëherë më tha kështu:

*"Këshillohu me zemrën tënde. E mira është gjëja që zemra e sheh të përshtatshme dhe e miraton kryerjen e saj. Kurse mëkati është gjëja që të gërryen përbrenda dhe të zgjon dyshim dhe lëkundje edhe sikur të tjerët të të thonë "bëje!"* (Ibni Hanbel, IV, 227-228; Darimi, Buju, 2)

Po qe se një punë e bërë lind shqetësim në zemër dhe kërkohet të mos dëgjohet nga të tjerët, është patjetër e dyshimtë, e shëmtuar dhe e tillë që nuk duhet bërë. Sepse shumica e njerëzve kërkojnë që puna e mirë që kanë bërë, të dëgjohet nga të tjerët në mënyrë që të tjerët t'i shohin me zili dhe admirim. Ky është një kriter i padiskutueshëm që mund ta përdorë çdokush. Prandaj, edhe rënia në dyshim mbi çështjen nëse një veprim i bërë është apo jo mëkat, është një shkak i mjaftueshëm për ta braktisur atë veprim, për të hequr dorë nga ai veprim. Duke u nisur nga ky kriter, po qe se një besimtar ndjen shqetësim në zemër, ia gërryen pa pushim zemrën një dyshim dhe ankth si pasojë që ka kryer një veprim, menjëherë duhet të heqë dorë nga ai veprim.

Siç rrëfehet më sipër, Profeti, duke e këshilluar sahabiun ta mësojë se ç'është e mira duke u këshilluar me zemrën e vet, i thotë se zemra e padëmtuar nga mëkatet dhe pasionet, është në gjendje ta dallojë të mirën nga e keqja. Edhe ajeti kur'anor (edh-Dhumer, 39/22) i cili shpreh se personi që ka në gjoks dashurinë për Islamin, zotëron një dritë hyjnore të dhuruar nga Allahu, e vërteton këtë të vërtetë. Fakti që Profeti, duke i rënë me gishtat e bekuar Vabisës në gjoks, i ka thënë me këmbëngulje *"pyete zemrën tënde, këshillohu me zemrën tënde"*, tregon se çdokush e di më mirë problemin e vet, se, po qe se në ndërgjegje i zgjohet ndonjë dyshim apo lëkundje, duhet të largohet me nxitim nga ajo punë.

Kjo ngjarje që i ka ndodhur sahabiut Ukbe bin Harith (r.a.) e parashtron në mënyrën më të hapur e më të qartë qëndrimin kategorik të të Dërguarit të Allahut në çështjen e distancimit nga punët e dyshimta.

Ukbe bin Harith ishte martuar me vajzën e Ebu Ihab bin Azizit. Pas martesës, te Utbeja shkoi një grua dhe tha:

"Unë u kam dhënë gji edhe Ukbes, edhe vajzës me të cilën ai u martua!"

Ukbeja i tha gruas:

“E di që më ke dhënë gji mua, megjithëse kurrë s’ma the këtë më parë!”

Pastaj i hipi kalit dhe shkoi në Medinë për t’u këshilluar me të Dërguarin e Allahut. Ai ia hapi menjëherë çështjen të Dërguarit të Allahut dhe i Dërguari i Allahut i tha:

*“Meqë thuhet kështu, si mund të mbetesh i martuar me atë femër?”*

Atëherë, Ukbe u nda nga gruaja, e cila u martua pastaj me një burrë tjetër. (Buhari, Ilm, 26)

Islami e ka bërë haram martesën me motrën e gjirit njëlloj si martesën me motrën e gjakut. Prandaj, ata që kanë për të bërë martesë, duhet ta shqyrtojnë mirë këtë aspekt të çështjes dhe të qëndrojnë larg mundësive që çojnë në dyshim. Porosia profetike thotë se gëthapët e dyshimit e mbajnë njeriun vazhdimisht nën presion psikologjik dhe ankth, se është më me vend t’i jepet fund një martese të tillë dhe të arrihet qetësia shpirtërore, sesa të jetohet vazhdimisht në dyshim dhe ankth! Prandaj, për ta mbajtur ummetin, bashkësinë e vet, larg nga haramet, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e këshillonte të qëndronte larg edhe nga gjërat e dyshimta dhe thoshte:

دَعْ مَايُرِيبُكَ اِلَى مَا لَا يُرِيبُكَ

*“Lëre gjënë që të jep dyshim dhe shih gjënë që s’të jep dyshim!”* (Tirmidhi, Kijamet, 60)

Sa i rëndësishëm është ky hadith profetik i cili parashtron efektin e ruajtjes nga gjërat e dyshimta mbi botën moralo-shpirtërore të njeriut:

*“Për derisa robi të mos rrijë larg edhe nga disa gjëra të parrezikshme, madje, me frikën se mos bie në mëkat, nuk mund të ngjitet në gradën e të devotshmëve!”* (Tirmidhi, Kijamet, 19)

Synimi i një muslimani është të mund të bëhet i devotshëm[1], domethënë, të arrijë në nivelin e njeriut që ndjen respekt të thellë ndaj Allahut dhe ruhet se mos e humb pëlqimin e Tij, si dhe, kur të jetë duke i lënë lamtumirën kësaj bote, të ketë fituar pëlqimin e Allahut. Për ta arritur këtë objektiv, duhet të sillet me kujdes dhe korrektesë me mendimin se mos kryen

1. Në origjinal është përdorur fjala arabishte *muttakí* (me prejardhje nga *vakj* dhe *v-kaje*), kuptimi esencial i të cilës është “njeri që druhet nga Zoti, që e ka frikë Zotin”. Përkthyesi.

ndonjë mëkat me dashje a pa dashje dhe e humb vlerën para Allahut. Siç ka thënë Profeti ynë, edhe nga disa sjellje, kryerja e të cilave, në plan të parë nuk duket se ka ndonjë të keqe, madje, duhet qëndruar larg me frikën e hyrjes në mëkat. Hz. Ebu Bekri ishte njëri ndër ata që tregoheshin më të ndjeshëm në këto çështje. Hz. Aisheja tregon kështu:

"Ebu Bekr Besniku kishte një skllav. Një pjesë të fitimit, skllavi ia jepte Ebu Bekrit dhe ai e hante. Prapë një ditë skllavi solli diçka që e kishte fituar dhe Ebu Bekri nisi ta hante. Skllavi i tha Ebu Bekrit:

"A e di se ç'ishte ajo gjë që hëngre?"

"Thuajna, ta marrim vesh se ç'ishte!" – I tha Ebu Bekri. Skllavi i dha këtë përgjigje:

"Në kohën e injorancës e pata gënjyer dikë duke i shtënë fall megjithëse nuk merrja vesh fare nga falli. Sot u takuam me të. Si shpërblim për fallin që i pata shtënë, ai më dha këtë gjë që hëngre tani!"

Atëherë, Ebu Bekri futi gishtat në grykë dhe e nxori të tërë atë që pati ngrënë. (Buhari, Menakibu'l-Ensar, 26)

Besimtari ruhet me forcë nga haramet. Ai e di se është mëkat i madh për vete dhe për familjen e tij ngrënia e ushqimeve haram. Madje, duke mos u mjaftuar me kaq, distancohet nga gjërat me mundësi që të jenë haram, ashtu siç bëri Hz. Ebu Bekri. Sepse ai e di mirë se adhurimet dhe lutjet e bëra me fuqinë fizike të siguruar nga ushqimi haram, nuk pranohen.

Edhe ky qëndrim i Hz. Omerit (r.a.), një ndër figurat e kalifëve rashidinë, i njohur për drejtësinë e tij, është një shembull i bukur për këtë çështje. Ai u pati lidhur nga katër mijë dërhem rrogë sahabive që patën emigruar të parët, kurse të birit, Abdullait, tri mijë e pesëqind dërhem. Hz. Omerin e pyetën:

"Edhe yt bir është ndër ata që kanë emigruar të parët. Pse ia shkurtove të drejtën?"

Hz. Omeri u tha kështu:

"Im bir emigroi së bashku me të atin, prandaj nuk mund të barazohet me ata që emigruan të vetëm!" (Buhari, Menakibu'l-Ensar, 45)

Këtu duket se sa korrekt është sjellë kalifi i drejtë i Islamit, Hz. Omeri, duke ndarë mallin e shtetit. Megjithëse i biri ishte nga emigrantët e parë, i kishte caktuar si rrogë pesëqind dërhem më pak sepse kishte emigruar në moshën njëmbëdhjetë vjeç së bashku me t'ëmën dhe të atin. Normalisht, ai duhet ta trajtonte të birin barazisht me të tjerët, se edhe mes tyre kishte që kishin emigruar me prindërit. Por ai nuk veproi kështu. Duke respektuar rregullin për të qëndruar larg nga gjërat e dyshimta ose për të hequr dorë

pjesërisht nga hallallet dhe të drejtat, i dha të birit më pak.

Kjo ndjeshmëri në çështjen e gjërave të dyshimta, ka vazhduar të veprojë gjatë shekujve nëpërmjet miqve të Allahut. Këta personalitete të zgjedhur u kanë lënë pasardhësve kujtime shumë të bukura pjekurie morale-shpirtërore dhe fisnikërie. Njëri prej tyre është Hirësia Imam Adhami Ebu Hanife.

Hz. Ebu Hanife ishte një person i pasur, me kapital, i cili jetonte me tregti. Mirëpo, meqë merrej me dituri, punët e tregtisë i zhvillonte me anë të përfaqësuesit, kurse vetë kontrollonte nëse tregtia e tij ishte brenda kuadrit të hallallit. Dhe aq i ndjeshëm ishte në këtë çështje, saqë një herë, e pati dërguar ortakun e vet, Hafs bin Abdurrahmanin, për të shitur një copë tekstili, duke e porositur:

“O Hafs, malli ka këto e këto të meta. Mos harro t’ia tregosh myshteriut këto dhe ta shesësh lirë gjer në këtë çmim!”

Hafsi e shiti mallin sa ç’i tha Imami, por harroi t’ia thotë blerësit të metat. Kur e mësoi këtë gjë Hz. Ebu Hanife, e pyeti Hafs bin Abdurrahmanin:

“A e njeh blerësin?”

“Jo, nuk e njoh!” – Iu përgjigj Hafsi.

Atëherë, duke pasur frikë se fitimi hallall mund të njollosej dhe në paranë që kishin marrë mund të përzihej dyshimi, Imami e shpërndau si sadaka krejt fitimin e marrë nga shitja e atij malli. Pastaj, ky devocion i tij i solli begati me të tepërt tregtisë së tij materiale-shpirtërore.

Për ta kuptuar nëse dikush është zemërpastër, principial dhe i sinqertë në besim dhe në rrugë të drejtë, i duhen parë, më tepër se adhurimet që bën, niveli i zemrës, korrektesa haram-hallall në aktet dhe veprimet e tij dhe zelli e përpjekja për t’u distancuar nga gjërat e dyshimta.

# III. JETA ADHURIMORE E PROFETIT

(O i Dërguar!) **Thuaju: "Pa dyshim, edhe namazi im, edhe adhurimet e mia, edhe jeta dhe vdekja ime i përkasin Allahut, Zotit të botëve!"**

el-En'am, 6/162

Specifika e cila paraqet rëndësi në plan të dytë pas besimit tek Allahu, pas ndjenjës së madhërimit të Tij, pas ndjenjës së afërsisë dhe dashurisë ndaj Tij, është adhurimi[1]. Sepse adhurimet janë qëllimi bazë i krijimit të njeriut.

Adhurimi që do të thotë të vihesh në pozitën e robit ndaj Zotit, t'i bindesh Zotit dhe t'i nënshtrohesh Atij, përmban, në kuptim të gjerë, të gjitha veprimet, fjalët, ndjenjat dhe mendimet e një njeriu në jetën e tij, në përputhje me kërkesat dhe dëshirat e Zotit. Adhurimi shpreh gjendjen e robit të krijuar dhe ushqyer nga Krijuesi i gjithësisë, përballë Tij. Në kuptim më të ngushtë dhe konkret, adhurimi përbëhet prej faljeve dhe riteve[2] që kryhen në formë dhe mënyrë të posaçme dhe që shprehin afërsi ndaj Zotit, prej të cilave shpresohet mirësi dhe shpërblim në vartësi të qëllimit përse bëhen. Këtu do të qëndrohet më shumë mbi këtë kuptim të ngushtë dhe konkret ose, e thënë ndryshe, mbi këtë kuptim specifik.

Adhurimi është e drejta e Allahut të Lartë mbi robtë e Tij, si dhe shprehje e falenderimit që duhet të bëjnë ata përballë të mirave dhe dhuntive që u ka falur dhe u fal Ai. Adhurimi dhe realizimi i pozitës së robit ndaj Zotit si një e tërë e vetme, është një detyrë që duhet kryer me synimin e sinqeritetit, principialitetit, madhërimit, dashurisë dhe respektit më të lartë ndaj Allahut të Lartë, dituria dhe fuqia e të cilit e ka rrethuar dhe përfshirë tërë gjithësinë, i cili i njeh me kompetencë zotëruese tërë situatat e robve të vet. Kjo detyrë shprehet me anë të dhikreve (fjalëve dhe lutjeve të përsëritura), veprimeve specifike dhe disa veprimeve të përcaktuara të cilat tregojnë përuljen që ndjejmë ne ndaj Allahut, bindjen dhe nënshtrimin tonë

1. Në origjinal: ibadet. Gjatë përkthimit të literaturës islame, termi *ibadet* përkthehet me termin *adhurim*. Përkthyesi.
2. Me *falje dhe rite* kemi përkthyer respektivisht termat *tâat dhe fiil* të origjinalit. Përk - hyesi.

absolut ndaj Tij. Adhurimet janë parime dhe rregulla që duhen respektuar me qëllim që personi të mund të arrijë përkryerjen moralo-shpirtërore. Nga ky këndvështrim, adhurimet e bëra janë, në thelb, në interes të vetë personit. Sepse adhurimi është një faktor i cili, duke i shpëtuar njerëzit nga mbërthimi pas materiales, i orienton vështrimet dhe idetë drejt objektivave më të larta, i përsjell ato në horizonte më të gjera. Poeti e shpreh kështu këtë poetikisht:

Avniyâ terbiyet-i nefsin içündür tâat
Yoksa Allâh'a ne tâat, ne ibâdet lâzım.

O Avni[1], falja, edukimin e vetvetes ka për qëllim,
Se Allahu s'ka nevojë as për falje, as për adhurim…

Grada më e lartë e adhurimit është t'i falesh dhe lutesh Allahut të Lartë jo me ndonjë mendim interesi çfarëdo, por vetëm me ndjenjën e lartë të madhërimit, principialitetit dhe sinqeritetit për hir dhe pëlqim të Tij. Prandaj, në adhurim shfaqet një variacion sublim (i perëndishëm) i takimit dhe bashkimit të dobësisë absolute me fuqinë absolute. Krenarët të cilët nuk e ndjejnë dobësinë e vet, indiferentët dhe të shkujdesurit të cilët s'bartin asnjë frikë dhe dyshim dhe fatkeqët që e kanë humbur shpresën krejtësisht, janë të privuar nga ky nder. Po qe se adhurimi me cilësinë e vet si shfaqje e jashtme e zemrës dhe ndërgjegjes, bëhet në atë mënyrë siç na e ka mësuar i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), luan një rol shumë të rëndësishëm në mbrojtjen dhe fuqizimin e elementit të besimit. Krahas kësaj, adhurimet e bëra me vetëdije të plotë, kryejnë një efekt të madh edhe për sa i përket zbukurimit të moralit tonë.

Jeta adhurimore e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ka filluar me meditimin mbi Krijuesin e Gjithësisë, është gatuar me dëshirë, nënshtrim, dashuri dhe mall dhe është stolisur me një mijë e një lloj bukurish. Profeti ynë i cili, në ditët kur u tërhoq në vetmi në shpellën Hira, u përqëndrua në meditimin e ekzistencës dhe sunduesin e saj absolut, pasi u nderua me profetësinë, e vazhdoi kryerjen e detyrës së robit ndaj Zotit gjersa i erdhi vdekja, duke e adhuruar Zotin ashtu siç e mësoi Ai vetë!

1. Ky dyvargsh është i sulltan Mehmetit II, Ngadhnjimtarit, i cili ishte edhe poet me pseudonimin poetik "Avni". Në osmanishte, pjesëza e prapangjitur *já* (yâ) i korrespondon pjesëzës thirrore të shqipes "o!", "ore!", "o ti!". Më në fund, në këto vargje, thirrori "O Avni" që është edhe një metonimi, u drejtohet tërë njerëzve-rob të Zotit të cilët, me anë të faljeve, lutjeve, riteve, përgjithësisht, adhurimeve, në thelb, ndihmohen për t'u vetedukuar. Këto dy vargje e ndriçojnë mjaft mirë çështjen se përse bëhen dhe përse duhen bërë adhurimet. Përkthyesi.

## A. NAMAZI

**"Me të vërtetë, namazi i falur në kuptimin e plotë të tij, pengon nga fëlliqësia dhe e keqja!"**

el-Ankebut, 29/45

### 1. Abdesti

Profeti (a.s.) e ka ngritur jetën e tij të adhurimit mbi pastërtinë. Në pastrimin shpirtëror të njeriut, në orientimin kah mirësitë dhe në arritjen e nefsit (frymës, egos) në gradën ihsan[2], edhe pastërtia fizike-materiale ka ndikim dhe efekt të madh. Në këtë kuptim, Zoti urdhëron e thotë:

**"Allahu i do ata që pastrohen!"** (el-Bakara, 2/222)

Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka shprehur këtë të vërtetë me hadithin si në vijim:

*"Pastërtia është gjysma e besimit!"* (Muslim, Taharet, 1)

Allahu i Lartë kërkon që robtë e Tij besimtarë që kanë për të dalë në Audiencën e Tij të Lartë, duke marrë abdest, të pastrohen nga ndyrësitë materiale e moralo-shpirtërore. Prandaj ua ka bërë farz (detyrim) robve që të marrin abdest para adhurimeve të tilla si namazi dhe tavafi[3]. Duke u mbështetur në virtytin dhe rëndësinë e abdestit, dijetarët islamë e kanë parë abdestin si një rit faljeje më vete. Një rrëfim (rivajet) i cili e deklaron vlerën dhe virtytin e abdestit, është kështu:

Ukbe bin Amr (r.a.) tregon:

"Devetë i ruanim me radhë. Një ditë më ra radha mua. Në fund të ditës, devetë i nxora në kullotë të lirë dhe u ktheva. Kur u ktheva dhe shkova te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), po u fliste njerëzve në këmbë. E arrita në këto fjalë:

*"Për çdo person i cili merr abdest mirë e mirë, pastaj fal dy reqate namaz duke iu përkushtuar me tërë qenien dhe shpirtin e vet, xhenneti bëhet domosdoshmëri!"*

Kur i dëgjova këto, thashë me zë: "Sa bukur!" Dikush që rrinte para

2. Grada shpirtërore e quajtur *ihsan* konsiderohet ajo situatë afërsie shpirtërore për - jegjësie dhe përshpirtshmërie e robit ndaj Zotit, në të cilën robi e konsideron veten para Zotit dhe nën vëzhgimin e Tij ose, ndryshe, në Audiencën e Lartë Hyjnore. Përkthyesi.

3. Namazi dhe tavafi konsiderohen si Audienca e Lartë Hyjnore. Përkthyesi.





meje, tha: “Ajo që tha pak më parë, ishte më e bukur!” E pashë: ishte Omer bin Hattabi! Ai vazhdoi: Ti sapo erdhe! Pak më parë tha kështu:

*“Kush nga ju mer abdest mirë e mirë dhe pastaj thotë, “Esh’hedu en la ilahe il’lallah ve esh’hedu enne Muhammeden abduhu ve resulu”[1], atij i hapen që të tetë portat e xhennetit dhe ai hyn në xhennet nëpër cilën portë që të dojë!”* (Muslim, Taharet, 17)

Kurse një ngjarje tjetër që tregon për vlerën dhe virtytin e abdestit, na e përcjell Ebu Hurejre (r.a.). Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) shkoi në varrezë dhe tha duke iu drejtuar të vdekurve:

*“Paqja e Allahut qoftë mbi ju, o banorë të vendit të besimtarëve! Inshallah, në dashtë Allahu, një ditë edhe ne do të vijmë pranë jush! Sa dëshiroj t’i shoh vëllezërit e mi! Sa më ka marrë malli për ta!”*

Sahabet i thanë:

“A s’jemi ne vëllezërit e tu, o i Dërguari i Allahut?”

*“Ju jeni shokët e mi. Kurse vëllezërit e mi janë ata që s’kanë ardhur ende në këtë botë!”* – U tha i Dërguari i Allahut.

Sahabet bujarë e pyetën njëzëri:

“Si i njeh personat e ummeti tënd që s’kanë ardhur ende në botë, o i Dërguari i Allahut?”

I Dërguari i Allahut iu përgjigj sahabeve me këtë pyetje:

*“Mendoni një burrë që ka një kalë me këmbë të bardha e me fytyrë të bardhë. A nuk mund ta dallojë dhe gjejë ai person kalin e vet mes një tufe kuajsh të zinj?”*

“Po, e gjen, o i Dërguari i Allahut!” – Iu përgjigjën sahabet.

Atëherë, i Dërguari i Allahut u tha:

*“Ja, pra, ata do të vijnë me gjymtyrët e abdestit krejt të bardha! Unë do të shkoj më parë në krye të hauzit për t’i pritur e për t’i gostitur ata!..”* (Muslim, Taharet, 39)

Meqë vetia dalluese e muslimanit është pastërtia, edhe në ditën e kiametit muslimanëve do t’u ndrisin gjymtyrët e abdestit dhe nga kjo veçori do të dallohen se janë ummeti, bashkësia e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Besimtarët që e kanë ditur këtë, janë përpjekur të marrin abdest në mënyrën më të bukur dhe ta çojnë ujin në sa më shumë vende të trupit. Tabiiu Ebu Hazim e kishte parë Ebu Hurejren (r.a.) duke marrë abdest dhe kishte vënë re se, duke larë parakrahët, s’mjaftohej vetëm gjer në bërryl, por e

1. Kjo është Fjala e Dëshmisë, që do të thotë: “Dëshmoj se s’ka zot tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Allahut!” Përkthyesi.





çonte larjen gjer në nënsqetulla. Atëherë, e kishte pyetur:

“O Ebu Hurejre, ç’abdest është ky?”

Ebu Hurejre i ishte përgjigjur:

“O Beni Ferruh, a këtu paske qenë ti? Ta dija se je këtu, nuk do të kisha marrë abdest kështu! Unë e pata dëgjuar mikun tim, të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) të thoshte:

*“Në ditën e kiametit, bukuria e ndritshme e besimtarit do të arrijë gjer në vendin ku i ka arritur uji i abdestit!”* (Muslim, Taharet, 40)

Abdesti s’duhet marrë vetëm për adhurim. Islami ka nxitur dhe inkurajuar qëndrimin me abdest vazhdimisht, edhe në kohët jashtë adhurimeve. Ndërkaq jo çdokush mund të bëhet i rregullt në qëndrimin vazhdimisht me abdest, mund ta jetojë çdo çast të jetës duke qenë i pastër. Në këtë drejtim mund të bëhen të suksesshëm vetëm ata që i njohin mirë dobitë dhe rëndësinë e qëndrimit me abdest. Ja, prandaj qëndrimi vazhdimisht i pastër është bërë një tregues i besimit dhe në hadithin profetik është thënë: *“Në qëndrimin vazhdimisht me abdest, vetëm personi besimtar mund të bëhet i rregullt!”* (Muvatta, Taharet, 6)

Në lidhje me këtë çështje, në jetën e Profetit tonë të dashur ka shumë shembuj të gjallë. Siç tregon Ebu Xhuhejm (r.a.), i Dërguari i Allahut, ndërsa po vinte nga ana e oazit Xhemel, kishte hasur në një person. Personi i kishte dhënë selam, por i Dërguari i Allahut s’ia kishte pranuar. Ai kishte shkuar menjëherë pranë një muri, kishte bërë tejemmum në fytyrë dhe duar dhe pastaj ia kishte pranuar selamin! (Buhari, Tejemmum, 3)

Ibni Abbas (r.a.) tregon kështu: “I Dërguari i Allahut dilte nga nevojtorja, lante duart pastaj, duke i fërkuar gjymtyrët me duart e lagura, merrte një abdest të lehtë. Një herë, unë i thashë:

“O i Dërguari i Allahut, ndodhesh pranë ujit (pra, pse vepron kështu?)”

Ai m’u përgjigj kështu:

*“Kush e di, ndoshta nuk arrij dot gjer te uji (ndoshta jap shpirt pa arritur ende te uji)!”* (Ibni Hanbel, I, 288)

Gjithashtu, në situatat kur i duhej të bënte gusl, për të mos mbetur pa abdest gjersa të bënte gusl, Profeti bënte tejemmum duke i fërkuar duart për muri. (Hejthemi, I, 264)

Si rezultat i të gjitha këtyre praktikave dhe inkurajimeve të të Dërguarit të Allahut, shumë besimtarë e kthyen në zakon që, sa herë që t’u prishej abdesti, të merrnin menjëherë abdest të ri ose, sa herë që të kalonte një farë kohe pak a shumë e gjatë nga abdesti i fundit, të merrnin përsëri ab-

dest edhe pse s'u ishte prishur abdesti. Kështu, e bija e njërit prej figurave tona të bekuara të etërve tanë të famshëm, sulltan Abdylhamitit II, tregon se i ati mbante një tullë të pastër te kryet e shtratit dhe se, sapo ngrihej nga shtrati për të shkuar në nevojtore, merrte tejemmum për të mos shkuar gjer atje duke shkelur përtokë pa abdest!

Për ta nxitur dhe inkurajuar këtë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) duke i përgëzuar besimtarët të cilët, megjithëse ishin me abdest, merrnin sërish abdest me qëllimin për ta rifreskuar atë, ka thënë: *"Kush rimerr abdest duke qenë me abdest, Allahu i shkruan për këtë dhjetëfish sevap (shpërblim mirësie)!"* (Tirmidhi, Taharet, 44)

Ka shumë hadithe profetike lidhur me vlerën dhe virtytin e abdestit. Meqë s'është e mundur të përmenden të gjitha, po i lëmë vend një hadithi të fundit që e përshkruan abdestin së bashku me urtësinë dhe virtytin e tij:

*"Kush nga ju përgatit ujin e abdestit, tërheq ujë në gojë e në hundë dhe i pastron ato, patjetër që i derdhen gabimet nga fytyra, goja dhe hunda. Pastaj, po qe se e lan fytyrën ashtu siç ka urdhëruar Allahu, mëkatet që ka kryer me fytyrën i derdhen poshtë nga majat i mjekrës bashkë me ujin. Pastaj, kur t'i lajë krahët gjer në bërryla, mëkatet e duarve, mëkatet e duarve i derdhen poshtë nga gishtat së bashku me ujin. Pastaj, kur ta fërkojë kokën, mëkatet e kokës i derdhen poshtë nga majat e flokëve së bashku me ujin. Pastaj, kur t'i lajë këmbët gjer në themra, mëkatet e këmbëve i derdhen poshtë nga majat e gishtërinjve së bashku me ujin. Dhe, pas gjithë këtyre veprimeve, ngrihet të falë namaz, e lavdëron dhe e falenderon Allahun, e madhëron Atë denjësisht dhe çdo gjë e çdo kënd tjetër përveç Allahut*[1] *e nxjerr nga zemra, mbetet i pastër nga të gjitha mëkatet si atë ditë që e ka lindur nëna!"* (Muslim, Musafirin, 294)

Në këtë hadith profetik nuk përmendet fërkimi i veshëve dhe zverkut, por në disa vepra të së drejtës islame (fikh) thuhet, duke u mbështetur në disa prova dhe argumente, se pas fërkimit të kokës, është sunnet të fërkohen me duar të lagura veshët brenda dhe jashtë si dhe zverku, me të prapmen e tre gishtave të të dy duarve.

Ndërkaq, pastrimi i vërtetë nuk realizohet gjersa njeriu të mos i drejtohet Allahut plotësisht, gjersa të mos përpiqet me gjithë zellin e duhur për pastrimin e nefsit (vetvetes, egos) dhe purifikimin e zemrës (ndjenjave, afeksionit). Prandaj, janë këshilluar për abdestin një sërë lutjesh dhe zikresh, në vartësi të të cilave është parë edhe realizimi i pastrimit dhe pastërtisë së brendshme që e tregon ndikimin dhe efektin e vet në thellësitë

1. Frikën dhe dashurinë për çdo gjë e për çdokënd tjetër përveç Allahut. Përkthyesi.

e nefsit, vetvetes. Për këtë arsye, duke marrë abdest, krahas kujdesit për anën e jashtme të çështjes dhe kryerjes së plotë e të mirë të pastrimit, duhet që, duke i kënduar lutjet e caktuara, të bëhet nijet, domethënë, të vihet si qëllim pastrimi edhe moralisht dhe shpirtërisht. Një abdest që të jep prehje e kënaqësi mund të merret vetëm me këndimin e lutjeve dhe zikreve përkatëse.

Një moment tjetër mbi të cilin është përqëndruar i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, është përdorimi i misvakut. Krahas pastrimit të dhëmbëve me anë të përdorimit të misvakut në mënyrë të shpeshtë edhe në kohë të tjera, Profeti i ka dhënë rëndësi posaçërisht pastrimit të dhëmbëve gjatë marrjes së abdestit dhe e ka nxitur dhe inkurajuar këtë gjë me këmbëngulje. Ai është shprehur kështu lidhur me këtë çështje: "Po ta dija se nuk do t'i vinte e vështirë ummetit tim, do të urdhëroja ta përdornin misvakun në përgatitjen për çdo namaz!" (Buhari, Xhum'a, 8) Kurse në një hadith tjetër, Profeti ynë, duke u shprehur si në vijim, ka treguar urtësinë se pse i ka dhënë kaq shumë rëndësi misvakut, pastrimit të dhëmbëve: "Misvaku është mjet për pastrimin e gojës dhe pretekst për të fituar pëlqimin e Allahut!" (Nesai, Taharet, 5)

## 2. Namazi

Namazi është shprehja më e përkryer dhe më e bukur e devocionit dhe adhurimit ndaj Allahut. Eshtë adhurimi më i rëndësishëm dhe më me shumë dobi për njerëzimin. Për këtë arsye, Allahu i Lartë e ka deklaruar në mënyrë të përsëritur vlerën dhe virtytin e namazit dhe e ka bërë atë treguesin më të madh të fesë. Edhe Profeti ynë, nën dritën e vahjit ose revelacionit hyjnor, me fjalët dhe sjelljet e tij, ka parashtruar gjer në hollësitë më të imta kohët, kushtet, elementët përbërës, etikën dhe lejimet përjashtimore të namazit si dhe namazet nafile ose suplementare.

Namazi përmban këto tri baza të pozitës së robit ndaj Zotit, të devocionit dhe adhurimit ndaj Tij:

-Duke medituar mbi forcën dhe madhështinë e Allahut të Lartë, mbushja e zemrës me përshpirtshmëri;

-Shprehja me gojë e madhështisë së Allahut dhe e ndjenjës së përshpirtshmërisë ndaj Tij;

-Veprimi i gjymtyrëve në përputhje me ndjenjën e përshpirtshmërisë: gjatë qëndrimit në kijam (në këmbë), përjetimi i vetëdijes së qëndrimit para Audiencës Hyjnore me ndjenjën e përuljes përballë madhështisë së Zotit; pastaj, përkulja në ruku dhe rënia në sexhde. Në këtë adhurim, së pari zemra dhe gjuha, të gjitha gjymtyrët ose organet përkatëse ia paraqesin





në mënyrë harmonike Allahut respektin dhe nënshtrimin e njeriut. Poeti e shpreh këtë kështu poetikisht:

أَفَدَتْكُمُ النَعْمَاءَ مِنِى ثَلَاثَةٌ    يَدِى وَلِسَانِى وَالضَمِيرُ الْمُحَجَبَا

Janë tri gjëra që jua numërojnë tek unë dhuntitë:
Dora, gjuha si dhe zemra ime e fshehtë…

Namazin si shenjën dhe treguesin imediat të respektit dhe adhurimit ndaj Allahut të Lartë ka qenë gjithashtu i Dashuri Bujar i Tij i cili e ka falur me kuptimin më të përsosur të tij. Duke e porositur edhe ummetin, bashkësinë e vet, *"faleni namazin si unë"* (Buhari, Ezan, 18) Profeti ka kërkuar të ndiqet ai vetë. Prandaj, para së gjithash duhet mësuar se sa rëndësi i ka dhënë i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, namazit dhe si e ka falur atë.

Namazi i Profetit tonë të dashur ishte kështu:

Kur do të falte namaz, Profeti kthehej në drejtim të kibles, duke qëndruar në këmbë, i ngrinte duart gjer në bulëzat e veshëve dhe bënte tekbir duke thënë *"Allahu Ekber!"* I lidhte duart nën bark duke vënë dorën e djathtë mbi të majtën dhe këndonte lutjen *"Subhaneke"*. Pastaj këndonte suren *"Fatiha"* duke e filluar me "*Besmele"* dhe duke e përfunduar me një *"amin"* me zë të ulët. Ai u thoshte muslimanëve që edhe ata të thoshin *"amin"* pas tij.

Pas këndimit të sures së shkurtër (pas "Fatihasë"), Profeti (a.s.v.s.) bënte tekbir duke thënë *"Allahu Ekber"*, përkulej në ruku pa e harkuar kurrizin, mbërthente kupat e gjunjëve me pëllëmbë dhe thoshte tri herë *"Subhane Rabbijel Adhim"*. Pasi kthehej në qëndrimin drejt duke thënë *"Semiallahu limen hamideh"*, thoshte *"Rabbena ve leke'l-hamd"* dhe binte në sexhde duke thënë *"Allahu Ekber"*. Kur binte në sexhde, krahët as i shtrinte përtokë, as i ngjiste për trupi. I ngulte këmbët me gishtat të përthyera në drejtim të kibles. Balli, hunda, duart, gjunjët dhe majat e këmbëve i bënin sexhde të vendosura në tokë. Në sexhde thoshte tri herë *"Subhane Rabbiye'l-a'la"*.

E ngrinte kokën nga sexhdeja duke thënë *"Allahu Ekber"* dhe pastaj binte në sexhden e dytë duke thënë *"Allahu Ekber"*. Pasi thoshte tri herë *"Subhane Rabbiye'l-a'la"*, ngrihej për në reqatin e dytë duke thënë *"Allahu Ekber"*! Pasi e falte edhe reqatin e dytë si të parin, ulej ndenjur mbi këmbën e djathtë të vendosur pingul me majat e gishtave të përkuluar në drejtim të Qabes dhe mbi këmbën e majtë të përthyer, vendoste pëllëmbët mbi gjunjë, këndonte lutjet *Tahijjat, Sal'li* dhe *Barik*, pas të cilave, sipas këshillës

së tij, besimtarët mund të këndonin lutjen që dëshironin. Pastaj jepte selam duke e kthyer në fillim kokën djathtas, pastaj majtas shoqëruar me thënien *“es-Selamu alejkum ve rahmetullah”*. Pastaj këndonte lutjet që këndojnë sot nëpër xhami muezinët.

Rukuja, sexhdet, ndenjja mes dy sexhdeve dhe qëndrimi pas drejtimit nga rukuja, të gjitha këto, tek Profeti ynë (s.a.v.s.) ishin gjithmonë pothuajse po ato.

Në namazin e agimit, pas Fatihasë, Profeti këndonte më shpesh suret Tekvir, Kaf, Vakia, Jasin. Kurse në namazin e agimit ditën e xhuma këndonte suret Sexhde dhe Insan. Në reqatin e parë të namazit të agimit këndonte sure të gjatë, kurse në reqatin e dytë, këndonte sure të shkurtër. Në namazet e drekës dhe të iqindisë këndonte suret, si Lejl, Buruxh, Tarik, Asr. Kurse në namazin e mbrëmjes ndodhte të këndonte suret Tur dhe Murselat. Madje, në namazin e fundit të mbrëmjes që pati falur, pati kënduar suren Murselat.

Kur Abdullah bin Abbasi pati kënduar një herë në namazin e mbrëmjes suren Murselat, e ëma, Ummul Fadl, i pati thënë: “O bir, duke e kënduar këtë sure, ma rindeze në zemër mallin për të Dërguarin e Allahut! Se kjo është sureja e fundit që kam dëgjuar nga i Dërguari i Allahut kur e ka kënduar në namazin e fundit të mbrëmjes që ka drejtuar!” (Buhari, Ezan, 98)

Ndodhte që në reqatin e parë të namazit të mbrëmjes, Profeti këndonte suren Kafirun, kurse në reqatin e dytë këndonte suren Ihlas. Kurse në namazin e jatsisë këndonte suret Duha, Tin, Munafikun, A’la, Lejl, Alak, etj. Një herë, në namazin e jatsisë pati kënduar suren Inshikak dhe, kur kishte arritur te ajeti i sexhdes, pati bërë sexhde.

Në reqatin e parë të namazit të vitrit këndonte suren A’la, në reqatin e dytë këndonte suren Kafirun dhe në suren e tretë këndonte suren Ihlas. Pastaj, pasi të kishte dhënë selam, thoshte tri herë *“Subhane’l-Meliki’l-Kuddus”* duke e ngritur dhe zgjatur zërin në herën e tretë. (M. Asim Köksal, VI-II, 93-97)

### *a) Rëndësia që i jepte namazit*

Profeti ynë e pati bërë bazën e jetës namazin të cilin e pati karakterizuar *“drita e syve të mi”*! Jashtë namazeve farz (detyrim), sa herë që gjente rast, falte namaz nafile (suplementar); po të ishte i gëzuar për ndonjë shkak çfarëdo, drejtohej menjëherë për në namaz me qëllim për të shprehur falenderim; po qe se diçka e hidhëronte a e dëshpëronte, përsëri menjëherë te namazi vraponte. (Ebu Davud, Salat, 312) Ai kurrë nuk pati bërë lëshime në lidhje me namazin. Nuk qe treguar lëshues ndaj muslimanëve

të rinj që tregoheshin të padëshirë në çështjen e namazit dhe qe shprehur se fe pa namaz nuk mund të kishte. Në lidhje me këtë specifikë, ky rivajet (rrëfim) është mjaft domethënës:

Delegacioni i fisit Thekif i pati paraqitur të Dërguarit të Allahut si kusht që prej tyre të mos merrte të dhjetë, që të mos i thërriste për xhihad dhe që të mos ua bënte namazin detyrim. Kundrejt këtyre kushteve, i Dërguari i Allahut u tha kështu:

*"Le të mos marrin të dhjetë prej jush dhe as për xhihad të mos ju thërrasin! Mirëpo në një fe pa ruku (namaz) nuk ka bekim!"* (Ebu Davud, Haraxh, 25-26)

Allahu i Lartë i jep aq rëndësi namazit që ua ka dhuruar robve të vet si miraxh, saqë ka urdhëruar që edhe në situatë lufte, madje, ushtarët të falin namaz me xhemaat dhe ua ka mësuar vetë se si duhet të falen. Ebu Hurejre (r.a.) tregon kështu:

"Gjatë një fushate, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte bërë konak mes Daxhnan dhe Usfan. Politeistët thanë:

"Ata kanë një namaz që për ta ka më vlerë se etërit dhe bijtë e tyre! Ky është namazi i iqindisë. Përgatituni dhe sulmojini të gjithë njëherësh!"

Duke u nisur nga kjo, te i Dërguari i Allahut shkoi Xhebraili (a.s.) dhe ia përshkroi se si duhet ta falnin namazin në kushte beteje:

**"**(O i Dërguar!) **Kur gjatë betejës ndodhesh mes besimtarëve dhe po u drejton faljen e namazit, lejo që me ty të falen vetëm një pjesë e tyre, por me armët ngjeshur. Pastaj, kur ta mbarojnë faljen e namazit, t'i bëjnë roje grupit tjetër që do të vijë të falet me ty gjithashtu me armët ngjeshur. Sepse armiqtë tuaj mohues presin që t'i harroni armët dhe pajisjet e tjera luftarake në mënyrë që t'ju sulmojnë befasisht. Por në qoftë se bini ngushtë nga shiu ose jeni të sëmurë, nuk ka ndonjë të keqe sikur t'i lini armët kur të falni namaz. Por gjithmonë duhet të jeni të përgatitur përballë rrezikut! Pa dyshim, Allahu ka përgatitur një ndëshkim poshtërues për ata që e mohojnë të vërtetën!"**[1] (en-Nisa,

1. Këtu bëhet fjalë vetëm për një namaz farz dhe këtij namazi i thuhet "Namazi i Frikës", i cili, në kushtet e një rreziku serioz si sulmi i armikut, falet duke u ndarë xhemaati në dy grupe dhe duke u falur me radhë secili grup pas imamit. Grupi i parë, pasi e fal reqatin e parë të një namazi me dy reqate ose dy reqatet e para të një namazi me katër reqate, nën drejtimin e imamit, pas sexhdes së dytë ose ndenjjes së parë, ngrihet dhe shkon në krye të detyrës. Pastaj vjen grupi i dytë, i plotëson bashkë me imamin reqatet e mbetura dhe kthehet në detyrë. Imami jep selam më vete. Më pas, grupi i parë dhe i dytë i plotësojnë me radhë namazet e veta duke i falur, grupi i parë pa kiraat meqë ndodhet në pozitën "lahik" dhe grupi i dytë, me kiraat, meqë ndodhet në pozitën "mesbuk". Në këtë mënyrë, edhe namazi me xhemaat kryhet, edhe detyra luftarake nuk cënohet. (Komision autorësh, *Diyanet İlmihali*, I, 334; Hamdi Döndüren,

4/102; Tirmidhi, Tefsir, 4/21)

Pra, pavarësisht nga kushtet, për muslimanët nuk bëhet fjalë që ta shtyjnë namazin për një kohë tjetër, madje, as ta braktisin faljen me xhemaat. Sepse Kur'ani i Shenjtë deklaron se besimtari e fal namazin edhe kur të jetë i fuqishëm dhe me pushtet:

اَلَّذِينَ اِنْ مَكَّنَّاهُمْ فِى الْاَرْضِ اَقَامُوا الصَّلٰوةَ وَاٰتَوُا الزَّكٰوةَ وَاَمَرُوا
بِالْمَعْرُوفِ وَنَهَوْا عَنِ الْمُنْكَرِ وَ لِلّٰهِ عَاقِبَةُ الْاُمُورِ

**"Kur besimtarëve u japim ndonjë pushtet mbi tokë, ata e falin namazin rregullisht, e japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe ndalojnë të keqen. Kurse fundi i punëve i përket vetëm Allahut!"** (el-Haxh, 22/41)

Kështu, Zoti na e bën të ditur se xhihadi dhe pushteti janë mjete, kurse namazi është qëllimi më i lartë i devocionit dhe i adhurimit ndaj Zotit. Për këtë qëllim të shenjtë, besimtari duhet ta marrë në sy çdo vështirësi. Ebu Derda (r.a.) tregon: "Miku im (a.s.) më dha këtë porosi: *"Edhe sikur të bëhesh copë-copë, edhe sikur të digjesh në zjarr, kurrsesi të mos i bësh shok diçka Allahut! Dhe asnjë namaz mos e lër pa falur; kur e lë pa falur një namaz duke qenë i vetëdijshëm për këtë, ai person mbetet larg mbrojtjes dhe kujdesit të Allahut të Lartë!"* (Ibni Maxhe, Fiten, 23)

Gjatë kushteve të luftës, Profeti ynë nuk mjaftohej me drejtimin e faljes së namazeve farz, por netët i kalonte zgjuar gjer në mëngjes para Zotit duke u lutur. Kështu, duke treguar për luftën e Bedrit, Aliu (k.v.) thotë kështu:

"Ditën e Bedrit nuk kishim kalorës tjetër veç Mikdadit. E di mirë se, në atë kohë, të gjithë përveç të Dërguarit të Allahut, po flinim. Kurse i Dërguari i Madh, Profeti ynë, u fal dhe qau nën një pemë gjer në mëngjes!" (Ibni Hudhejme, II, 52)

Dashuria dhe lidhja e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ndaj Allahut të Lartë kishte arritur një pikë të tillë, që ai e gjente qetësinë dhe prehjen në këtë botë vetëm duke iu falur Zotit të tij të Lartë, duke e adhuruar atë. Kur e ndjente veten ngushtë mes preokupacioneve të kësaj bote, i thoshte Bilalit, *"ej, Bilal, na qetëso"* dhe vraponte në ezan dhe namaz; kur vinte koha e namazit, e linte çdo mënjanë dhe drejtohej për tek Zoti i vet![2]

---

*Delilleriyle İslam İlmihali*, f. 337-378)

2. Një herë, ndërsa Profeti po hante bukë dhe kishte në dorë një thikë, u këndua ezan dhe u thirr për në namaz. U ngrit menjëherë në këmbë, e la thikën mënjanë dhe shkoi në namaz. (Buhari, Ezan, 43) Nisur nga korrektesa në zbatimin e urdhrit të Zotit për




Gjatë gjithë jetës, namazet i pati falur gjithmonë në kohën e parë të tyre, sepse, kudo që të ndodhej, kënaqej shumë ta falte namazin porsa t'i hynte koha! (Buhari, Salat, 48) Sepse, javashllëkun në namaz dhe vonimin e faljes së tij, Zoti i ka përmendur si cilësi të hipokritëve dhe është shprehur kështu:

**"…Pa dyshim, hipokritët, kur ngrihen për në namaz, sillen me dembelizëm, bëjnë veprime për t'u dukur dhe Allahun e përmendin pak!"** (en-Nisa, 4/142)

si dhe:

**"Mjerë për ata që falin namaz të shkujdesur e të painteresuar për namazin e tyre!"** (el-Maun, 107/4-5)

Komentuesi Hamdi Elmallëllë, në tefsirin apo komentin e këtij ajeti thotë kështu:

"Indiferentë ndaj rëndësisë së namazit, ata nuk e kryejnë atë si një detyrë serioze siç i takon; nuk shqetësohen nëse e falin apo jo; nuk i kushtojnë vëmendje dhe kujdes kohës së namazit dhe, duke mos u shqetësuar nëse i kalon koha, e shtyjnë për më vonë; nuk preken nga braktisja e namazit; edhe kur e falin namazin, e falin jo me qëllimin e pastër për hir të Allahut, por për një sërë synimesh të kësaj bote; falen vetëm pranë të tjerëve, në mënyrë të dukshme, jo në një vend ku s'bien në sy të të tjerëve dhe, kur falen, nuk e ndjejnë veten sikur ndodhen para Zotit, falen pa përshpirtshmëri dhe ndjenjë madhërimi ndaj Zotit, por vetëm duke bërë veprime mekanike uljeje dhe ngritjeje." (Hak Dîni Kur'ân Dili, IX, 6168)

Zoti ynë që thotë "mjerë" për atë që falet, ç'thotë, vallë, për atë që s'falet?

Prandaj, lënien e namazit për më vonë, i Dërguari i Allahut nuk e sheh me sy të mirë. Ai thotë kështu:

*"Në namazin e falur në kohën e parë të tij, është pëlqimi i Allahut, kurse në namazin e falur në kohën e fundit të tij, është falja e Allahut!"* (Tirmidhi, Salat, 13)

Me fjalë të tjera, Zoti, ndërsa e pëlqen veprimin e robve të Tij që e falin namazin sapo i hyn koha, i fal me mëshirën e Tij ata që bëjnë gabim duke e nënvleftësuar çështjen dhe duke e lënë faljen e namazit për në kohët e fundit të tij.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk e ka lënë t'i kalojë namazi as në çastet më të rënda të sëmundjes së fundit të tij. Kjo sëmundje iu rëndua

---

namaz, ai e la përgjysmë ngrënien dhe shkoi për ta falur qysh në çastin e parë namazin i cili mund të falej edhe më pas.




aq shumë, sa ia preu tërë fuqitë. Megjithëkëtë, në kohët e drekës dhe iqindisëdoli nga dhoma dhe shkoi në faltore me ndihmën e dy vetëve dhe e fali namazin aty me xhemaat. Megjithëse po përpëlitej mes dhimbjeve të vdekjes, nuk ndenji pa ia kujtuar ummetit, bashkësisë, çështjet nga të cilat do të përfitonte më shumë dhe fjalët e fundit të tij qenë: *"Namaz! Namaz! Dhe kini frikë Allahun për ata që keni nën vete (skllevërit, shërbëtorët, gratë dhe fëmijët)!"* (Ebu Davud, Edeb, 133)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i cili ia pati kushtuar jetën kumtimit të Islamit në mënyrën më të bukur dhe përgatitjes së sahabeve, shokëve të tij, me një edukatë hyjnore, dëshironte që namazi, burimi i kënaqësisë dhe prehjes shpirtërore, të falej nga çdokush në mënyrën më të bukur! Abdullah bin Revaha i cili përgatitej për t'u nisur për fushatën e Mu'tes, shkoi pranë zotërisë së vet, ndaj fytyrës prej trëndafili të të cilit do të mbetej i përmallur dhe, pasi u përshëndosh me të, i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Më porosit për diçka që ta mësoj përmendësh dhe të mos ta nxjerr kurrë nga mendja!"

Dhe Profeti i dha këtë porosi:

*"Ti nesër do të arrish në një vend ku Allahut i bëhet shumë pak sexhde! Shumoji atje namazet dhe sexhdet!"* (Vakidi, II, 758)

Profeti ynë i dashur tregohej shumë i ndjeshëm ndaj çështjes së aftësimit të besimtarëve me namaz qysh në moshë të vogël. Ai kërkonte që fëmijës t'i mësohej të falte namaz kur të arrinte moshën shtatë vjeç, kurse, kur të bëhej dhjetë vjeç, të përqëndrohej më me seriozitet në namaz. Sepse Allahu i Lartë kishte urdhëruar kështu:

**"Urdhëroje familjen të falë namaz, edhe ti vazhdoje namazin me durim. Ne nuk duam ndonjë gjë prej teje, përkundrazi, jemi Ne që të furnizojmë dhe të ushqejmë ty! Fundi** (i mirë) **është i njerëzve të devotshëm!"** (Taha, 20/132)

Muslimanët që e patën kuptuar mirë këtë ndjeshmëri të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), i patën dhënë një vlerë të veçantë namazit gjatë gjithë historisë. Nga sulltanët osmanë të cilët e patën konsideruar veten të ngarkuar me detyrën për të shkuar në gjurmën e Profetit, Mehmet Reshati VI, i pati dhënë si urdhër të parë Zonjës Safije të cilën e pati emëruar "mësuese të sulltanëve" për të përgatitur fëmijët e dinastisë në Pallat, këtë:

"Ua bëj haram bukën dhe kripën me të cilën i kam ushqyer ata që nuk falin namaz dhe që nuk mbajnë agjërim! Ky vullneti im t'u thuhet nga zonja mësuese nxënësve princër dhe princesha!" (Safiye Ünüvar, *Kujtimet e mia nga Saraji*, f. 21)

Ç'ndjeshmëri e madhe, ç'mendësi e thellë!..

### b) Përshpirtshmëria dhe prehja në namaz

I Dërguari i Madh, Profeti ynë, i cili i jepte kaq rëndësi namazit, kur falej, zhytej në një gjendje pasioni të thellë, dalldie dhe ekstaze. Ai falte namaz me vetëdijen se ndodhej para pranisë së Zotit dhe mes ndjenjash të madhërimit dhe impresionimit si domosdoshmëri e kësaj vetëdijeje. Ashtu siç ndodh që, kur dikush takohet me njerëz që i do shumë, gëzohet dhe hdjehet i lumtur, ashtu dhe i Dërguari i Allahut, kur do të qëndronte në namaz dhe do të dilte në Audiencën e Allahut, ndjente qindra herë më shumë gëzim dhe entuziazëm! Osman Shems Efendiu e shpreh kështu poetikisht domosdoshmërinë e kryerjes me këtë pasion dhe dashuri adhurimet për të mund t'u ngjitur në gradën e mirësisë së lartë, ihsan:

Pa pasion, kurrsesi s'mund të arrish
Në gradën ihsan ku Zotin pranë ta ndjesh…

Profeti ynë i dashur ngjitej në namaz në kulm të përshpirtshmërisë dhe thjeshtësisë përballë Zotit dhe ndjente një kënaqësi të veçantë prej robi të Zotit duke iu lutur dhe përgjëruar Atij!

Përshpirtshmëria e cila, pa asnjë dyshim, është njëra nga specifikat më me rëndësi të namazit, është gjendja në të cilën zemra është e mbushur me frikën prej Allahut kurse gjymtyrët janë të qeta e të kënaqura. Përshpirtshmëria është ta mobilizosh veten plotësisht për namaz, t'i largosh sytë nga gjithkush e gjithçka tjetër veç Allahut, të mos i largosh sytë nga vendi ku fal namaz, të mos kthehesh andej-këtej dhe të shmangesh nga veprimet e panevojshme.

Abdullah bin Shihhir (r.a.) e përshkruan kështu përshpirtshmërinë e Profetit:

"Një radhë pata shkuar pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Po falte namaz dhe, ngaqë qante, nga gjoksi i dilnin zhurma si të kazanit kur zjen!" (Ebu Davud, Salat, 158)

Namazi që njeriu e fal në përshpirtshmëri me trupin, gjuhën dhe zemrën e vet dhe ku ia jep veten tërësisht Allahut, është një shkak me rëndësi për të merituar dashurinë e Allahut dhe për të vënë në lëvizje mëshirën e Tij të pafundme. Profeti ynë (s.a.v.s.) e ka shprehur kështu domosdoshmërinë për ta falur namazin mes një përshpirtshmërie dhe respekti të madh, duke u lutur dhe përgjëruar:

*"Namazi falet dy e nga dy. Në çdo dy reqate ka një qëndrim ndenjur (teshehhud). Namazi është të ndjehesh i përshpirtshëm, të shfaqësh thjeshtësi dhe përulësi. Dhe, kur të mbarosh, të ngresh duart lart drejt Zotit tënd të Lartë me pëllëmbët kthyer nga fytyra jote dhe të lutesh me përgjë-*

*rim: O Zot! O Zot! O Zot! Kush s'e bënë këtë, e ka lënë namazin mangët!* (Tirmidhi, Salat, 166)

Me fjalë të tjera, namazi është që robi, duke e përjetuar paaftësinë dhe dobësinë e vet përballë Krijuesit, t'ia paraqesë Atij nevojtarinë e vet dhe të lutet e përgjërohet me klithma që i dalin zemre!

Kur Profeti drejtonte namazin e xhemaatit, nuk e zgjaste namazin më shumë se ç'duhej duke menduar se pas tij mund të ketë të moshuar, të sëmurë, të preokupuar me punë. Madje, nëse nga radhët e pasme dëgjohej e qara e ndonjë fëmije, e mbaronte namazin shpejt e shpejt duke menduar se mes xhemaatit ndodhej e ëma e fëmijës. Por kur falte namazin e pasmesnatës, tehexhxhud, e zgjaste sa të donte meqë s'ishte i detyruar të merrte parasysh gjendjen e dikujt tjetër. Sepse Profeti ynë thoshte se namazet me kijamin (qëndrimin në këmbë kur këndohen pjesë nga Kur'ani) të gjatë janë më të çmuar e më të virtytshëm. (Muslim, Musafirin, 165) Prandaj Profeti i zgjaste sa të dëshironte namazet që i falte nafile (suplementare) dhe ndjente një kënaqësi të pangopur nga qenia bashkë me Allahun e Lartë. Hudhejfe (r.a.) që është lidhur një herë pas Profetit në faljen e një namazi nafile, tregon:

"Një natë qëndrova në namaz së bashku me të Dërguarin e Allahut. Ai filloi të këndonte suren Bakara. Unë thashë me vete: "Kur të arrijë te ajeti i njëqindtë, do të bjerë në ruku!" Por ai e vazhdoi këndimin edhe pas ajetit të njëqindtë. "Siç duket, ka për të falur dy reqate me këtë sure!" – Mendova me vete. Ai e vazhdoi këndimin. Atëherë, mendova: "Do të bjerë në ruku pasi ta mbarojë suren!" Por, pas sures Bakara, ai filloi të këndojë suren Nisa dhe, pas saj, suren Al-i Imran. Këndonte ngadalë; kur vinte te ajetet tesbih, thoshte *"Subhanallah"*; kur vinte te ajetet e lutjes, bënte lutje; kur vinte te ajeti istiadhe, shprehte mbështetjen te Allahu. Pastaj u përkul në ruku dhe filloi të thotë *"Subhane Rabbije'l-Adhim"*. Edhe rukuja vazhdoi sa kijami. Pastaj u rikthye në qëndrimin drejt (kijam) duke thënë *"Semiallahu limen hamideh. Rabbena leke'l-hamd!"* Në kijam qëndroi pothuaj po aq sa në ruku. Pastaj ra në sexhde. Në sexhde thoshte: *"Subhane Rabbije'l-A'la"*. Edhe sexhden e bëri të gjatë pothuaj sa kijamin." (Muslim, Musafirin, 203)

Namazi është largim nga gjërat materiale e të përkohshme, pra, nga gjërat e kësaj bote, dhe afrim te Allahu, është një lloj engjëllorizimi. Kjo situatë realizohet vetëm me anë të rregullsisë në faljen e namazit si dhe të faljeve të namazeve të shumta. Për arritjen e këtij synimi, duhet zbutur dhe ngrohur zemra duke falur namaz në çdo rast të volitshëm. Si rezultat i praktikave, rëndesa mbi njeriun largohet dhe namazi fillon të falet me lehtësi. Kështu bëhet e mundur që të vazhdohet të përjetohet e njëjta përshpirtshmëri dhe kënaqësi edhe në kohët jashtë namazit.





Shtrirja e namazit në të gjitha kohët dhe vazhdimi i përjetimit të situatës shpirtërore të namazit edhe më pas, është njëri nga veprimet më produktive që mund të kryejë njeriu! Duke i lavdëruar besimtarët, Zoti nxjerr në pah këtë veçori të tyre:

**"Ata që janë të rregullt në namaz!"** (el-Mearixh, 70/23)

Poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi (k.s.) e shpreh kështu poetikisht gjendjen shpirtërore të namazit të vërtetë i cili e bën njeriun konfident të Allahut, si dhe gjendjen e atyre që munden t'i ruajnë këto ndjenja edhe në kohë të tjera:

*"Namazi i cili na tregon neve rrugën e drejtë, që na largon prej të këqijave, falet në pesë kohë. Kurse ashikët ndodhen vazhdimisht në namaz! Ashku ose pasioni në zemrat e tyre dhe dashuria hyjnore në mendjet e tyre as në pesë kohë tulatet, as në pesëqind mijë kohë ikën e shkon! Shprehja "më vizito pak mua" nuk u përshtatet ashikëve. Shpirtrat e ashikëve të vërtetë janë shumë të etur. A bën për peshqit shprehja "më vizito pak mua"? A mund të jetojnë ata në mungesë të detit? Uji i detit është shumë i frikshëm, mirëpo për dalldinë e peshqve është një gllënjkë! Për ashikun, mbetja i ndarë për një çast është sa një vit!"* (Mesnevi, dyvargshi 2669-74)

Hirësia Muhammed Parsa e tregon kështu rëndësinë që i japin namazit ashikët e Zotit: "Për udhëtarin e udhës mistike të etapës së fundit të rrugës, i cili është i stolisur me nurin e zikrit, namazi është virdi më i çmuar dhe akti më i përkryer! Sepse namazi është adhurimi më i përkryer që i përmbledh tërë adhurimet!"

### *c) Rrjedhojat shpërblyese të namazit*

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i ka dhënë vlerë të madhe namazit dhe e ka karakterizuar atë si aktin më të mbarë e më të dobishëm. Në një hadith profetik, duke u shprehur si në vijim, ka treguar se sa i çmuar është namazi për besimtarin:

*"Qëndroni në rrugë të drejtë! Ju nuk mund ta vlerësoni dhe ta konceptoni (thevabin, shpërblimin e kësaj). Dijeni se akti juaj më i mbarë e më i dobishëm është namazi…"* (Muvatta, Taharet, 6)

Edhe Zoti ka bërë të ditur se për këtë akt që është më i mbari e më i dobishmi, do të japë shpërblim shumëfish. Hz. Enesi (r.a.) tregon: "Atë natë që i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u ngjit në Miraxh, u bë detyrim namazi në pesëdhjetë kohë. Pastaj, duke u pakësuar, u zbrit në pesë kohë. Pastaj u deklarua kështu:

*"O Muhammed! Tek unë kjo fjalë nuk ndryshon. Pesë kohë namaz do*





*të numërohet për ty si pesëdhjetë kohë!"* (Muslim, Iman, 259)

Konsiderata e Allahut të Lartë për namazin e bën të domosdoshme që namazit t'i jepet më shumë rëndësi. Prandaj, çdo reqat që ka për t'u falur ka një vlerë të madhe për njeriun. Sa bukur e ka parashtruar Profeti ynë (s.a.v.s.) këtë të vërtetë në këtë hadith. Ebu Hurejre (r.a.) tregon:

"Në të gjallë të të Dërguarit të Allahut, dy persona që i përkisnin degës Belijj të fisit Kudaa, kishin hyrë së bashku në Islam. Më vonë, njëri pati rënë dëshmor, kurse tjetri pati jetuar edhe një vit dhe pati vdekur. Talha bin Ubejdullah tregoi kështu: "Pashë në ëndërr sikur ai që pati vdekur një vit më pas, kishte hyrë në xhennet më parë se ai që pati rënë dëshmor dhe u habita!" Pasi u bë mëngjes, kjo ëndërr e Talhasë iu tregua Profetit. I Dërguari i Allahut që e dëgjoi ëndrrën, dha këtë përgjigje që tregon pasojën shpërblyese të të gjitha adhurimeve me në krye namazin:

*"Ai që vdiq pas të vëllait dëshmor, a s'e mbajti agjërimin e ramazanit, a s'fali për një vit gjashtë mijë e ca reqate namazi farz? (Atëherë, natyrisht që mes tyre do të kishte kaq ndryshim!)"* (Ibni Hanbel, II, 333)

Si adhurimi më me rëndësi i Islamit, namazi jo vetëm e bën falësin të meritojë shpërblime të mëdha, por edhe e ruan nga të gjitha të këqijat. Zoti ynë i Lartë urdhëron:

**"Këndoji nga Kur'ani ato që të janë komunikuar ty dhe namazin fale drejt e saktë! Me të vërtetë, namazi i falur me kuptimin e plotë të tij, e pengon njeriun nga fëlliqësitë dhe të këqijat!"** (el-Ankebut, 29/45)

Namazi përmbledh në vetvete pastërtinë dhe përshpirtshmërinë që janë ndër atributet e domosdoshme për lumturinë dhe e lartëson njeriun në botën shpirtërore. Kur njeriu fiton një veti të bukur, u kundërvihet situatave antagoniste të saj dhe largohet prej tyre. Nëse dikush e fal namazin ashtu siç duhet, e kryen abdestin e domosdoshëm për namaz duke i respektuar të gjitha rregullat e tij, falet duke respektuar kohët e namazit, i zbaton plotësisht rukunë, përshpirtshmërinë dhe dhikret e namazit si dhe i respekton elementët e tij përbërës, ai person patjetër u kundërvihet të këqijave, kridhet në detin e mëshirës hyjnore dhe meriton faljen e Allahut të Lartë!

Një ditë, ndërsa i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) bashkë me sahabet po priste në faltore kohën e namazit, u ngrit dikush dhe tha:

"O i Dërguari i Allahut! Unë bëra një mëkat!"

Profeti nuk i dha përgjigje. Pasi mbaroi namazi, po ai person u ngrit dhe tha të njëjtën gjë. Profeti e pyeti:

*"A s'e fale ti këtë namaz bashkë me ne? Dhe a nuk more abdest mirë e mirë për të?"*








"Po, o i Dërguari i Allahut!" – Iu përgjigj personi.

Atëherë, Profeti i tha kështu:

*"Ja, pra, ky namaz që fale bëhet dëmshpërblim për mëkatin që ke kryer!"* (Hejsemi, I, 301)

Sa bukur shprehet poeti Mevlana (k.s.):

*"Allahu Bujar është fshehur në namaz. Ai i bën favore dhe i fal të mira robit të vet që fal namaz zemre dhe që ia përkushton veten plotësisht Allahut! Mëshira dhe falja e Tij i vesh mëkatit rrobë nderi dhe, kështu, e bën atë mëkat shkak për falje, mirësi dhe shpëtim!"* (Mesnevi, dyvargshet 4345)

Në këto fjalë të Mevlanait ka aluzion për këto ajete kur'anore:

**"Pa dyshim, të mirat i fshijnë të këqijat!"** (Hud, 11/114)

فَاُولٰٓئِكَ يُبَدِّلُ اللّٰهُ سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ

**"Vetëm atyre që bëjnë pendesë dhe besojnë si dhe kryejnë punë të mira, Allahu ua shndërron të këqijat në të mira!"** (el-Furkan, 25/70)

Që namazi të japë rezultatin e pritur dhe që të bëhet një miraxh i plotë, është e domosdoshme që t'i afrohet namazit që falte i Dërguari i Madh dhe që të falet me vetëdijen e ndjerë prej tij. Në namazin e falur sipas rregullave, në Fatihanë e kënduar pa rrëshqitur zemra në anë të tjera, ka frymëzime shumë përgëzuese. Për pasojë, në sytë shfaqet nur, bukuri, kurse në zemër, gëzim shpirtëror. Një namaz i tillë është rruga më e shkurtër e ngjitjes në gradën *ihsan*, ku njeriu e mendon vazhdimisht Allahun, ku për asnjë çast nuk ndodhet indiferent ndaj Tij. Në përfundim të kësaj, njeriu i cili e mendon Krijuesin e tij të Lartë në të gjitha veprimet, fjalët dhe mendimet e veta, fiton vetinë e njeriut të përkryer. Në të kundërt, meqë nuk falet në mënyrën e treguar nga Profeti, namazi nuk mund të bëhet shkak për asnjë ndryshim në jetën tonë dhe ne vazhdojmë të notojmë drejt disfatës së amshuar mes bataqeve të mëkatit dhe shëmtive ku ndodhemi. Duke na e animizuar para syve këtë situatë, Hirësia Mevlana na e përshkruan kështu:

*"O ti, shpirt që e kërkon të Vërtetën! Më parë kërko mënyrën e shpëtimit nga miu që të ka hyrë në hambar, pastaj përpiqu të mbledhësh grurë prej tij. Kujtoje hadithin e Profetit tonë të dashur që është më i madhi i të mëdhenjve, zemër për zemrat, që thotë se "namazi bëhet i plotë vetëm me qetësinë e zemrës" dhe filloje namazin me qetësinë e zemrës me qëllim për të shpëtuar edhe nga nefsi yt, edhe nga shejtani!*




*Po qe se në hambarin tonë nuk do të ndodhej një mi hajdut, ku do të shkonte gruri i adhurimeve dyzetvjeçare? Pse nuk e ndjejmë në zemra qetësinë dhe prehjen e brendshme të prodhuar nga adhurimet dhe mirësitë e bëra nga zemra dhe me dashuri, çdo ditë edhe pse pak nga pak?*

*Nga guri i çakmakut shpërthyen shumë shkëndija. Zemra që digjet me ashkun hyjnor, i tërhoqi dhe i mori. Por në errësirë është një hajdut i fshehtë i cili, për t'i shuar shkëndijat, i shtyp me gisht dhe i shuan me qëllim që në botë të mos zgjohet një pishë shpirtërore!"* (Mesnevi, dyvargshi 380-385)



Edhe sahabet bujarë që e shihnin se si përqëndrohej i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) me prioritet mbi namazin dhe që e flijonin tërë qenien e tyre me qëllim që të mundnin të ecnin në gjurmën e Tij, kur qëndronin në namaz, dalldiseshin dhe e ndjenin Allahun më afër pranë tyre. Sa prekëse dhe domethënëse janë këto kujtime të sahabeve të cilët nuk dëshironin ta linin përgjysmë një sure të filluar për ta kënduar në praninë hyjnore dhe që ishin gati ta flijonin tërë jetën qoftë edhe vetëm për frymëzimin e një çasti:

Në fushatën Dhatu'r-RikaProfeti i pati caktuar Ammar bin Jasirin dhe Abbad bin Bishrin (r.anhuma), me dëshirën e tyre, roje rreth një konaku. Ammari zgjodhi të bënte pushim pjesën e parë të natës dhe ra të flerë. Kurse Abbad bin Bishri filloi të falte namaz. Në atë mes andej u afrua një politeist i cili, me të parë një siluetë që qëndronte në këmbë, e kuptoi që ishte roje dhe menjëherë i hodhi një shigjetë. Shigjeta e qëlloi Abbadin. Ai e nxori shigjetën dhe vazhdoi të falej. Njeriu nga errësira e qëlloi edhe dy herë dhe e goditi, kurse Abbadi, ashtu si herën e parë, vazhdoi t'i nxjerrë shigjetat e të falet. Pasi i përfundoi rukutë dhe sexhdet, e zgjoi shokun dhe i tha:

"Ngreu, se unë jam plagosur!"

Ammari u zgjua dhe u hodh përpjetë. Kur e pa Abbadin tërë gjak, i tha:

"Subhanallah! Pse s'më zgjove qysh kur të goditi shigjeta e parë?"

Abbadi i dha këtë përgjigje të shkëlqyer që tregonte pasionin dhe dëshirën e madhe të tij për namazin:

"Po këndoja një sure, prandaj nuk desha ta prish namazin pa e mbaruar atë. Por kur shigjetat filluan të më vijnë njëra pas tjetrës, e përfundova namazin me pak nxitim dhe të zgjova. Betohem në Allahun se po të mos ishte frika se mos e lëshimit të këtij kalimi që na urdhëroi i Dërguari i Allahut ta ruanim, do të zgjidhja vdekjen në vend të lënies së namazit përgjysmë! (Ebu Davud, Taharet, 78; Ibni Hanbel, III, 343-344)





Motivi themelor që i shtynte sahabet të shfaqnin virtyte të tilla syverbuese, ishte dashuria për Allahun dhe të Dërguarin!

Misver bin Mahreme (r.a.) e përshkruan kështu një ngjarje tjetër mësimdhënëse që tregon për rëndësinë që i jepnin sahabet namazit:

“Një herë, kur pati marrë një plagë shpate, Omer bin Hattabi (r.a.) ra i sëmurë. Ai mpakej herë pas here. Kur i shkova pranë, e gjeta të shtrirë, të mbuluar me një mbulesë që ia kishin hedhur shokët, por pa ndjenja. I pyeta ata që i ndodheshin pranë:

“Si e ka gjendjen?”

“Siç e sheh, - më thanë, - pa ndjenja.”

“A e thirrët për namaz? Në qoftë gjallë, asgjë tjetër veç namazit s’e frikëson e s’e bën dot të ngrihet!” – U thashë. Atëherë, ata që i ndodheshin pranë, i thirrën:

“O emiri i besimtarëve, është koha e namazit!”

Omer bin Hattabi (r.a.) u ngrit menjëherë dhe tha:

“Ashtu, ë? Vallahi, kush e lë namazin, nuk ka pjesë nga Islami!”

U ngrit dhe e fali namazin duke i rrjedhur gjak nga plaga!” (Hejsemi, I, 295; Ibni Sa’d, III, 35)

Për sahabet, urdhri i Allahut ishte më i shenjtë se çdo gjë. Malli dhe jeta ishin asgjë para urdhrave hyjnorë. Të gjithë individët e shoqërisë e kishin bërë të vetën këtë vetëdije dhe e kishin kuptuar se namazi përbënte gurin e provës të jetës adhurimore.

Edhe mes brezave të mëvonshëm pati njerëz me këtë vetëdije. Njëri prej tyre është luftëtari i famshëm i Kaukazit, Sheh Shamili. Në betejën mbrojtëse të Gimrit në vitin 1829, përveç një shigjete që i hyri nga gjoksi, i doli nga shpina dhe që ia copëtoi mushkëritë, ai pati marrë një duzinë plagësh bajonete, shpate dhe plumbi. I qenë thyer edhe ca brinjë dhe eshtra të tjera. Ai mundi të vinte në vete vetëm pas rreth gjashtë muajsh mjekimi në duart e të vjehrrit që ishte kirurg. Ky luftëtar i ri i cili qëndroi në gjendje kome 25 ditë nga dita që u plagos, kur erdhi në vete dhe i hapi sytë në ditën e njëzetepestë, gjeti mbi krye t’ëmën. Dhe fjalët e para që i tha asaj, ishin këto:

“O nënë! A kaloi koha e namazit?” (Ibrahim Refik, *Efsane Soluklar*, f. 78)

Sahabet bujarë kanë jetuar siç kanë parë nga i Dërguari i Allahut. Ja, pra, namazi i të Dërguarit të Allahut dhe ja namazi i yjeve të tij të rrugës së drejtë…

### 3. Rëndësia e namazit në bashkësi (xhemaat)

**"Namazi i atij që është komshi me xhaminë, quhet namaz vetëm nëse falet në xhami!"**

Ibni Ebi Shejbe, I, 303

Kryerja e një sërë adhurimesh me xhemaat, domethënë, në bashkësi, dhe prania në bashkësi e personave nga të gjitha nivelet, përmban shumë dobi individuale e shoqërore. Ndër njerëzit, ashtu siç ka nga personat e mirë (salih) që e meritojnë të ndiqen, ekzistojnë edhe persona të dobët të cilët, që të mund të ngjiten lart moralisht dhe shpirtërisht, kanë nevojë për ftesë, nxitje dhe inkurajim. Këta, po qe se nuk ndjejnë detyrimin për ta kryer në sy të njerëzve gjënë me të cilën ngarkohen, mund të tregohen indiferentë. Në këto kushte, kryerja në bashkësi e një adhurimi ndër më të përkryerit, të detyrueshëm (farz) për këdo, si namazi, është, për njerëzit, një prej akteve më të dobishëm. Prandaj, namazi duhet përhapur mes njerëzish duke e kryer në bashkësi. Në këtë mënyrë, ndahen ai që e kryen atë detyrim nga ai që e braktis, personi që e do namazin me gjithë zemër, nga ai që s'ka dëshirë për të; kështu, veprohet sipas atij që di dhe i mësohet atij që s'di. Adhurimi i Allahut në bashkësi, në të njëjtën kohë, është një lloj guri prove që i diferencon nga njëri-tjetri njerëzit e mirë nga ata të këqinjtë.

Nga ana tjetër, dëshira e Allahut të Lartë është që Islami të jetë më i larti dhe mbi tokë të mos gjendet fe tjetër më e lartë se ai. Realizimi i këtij qëllimi final varet vetëm nga mbledhja bashkë në një vend në mënyrë të shpeshtë, me pretekstin e adhurimit më të përhapur dhe treguesit më të shquar të Islamit, e njerëzve të çdo niveli e moshe: të ditur e të paditur, qytetarë e fshatarë, të mëdhenj e të vegjël. Për t'i nxitur dhe inkurajuar njerëzit për realizimin e këtij qëllimi me rëndësi, Allahu i jep më shumë shpërblim namazit me xhemaat. Këtë, Profeti ynë e ka deklaruar me hadithin ose porosinë profetike:

*"Namazi i falur me xhemaat është njëzet e shtatë gradë më i çmuar se namazi që fal personi vetëm!"* (Buhari, Ezan, 30)

Veç kësaj, kur muslimanët, duke i bashkuar përpjekjet e tyre për të bërë punë të mira, luten dhe bëjnë pendesë së bashku, kjo ka një efekt jashtëzakonisht të madh në pranimin e lutjeve. Prandaj lutjet e bëra në namazet e falura me xhemaat, gjejnë përgjigje më shpejt.

Siç na e bën të ditur Profeti ynë i dashur, po qe se një njeri merr abdest ashtu siç duhet, pastaj drejtohet për në faltore dhe i bën të gjitha këto ve-





tëm me qëllimin për të falur namaz, edhe e ecura e tij ka vlerën e namazit. Çdo hap që hedh, i bëhet dëmshpërblim për mëkatet, madje, i bëhet shkak që edhe të lartësohet shpirtërisht një gradë; për rrjedhojë, atë e rrethojnë mëshira dhe qetësia e Allahut. (Buhari, Ezan, 30; Muslim, Mesaxhid, 272)

Gjithashtu, me hadithin, *"Kujt shkon e vjen nga xhamia mëngjes e mbrëmje, në çdo vajtje-ardhje, Allahu i Lartë i përgatit atij dhuratën në xhennet"* (Buhari, Ezan, 37), Profeti ynë ka deklaruar shumësinë dhe bukurinë e të mirave që do t'u dhurohen personave që vazhdojnë rregullisht të pesë kohët faljen në xhami. Në dyvargshin e ti të shprehur për Xhaminë e Madhe, Hirësia Sheh Uftade e thekson kështu se njerëzit që marrin pjesë rregullisht në xhemaat, do të jenë të mëdhenj dhe të nderuar para Allahut:

O Xhami e Madhe, o mjedis i shenjtë,
Ç'lumturi për ata që falen aty ditë e natë!

Profeti ynë i dashur, në të njëjtën kohë ndiqte xhemaatin e tij si imam që ishte, dhe pyeste për ata që s'kishin ardhur. Në atë kohë, personat që nuk shkonin në xhemaat veçanërisht në namazet e mëngjesit dhe jatsisë, dilnin vetëm ndër hipokritët ose të sëmurët rëndë. Ubej bin Ka'b (r.a.) tregon kështu:

"Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na drejtoi namazin e mëngjesit dhe na pyeti: *"A erdhi filani në namaz?"* "Nuk erdhi!" – I thanë. *"Po filani, a erdhi?"* – Pyeti ai. "As ai nuk erdhi!" – Iu përgjigjën. Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha:

*"Ja, këto dy namaze janë namazet që u vijnë më rëndë hipokritëve! Po ta dinit se sa shumë mirësi dhe shpërblim ka në këto namaze, do të vinit në xhemaat edhe duke u tërhequr gjunjazi. Radha e parë është si radha e engjëjve. Po ta dinit vlerën e saj, do të vraponit atje duke bërë garë. Namazi i dikujt me dikë tjetër është më me bereqet se namazi i falur vetëm dhe shpërblimin e ka më të madh. Edhe namazi i dikujt me dy vetë të tjerë është më i begatë e më i lartë se namazi me një vetë. Sa më i shumtë të jetë numri i atyre që falen së bashku, aq më shumë pëlqehet nga Allahu i Lartë!"* (Ebu Davud, Salat, 47)

I Dërguari i Allahut ka qenë një shembull i bukur për ummetin, bashkësinë, edhe në rregullsinë e pjesëmarrjes në xhemaat. Edhe atë ditë që do të vdiste, ai mori pjesë në xhemaat me ndihmën e dy vetëve. Esvedi (r.a.) ka thënë kështu: "Ndodheshim pranë Aishesë (r.anha). Bëmë fjalë për vazhdimin e namazit dhe shprehjes së madhërimit ndaj tij. Pastaj ajo tha kështu:

"Gjatë sëmundjes që u bë shkak për vdekjen e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), kishte ardhur koha e një namazi. U këndua ezani. Profeti urdhë-

roi: *“Thojini Ebu Bekrit të drejtojë namazin!”* Ebu Bekri doli para dhe nisi ta drejtojë namazin. I Dërguari i Allahut ndjeu një lehtësim. I ndihmuar nga dy vetë, hyri në xhami. Këtë çast më duket sikur po ia shoh këmbët se si i heq zvarrë nga dhimbja! Ebu Bekri deshi të tërhiqej menjëherë. *Por i Dërguari i Allahut ia bëri me shenjë që të mos lëvizte nga vendi*. Pastaj shkoi pranë Ebu Bekrit dhe mori pjesë në xhemaat!” (Buhari, Ezan, 39)

Sepse i Dërguari i Allahut pati thënë:

لَاصَلَاةَ لِجَارِ الْمَسْجِدِ اِلاَّ فِى الْمَسْجِدِ

*“Namazi i atij që është komshi me xhaminë, quhet namaz* (me kuptimin e vërtetë të fjalës) *vetëm nëse falet në xhami!”* (Ibni Ebi Shejbe, I, 303)

Kur e patën pyetur Hz. Aliun se kush ishte komshi me xhaminë siç thuhej në hadith, pati dhënë këtë përgjigje:

“Çdokush që e dëgjon muezinin!” (Bejhaki, *es-Sunenu’l-Kubra*, III, 57)

Po, çdokush që e dëgjon ezanin është i detyruar që, qoftë afër ose larg, të shkojë në xhemaat, bashkësi. Nga ky kusht janë përjashtuar vetëm personat e justifikuar. Zoti u jep shpërblim për çdo hap robve që shkojnë në xhami për të marrë pjesë në faljen e namazit me xhemaat. Në këtë rast, sa më larg të ndodhet personi, aq herë i shtohet edhe shpërblimi. Zotëria i Gjithësisë ka porositur kështu:

*“Njeriu që meriton shpërblimin më të madh prej namazit, është ai që vjen nga larg duke ecur hap pas hapi. Edhe ai që pret namazin me qëllim për ta falur me imam, meriton shpërblim më të madh se ai që, në shtëpi, bie menjëherë për të fjetur!”* (Buhari, Ezan, 31)

Nga ana tjetër, shndërrimi në shprehi i shkuarjes rregullisht në faltore, është konsideruar shenjë e besimtarit të vërtetë. (Tirmidhi, Iman, 8) Dhe kjo shprehi e bukur është vlerësuar si rregullim dhe stolisje e faltoreve. Dhe është thënë se këtë akt të mbarë e të dobishëm mund ta kryejnë vetëm ata që u besojnë Allahut dhe ditës së ringjalljes, që e falin namazin, që e japin zeqatin dhe që nuk frikësohen prej askujt tjetër veç Allahut. Qëndrimi në rrugë të drejtë dhe moslargimi nga kjo dhunti mund të arrihen vetëm me anë të këtyre lloj aktesh të bukura! (et-Tevbe, 9/18)

Ata të cilët, duke i shtyrë mënjanë të gjitha këto shpërblime, e braktisin xhemaatin, jo vetëm i shkaktojnë dëm Islamit, por dhe kryejnë padrejtësinë më të madhe ndaj vetvetes. Duke dashur ta shprehë fundin e hidhur të atyre që e braktisin xhemaatin, Profeti ynë, i Dërguari i Madh, ka thënë:

*“Po qe se në fshat ose në fushë ndodhen tre vetë bashkë dhe nuk*








*e falin namazin së bashku me xhemaat, i rrethon shejtani dhe i mund. Prandaj, vazhdoni të merrni pjesë në xhemaat. Pa dyshim, delen që ndahet nga tufa, e ha ujku!”* (Ebu Davud, Salat, 46)

Në këtë hadith aludohet edhe për faktin se braktisja e xhemaatit mund të pasohet edhe nga një veprim i keq si nënvleftësim dhe lënie pas dore e namazit. Prandaj, justifikimet e pretenduara në lidhje me mospjesëmarrjen në xhemaat, nuk janë pranuar. Te Profeti (s.a.v.s.) ka shkuar i verbri Abdullah ibni Ummi Mektum dhe i ka thënë:

“O i Dërguari i Allahut! Unë s'kam njeri që të më sjellë në faltore!”

Dhe i ka kërkuar leje për ta falur namazin në shtëpi. Profeti e ka lejuar, por, pastaj, kur Abdullai i ka kthyer shpinën dhe ka nisur të largohet, Profeti e ka thirrur nga pas dhe e ka pyetur:

*“A e dëgjon ti kur këndohet ezan për namaz?”*

“Po!” – Është përgjigjur Abdullai.

*“Atëherë, përgjigjiu ftesës dhe eja në xhemaat!”* – E ka urdhëruar Profeti. (Muslim, Mesaxhid, 255)

Profeti ynë i ka dhënë aq shumë rëndësi xhemaatit, saqë kurrë nuk ia ka pranuar zemra që njerëzit të falin namaz më vete, pa xhemaat, veç bashkësisë. Ebu Said el-Hudri tregon kështu: “Erdhi dikush në xhami kur i Dërguari i Allahut e kishte mbaruar faljen. Atëherë, i Dërguari i Allahut na u drejtua neve:

*“Kush nga ju dëshiron t'i japë sadaka këtij personi dhe të marrë shpërblimin e saj?”*

Menjëherë u ngrit njëri nga ne dhe fali namaz bashkë me të!” (Tirmidhi, Salat, 50)

Ky sahabi i cili e kishte falur namazin farz së bashku me të Dërguarin e Allahut, fali namaz së bashku me vëllanë që erdhi vonë, që s'e arriti dot faljen në bashkësi, me qëllim që edhe ai të merrte mirësinë dhe shpërblimin e xhemaatit.

Jezit bin Amr (r.a.) tregon: “Shkova pranë të Dërguarit të Allahut dhe e gjeta duke drejtuar namazin. U ula në një skaj pa marrë pjesë në xhemaat. Pas namazit, kur Profeti u kthye nga ne dhe më pa të ulur në një skaj, më pyeti:

*“O Jezid, a s'u bëre musliman ti?”*

“Po, o i Dërguari i Allahut, u bëra!” – Iu përgjigja unë.

*“Nëse ashtu, atëherë ç'të pengoi të marrësh pjesë në xhemaat?”* – Më pyeti i Dërguari i Allahut. Unë i thashë:




"Duke pandehur se do ta kishit falur namazin, e fala në shtëpi!"

Atëherë, i Dërguari i Allahut më sqaroi kështu:

*"Po qe se vjen dhe i gjen njerëzit në namaz, falu bashkë me ta. Po qe se e ke falur më parë atë namaz, ky bëhet për ty nafile, kurse namazi që ke falur në shtëpi, zë vendin e farzit."* (Ebu Davud, Salat, 56)

Ibni Mes'udi (r.a.) e shpreh bukur emocionin e xhemaatit në kohën e Profetit:

"Personi i cili dëshiron të takohet nesër me Allahun si musliman, t'i falë namazet atje ku këndohet ezan për to. Pa dyshim, Allahu ia ka sqaruar Profetit tuaj rrugët e së vërtetës. Edhe këto namaze janë rrugë e së vërtetës. Po qe se edhe ju do të bëni si ky njeriu i cili e lë xhemaatin dhe e fal namazin në shtëpi, do të thotë se e keni braktisur sunnetin e Profetit. Dhe, po ta braktisni sunnetin e Profetit, do të thotë se keni rënë në rrugë të shtrembër. Vallahi, unë s'kam parë ndonjërin nga ne ta lërë namazin, përveç një hipokriti që i njihet dyfytyrësia! Betohem në Allahun se një njeri sillej në namaz i mbajtur për krahësh nga dy vetë dhe futej në radhë!" (Muslim, Mesaxhid, 256-257)

Sepse i Dërguari i Allahut i pati kërcënuar kështu ata që s'vinin në xhemaat: *"Po ju them duke u betuar në Allahun i cili e mban shpirtin tim në dorë me forcën dhe fuqinë e Tij, se më vjen të urdhëroj të mblidhen dru e, kështu, të grumbullohen dru. Pastaj të urdhëroj për namaz dhe të thirret ezan. Pastaj ta urdhëroj dikë të bëhet imam për xhemaatin, kurse unë të shkoj në shtëpitë e atyre që s'kanë ardhur në xhemaat dhe t'ua vë zjarrin!*[1] *Betohem në Allahun që ka shpirtin tim në dorë, që cilido prej atyre që mungojnë në këtë xhemaat, do të vinte menjëherë në jatsi po qe se do ta dinte se do të gjente këtu ndonjë copë mishi të majmë!"* (Buhari, Ahkam, 52; Ezan, 29; Muslim, Mesaxhid, 251-254)

## 4) Namazi i pasmesnatës (tehexhxhud) dhe i feksjes (sehr)

**Mos fli tërë natën n'e daç Atë që rri në Këmbë,**
**Gjersa, o shpirt, me të Gjallin të gjëllosh bashkë ndër net!**[2]

Ibrahim Haki Erzurumí

1. Synimi i Profetit këtu, me këto fjalë, nuk ka qenë vërtet lejimi për t'ua djegur shtëpitë atyre që s'shkonin për t'u falur në xhemaat, por për t'ua bërë të ditur muslimanëve se ç'nënvleftësim i madh ishte parregullsia e pjesëmarrjes në xhemaat.
2. Në këtë dyvargsh Zoti përmendet me ty atributet e Tij individuale: Hajj, i Gjallë dhe Kajjum, në Këmbë. Përkthyesi.

Koha në mbarim të natës, afër feksjes, janë çastet kur mendja është e çliruar nga preokupacionet, kur zemra është e kthjelluar, kur heshtja e ka mbështjellë gjithëkahjen ndërsa njerëzit flenë, për rrjedhojë, kur njeriu shmanget nga sëmundje të tilla, si dyfytyrësia dhe vetëpëlqimi. Kjo është koha kur është bërë e ditur se zbret mëshira hyjnore dhe se Zoti i Botëve ndodhet më pranë robit të Tij. Edhe kohët më të përshtatshme për adhurim janë çastet si këto, kur njeriu është i çliruar nga preokupacionet dhe kur zemra mund t'i drejtohet Allahut me plot kuptimin e fjalës!

Para se të bëheshin farz (detyrim fetar) pesë kohët namaz, për të gjithë muslimanët ishte farz falja e namazit të pasmesnatës (tehexhxhud) me këndim të sureve të gjata gjer afër feksjes. (el-Muzemmil, 73/1-4) Kjo gjendje vazhdoi një vit, gjatë së cilit, muslimanëve u enjteshin këmbët nga qëndrimi i gjatë në këmbë. Më në fund, pasi u bë farz falja e namazit të pesë kohëve, muslimanët u lehtësuan nga namazi tehexhxhud i cili u kthye në nafile (namaz suplementar). (el-Muzemmil, 73/20; Ebu Davud, Tatavvu, 17)

Allahu i Lartë, me qëllim për t'i bërë më shumë favore të Dashurit të Tij, Profetit Muhammed, njeriun që e donte më shumë dhe për hir të të cilit e kishte krijuar gjithësinë, si dhe për të siguruar që ai të mund të përfitonte me shumicë nga këto orë të begatshme, e bëri të detyrueshëm namazin e pasmesnatës (tehexhxhud) posaçërisht për të. Në ajetin kur'anor theksohet kështu:

**"Dhe, në një pjesë të natës, si një shtesë e posaçme vetëm për ty, fale namazin tehexhxhud duke kënduar Kur'an, që Zoti yt të të lartësojë në pozitën e të Përlavdëruarit[1]!"** (el-Isra, 17/79)

Pas këtij urdhri, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kurrë nuk e la faljen e namazit, këndimin e Kur'anit dhe bërjen e lutjeve në këto orë të begatshme e frymëzuese të natës. Edhe kur u sëmur dhe e lanë fuqitë aq sa të mos mund të ngrihej dot në këmbë, ai nuk e la namazin tehexhxhud dhe kohën e feksjes e shfrytëzoi duke bërë adhurim ndenjur. (Ebu Davud, Tatavvu, 18) Profeti ynë e pati falur këtë namaz gjatë gjithë jetës në formën e trembëdhjetë reqateve së bashku me vitrin, kurse në fund të jetës, vazhdoi ta falë me njëmbëdhjetë reqate. Afër vdekjes e fali me nëntë reqate, por kurrë nuk e la pa falur. (Ebu Davud, Tatavvu, 26)

Namazin, të cilin Profeti ynë e ka karakterizuar si *"drita e syve të mi"*, e ka falur natën me më shumë etje dhe dëshirë. Etjen për namazin tehexhxhud ai e ka shprehur kështu:

*"Tek çdo pejgamber, Allahu ka krijuar kërkesë të skajshme për një gjë*

1. Në origjinal, kjo pozitë e lartë moralo-shpirtërore emërtohet Makami Mahmud. Përthyesi.

*të caktuar. Gjëja që më pëlqen më shumë mua është adhurimi natën…”* (Hejsemi, II, 271)

Sepse namazet e falura dhe madhërimet e bëra natën, në një kohë kur shumica flenë, kanë rëndësi të madhe përsa i përket afërsisë ndaj Allahut. Nisur nga kjo, sa të jetë intensiteti i pasionit dhe afërsisë hyjnore në zemra, në atë gradë shfaqen edhe interesimi dhe respektimi ndaj namazit dhe shprehjeve madhëruese ndaj Zotit. Namazi dhe tesbihet (shprehjet madhëruese ndaj Zotit) e natës bartin karakterin e takimit dhe kuvendit me të dashurin. Kur të gjithë flenë, të jesh zgjuar, të hysh në klimën e mëshirës së Zotit Transcendental, do të thotë të jesh nga robtë e veçantë të Tij, të cilët janë pjesëmarrës të kuvendit të Tij të dashurisë dhe mëshirës.

Profeti i cili, duke u nisur nga cilësia e namazit si adhurimi më me rëndësi që të afron te Allahu, ka dëshiruar që edhe ummeti, bashkësia e tij, të kenë pjesë nga kjo dhunti, kumtimin mbi këtë çështje e filloi posaçërisht tek të afërmit dhe, një natë, trokiti në portën e Hz. Aliut dhe Fatimesë dhe, duke mos dashur që ta kalonin natën kot, u bëri zë kështu:

*“A nuk do të falni namaz?”* (Buhari, Tehexhxhud, 5)

Kurse sahabeve të tjerë i pati ftuar ta kalonin kohën e feksjes zgjuar, duke i porositur:

*“Aman, bëni përpjekje për t’u ngritur natën, sepse ngritja natën është zakoni i njerëzve të mirë (salih) para jush dhe pretekst për afrim ndaj Allahut. Ky adhurim largon nga mëkatet, bëhet dëmshpërblim për gabimet dhe i fshin vuajtjet nga trupi.”*[2] (Tirmidhi, Deavat, 101)

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) emigroi në Medinë, dijetari hebre Abdullah bin Selam i cili shkoi për ta parë dhe, sapo ia vuri re fytyrën trëndafilore, tha “vallahi, kjo fytyrë nuk mund të jetë e një gënjeshtari”, thotë se fjalët e para që ka dëgjuar nga goja e bekuar e Profetit tonë kanë qenë porositë: *“Jepini selam njëri-tjetrit, përshëndeteni njëri-tjetrin! Bëjini dhurata njëri-tjetrit dhe gostiteni njëri-tjetrin! Kujdesuni për të drejtat e farefisit, mbrojini të drejtat e të afërmve! Natën, kur të gjithë flenë, falni namaz! Dhe, duke i bërë të gjitha këto, hyni të shpëtuar në xhennet!”* (Tirmidhi, Kijamet, 42) T’i drejtohesh Allahut në një kohë kur të gjithë flenë ose në një mënyrë që

2. Në sajë të zhvillimeve shkencore të shënuara në shekullin tonë, mjekët bëjnë këtë shpjegim i cili tregon se hadithi profetik është i mbushur plot urtësi: “Me lartësimin e nivelit të melatoninës, me rënien në mbrëmje të nivelit të kortizonit, me rënien natën të rrahjeve të zemrës dhe tensionit arterial, si dhe me shtimin e aktivitetit të sistemit nervor parasimpatik, në mesnatë sekretohet hormoni i rritjes dhe prolaktina. Prandaj, gjumi duhet shtyrë gjer në orën 02-03.00 pas mesnate. Për të përfituar nga melatonina dhe për t’u mbrojtur nga shtimi i rrahjeve të zemrës dhe rritja e nivelit të adrenalinës, koha mes orëve 02.00-04.00 duhet kaluar zgjuar dhe në mëngjes duhet ngritur nga gjumi para rënies së diellit.” (Dr. Arslan Mayda, f. 40)

shumica nuk ia arrijnë dot, pa asnjë dyshim, është faktori më me rëndësi që siguron pranimin e lutjeve dhe lehtëson rrugët për në xhennet. Haxhe Ali Ramiteni (k.s.) thotë kështu:

“Aty ku bashkohen tri zemra më një, realizohet dëshira e besimtarit; zemra e sinqertë e besimtarit, zemra e Kur’anit, Jasini, dhe zemra e natës, koha e feksjes.”

Për bërjen e adhurimeve si namazi tehexhxhud që janë të vështira për t’u kryer dhe prandaj kanë vlerë më të madhe se të tjerat, si dhe për arritjen e rregullsisë dhe vazhdimësisë në kryerjen e tyre, është e domosdoshme që besimtarët ta ndihmojnë njëri-tjetrin. Forma më e bukur e kësaj ndihme reciproke në çështjen e adhurimeve të natës mund të zbatohet brenda një familjeje harmonike e të qetë. Gruaja dhe burri duhet t’i bëhen mbështetje vazhdimisht njëri-tjetrit në adhurimet ndaj Allahut dhe kryerjes së punëve të mira. Me të vërtetë, Profeti ynë, duke bërë lutje për mëshirë për familje të tilla, është shprehur kështu:

*“Allahu e mëshiroftë atë burrë i cili ngrihet natën dhe fal namaz, i cili e ngre edhe gruan dhe, nëse ajo nuk ngrihet, e zgjon duke i spërkatur ujë në fytyrë! Po kështu, Allahu e mëshiroftë gruan e cila ngrihet natën dhe fal namaz, e cila e ngre edhe burrin dhe, nëse ai nuk ngrihet, i spërkat ujë në fytyrë!”* (Ebu Davud, Tatavvu, 18)

Që bashkëshortët të mund të sillen në këtë mënyrë ndaj njëri-tjetrit, është e domosdoshme që mes tyre të jetë formuar një lidhje dashurie e tillë!

Për personat të cilët e fillojnë një adhurim me qëllim për të merituar mëshirën e Allahut dhe të cilët e marrin frymëzimin dhe produktin e atij adhurimi, vazhdimësia e këtij morali të bukur është rruga më e drejtë. Virtyti i bukur i fituar duhet zhvilluar dhe forcuar edhe më tej. Këtë orientim kanë edhe këshillat dhe porositë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Siç rrëfen Abdullah bin Amd bin As-i, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka këshilluar kështu:

*“Abdullah! Mos u bëj si filani! Sepse ai, ndërsa më parë e vazhdonte adhurimin e natës, tani s’ngrihet më!”* (Buhari, Tehexhxhud, 19)

Një sjellje e tillë, jo vetëm do të thotë nënvleftësim dhe lënie pas dore e përgatitjes për jetën e pasme, ahiret, gjë që përbën synimin më të madh të ardhjes së njeriut në jetën e kësaj bote, por edhe bëhet shkak për të shkuar duarbosh në audiencën hyjnore. Sa bukur e shpreh poeti Mavlana – rahmetullahi alejh / Allahu e mëshiroftë – domosdoshmërinë për të mos dalë duarbosh para Allahut dhe për ta shfrytëzuar një kapital të paçmuar si nata duke bërë, në vend të gjumit, përgatitje për të nesërmen:

*“Të shkosh tek miqtë duarbosh është njëlloj si të shkosh në mulli pa*

*grurë. Ditën e ringjalljes dhe grumbullimit në sheshin e llogaridhënies, Zoti do t'i pyesë njerëzit: "Ç'dhurata sollët për ditën e kiametit dhe ringjalljes?" Do t'u thotë: "A mos keni ardhur ashtu siç ju kemi krijuar së pari, duarbosh, pa ushqime me vete, të vetmuar dhe si nevojtarë?" Dhe do t'i urdhërojë: "Eja, më thoni, ç'sollët si dhuratë për ditën e kiametit? Apo s'ju pati shkuar ndërmend se një ditë do të ktheheshit nga bota në ahiret dhe se do të dilnit para Allahut? A mos ju qe dukur i kotë paralajmërimi i Kur'anit për kiametin?"*

*"Nëse nuk e mohon ditën e kiametit dhe ringjalljes, si po shkon kështu, duarbosh në portën e atij miku? Qoftë edhe pak lëri mangët gjumin, ngrënien e pirjen, dhe përgatit një dhuratë për atë kohë kur ke për t'u takuar me Zotin… O ti, i dashuruari me pasion pas Zotit, bëhu një ndër ata që natën flenë pak dhe në kohën e feksjes luten që t'u falen mëkatet!"* (Mesnevi, dyvargshi 3171-3179)

Duke deklaruar se *"…me përjashtim të farzeve, namazi më i çmuar e më i virtytshëm është namazi i pasmesnatës"* (Muslim, Sijam, 203), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka deklaruar vlerën dhe virtytin e namazit tehexhxhud. Për këtë shkak, kurrë nuk ia ka pëlqyer zemra që ummeti, bashkësia e tij ta kalojë tërë natën me gjumë! Kur i kanë thënë Profetit se dikush që i ndodhej pranë flinte gjer në mëngjes pa u ngritur natën për të falur namaz, Profeti të cilit s'i ka pëlqyer aspak kjo, ka thënë për personin:

*"Këtij njeriu i ka pshurur shejtani në vesh!"* (Buhari, Tehexhxhud, 13)

Kalimi zgjuar i kohës së feksjes, domethënë, kalimi, gjatë kësaj kohe, së bashku, i zemrës me Zotin e vet, ka rëndësi shumë të madhe për sa i përket rikonstituimit të zemrës. Ashtu siç kurmi ynë ka nevojë për ushqim material, edhe shpirti ynë ka nevojë për ushqim ideor që të mund ta njohë dhe adhurojë Krijuesin e vet! Ashtu siç lëndët ushqimore materiale, duke u përhapur gjer te kapilarët, i sigurojnë trupit vazhdimësinë e gjallesës, është e domosdoshme që edhe përmendja e Allahut e cila është lëndë ushqimore ideore, duke gjetur mjedis në të gjithë elementët sublimë, ta zgjojë besimtarin.

Bëhet e ditur se tehexhxhudi është një mburojë përballë vuajtjes së xhehennemit. Hz. Aliu (r.a.) pohon:

"Personi i cili kërkon xhennetin dhe dëshiron t'i ikë zjarrit të xhehennemit, nuk është e drejtë ta kalojë kohën e feksjes me gjumë dhe shkujdesje, se një situatë e tillë është diçka e çuditshme!"[1]

Të tërheq shumë vemendjen një ngjarje e treguar nga Ibni Omeri (r.anhuma):

1. Bakillani, f. 144. Shën. i tekstit. Përkthim i perifrazuar i origjinalit. Përkthyesi.









“Në të gjallë të Profetit, dikush kishte parë një ëndërr dhe po ia tregonte Profetit. Edhe unë dëshiroja shumë të shihja një ëndërr dhe t’ia tregoja Profetit! Atëherë isha një djalosh beqar dhe flija në faltore. Një radhë pashë në ëndërr sikur dy engjëj më muarën e më çuan në xhehennem. Vura re se xhehennemi ishte me mure të thurura si muri i pusit dhe, po ashtu si puset, kishte dy shtylla. U habita edhe pse aty ndodheshin disa persona që i njihja. Unë bërtita: “Mbështetem te Allahu nga xhehennemi! Mbështetem te Allahu nga xhehennemi!” Atë mes, më erdhi një engjëll dhe më tha: “Mos ki frikë, ty s’ka për të të ndodhur gjë”

Këtë ëndërr ia tregova motrës së madhe, Hafsa, dhe ajo ia tregoi të Dërguarit të Allahut. Rreth kësaj çështjeje, i Dërguari i Allahut tha kështu:

*“Ç’njeri i mirë që është Abdullai! Eh, sikur të falte edhe namaz nate!”*

Siç bën të ditur rrëfyesi i këtij hadithi, pas asaj dite Abdullai e kalonte një pjesë të madhe të natës me adhurim dhe flinte shumë pak!” (Buhari, As’habu’n-Nebi, 19)

Ashtu si tek Ibni Omeri, nxitjet dhe inkurajimet e të Dërguarit të Allahut patën pasur efekt jashtëzakonisht të madh edhe tek sahabet e tjerë dhe çdo shtëpi pati filluar të zbukurohej me lutje, ziqër, tesbih dhe namaz drejtuar Allahut në qetësinë e netëve. Kadi Bejdaviu (rahmetullahi alejh) e shpreh kështu këtë situatë:

*“Kur për ummetin u bë farz namazi i pesë kohëve, për rrjedhojë, namazi i pasmesnatës u shndërrua në sunnet, Profeti (s.a.v.s.) pati dalë natën jashtë për të vëzhguar se ç’bënin sahabet, qe përsjellë mes shtëpive të sahabeve dhe pati vëzhguar se si ato shtëpi gumëzhinin si koshere bletësh me këndim Kur’ani, ziqër dhe tesbih.”* (*Envaru’t-Tenzil*, IV, 111)

Në lidhje me këtë, Zoti zbriti këto ajete:

**“**(O i Dërguar!) **Ai** (Allahu) **të sheh kur ngrihesh natën** (për namaz) **dhe përsillesh mes atyre që bëjnë sexhde!”** (esh-Shuara, 26/217-219)

Ndërkohë që Profeti këshillonte me këmbëngulje faljen e namazit të pasmesnatës, ua tërhiqte vërejtjen sahabeve, shokëve të cilët kalonin në qëndrim ekstrem dhe dëshironin të preokupoheshin vetëm me adhurim duke e lënë pas dore familjen, shëndetin dhe punën. Ai u tregonte atyre rrugën e veprimit me maturi që do t’ua siguronte vazhdimësinë në adhurim duke parandaluar, njëkohësisht, vjeljen, mërzitjen dhe neveritjen. (Buhari, Tehexhxhud, 7)

Ndërsa e falte rregullisht namazin tehexhxhud të pasmesnatës, Profeti disa herë nuk ngrihej dhe atëherë i qetësonte kështu besimtarët të dëshpëruar nga ai rast:

*“Po qe se personi i cili e fal rregullisht namazin e natës, ndodh që të*





*mos ngrihet dot ndonjë natë ngaqë s'i del dot gjumi dhe mbetet pa u falur, Allahu i Lartë i shkruan shpërblim mirësie njëlloj si të ishte falur, se edhe gjumi është një mirësi që i është dhënë njeriut nga Allahu i Lartë!"* (Muvatta, Salatu'l-Lejl, 1)

Adhurimi i natës është kusht themelor që jeta e ditës e njeriut të kalojë në mënyrë frymëzuese e produktive. Fryti i punëve dhe shërbimeve që bëhen ditën është në raport të drejtë me sa mbushet zemra në kohën e namazit tehexhxhud. Duke e urdhëruar Profetin për të falur tehexhxhud, Zoti thotë kështu:

**"O ti** (profet) **i mbuluar! Ngrihu në një pjesë të natës** (dhe fal namaz)**.** (Falu) **Sa gjysma e natës ose më pak se gjysma. Ose më shumë dhe këndo Kur'an me shqiptim të ngadalshëm dhe rëndë-rëndë. Sepse Ne do të lëshojmë mbi ty një fjalë të rëndë. Pa dyshim, ngritja natën është edhe më me efekt, edhe më e saktë në fjalë. Kurse në kohën e ditës ka për ty një preokupim të gjatë."** (el-Muzemmil, 73/1-7)

Për sa i përket kuptimit dhe shprehjes, koha e feksjes është më e efektshme në krahasim me kohët e tjera, është mjaft e qetë dhe e mbushur me kënaqësi e prehje. Kurse dita është koha kur vëmendja shpërndahet, kur zërat dhe zhurmat shtohen, kur qetësia copëtohet. Nata përbëhet prej çastesh përjashtimore të veçuara posaçërisht për adhurim, kurse dita është një dhunti e bukur e dhuruar njeriut për të bërë shërbime e për të fituar jetesën.

Nata është koha kur, duke i braktisur shtretërit e butë e të këndshëm vetëm e vetëm për hir të Allahut të Lartë, të vësh kryet në praninë hyjnore me ndjenjën e afërsisë dhe pasionit të lartë. Për besimtarët e vërtetë, netët janë një pasuri e veçantë si rrjedhojë e qetësisë dhe frymëzimit që fshehin në botën e tyre të brendshme. Ata që e njohin denjësisht vlerën e kësaj pasurie, në kushtet kur tërë krijesat tërhiqen në prehje dhe botën e mbulon një heshtje e thellë, gjejnë truallin e begatë të kthimit kah Zoti i tyre që t'ua pranojë lutjet, adhurimet dhe përgjërimet zemërdjegura!

Personi i cili nuk i vlerëson dhe shfrytëzon dot kohët e efektshme të natës, s'ka për ta gjetur sa duhet ditën, gjatë preokupimeve të ditës, rastin për t'u kthyer kah Allahu i Lartë e për të bërë adhurime. Edhe sikur të gjejë, kurrë s'është e mundur ta arrijë efektin dhe produktivitetin e kohës së pasmesnatës apo feksjes. Dhuntitë e dhuruara nga Zoti me urtësi dhe qëllime të shumëllojshme, duhen vlerësuar dhe shfrytëzuar me vend dhe në përputhje me qëllimin. Shejtani bën ç't'i vijë për dore për t'ia prishur njeriut këtë ekuilibër. Profeti ynë, i Dërguari i madh ka thënë kështu edhe për ta përshkruar gjendjen e njerëzve indiferentë e të shkujdesur që e kalojnë natën në gjumë, edhe për t'u treguar rrugë atyre që me të vërtetë kërkojnë të ngrihen në tehexhxhud:





*"Kur dikush nga ju bie në gjumë, shejtani i lidh në zverk tri nyje dhe, duke prekur mbi çdo nyje, thotë tri herë: "T'u bëftë nata e gjatë, fli!" Po qe se personi zgjohet dhe e përmend Allahun, njëra nga nyjet zgjidhet. Po qe se merr abdest, zgjidhet edhe një nyje tjetër. Po qe se fal namaz, zgjidhet edhe nyja e tretë, pra, të gjitha nyjet dhe, kështu, e arrin mëngjesin me gjallëri dhe me gjendje shpirtërore të kënaqur!"* (Buhari, Tehexhxhud, 12)

Siç shihet, ngritja natën dhe falja namaz është e dobishme për shëndetin e shpirtit dhe trupit. Nuk ka kush që të mos e dijë se gjumi i tepërt është i dëmshëm për shëndetin, e pakëson ose e eliminon begatinë e fitimit të jetesës dhe e pakëson kapitalin e jetës së pasme, ahiret. Nga ana tjetër, gjumi i pakët ka efekt të madh në dobësimin e aspektit shtazor të njeriut, në edukimin e nefsit (frymës, egos).

Njerëzit që nuk e njohin dhuntinë e natës, e kanë të pamundur ta mendojnë të mirën, dobinë dhe bekueshmërinë e ditës. Prandaj, çdo njeri i cili kërkon ta fitojë paqen e mëngjesit, është i detyruar ta përdorë natën në mënyrë të qëllimshme që të mundet të hyjë në klimën e pamjeve hyjnore dhe moralo-shpirtërore.

Dobinë materiale dhe moralo-shpirtërore të namazit tehexhxhud dhe të gdhirjes së netëve me adhurim e ka pranuar dhe pohuar çdokush, mik e armik. Këta shembuj që pohojnë këto dobi të adhurimit natën janë tejet domethënës.

Në fushatën e Jermukut, kur dy ushtritë iu afruan mjaft njëra-tjetrës, komandanti bizantin ngarkoi një informator arab për të shqyrtuar gjendjen e ushtarëve muslimanë. Pasi u kthye, komandanti e pyeti informatorin:

"Si është gjendja e tyre? Ç'bëjnë?"

Dhe informatori ia përshkruan gjendjen e ushtrisë islame me këto fjalë:

بِاللَّيْلِ رُهْبَنٌ وَبِنَهَارِ فُرْسَانٌ

"Ata janë një popull adhurues natën dhe kalorës ditën!.."

Atëherë, komandanti bizantin thotë kështu:

"Nëse thua të vërtetën, atëherë është më mirë të jesh nën dhé sesa të përballesh me ta mbi dhé!" (Taberi, *Tarih*, III, 418)

Kurse një ngjarje mësimdhënëse nga historia është kështu:

Në betejat e zhvilluara, asnjë armik nuk dilte dot fitues mbi sahabet, shokët e të Dërguarit të Allahut! Po kështu, Hirakli i mundur nga muslimanët, i pyeti ashpër dhe me zemërim ushtarët e vet:

“Paçi faqen e zezë! Ç’njerëz janë këta me të cilët luftuat? A s’janë edhe ata njerëz si ju?”

“Po!” – I thanë.

“Mirë, po, a ju jeni të shumtë në numër, apo ata?”

“Imzot, ne kemi epërsi mbi ta në çdo drejtim!” – U përgjigjën ushtarët.

“Në është kështu, ç’ndodh me ju që, sa herë që përballeni me ta, pësoni disfatë?”

Në atë mes, u ngrit në këmbë një plak i ditur nga parësia bizantine dhe bëri këto konkluzione:

“Sepse ata i kalojnë netët me adhurim, ditën mbajnë agjërim, premtimin e çojnë në vend, këshillojnë të mirën dhe ndalojnë të keqen dhe ndajnë mes tyre çdo gjë…”

Hirakli i tha kështu plakut për konkluzionet e veta:

“The të vërtetën, o plak!” (Ibni Asakir, II, 97)

Siç u pa në këta shembuj, një dritë që shpërthen nga thellësitë e natës dhe i vë zemrat në lëvizje, ua ka shtuar dritën ditëve me fitoret e arritura. Përpëlitja e muslimanëve të sotëm mes dhimbjesh e vuajtjesh s’është tjetër veçse përfundim i hidhur i shkëputjes së tyre nga identiteti bazë dhe i dobësive në adhurimin e Allahut! Po qe se besimtari arrin ta përdorë natën në mënyrë të qëllimshme dhe të përfitojnë nga fryma shpirtërore e zikrit, nata i bëhet më e ndritshme se dita. Kurse nata e dënuar me një gjumë për gjumë, është një humbje pa fryt si shiu i rënë mbi gurishte, det apo shkretëtirë, një humbje e vështirë për t’u kompensuar! Hirësia Ibrahim Haki Erzurumi i bën një përmbledhje të tillë të bukur çështjes:

O sy! Lëre gjumin, por eja, zgjohu ndër net;
Sodite udhëtimin e yjeve në të bukurit net!
    Soditi këto urtësi në botën yjore,
    Gjejua Krijuesin, admiroje Atë ndër net!
Sepse ditën e harron me aq gjëra të tjera,
Fshije harresën nga i dashuri i zemrës, turpërohu ndër net!
    Ç’i duhet të flejë i shkujdesur robit të ngratë,
    E thërret Mëshiruesi me dhembshuri ndër net!
Mos fli tërë natën n’e daç Atë që rri në Këmbë,
Gjersa, o shpirt, me të Gjallin të gjëllosh bashkë ndër net!
    Ashikët s’flenë ndër net, as ti mos fli, që
    Të të duket Xhanani në syrin e zemrën ndër net!
Zemra është Shtëpi e Zotit, pastroje nga gjë tjetër,
Që të ta vështrojë Ai mbret pallatin ndër net!





## 5. Namazet suplementare (nafile)

**"...Me adhurimet nafile** (përveç farzeve)**, robi më afrohet pa pushim dhe, më në fund, unë e dua atë..."**

Buhari, Rikak, 38

Jeta e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) është e mbushur me shumë shembuj të bukur të devocionit dhe adhurimit ndaj Allahut. Njihen disa namaze suplementare (nafile) që ka falur në kohë të ndryshme të ditës. Ndërkaq, ai e ka nxitur dhe inkurajuar edhe ummetin, bashkësinë e tij, që t'i falë ato namaze me sa mundësi që të ketë. Robi nuk i afrohet dot Allahut me asnjë akt tjetër sa ç'i afrohet me me farzet. Ndërkaq, këtë rrugë e vazhdon me namazet suplementare. Zoti u premton robve të vet që merren me adhurime suplementare (nafile), të mira dhe dhunti në xhennet që s'i ka parë asnjë sy dhe që nuk i shkojnë askujt ndërmend. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka porositur:

*"Po qe se muslimani fal çdo ditë dymbëdhjetë reqate namaz nafile me përjashtim të farzeve, Allahu i Lartë i përgatit atij një pallat në xhennet!"* (Muslim, Musafirin, 103)

Një ngjarje që nxjerr në shesh vlerën dhe virtytin e namazeve nafile dhe shpërblimin e mirësisë që i përftojnë ato njeriut, ka ndodhur ditën kur u ngadhnjye Hajberi. Një person shkoi te Profeti dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut, unë sot arrita të kem një fitim të tillë që s'e ka arritur askush nga banorët e kësaj lugine!"

I Dërguari i Allahut i tha:

*"Pa shih! Ç'fitove?"*

Personi i tha:

"Bleva e shita pa pushim gjersa fitova treqind ukijje[1]!".

I Dërguari i Allahut e pyeti:

*"A të të tregoj më të dobishmin e fitimeve?"*

"Ç'është, o i Dërguari i Allahut?" – E pyeti personi. Profeti i dha këtë përgjigje:

*"Dy reqate namaz nafile pas namazit (farz)!"* (Ebu Davud, Xhihad, 168)

Çështja e parë për të cilën personi do të merret në pyetje ditën e ri-

1. Ukijje: njësi mase peshimi e vjetër prej 1283 gramësh.





ngjalljes pas kiametit, është namazi. Në atë ditë ngatërrestare e tmerruese, në ndihmë të robit që do të bjerë në pozitë të vështirë qysh në hapin e parë të llogaridhënies, do të shkojnë namazet nafile që ka falur. Këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka lajmëruar me këto fjalë:

*"Akti i parë për të cilin robit do t'i kërkohet llogari ditën e kiametit, është namazi. Po qe se namazet i ka në rregull, puna i shkon mirë dhe del me fitim. Por po qe se namazet s'i ka në rregull, humbet dhe del me dëm. Po qe se ka mangësi në namazet farz, Zoti i Shenjtë e i Fuqishëm pyet:*

*"Pa shihni, a ka robi im namaze nafile?"*

*Mungesat e farzeve i plotësohen me nafiletë. Pastaj vazhdon të merret në llogari në të njëjtëm mënyrë edhe për detyrat e tjera."* (Tirmidhi, Salat, 188)

Ndërsa bënte përpjekjet maksimale për t'i falur namazet farze me xhemaat, i Dërguari i Allahut parapëlqente më shumë që namazet nafile t'i falte në shtëpi. Ai thoshte kështu:

*"O njerëz! Falni namaz në shtëpi, se namazi më i pëlqyeshëm e më i pranuar me përjashtim të namazeve farz, është namazi që fal në shtëpi!"* (Buhari, Ezan, 81)

Siç dihet, namazi farz është një adhurim që muslimani duhet ta kryejë detyrimisht. Prandaj duhet falur hapur dhe njerëzit duhen nxitur dhe inkurajuar më fort për këtë adhurim. Për këtë shkak, falja e namazit farz hapur dhe me vetëdijen e një xhemaati të madh (me vetëdijen e bashkësisë së madhe) është më e përshtatshme. Kurse namazet nafile i janë lënë dëshirës së personit, domethënë, janë fakultative. Kapërcimi i pengesave të dyfytyrësisë dhe vetëlavdërimit tek njerëzit që maten me njëri-tjetrin se kush do t'i afrohet Allahut më shumë në rrugën e bashkimit me Të, kushtëzohet nga falja e namazeve suplementare (nafile) fshehtazi dhe në shtëpi.

Një moment tjetër është edhe nderimi dhe begatimi i shtëpive me anë të namazit. Siç shprehet poeti Faruk Nafiz Çamllëbel, në shtëpinë e muslimanit, si rezultat i namazeve të shumta nafile, krijohet një atmosferë shpirtërore dhe e perëndishme:

Në botën e vdekshme, një kënd i perëndishëm si ai:
E muslimanit mëhallë, e muslimanit shtëpi…

Nuk është sjellje e pëlqyeshme ajo e muslimanëve të cilët, meqë i japin tejet rëndësi namazit me xhemaat, prandaj, i kthejnë shtëpitë në vende ku nuk falet namaz, në gërmadha! Mbi këtë çështje, Profeti (a.s.) ua ka tërhequr vëmendjen besimtarëve me këto fjalë:

*"Një pjesë të namazeve falini në shtëpi dhe mos e ktheni atë vend në varrezë!"* (Buhari, Salat, 52)









### a) Namazi i sillës (duha)

Eshtë e pamundur të mbarohen së treguari me të numëruar mirësitë dhe dhuntitë që u ka falur Allahu i Lartë robve të Tij. Njeriu duhet të falenderojë dhe të japë sadaka për secilën nga këto mirësi dhe dhunti. Ndërkaq, njeriu i cili është një krijesë e dobët dhe e paaftë, e ka të pamundur ta përballojë sadakanë e domosdoshme të të mirave të shumëllojshme dhe të shumta sa nuk mund të numërohen. Prandaj, mjafton që njeriu t'i përjetojë këto ndjenja dhe të tregojë zellin e duhur dhe vetëm në këto kushte bëhet e mundur ta tërheqë mbi vete mëshirën hyjnore. Edhe Zoti, duke e pranuar si të shumtë punën e paktë të robit, i fal atij shpërblime të mëdha. Në këtë kuptim, Profeti ynë i cili është mëshirë për botët, duke i siguruar lehtësi ummetit, bashkësisë së Tij, ka thënë kështu:

*"Çdo ditë e keni të domosdoshme të jepni sadaka për çdo eshtër dhe për çdo nyje të trupit! Çdo tesbih është një sadaka. Çdo tahmid është një sadaka. Çdo tehlil është një sadaka. Emri bil ma'ruf është një sadaka dhe nehj anil munker është një sadaka.[1] Për të gjitha këto mjaftojnë dy reqate namaz që personi i fal në kohën e sillës (paraditës)."* (Muslim, Musafirin, 84)

Kjo do të thotë se dy reqate namaz që do të falim në ditë në kohën e sillës (paradites), pranohen, rë raport me principialitetin dhe sinqeritetin tonë, si shprehje falenderimi ndaj dhuntive të pafundme të Allahut të Lartë. Kështu, Zoti ynë, duke siguruar një lehtësi të mundshme për t'u praktikuar nga çdokush për falenderimin ndaj të mirave të tij të pafundme, na ka falur edhe një të mirë tjetër të veçantë. Pra, sado ta falenderojmë dhe lavdërojmë Atë, është pak!

Profeti ynë i jepte shumë rëndësi namazit të sillës. Rrëfehet se këtë namaz ai e ka falur me katër reqate dhe e ka shtuar sa ç'ka dëshiruar Allahu. (Muslim, Musafirin, 78-79) Rrëfehet edhe se e ka falur me tetë dhe me dymbëdhjetë reqate. (Buhari, Tehexhxhud, 31)

Hz. Ebu Hurejre një radhë ka thënë kështu:

"Miku im, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më ka këshilluar të agjëroj tri ditë në muaj, të fal dy reqate namaz të sillës dhe ta fal namazin e vitrit para se të fle." (Buhari, Tehexhxhud, 33)

Një herë, Profeti kishte dërguar në një vend një njësi ushtarake. Brenda një kohe të shkurtër, ushtarët islamë u kthyen me plaçkë lufte të madhe. Për këtë, Hz. Ebu Bekri tha:

"O i Dërguari i Allahut! Ne s'kemi dërguar ndonjë njësi tjetër ushtarake

1. *Tesbih*: Subhanallah! *Tahmid*: Elhamdulil'lah! *Tehlil*: La ilahe il'lallah. *Emri bil ma'ruf*: Urdhërim i së mirës. *Nehj anil munker*: Pengim i së keqes. Përkthyesi.





që të kthehet më shpejt dhe të sjellë plaçkë lufte më të shumtë se këta!”

I Dërguari i Allahut tha:

*“A t’ju tregoj për dikë që kthehet më shpejt dhe që siguron fitime më të mëdha se këta? Dëgjoni: Po qe se dikush merr abdest mirë e mirë dhe shkon në faltore, e fal namazin e agimit dhe, pastaj e fal edhe namazin e sillës, është pikërisht ai që kthehet më shpejt dhe fiton më shumë!”* (Ibni Hibban, VI, 276)

Koha e faljes së namazit të sillës fillon afro dyzet e pesë minuta pas lindjes së diellit dhe vazhdon gjer gjysmë ore para se dielli të ngjitet në zenit. Eshtë me më shumë rrjedhoja mirësie (sevap) të falet pasi të ketë kaluar një e katërta e ditës. Eshtë një veprim jashtëzakonisht i çmuar që personi t’i falet Zotit në një kohë kur përgjithësisht nuk ka namaz tjetër dhe, pra, kur askush nuk falet! Orët e para të ditës janë çaste të kërkimit të të ardhurave të jetesës dhe të shqetësimeve të jetesës. Kështu, nxitja dhe inkurajimi i faljes së namazit në kohën e sillës, në momentet kur preokupimet e jetës janë në kulm, kanë për qëllim parandalimin në një farë mase të kredhjes në punët e kësaj bote dhe vlejnë si një lloj kundërhelmi ndaj pasionit pas kësaj bote!

### *b) Namazi i falësit (evvabin)*

Ibni Omeri (r.a.) ka bërë të ditur se Profeti ka falur dy reqate namaz pas namazit të mbrëmjes. (Buhari, Tehexhxhud, 29) Ky namaz është emërtuar “evvabin”.

Fjala “evvabin” është shumësi i fjalës “evvab” që do të thotë “person që i drejtohet Allahut dhe që bën pendesë”. Çdo person i cili, kur mëkaton, e kujton menjëherë Allahun, bën pendesë, i drejtohet Atij dhe, duke treguar bindje ndaj Tij, bën punë të mira, është “evvab”. Edhe personat të cilët falin gjashtë reqat ose katër reqat ose dy reqat namaz pas namazit të mbrëmjes, madje, sipas disa haditheve, pa përcaktuar numrin e reqateve, personat që falin namaz mes mbrëmjes dhe jatsisë, janë përmendur si “evvabin”.

### *c) Namazi i nevojtarisë (haxhet)*

Profeti ynë i cili ia paraqiste Allahut çdo nevojë që kishte dhe i cili në çdo rast e përmendte dhe e madhëronte Atë, e ka këshilluar personin që ka ndonjë nevojë çfarëdo që, pasi të falë dy reqate namaz, t’i lutet Allahut. Hadithi profetik është kështu:

*“Kush të ketë nevojë për Allahun ose për ndonjë njeri, më parë të marrë abdest mirë e bukur, të falë dy reqate namaz, pastaj ta lavdërojë Allahun e Lartë, të këndojë salat për të Dërguarin dhe, pastaj, të bëjë këtë lutje:*

لَاَلَهَ اِلاَ اللّٰهُ الْحَلِيمُ الْكَرِيمُ. سُبْحَانَ اللّٰهِ رَبِ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ. اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِ الْعَلَمِينَ. اَللّٰهُمَ اِنِى اَساَلُكَ مُوجِبَاتِ رَحْمَتِكَ وَ عَزَائِمَ مَغْفِرَتِكَ وَالْغَنِيمَتَ مِنْ كُلِ بِرٍ وَالسَّلاَمَةَ مِنْ كُلِ اِثْمٍ. اَسْاَلُكَ اَلاَ تَدَعَ لِى ذَنْبًا اِلاَغَفَرْتَهُ وَلاَ هَماً اِلاَفَرَجْتَهُ وَلاَ حَاجَةً هِىَ لَكَ رَضاً اِلاَ قَضَيْتَهَا لِى.

*“Nuk ka zot tjetër veç Allahut të Butë e Bujar! Zoti i Arshit të Madh është i pastër nga cilësitë e mangëta. Qoftë i lavdëruar Zoti i botëve! Allahu im! Të kërkoj punët që do të më bëhen pretekst për mëshirën tënde, shkaqet që do të tërheqin për mua faljen tënde, të përgjërohem që të më mbrosh nga çdo lloj mëkati! Të kërkoj pasuri në çdo të mirë, shpëtim në çdo mëkat! Zoti im, mos më lër asnjë mëkat pa ma falur, asnjë shqetësim pa ma larguar! Plotësoma çdo kërkesë e dëshirë që është në përshtatje me pëlqimin tënd! Jepmë atë punë me të cilën je i kënaqur, o Zoti im mëshirëmadh!”*

*Pas kësaj, personi të bëjë lutje për çdo nevojë materiale apo shpirtërore se do t’i plotësohet!”* (Ibni Maxhe, Ikame, 189; Tirmidhi, Vitr, 17)

Plotësimi i nevojës nga personi jo duke iu lutur vdekëtarëve por duke iu drejtuar drejtpërdrejt Allahut, siguron forcimin dhe shtresimin e plotë në zemër të besimit monoteist islam (tevhid) tek ai dhe e lartëson atë person gjer në gradën ihsan, në atë gradë shpirtërore kur njeriu e ndjen veten para Zotit dhe nën vëzhgimin e Tij!

Sahabet që kapeshin fort pas këshillës së të Dërguarit të Allahut për të falur namazin e nevojtarisë dhe për të bërë lutjen përkatëse, kur kishin ndonjë nevojë, i përgjëroheshin Allahut dhe e arrinin qëllimin. Një ditë vere, te Enesi (r.a.) shkoi kopshtari i tij dhe iu ankua se, ngaqë s’kishte rënë shi, kopshti po i thahej. Hz. Enesi kërkoi ujë, mori abdest dhe qëndroi në namaz. Pasi dha selam, e pyeti kopshtarin:

“A po sheh diçka në qiell?”

“Nuk po shoh dot gjë!” – Iu përgjigj kopshtari. Enesi hyri prapë brenda dhe vazhdoi të falte namaz. Pasi u fal dhe u lut tri a katër herë, e pyeti sërish kopshtarin:

“A po sheh diçka në qiell?”

“Po shoh një re si ndonjë krah zogu!” – Iu përgjigj kopshtari. Enesi (r.a.) e vazhdoi namazin dhe lutjen. Pak më pas, kopshtari hyri brenda dhe i tha:

“Qielli u mbulua me re dhe nisi të bjerë shi!”

Hz. Enesi i tha:

“Hipi kalit që na ka dërguar Bishr bin Shegafi dhe shih se gjer ku ka rënë shi!”

Pasi i hipi kalit dhe erdhi përqark, kopshtari pa se shiu nuk kishte shkuar më tej se pallatet Musejjerin dhe pallatit Gadban. Brenda këtyre kufijve ndodhej kopshti i Enesit (r.a.)! (Ibni Sa’d, VII, 21-22)

Gjithashtu, ishte një sahabe i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) që quhej Ebu Mi’lak. Ai bënte tregti me ortakllëk. Ishte njeri i drejtë, i ndershëm dhe i devotshëm. Një ditë u nis për rrugë. Diku, i doli para një vjedhës dhe i tha:

“Nxirri të gjitha ç’ke se do të të vras!”

“Po pate për qëllim të marrësh mall, merri, ja ku i ke!” – I tha.

“Unë dua vetëm jetën tënde!” – I tha vjedhësi. Ebu Mi’laku i tha:

“Atëherë, më lejo të marr abdest dhe të fal namaz!”

“Fal namaz sa të duash!” – Ia ktheu vjedhësi. Dhe Ebu Mi’laku, pasi fali namazin, u lut kështu:

“O i dashuri i zemrave! O zotëruesi i Arshit të lartë! O Allahu im që bën ç’të duash! Të lutem që, për hir të dinjitetit tënd të paarritshëm, për hir të mbretërimit tënd të paaritshëm dhe për hir të dritës sate që mbështjell Arshin, të më mbrosh nga e keqja e këtij vjedhësi! Allahu im që u shkon nevojtarëve në ndihmë më eja dhe mua në ndihmë!”

Ebu Mi’laku e përsëriti tri herë këtë lutje. Sapo e mbaroi lutjen, u duk një kalorës që e mbante heshtën në lartësinë e veshëve, dhe e vrau vjedhësin. Pastaj u kthye nga Ebu Mi’laku. Sahabiu i cili kishte shpëtuar, tashmë, me favorin e Allahut, e pyeti kalorësin krejt i mahnitur:

“Kush je ti? A mos Allahu më ndihmoi duke të përdorur ty si mjet?”

Kalorësi iu përgjigj:

“Unë jam nga banorët e qiellit të katërt. Kur ti bëre lutjen e parë, dëgjova që kërcitën portat e qiellit. Kur bëre lutjen e dytë, dëgjova poteren e banorëve të qiellit. Kur bëre lutjen e tretë, dëgjova të thonë: “Dikush që ka mbetur ngushtë po lutet!” Atëherë i kërkova Allahut të më caktonte mua për ta vrarë vjedhësin. Allahu pranoi dhe unë erdha. Dije këtë që, personit i cili merr abdest, fal katër reqate namaz dhe e bën këtë lutje, lutja i pranohet

pavarësisht nëse është në vështirësi apo jo!" (Ibni Haxher, *el-Isabe*, IV, 182)

### *d) Namazi i këshillimit (istihare)*

Në periudhën pagane paraislamike të injorancës, njerëzit, kur kishin ndonjë punë me rëndësi për të bërë, si dalja në udhëtim, martesa, shitblerja, etj., shtinin fal duke kërkuar të mësonin nëse puna që kishin për të bërë do të ishte për ta me pasoja të mbara apo të këqija. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ndaloi këtë, sepse kjo mënyrë veprimi s'kishte bazë të vërtetë, prandaj rezultati i saktë që mund të dilte nga falli ishte vetëm një rastësi dhe se, mbi gjithçka, në fall kishte shpifje ndaj Zotit pasi në shigjetat e fallit shkruhej "Zoti ma urdhëroi", "Zoti ma ndaloi". Në vend të kësaj, Profeti u mësoi sahabeve mënyrën e istihares.

Dobia më me rëndësi e istihares është që njeriu e fshin dëshirën e vet egoistike dhe e kthen fytyrën vetëm nga Allahu. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka dhënë istihares shumë rëndësi dhe braktisjen e saj e ka quajtur shenjë fatkeqësie:

*"Njëri nga shkaqet e lumturisë së bijve të Ademit është pëlqimi i vendimit të Allahut të Lartë, kurse njëri nga shkaqet e fatkeqësisë së tyre është braktisja e bërjes së istihares…"* (Tirmidhi, Kader, 15)

Lidhur me istiharen, Xhabiri (r.a.) thotë kështu:

"I Dërguari i Allahut na mësonte neve një sure nga Kur'ani dhe na e praktikonte se si të bënim istihare për çdo punë. Ai na thoshte:

*"Kur dikush nga ju dëshiron të bëjë një punë, të falë dy reqate namaz (me përjashtim të farzeve), pastaj ta këndojë këtë lutje:*

*"Allahu im, kërkoj mbarësi prej Teje, sepse Ti di çdo gjë. Kërkoj fuqi prej teje për të bërë një punë të mirë e të mbarë, sepse Ti je ke mundësi për ta dhënë, Zoti im! Edhe virtytin tënd të lartë e kërkoj! Ti je i aftë për çdo gjë, kurse unë jam i paaftë! Ti di, unë jam i paditur! Ti i njeh të fshehtat. Allahu im, po qe se kjo punë është e mbarë dhe e dobishme për fenë time, për jetën time dhe për fundim tim, vendose këtë për mua dhe ma lehtëso kryerjen e saj! Pastaj bekoje atë për mua! Por po qe se kjo punë është e dëmshme për fenë time, për jetën time dhe për fundin tim, hiqe prej meje dhe mua më largo prej saj! Miratoje atë që e është e mbarë dhe e dobishme dhe pastaj bëma të dashur mua!"*

*Pastaj personi të bëjë lutjen që dëshiron."* (Buhari, Deavat, 48)

Në zemrën e robit që i drejtohet dhe i lutet Allahut për një punë në këtë mënyrë dhe kërkon ndihmë prej tij sinqerisht dhe thjeshtësisht, shfaqet qetësi, prehje dhe kënaqësi dhe, për punën që ka për të bërë, formohet

një prirje në anën e dobishme me lejen e Allahut. Dhe robi që vepron sipas kësaj prirjeje, si përfundim, duke u ruajtur nga gabimi, arrin rezultate të mira e të dobishme.

### *e) Namazi i respektit për faltoren (tahijjetul mesxhid)*

Një ditë, Ebu Katade shkoi në Faltoren profetike. Me ta parë Profetin që rrinte mes sahabeve, shkoi e ul edhe ai pranë tyre. Atëherë, i Dërguari i Allahut, duke u kthyer nga Katade, e pyeti:

*"Ç'të pengoi që, para se të uleshe, të falje dy reqate namaz?"*

Ebu Katade iu përgjigj:

"O i Dërguari i Allahut! Pashë se ti dhe xhemaati po rrinit ndenjur!"

Pas këtyre fjalëve të tij, Profeti i Nderuar (s.a.v.s.) porositi:

*"Kur dikush nga ju hyn në faltore, të mos ulet pa falur dy reqate namaz!"* (Muslim, Musafirin, 70)

Ka edhe hadithe të tjerë profetikë që, ashtu si ky, këshilloj faljen e namazit të respektit për faltoren. "Tahijjetul mesxhid" do të thotë përshëndetje e faltores, pra, xhamisë. Xhamitë janë shtëpitë e Allahut. Nuk ka gjë më të natyrshme se, kur hyn dikush në shtëpi të dikujt, më parë ta përshëndesë të zotin e shtëpisë. Personi që hyn në xhami, duke falur namazin "tahijjetul mesxhid", në një farë mënyre e ka përshëndetur Allahun, i ka paraqitur Atij besnikërinë, respektin dhe devocionin e vet. Vetëm se ky namaz nuk falet në kohët kerahet (që konsiderohen mekruh).

### *f) Namazi i pasabdestit*

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e pyeti Bilalin (r.a.):

*"Bilal! Nga adhurimet që ke bërë pasi je bërë musliman, cili është adhurimi nga i cili ke pritur më shumë shpërblim mirësie (sevap)? Sepse unë dëgjova në xhennet, para meje, zhurmën e këpucëve të tua!"*

Hz. Bilali iu përgjigj:

"Natën apo ditën, pasi të marr abdest, fal namaz aq sa mund të fal. Ky është adhurimi nga i cili pres më shumë sevap!" (Buhari, Tehexhxhud, 17)

Të rrish vazhdimisht me abdest dhe të falësh namaz pas çdo marrjeje abdesti, është një hap me rëndësi për arritjen e gradës ihsan. Dhe këtë mund të arrijnë ta bëjnë vetëm njerëzit me vendosmëri dhe zell të madh. Kjo situatë bëhet edhe shkak për faljen e mëkateve. Me qëllim për t'ua më-

suar njerëzve, Hz. Osmani (r.a.), pasi merrte abdest, ua tregonte njerëzve këtë të vërtetë në këtë mënyrë:

“E pashë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) duke marrë abdest. Dhe, kur e përfundoi abdestin, tha kështu:

*“Atij që merr abdest siç mora unë, pastaj fal dy reqate namaz dhe në namaz qëndron larg dyshimeve dhe lëkundjeve të nefsit (vetvetes), i falen mëkatet e kaluara!”* (Buhari, Vudu, 24)

### *g) Namazi i pendimit dhe pendesës (tevbe)*

Në rastin kur, si pasojë indiferentizmi apo shkujdesjeje apo duke iu përshtatur nefsit (vetvetes, egos), kryhet një mëkat kundrejt Allahut, dëmshpërblimi i atij mëkati është kthimi përsëri tek Ai me gjendjen shpirtërore të një pendimi të thellë. Sepse t’i drejtohesh Allahut dhe të bësh pendesë menjëherë pas kryerjes së mëkatit, para se ndryshku i mëkatit të shtrohet në zemër, vlen si dëmshpërblim për mëkatin e kryer. Zoti urdhëron kështu:

**“Po qe se shejtani kërkon të të shtyjë në një të keqe, menjëherë mbështetu te Allahu!”** (Fussilet, 41/36)

Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na ka porositur:

*“Kudo që të ndodhesh, bëhu i devotshëm përballë Allahut! Kur të kesh bërë ndonjë mëkat, menjëherë pas tij bëj një të mirë! Sepse ajo e mirë e fshin mëkatin! Veç kësaj, njerëzit trajtoji me moral të mirë!”* (Tirmidhi, Birr, 55)

Në ajetet dhe hadithet si këta kërkohet që personi i cili bën një të keqe, të bëjë menjëherë pas kësaj një të mirë, ta largojë të keqen me të mirë. Një mëngjes, Profeti e thirri myezinin e tij, Bilalin, dhe e pyeti:

*“Bilal! Ç’punë bëre që hyre në xhennet para meje? Mbrëmë dëgjova në xhennet para meje kërcitjen e këpucëve të tua!”*

Dhe Bilali (r.a.) i tha:

“O i Dërguari i Allahut! Sa herë që të bëj ndonjë mëkat, menjëherë ngrihem dhe fal dy reqate namaz pas tij!”

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha:

*“Ja, në sajë të kësaj!”* (Ibni Huzejme, II, 213)

### *h) Namazi i falenderimit (shukr)*

Falenderimi për të mirat e pafundme të falura nga Allahu i Lartë është

një detyrim që duhet çuar në vend nga të gjithë njerëzit. Ndërsa falenderimi e shton të mirën dhe dhuntinë e dhënë, mosfalenderimi bëhet shkak për zhvlerësimin e saj dhe, madje, për ndëshkimin e rëndë të personit që s'falenderon. Sa bukur e paraqet këtë poetikisht me një paralelizëm figurativ poeti Mevlana (k.s.):

*"Falenderimi është thithja e sisës së të mirës. Sado e mbushur të jetë sisa, qumështi nuk vjen gjer te maja e thithkës së saj. Për ta marrë të mirën e saj, ajo duhet thithur!"* (Fihi ma fih, f. 165)

Kur Profeti gëzohej ose merrte ndonjë lajm të gëzueshëm, binte në sexhde[1] për ta falenderuar Allahun për atë të mirë që i kishte bërë, dhe falte namaz. (Ibni Maxhe, Salat, 192)

Enes bin Maliku (r.a.) tregon kështu:

Profeti Bujar (s.a.v.s.) ishte përgëzuar për plotësimin e një nevoje që kishte pasur dhe menjëherë ra në sexhde. (Ibni Maxhe, Salat, 192)

Në të njëjtën mënyrë, edhe sahabet bujarë kanë falur namazin e sexhdes në çaste gëzimi. Ka'b bin Maliku (r.a.) i cili s'pati marrë pjesë në fushatën e Tebukut, kur mori lajmin se i ishte pranuar pendesa pasi kishte përjetuar ditë kur bota e gjerë i kishte ardhur e ngushtë për shkak të atij gabimi, menjëherë ra në sexhde. (Ibni Maxhe, Salat, 192) Pastaj ia dorëzoi tërë pasurinë të Dërguarit të Allahut duke kërkuar që të jepej si sadaka, por Profeti ia pranoi vetëm gjysmën duke i thënë që gjysmën tjetër t'ia linte familjes. (Buhari, Megazi, 79)

Në të vërtetë, falenderimi është punë zemre. Vetëm se që ndjenja e zemrës të fitojë forcë, duhet që të ketë një trajtë të jashtme. Veç kësaj, duhet edhe që të parandalohet situata e sjelljes së tepruar e të përkëdhelur që është rrjedhojë e këtyre të mirave. Kështu, duke iu nënshtruar të zotit të së mirës dhe duke rënë në sexhde para Tij, sjellja e tepruar dhe përkëdhelja eliminohen.

### *i) Namazi i teravive*

Falja e namazit të teravive në netët e ramazanit është sunnet i Profetit. Ai ka thënë: *"Allahu i Lartë e bëri të detyrueshëm agjërimin e ramazanit; edhe unë e bëra sunnet namazin (e teravive)."* (Ibni Maxhe, Salat, 173) Për të përfituar në mënyrën më të mirë nga ramazani, krahas agjërimit duhen

1. Sexhdeja e falenderimit është njëlloj si sexhdeja e tilavetit. Duke qenë me abdest, b - het nijet (shprehet qëllimi qër të bërë sexhden e falenderimit) shprehet tekbiri "Allahu Ekber" pa i ngritur duart, bihet në sexhde e cila zgjatet aq gjatë sa të tjetë e mundur dhe pastaj jepet selam.

gdhirë netët, duhet mbrojtur gjuha nga çdo lloj shkarje dhe duhet hyrë në itikaf. Mbajtja gjallë e netëve me adhurim është shkak pranimi të pendesës. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Kush i mban gjallë netët me adhurim duke besuar dhe duke e pritur shpërblimin nga Allahu, i falen mëkatet e kaluara!"* (Buhari, Teravih, 46)

Siç na e bën të ditur Hz. Aisheja (r.anha), Profeti ynë, në muajin e ramazanit shfaqte një zell në adhurim që nuk e shfaqte në muajt e tjerë. Kurse dhjetë ditët e fundit të ramazanit ia kushtonte veten më shumë adhurimit. Gjatë këtyre ditëve e gdhinte natën me adhurim, e zgjonte edhe familjen. (Buhari, Fadlu Lejleti'l-Kadr, 5)

I Dërguari i Allahut i ka kaluar netët e ramazanit me namazin e teravive, por nuk është falur me xhemaat. Ai e pati parë më me vend që secili të bënte adhurim me aq sa ç'kishte mundësi. Namazi i teravive është falur individualisht edhe në kohën e Hz. Ebu Bekrit, kurse falja me xhemaat ka filluar në kohën e Hz. Omerit. Një ngjarje që e sqaron urtësinë e faljes individuale të këtij namazi nga Profeti, Hz. Aisheja e tregon në këtë mënyrë:

"Një natë në muajin e ramazanit, Profeti fali namaz nafile në faltore. Duke e ndjekur shembullin e tij, u falën edhe disa të tjerë. Kur u bë mëngjes, sahabet biseduan mes tyre: "I Dërguari i Allahut fali natën namaz në faltore." Edhe populli foli për këtë dhe numri i njerëzve që filluan të faleshin natën e ramazanit në faltore, u shtua. Njerëzit u mblodhën edhe natën e tretë a të katërt dhe u mblodhën aq shumë sa s'i nxinte faltorja. Vetëm se i Dërguari Bujar nuk doli në faltore dhe, të nesërmen në mëngjes tha kështu:

*"E pashë se ç'bëtë. Ajo që më pengoi të dal pranë jush, ishte se pata frikë se mos ky namaz kthehet menjëherë në farz (detyrim) për ju!"* (Buhari, Teravih, 1; Muslim, Musafirin, 177)

### k) Namazi i madhërimit të Allahut (tesbih)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i pati thënë të ungjit Abbas: "O im ungj, a dëshiron të të bëj një të mirë?" Pastaj, e pati këshilluar të falte namaz tesbihu, pra, të madhërimit të Allahut, me qëllim që t'i faleshin të gjitha mëkatet e shkuara e të ardhme dhe të fitonte pëlqimin e Zotit. Pastaj i pati thënë kështu:

*"Duhet të falësh katër reqate namaz. Në çdo reqat, të këndosh Fatihanë dhe një sure tjetër. Pasi ta mbarosh këndimin e reqatit të parë, aty ku je, në kijam (në qëndrimin në këmbë), të thuash pesëmbëdhjetë herë "subhanallahi ve'l-hamdu li'l-lahi ve la ilahe il'lallahu va'llahu ekber". Pastaj të përkulesh në ruku dhe aty ta thuash të njëjtin tesbih dhjetë herë.*

*Edhe kur të rikthehesh nga rukuja në kijam, ta thuash tesbihin dhjetë herë. Pastaj, kur të biesh në sexhde, ta thuash përsëri tesbihin dhjetë herë. Kur ta ngresh kokën nga sexhdja, ta thuash përsëri tesbihin dhjetë herë. Pastaj, edhe kur të biesh në sexhden e dytë, edhe kur ta ngresh kokën nga sexhdeja e dytë, ta përsërisësh nga dhjetë herë tesbihin. Kështu, në një reqat, tesbihin e përsërit shtatëdhjetë e pesë herë. Kështu të veprosh në të katër reqatet. Po dëshirove, këtë namaz fale nga një herë çdo ditë. Po s'e bëre dot çdo ditë, bëje një herë në javë. Po s'e bëre dot një herë në javë, bëje një herë në muaj dhe po s'e bëre dot as këtë, fale një herë në vit. Por po s'e fale dot as një herë në vit, të paktën fale një herë në jetë!"* (Ebu Davud, Tatavvu, 14; Tirmidhi, Vitr, 19)

### l) Namazi i lutjes për shi (istiska)

Një herë, te Profeti ishin ankuar ngaqë s'kishte rënë shi. Profeti urdhëroi të sillej një minber (podium për të folur) dhe minberi u ngrit në musalla[1]. U caktua edhe dita kur aty do të mblidhej populli.

Atë ditë (në mëngjes), sapo u duk kuqëlima e diellit në horizont, i Dërguari i Allahut doli në rrugë. Pasi arriti në musalla, u ul në minber. Shprehu tekbir, e lavdëroi dhe e falenderoi Allahun dhe tha:

*"Ju ankoheni se vendin tuaj e ka zënë thatësira sepse shiu s'ka rënë në kohën e duhur. Allahu (xh.xh.) ju urdhëron t'i bëni lutje dhe ju premton se do t'jua plotësojë lutjen!"*

Pastaj bëri këtë lutje:

*"Lavdërimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve. Ai është Rahman (Mëshirues) dhe Rahim (Shpërblyes). Ai është zotëruesi i ditës së ahiretit, jetës së pasme. Nuk ka zot tjetër veç Allahut! Ai bën atë që dëshiron! Zoti ynë, Ti je Allahu, përveç të cilit nuk ka zot tjetër! Ti je i pasur, kurse ne, të varfër. Lësho shi mbi ne! Dhe atë që do të lëshosh, bëje forcë dhe fuqi për ne! Dhe lëshoje për aq kohë sa të na mjaftojë ne!"*

Pasi e bëri këtë lutje, Profeti i ngriti duart lart. Aq shumë i ngriti, sa iu duk bardhësia nën sqetull. Pastaj ia ktheu shpinën popullit, e ktheu dhe rrobën nga ana tjetër duke vazhduar t'i mbante duart lart. Pastaj u kthye

1. **Musalla**: Hapësirë e gjerë e caktuar për popullsinë e një vendbanimi urban për të falur së bashku namazet e xhumasë, bajrameve dhe të të vdekurve. Në shekujt e parë të Islamit, në lagjet e jashtme të qyteteve përgatiteshin fusha të posaçme të quajtura musalla, më pas namazgjah, ku faleshin namazet e xhumasë, bajrameve dhe funeraleve me pjesëmarrjen në një mjedis të të gjithë popullsisë, jo siç bëhet sot në xhamitë e mëdha. Veçanërisht, me rastin e faljes së namazeve të xhumasë, sigurohej grumbullimi i gjithë popullsisë në një vend një herë në javë.




përsëri nga populli. Zbriti nga minberi dhe fali dy reqate namaz. Allahu i Lartë i dërgoi menjëherë retë e shiut. Qielli bubulliti, retë shkrepëtinë. Me lejen e Allahut, filloi të bjerë shi! Dhe rrodhi uji me rrëke para se Profeti të kthehej në faltore. Dhe kur vuri re se si nxitonin njerëzit për të hyrë në strehime, qeshi sa iu dukën dhëmbët e bardhë dhe tha:

*"Dëshmoj se Allahu ka mundësi për çdo gjë dhe se unë jam robi dhe i dërguari i Allahut!"* (Ebu Daud, Istiska, 2)

### *m) Namazi eklipsit të diellit (kusf) dhe i eklipsit të hënës (husf)*

Një namaz tjetër nafile është namazi i zënies (eklipsit) të diellit dhe hënës, është namazi që falet gjatë shfaqjes së provave kozmike si rënia e errësirës gjatë eklipseve në fjalë. Kur shfaqen provat kozmike, njeriu vjen në vete dhe menjëherë strehohet te Allahu, në një farë mënyre, heq dorë nga kjo botë. Ja, pra, kjo situatë është një rast që nuk gjendet në aktet e tjera të dobishme, kur besimtari mund t'ia kushtojë veten lutjeve, përgjërimeve dhe namazit.

Nga ana tjetër, ndër mohuesit dhe heretikët ka nga ata që i atribuojnë diellit dhe hënës shenjtëri dhe u falen. Besimtari, kur ndodh një situatë që tregon se dielli dhe hëna nuk janë të denjë për t'i adhuruar, menjëherë duhet t'i drejtohet, lutet dhe falet Allahut! Një veprim i tillë bëhet një tregues që e lartëson fenë dhe një përgjigje që ua mbyll gojën mohuesve.

Siç tregon Abdullah bin Amri, në kohën e Profetit ishte zënë dielli. Profeti u ngrit dhe drejtoi një namaz për popullsinë. Aq shumë qëndroi në kijam, saqë njerëzi pandehën se do të vazhdonte të qëndronte në këmbë pa u përkulur në ruku. Pastaj ai u përkul në ruku dhe nuk e ngriti kokën për një kohë të gjatë. Më në fund, u drejtua dhe u kthye në qëndrimin e mëparshëm, por, meqë përsëri qëndroi në ruku më gjatë se zakonisht, la përshtypjen se nuk do të bënte sexhde. Por ai e bëri edhe sexhden e parë, edhe të dytën po me këtë ngadalësi. Po kështu, fali edhe reqatin e dytë. Dhe, kur e mbaroi reqatin e dytë, dielli u duk dhe nisi të shkëlqejë përsëri. Pas kësaj, Profeti u ngjit në minber, në faltore, dhe zhvilloi një bisedë të përmbledhur për sahabet. Pasi e lavdëroi dhe e falenderoi Allahun, tha kështu:

*"Dielli dhe hëna janë vetëm dy nga shenjat që provojnë ekzistencën dhe njësinë e Allahut! Po qe se zihen këto, lutuni dhe mbështetuni te Allahu. Kujtoni se sa i madh është Allahu, qëndroni në namaz, përmendeni Allahun dhe jepni sadaka…"* (Buhari, Kusf, 2-4)

Profeti ynë (s.a.v.s.) i pati parë diellin dhe hënën si një provë ndër




provat e Allahut dhe ua pati bërë të ditur sahabeve, shokëve të tij, se zënia (eklipsi) e tyre nuk ishte pasojë e lindjes apo vdekjes së ndonjë njeriu. Por, ngaqë njohja e të fshehtës dhe kaderit ishte diçka e posaçme për Allahun, Profeti, duke menduar se kiameti mund të ndodhte çdo çast dhe se atij vetë mund t'i kishte ardhur vdekja, pati qenë gjithmonë dhe vazhdimisht në gjendje lutjeje dhe përgjërimi ndaj Allahut. Kur koha niste të errësohej, kur binte shi, kur bubullonte dhe kur zihej dielli apo hëna, ai pati qëndruar gjithmonë para pranisë hyjnore po me këto ndjenja dhe qe lutur për shpëtimin e ummetit, bashkësisë së vet!

Dyshimet dhe frika e të Dërguarit të Allahut buronin krejtësisht nga frika ndaj Allahut. Siç tregonte Hz. Aisheja, kur frynte erë dhe kur në qiell dukej ndonjë re e zezë, Profetit (s.a.v.s.) i ndërronte ngjyra e fytyrës nga frika dhe, disa herë rrinte duke e parë atë re ose, disa herë, kthehej dhe pastaj hynte e dilte nga shtëpia duke e vëzhguar renë. Por kur binte shi, qetësohej. Ato ishin shenja frike. Kur Hz. Aisheja pati kërkuar prej tij ta mësonte shkakun e frikës, Profeti i pati thënë: *"Ku ta di, ndoshta kjo re e zezë bëhet një ndëshkim si për popullin e Adit! Edhe ata patën pandehur se do të binte shi kur e patën parë renë e zezë, kurse ajo solli për ta një ndëshkim të dhimbshëm!"* (Buhari, Tefsir, 46/2; Muslim, Istiska, 14-16) Kjo situatë ishte shenjë e vigjilencës së vazhdueshme të Profetit, si dhe e dëshirës për t'ia mësuar këtë edhe ummetit.

Edhe kur qe zënë hëna, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati falur namaz gjersa kishte kaluar zënia (eklipsi) dhe u pati thënë edhe muslimanëve që të faleshin. (Ibni Hibban, VII, 68, 100)

Namazi i eklipseve të diellit dhe hënës është sunnet. Eshtë namaz me dy reqate. Lutjet vazhdojnë gjer në mbarim të eklipsit. Nuk ka ndonjë pengesë që imami ta falë namazin e eklipsit të diellit me xhemaat. por namazi i eklipsit të hënës falet pa xhemaat. Edhe falja e këtyre namazeve në mesxhid është sunnet. Nuk këndohet ezan dhe ikamet. Vetëm për namazin që do të falet kur zihet dielli, lajmërohet me zë të lartë: "es-Salatu xhamiatun!" (Falje me xhemaat!) (Buhari, Kusf, 3; M. A. Koksal, XI, 221)

Si eklipsi i diellit dhe hënës, edhe lëkundja e tokës është një nga provat kozmike që tregojnë madhështinë e Allahut. Në vitin e pestë të hixhretit, në Medinë ndodhi tërmet. Profeti ynë, zemra e të cilit ishte çdo çast me Allahun, tha:

*"Zoti juaj dëshiron t'u kthejë ju në një gjendje nga e cila të mbetet i kënaqur. Atëherë, edhe ju përpiquni ta fitoni pëlqimin e Tij!"* (Ibni Ebi Shejbe, II, 220; Ibni Ethir, *Usudu'l-Gabe*, I, 29) Rrëfehet se duke e marrë parasysh këtë porosi të Profetit dhe për analogji me eklipsin e diellit, Ibni Abbasi pati drejtuar faljen e namazit të tërmetit. (Ibni Ebi Shejbe, II, 220)





## B. AGJERIMI

**O ju që keni besuar! Agjërimi ju është bërë farz ashtu siç u qe bërë edhe paraardhësve tuaj, që të bëheni të devotshëm!"**

el-Bakara, 2/183

Agjërimi është një adhurim i madh i cili forcon aspektin moralo-shpirtëror të njeriut. Në sajë të agjërimit, njeriu hyn në një atmosferë të veçantë që do t'ia kishin zili edhe engjëjt. Në të njëjtën kohë, në raport me dobësimin e dëshirave subjektive dhe sensualiste, agjërimi i bëhet pengesë robit që të mos bjerë në mëkate. Nuk ka adhurim më të efektshëm se agjërimi që të mund ta marrë aq mirë nën kontroll nefsin (vetveten, egon) dhe t'i japë shkëlqim shpirtit.

Kur Ebu Umame (r.a.) i tha të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), "më këshillo një veprim të tillë me të cilin Allahu i Lartë të më shpërblejë", i Dërguari i Allahut iu përgjigj kështu:

*"Të këshilloj agjërimin se nuk ka të dytë si ai!"* (Nesai, Sijam, 43)

Njëri prej veprimeve dhe adhurimeve që e ndoqi më shumë i Dërguari i Allahut, është veprimi dhe adhurimi i agjërimit, prej të cilit Zoti ynë mbetet më shumë i kënaqur. Ai e ka paraqitur kështu agjërimin para nesh:

*"Çdo akt i njeriut dyfishohet. Aktet e mira e të dobishme shkruhen dyfish. Kurse agjërimi shkon gjer në shtatëqindfish. Allahu i Lartë ka thënë kështu: "Agjërimi është veç këtij rregulli. Sepse ai bëhet vetëm për mua. Edhe unë do ta shpërblej atë (siç të dëshiroj). Robi im i braktisi për mua ngrënien dhe epshin!" Për agjëruesin ka dy gëzime: Njëri, gëzimi i kohës së iftarit dhe tjetri, gëzimi i çastit kur do të bashkohet me Zotin e vet. Kundërmimi që del nga goja e agjëruesit është, tek Allahu, më i këndshëm se kundërmimi i miskut!"* (Muslim, Sijam, 164)

Zotëria i Gjithësisë mbante agjërim edhe në ditët më të nxehta të verës. Madje, shpesh herë ndodhej i agjëruar edhe në çastet e betejës. Sidomos disa herë beteja ashpërsohej aq shumë, disa herë kalonim ditë aq të vështira, saqë askush nuk gjente forca për të agjëruar. Në një rast të tillë, nuk pati mbetur njeri me agjërim përveç tij dhe Abdullah bin Revaha. (Muslim, Sijam, 108-109) I Dërguari i Allahut thoshte për agjërimin se *"është mburojë që e mbron njeriun përballë mëkateve"* (Buhari, Savm, 2) dhe ishte ai që e përdorte gjithmonë mburojën më të mirë.

Agjërimi është një adhurim që e çon agjëruesin në devocion. Në sajë





të këtij devocioni, njeriu mbrohet nga zjarri i xhehennemit dhe i afrohet xhennetit. Profeti ynë i dashur ka thënë kështu:

*"Personin i cili ka mbajtur agjërim një ditë për pëlqim të Allahut, për këtë agjërim njëditësh, Allahu i Lartë e mban atë shtatëdhjetë vjet rrugë larg nga zjarri i xhehennemit!"* (Buhari, Xhihad, 36)

Besimtari i cili mbetet i uritur në sajë të agjërimit, duke e kuptuar më mirë gjendjen e të varfërve, bëhet më i mëshirshëm dhe më bujar. Personi me barkun bosh i përjeton ndjenjat e larta më thellë në krahasim me personin me barkun plot, dhe i shijon më mirë. Për rrjedhojë, i rrok më mirë rrymat shpirtërore dhe i shtohet forca moralo-shpirtërore. Agjëruesi i cili arrin ta njohë dobësinë dhe pozitën e vet si rob i Zotit, më në fund, i pakësohet prirja ndaj vetive të këqija dhe stoliset me veti të mira. Hirësia e tij, poeti Mevlana e shpreh kështu idenë se agjërimi i fal shpirtit shëndet dhe e forcon, ndërkaq që nefsin (egon) e dobëson:

*"Ç'është përkorësia e dervishëve? Mundimet dhe shqetësimet që i vijnë trupit, sigurojnë shëndetin e shpirtit. Po qe se një udhëtar i Zotit nuk gjen në përkorësi pavdekshmërinë dhe përjetësinë e shpirtit, agjërimi i tepërt, adhurimet e lodhshme s'i vlejnë për gjë tjetër veçse për t'ia dërrmuar dhe sëmurur trupin!"* (Mesnevi, dyvargshi 3349-3350)

Rezultatet e kërkuara nga agjërimi varen jo vetëm nga mbajtja e agjërimit vetëm për pëlqim të Allahut, por edhe nga mënyra e mbajtjes së agjërimit ashtu siç e ka përshkruar Profeti ynë (s.a.v.s.). I Dërguari i Allahut kërkon që agjëruesi të shmanget nga përdorimi i fjalëve të këqija, të jetë serioz dhe i hijshëm në sjellje, të jetë i mëshirshëm. Në hadithet Profetike thuhet:

*"Allahu nuk ka nevojë për lënien e ngrënies dhe pirjes së një personi i cili nuk e lë gënjeshtrën dhe kryerjen e punëve me të!"* (Buhari, Savm, 8)

*"Askush prej jush të mos thotë fjalë të shëmtuara e të mos grindet me ndokënd kur të jetë i agjëruar. Po qe se ndokush e fyen apo e sulmon, t'i thotë: "Unë jam i agjëruar!"* (Buhari, Savm, 9)

Vihet re se, ashtu si në çdo veprim, edhe në agjërim, Profeti ynë është sjellë me maturi dhe këtë ua ka këshilluar edhe sahabeve. Ai ua ka tërhequr vëmendjen herë pas here sahabeve që e braktisnin çdo gjë dhe merreshin vetëm me namaz dhe agjërim dhe i ka porositur ta merrnin si shembull atë vetë. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka ndaluar edhe agjërimin e pandërprerë (savmi visal) për dy ditë me radhë pa prishur në iftar. Në lidhje me këtë, sahabet i kanë thënë:

"O i Dërguari i Allahut, por ti vetë mban agjërim të pandërprerë!"

Dhe ai u ka thënë:

*"Pa dyshim, unë s'jam si ju! Unë ushqehem (nga Zoti)."* (Buhari, Savm, 48)

Kur nuk ruhet maturia, shfaqen qëndrimet e skajshme, domethënë teprimet në një apo tjetrën anë. Personi që përpiqet të bëjë mbi mundësitë, pas një farë kohe lodhet dhe e ka të vështirë, madje, ta ruajë nivelin më të ulët të detyrueshëm. Edhe vështirësia më e madhe dhe më e vështirë për t'u përballuar në adhurimet është lodhja dhe mërzitja apo vjelja. Kur nefsi (vetvetja) mërzitet nga një adhurim, nuk e arrin dot më gjendjen e përshpirtshmërisë dhe veprimet e kryera dalin së qeni adhurim. Këtë situatë ka pasur parasysh i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kur ka thënë se *"çdo gjë ka gjendjen e saj të gjallë dhe energjike dhe çdo gjendje e gjallë dhe energjike ka gjendjen e saj pasive, të lëshuar e të mërzitur…"* (Tirmidhi, Kijame, 21) Është për arsye se Allahu i Lartë e njeh natyrën e njerëzve, që çdo adhurim e ka përcaktuar në masën e duhur, as mangët, as tepër, krejt siç përcaktohet masa e ilaçit që i jepet të sëmurit.

Një ngjarje e cila tregon domosdoshmërinë e veprimit me maturi në adhurimet, i ka ndodhur Bahiliut (r.a.). Një ditë, Bahiliu shkoi te Profeti dhe e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut, a më njohe mua?"

*"Kush je ti (se nuk të njoha dot)?"* – I tha Profeti.

"Jam Bahiliu që pata ardhur tek ti një vit më parë!" – I tha Bahiliu.

*"Ç'të ka ndryshuar kështu? Atëherë dukeshe më mirë!"* – I tha Profeti.

"Nga dita që u largova prej teje, çdo ditë e kalova me agjërim!" – Iu përgjigj Bahiliu. Pas kësaj përgjigjeje, Profeti i tha:

*"E paske torturuar veten! Muajin e durimit (ramazanin) kaloje krejt me agjërim, kurse nga muajt e tjerë agjëro vetëm një ditë!"*

Bahiliu i tha:

"Shtoje këtë numër, se unë kam forca për më tepër!"

*"Atëherë, agjëro dy ditë për çdo muaj!"* – I tha Profeti.

"Shtoje edhe më shumë!" – Këmbënguli Bahiliu.

*"Mirë, pra, agjëro nga tri ditë për çdo muaj!"* – I tha Profeti.

"Shtoje edhe pak!" – Tha përsëri Bahiliu.

Atëherë, Profeti i tha kështu duke ia bërë shenjë me tri gishta:

*"Në muajt e ndaluar (Rexheb, Dhilkade, Dhilhixhe dhe Muharrem) tri ditë agjëro e tri ditë, jo; tri ditë agjëro e tri ditë, jo; tri ditë agjëro e tri ditë, jo!"* (Ebu Davud, Savm, 55)

Siç tregon Enesi (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vepronte në përputhje me situatën; në disa muaj nuk mbante shumë agjërim, aq sa sahabet pandehnin se ai s'kishte për të mbajtur më agjërim atë muaj. Kurse në disa muaj agjëronte aq gjatë, saqë jepte përshtypjen sikur do ta kalonte tërë muajin i agjëruar. (Buhari, Savm, 53) Megjithëkëtë, kurrë nuk pati ndodhur që Profeti ta tepronte duke agjëruar disa muaj njëri pas tjetrit. Kështu, siç bën të ditur bashkëshortja e tij, Ummu Seleme, nuk pati ndodhur që, përveç muajve shaban dhe ramazan, Profeti të agjëronte dy muaj njëri pas tjetrit. (Tirmidhi, Savm, 37) Edhe kjo nuk ka ngjarë rregullisht, por vetëm në disa vite.

Profeti kërkonte që personat që agjëronin, të nxitoheshin në iftar dhe, për këtë, shprehej kështu:

*"Për sa kohë që muslimanët të nxitohen për ta hapur agjërimin, do të jetojnë në mbarësi!"* (Buhari, Savm, 45)

Një ditë, Mesruku (r.a.) i tha nënës sonë Aishe:

"Nga sahabet e Muhammedit (s.a.v.s.) janë dy vetë që s'janë të mangët në mirësi. Vetëm se, njëri prej tyre nxitohet ta falë namazin e mbrëmjes dhe ta hapë agjërimin, kurse tjetri edhe namazin e mbrëmjes, edhe hapjen e agjërimit i shtyn."

Hz. Aisheja e pyeti:

"Kush është ai që bën nxitim në faljen e namazit të mbrëmjes dhe në hapjen e agjërimit?"

"Abdullai (Abdullah ibni Mes'udi)!" – I tha Mesruku.

"Ashtu bënte edhe i Dërguari i Allahut!" – I tha Hz. Aisheja. (Muslim, Sijam, 49-50)

### 1. Agjërimet suplementare (nafile) të Profetit

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), edhe pas ramazanit vazhdonte të mbante agjërim herë pas here. Ai bënte kujdes të ishte i agjëruar të hënat dhe të enjtet dhe shkakun e kësaj e shpjegonte kështu: *"Punët e njeriut i paraqiten Allahut të hënën dhe të enjten dhe mua më pëlqen që, kur t'i paraqiten punët e mia, të ndodhem i agjëruar!"* (Tirmidhi, Savm, 44)

I Dërguari i Allahut i jepte rëndësi agjërimit edhe në ditët 13, 14 dhe 15 të muajit sipas kalendarit hixhri, ditë të cilat quhen "ejjamu'l-biz" (ditët e ndritshme), dhe këtë ua këshillonte edhe sahabeve, shokëve të vet. Duke u shprehur se "Pejgamberi ynë nuk e linte agjërimin në "ditët e ndritshme" as në paqe, as në luftë" (Nesai, Savm, 70), Ibni Abbasi (r.a.) tregon vazhdimë-





sinë e Profetit në agjërim edhe në këto ditë. “Ditët e ndritshme” kur hëna bëhet e plotë, uji në trupin e njeriut, duke iu nënshtruar forcës tërheqëse të hënës, pëson një ngritje niveli dhe prirja e teprimit në proceset fiziologjike shtohet. Prandaj, agjërimi i cili është frenimi më i mirë i egos dhe mburojë e sigurt ndaj mëkateve, është një zgjidhje e efektshme dhe e bukur për t’u dhënë njerëzve qetësi.[1]

I Dërguari i Allahut ka nxitur dhe inkurajuar agjërimin e gjashtë ditëve nga muaji shevval dhe vlerën e këtij agjërimi e ka shpjeguar kështu:

---

1. Këto ditë janë quajtur “ejjamu’l-biz” (ditë të bardha) ngaqë, përveç ditëve, edhe netët janë shumë të ndriçuara nga hëna e plotë. Ndikimi mbi njerëzit i hënës që njeriu tashmë e ka shkelur dhe e ka njohur nga afër, është bërë temë edhe e kërkimeve shkencore. Sipas konstatimeve të shkencëtarëve, hëna e plotë e cila shkakton dukurinë e baticë-zbaticës në oqeanet gjigante, vepron edhe mbi njeriun, trupi i të cilit përbëhet prej 80% ujë. Kështu, prishet ekuilibri i lëngjeve në trup, ulet niveli i funksioneve të rregullta të trurit, dhe rrahjet e zemrës shpeshtohen. Hëna e plotë e cila mund t’u hapë rrugë përfundimeve të rrezikshme veçanërisht tek të sëmurët e zemrës e me diabet, shkakton çekuilibrime ngaqë prish regjimin funksional të qelizave të sistemit nervor. Eshtë një e vërtetë se hëna e plotë ka efekt më të madh mbi femrat. Këto efekte, shkencëtarët i radhisin kështu:
   1) Në ditët me hënë të plotë, femrat bëhen më të ndjeshme dhe qajnë më lehtë.
   2) Në këto ditë, lindjet shtohen në masën 20%.
   3) Hëna e plotë prish regjimin e të përmuajshmeve dhe shton gjakrrjedhjen.
   4) Shtohen dëshirat seksuale si pasojë e shtimit të hormoneve seksuale.
   5) Te gratë shtohen shfaqjet e migrenës dhe të stresit.

   Ndryshimet që ndodhin këto ditë në organizmin e njeriut, në të njëjtën kohë shkaktojnë edhe rritjen e përqindjes së krimeve. në ditët e hënës së plotë të muajit gusht të vitit 1993, në Gjermani qenë shkaktuar rritje me rëndësi në ngjarjet e vrasjeve, krizave psikiatrike, dhe vetëvrasjeve. Psikologët thonë se në kohën e hënës së plotë, tek njeriu janë konstatuar ndryshime psikike. Studiuesi francez René Claude Guillot i cili thotë se në ditët e hënës së plotë shtohen krizat psikiatrike, i ka studiuar krimet e kryera dhe ka shkruar lidhur me çështjen, një libër me titull *“Krizat psikiatrike të hënës së plotë”*. Ky studiues thotë: “Jo vetëm në Francë, por edhe në Amerikë, nga shënimet e policisë mund të konstatosh shtim në numrin e krimeve të kryera gjatë netëve me hënë të plotë.” Në të njëjtin drejtim konkludon edhe lajmi me titull “Hëna e plotë dhe delikti penal” i botuar në revistën “Shkenca dhe Jeta”. “Dy shkencëtarë indianë njoftuan helmimet e ndodhura më 1980 gjatë netëve me hënë të plotë si dhe shtimin e raportit të fajeve penale gjatë netëve me hënë të plotë në vitin 1984. Këto studime u botuan në revistën mjekësore serioze angleze “British Medical Journal”. Sipas studiuesit, Prof. C.P. Thakur, shkaku i shtimit të krimeve dhe vetëvrasjeve me dhënie apo marrje helmi gjatë ditë-netëve me hënë të plotë, janë valët e baticë-zbaticave në trupin e njeriut. Ngaqë gjatë hënës së plotë, toka, dielli dhe hëna ndodhen në një drejtëz, forca tërheqëse e hënës mbi trupin e njeriut shtohet dhe sasia e ujit në trupin e njeriut e kalon masën 60%. Ndryshimet trupore dhe shpirtërore të shkaktuara prej kësaj, e shton prirjen për të dhënë dhe marrë helme dhe prirjen për të kryer krime. Studiuesi ka arritur në këto përfundime pasi arkivuar në kompjuter fajet e deklaruara gjatë pesë vjetëve në postat e policisë dhe i ka krahasuar, pastaj, me ditë-netët e hënës së plotë.”
   (www.kalbinsesi.com/dolunay)

*“Personi që agjëron muajin e ramazanit dhe që i shton kësaj edhe gjashtë ditë në shevval, bëhet sikur ta kishte kaluar tërë vitin me agjërim.”* (Muslim, Sijam, 204)

Agjërimi i shevvalit kryen një rol plotësues për ata që nuk kanë përfituar sa ç’duhet nga ramazani. Pohimi gjatë deklarimit të vlerës së këtij agjërimi, se për agjëruesin vlen sikur ta kishte agjëruar tërë vitin, mbështetet në parimin e shpërblimit dhjetëfish të të mirave.

Eshtë edhe agjërimi i Ashuras. Aisheja (r.anha) njofton se, para se të bëhej farz (detyrim fetar) agjërimi i ramazanit, mbahej agjërimi i Ashuras, kurse pas detyrimit të agjërimit të ramazanit, kush deshte, agjëronte ditët 9-19 ose 10-11 të muajit muharrem. (Muslim, Sijam, 115)

Allahu i Lartë e pati shpëtuar Musanë (a.s.) nga faraoni dhe fisi i tij në ditën e Ashuras. Hz. Musai e falenderoi Allahun duke agjëruar atë ditë. Kështu, agjërimi në këtë ditë u bë zakon te pasuesit e Librit dhe te arabët. Edhe i Dërguari i Allahut e la këtë zakon siç ishte dhe në lidhje me vlerën dhe virtytin e tij u shpreh kështu:

*“Shpresoj nga Allahu që agjërimi i Ashuras të bëhet dëmshpërblim për mëkatet e një viti më parë!”* (Tirmidhi, Savm, 48)

Edhe agjërimi ditën arife është këshilluar.

Pas kryerjes së agjërimeve farz, edhe agjërimet nafile s’duhen lënë pas dore. Sepse adhurimet nafile janë pretekstet më me rëndësi që e afrojnë robin te Allahu!

### 2) Agjërimi i tërheqjes në vetmi në faltore (itikaf)

*Itikafi* që, në kuptimin absolut të fjalës, do të thotë qëndrim me këmbëngulje në një vend dhe mbi një gjë materiale-shpirtërore, pozitive-negative, në terminologji shpreh qëndrimin për një kohë të caktuar në faltore me qëllim adhurimi dhe afrimi ndaj Allahut. Itikafi bëhet në faltore (xhami) më shumë në muajin e ramazanit dhe i agjëruar. Hyrja në itikaf dhe kalimi në faltore (xhami) i ditëve me agjërim dhe i netëve me namaz dhe ziqër, me plot kuptimin e fjalës do të thotë përkushtim në devocion. Itikafi i cili e bën të domosdoshme mosdaljen nga faltorja për asnjë arsye tjetër përveç nevojave natyrore të detyrueshme, është një adhurim që ka ekzistuar edhe në fetë e mëparshme.

Disa herë, njeriu, mes shqetësimeve të shkaktuara nga rënia në preokupimin e jetesës dhe të tjera, e ndjen veten se është larguar nga Allahu. Në këto kushte është me dobi që të mbyllet në faltore dhe, për një farë kohe, të heqë dorë snga punët e kësaj bote. Por e ka të pamundur ta bëjë

gjithmonë këtë. Por njeriu, duke u nisur nga parimi se "diçka që nuk arrihet tërësisht, nuk lihet tërësisht", ruan rastin dhe tërhiqet në itikaf në masë të përshtatshme me gjendjen e vet.

Tërheqja në itikaf në faltore jep rezultate të mira, si riorganizimi i procesit të të menduarit, shmangien e zemrës nga preokupacionet, përkushtimi i vetes ndaj adhurimit dhe arritjen e mundësisë për ta gjetur natën e Kadrit. Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), gjatë dhjetë ditëve të fundit të ramazanit tërhiqej në itikaf. Kurse në ramazanin e vitit të fundit të jetës pati hyrë njëzet ditë në itikaf (Buhari, Itikaf, 1, 17) dhe e pati bërë sunnet këtë për ata persona nga ummeti i tij që do të kishin mundësi.

Itikaf pa agjërim s'ka dhe hyrja në itikaf duhet bërë patjetër në xhamitë e mëdha. Në xhamitë e vogla apo mesxhidet mund të ngrihen çadra për të krijuar mundësi për adhurime të tilla si itikafi, mund të veçohen vende të posaçme për këtë qëllim. Për gratë muslimane është parë më e përshtatshme që itikafin ta bëjnë jo në xhami apo faltore, por në kënde të posaçme të shtëpisë të përdorura përgjithësisht për adhurime.

### C. HAXHI

**Kujt t'i mundësohet Qabja, atë Zoti e mëshiron; Çdokush, në shtëpi të vet, atë që do e fton…**

Nahifi Sulejman

Haxhi është një adhurim i përbërë prej veprimesh që shprehin besimin monoteist islam mbi Allahun si Zoti i vetëm i gjithësisë (tevhid) dhe falenderim. Islami i fton ndjekësit e tij në haxh për t'i mbledhur muslimanët së bashku përreth një qëllimi të përbashkët duke synuar t'ua shtojë fuqinë materiale-shpirtërore, të sigurojë që forca e tyre të përhapet nga të gjitha anët, për t'i veçuar të sinqertët nga të tjerët, etj. Për rrjedhojë, njerëzit njihet dhe afrohen me njëri-tjetrin dhe përfitojnë nga njëri-tjetri. Sepse dëshirat dhe interesimet tek njeriu formohen vetëm si rezultat i qëndrimit së bashku dhe i vështrimit reciprok.

Synimi i haxhit është lartësimi i fesë së Allahut, respektimi i sunnetit të Hz. Ibrahimit dhe përmendja e të mirave dhe dhuntive të Allahut.

Haxhi është shprehja më e bukur e respektit ndaj shtëpisë së Allahut. Meqë Qabja është njëra nga shenjat e Allahut, të tregosh respekt ndaj saj do të thotë të tregosh respekt ndaj Allahut. Prandaj, vajtja në haxh është

një e drejtë e Allahut të Lartë mbi çdo musliman i cili gjen mundësi për ta bërë këtë vizitë. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Vizita e Qabes nga ata që kanë mundësi ta bëjnë atë udhëtim, është një e drejtë e Allahut mbi njerëzit. Kush e mohon këtë, le ta mohojë, se, pa dyshim, Allahu është zotërues mbi të gjitha botët!"** (Al-i Imran, 3/97)

Në lidhje me "mundësinë" për të cilën bëhet fjalë në ajet, Ibni Atá (rahimetullah) bën këtë shpjegim: "Mundësia (istitahat) për të shkuar në haxh është dy llojesh: njëra, është "gjendja shpirtërore", kurse tjetra, "pasuria". Kush e ka gjendjen shpirtërore të duhur, le të niset sepse pasuria e gjen vetë atë!" Gjendja shpirtërore është dashuria e fuqishme ndaj Zotit. Aty ku ka dashuri dhe pasion me të tepërt, edhe shtytja është me të tepërt. Kur shtytja ka epërsi, rrugët e gjata dhe të mundimshme bëhen të shkurtra dhe të lehta. Kurse ku nuk ka shtytje, rrugët fare të shkurtra duken larg. Për ku të jetë shtytja e zemrës, për atje vrapojnë këmbët bashkë me zemrën. Po qe se tek dikush nuk ekziston një gjendje e tillë shpirtërore, sipas sheriatit, mundësia e tij matet vetëm me mundësinë ekonomike.

Ndërsa u ka dhënë leje për të mos shkuar personave pa mundësi, Islami i ka ftuar me këmbëngulje për në haxh ata që kanë patur mundësi. Duke u shprehur si më poshtë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka nderuar ata për të cilët e ka fjalën, me atributin "të dërguar të Allahut":

*"Personat që luftojnë në rrugën e Allahut, që bëjnë haxh dhe umre, janë të dërguar të Allahut. Sepse Allahu i ftoi robtë e vet për kryerjen e këtyre detyrave dhe ata iu përgjigjën. Si shpërblim, ata kërkojnë prej Allahut dhe Allahu ua jep atë që kërkojnë."* (Ibni Maxhe, Menasik, 5)

Për të pohuar se, në haxh, së bashku me njerëzit, marrin pjesë me dëshirë shumë të madhe edhe të gjitha qeniet në gjithësi, si dhe për të treguar vlerën dhe virtytin e haxhit, Profeti ynë ka thënë kështu:

*"Së bashku me çdo musliman, bëjnë telbije edhe të gjithë gurët, drurët dhe dheu i ashpër që i ndodhen djathtas dhe majtas. Kjo pjesëmarrje vazhdon në të gjitha drejtimet gjer në fund të kufirit të tokës."* (Tirmidhi, Haxh, 14)

Për t'u kredhur në botërat shpirtërore duke marrë pjesë në këtë entuziazëm dhe emocion, si dhe për t'u pastruar nga çdo lloj fëlliqësie dhe mëkati, duhet qenë i dëshiruar dhe duhet nxituar për të shkuar në haxh. Sepse i Dërguari i Allahut i cili porosit nxitimin në punët e mbara e të dobishme, duke treguar të njëjtën ndjeshmëri edhe për adhurimin e haxhit, ka thënë kështu:

*"Kush dëshiron të bëjë haxh, të nxitohet, sepse njeriu mund të sëmuret, mund ta humbë kafshën e udhëtimit ose mund të përballet me ndonjë*

*pengesë."* (Ibni Hanbel, I, 214)

Haxhi është një udhëtim i gjatë dhe një punë e vështirë. Prandaj kërkon një sakrificë të madhe. Për këtë shkak, adhurimi i haxhit i bërë vetëm për pëlqim të Allahut, jo vetëm e fshin krejtësisht gjendjen e mohimit të parabesimit, por i fshin edhe mëkatet e mëparshme. Duke e deklaruar këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut ka thënë:

مَنْ حَجَّ لِلّٰهِ فَلَمْ يَرْفُثْ وَلَمْ يَفْسُقْ رَجَعَ كَيَوْمِ وَلَدَتْهُ أُمُّهُ

*"Personi që bën haxh për hir të Allahut pa thënë fjalë të keqe dhe pa kryer mëkat të madh, kthehet nga haxhi i pamëkat, si atë ditë që e ka lindur nëna!"* (Buhari, Haxh, 4)

Për ne, robtë e Tij, Zoti ynë i Lartë hap shumë porta falje dhe mëshire, ofron raste që nuk gjenden. Dhe atyre që i vlerësojnë dhe i shfrytëzojnë këto raste, u premton shumë shpërblime. Krahas kësaj, ekzistojnë edhe kërcënime të ashpra ndaj personave të cilët, megjithëse i kanë mundësitë, nuk e vizitojnë shtëpinë e Allahut ngaqë zhyten në preokupacione materiale. Për t'ua tërhequr vëmendjen njerëzve të tillë, Profeti ynë i dashur ka thënë kështu:

*"Ai i cili, megjithëse ka ushqim si dhe një kafshë udhëtimi për të shkuar gjer në Qabe, në shtëpinë e Allahut, nuk bën haxh, është e njëllojtë sikur të vdesë çifut ose krishter!"* (Tirmidhi, Haxh, 3)

I Dërguari i Allahut si personalitet shembullor për tërë njerëzimin, pasi haxhi u bë farz (detyrim fetar), e kreu vetë një herë këtë adhurim dhe gjatë kryerjes vetë të këtij adhurimi, ua mësoi në praktikë atë, gjer në hollësitë më të imta, edhe sahabeve, shokëve të tij. Pasi Profeti u dha lamtumirën muslimanëve atëherë, njerëzit thanë *"ky është haxhi i lamtumirës"* dhe ky emërtim u popullarizua. (Buhari, Haxh, 132) Kurse Profeti e përmendte atë haxh me emrin "Haxhxhetul Islam", "Haxhi islam". (Hejsemi, III, 237)

Kur Profeti ynë (s.a.v.s.) bëri nijet ose shprehu në vetvete qëllimin për të bërë haxh, ua njoftoi këtë edhe njerëzve. Edhe sahabet u përgatitën për të shkuar në haxh së bashku me të. Çdo njeri kërkonte të gjente mundësitë për të shkuar së bashku me të Dërguarin e Allahut dhe ta bënte haxhin siç do ta bënte ai. Kur ky lajm arriti gjer jashtë Medinës, njerëzit u grumbulluan duke ardhur me turma nga të gjitha anët. Gjithashtu, nuk numëroheshin dot ata që bashkoheshin me Profetin dhe shoqëruesit e tij gjatë rrugës. Gjithkahja ishte mbushur me njerëz sa të zinte syri. Profeti u nis pasi u dha njerëzve të mbledhur njohuri të shkurtra mbi haxhin dhe ihramin. Së bashku me të ndodheshin 114000 apo më shumë sahabe. Profeti shpinte

me vete për t'i therur si kurban në haxh, edhe rreth njëqind deve.

Gjatë gjithë rrugës, Profeti u foli muslimanëve vetëm për haxhin. Në hutben që mbajti, tregoi detyrimet, domosdoshmëritë dhe sunnetet e ihramit dhe haxhit. Kur arritën në Dhulhulejfe, në luginën Akik, u tha muslimanëve kështu:

*"Xhebraili i dërguar nga ana e Zotit tim më erdhi mbrëmë e më tha: "Në këtë luginë të bekuar fal namaz dhe thuaj: "Bëra nijet edhe për haxh, edhe për umre!"* (Buhari, Haxh, 16)

Aty profeti fali edhe dy reqate namaz ihrami. Pasi e lavdëroi dhe e falenderoi Allahun dhe pasi e madhëroi Atë, u lut kështu:

اَللّٰهُمَّ حِجَّةٌ لَا رِيَاءَ فِيهَا وَلَا سَمْعَةَ

"Allahu im! Bëma mua këtë një haxh të mbarë e të pranueshëm që të mos ketë brenda veprime për dyfytyrësi dhe famë!" (Ibni Maxhe, Menasik, 4)

Pastaj, pasi hyri nën ihram në Dhulhulejfe, filloi të bëjë telbije duke thënë:

Lebbejke 'llahumme lebbejk; lebbejke la sherikele lebbejk;

Innel hamde ve'nnimetelek velmulke la sherikelek!

Nën urdhrin Tënd, Allahu ynë, Ti, që s'ke të dytë;

Lavdërimi, begatitë, pushteti e pasuria janë të Tutë!.. (Buhari, *Haxh*, 26)

Pastaj urdhëroi: *"Kush nga ju dëshiron të bëjë nijet për haxh dhe umre, ta thotë këtë!"*

Duke hyrë nën ihram në vendet e mikatit, haxhinjtë bëjnë përgatitje për të hyrë në Mekë. Hyrja nën ihram për haxh dhe umre, është njëlloj si bërja e tekbirit për të hyrë në namaz. Ihrami është forma e ndjerë me anë të ndjenjave e principialitetit dhe sinqeritetit në besim dhe e madhërimit të Allahut, është shprehje me anë të një veprimi të hapur e vendosmërisë për të bërë haxh. Në të njëjtën kohë, simbolizon nënshtrimin ndaj Allahut duke braktisur të gjitha llojet e shijeve, qetësisë dhe zakoneve të nefsit (frymës, egos). Duke siguruar që njeriu t'i ndjejë përbrenda frikën nga Allahu dhe respektin ndaj tij, përmban edhe kuptimin e pranimit të lodhjes për pëlqim të Tij, e përlyerjes me pluhur dhe dhé.

Pasi i Dërguari i Allahut hyri nën ihram dhe e filloi telbijen, njoftoi se i





kishte ardhur Xhebraili dhe i kishte thënë:

*"O Muhammed, urdhëroji sahabet ta ngrenë zërin në telbije se kjo është nga shenjat e haxhit!"* (Ibni Maxhe, Menasik, 16)

Në atë vend ku arrinte, i Dërguari i Allahut u bëhej imam muslimanëve dhe u drejtonte faljen e namazit. Më vonë, si shfaqje besnikërie dhe dashurie, në vendet ku Profeti pati drejtuar faljet e namazeve, u ngritën xhami. (Ibni Sa'd, II, 173)

Me ta parë Shtëpinë e Allahut, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ngriti duart dhe u lut:

*"Allahu im! Shtoje nderin, madhështinë, bujarinë dhe paraqitshmërinë kësaj Shtëpie! Shtojua nderin, bujarinë, paraqitshmërinë, bekueshmërinë dhe mirësinë edhe atyre që me haxh dhe umre e madhërojnë atë!"* (Ibni Sa'd, II, 173) Devenë e uli në portën e Shtëpisë së Allahut.

Me njërin cep të rrobës të kaluar nën sqetullën e djathtë dhe të hedhur mbi supin e majtë dhe me krahun e djathtë të zbuluar, Profeti shkoi në Qabe, u afrua te Guri i Zi për ta përkëdhelur. Në këtë mes, sytë iu mbushën me lot. E puthi Gurin e Zi, pastaj i vuri duart mbi të dhe fërkoi fytyrën. Pastaj, duke thënë si më poshtë, filloi tavafin nga qoshja e Gurit të Zi:

اَللّٰهُمَّ اِيمَانًا بِكَ وَتَصْدِيقًا بِكِتَابِكَ وَاتِبَاعًا سُنَةَ نَبِيِكَ

*"Allahu im! (Po filloj) Duke të besuar Ty, duke e vërtetuar librin tënd, duke ndjekur sunnetin e pejgamberëve të tu!"* (Hejthemi, III, 240) Në tre rrotullimet e para të tavafit, eci me të shpejtë dhe i paraqitshëm duke i shkurtuar hapat dhe duke i shkundur supet. Kur arrinte në drejtim të Rukni Jemani dhe Gurit të Zi (Haxheri Esved), këndonte ajetin:

رَبَنَا اٰتِنَا فِى الدُنْيَا حَسَنَةً وَفِى الْاٰخِرَةِ حَسَنَةً وَ قِنَا عَذَابَ النَرِ

**"… Zoti ynë, jepna neve të mira edhe në këtë botë, edhe në jetën tjetër, ahiret, dhe na mbro nga mundimi i xhehennemit!"** (el-Bakara, 2/201) Pasi e mbaroi këtë pjesë të tavafit, Profeti e puthi Gurin e Zi, i vuri pëllëmbët mbi to dhe pastaj e fërkoi fytyrën. Pastaj, duke kaluar me vështirësi mes njerëzve, arriti te Pozita e Ibrahimit. Pastaj, duke qëndruar në pozicionin me Postin e Ibrahimit në mes vetes dhe Qabes, fali dy reqate namaz. Pastaj u kthye, e puthi sërish Gurin e Zi dhe i tha Hz. Omerit:

*"O Omer, ti je një burrë i fortë! Mos i mundo të dobëtit duke i shtrën-*

*guar njerëzit të arrijnë te Guri i Zi! As mos u shqetëso vetë, as mos shqetëso të tjerët! Në gjeç rrallësi, puthe Gurin e Zi, në të kundërt bëj vetëm shenjën e fërkimit me duar dhe puthjes, këndo Fjalën e Njësisë, bëj tekbir dhe kalo!"* (Hejsemi, III, 241; Ibni Hanbel, I, 28)

Pas kësaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) doli nga porta Beni Mahzum e Qabes dhe shkoi te kodra Safa. Kur u afrua aty, këndoi ajetin:

**"Nuk ka dyshim se Safa dhe Merve janë nga shenjat e Allahut…"** (el-Bakara, 2/158) Pastaj, duke thënë *"po filloj prej në atë vend që përmendet i pari në ajet"*, u drejtua për në majën Safa për t'i filluar që aty vajtje-ardhjet mes dy kodrave. Kur e pa Qaben, këndoi tehlil dhe tekbir. Tri ose shtatë herë tha:

*"Nuk ka zot tjetër veç Allahut që është një dhe i vetëm! Ai s'ka të ngjashëm e të barabartë! Pasuria dhe pushteti janë të tij, lavdërimi i takon vetëm atij! Ai ngjall dhe vdes! Ai ka fuqi për çdo gjë! Nuk ka zot tjetër veç Allahut! Allahu e zbatoi premtimin, e ndihmoi robin e vet, i shkatërroi i vetëm të gjitha ushtritë e mbledhura për armiqësi!"* (Ibni Maxhe, Menasik, 84)

Pastaj zbriti duke ecur nga Safa për në kodrën Merve. Kur arrinte në mes të luginës së vajtje-ardhjeve, i Dërguari i Allahut e shpejtonte ecjen, pastaj, kur e kalonte këtë pjesë, kthehej në ecjen e zakonshme dhe, në këtë mes lutej duke thënë:

رَبِّ اغْفِرْ وَرْحَمْ وَاَنْتَ الْاَعَزُّ الْاَكْرَمُ

*"O Zot, falmë mua dhe ki mëshirë për mua! Ti je më i shenjti e më bujari!"* (Hejsemi, III, 248)

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) arriti në majën e kodrës Merve, i përsëriti të njëjtat gjëra që bëri në Safa. Duke vajtur e ardhur shtatë herë mes kodrave Safa dhe Merve, e përfundoi ritin e vajtje-ardhjes (sa'j) në Merve. Pastaj tha:

*"Kush të ketë kurban me vete, të mos e heqë ihramin. Kurse kush të mos ketë kurban, të dalë menjëherë nga ihrami dhe haxhin ta kthejë në umre!"* (Muslim, Haxh, 147) Meqë vetë kishte sjellë kurban, Profeti nuk doli nga ihrami.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) qëndroi katër ditë në Mekë. Ditën e pestë pasi e bëri tavaf Qaben shtatë herë, i hipi devesë kur dielli u var në perëndim. Shkoi në Mina dhe zbriti në vendin ku ndodhet Darul Imame. Natën e kaloi në Mina ku priti gjersa lindi dielli. Më nëntë të Dhilhixhes në mëngjes u nis për në Arafat. Nga Minaja, gjersa arriti në Arafat, vazhdoi të këndojë




telbije.

Profeti mbajti në Arafat hutben e tij të famshme. Në atë hutbe ai shpjegoi konkluzionet që duhet t'i dinë njerëzit dhe që nuk do të quhen të justifikuar po të mos i dinë. Me anë të turmës së grumbulluar atje, ai dëshiroi që konkluzionet në fjalë t'i njoftoheshin tërë njerëzimit.

Pas hutbes, Hz. Bilal këndoi ezan. Duke bërë bashkim namazesh, Profeti drejtoi në fillim faljen e farzit të namazit të drekës, pastaj, pas rikëndimit të ikametit, drejtoi faljen e farzit të namazit të iqindisë. Pas namazit, hipi në devenë Kasva dhe arriti në vendin e vakfes në rrëzë të Xhebelu'r-Rahme. Gjoksin e devesë e ktheu drejt shkëmbinjve dhe u kthye në drejtim të Qabes. Ai bëri vakfe gjersa perëndoi dielli dhe u zhduk verdhësia e perëndimit.

Në vakfe, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), duke mbajtur me njërën dorë kapistrën e devesë dhe duke e ngritur tjetrën për lutje, bëri një lutje të gjatë, një pjesë e së cilës është kështu:

*"Allahu im, mbështetem tek ti nga mundimi i varrit, nga lëkundjet e zemrës, nga çrregullimi i punëve! Allahu im, mbështetem tek ti nga e keqja e shkatërrimit që sjellin erërat!*

*Allahu im, krijomë një dritë në sy, një dritë në vesh, një dritë në zemër! Allahu im, jepmi gjoksit gjerësi, lehtësoma punën! Allahu im, mbështetem tek ti nga kthimi i shëndetit në sëmundje, nga ndëshkimi yt i befasishëm dhe nga i gjithë zemërimi yt! Allahu im, më fut në rrugë të drejtë dhe falmi të kaluarën dhe të ardhmen time!*

*Allahu im që lartëson gradët, që zbret begatitë, që krijon qiejt dhe tokën! Zërat marrin vrull në gjuhë të ndryshme dhe lartësohen drejt teje, të paraqesin kërkesa ty! Edhe kërkesa ime është që Ti të më kujtosh mua atje, në vendin e provës, kur njerëzit të më harrojnë!*

*Allahu im, ti ma dëgjon fjalën, e sheh vendin ku ndodhem, e di çdo gjë timen të hapur a të fshehtë. Asnjëra nga punët e mia s'është e fshehtë për ty! Unë jam i varfër, i pashpresë dhe lus prej teje ndihmë dhe mbrojtje! Kam frikë, të metat i pohoj! Ashtu siç kërkon një i pashpresë prej Teje, ashtu kërkoj dhe unë! Ashtu siç të lutet një mëkatar i poshtëruar, ashtu të lutem edhe unë! Ashtu siç të lutet një robi yt me qafë përkulur para teje, të cilit i rrjedhin lot nga sytë, që e flijon tërë qenien për ty, që e fshin fytyrën përtokë për hir tënd, ashtu të lutem edhe unë! Zoti im, mos më lër pa ma pranuar lutjen! Bëhu shumë i dhembshur e i mëshirshëm për mua, o më i dobishmi i të luturve dhe më bujari i dhënësve!*

*O Zot, edhe nëse unë s'jam i denjë për të merituar mëshirën tënde, mëshira jote mund të arrijë tek unë, sepse mëshira jote është aq e gjerë sa*




*ta rrethojë çdo gjë! O Zot, sado e madhe të jetë e meta ime, pranë faljes sate mbetet e vogël! Falmi të metat, Allahu im bujar!*

*Zoti im, po qe se i fal vetëm robtë e tu të bindur, te kush të mbështeten mëkatarët?*

*Unë jam çdo çast nevojtar për ty, kurse ti s'ke asnjë nevojë për mua! Ti më fal mua vetëm si krijuesi im! Nga ky vend ku ndodhem, kthemë prapë me të gjitha nevojat të kryera, me të gjitha kërkesat të plotësuara, me të gjitha dëshirat të realizuara!*

*Allahu im që ke në dorë nevojat e nevojtarëve! Allahu im që e di se ç'mendojnë me vete të heshturit! Allahu im, veç të cilit nuk ka zot tjetër nga i cili të mund të pritet ndihmë! Allahu im, veç të cilit nuk ka krijues tjetër prej të cilit të mund të kihet frikë! Allahu im që nuk ke vezir për t'i shkuar, që nuk ke rojtar porte të cilit të mund t'i jepet rushfet! Allahu im! O Allahu im që, sa më shumë të shtohen lutjet ndaj teje, aq më shumë të shtohet bujaria, që, sa më shumë të shtohen nevojat tona, aq më shumë të shtohet mirësia ndaj nesh! Allahu im, ti e pret çdo mik! Edhe ne jemi miqtë e tu! Pritna ne në xhennet!*

*Allahu im! Çdo karvani i jepet peshqesh, çdo kërkuesi i jepet dhuratë, çdo vizitor gostitet! Çdokujt që shpreson mirësi, i jepet mirësi! Ne erdhëm të gjithë së bashku në Shtëpinë tënde! Dhe qëndruam në vakfe në këtë vend të gjerë! U ndodhëm të pranishëm në këto vende të bekuara! Shpresa jonë është të meritojmë mirësi dhe shpërblim në lartësinë tënde hyjnore! Allahu ynë, mos na i nxirr shpresat të paplotësuara!"*[1]

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ndodhej në Arafat, i shkuan pranë disa persona nga popullsia e Nexhdit dhe e pyetën:

"O i Dërguari i Allahut! Si është haxhi, me se plotësohet?"

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u tha:

*"Haxhi është Arafat. Kush vjen në Arafat natën e Muzdelifes para namazit të mëngjesit, do të thotë se e ka arritur haxhin. Ditët e Mina-së janë tri. Nuk ka mëkat për personin i cili, nxitohet dhe qëndron aty dy ditë. Nuk ka mëkat as për personin që mbetet vonë!"* (Ibni Maxhe, *Menasik*, 57)

Pasi dielli perëndoi plotësisht, Profeti u nis nga Arafati për në Muzdelife duke patur me vete në vithet e devesë Usame bin Zejdin. Atje, në kohën e jatsisë, duke bërë bashkim namazesh, me një ezan dhe dy ikamete, drejtoi në fillim faljen e namazit të mbrëmjes, pastaj të jatsisë.

I Dërguari i Allahut qëndroi në Muzdelife gjersa zbardhi. Ai nuk u largua nga qëndrimi (vakfe) në Muzdelife pa gdhirë mirë. Gjatë kësaj kohe

1. Ibni Kethir, *el-Bidaje*, V, 166-168; Hejsemi, III, 252; Gazali, *Ihja*, I, 337-338.





vazhdoi me telbije dhe lutje.

Siç tregon Abbas bin Mirdas (r.a.), ditën e arifesë në mbrëmje, i Dërguari i Allahut bëri lutje për faljen e ummetit, bashkësisë së tij. Zoti i Lartë iu përgjigj kështu lutjes së tij:

*"Unë ta fala ummetin me përjashtim të mizorëve. Sepse nga mizori unë kam për të marrë shpagimin e viktimave!"*

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i tha:

*"Zoti im! Po të dëshirosh ti, edhe u jep viktimave xhennetin si favor nga lartësia jote, edhe mizorët i fal!"*

Atë natë, Allahu i Lartë nuk iu përgjigj kësaj lutjeje të tij. Të nesërmen në mëngjes, pasi e fali namazin e agimit në Muzdelife, Profeti e përsëriti lutjen e mbrëmshme. Kësaj radhe, lutjes së Profetit iu dha përgjigje dhe lutja iu plotësua siç deshte ai. Atëherë, Profeti buzëqeshi. Hz. Ebu Bekri dhe Omeri i thanë:

"T'u bëfshin kurban nënë e babë, o i Dërguari i Allahut! Kurrë s'ke qeshur në këtë kohë! Ç'të bëri të qeshësh, që Allahu të gëzoftë?"

I Dërguari i Allahut iu përgjigj:

*"Kur armiku i Allahut, Iblisi, mësoi se Zoti im e fali tërë ummetin tim, mori dhé nga përtokë, ia hodhi fytyrës dhe filloi të bërtiste e klithte: "Turp për mua! U fëlliqa, të gjitha përpjekjet më shkuan kot!" Pamja e frikës dhe e dëshpërimit të tij më bëri të qesh!"* (Ibni Maxhe, Menasik, 56)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i mblodhi në Muzdelife gurët që do të hidhte në Mina. Ai u largua nga Muzdelife para se të lindte dielli. Kur arriti në luginën Muhassir, u tha sahabeve të mblidhnin gurët që do t'i hidhnin në xhemre[1]. Veç kësaj, u tha që xhemret dhe gurët e vegjël t'i hidhnin duke i marrë mes gishtave. Duke bërë shenjë me dorë, u tregoi se si duheshin hedhur gurët.

Duke e ngarë me shpejtësi devenë në luginën Muhassir[2], Profeti arriti në xhemren e madhe, domethënë, në xhemren Akabe.

Të tria xhemret ndodhen në Mina. Xhemren Akabe Profeti e kreu pas lindjes së diellit në ditën e prerjes së kurbanit. Ai vend është në fund të

1. **Xhemre**: Ka kuptime, si prush, copë guri e vogël (si ato që qëllojnë fëmijët me llastiqe – Përkthyesi). Këtu ka kuptimin e vendit ku hidhen xhemret, që ndahet në xhemre i madh, xhemre i mesëm dhe xhemre i vogël ku gurët hidhen në kohë të caktuara, në pika të caktuara dhe në numër të caktuar.
2. Lugina Muhassir: Është vendi ku u shkatërrua ushtria e Ebrehesë. Për këtë shkak, Profeti kaloi me nxitim aty dhe porositi largimin me shpejtësi dhe pa u vonuar nga vende si ai ku ka rënë ndëshkimi i Zotit.

Minas. Kurse xhemreja e mesme dhe e vogël ndodhen sipër faltores Hajf.

Një urtësi e gurëve të xhemres është të mos harrohet numri i shtatë tekbireve. Kësaj i ngjet prekja e nyjeve të gishtave për të mos e harruar numrin e tesbihve që këndohen në fund të namazit.

Ndërsa i Dërguari i Allahut i hidhte gurët e vegjël një e nga një duke i zënë mes gishtit të madh dhe gishtit të dëshmisë (gishtit tregues), edhe njerëzit e tjerë filluan t'i hidhnin gurët e xhemres por duke formuar turmë e duke shtyrë njëri-tjetrin. Atëherë, Profeti u tha:

*"O njerëz! Mos vrisni (shtyni) njëri-tjetrin! Kur të hidhni gurët e xhemres, gurët e vegjël merrini dhe hidhini duke i kapur mes gishtash!"* (Ibni Hanbel, VI, 379)

Kudame bin Abdullah e përshkruan kështu gjendjen e Profetit në ato çaste:

"E pashë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) duke i hedhur gurët duke qenë mbi deve. As shtytje, as goditje ndaj të tjerëve, as thirrje për të hapur vend!" (Ibni Maxhe, Menasik, 66)

Profeti theri me dorën e vet gjashtëdhjetë e tre deve, nga një për çdo vit jetë. Pastaj thikën ia dha Hz. Aliut i cili theri të tjerat. I Dërguari i Allahut e urdhëroi që të merrte nga një copë mishi prej secilës deve. Ato u futën në një enë dhe u zjenë. Nga ai mish hëngrën bashkë me Aliun. Pastaj, Profeti e urdhëroi Hz. Aliun që mishin tjetër të deveve, lëkurët dhe të brendshmet t'ua ndante të varfërve.

Pasi i theri kurbanët, Profeti thirri berberin dhe u qeth. Kurse qethjen e grave e ndaloi duke thënë:

*"Gratë nuk qethen, por vetëm i marrin flokët!"* (Darimi, Menasik, 63)

Ditën e parë të Bajramit të Kurbanit para dreke, Profeti i hipi devesë dhe shkoi në Qabe për të bërë tavafin "ifada". Pas mbarimit të tavafit, fali namazin e drekës. Pastaj shkoi në pusin e Zemzemit. Atë ditë afër mbrëmjes u kthye në Mina. Netët e ditëve të Teshrikut i kaloi në Mina. Gjatë këtyre netëve nuk mungoi ta vizitonte Qaben.

Në ditën e parë e të dytë të Teshrikut që ndjekin ditën e Bajramit, në kohën kur dielli varej për në perëndim, Profeti shkoi më këmbë tek xhemreja e parë pas faltores së Minasë. Në ditën e fundit të Teshrikut kreu xhemren e tretë dhe, pas dreke, u nis nga Minaja për në Muhassab. Dhe kur muslimanët u shpërndanë nga Muhassabi përreth dhe u drejtuan për të ikur, Profeti u tha:

*"Kujdes, askush të mos shkojë gjëkundi pa kaluar më parë nga Qabja si vendi i fundit i vizitës!"* (Darimi, Menasik, 85) Ai vuri njeri të lajmëronte se di-

tën e katërmbëdhjetë të Dhilhixhes para namazit të mëngjesit do të shkonte në Qabe për tavaf. Dhe shkoi në Qabe dhe bëri "Tavafin e Lamtumirës". Në këtë mes, i shkoi dikush dhe e pyeti për ndenjjen në Mekë. I Dërguari i Allahut tha:

*"Meka nuk është vend për të ndenjur. Për njerëzit e ardhur nga jashtë, koha e qëndrimit në Mekë pasi të kenë përfunduar adhurimet e haxhit, është tri net."* (Ahmed, IV, 339)

I Dërguari i Allahut tregonte respekt të thellë për Qaben. Kur dëshironte të hante diçka apo të dilte në nevojë, largohej që aty dhe shkonte në një vend larg. Ndërkaq, në Qabe nuk qëndronte gjatë me qëllim që të mos i shfaqej ndjenja e mërzitjes dhe të mos i cënohej respekti për të. Sepse ndodhja në një vendbanim tjetër me zemrën të lidhur pas Qabes është më e mirë se ndodhja në Qabe, vështrimi i atij vendi të bekuar si një vendbanim i zakonshëm dhe ndjerja e mallit për vendbanimin e vet!

Pasi kryen "Tavafin e Lamtumirës", i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe muslimanët, të gjithë së bashku zunë rrugën e Medinës. (Buhari, Haxh, 21, 70, 128; Muslim, Haxh, 147; Ibni Maxhe, Menasik, 84)

Haxhi është një adhurim i mbushur plot me shenja që të sjellin ndërmend Allahun, jetën e pasme, ahiretin, si dhe kujtimet mbi profetët e kaluar. Çdo element përbërës i haxhit ka kuptim shumë të thellë. Prandaj, hirësia Muhammed Parsa, sipas transmetimit të Shibliut (r.alejh), e shpjegon kështu ngjashmërinë e adhurimit të haxhit me kiametin:

Haxhi ua kujton besimtarëve kiametin. Fakti që personi e lë shtëpinë, familjen dhe vatanin dhe lëshohet rrugëve, si dhe shqetësimet që heq në këtë mes, përfaqësojnë situatat e sëmundjes dhe vdekjes. Arritja në vendin e mikatit është fryrja e bririt kur haxhinjtë janë zhveshur nga rrobat e kësaj bote dhe janë futur në fushën e kiametit. Thirrjet Lebbejk janë përgjigje ndaj ftuesit të ditës së kiametit. Vrapimi për në Arafat është simbol i vrapimit ditën e kiametit për në Arasat, kurse grumbullimi në Arafat, simbol i grumbullimit ditën e ringjalljes në sheshin e llogarimarrjes-llogaridhënies. Vakfe përfaqëson qëndrimin në ditën e ringjalljes para Allahut të Madhnueshëm. Kalimi nga Arafati për në Mesh'ari Haram (Muzdelife) është si vajtja nga seanca e parë e gjyqit, në seancën e fundit të Gjyqit të Madh. Vajtja në Mekë për tavafin e vizitës është vajtje për ta parë fytyrën e Mikut. Tavafi i Qabes, Shtëpisë së Allahut, i ngjet përsjelljes rreth Arshit dhe strehimi nën hijen e tij. Puthja e Gurit të Zi është ripërtëritja dhe zbatimi i premtimit të dhënë Allahut. Kurse tavafi i lamtumirës është largimi nga sheshi i grumbullimit pas ringjalljes për të shkuar në vendet e përhershme të personave të kiametit. Mbushja e qaseve nga Zemzemi përfaqëson mbushjen e qaseve të xhennetit nga Hauzi Keuther. Therja e kurbanit është shembëllim i prerja

e vdekjes mes xhennetit dhe xhehennemit. Kurse zbulimi i kokës përfaqëson daljen në shesh të çdo gjëje në kiamet. (*Tevhide Giriş*, f. 241-244)

Meqë në "Haxhetul Islam" bëri nijet për haxhin "kiran"[1], Profeti ynë i dashur, gjatë asaj kohe, bëri edhe umre. Së bashku me umret e bëra më parë, iu bënë gjithësej katër umre. Megjithëse umreja s'është farz (detyrim), por adhurim sunnet, Profeti ynë i pati atribuar shumë rëndësi. Për ta deklaruar vlerën dhe virtytin e umres, ai ka thënë kështu:

*"Haxhin dhe umren bëjini njëri pas tjetrit. Sepse kryerja e tyre në të njëjtën kohë njërin pas tjetrit i pastron varfërinë dhe mëkatet krejt siç ia heq kaceku i farkëtarit ndryshkun hekurit."* (Ibni Maxhe, Menasik, 3)

*"Adhurimi i umres është dëmshpërblim për mëkatet që do të bëhen gjer në umren tjetër. Kurse shpërblimi i haxhit të përkryer (mebrur) është vetëm xhenneti."* (Buhari, Umre, 4)

Duke treguar më shumë konsideratë për ummetin që bën umre në muajin e ramazanit, i ka përgëzuar ata me këto fjalë:

*"Umreja e bërë në muajin e ramazanit quhet si një haxh i vërtetë ose zë vendin e një haxhi të kryer së bashku me mua!"* (Buhari, Umre, 4)

"Larja e llogarive" me nefsin (frymën, vetveten, egon) e vet që ka bërë Sheh Shibliu (rahimetullah) i cili zë vend në veprën me titull "el-Futuhatu'l-Mekkijje" të Hz. Ibni Arabiut, e parashtron shumë bukur thellësinë moralo-shpirtërore të haxhit:

Shibliu (duke iu drejtuar nefsit): "A bëre nijet dhe a hyre nën ihram?"

Nefsi: "Po, hyra!"

"A i fshive, përveç këtij nijeti, të gjitha nijetet e tjera që ke bërë gjatë jetës?"

"Jo!"

"Atëherë, s'ke bërë nijet për haxh! Pastaj, a i nxore rrobat e tjera për të veshur ihram?"

"Po, i nxora!"

"Ashtu siç i nxore rrobat, a e izolove zemrën nga punët e kësaj bote dhe nga vanitetet?"

"Jo!"

1. Adhurimi i haxhit kryhet në tri mënyra: 1) **Haxhi ifrad**: kryerje vetëm e haxhit pa bërë nijet edhe për umre. 2) **Haxhi kiran**: Kryerja e haxhit dhe umres se një ihram. 3) **Haxhi temettu**: Kryerja e haxhit dhe umres se dy ihrame veç e veç. Në dy mënyrat e fundit duhet therur kurban.





"Atëherë, s'ke hyrë dot nën ihram! Pastaj, a u pastrove?"

"Po!"

"A u shëruan me këtë pastrim të gjitha sëmundjet që ndodheshin tek ti?"

"Jo!"

"Atëherë, s'je pastruar! Po telbije, a the?"

"Po!"

"A t'u dha përgjigje po ashtu siç bëre telbije?"

"Jo!"

"Atëherë, s'ke bërë telbije siç duhet! Po në Harem, a hyre?"

"Po!"

"A besove me të vërtetë se, duke hyrë në Harem, hoqe dorë nga gjërat haram?"

"Jo!"

"Sipas kësaj, do të thotë se s'ke hyrë dot në Harem! Pastaj, a iu afrove Mekës së Shenjtë?"

"Po!"

"Me afrimin në Mekë, a të erdhi ndonjë shenjë nga Zoti i Madh?"

"Jo!"

"Atëherë, as kjo s'është bërë! A hyre në Mesxhidi Haram?

"Po, hyra!"

"A munde t'i afrohesh Allahut ashtu siç di ti?"

"Jo!"

"Atëherë, do të thotë se s'ke hyrë në Mesxhid! Qaben a e pe?"

"Po, e pashë!"

"A e pe gjënë që deshe ta shohësh?"

"Jo!"

"Atëherë, s'e ke parë Qaben! A bëre shtatë herë remi dhe meshj? Domethënë, a ece pjesërisht me vrap e pjesërisht me qetësi?"

"Po!"

"A ike nga bota dhe, duke e prerë lidhjen me të, a e flenderove Zotin e Madhnueshëm?"





“Jo!”

“Atëherë, nuk ke bërë reml! A e puthe Gurin e Zi me musafaha?”

“Po!”

(Me ta marrë këtë përgjigje, nisi të përpëlitej.) “Eja në vete, ç’po thua! Kush bën musafaha me Gurin e Zi, bën musafaha me Zotin! Kush bën musafaha me Zotin, hyn në rrethin e besës dhe sigurisë! A ndodhi një gjë e tillë tek ti?”

“Jo!”

“Domethënë, se s’ke bërë musafaha! Pastaj, a qëndrove në vakfe në prani dhe para Allahut? A fale dy reqate namaz?”

“Po!”

“A e kuptove pozitën tënde para Zotit?”

“Jo!”

“Domethënë se as vakfe bëre, as namaz fale! Po në Safa, a u ngjite?”

“Po!”

“Ç’bëre atje?”

“Bëra tekbir shtatë herë, e kujtova haxhin, iu luta Allahut të ma pranonte!”

“A bëre tekbir si engjëjt dhe a e kuptove që aty kuptimin e vërtetë të tekbirit?”

“Jo!”

“A zbrite nga Safa-ja?”

“Po!”

“A t’u larguan të gjitha sëmundjet shpirtërore dhe a u thjeshtësove e u kullove?”

“Jo!”

“Domethënë se as u ngjite në Safa, as zbrite nga Safaja! Pastaj, a vrapove?”

“Po!”

“A ike nga vetvetja për t’u bashkuar me Zotin?”

“Jo!”

“Atëherë, nuk vrapove! Pastaj, a shkove në Merve?”





"Po!"

"A të erdhi aty një gjendje serioziteti dhe prehjeje?"

"Jo!"

"Kështu, pra, në Merve s'ke shkelur fare! Po në Mina, a u ngjite?"

"Po!"

"A i kërkove Zotit falje për kundërshtimet ndaj Tij?"

"Jo!"

"Pra, s'je ngjitur në Mina! A hyre në Mesxhidi Hajf?"

"Po!"

"A pate frikë nga Allahu duke hyrë e duke dalë? A të ndjeu vetja frikë në kohë të tjera siç të ndjeu aty?"

"Jo!"

"As aty s'paske bërë gjë! A u ngjite në Arafat? A qëndrove në vakfe?"

"Po!"

"A e kuptove se si je krijuar, se në ç'gjendje ndodhesh dhe ç'ke për t'u bërë nesër?"

"Jo!"

"Atëherë, as detyrën e Arafatit s'e bëre dot! A zbrite në Muzdelife? A e pe Mesh'ari'l-Haramin?"

"Po!"

"A e lidhe zemrën pas Allahut në atë mënyrë që ta harrosh vetveten dhe botën dhe a bëri ziqër?"

"Jo!"

"Atëherë, s'ke ndenjur në Muzdelife! Pastaj, a hyre në Mina, a there kurban?"

"Po!"

"Vetveten a e bëre kurban?"

"Jo!"

"Atëherë, s'ke therur gjë! Pastaj, a hodhe xhemre?"

"Po!"

"A e hodhe injorancën dhe a fitove dituri në vend të saj?"

"Jo!"





“Atëherë, s’ke hedhur xhemre! Pastaj, a u qethe?”

“Po!”

“A i shkule nga rrënjët dhe a i hodhe tej qëllimet dhe dëshirat e kësaj bote?”

“Jo!”

“As këtë s’e paske bërë dot! Pastaj, a e bërë tavafin e vizitës?”

“Po!”

“Si pasojë e kësaj vizite, a t’u zbulua gjë nga urtësitë dhe mrekullitë? Sepse i Dërguari i Madh ka thënë: *“Ata që bëjnë haxh dhe ata që bëjnë umre janë vizitorët e Allahut. Ai që vizitohet duhet t’i gostisë me ndonjë gjë vizitorët!”*

“Jo!”

“Domethënë, s’e ke vizituar! Pastaj, pasi dole nga ihrami, a nise nga punët hallall?”

“Po!”

“Aty e tutje, a vendose të hash vetëm hallall?”

“Jo!”

“Domethënë, nuk nise nga hallallet! Pastaj, a u përshëndete?”

“Po!”

Shibliu: “A dhe lamtumirë me tërë vetveten?”

Nefsi: “Jo!”

Shibliu: “Pra, nuk ke dhënë lamtumirën, prandaj duhet të bësh haxh përsëri!”

Pasi e citon këtë bisedë, Shehu i Madh thotë: “Pas kësaj, kuptoje se si duhet bërë haxhi dhe ashtu bëje!”

Shkurt, haxhi i përkryer (mebrur), kryerja e haxhit dhe umres njërin pas tjetrit dhe vajtja shpesh në umre janë adhurimet më me rëndësi që të japin mundësi të meritosh mëshirën e Allahut. Për t’u kredhur në detin e mëshirës hyjnore, duhet që, duke iu përshtatur Profetit tonë i cili është për ne model, t’i kryejmë këto adhurime duke i respektuar kushtet e tyre në shkallën më të lartë dhe duke u ruajtur e duke u shmangur nga fjalët e këqija dhe veprimet e shëmtuara!”

## D. DHENIA-DHURIMI (INFAK)

**"Ç'të jepni ju për Allahun, Allahu menjëherë jep të renë në vend të saj. Ai është më i dobishmi i dhënësve dhe ushqyesve!"**

Sebe', 34/38)

Rregullimi i rendit shoqëror dhe sigurimi në shoqëri i harmonisë për sa i përket pasurisë dhe varfërisë, varet nga përhapja mes njerëzve e dhënies-dhurimit dhe shndërrimit të kësaj në veti moralo-etike. Siç ka të pasur në shoqëri, pa asnjë dyshim, ka edhe të dobët dhe nevojtarë. Në këto kushte, çdokush që ka mundësi, duke kërkuar pëlqimin e Allahut, duket t'i kërkojë dhe pyesë nevojtarët, duhet të marrë pjesë në hallet e të varfërve dhe, në çdo rast, duhet të japë me shumicë.

Duke u mbështetur në rëndësinë që ka, dhënia (dhurimi, lëmosha, ndihma) është adhurimi i cili nxitet dhe inkurajohet më shumë si dhe për të cilin flitet më shumë edhe në Kur'an, edhe në hadithet profetike. Si një favor për robtë e Tij, Zoti i ka mbajtur të gjera dhe i ka lehtësuar rrugët e dhënies dhe mirëbërjes. Në këtë kuadër, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka dhënë lajmin e gëzuar se do të jetë sadaka pasuria e shpenzuar nga dikush me shpresë mirëbërësie për ushqyerjen dhe strehimin e familjes (Buhari, Iman, 41), do të jenë sadaka frutat e ngrëna nga pemët e mbjella nga dikush, për atë që i ka mbjellë, do të jenë sadaka për pronarin gjërat e vjedhura e të pakësuara nga malli dhe pasuria e tij. (Muslim, Musakat, 7)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, bëri një jetë dhënieje (dhurimi, lëmoshe, mirëbërësie) të pasur si shembull personal për ummetin, bashkësinë e vet; edhe sahabet, shokët e tij, duke e imituar atë në të njëjtën mënyrë, na e përcollën neve atë jetë të lartë. Administrimi i pasurisë që zotëronte i Dërguari i Allahut, qe ngritur mbi parimin e dhënies. Edhe vështrimi i tij mbi pasurinë materiale të kësaj bote qe bërë nga dritarja e dhënies (infak) dhe lëmoshës (sadaka). Kështu, Profeti ynë e quante pasuri të vetën vetëm atë që e jepte, që e dhuronte. Gëzimi që ndjente ai nga dhënia ishte më i madh se gëzimi që ndjente nevojtari të cilin e ndihmonte.

Profeti (s.a.v.s.) e shihte jetën e kësaj bote si një arë bujqësore për t'u përgatitur për jetën e pasme, ahiretin. Sepse shpërblimi i të gjitha veprave të kryera në këtë botë patjetër kanë për t'i dalë para në ahiret atij që i ka bërë. Prandaj është e domosdoshme të shtohet kapitali i ahiretit, jetës tjetër, me aq mundësi sa ka dhënë Zoti. Kjo ngjarje e jetuar personalisht nga Ebu Dheri (r.a.) e parashtron në mënyrë krejt të hapur mendësinë e

dhënies-dhurimit dhe vështrimin e Profetit ndaj botës e cila i qe dhënë nën urdhër:

Së bashku me Profetin (s.a.v.s.) po ecnim në zonën Harre të Medinës. Ndërkaq, na doli para mali i Uhudit. Profeti më tha:

*"O Ebu Dher!"*

"Urdhëro e fol, o i Dërguari i Allahut! Nën urdhrin tënd!" – Iu përgjigja unë. Zotëria i botëve më tha:

*"Edhe sikur të kem flori sa ky mali i Uhudit, nuk gëzohem! Përveç asaj që do të veçoja për të larë ndonjë borxh, po të më mbetej qoftë edhe një dinar, nuk do të desha të më mbetej më shumë se tri ditë, por do t'ia shpërndaja robve të Allahut ja, kështu!"* Dhe bëri me shenjë djathtas, majtas dhe pas. Pastaj vazhdoi rrugën dhe tha:

إِنَّ الْاَكْثَرِينَ هُمُ الْاَقَلُّونَ يَوْمَ الْقِيَامَةِ

*"Ata që kanë shumë pasuri në këtë botë, janë ata që shkojnë në atë botë me më pak mirësi (sevap), përveç atyre që japin kështu, djathtas, majtas dhe pas! Mirëpo edhe ata sa pak që janë!.."* (Muslim, Zekat, 32; Buhari, Istikraz, 3)

Ndodhte që, nga plaçka e luftës, Profetit t'i mbeteshin shumë mallra dhe parcela. Por ai i caktonte ato në përfitim të muslimanëve (Ibni Sa'd, 501-503), u jepte lëmoshë të varfërve dhe i shpenzonte për ushtrinë. Fakti që Profeti ynë, i Dërguari i Madh, jepte pa frikë, buronte nga siguria që kishte ai te Zoti i vet. Me të vërtetë, Profeti ka bërë të ditur se Allahu i Lartë ka thënë kështu në një hadith të shenjtë: *"Jep ti që të të jap edhe unë!"* Pastaj, duke u shprehur vetë si në vijim, ka bërë të ditur se nuk duhet pasur frikë nga dhënia: *"Allahu është shumë i pasur. Gjërat që hanë e pinë dhe që shpenzojnë njerëzit nuk pakësojnë asgjë nga thesari i Tij. Ai është shumë bujar dhe jep pandërprerë natë e ditë. Mendo se ç'ka dhënë Allahu qysh nga krijimi i qiejve e i tokës! Por ato nuk kanë pakësuar asgjë nga pasuria e Tij!.."* (Buhari, Tevhid, 22)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, të cilit nuk i hynte në sy aspak pasuria e kësaj bote, në dhënie ishte, pa asnjë dyshim, më dorëhapuri i njerëzve! Bujaria e tij ishte përtej mendjes dhe imagjinatës sonë! Këtë aspekt të tij, Enesi (r.a.) e tregon kështu:

"Zotëria i Botës, Profeti ynë, e jepte patjetër atë që i kërkohej për Islamin. Sidomos një herë, dikujt që i kishte shkuar për t'i kërkuar diçka, i pati dhënë një tufë dhensh aq të madhe sa të mbushte luginën mes dy

malesh! Personi qe kthyer te fisi i vet dhe u kishte thënë njerëzve të tij:

“O njerëz të fisit tim! Vraponi të bëheni muslimanë sepse Muhammedi jep aq shumë dhe bën të mira aq të mëdha pa pasur frikë aspak nga varfëria dhe nevoja!”

Disa bëheshin muslimanë vetëm për interesa materiale, mirëpo pa kaluar shumë, Islami në sytë e tyre kthehej në diçka më të vlefshme se vetë bota dhe çdo gjë tjetër mbi të!” (Muslim, Fedail, 57-58)

Një rivajet (rrëfim) tjetër lidhur me këtë moral të lartë të Profetit tonë është kështu:

“Një pjesë e muslimanëve medinas kërkuan disa gjëra nga i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.). Dhe ai ua dha. Pastaj prapë i kërkuan. Dhe Profeti vazhdoi t’u jepte gjersa iu mbaruan gjithë ç’kishte në duar. Atëherë, u tha kështu atyre:

*“Po të kisha ndonjë gjë tjetër, nuk do t’jua kurseja, do t’jua jepja. Kush druhet nga lypja dhe sillet i virtytshëm, Allahu ia shton virtytin. Kush kërkon të bëhet syngopur, Allahu e shpëton nga nevojtaria ndaj të tjerëve. Dhe kush përpiqet të durojë, Allahu i jep durim. Askujt s’i është bërë ndonjë e mirë më e madhe dhe më e dobishme se dhënia e durimit!”* (Buhari, Zekat, 50; Muslim, Zekat, 124)

Ndërkaq, duke dhënë (sadaka, lëmoshë), duke dhuruar, duke bërë mirë, është e domosdoshme që, duke e rrokur, më së pari, idenë e hollë të shprehur në ajetin kur’anor se **“sadakatë i merr Allahu”** (et-Tevbe, 9/104), ta ruajmë dinjitetin e personit që i bëjmë mirësi dhe të sillemi me butësi ndaj tij. Sepse, siç ka persona të cilët, megjithëse janë nevojtarë sheshit, kanë aq dinjitet sa të mos kërkojnë, ka edhe persona të cilët, paraqiten nevojtarë pa u drojtur dhe në mënyrë këmbëngulëse. Edhe këta nuk duhen vrarë në sedër, por duhen përcjellë duke ua kënaqur zemrën. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i cili thoshte *“unë nuk jam koprrac”* (Muslim, Zekat, 127) dhe e kishte bërë bujarinë shenjë dalluese të vetën, nuk dëshironte aspak t’i kthente pas personat që kërkonin diçka prej tij, u jepte ç’të kishte në dorë, përndryshe, i trajtonte me të mirë dhe u premtonte se, “kur të kishte, do t’ua plotësonte kërkesën”. Sepse Zoti ynë i Lartë këtë lloj sjelljeje kërkon prej nesh:

**“**(O i Dërguar! Ndërsa s’ke gjë në dorë) **pret nga Zoti yt një dhunti** (për t’ua dhënë nevojtarëve)**, po të mbetesh i detyruar t’i kthesh prapë ata që të kërkojnë, të paktën t’u thuash një fjalë të mirë!”** (el-Isra, 17/28)

Imam Busiriu e shpreh bukur në Kaside Byrden këtë veti të karakterit të profetit tonë të dashur:

*“Pejgamberi ynë është ai që urdhëron për të mirë dhe ndalon të keqen.*

*Mirëpo s’ka kush që ta thotë aq ëmbël sa ai edhe “jo”-në, edhe “po”-në!”*

### 1. Nxitimi në dhënie (infak)

Pasi përballonte nevojat e veta të domosdoshme, Zotëria i Botëve, mallin që tepronte, pa pritur që të grumbullohej e shtohej, ua shpërndante nevojtarëve. Për t’u bërë i pasur i jetës së pasme, ahiretit, mallin si tepricë përveç nevojave dëshironte t’ua çonte sa më parë të varfërve dhe atyre që kishin mbetur ngushtë. Sepse ai, duke deklaruar si në vijim, porosiste që personat të cilët mendonin për jetën tjetër dhe dëshironin që llogaridhënia t’u shkonte lehtë, të bëheshin “dorë që jep”:

*“O njeri! Eshtë e mbarë dhe e dobishme për ty që ta japësh sadaka mallin e tepërt përveç nevojave. Po e mbajte në dorë dhe nuk e dhe, është keq për ty! Ti s’bëhesh përgjegjës para Allahut pse zotëron mall në masë të mjaftueshme, prandaj fillo t’u japësh në fillim atyre që i ke nën kujdestari! Sepse dora që jep është më e lartë se dora që merr!”* (Muslim, Zekat, 97)

Nuk ka përgatitje më të begatshme për jetën e pasme, ahiret, sa dhënia (dhurimi, lëmosha). Njëri nga mjeshtrat e letërsisë arabe, Hariri, duke u thënë që të shpejtohen atyre që bëjnë përgatitje për në ahiret duke u dhënë të varfërve e duke i ndihmuar nevojtarët, u drejtohet me këto fjalë:

“O zotërues kapitali që tundeni nën qyrqe! Kush t’i jetë dhënë pasuri materiale, t’ua shpërndajë nevojtarëve dhe ata që të kenë mundësi, të mos e kursejnë ndihmën që u vjen për dore. Sepse kjo botë është mizore, koha është e pabesë. Fuqia dhe forca i ngjasin një ëndrre, kurse rasti dhe mundësia, resë së verës. Vallahi, shpesh herë unë e kam pritur dimrin duke i përgatitur qysh më parë të gjitha nevojat e tij, i kam përgatitur para se të vinte ai gjërat e nevojshme!” (Makamat, f. 188)

Profeti ynë i cili, duke e vënë personalisht në praktikë çdo gjë që e kumtonte, ishte një Kur’an i gjallë, sillej me nxitim në punët e bamirësisë duke filluar me dhënien-dhurimin dhe sadakanë (lëmoshën). Ai nuk e shihte me sy të mirë ta linte pa bërë për ndonjë shkak pengese një akt të bukur që e kishte vënë për qëllim. Një shembull të bukur që na e shpalos para syve këtë veti të karakterit të tij, Ukbe bin Harith (r.a.) na e tregon kështu:

“Një herë, në Medinë, pata falur namazin e iqindisë pas të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). I Dërguari i Allahut dha selam, e përfundoi namazin dhe u ngrit nga vendi me nxitim. Duke i çarë radhët, hyri në dhomën e njërës nga bashkëshortet. Xhemaati u shqetësua nga nxitimi i tij. Profeti ynë i dashur u kthye pas një farë kohe. Ai e vuri re se sahabet ishin shqetësuar dhe, duke e sqaruar shkakun e nxitimit të tij, tha:

*“M’u kujtua se në dhomë kishim pak flori, nuk desha që të më pengonte* (për të bërë mirësi sa më shpejt) *dhe urdhërova të shpërndahej menjëherë!”* (Buhari, Ezan, 158)

Në një shoqëri ku nevojtarët janë të shumtë, rëndësia e dhënies (dhurimit, lëmoshës, mirëbërësisë) shtohet edhe një herë më shumë! Ndjenja e mëshirës që duhet ta ketë muslimani, nuk e lejon atë të mbetet indiferent përballë të varfërve që përpëliten në varfëri! Prandaj, Profeti ynë i dashur i preferonte nevojtarët ndaj vetes dhe i ndihmonte ata duke u dhënë e duke u ndihmuar. Sidomos kur i shihte personat që dukeshin sheshit se ishin nevojtarë, zemra e mbushur plot mëshirë e tij, nuk duronte dot dhe ai përpiqej me të gjitha mundësitë t’ua mjekonte plagët. Xherir bin Abdullah (r.a.) tregon kështu:

“Një ditë, në orët e hershme të ditës, ndodheshim pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Në atë mes, u shfaq dhe erdhi një grup personash nga fisi Mudar, me rroba me vija të përhime të ngjashme me lëkurën e tigrit dhe me zhgunet e shpuara e të kaluara për qafe, pothuajse lakuriq, me shpatat ngjeshur. Me t’i parë ata si të varfër në atë gradë. Profetit i ndërroi ngjyra e fytyrës. Ai hyri menjëherë në shtëpi. Pastaj doli dhe i dha urdhër Bilalit të këndonte ezan. Pastaj Bilali këndoi ikametin dhe Profeti drejtoi faljen e namazit. Pas namazit ai mbajti një hutbe (ligjëratë), ku këndoi këtë ajet kur’anor:

**“O njerëz! Ruhuni nga mungesa e respektit ndaj Zotit tuaj i cili ju ka krijuar nga një vete, ka krijuar prej tij bashkëshorten e tij dhe, pastaj ka krijuar edhe shumë gra e burra prej atyre të dyve! Pa dyshim, Allahu ju sheh dhe ju vëzhgon të gjithëve!”** (en-Nisa, 4/1)

Pastaj këndoi këtë ajet nga sureja “Hashr”:

**“O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe secili të shohë se ç’ka përgatitur për nesër!”** (el-Hashr, 59/18)

Pas kësaj, urdhëroi:

*“Çdokush nga ju të japë sadaka nga floriri, argjendi, rrobat, qoftë edhe një masë nga gruri dhe hurmatë! Le të japë sadaka qoftë edhe një hurma!”*

Pas këtyre fjalëve, një njeri nga ensarët solli një torbë që mezi e ngrinte, madje që s’e ngrinte dot, aq e rëndë ishte! Banorët ishin vënë në radhë njëri-pas tjetrit. Më në fund pashë se ishin formuar dy grumbuj me ushqime dhe veshmbathje. Kurse fytyra e të Dërguarit të Allahut ndriçonte nga gëzimi!” (Muslim, Zekat, 69)

Atë ditë kur do të vdiste Profeti ynë, Mbreti i zemrave, pranë Hz. Aishesë ndodheshin gjashtë apo shtatë dinarë. I Dërguari i Allahut e kishte

urdhëruar t'ua shpërndante të varfërve. Por Hz. Aisheja nuk kishte gjetur dot rast meqë ndodhej vazhdimisht e zënë me sëmundjen e Profetit. Kur Profetit i kaloi gjendja e të fiktit dhe erdhi në vete, e pyeti:

*"Ç'i bëre dinarët? A ua shpërndave të varfërve?"*

"Jo! Vallahi, s'më la kohë të lirë sëmundja jote!" – Iu përgjigj Hz. Aisheja. Profeti i kërkoi dhe kur ia sollën, i mori në grusht dhe tha:

*"Ç'i bëhet hallit të Pejgamberit të Allahut, Muhammedit, në qoftë se vdes dhe takohet me Allahun duke i patur pranë këta dinarë?"*

Dhe pasi ua ndau gjashtë familjeve të varfra të ensarëve, tha:

*"Ja, tani u qetësova!"*

Dhe prapë fjeti! (Ibni Hanbel, VI, 104; Ibni Sa'd, II, 237-238)

Me këtë rast, Imam Kastallani thotë kështu:

"Po qe se mendon kështu i Dashuri i Allahut të Lartë, Zotit të Botëve, më i larti i profetëve, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) të cilit ia qenë falur të metat e kaluara e të ardhme, pa mendoni si do t'u bëhet halli i atyre që do të takohen me Allahun duke pasur mbi vete përgjegjësinë se kanë derdhur gjak muslimani dhe se kanë pasuri haram?" (Kastallani, II, 480-481)

## 2. Rrjedhojat shpërblyese të dhënies

Personit i cili u ndihmon nevojtarëve, Zoti i hap dyer kur nuk i shpreson aspak. Dhënia e cila në pamje të jashtme jep përshtypjen e pakësimit të mallit dhe pasurisë, në fakt, huk e pakëson mallin dhe pasurinë, ashtu siç pandehet, përkundrazi, e begaton dhe sjell bollëk. Ashtu siç ndodh që, pas krasitjes, pema merr zhvillim të ri, rritet e shtohet. Kajs bin Sel (r.a.) tregon:

"Vëllezërit u ankuan tek i Dërguari i Allahut për mua duke i thënë se unë e shpërndaja mallin gjithandej dhe e shpërdoroja. Unë i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Unë e marr pjesën që më takon nga hurmat, kurse tjetrën e jap në rrugën e Allahut si dhe për ata që kam me vete!"

I Dërguari i Allahut më ra gjoksit dhe më tha tri herë:

*"Jep që edhe Allahu të të japë ty!"*

Pas kësaj ngjarjeje, kur dola në rrugë për të marrë pjesë në një luftë në rrugën e Allahut, ndërsa të tjerët ecnin në këmbë, unë kisha kafshë shale dhe isha më i pasuri ndër ta!" (Hejsemi, III, 128)

Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*"Janë tri veti për vërtetësinë e të cilave do të flisja duke u betuar:*




*Pasuria e njeriut s'pakësohet duke dhënë sadaka. Allahu ia shton nderin atij që duron kur i bëhet padrejtësi. Atij që hap për vete portën e lypjes, Allahu ia hap portën e varfërisë!"* (Tirmidhi, Zuhd, 17)

Dhënia vetëm për pëlqim të Allahut duke u shmangur nga veprimi për dukje dhe dyfytyrësia, e forcojnë njeriun materialisht dhe moralisht. Lidhur me këtë, një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati bërë fjalë mbi krijimin e tokës dhe pati thënë se malet ishin vendosur për ta shtrënguar atë. Të mahnitur me forcën e maleve, engjëjt e patën pyetur Zotin nëse kishte ndonjë gjë tjetër më të fuqishme se malet dhe Zoti u pati përmendur me radhë hekurin, zjarrin si më të fuqishëm se ai, pastaj ujin dhe, më në fund, erën. Por Ai u pati thënë se, më të fuqishëm se ta kishte krijuar njeriun, vetëm se:

*"Po qe se njeriu jep sadaka me dorën e djathtë duke e fshehur këtë veprim aq shumë sa të mos ia shohë dot as dora e vet e majtë, bëhet më i fortë se çdo gjë!"* (Tirmidhi, Tefsir, 113-117)

Zoti e ka krijuar njeriun si qenie të nderuar. Ndërkaq, grada e nderit dhe dinjitetit të njerëzve mes tyre dhe në raport me njëri-tjetrin varet nga principialiteti dhe sinqeriteti gjatë dhënie. dhurimit, lëmoshës dhe mirëbërësisë. Njeriu i cili e jep sadakanë (lëmoshën) në mënyrë jashtëzakonisht të fshehtë dhe me thjeshtësi e përulje, është më i ndershmi dhe më dinjitozi. Personi i cili gjen forcë në sajë të dhurimit, në të njëjtën kohë, mbrohet edhe nga Zoti i tij i Lartë vazhdimisht dhe bëhet i merituari i ndihmës së Tij. Eshtë e padyshimtë se personi i cili, për pëlqim të Allahut jep sadaka dhe bën të mira, kurrë s'ka për të mbetur i vetëm dhe pa ndihmë, përkundrazi, do të marrë dhurata dhe favore të ndryshme nga Allahu. Profeti (s.a.v.s.) ka treguar këtë ngjarje mësimdhënëse e cila parashtron hapur se dhënia i sjell begati pasurisë:

*"Një njeri që po udhëtonte në shkretëtirë, dëgjoi nga një re në qiell një zë që po thoshte: "Ujite bahçen e filanit!" Pastaj reja u lëshua mbi një gurishte të zezë dhe e zbrazi aty ujin. Udhëtari pa me mahnitje se si tërë uji u grumbullua në një përrua dhe e ndoqi pas. Duke e ndjekur ujin, arriti diku ku një njeri me lopatë në dorë, duke e kthyer ujin andej-këtej, po e ujiste bahçen. Ai e pyeti të zotin e bahçes:*

*"O rob i Allahut, si e ke emrin?"*

*I zoti i bahçes i tha atë emër që udhëtari e kishte dëgjuar nga reja dhe pastaj e pyeti:*

*"O rob i Allahut! Pse ma pyet emrin?"*

*Udhëtari iu përgjigj kështu:*

*"Të pyeta sepse nga reja që e lëshoi këtë ujë, dëgjova emrin tënd dhe*




*urdhrin për të ta ujitur bahçen. Ç'bën ti që ke merituar këtë favor?"*

*I zoti i bahçes iu përgjigj:*

*"Meqë je kureshtar, po ta them. Unë e llogaris prodhimin e kësaj bahçeje. Një të tretën e shpërndaj si sadaka. Një të tretën e ha me fëmijët dhe një të tretën e ndaj për farë."* (Muslim, Zuhd, 45)

Njeriu fatbardhë, vetëm në sajë të bujarisë së tij, në një vend si shkretëtira ku uji gjendet më pak se kudo, mundej ta ujiste bahçen në mënyrë krejt përjashtimore me anë të favorit të Zotit dhe të merrte prodhime të bollshme.

Siç është fakt që njerëzit e kanë të pamundur të shmangen krejtësisht nga mëkatet, të metat dhe gabimet, është, gjithashtu, fakt, që, me anë të mëkateve, të metave dhe gabimeve, herë pas here tërheqin zemërimin dhe ndëshkimin hyjnor. Ndërkaq, meqë sadakaja dhe zeqati e vënë në lëvizje mëshirën hyjnore, e shuajnë zemërimin dhe ndëshkimin hyjnor, bëjnë që të falet ndëshkimi i jetës së pasme, ahiretit, dhe sigurojnë që banorët e qiellit të luten për të mirë për atë njeri. Me begatinë e atyre lutjeve, njeriu arrin fatbardhësinë për të shtegtuar në ahiret me të mira të plota. I Dërguari i Allahut ka thënë:

*"Sadakaja e shuan zemërimin e Zotit dhe e largon vdekjen e keqe!"* (Tirmidhi, Zekat, 28)

Ndërsa nga njëra anë e ka nxitur dhe inkurajuar dhënien (infak), nga ana tjetër, Profeti ynë e ka ndaluar me forcë lypjen dhe i ka bërë të ditura dëmet e saj në këtë botë dhe në botën e përtejme. Prandaj e ka këshilluar ummetin, bashkësinë e vet, që të jenë me dinjitet dhe të durueshëm.

### 3. Etika e Profetit në dhënie

Si në çdo çështje, edhe në atë të dhënies (infak), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i pati përgatitur sahabet, shokët e tij në mënyrën më të mirë dhe i pati shndërruar ata në njerëzit më bujarë të botës. Dikush nga njerëzit bujarë, në zemrat e të cilëve qe gdhendur kjo sevda, shkoi te Profeti për ta pyetur për formën më të bukur dhe fitimprurëse të dhënies (dhurimit, mirëbërësisë). Ai e pyeti Profetin:

"O i Dërguari i Allahut! Cila sadaka e ka shpërblimin (sevapin, mirësinë) më të madh?"

Profeti iu përgjigj:

*"Shpërblim më të madh ka sadakaja që jep ndërsa je i fortë e i fuqishëm, ndërsa ke shëndet të mirë, ndërsa je koprrac, ndërsa ke frikë se*

*mos bie në varfëri dhe duke endërruar të bëhesh pasanik më i madh! Mos e lër këtë punë kur të të vijë shpirti në të dalë dhe atëherë të lësh porosi për t'i dhënë dikujt kaq e dikujt tjetër, aq! Se, fundja, në ato çaste, ajo pasuri u ka kaluar trashëgimtarëve!"* (Muslim, Zekat, 92)

Duke u shprehur kështu, Profeti ka shprehur mendimin se sadakaja e dhënë në çaste të shqetësuara është më e çmuar se sadakaja e dhënë në kohë rehatie dhe bollëku, pa pasur frikë nga e ardhmja.

Profeti u ka mësuar sahabeve, shokëve të tij, të bëhen bujarë dhe ta japin (dhurojnë) mallin të qetë, pa ndjerë frikë. Duke i porositur si në vijim, u ka treguar se veprimi i njerëzve koprracë u sjell dëm vetë atyre:

*"Dhuro, jep me shumicë, mos rri duke e numëruar mallin pa pushim! Po të veprosh kështu, edhe Allahu e numëron dhe e pakëson të mirën që ka për të ta dhënë! Mos e fshih paranë në qyp se edhe Allahu e fsheh prej teje!"* (Buhari, Zekat, 21; Muslim, Zekat, 88)

Sipas marrëveshjes së bërë në Hudejbije me mushrikët, politeistët mekas, kishte ardhur koha e umres që do të bëhej një vit pas asaj date. Kur hyri muaji dhilkade i vitit të shtatë, Profeti i urdhëroi të gjithë ata që kishin pasë marrë pjesë një vit më parë në Hudejbije, që të përgatiteshin për umre. Ai i bëri zë edhe popullit që të përgatitej. Ndërkaq, arabët që kishin ardhur nga zonat përreth dhe ndodheshin aty, i thanë Profetit:

"Vallahi, o i Dërguari i Allahut, ne s'kemi as ushqime, as ndokënd që të na ushqejë!"

Profeti kërkoi nga popullsia e Medinës që, për hir të Allahut, t'u jepnin sadaka nevojtarëve dhe të kujdeseshin për ta dhe ua bëri të ditur se, po ta hiqnin dorën e ndihmës prej tyre, do të shkatërroheshin. Medinasit i thanë:

"O i Dërguari i Allahut! Ç'të japim ne si sadaka? Ne s'gjejmë asgjë që t'ua japim atyre si sadaka!"

*"Ç'të keni! Sikur edhe gjysmë hurme!"* – U tha Profeti! (Vakidi, II, 732)

Dhe kjo tregon se bujari nuk do të thotë me çdo kusht të japësh shumë! Bujaria e vërtetë është që njeriu ta hapë dorën aq sa të ketë mundësi dhe ta bëjë shprehi të jap diçka qoftë shumë, qoftë pak!

Sahabet bujarë të cilët patën marrë edukatë bujarie nga Zotëria i Botëve, bënë gjithçka të mundur në çështjen e dhënies, dhurimit dhe mirëbërësisë duke shpalosur pamje përlotëse. Atë ditë kur Profeti (s.a.v.s.) u bëri thirrje muslimanëve të jepnin ndihmë për ushtrinë që do të nisej për në fushatën e Tebukut, muslimani i varfër Ulbe bin Zejd (r.a.) u ngrit nga shtrati pasi kishte taluar një pjesë e natës, fali namaz dhe u lut kështu:

"Allahu im! Ti urdhërove dhe nxite për të dalë në xhihad. Mirëpo mua s'më bëre pronar të një kafshe që t'i hip për të dalë në xhihad së bashku me të Dërguarin Tënd! As të Dërguarit nuk i dhe mundësi të kishte në dorë një kafshë që të ma jepte mua për t'ia shaluar! Unë gjithmonë e kam dhënë sadakanë që më ka takuar nga malli dhe gjëja ime. Allahu im! Po e jap si sadaka këtë copë gjë që ma mundësove mua nga robtë e Tu!"

Në mëngjes, ai shkoi te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Unë s'kam në dorë ndonjë gjë që të mund ta jap si sadaka! Po e jap vetëm këtë plaçkë! Dhe e pastë hallall ai që, për shkak të kësaj, më dëshpëron mua ose më thotë fjalë të keqe ose tallet me mua!"

Përballë këtyre fjalëve të ngarkuara sa me dashuri dhe bujari, aq edhe me falje e mëshirë, Profeti ynë i dashur i tha vetëm kaq:

*"Allahu ta pranoftë sadakanë!"*

Të nesërmen një thirrës pyeti me zë të lartë që ta dëgjonin të gjithë:

"Ku është personi që ka dhënë mbrëmë sadaka?"

Askush nuk doli. Atëherë, edhe Profeti (s.a.v.s.) pyeti:

*"Ku është personi që ka dhënë mbrëmë sadaka?"*

Askush s'u ngrit në këmbë. I Dërguari i Allahut urdhëroi:

*"Të ngrihet në këmbë, kudo që të ndodhet, personi që ka dhënë sadaka!"*

Ulbe (r.a.) u ngrit në këmbë. Profeti i tha:

*"Unë e pranova sadakanë tënde! Po të përgëzoj! Betohem në Allahun që ka në dorë ekzistencën e Muhammedit, se ti u shkrove në listën e lartë të atyre që u pranohet sadakaja!"* (Ibni Haxher, el-Isabe, II, 500; Ibni Kethir, es-Sire, IV, 9; Vakidi, III, 994)

Për të mund ta zbatuar urdhrin e Allahut dhe të të Dërguarit dhe për të mund ta shtresuar në vetvete këtë cilësi të bukur, sahabet bujarë janë treguar aq dinjitozë, sa ta dhurojnë edhe gjënë më të vogël që u është ndodhur në dorë. Kurse dinjiteti i treguar nga ata që s'kanë pasur asgjë për të dhënë, është akoma më domethënës:

Edhe ensari Ebu Akil (r.a.) kishte sjellë një masë hurma si ndihmë për ushtrinë që do të merrte pjesë në fushatën e Tebukut, ndërsa vetë ishte nevojtar më shumë se kushdo tjetër për atë masë hurmash. Ai i tha Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Tërë natën barta ujë në shpinë për dy masë hurma. Një masë e lashë në shtëpi për familjen, tjetrën ta solla ty për të fituar pëlqimin e Allahut!"




I Dërguari i Allahut i tha:

*“Allahu e begatoftë edhe këtë që e solle dhe e dhe, edhe atë që e veçove për familjen!”*

Dhe urdhëroi që hurmatë e sjella të derdheshin në grumbullin e ndihmave. (Taberi, *Tefsir*, X, 251)

Eshtë bërë e ditur se po të jepet si mirëbërësi qoftë edhe një hurmë e vetme nga fitimi i pastër i pranueshëm nga Allahu, Allahu i Lartë do ta marrë dhe do ta shtojë, për të zotin, gjersa të bëhet sa një mal! (Buhari, Zekat, 8) Kjo do të thotë se mallrat e dhuruara janë investim i garantuar për jetën tonë të amshuar. Dhurimet tona do të shtohen nga Zoti i Lartë sipas principialitetit dhe sinqeritetit tonë dhe do të na dalin para si ndërmjetësues për faljen tonë në ditën e vështirë e të shqetësuar të kiametit.

Në Shekullin e Lumtur, Shokët e Sufës të cilët, duke ia kushtuar veten vetëm rrugës së Islamit, nuk mendonin gjë tjetër përveç adhurimit ndaj Allahut, nuk gjenin kohë për ta siguruar jetesën. Prandaj, muslimanët e tjerë u çonin atyre hurma. Një radhë, disa kishin çuar hurma të prishura dhe Shokët e Sufës ishin detyruar t’i hanin hurmat e prishura ngaqë ishin uritur jashtëzakonisht. Mbi këtë ngjarje, erdhi ky paralajmërim i Zotit:

**“O ju që keni besuar! Jepni** (për hir të Allahut) **nga më të mirat e fitimeve tuaja si dhe nga më të mirat e dhuntive që kemi nxjerrë për ju nga toka! Dhe mos u përpiqni të jepni si mirëbërësi gjërat** (e thjeshta e pa vlerë) **që nuk do t’i pranonit për vete pa i mbyllur sytë** (sikur t’u jepeshin juve)**! Dhe dijeni se Allahu s’ka nevojë për asgjë dhe se është i denjë për lavdërim!”** (el-Bakara, 2/267) (Vahidi, f. 90)

Me të vërtetë, ndërsa njerëzit shpenzojnë në rrugën e Allahut, janë shumë të rëndësishme gjendja shpirtërore ku ndodhen dhe qëllimi që kanë në zemër. Personi i cili, ndërsa për nevojat dhe dëshirat e tij, përdor me bollëk nga pjesa më e mirë dhe më cilësore e mallit, jep me shtrëngim si dhe nga pjesa më e pavlerë e më e papëlqyeshme kur jep për hir të Allahut, e tregon vetë haptazi se sa pak vlerë ka para Allahut!

Hz. Ibni Arabiu tregon kështu:

“Një i varfër kërkoi nga dikushi lëmoshë (sadaka) për hir të Allahut. Dhe ai dikushi nxori një qese ku kishte monedha argjendi të mëdha e të vogla dhe, duke e trazuar me dorë, filloi të kërkojë të vogla. Ndërkaq, varfanjaku sufi po e vëzhgonte. Pastaj, u kthye nga unë e më tha:

“A e di se ç’kërkon ky njeri i cili do të japë lëmoshë?”

“Jo!” – I thashë unë. Ai vazhdoi:

“Kërkon të gjejë vlerën që ka te Allahu! Sepse, atë që ka për ta dhë-




në, do ta japë për hir të Allahut! Kur sheh monedhë të madhe, heq dorë dhe, me gjuhën e kësaj mënyre sjelljeje, thotë: "S'mund të kem kaq vlerë para Allahut!" Ai do të vazhdojë të kërkojë gjersa të gjejë monedhën më të vogël!"

Pastaj, kur njeriu e gjeti monedhën e vogël që kërkonte dhe ia dha të varfërit, ky i tha:

"Ja, sa kjo para është vlera jote para Allahut!" (Nihat Keklik, f. 172)

Personat që e përvetësojnë Islamin dhe e praktikojnë në jetën e vet, nga njeriu më i varfër e gjer te sundimtari më i pasur, e kanë kryer këtë adhurim të bukur me gjithë zemër duke i kuptuar rëndësinë e madhe dhe dobitë e mëdha të dhënies. Ashtu siç ka pasur e do të ketë nga varfanjakët që s'do të gjejnë dot një copë gjë për ta dhënë në rrugën e Allahut, ka pasur e do të ketë edhe nga ata që do të kenë në duar pasuritë e botës! Ja, pra, njëri nga këta, sulltani i 27 osman, Mahmudi I, gdhendte unaza, i shiste nën dorë dhe paratë që fitonte, ua shpërndante të varfërve si lëmoshë (sadaka). Në këtë mënyrë, ai dëshironte të jepte si sadaka në mënyrë të pastër e të papërlyer prej mallit të pastër dhe hallall që fitonte me punën e duarve dhe djersën e ballit! (Zeki Kuşoğlu, f. 26)

## E. AFERSIA E PROFETIT NDAJ KUR'ANIT

**"... Ata bëjnë sexhde gjatë natës dhe i këndojnë ajetet e Allahut!"**

Al-i Imran, 3/113

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tregonte respektin dhe nderimin më të lartë për fjalën që i kishte zbritur Zoti, dhe e këndonte vazhdimisht me mall dhe impresionim. Edhe sahabet bujarë, duke bërë sipas Profetit i cili ishte për ta njeriu model dhe personaliteti shembullor, nuk e lëshonin Fjalën e Allahut nga duart, nuk e hiqnin nga goja! Evs bin hudhejfe nga përfaqësuesit e fisit Thekif, i tregon kështu vëzhgimet e veta mbi këtë çështje:

"Një natë, pas jatsisë, Profeti ynë, i Dërguari i Allahut nuk u kthye pranë nesh, për një copë herë të gjatë. Kur u kthye, e pyetëm:

"O i Dërguari i Allahut, pse u vonove për t'u kthyer pranë nesh?"

Profeti (a.s.) na u përgjigj:

*"Ia kam caktuar vetes si detyrë të këndoj çdo ditë një pjesë nga Kur'ani. S'desha të vij pa e çuar këtë detyrë në vend!"*





Kur u bë mëngjes, i pyeti sahabet:

"Si e ndani ju në pjesë Kur'anin për ta kënduar?"

Ata u përgjigjën:

"Tri suret e para, një pjesë; pesë suret në vazhdim, një pjesë; pastaj bëjmë nga një pjesë me shtatë sure, një pjesë me nëntë sure, një pjesë me njëmbëdhjetë sure dhe një pjesë me trembëdhjetë sure. Formojmë edhe një pjesë me suret mufassal, nga sureja Kaf gjer në fund, dhe, kështu, e këndojmë Kur'anin në shtatë pjesë." (Ibni Hanbel, IV, 9; Ibni Maxhe, Salat, 178)

Kur Profeti ynë i dashur qëndronte në namaz para Allahut të Lartë në thellësinë e netëve, këndonte Kur'an për orë të tëra dhe nga kjo ndjente një kënaqësi të pangopur. Duke u shprehur *"Allahu nuk dëgjon askënd sa ç'dëgjon një robin e vet që fal dy reqate namaz natën…"* (Tirmidhi, Fedailu'l-Kur'an, 17), bënte të ditur urtësinë e këndimit të Kur'anit gjatë e gjatë në namazet që falte natën i vetëm.

Këndimi i tij ishte një këndim i vëmendshëm që respektonte ngadalësinë e duhur, theksimin e tingujve (tertil) si dhe rregullat e intonacionit (texhvid) (Tirmidhi, Fedailu'l-Kur'an, 23). Sepse Allahu e kishte urdhëruar Profetin kështu:

وَرَتِّلِ الْقُرْاٰنَ تَرْت۪يلاًۜ

**"Kur'anin këndoje ngadalë-ngadalë, një për një!"** (el-Muzemmil, 73/4)

Ashtu si në çdo çështje, edhe këtu, ai i qe bindur urdhrit me nënshtrim të plotë dhe në atë mënyrë e pati kënduar Kur'anin.

Fjala "tertil" që do të thotë harmoni dhe rregullsi, do të thotë ta këndosh Kur'anin pa u nxitur, ngadalë-ngadalë, duke e shqiptuar të plotë çdo tingull. Fakti që në ajetin kur'anor, urdhri **"rettil"** përforcohet me paskajoren **"tertilen"**, tregon se kërkohet që tertili të realizohet në shkallën më të bukur. Këndimi i Kur'anit nuk është thjesht këndim i rastësishëm me anë të bukurisë së zërit si të ishte interpretim i ndonjë melodie muzikore. Përkundrazi, është këndim duke respektuar lidhjen e poetikës me kuptimin, rrjedhshmërinë dhe shprehshmërinë, duke e ndjerë kuptimin dhe duke ua shprehur atë edhe dëgjuesve. Prandaj, në këndimin e Kur'anit, tertili dhe texhvidi janë jashtëzakonisht të nevojshëm.

Profeti ynë, jeta e të cilit pati kaluar me marrjen dhe kumtimin e vahjit ose revelacionit hyjnor, kur afrohej muaji i ramazanit, i jepte më shumë rëndësi Kur'anit. Miku i tij, Xhebraili (a.s.), zbriste çdo natë gjatë këtij muaji dhe këndonin të dy me radhë Kur'an në formën e quajtur mukabele. (Muslim,

Fedail, 50) Mukabelenë e patën bërë dy herë në ramazan para se Profeti të vdiste. (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 7)

Profeti ynë, siç i pëlqente të këndonte vetë Kur'an, kishte dëshirë edhe ta dëgjonte Kur'anin nga të tjerët dhe në këtë rast ndjente kënaqësi të madhe e të veçantë. Prandaj, herë pas here i dëgjonte posaçërisht sahabet që këndonin Kur'an bukur. Abdullah Ibni Mes'ud (r.a.) tregon kështu:

"Drita e syve tanë, Profeti, më tha:

*"Këndomë Kur'an!"*

"O i Dërguari i Allahut, ty që të është zbritur Kur'ani të të këndoj Kur'an unë?" – I thashë.

*"Kënaqem shumë nga dëgjimi i këndimit të Kur'anit prej të tjerëve."* – Më tha ai. Atëherë, unë fillova të këndoj suren Nisa. Kur arrita në ajetin 41, më ndërpreu dhe më tha:

*"Mjafton me kaq!"*

Po ç'të shoh? Nga sytë po i ridhnin lot!" (Buhari, Tefsir, 4/9; Muslim, Musafirin, 247)

Në qoftë se Krenaria i gjithësisë, Profeti ynë, ka qarë duke kënduar Kur'an, gjithsesi, do të ishte një qëndrim më me vend që muslimanët të ndodheshin vazhdimisht në gjendje meditimi me frikën nga Allahu dhe me shpresën e mëshirës prej tij, të shqetësuar dhe respektues!

Disa herë, Profeti i dëgjonte pa i lajmëruar sahabet që këndonin Kur'an dhe gëzohej shumë. Një kujtim i bukur i përjetuar nga Hz. Aisheja në këtë drejtim është kështu:

Kur një ditë ishte vonuar për t'u kthyer në shtëpi, Profeti e pati pyetur për shkakun dhe ajo i qe përgjigjur kështu:

"O i Dërguari i Allahut, në faltore ishte një burrë që s'kam dëgjuar të këndojë tjetërkush Kur'an më bukur se ai!"

Pra, ajo ia bëri të qartë se ishte vonuar duke e dëgjuar këndimin e Kur'anit të atij personi. Atëherë, Profeti u ngrit, shkoi në faltore dhe pa se personi në fjalë ishte Salimi (r.a.) dhe i shprehu kështu ndjenjat e veta:

*"Lavdi Allahut që na bën të kemi mes ummetit një njeri si ti!"* (Ibni Hanbel, VI, 165)

## 1. Leximi i Kur'anit duke e kuptuar

Profeti ynë e pati shtresuar Kur'anin në çdo fushë të jetës së vet, ishte njësuar me të dhe, me moralin e tij të bukur, ishte shndërruar në Kur'an të

gjallë. Muallim Naxhi e ka shprehur kështu këtë të vërtetë në një dyvargsh të tij:

E sheh njeriu Kur'anin e bukur dhe e admiron;
Kur'ani, portreti yt i shkruar me dorën hyjnore…

Personi që e këndon Fjalën e Allahut, me të vërtetë ka kënduar portretin e të Dërguarit të Allahut, moralin e tij, karakterin dhe jetën e tij. Prandaj është e nevojshme që muslimanët të afrohen dhe mësohen me Kur'anin, pra, ta këndojnë shpesh dhe vazhdimisht atë dhe, duke meditUar mbi të, ta zbatojnë në jetën e tyre. Duke u shprehur si në vijim, Profeti i ka nxitur dhe inkurajuar besimtarët të këndojnë Kur'an në mënyrë të vazhdueshme e të disiplinuar:

*"Këndoni Kur'an, sepse, në ditën e kiametit, Kur'ani do t'u shkojë si ndërmjetësues për falje atyre që e këndojnë!"* (Muslim, Musafirin, 252)

*"Kush këndon një shkronjë nga Kur'ani, për të ka një mirësi. Dhe shpërblimi i çdo mirësie është dhjetë mirësi. Unë nuk them se elif lam mim janë një shkronjë, përkundrazi, elifi është një shkronjë, lami është një shkronjë dhe mimi është një shkronjë!"* (Tirmidhi, Fedailu'l-Kur'an, 16) Prandaj, pasi besimtari ta ketë kënduar një herë kur'anin plotësisht dhe të ketë bërë lutjen e hatmes, domethënë, të përmbylljes, duhet të kthehet menjëherë nga fillimi dhe ta rifillojë këndimin e tij duke meditur mbi kuptimin e tij dhe duke e kuptuar atë. Sa e rëndësishme është kjo ngjarje që tregon nevojën e një veprimi të tillë:

Një njeri shkoi te i Dërguari i Allahut dhe e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut! Cili veprim është më i dashur?"

*"Hal dhe murtehil"!* – Iu përgjigj Profeti. Personi e pyeti prapë:

"Ç'është hal dhe murtehil?"

*"Eshtë ta këndosh Kur'anin nga kreu, në fund dhe, pastaj, t'i riktheHesh për ta rifilluar nga e para!"* – Iu përgjigj Profeti. (Tirmidhi, Kiraat, 11)

Vetëm këndimi i Kur'anit, madje, është adhurim më vete dhe për këtë janë premtuar shpërblime mirësie të mëdha. Por synimi i vërtetë është ta kuptosh atë, ta jetosh dhe ta kumtosh! Prandaj, edhe këndimi i Kur'anit ka shpirtin e vet. Shpirti i këndimit të Kur'anit është që, gjatë tilavetit (këndimit të tij sipas rregullave), t'i drejtohesh Allahut me dëshirë dhe nderim të madh, të vrasësh mendjen mbi këshillat e Kur'anit, t'u nënshtrohesh me zemër urdhrave të tij, të nxjerrësh mësimet e duhura nga rrëfenjat dhe alegoritë e tij mësimdhënëse, të thuash "subhanallah" sa herë që përmenden atributet dhe provat e Allahut, të kërkosh nga mirësitë dhe bujaritë e Zotit në çdo vend ku bëhet fjalë për xhennetin dhe mëshirën e Tij, kurse të

mbështetesh te Ai sa herë që bëhet fjalë për xhehennemin dhe mundimin e tij.

Duke kënduar Kur'an, besimtari duhet ta ndjejë se ndodhet para Allahut dhe se Allahu e sheh vazhdimisht atë. Besimtari duhet të përjetojë një gjendje shpirtërore të tillë sikur e vështron Allahun dhe sikur Allahu po i flet. Ai duhet të mendojë për individualitetin e Allahut, atributet e Tij, aktet dhe lartësinë sublime të tij për të cilat flitet në ajete, duhet të dëshirojë dhe kërkojë faljen dhe mëshirën e Tij, pranimin e pendesës nga Ai, duhet të sjellë para sysh shkatërrimin e armiqve të Allahut, fundin domethënës të tyre, duhet të kujtojë profetët dhe miqtë e Allahut. Shkurt, besimtari duhet ta këndojë Kur'anin duke e kuptuar se ç'kërkon të thotë. Kurse personi i cili nuk e njeh me kompetencë kuptimin e Kur'anit, duhet ta përgatisë veten për tilavet, duhet të ndodhet në gjendjen shpirtërore të seriozitetit dhe respektit adhurimor. Kështu, zemra i stoliset me dritën e respektit dhe madhërimit ndaj Allahut, madhështia e Kur'anit si fjala e Zotit të Madh shfaqet me të gjithë shkëlqimin e saj në zemrën e tij. Mundësisht, ta lexojë tefsirin, komentin e Kur'anit, të përpiqet ta kuptojë dhe, nëse nuk arrin dot vetë ta kuptojë, të përpiqet të marrë pjesë në predikimet, këshillat dhe kuvendet e personave të ditur e të virtytshëm.

Kur sahabet mësonin dhjetë ajete nga i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), nuk kalonin në dhjetë ajete të tjerë pa i kuptuar mirë dhe pa i vënë në zbatim konkluzionet dhe urdhrat e tyre. Ata thoshin "ne i mësuam diturinë dhe praktikën së bashku". (Ibni Hanbel, V, 410) Për shembull, Ibni Maliku na transmeton se Abdullah bin Omeri studioi tetë vjet mbi suren Bakara për ta mësuar atë. (Muvatta, Kur'an, 11) Lidhur me këtë rivajet (transmetim), el-Baxhiu bën këtë shpjegim: " Kjo situatë s'kishte lidhje me funksionimin e ngadalshëm të kujtesës së tij. Përkundrazi ai kaq kohë kishte veçuar për t'i mësuar dhe zbatuar në praktikë detyrimet, urdhrat, konkluzionet e sures dhe gjërat e tjera që u përkisnin këtyre." (Kettani, II, 191)

Sa bukur shprehet poeti Mevlana (k.s.):

"Në kohën e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), atë sahabe që mësonte përmendësh një ose gjysmë sure, njerëzit e mbanin më të madh pse në kujtesën e tij ndodhej një sure përmendësh, dhe e tregonin me gisht. Sepse ata e mësonin Kur'anin në mënyrën më të mirë, duke e kuptuar dhe përvetësuar, e këndonin sikur e hanin duke e përtypur mirë. Eshtë sigurisht punë e madhe që dikush të hajë gjashtë ose dymbëdhjetë batman[1] bukë! Kurse është krejt e mundur të hajë një mijë barrë gomari bukë me kusht që pasi ta përtypë bukën në gojë, ta nxjerrë jashtë. Eshtë bërë paralajmërimi se "ka sa e sa lexues të Kur'anit që Kur'ani i mallkon!" Ky paralajmërim

1. Batman: njësi peshe që ndryshon mes dy dhe tetë okësh. Oka është 1283 gram.





është për ata që nuk e njohin kuptimin e Kur'anit." (Fihi ma Fih, f. 78)

Ç'është e vërteta, kuptimet e Kur'anit janë një det pa anë e pa fund. Siç ka thënë Hirësia Muhammed Parsa, "po qe se kuptimet e vërteta të ajeteve dhe shkronjave të Kur'anit do të ishin sheshit, shfaqjen e tij nuk do ta përballonin dot toka dhe shtatë kat qiej!" Faktin që megjithëse si rezultat i zhvillimit të shkencës, gjithësia është kthyer përmbys dhe janë bërë gjithato shpikje e zbulime, shumë pak kuptime të Kur'anit kanë dalë në shesh, poeti e shpreh kështu në një dyvargsh të bukur të tijin:

Ideja e virgjër mbi gjithësinë u bë copë-copë, u gris,
Por kuptimi i Kur'anit ende ka mbetur si cipa e virgjërisë…

Në këtë mes, ajo ç'ka na bie neve, është të mësojmë mesa kemi aftësi nga deti kuptimor i gjerë i Kur'anit të Shenjtë dhe ato që mësojmë, t'i vëmë në praktikë. Sepse përfshirja e tij me tërë thellësinë e vet është mbi forcat njerëzore. Sa bukur e thotë poeti:

Brenda një deti margaritarësh u kredha
Dhe, me sa pata mundësi, rrëmbeva;
Por, ç'ka mora, qe vetëm një pikë,
Deti prapë mbeti siç qe plot cipë më cipë…

Prandaj, duhet që Fjalën Hyjnore e cila është një oqean i pafund i Zotit të botëve, ta lexojmë me përshpirtshmëri, me nderim dhe respekt të madh. Nga kjo varet edhe mundësia për të përfituar siç duhet nga Kur'ani i Shenjtë!

Përshpirtshmëria është respekti dhe nderimi që ndjen njeriu ndaj Zotit të vet. Faktin që personat që zotërojnë dituri dhe kulturë shpirtërore dhe që i kanë zemrat të mbushura plot me nderimin dhe respektin ndaj Allahut, zënë të qajnë në një ekstazë të thellë përballë Kur'anit, bien menjëherë në sexhde dhe e pohojnë forcën e tij si dhe se ai është i vërtetë, Zoti i Lartë na e bën të ditur kështu:

**"Dhe** (kur këndohet Kur'an)**, duke qarë, bien me fytyrë në sexhde. Dhe Kur'ani ua shton atyre nderimin."** (el-Isra, 17/109)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i ka quajtur "Ehli Kur'an" (Njerëz të Kur'anit) ata persona që e këndonin vazhdimisht Kur'anin me përshpirtshmëri, që vepronin sipas përmbajtjes së tij, qe e rregullonin çdo faqe të jetës sipas urdhrave dhe ndalimeve të tij. Këta njerëz që i la natën, pa gjumë, dhe ditën, pa ujë (Ibni Maxhe, Edeb, 52), Kur'ani do të bëjë përpjekje për t'i shpëtuar në ditën e kiametit. Këtë të vërtetë, hadithi profetik e shpreh kështu:

*“Në ditën e ringjalljes pas kiametit, Kur’ani dhe njerëzit e Kur’anit të cilët e patën rregulluar jetën në këtë botë sipas tij, do të çohen në sheshin e grumbullimit. Në këtë mes, suret Bakara dhe Al-i Imran do të dalin para Kur’anit dhe do të bëjnë garë me njëri-tjetrin për t’i mbrojtur ata që i kanë lexuar.”* (Muslim, Musafirin, 253)

I Dërguari i Allahut, Profeti ynë, e bën të ditur kështu faktin se Ehli Kur’an do të bëhen të dobishëm jo vetëm për veten, por edhe për të afërmit e tyre:

*“Atij që e këndon Kur’anin dhe vepron sipas tij, ditën e kiametit i vihet në kokë një kurorë. Bukuria dhe ndriçimi i asaj kurore janë më të ndritshme se drita e diellit që bie mbi një shtëpi në këtë botë. Atëherë, mendoni se si do të jetë bukuria e atij personalisht që vepron sipas Kur’anit!”* (Ebu Davud, Vitr, 14)

Personat të cilët vetëm sa e mësojnë përmendësh Kur’anin dhe e këndojnë me zë të bukur, nuk mund të konsiderohen *Ehli Kur’an, Njerëz të Kur’anit*, për sa kohë që nuk veprojnë me të dhe sipas tij. Esenciale për muslimanët është të kenë mendim e qëllim për ta bërë Kur’anin veprues e sundues në jetë, si dhe të bëjnë përpjekjet e duhura për këtë. Poeti e shpreh kështu se është e domosdoshme që të mos rrëmbehemi pas zërit të bukur të atij që e këndon Kur’anin, por, duke kaluar më tej, të përpiqemi për ta kuptuar drejt dhe për ta ndjerë me zemër fjalën e Allahut:

Kavl-i Bâri’yi işit Bâri’den,
Perdedir geç negam-ı kârîden.

Fjalën e perëndishme dëgjoje nga Zoti vetë;
Kapërceje zërin e kënduesit, perde është…

Edhe mbledhja bashkë, kuvendimi dhe zhvillimi i mësimeve me qëllim për ta mësuar dhe kuptuar Kur’anin, janë veprime të bukura që i ka lavdëruar i Dërguari i Allahut, Profeti ynë. Dhuntitë që do të meritojnë të kenë njerëzit që bëjnë këto përpjekje, janë përshkruar kështu në një hadith profetik: *“…Po qe se një xhemaat (bashkësi njerëzish) mblidhen në njërën nga shtëpitë e Allahut, e këndojnë librin e Allahut dhe kuvendojnë mes tyre mbi të duke u përpjekur ta rrokin e ta kuptojnë, mbi ta zbret qetësia e prehja dhe ata i mbështjell mëshira e Zotit, engjëjt u mblidhen përreth, Allahu i Lartë i përmend në radhët e atyre që ndodhen pranë Tij!..”* (Muslim, Dhikr, 38)

Profeti ynë i cili i atribuonte jashtëzakonisht rëndësi Kur’anit të Shenjtë, i donte veçanërisht dhe i çmonte sahabet e tillë. Kështu pati ndodhur që Profeti e pati caktuar të parë Osman bin Ebi’l-As’in (r.a.), më të voglin në moshë ndër përfaqësuesit e fisit Thekif, pikërisht sepse e njihte Kur’anin





më mirë dhe bënte përpjekje për ta kuptuar.

Përfaqësuesit e fisit Thekif e patën lënë më të riun ndër ta, Osman bin Ebi'l-As'in (r.a.), të rrinte pranë kafshëve atje tej. Në drekë, kur ata ktheheshin dhe binin në gjumin e vapës, Osmani (r.a.) shkonte te Profeti, i bënte pyetje mbi fenë, dëgjonte dhe mësonte Kur'an. Kështu, pati mësuar përmendësh disa sure duke i dëgjuar nga Profeti.

Osmani (r.a.) i cili, fshehtazi nga shokët, i pati dhënë besën të Dërguarit të Allahut dhe qe bërë musliman më parë se ta, kur e gjente të zënë Profetin, shkonte ose te Ebu Bekri, ose te Ubejj bin Ka'bi, i pyeste dhe këndonte Kur'an. Sjellja e tij i pëlqente shumë të Dërguarit të Allahut dhe, kështu, ai e donte shumë Osmanin. Pastaj, kur përfaqësuesit e fisit Thekif deshën të ktheheshin në vendin e vet, i thanë Profetit:

"O i Dërguari i Allahut, na e bëj njërin nga ne imam!"

Dhe ai ua caktoi imam Osman bin Ebi'l-As'in megjithëse ishte më i riu ndër ta! (Ibni Sa'd, V, 508; Ibni Hisham, IV, 185; Ibni Hanbel, IV, 218)

Kjo konsideratë e Profetit tonë, të Dërguarit të Allahut, përfshinte edhe të vdekurit. Siç rrëfen Xhabiri (r.a.), ata që patën rënë dëshmorë në betejën e Uhudit, Profeti (s.a.v.s.) i pati grumbulluar në një vend për t'i shtënë në varr dy e nga dy. Ai pati pyetur: *"Kush nga këta dinte më shumë Kur'an?"* Dhe atë që ia tregonin, e vendoste më parë se të tjerët në anë të kibles. (Buhari, Xhenaiz, 73, 75)

Të gjitha këto tregojnë se ata që e këndojnë dhe e mësojnë përmendësh Kur'anin, kanë një vlerë të jashtëzakonshme si para Allahut të Lartë, ashtu edhe para Profetit!

## 2. Afërsia e sahabeve ndaj Kur'anit

Edhe sahabet bujarë të cilët qenë përgatitur nën edukimin profetik të Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, i patën dhënë Kur'anit të Shenjtë rëndësinë e duhur, patën ndjerë së bashku me të dhe patën jetuar së bashku me të! Ata këndonin Kur'an shumë, ata s'deshin t'u kalonte një ditë pa kënduar Kur'an, pa ua hedhur vështrimin faqeve të tij. Ditën e fillonin me Kur'an dhe atyre që i kishin sytë të sëmurë, u këshillonin të vështronin në tekstin e Kur'anit. Madje, Hz. Osmani e pati vjetëruar një tekst Kur'ani nga këndimi i tepërt. (Kettani, II, 197)

Omer bin Hattabi (r.a.) i thoshte kështu herë pas here Ebu Musa el-Esh'ariut (r.a.) i cili kishte zë shumë të bukur dhe bënte një këndim të mrekullueshëm të Kur'anit:

"O Ebu Musa! Na e kujto Zotin tonë!"





Dhe Ebu Musai (r.a.) këndonte Kur'an! (Ebu Nuajm, I, 258) Edhe një herë tjetër i pati thënë Ebu Musa el-Esh'ariut:

"O vëlla! Na ngri peshë nga entuziazmi drejt Zotit tonë!"

Dhe Ebu Musa el-Esh'ariu pati nisur të këndonte Kur'an. Pas një copë here, e patën thirrur Hz. Omerin për në namaz. I zgjuar nga botët shpirtërore ku qe kredhur, kalifi Omer pati pyetur me habi:

"A s'ishim në namaz ne?" (Ibni Sa'd, IV, 109)

Kjo ngjarje tregon se sahabet bujarë që e këndonin shumë Kur'anin, në të njëjtën kohë ndjenin edhe kënaqësi të thellë nga dëgjimi i tij!

Ndërsa e urdhëronte ummetin të këndonte shumë Kur'an, i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, ua tërhiqte vërejtjen atyre që e tepronin. Fundja, për çfarëdo çështje, teprimin në fe nuk e kanë pasë miratuar as Allahu i Lartë, as i Dërguari i Tij. Abdullah bin Amr bin As (r.a.) tregon kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më tha:

*"A po pandeh ti se unë nuk e marr vesh se i kalon tërë ditët me agjërim dhe tërë netët me këndim Kur'ani?"*

"Sigurisht që e merr vesh, o i Dërguari i Allahut! – Iu përgjigja unë. – Vetëm se me këtë unë vetëm shpresoj të arrij mbarësi e mirësi!"

I Dërguari i Allahut më tha:

*"Mbaj agjërimin e Daudit, profetit të Allahut, sepse ai qe nga njerëzit që bënin më shumë adhurim. Bëje hatme (këndoje plotësisht) Kur'anin një herë në muaj!"*

Kurse unë i thashë:

"O i Dërguari i Allahut, po unë kam më shumë mundësi se kaq!"

*"Meqë qenka kështu, bëje hatme një herë në njëzet ditë!"*

Unë i thashë prapë:

"O i Dërguari i Allahut! Mund të bëj më shumë se kaq!"

*"Atëherë, bëje hatme një herë në dhjetë ditë!"* – Më tha ai. Pastaj, kur unë ngula këmbë duke i thënë përsëri se kisha mundësi për më tepër se kaq, ai më tha:

*"Epo, fundja, bëje një hatme në shtatë ditë, por mos e kalo këtë cak!"*

Megjithëkëtë, unë vazhdova ta shkurtoja afatin, mirëpo ky veprim kishte qenë kundër meje! Profeti më pati thënë:

*"Pa dyshim që ti nuk e di, ndoshta do të kesh jetë të gjatë!"*

Vonë, në pleqëri, Abdullah bin Amri (r.a.) pati thënë kështu:

“U ktheva në gjendjen që më pati këshilluar Profeti (s.a.v.s.)! Kur u plaka, pata dëshirë shumë ta pranoja atë që më kishte lejuar ai!”

Ky sahabi i bekuar e kuptoi, më në fund, se ç’gabim të madh kishte bërë që s’ia kishte dëgjuar fjalën të Dërguarit të Allahut dhe qoftë edhe me vështirësi, qe përpjekur ta çonte në vend fjalën që i kishte dhënë të Dërguarit të Allahut! Ai i pati kaluar me vështirësi ditët e fundit të jetës për hir të dashurisë dhe besnikërisë ndaj të Dërguarit të Allahut! Për të qenë i qetë natën, e këndonte një të shtatën e Kur’anit ditën para një pjesëtari të familjes që e vinte për ta dëgjuar. Dhe, kur deshte të ishte i fortë e i fuqishëm, nuk agjëronte disa ditë, pastaj, për të mos lëvizur nga fjala që i kishte pasë dhënë Profetit, i zëvendësonte ditët e paagjëruara. (Buhari, Savm, 55-56-57; Muslim, Sijam, 181-193)

Përsëri, Profeti ynë, oqeani mëshire, duke u shprehur si në vijim, pati theksuar se njerëzit nuk duhet ta mundonin veten:

*“Ai ndër ju i cili ngrihet natën dhe fillon të këndojë Kur’an përçart, pa e marrë vesh se ç’thotë, të bjerë menjëherë në gjumë!”* (Muslim, Musafirin, 223) *“… Sepse, personi që fal namaz përgjumësh, ndërsa dëshiron të bëjë pendesë, e mohon dhe e fyen vetveten!”* (Ebu Davud, Tatavvu, 18)

## F. MEDITIMI (TEFEKKUR)

**Një mijë mësime diturie lexohen në çdo fletë; Ç’shkollë e mirë bëhet shkolla e gjithësisë, o Zot!**

Zija Pasha

Meditim është të mendohesh thellë mbi një çështje çfarëdo, ta vrasësh mendjen dhe të arrish të bëhesh i vetëdijshëm për të. Meditimi, të cilin mund ta quajmë përpjekje subjektive për ta njohur esencën e eventualitetit dhe për të marrë mësim, është një veçori specifike e njeriut. Në sajë të kësaj veçorie njeriu diferencohet nga qeniet e tjera dhe bëhet epror ndaj tyre. E thënë ndryshe, si lartësimi, si rënia poshtë e njeriut varen nga përdorimi ose mospërdorimi prej tij i kapacitetit vetiak të meditimit. Njeriu i cili mendon për rregullin e patëmetë në gjithësi, për qëllimin final të krijimit, për dhuntitë dhe bukuritë që i janë ofruar, për përkohshmërinë e botës materiale si dhe për ndërrimin e vazhdueshëm ditë-natë, pëson një thellim cilësor subjektiv, hedh hap drejt përkryerjes dhe e koncepton më mirë madhështinë e Allahut të Lartë.

Meditimi është rruga më e efektshme në fitimin e vetive të bukura e

jetësore, si nënshtrimi me përshpirtshmëri ndaj Allahut të Lartë, orientimi kah Ai, shpëtimi nga turpet njerëzore, pengimi i lidhjes pas nefsit (vetvetes, egos) duke u mbrojtur nga ndikimet dhe gjurmët e jetës së kësaj bote. Njeriu i cili mediton madhështinë e Allahut, shpëton nga indiferentizmi dhe shkujdesja përballë madhërisë së Tij dhe forcohet në besim. Edhe besimi analitik mund të arrihet vetëm me anë të meditimit. Prandaj, meditimi është urdhëruar në shumë ajete të Kur'anit.

Meditimi mund të bëhet vetëm mbi gjërat e përfytyrueshme. Kështu, mund të meditohet mbi qeniet e krijuara nga Allahu. Por është e pamundur të meditohet mbi individualitetin e Allahut, sepse Allahu kurrë dhe në asnjë mënyrë s'mund të përfytyrohet si formë apo trajtë. Përfytyrimi njerëzor vërtitet mes dimensioneve njerëzore, si sasia, cilësia dhe shkaku. Kurse Zoti i Lartë nuk ka të bëjë aspak me veçoritë njerëzore dhe dimensionet temporale (kohore-hapësinore). I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Meditoni mbi krijesat e Allahut, por jo mbi personin e Tij, sepse ju kurrsesi s'mund ta përcaktoni vlerën e Tij!"* (Dejlemi, II, 56)

Ndërkaq, me përjashtim të individualitetit (ose personalitetit) të Allahut, meditimi mbi atributet, aktet dhe krijesat e Tij nuk duhet braktisur. Sepse meditimi është fara e informacionit dhe dijes. Dhe fara e mbjellur në mendjen dhe zemrën e njeriut nuk vonon ta japë me të tepërt frytin e saj. Si rrjedhojë, sa më shumë farë që të mbillet, aq më i shumtë do të jetë prodhimi që do të merret!

Meditimi mbi dhuntitë e Allahut të Lartë është njëri nga adhurimet më të çmuara e më të virtytshme. Edhe adhurimi i Profetit qe meditimi. duke medituar në shpellën Hira mbi madhështinë e Zotit dhe bukurinë e dhuntive të Tij, ai kridhej në botët e kuptimit, zemra i mbushej me përshpirtshmëri dhe ndjenjë madhërimi. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Zoti im më këshilloi:*

*- të kisha frikë prej Tij në çdo gjendje, fshehur dhe hapur;*

*- të vendosja me drejtësi kur të isha i zemëruar ose i kënaqur;*

*- të sillesha me nikoqirllëk në papasje dhe në pasje;*

*- t'i shkoja për vizitë atij që i priste lidhjet me mua;*

*- t'i jepja atij që s'më jepte;*

*- ta falja atë që më bënte padrejtësi;*

***- të meditoja në heshtje;***

*- të bëja ziqër kur flisja;*

*- ta kisha vështrimin domethënës dhe*





*- të urdhëroja për të mirë."* (İbrahim Canan, Hadis Ansiklopedisi, XVI, 252)

Profeti ynë, i Dërguari Bujar, i cili u qe bindur me tërë qenien e vet këtyre urdhrave të Zotit, ka treguar vëmendjen maksimale që heshtja e tij të ishte meditim. Hind bin Ebi Hále (r.a.), duke e përshkruar Profetin, thotë kështu:

"Profeti famëmadh ishte vazhdimisht melankolik dhe gjithmonë i mendueshëm. Për të, s'mund të bëhej fjalë për prehje. Ai kurrë s'bisedonte pa qenë e nevojshme. Heshtja e tij vazhdonte më gjatë se të folurit e tij. Edhe kur e fillonte fjalën, edhe kur e përfundonte, gjithmonë e përmendte emrin e Allahut…" (Ibni Sa'd, I, 422-423)

Hz. Jusuf Hemedani e shpreh kështu idenë se besimtari duhet ta bëjë çdo veprim me meditim: "Kur tek njeriu lind një meditim besimor, pas tij vijnë edhe sjelljet islame. Ashtu siç është e mundur të bashkohen më një këta të dy, domethënë, meditimi dhe veprimi, ashtu dhe duhet të njësohen!" (*Rutbetu'l-Hajat*, f. 60)

Në Kur'anin e Shenjtë urdhërohemi të meditojmë mbi faktin se si i pati lartësuar Allahu në të kaluarën disa kombe dhe si i pati poshtëruar disa të tjerë. (Ibrahim, 14/5) Meditimi mbi shkaqet dhe ditët kur u shkatërruan kombet e mëparshëm, siguron ftohjen dhe largimin e nefsit (vetvetes, egos) nga kjo botë, rishikimin dhe përmirësimin e jetës së kësaj bote dhe ruajtjen nga mëkatet. Zoti urdhëron kështu:

**"A nuk e vranë mendjen ata se Allahu i krijoi qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'ndodhen mes tyre, vetëm me të drejtë dhe për një periudhë të caktuar? me të vërtetë, shumica e njerëzve e mohojnë se kanë për t'u takuar me Zotin e tyre!**

**A nuk shëtisin ata mbi tokë dhe a nuk vështrojnë në mënyrë mësimnxjerrëse se si qe fundi i paraardhësve të tyre? Paraardhësit e tyre qenë më të fuqishëm, e patën punuar tokën dhe e patën rregulluar faqen e saj më shumë se ta. Edhe profetët e tyre u patën sjellë prova. Domethënë, Allahu nuk u pati bërë padrejtësi, por ata i patën bërë vetvetes padrejtësi!"** (er-Rum, 30-8-9)

Profeti ynë na ka porositur që të meditojmë shumë edhe mbi vdekjen. Sepse kur njeriu mendon se do të vijë dita që t'i presë marrëdhëniet me këtë botë dhe se do të mbetet vetëm për vetëm me bëmat e veta, qofshin të mira apo të këqija, prandaj, si përgjegjëse të tyre do të marrë shpërblim ose ndëshkim, largohet nga mëkatet dhe priret më shumë ndaj punëve të mira. Me fjalë të tjera, të meditosh mbi vdekjen, do të thotë t'i japësh kuptim jetës së kësaj bote dhe ta zbukurosh jetën e pasme, ahiret. Duke medituar mbi vdekjen, Mustafa Fevzi Efendiu thotë kështu:

Do të hysh në gropën e ngushtë të dheut i vetëm,
Allahu do të të marrë në pyetje-llogari të vetëm;
Ç'përgjigje përgatite për të dhënë i vetëm?
Do të të vënë ty në një portë-gërmadhë të vetëm;
Zemrës së prehur t'i ndihmojë një derë kërko e gjeje!
Ky kurm, për nefsin e poshtër kurban do të shkojë,
Nder e dinjitet, emër e famë do të shkojnë;
O i mjerë, pse s'rrëzohesh, shpirti, vallë, do të shkojë?
Çdo gjë që ke, pasuri e kashtë do të shkojë…
I vetëm do të hysh në varr, një të dashur kërko e gjeje!
Ç'ke sjellë- do të të thotë dita e llogarisë,
Gjithë mëkatarët do të vijnë atje jakëshqyer e të pistë;
A do të gjendet për ty, vallë, shok i fatkeqësisë?
A po mendon, vallë, për haxh, zeqat, agjërim e namaz?
Atë kryeprofetin, Ahmedin, kërko e gjeje!..

Koha e feksjes në mëngjes e cila përbën pjesën më me vlerë dhe ndikim të ditës, është koha më produktive për meditim. Kur, në kohën e feksjes, njeriu mendon për mëkatet e tij dhe bën pendesë, mendon ndëshkimin hyjnor dhe preket, kujton vdekjen dhe planifikon se si do ta vlerësojë dhe shfrytëzojë pjesën e mbetur të jetës, të gjitha këto janë veprime që i pëlqejnë Allahut të Lartë. I Dërguari i Allahut përfitonte nga netët veçanërisht për meditim! Ai qëndronte në kijam sypërlotur gjersa t'i enjteshin këmbët, rrinte për orë të tëra në ruku dhe sexhde.

Atá (r.alejh) tregon kështu:

"E pyeta Hz. Aishenë:

"A më tregon për gjendjen më të çuditshme ku e ke parë të Dërguarin e Allahut?"

Nëna jonë, Aishe, më tha:

"E ç'gjendja e tij s'ishte e çuditshme?"

Pastaj vazhdoi:

"Një natë, më erdhi pranë dhe u fut në shtrat, pastaj më tha:

*"Po të më lejosh, dëshiroj të ngrihem e t'i falem Zotit tim!"*

Unë iu përgjigja:

"Vallahi dua shumë të jem bashkë me ty, por dua më shumë atë që të gëzon ty!"

Atëherë, u ngrit, mori abdest, qëndroi në namaz dhe qau. Aq shumë qau sa lotët i rodhën gjer në gjoks. Pastaj u përkul në ruku dhe qau.

Pastaj ra në sexhde dhe qau. E ngriti kokën nga sexhdeja dhe qau. Dhe kjo gjendje vazhdoi gjersa u gdhi dhe erdhi Bilali (r.a.) për të kënduar ezanin e mëngjesit. Kur e pa të Dërguarin e Allahut duke qarë, e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut, pse qan kur ty të janë falur të gjitha mëkatet e shkuara e të ardhme?"

Profeti i tha:

*"A të mos jem një rob që e falenderon shumë Zotin e vet? Vallahi, sonte më zbriti një ajet i tillë që turp për ata që nuk e këndojnë dhe nuk e vrasin mendjen mbi të!"*

Dhe e këndoi këtë ajet:

**"Pa dyshim, në krijimin e qiejve e të tokës, në ardhjen e ditës dhe natës një pas një ka prova të qarta për ata që kanë arsye të shëndoshë. Ata e përmendin Allahun në këmbë, ndenjur dhe të shtrirë në krah, meditojnë thellë e thellë mbi krijimin e qiejve e të tokës dhe thonë: "Zoti ynë, ti nuk i krijove këto kot! Ne të madhërojmë Ty! Mbrona nga vuajtja e xhehennemit!"** (Al-i Imran, 3/190-1) (Ibni Hibban, II, 386)

Në ajete të tjerë, Allahu i Lartë bën të ditur se mosbesimtarët ikin e shkojnë pa i parë provat e krijuara mbi tokë. Kurse besimtarët e sinqertë të pëlqyer, të përshkruar e të miratuar nga Zoti, e përmendin Allahun vazhdimisht, meditojnë mbi krijimin e qiejve, të tokës, të njeriut dhe të qenieve të tjera dhe të vënies së tyre në dispozicion të njeriut, në çdo hollësi të mjedisit të tyre shohin fuqinë, provat dhe artin e Allahut. Duke e kuptuar se të gjitha këto s'janë krijuar më kot, e madhërojnë Krijuesin e Lartë dhe shprehin konsideratën e tyre për pastërtinë e Tij nga të gjitha të metat. Në këtë mënyrë, ata kërkojnë rrugë për t'iu afruar Atij. Më në fund, kërkojnë nga Allahu i fuqishëm e i përsosur t'ua falë të metat dhe t'i mbrojë nga xhehennemi.

Faktin që edhe rrymat më të vogla të fuqisë hyjnore që rrjedhin në gjithësi, do t'ia kujtojnë besimtarit Allahun, poeti-mjeshtër i Letërsisë së Divanit, Fuzuliu, e shpreh kështu:

Nëse i dituri do të mundej ta kapte mesazhin hyjnor,
Çdo thërrime do t'i bëhej Xhebrail për zbritjen e urdhrit hyjnor!

Në shumë vende të Kur'anit të Shenjtë, me shprehjet **"a s'po mendoni"**, **"ka prova për ata që mendojnë"**, Allahu i Lartë i nxit dhe i inkurajon besimtarët për meditim, ndërkaq që Allahu i Lartë ka krijuar qenie të panumërueshme për të menduar mbi to. Çdo gjë që shohim, çdo gjë që dallojmë, është një provë e Allahut, prandaj të gjitha qeniet që ndodhen mes qiejve dhe tokës, janë pretekste meditimi për ne. Në një ajet kur'anor

thuhet kështu:

**“Me atë ujë, Allahu i Lartë krijon për ju nga të gjitha llojet e drithrave, ullinjve, hurmave, rrushve dhe frutave të tjera. Pa dyshim, në këtë ka shenja për një popull që mendon!”** (en-Nahl, 16/11)

Edhe namazi që është miraxhi i besimtarit, në të vërtetë është një objekt meditimi më vete mbi madhështinë e Allahut të Lartë. Ebu Dheri (r.a.) e përshkruan kështu këtë gjendje të të Dërguarit të Allahut:

“Një natë, Profeti ynë vazhdoi ta përsërisë në kijam, gjer në mëngjes, ajetin:

إِنْ تُعَذِّبْهُمْ فَإِنَّهُمْ عِبَادُكَ وَإِنْ تَغْفِرْ لَهُمْ فَإِنَّكَ أَنْتَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ

**“Nëse i ndëshkon ata, s’ka dyshim se ata janë robtë e Tu! Nëse i fal, Ti je i Shenjti i cili, me fuqinë e tij, mbisundon mbi çdo gjë, Ti je Gjykatësi, i cili, me urtësinë e tij, e bën çdo gjë ashtu siç duhet!”** (el-Maide, 5/118) (Nesai, Iftitah, 79; Ibni Hanbel, V, 156)

Siç kuptohet nga këto rivajete, të gjitha adhurimet, bisedat dhe të gjitha llojet e veprimeve tona duhet të jenë me meditim. Veçanërisht Kur’ani i Shenjtë duhet kënduar me theksim dhe duke medituar mbi të. Duke shprehur domosdoshmërinë e këndimit të Kur’anit me meditim, Hz. Aliu (r.a.) ka thënë kështu:

“Nuk ka mbarësi në këndimin (kiraat) të bërë pa meditim si dhe në adhurimin e bërë pa një mendim të hollë. Dijetar i vërtetë është ai i cili nuk i bën njerëzit ta humbin shpresën tek mëshira e Allahut, por dhe që nuk u jep siguri se s’do të bjerë mbi ta ndëshkimi i Allahut, si dhe që nuk ua tërheq interesimin në gjë tjetër veç Kur’anit!” (İbrahim Canan, XV, 24)

Allahu i Lartë i fton për meditim jo vetëm besimtarët, por edhe mohuesit dhe heretikët:

**“Thuaju: “Do t’ju jap vetëm një këshillë: Ngrihuni dy e nga dy dhe një e nga një dhe qëndroni para Allahut dhe, pastaj, mendohuni mirë!..”** (Sebe, 34/46)

Këtu, Profeti ynë, i Dërguari i Nderuar, i këshillon bashkëbiseduesit e tij mushrikë, politeistë, që ta adhurojnë Allahun një nga një ose në grup, si dhe të mendojnë mbe faktin se ai është profet i vërtetë. Ai ua kujton atyre se edhe sikur ta zbatojnë vetëm këtë këshillë, do t’i kuptojnë të vërtetat dhe do ta kuptojnë se si duhet të sillen. Me fjalë të tjera, e tërë puna për-





mblidhet në adhurim dhe në një meditim të thellë.[1]

Lukmani (a.s.) e pëlqente shumë të qëndronte i vetëm në një vend të qetë dhe të meditonte dhe e përsëriste shpesh këtë gjë. Kur e kanë pyetur pse rri vetëm dhe a s'do të ishte më mirë të ulej bashkë me njerëzit e të kuvendonte, ka dhënë këtë përgjigje:

"Ndenjja vetëm për një copë herë të gjatë është më e përshtatshme për meditim. Kurse meditimi për një copë herë të gjatë e shtyn njeriun në rrugën e xhennetit."[2]

Çdo molekulë e gjithësisë është një oqean kuptimi plot rrjedha të fuqisë hyjnore, që e afrojnë njeriun te Allahu. Është një thesar i pashtershëm për njerëzit e mendimit. Sa bukur e ka thënë poeti:

> Një libër madhështor hyjnor është gjithësia skaj më skaj;
> Cilëndo shkronjë ta vëzhgosh, kuptimi i del gjithë po Allah…

Ata që, duke medituar mbi krijesat, arrijnë te Krijuesi i Gjithësisë, jo vetëm jetojnë të kënaqur në këtë botë, por edhe në xhennet meritojnë ta shohin Bukurinë Hyjnore!

## G. DHIKRI DHE VETELLOGARIA (DHIKR – MURAKABE)

> **"A ende nuk erdhi koha që zemrat e besimtarëve të gjejnë përshpirtje me anë të përmendjes së Allahut dhe të Dërgesës** (Kur'anit) **së ardhur prej Tij?"**
>
> el-Hadid, 57/16

Në shumë vende të Kur'anit, duke na e kujtuar se është e domosdo-

1. Kjo këshillë hyjnore, para së gjithash e vërteton në mënyrë të anasjelltë një të vërtetë të ndodhur. Zgjuarsia shoqërore vë vulën e përbashkët në mendjen e individëve dhe, kështu, njerëzit mendojnë ndryshe në kolektiv e ndryshe, të vetëm. Ky konkluzion i Kur'anit të Shenjtë kërkon nga individët e shoqërisë të qëndrojnë vetëm ose të bëhen bashkë me një tjetër dhe, kështu, duke shpëtuar nga ndikimi i kolektivit apo i shoqërisë, të mendojnë të qetë mbi të vërtetat. Ndërsa e pranon sundimin e zgjuarsisë kolektive dhe ndikimin dituror të saj mbi individët, ajeti kur'anor shpreh se specifikat e parapara nga zgjuarsia e përbashkët mund të mos jenë gjithmonë pranë së vërtetës, dhe kërkon që çdo individ të parashtrojë mendimin e tij të lirë dhe, duke i kritikuar ndershmërisht vendimet e përgjithshme, të arrijë në një mendim të pavarur. Dhe bën të ditur se, si rrjedhojë, devijimi i individëve dhe shoqërive (kolektivave) do të parandalohet dhe do të sundojnë e mira dhe e bukura. (Muhammed Draz, f. 203)
2. Në Tarsus (të Turqisë), në një xhami historike, vendi ku është tërhequr Lukmani (a.s.) në itikaf dhe ku ka medituar, vizitohet në ditët tona si vend i shenjtë.





shme ta përmendim Atë me qëllim që të arrijmë shpëtimin, Zoti na urdhëron:

**"O ju që keni besuar! Përmendeni shumë Allahun dhe madhërojeni Atë pandërprerë mëngjes e mbrëmje!"** (el-Ahzab, 33/41-42) Ai na kërkon ta përmendim shpesh, kur të jemi në këmbë, ndenjur, shtrirë në krah, shkurt, në çdo kohë dhe në çdo gjendje:

اَلَّذِينَ يذْكُرُونَ اللّٰهَ قِيَامًا وَ قُعُودًا وَ عَلٰى جُنُوبِهِمْ

**"Besimtarët** (me arsye të shëndoshë) **e përmendin vazhdimisht Allahun kur janë në këmbë, ndenjur ose shtrirë në krah…"** (Al-i Imran, 3/191)

Allahu i Lartë i jep aq shumë rëndësi çështjes që ne ta përmendim Atë çdo çast, saqë kërkon që pasuria, fëmijët, tregtia, shitblerja të mos na pengojnë nga përmendja e Tij:

يَاأَيُّهَا الَّذِينَ اٰمَنُوا لاَ تُلْهِكُمْ اَمْوَالُكُمْ ولاَ اَوْلاَدُكُمْ عَنْ ذِكْرِ اللّٰهِ

**"O ju që keni besuar! Kurrsesi mallrat dhe bijtë tuaj të mos ju pengojnë nga përmendja e Allahut! Ata që veprojnë kështu, janë vetë ata që kanë pësuar disfatë!"** (el-Munafikun, 63/9)

Zoti, siç i paralajmëron në këtë mënyrë ata që mbeten indiferentë ndaj përmendjes së Allahut duke u marrë me punët e kësaj bote, ashtu dhe i lavdëron kështu ata që e vazhdojnë përmendjen e Allahut pavarësisht se në ç'gjendje ndodhen:

**"Ka të tillë njerëz të mirë, që nga përmendja e Allahut, nga falja e namazit ashtu siç duhet dhe nga dhënia e zeqatit nuk i pengon dot as tregtia dhe as ndonjë dhënë e marrë! Ata kanë frikë nga ajo ditë kur zemrat dhe sytë do të ndryshojnë nga tmerri nga një gjendje në tjetrën!"** (en-Nur, 24/37)

Njeriu e përmend Allahun në tri mënyra:

*Me gojë*; duke i kujtuar emrat e Tij të bukur; duke e falenderuar për çdo gjë që i ka dhënë; duke kënduar Kur'an dhe duke iu lutur Atij.

*Me zemër*; duke i menduar provat që tregojnë ekzistencën e Tij, për rrjedhojë, duke i hedhur poshtë dyshimet e brendshme; duke bërë përpjekje për t'i kuptuar enigmat e gjithësisë; duke e pranuar urtësinë e çdo urdhri dhe ndalimi të Allahut, për rrjedhojë, duke iu nënshtruar plotësisht Atij.

*Me trup*; duke i përdorur me vend secilën nga gjymtyrët sipas urdhrave të Allahut.

Në këto kushte, Allahu i Lartë e mëshiron robin falenderues që nuk tregohet mosmirënjohës ndaj dhuntive të Tij dhe që nuk e harron Atë, ia spton dhuntitë dhe të mirat, ia pranon lutjet dhe e shpëton nga shqetësimet.

Prandaj, i Dërguari i Allahut i ka dhënë shumë rëndësi zikrit (dhikrit, përmendjes së Allahut). Zemra e tij ishte natë e ditë e zënë me përmendjen e Allahut, kurse me gjuhë ai e falenderonte dhe e lavdëronte Atë. Kur hante a pinte diçka, së pari e përmendte emrin e Allahut dhe, pasi mbaronte, e falenderonte. Kur binte në shtrat, kur zgjohej nga gjumi, prapë Atë e përmendte. Kur ulej e kur ngrihej, e madhëronte Allahun, kur vishte një rrobë të re, e falenderonte Atë. Personi që i vë re përmendjen (zikrin-dhikrin) e Allahut nga Profeti, vetëllogarinë që bënte ai vazhdimisht si dhe lutjet e tij, e dallon menjëherë se Profeti e donte shumë Allahun dhe çdo çast ndodhej në gjendje të përshpirtshme përballë madhështisë dhe forcës së Tij. Nga ky këndvështrim, mund të thuhet se e vërteta e Profetit tonë ndodhet e fshehur në lutjet e tij. Aisheja (r.anha) ka thënë kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ndodhej çdo çast në gjendje dhikri (përmendjeje) të Allahut të Lartë!" (Muslim, Hajd, 117)

Në vështrimin e Profetit tonë, përmendja e Allahut paraqiste aq vlerë, saqë bota bashkë me të gjitha stolitë mbetej krejt pa vlerë para saj. Me të vërtetë, ai ka thënë kështu:

*"Bota dhe gjërat që ndodhen në të janë pa vlerë. Nga kjo bëjnë përjashtim vetëm përmendja e Allahut dhe gjërat që afrojnë tek Ai, dijetari që u mëson të tjerëve diturinë si dhe nxënësi që kërkon të mësojë!"* (Tirmidhi, Zuhd, 14)

Prandaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) parapëlqente ndaj çdo gjëje tjetër dhikrin dhe ndodhjen pranë njerëzve të dhikrit. Duke dashur ta shprehë këtë, ai ka thënë kështu:

*"Të rri bashkë me një grup njerëzish që e përmendin Allahun nga koha e namazit të agimit, gjersa të lindë dielli, është, për mua, më e dëshirueshme se të shpëtoj nga skllavëria katër vetë nga të bijtë Ismail. Gjithashtu, të rri bashkë me një grup që e përmend Allahun nga koha e iqindisë, gjer në perëndim të diellit, është, për mua, më e dëshirueshme se të çliroj katër vetë nga skllavëria!"* (Ebu Davud, Ilm, 13)

Për të mund të fituar më shumë të mira në jetën e shkurtër të kësaj bote, duhet orientuar kah aktet dhe veprimet që vlejnë për të fituar shumë shpërblime mirësie (sevap) brenda një kohe të shkurtër. Nisur nga kjo, edhe Profeti ynë u jepte rëndësi dhikreve dhe lutjeve me pak fjalë, por me

shumë kuptime. Një ditë, pasi fali namazin e agimit, Profeti doli nga shtëpia herët duke e lënë nënën tonë Xhuvejrije ndenjur aty ku kishte falur namaz. Pastaj, kur u kthye në shtëpi në kohën e sillës, e pa Hz. Xhuvejrijen akoma të ulur ndenjur në atë vend ku e kishte lënë, dhe e pyeti:

*"A këtu ke ndenjur duke bërë ziqër qysh kur dola unë?"*

"Po!" – Iu përgjigj ajo. Atëherë, Profeti i tha kështu:

*"Po qe se këto katër fjali që i kam thënë tri herë pasi jam larguar prej teje peshohen me zikret që ke bërë ti nga mëngjesi e gjer tani, vijnë në barazpeshë për sa i përket shpërblimit të mirësisë (sevap):*

*"Unë e pohoj se Allahu është i pastër nga atributet e papërshtatshme me pozitën hyjnore dhe e lavdëroj dhe falenderoj Atë aq herë sa ç'është numri i krijesave të Tij, aq herë sa ç'të mbetet i kënaqur Ai, aq sa ç'është pesha e Arshit dhe aq sa ç'është numri i fjalëve të Tij që nuk kanë të sosur!"* (Muslim, Dhikr, 79)

Zoti, i cili i do robtë e vet, u ka mësuar atyre zikre (dhikre) të lehta si fjalë, por të thella si kuptim, me qëllim që ata të arrijnë grada të larta në xhennet. Sepse dhuntitë dhe mirësitë e Allahut për robin janë të pakufishme. Sa'd bin Ebi Vakkas (r.a.) ka thënë kështu:

"Ndodheshim pranë të Dërguarit të Allahut. Ai na pyeti:

*"A s'ka mundësi secili nga ju të fitojë një mijë sevape në ditë?"*

Dikush që rrinte pranë tij, e pyeti:

"Si mund të fitojë dikush një mijë sevape në ditë, o i Dërguari i Allahut?"

Profeti i dha këtë përgjigje:

*"Personit që thotë njëqind herë "subhanallah", i shkruhen një mijë mirësi ose i falet një mëkat!"* (Muslim, Dhikr, 37)

Mundësia e njeriut për t'u përkryer dhe mundësia për t'u zbukuruar moralisht varen nga mendimi i vazhdueshëm mbi Allahun dhe mundësia për të jetuar me vetëdijen se ndodhet në çdo vend dhe në çdo kohë nën vëzhgimin e Tij. Personi i cili mundet ta ruajë këtë gjendje në mënyrë të vazhdueshme, jo vetëm që s'u afrohet të këqijave, por edhe nuk rri pa kryer mirësi dhe punë të mira. Si përfundim, në qiej e në tokë, dashuria e tij shtresohen ndër zemra. Allahu i Lartë jo vetëm e do vetë atë rob, por ua bën të dashur edhe të gjitha krijesave. Me të vërtetë, Profeti i Lartë ka bërë të ditur se Allahu i Shenjtë e i Madhnueshëm ka thënë: *"Unë e trajtoj robin tim ashtu siç më pandeh ai mua. Kur më përmend ai mua, unë ndodhem bashkë me të. Po qe se ai më përmend mua brenda vetes së vet, edhe unë e përmend atë brenda vetes sime. Po qe se ai më përmend mua mes*

*një grupi njerëzish, edhe unë e përmend atë mes një grupi njerëzish më të dobishëm se ai!”* (Buhari, Tevhid, 15; Muslim, Dhikr, 2)

Po qe se robi e përmend Allahun përbrenda vetes dhe mediton mbi të mirat dhe dhuntitë e Tij, Allahu i ngre perdet e rrugës (që e afrojnë robin te Ai) dhe i jep mundësi robit të shohë shfaqje shpirtërore. Po qe se robi e përmend Allahun mes shoqërisë dhe kërkon ta përhapë dhe ta lartësojë Islamin, atëherë, edhe Allahu i Lartë e bën atë të dashur për banorët e qiellit dhe ata, pastaj, bëjnë lutje për të mirë për atë rob adhurues. Kështu, mbi robin zbresin begatitë dhe, më pastaj, dashuria për të zë vend edhe në zemrën e banorëve të tokës. Kjo është një dhunti e tillë e madhe, që njeriu bëhet i paaftë të thotë një fjalë falenderimi për të!

Në këtë çështje, Bishri Hafi, ndër miqtë e Allahut, është një shembull i bukur. Pas vdekjes, ai u shfaq në ëndrra. Kur e pyetën se ç’kishte vendosur Allahu për të, ai u përgjigj:

“Më fali si dhe, duke ma bërë të lejueshëm gjysmën e xhennetit, më tha:

“O Bishr! Edhe sikur të bëje sexhde për mua mbi thënjij të ndezur, nuk do ta bëje dot falenderimin e dashurisë që kam shtresuar në zemrat e robve të mi për ty!” (Kushejri, f. 406)

Aq shumë rëndësi i jepte Profeti ynë ndodhjes së njeriut çdo çast duke e përmendur Allahun, saqë pothuaj vlerën e të gjitha adhurimeve e vinte nën vartësi të zikrit (dhikrit), përmendjes së Allahut. Ky rrëfim që e tregon këtë të vërtetë, është mjaft domethënës. Një sahabi shkoi te i Dërguari i Allahut dhe e pyeti:

“Shpërblimi i cilit xhihad është më i madh?”

*“I xhihadit të atij që e përmend më shumë Allahun e Lartë!”* – Iu përgjigj Profeti.

“Shpërblimi i cilit agjërues është më i madh?” – Pyeti përsëri sahabiu.

*“I atij që e përmend më shumë Allahun e Lartë!”* – Iu përgjigj sërish Profeti. Pastaj sahabi e përsëriti të njëjtën pyetje për ata që falin namaz, që japin zeqat, që shkojnë në haxh dhe që japin sadaka dhe Profeti dha po atë përgjigje për të gjitha rastet:

*“I atij që e përmend më shumë Allahun e Lartë!”*

Pas kësaj, Ebu Bekri (r.a.) i tha Hz. Omerit:

“O Eba Hafs! Ata që e përmendin Allahun i rrëmbyen të gjitha shpërblimet!”

Profeti që i dëgjoi këto fjalë, u kthye nga ata dhe tha:

*“Po, ashtu është!”* (Ibni Hanbel, III, 438; Hejsemi, X, 74)

Meqë zikri, përmendja e Allahut, e pastron zemrën e njeriut dhe i jep shkëlqim asaj, aktet e kryera me një zemër të tillë, si rrjedhojë e principialitetit dhe sinqeritetit të saj, janë shumë të ndryshme nga aktet e kryera nga njerëz jo me zemër të tillë. Duke e shprehur vlerën e personave që e pastrojnë dhe i japin shkëlqim zemrës, poeti Mevlana (k.s.) thotë kështu:

*"Gjithsesi mund ta kesh dëgjuar këtë, mund të të kujtohet. Padishahët kishin një zakon. Trimat dhe akrobatët qëndronin në anë të majtë të padishahut, sepse zemra e cila është vendi i ndjenjës së trimërisë dhe guximit, ndodhet në anë të majtë të trupit. Kurse vendi i defterdarëve dhe qatipëve ishte në anë të djathtë, sepse shkrimi dhe mbajtja e llogarisë janë punë të dorës së djathtë.*

*Sufive u jepej vend përballë padishahut, sepse sufitë janë pasqyra e shpirtit dhe, kuptimisht, më të shkëlqyer se pasqyra. Ata i kanë dhënë shkëlqim pasqyrës së zemrës me ziqër (me përmendje të Allahut) dhe meditim në mënyrë që në të të shfaqen trajta dhe përfytyrime të papara, të paprekura. Personat e mirë me tharmin dhe krijimin të pastër, duhet ta vënë pasqyrën para vetes. Sepse bukuria kërkon ta shohë bukurinë e vet. Eshtë për këtë arsye që fytyra e bukur është e pasionuar pas pasqyrës. I bukuri ose e bukura i japin shkëlqim shpirtit, e fuqizojnë zemrën."* (Mesnevi, dyvargshi: 3150-3156)

Profeti ynë i cili kërkonte që dhikri ose përmendja e Allahut që u jep shkëlqim zemrave dhe shërim shpirtit, të shtresohej mirë në zemrën e sahabeve, u pati thënë atyre që ta kujtonin Allahun në çdo kohë dhe në çdo vend. Muadh bin Xhebel (r.a.) thotë:

"Shkova te i Dërguari i Allahut dhe i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Më jep një këshillë!"

Profeti ynë i dashur më tha:

*"Me sa të kesh mundësi, bëhu i devotshëm përballë Allahut. Përmende Allahun pranë çdo guri e çdo druri që të ndodhesh. Dhe, për punën e keqe që ke bërë, shfaqia pendesën Allahut fshehtazi dhe haptazi!"* (Hejsemi, X, 74)

Dallimi midis personit që e përmend Zotin e vet dhe personit të mundur nga indiferentizmi dhe shkujdesja, i cili e çon kohën kot dhe e harron Allahun, është si dallimi mes të gjallit dhe të vdekurit (Buhari, Deavat, 66) Gjithashtu, i tillë është edhe dallimi mes shtëpisë ku përmendet Allahu dhe shtëpisë fatkeqe ku s'përmendet fare emri i Allahut dhe ku s'bëhet fare adhurim! (Muslim, Musafirin, 211)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se personat të cilët harrojnë se Allahu i sheh, do të përfundojnë në humbje e disfatë. Jo vetëm ata që e harrojnë krejt përmëndjen e Allahut, por edhe besimtarët që, megjithëse





shumicën e kohës merren me dhikër, disa herë e lënë këtë në harresë, në jetën e pasme, ahiret, do të vuajnë thellë nga pendimi dhe dhimbja. Për besimtarët e tillë që hyjnë në xhennet, Profeti ka thënë kështu:

لَمْ يَتَحَسَّرْ اَهْلُ الْجَنَّةِ اِلاَّ عَلٰى سَاعَةٍ مَرَّتْ بِهِمْ لَمْ يَذْكُرُوا اللّٰهَ تَعَالٰى فِيهَا

*“Banorët e xhennetit do të ndjejnë mall dhe pendim jo për gjë tjetër, por vetëm për ato çaste që i kanë kaluar në botë pa e përmendur Allahun!”* (Hejsemi, X, 73-74)

Prandaj, i Dërguari i Allahut ua tërhiqte vëmendjen njerëzve të ummetit, bashkësisë së tij, që të përgatiteshin për në ahiret, që të mos pendoheshin pastaj. Ubej bin Ka’b (r.a.) tregon kështu:

“Pasi kalonte dy të tretat e natës, i Dërguari i Allahut zgjohej, ngrihej dhe urdhëronte kështu:

*“O njerëz! Përmendeni Allahun! Përmendeni Allahun! Do të bjerë briri i parë që do ta lëvizë tokën vendit! Pastaj do të bjerë briri i dytë dhe do të vijë e do të na bjerë sipër vdekja me tërë forcën e saj! Do të na bjerë vdekja me tërë forcën e saj!..”* (Tirmidhi, Kijamet, 23)

Pa dyshim, aftësia e njeriut për ta menduar dhe përmendur vazhdimisht Allahun nuk është një veti që mund të fitohet vetvetiu. Për ta fituar këtë cilësi të bukur, duhen bërë përpjekje dhe duhet kërkuar ndihmë prej Allahut! Muadh bin Xhebel (r.a.) tregon kështu:

“Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më kapi për dore dhe më tha:

*“Vallahi, të dua, o Muadh!”*

“Edhe unë të dua ty, o i Dërguari i Allahut!” – I thashë unë. Pas kësaj, i Dërguari i Allahut më tha:

*“Pas çdo namazi, kurrë mos e lër pa thënë:*

اَللّٰهُمَّ أَعِنِّى عَلٰى ذِكْرِكَ وَشُكْرِكَ وَحُسْنِ عِبَادَتِكَ

*“Allahu im! Ndihmomë që të të mund të përmend Ty, që të të mund të falenderoj Ty dhe që në mënyrën më të bukur të të adhuroj Ty!”* (Nesai, Sehv, 60; Ebu Davud, Vitr, 26)

Personi i cili dëshiron ta fitojë vetinë për të qenë vazhdimisht në gjendje dhikri dhe vetëllogarie, edhe duhet t’i lutet Allahut që t’ia mundësojë këtë gjendje, edhe duhet të bëjë përpjekje për ta shtresuar dhikrin në zemër.

Këto stërvitje, të cilat, burrat e mëdhenj të Islamit i kanë emërtuar “luftë në vetvete”, kur drejtohen nga një prijës shpirtëror i përkryer, përparimi në botën shpirtërore bëhet më i lehtë.

Dhikri dhe vetëllogaria (murakebe) sigurojnë pastrimin dhe pjekurinë e nefsit (vetvetes, egos), fshirjen e mëkateve dhe shtimin e mirësive. Sepse kthimi kah Allahu dhe kapja pas litarit të mëshirës së Tij, i asgjëson mëkatet dhe e forcon botën e brendshme shpirtërore. Zoti na urdhëron:

*“Ta dini se zemrat ngopen vetëm me përmendjen e Allahut!”* (er-Rad, 13/28)

Hirësia Jusuf Hamedani, pothuajse si koment të këtij ajeti, thotë: “Për personin i cili ngushëllohet me fenë, i cili bëhet i qetë e i lumtur me anë të përmendjes së Zotit të Lartë, nuk mbetet ndonjë kundërshtim me gjërat mes shtatë qiejve e tokës, ai pajtohet me çdo gjë. Në këtë botë të metash, në këtë univers keqvajtjesh, në këtë vend gënjimi dhe dyshimi, bëhet zotërues i një hapësire prehjeje të rregulluar për bukuri, ashtu që zogu i interesimit dhe qëllimit të tij rreh flatrat në qiejt e hyjnitetit.” (*Rutbetu'l-Hajat*, f. 58-59)

Personi që bën ziqër, që përmend Allahun, mbrohet edhe nga e keqja e shejtanit. Sepse mëshira hyjnore e ka mbuluar atë dhe lutja e engjëjve e ka rrethuar nga të gjitha anët. Jahja (a.s.) thotë kështu:

*“… Gjithashtu, Allahu i Lartë ju urdhëroi ta përmendni shumë. Kjo i ngjet një burri të cilin e ndjek armiku me nxitim. Ashtu siç ky burri hyn në një kala të fortë dhe aty e mbron veten nga armiku, edhe robi mund ta mbrojë veten nga shejtani vetëm me përmendjen e Allahut!”* (Tirmidhi, Edeb, 78)

Dobia e vërtetë e dhikrit do të dalë në jetën e pasme, ahiret. Sepse Profeti ynë i dashur i cili ka thënë se *“biri i njeriut nuk ka bërë ndonjë punë tjetër përveç dhikrit që ta shpëtojë më shumë nga ndëshkimi i Allahut”* (Muvatta, Kur'an, 24), në një hadith tjetër na njofton se ditën e kiametit, Allahu i Lartë do të thërrasë kështu:

*“Nxirreni nga zjarri atë njeri i cili në jetën e botës Më ka përmendur një çast ose është frikësuar prej Meje në një vend!”* (Tirmidhi, Xhehennem, 9)

Dhe më e rëndësishmja është që, në sajë të dhikrit dhe vetëllogarisë (murakabe), njeriu të arrijë nivelin e afërsisë dhe dashurisë hyjnore (muhabetullah) si dhe njohjes intuitive të Allahut (marifetullah). Si rezultat i kësaj arritjeje, Zoti e do atë dhe e bën mik. Me të vërtetë, në një hadith të shenjtë, Allahu i Gjithëmadhnueshëm thotë:

*“…Ata nga robtë, të urtët dhe krijesat e mia, të cilët më duan mua, janë ata që më përmendin mua; edhe unë, si shpërblim, i kujtoj ata!”* (Ibni Hanbel, III, 430)

Vetëm se dhikri duhet bërë me zemër të zgjuar dhe me vetëdije të plotë. Dihet se dobia e dhikrit të bërë me një zemër indiferente e të shkujdesur si dhe në mënyrë të pavetëdijshme, do të jetë shumë e paktë. Poeti Mevlana thotë kështu:

*"Mbreti ynë dhe Allahu, Zoti ynë, veç të cilit nuk ka zot tjetër, na dha leje ta përmendim Atë duke na thënë: "Udhkurullah!" (Përmendeni Allahun!) Ai na pa mes zjarrit dhe na fali dritë! Ndërkaq, dhikri i bërë vetëm me gojë, pa e ndjerë, pa medituar mbi të (si papagall), është një iluzion i metë. Kurse dhikri i bërë mbretërisht, domethënë, me shpirt dhe zemër, duke ndjerë mahnitje, është pastruar nga fjalët dhe fjalitë!"* (Mesnevi, dyvargshi 1705-1712)

Shndërrimi i dhikrit në një veprim të vazhdueshëm dhe arritja e zemrës në gjendjen e ngopjes, si rezultat, i japin mundësi njeriut të arrijë gjendjen e vetëllogarisë (murakabe). Vetëllogaria është gjendja e vetëdijshmërisë së vazhdueshme mbi faktin se Allahu i Lartë e sheh dhe e njeh çdo çast anën e jashtme dhe të brendshme të robit. Dhe për të arritur këtë vetëdijshmëri, duhen bërë ushtrime mësimi me dhikër dhe meditim. Profeti ynë ka porositur:

اِحْفَظِ اللّٰهَ تَجِدْهُ تِجَاهَكَ

*"Kërkoje Allahun që ta gjesh para vetes!"* (Ibni Hanbel, I, 293)

Jusuf Hemedani (k.s.) e tregon kështu me një shembull të bukur mësimin e zemrës me meditim dhe vetëllogari me anë të dhikrit, përmendjes së Allahut: "Zemra me dhikrin janë si pema me ujin. Kurse zemra me meditimin janë si pema me frutin. Të presësh nga pema të gjelbërojë pa i dhënë ujë, të presësh nga pema të të japë fruta pa gjelbëruar me gjethe dhe pa çelur lule, është gabim, është e pamundur. Sepse çdo punë ka radhën e vet. Në fillim, pema duhet krasitur, duhet pastruar nga barërat dhe duhet ushqyer me ujë e pleh dhe i duhet prashitur dheu që të marrë frymë. Pastaj, kur të gjitha këtyre t'u shtohet edhe drita dhe ngrohtësia e diellit, vjen koha për të pritur çeljen e luleve dhe lidhjen e frutave. Atëherë vjen koha e frutave!" (*Rutbetu'l-Hajat*, f. 71)

Edhe vetëllogaria (murakabe) prej të cilës kanë përfituar mistikët si një metodë edukimi, është parashtruar duke u nisur nga ky qëllim. Personi mediton mbi atributet e Allahut, si dituria, fuqia, mëshira, përfshirja, etj. Për shembull, në fillim këndon një sure ose ajet nga Kur'ani i Shenjtë, si:

**"Thuaj: Ai, Allahu është një i vetëm. Allahu është Samed** (vetekzistent, i vetëmjaftueshëm)**. Nuk ka lindur kënd dhe nuk është i lindur. Dhe si Ai s'ka të dytë!"** (el-Ihlas, 112/1-4)

**“Kudo që të jeni, Ai është bashkë me ju!”** (el-Hadid, 57/4)

**“Dhe Ne jemi më afër tij se damari i qafës së tij!”** (Kaf, 50/16)

**“Allahu i do ata, edhe ata e duan Allahun!”** (el-Maide, 5/54)

Pastaj kuptimet e këtyre ajeteve i përfytyron pa kaluar cakun e metaforizimit, duke u përpjekur ta shohë Allahun e Lartë të karakterizuar vetëm me këto atribute. Kur t’i dobësohet aftësia e përfytyrimit, e këndon përsëri ajetin dhe vihet prapë të meditojë. Duke vazhduar në këtë mënyrë, i forcohet ndjenja e emërtuar “ihsan”, ndjenja e qenies para Zotit dhe nën vështrimin e Tij, dhe fillon të përparojë drejt nivelit të quajtur marifetullah, njohja instinktive e Zotit.

Për të mund të përfituar në kuptim të vërtetë nga vetëllogaria (vetëkontrolli dhe vetëllogaria) e quajtur murakabe, nga meditimi (tefekkur) dhe nga përmendja e Allahut (dhikr), duhen respektuar kushtet përkatëse dhe duhet zgjedhur çasti i përshtatshëm kur zemra të mos jetë e preokupuar me situata të shqetësuara, si uria, zemërimi dhe gjumi, përkundrazi, kur zemra të jetë plotësisht e qetë.

## H. PERGJERIMI NDAJ ALLAHUT

**“Lutiuni Zotit në heshtje dhe duke iu përgjëruar.”**

el-A’raf, 7/55

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e kalonte çdo çast me vetëdijen e qenies bashkë me Zotin. Profeti ynë i cili ishte ai që e njihte më mirë Allahun dhe që dinte më shumë mbi Të, në të njëjtën kohë ishte personi që kishte frikë më shumë nga Zoti dhe që e kuptonte më mirë madhështinë e Tij. Prandaj, adhurimet dhe lutjet e të Dërguarit të Allahut ishin gjithmonë në gjendje përgjërimi. Po ta vërejmë përgjërimin e tij, shohim se i Dërguari i Allahut i është përgjëruar Allahut dhe ka derdhur lot jo më shumë për vete, se sa për ummetin, bashkësinë e vet.

Një ditë, Profeti ynë këndoi fjalën e Ibrahimit (a.s.) dhe, pastaj, lutjen e Isait (a.s.):

**“Zoti im, idhujt u bënë shkak që një shumicë njerëzish të shmangen. Tani, kush më ndjek mua, ai është si unë!”** (Ibrahim, 14/36)

**“Nëse i ndëshkon, pa dyshim, ata janë robtë e Tu! Por nëse i fal, pa dyshim, Ti je i Shenjtë dhe i Urtë!”** (el-Maide, 5/118)

Pastaj ngriti duart dhe u lut duke qarë:

*“Allahu im, mbroma ummetin tim, mëshiroje ummetin tim!”*

Pas kësaj, Zoti që është i informuar për gjithçka, e urdhëroi Xhebrailin:

*“O Xhebrail, shko te Muhammedi dhe pyete pse qan!”*

Xhebraili (a.s.) erdhi, e pyeti dhe i Dërguari i Allahut i tha se qau për shkak të frikës që ndjeu për ummetin e vet. Pastaj, pasi Xhebraili u kthye dhe ia bëri të ditur Allahut gjendjen, Allahu i Lartë e urdhëroi:

*“O Xhebrail! Shko te Muhammedi dhe çoja përgëzimin tonë:*

*“Do të të bëjmë të kënaqur ty për ummetin tënd dhe kurrë nuk do të të dëshpërojmë!”* (Muslim, Iman, 346)

Profeti ynë i cili u vinte gjoksin shumë brengave dhe nuk zbrapsej nga asnjë vështirësi me qëllim për t’ua kumtuar njerëzve urdhrat e Allahut dhe për të mund t’i orientuar ata në rrugë të drejtë, dëshpërohej shumë nga-që njerëzit ndodheshin në rrugë të shtrembër. Prandaj ai është ndodhur gjithmonë në gjendje lutjeje dhe përgjërimi me qëllim që mosbesimtarët të besojnë, që besimtarët të mos largohen nga rruga e drejtë dhe që mëkata-rët të falen. Duke mos ua vënë veshin as mundimeve më të rënda të bëra kundër vetes së tij, ai ka vazhduar lutjen e përgjëruar edhe për shpëtimin e armiqve. Siç tregon Ebu Dheri (r.a.), një natë, Profeti ka falur namazin e natës duke e kënduar gjer në mëngjes ajetin e 118 të sures Maide të për-mendur më sipër. Edhe në ruku këtë ajet e këndonte, edhe në sexhde këtë ajet e këndonte…” (Ibni Hanbel, V, 149)

Pasi politeistët mekas po e vazhdonin kryeneçësinë dhe mohimin e tyre, Zotëria i Gjithësisë shkoi me një farë shprese në Taif. Atje politeistët nuk e pranuan Profetin, përkundrazi e tallën dhe i vunë trutharët dhe sklle-vërit e tyre ta gjuanin me gurë. Edhe ata, me gurët që e goditën Profetin (s.a.v.s.), e plagosën dhe ia ngjyen këmbët me gjak. Kur Profeti ynë i da-shur, duke mos e duruar dot dhimbjen e këmbëve, ulej përtokë, e kapnin për krahësh dhe e ngrinin dhe, pastaj, kur fillonte të ecte sërish, e godisnin me gurë dhe i qeshnin nga pas. Dhe i Dërguari i Allahut i cili i përballoi të gjitha këto shqetësime, pasi pushoi dhe u qetësua pak si dhe fali dy re-qate namaz, i ngriti duart drejt qiellit dhe ia paraqiti Allahut hallin në këtë mënyrë:

*“Allahu im! Po ta paraqes Ty dhe po të ankohem Ty për dobësinë time, për pakicën e masave të mia mbrojtëse dhe për dukjen time të poshtëruar para popullit!*

*O më mëshiruesi i mëshiruesve! Ti je Zoti i të dobtëve, ti je Zoti im! Në*

*duar të kujt po më lë mua? Në duart e njerëzve që janë larg Teje dhe që i varin turinjtë kur më shohin mua? Apo po më lë te armiku në dorë të të cilit e ke lënë punën time?..”* (Hejsemi, VI, 35; Ibni Hisham, II, 29-30)

Mundësia për t’iu lutur Allahut të Lartë gjer në këtë gradë sinqerisht dhe nga zemra, është, pa dyshim, një punë që mund ta bëjë vetëm dikush i cili e njeh atë dhe që ia vlerëson fuqinë më mirë se çdokush tjetër. Megjithë brengat dhe vuajtjet që ka hequr gjer aty, prapë ai frikësohet nga ndëshkimi i Allahut me dyshimin se mos ka bërë ndonjë gabim ndaj Tij, dhe tek Ai mbështetet. Akoma dhe më përtej, duke mos e pranuar propozimin e Engjëllit të Maleve, “po deshe, t’i bashkoj këta dy male dhe ta shkatërroj këtë popull”, Profeti iu lut Zotit për taifasit dhe u lut që të viheshin në rrugë të drejtë.

Edhe kjo situatë për të cilën u bë dëshmitare nëna jonë Aishe, krahas që na tregon madhërimin dhe respektin e Profetit ndaj Allahut, por edhe na mëson ne, ummetit të tij, se si duhet t’i lutemi Zotit me përgjërim:

“Një natë, kur u zgjova, nuk e pashë të Dërguarin e Allahut qranë meje. Në mendje më shkoi se mund të kishte shkuar te ndonjëra nga gratë e tjera. Hetova me dorë përreth dhe, atëherë, dora më zu te këmba e tij. E kuptova se i Dërguari i Allahut ndodhej në sexhde. Vura veshin: po qante me ngashërim dhe lutej kështu me përgjërim:

*“Allahu im! Nga ndëshkimi Yt, te pëlqimi Yt strehohem! Allahu im! Prej Teje, jo tek dikush tjetër, por përsëri tek Ti strehohem! Unë jam i paaftë të të thur lavde Ty! Ti je i tillë siç e lavdëron veten!”* (Muslim, Salat, 222)

Përgjërimi i Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, ndaj Zotit vazhdonte në kohët e qeta e të shqetësuara, në kohët e bollëkut e të ngushticës, shkurt, në çdo kohë. Hz. Omeri (r.a.) e përshkruan kështu lutjen përgjëruese të tij në çaste lufte:

“Ditën e Bedrit, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pa politeistët: ata ishin një mijë vetë. Kurse sahabet ishin treqind e nëntëmbëdhjetë vetë. U kthye menjëherë nga kiblja, i ngriti duart dhe filloi t’i lutej Zotit me përgjërim me zë, kështu:

*“Allahu im! Çoje në vend premtimin që më ke dhënë! Allahu im! Falmë fitoren! Po qe se e shkatërron këtë grup njerësisht të muslimanëve, s’do të mbetet më mbi tokë askush që të të falet Ty!”*

Kështu i vazhdoi lutjet me duart e ngritura lart, aq sa i ra rroba nga supet. Ebu Bekri (r.a.) që e vuri re, i shkoi pranë, ia ngriti rrobën dhe ia hodhi supeve dhe i tha:

“O i Dërguari i Allahut! Mjaft është kaq sa iu përgjërove Zotit tënd! Allahu i Lartë patjetër do ta çojë në vend premtimin që të ka dhënë!”





Atë çast, Allahu i Shenjtë e i Madh zbriti këtë ajet kur'anor:

**"Atëherë kur ju kërkonit ndihmë nga Zoti juaj, Ai jua pati pranuar lutjen duke ju thënë: "Patjetër unë do t'ju vij në ndihmë me mijëra engjëj njëri pas tjetrit!"** (el-Enfal, 8/9)

Me të vërtetë, atë ditë, Zoti i Lartë u ndihmoi besimtarëve me anë të engjëjve!" (Muslim, Xhihad, 58; Buhari, Megazi, 4)

Profeti ynë i cili nuk njihte tjetër mbështetje dhe strehim përveç Allahut dhe që çdo nevojë ia paraqiste Atij, edhe në Betejën e Bedrit, kur pati vënë re nevojtarinë e ummetit të vet, s'pati duruar dot dhe i qe përgjëruar kështu Zotit:

*"Allahu im, këta janë të uritur, ushqeji! Allahu im, këta janë në këmbë, jepu kafshë t'ua shalojnë! Allahu im, këta janë të zhveshur, vishi!"*

Allahu i dha atij në Bedër fitoren dhe ngadhnjimin. Dhe kur muslimanët u kthyen nga fusha e betejës, u kthyen me nga një ose dy deve, të veshur e të ushqyer! (Ebu Davud, Xhihad, 145)

Kur sahabet binin në ngushticë dhe shqetësim, shkonin te i Dërguari i Allahut dhe i kërkonin t'i lutej Allahut për ta. Madje politeistët patën kërkuar prej tij lutje e ndihmë në kohët e ngushticës së bukës! (Buhari, Tefsir, 44/2-3) Në një kohë thatësire, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati bërë lutje shiu dhe i qe përgjëruar Allahut të Lartë kështu:

*"Allahu im! Ti je Allahu, veç të cilit s'ka zot tjetër! I pasur je Ti, kurse ne jemi të papasur, të varfër! Dërgona shi neve! Dhe shiun që do ta zbresësh, bëje fuqi për ne dhe vazhdoje gjer për një kohë të caktuar!"*

Pastaj e vazhdoi lutjen më tej me duart e ngritura lart. (Ebu Davud, Istiska, 2)

Ndodhte që i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ta bënte lutjen së bashku me sahabet me qëllim që t'ua mësonte edhe atyre. Sepse Allahu i Lartë, duke e bërë të ditur se s'donte rob pa lutje, pati urdhëruar:

قُلْ مَا يَعْبَؤُا بِكُمْ رَبِّى لَوْ لَادُعَاؤُكُمْ

"(O i Dërguar!) **Thuaju: "Po të mos bëni lutje, përse t'ju japë Zoti vlerë?"** (el-Furkan, 25/77)

Në Uhud, ndërsa politeistët kishin pësuar disfatë e po iknin, Profeti urdhëroi:

"Vihuni në radhë t'i lutemi Zotit e ta lavdërojmë!"

Sahabet u vunë në radhë pas të Dërguarit të Allahut dhe ai u lut kështu:

*“Allahu im! Tërë lavdia dhe falenderimi të përkasin Ty! Allahu im, nuk ka kush ta mbledhë atë që ke hapur dhe shtrirë Ti! Dhe atë që ke mbledhur Ti, s’ka kush që ta hapë dhe shtrijë! Nuk ka kush që ta drejtojë atë që ke shtrembëruar Ti dhe nuk ka kush ta shtrembërojë atë që ke drejtuar Ti! Nuk ka kush që ta japë atë që s’e ke dhënë Ti dhe s’ka kush që ta pengojë atë që e jep Ti! Nuk ka kush që ta afrojë atë që ke larguar Ti dhe s’ka kush që ta largojë atë që ke afruar Ti!*

*Allahu im! Lësho mbi ne mëshirën dhe begatinë Tënde, mirësinë dhe bujarinë Tënde! Allahu im, kërkoj prej Teje dhunti të përjetshme që kurrë të mos ndryshojnë dhe që kurrë të mos shterrojnë! Allahu im, kërkoj prej Teje dhunti në ditën e papasjes, siguri në ditën e frikës! Allahu im, mbështetem tek Ti nga e keqja edhe e atyre që më jep, edhe e atyre që s’më jep!*

*Allahu im! Na e bëj të dashur besimin dhe na i stolis zemrat me të! Dhe na bëj të kemi neveri dhe urrejtje për mohimin, teprimin dhe kundërshtimin! Gjërat e dobishme për fenë dhe botën bëji për ata që dinë, për ata që janë në rrugë të drejtë!*

*Allahu im! Na bëj të vdesim si muslimanë, na bëj të jetojmë si muslimanë! Dhe na bashko me grupin e njerësve të mirë pa e humbur nderin dhe dinjitetin, pa rënë viktimë e intrigave!*

*Allahu im! Shkatërroje grupin e mohuesve që i përgënjeshtrojnë profetët e Tu, që i largojnë njerëzit nga rruga jote! Lësho mbi ta të keqen dhe ndëshkimin tënd! Allahu im, shkatërroi edhe mohuesit të cilëve u është dhënë libër! O Zot i vërtetë e i drejtë! Amin!”* (Ibni Hanbel, III, 424; Hakim, I, 686-687; III, 26)



Gjer këtu, u përpoqëm sado pak të bëjmë fjalë për jetën adhurimore të Profetit tonë, të Dërguarit të Allahut, i cili është model dhe personalitetit shembullor për ne! Është e pamundur që jeta e tij adhurimore të shpaloset para syve plotësisht dhe ashtu siç duhet! Ndërkaq, duhen bërë përpjekje, me sa të jenë mundësitë, për t’i mësuar adhurimet e tij me qëllim që të merren si shembull dhe të zbatohen në prektikë. Pa dyshim, ai është Personaliteti Shembullor që Allahu ia ka dërguar tërë njerëzimit dhe neve na ka ardhur që të na mësojë se si ta adhurojmë Allahun e Lartë!

Të gjitha adhurimet që na ka urdhëruar Allahu i Lartë janë tregues i besnikërisë sonë ndaj fjalës që i kemi dhënë Atij. Këto adhurime, jo vetëm e çojnë personin në përkryerje në këtë botë, por edhe do të dëshmojnë për të në jetën tjetër pas ringjalljes. Shihni se si e shpreh poetikisht Hirësia Mevlana faktin se ç’kuptim kanë adhurimet që bëjmë ne dhe se si duhen bërë ato:

*“Edhe ky namaz, edhe agjërimi, edhe haxhi, edhe lufta në rrugën e Allahut janë që të gjitha dëshmitarë të marrëveshjes së lidhur mes Zotit dhe njeriut në pafillimësi. Të japësh zeqat, t’u ofrosh miqve dhurata, të heqësh dorë nga zilia dhe smira, do të thotë të dëshmosh për gjënë e fshehtë brenda teje, për të fshehtën eternale (të pafillimtë) brenda teje! Të presësh miq, t’u japësh për të ngrënë atyre, të bësh të mira e favore, do të thotë të deklarosh: “O ju, të mëdhenjtë tanë! Si ju, edhe ne jemi muslimanë të drejtë e të ndershëm! Edhe ne i rrimë fjalës që i kemi dhënë Allahut, edhe ne, ashtu sikurse ju, tregojmë pastërtinë tonë të brendshme!”*

*Kujtdo që t’i jepen ose ofrohen dhuratat, mirësitë dhe favoret, i dëshmojnë atij këtë ide të dhuruesit, mirëbërësit: “Edhe unë jam me ty, të dua ty!” Po qe se dikush përpiqet të bëjë mirësi dhe dobi me pasuri ose me ndonjë mjet tjetër, përpjekja e tij deklaron për të: “Brenda meje, në zemrën time, ka margaritar të bujarisë dhe mirëbërësisë!” Brenda meje është një margaritar devocioni dhe bujarie, për të cilin janë dëshmitarë edhe ky zeqat, edhe ky adhurim, që të dy!*

*Agjërimi thotë: “Allahu im, ky njeri, për të zbatuar urdhrin tënd, nuk e hëngri as kafshatën hallall! Ndërsa ishte i etur, nuk piu ujë! E si mund të ndodhë që ky njeri të hedhë dorë mbi haram?”*

*Zepati që jep, thotë: “Ai u nda nga pasuria që e deshte shumë dhe ia dha të varfërit. E si mund të ndodhë që ky njeri të bëjë vjedhje po t’i bjerë në dorë?”*

*Por po qe se njeriu i bën këto punë, këto mirësi për dukje, për t’i mashtruar njerëzit, ata dëshmitarë nuk pranohen në gjykatën e drejtësisë hyjnore të Zotit!”* (Mesnevi, dyvargshi 183-191)

Qëllimi që ndiqet në adhurimet është jo vrasja e nefsit (vetvetes, egos), përkundrazi, është që nefsi të fitojë orientim, t’i drejtohen shtrembërimet. Sepse përveç vdekjes së natyrshme e cila e vret nefsin, vrasja e tij është e pamundur! Në sajë të këtyre adhurimeve, nefsi ynë edukohet dhe stoliset me cilësi të larta.

Kriteri që ndoqi Profeti ynë, i Dërguari Bujar, si në çdo gjë tjetër, ashtu dhe në adhurime, ka qenë jo sasia, pak apo shumë, por qëndrueshmëria dhe vazhdimësia. Këtë të vërtetë, ai e ka shprehur kështu: *“Më i çmuari i adhurimeve dhe më i pranueshmi prej tyre te Allahu, është ai pë bëhet qoftë edhe pak, por vazhdimisht dhe rregullisht.”* (Buhari, Rikak, 18)

Adhurimi i të Dërguarit të Allahut, Profetit tonë, ishte i vazhdueshëm dhe i tillë që ia kishte përfshirë në mënyrë harmonike të gjitha fushat e jetës. Si rrjedhojë, ai ndodhej gjithmonë bashkë me Zotin e vet dhe i zënë me përmendjen e Tij. Dikush që e vë re adhurimin e tij, pandeh se ai s’ka

bërë në jetën e vet asgjë tjetër përveç adhurimit. Edhe ai që i vë re punët e tij, kapit nga ideja se ai s'ka gjetur dot kohë për adhurim. Mirëpo, gjëja që të tërheq më shumë vëmendjen në jetën e Profetit tonë i cili ishte një rob i përkryer, është se ai i ka pajtuar me një harmoni të pashoqe jetën e tij adhurimore të ngjitur në kulmin e nivelit të adhurimit ndaj Zotit, me punët e kësaj bote që e jetoi duke u vënë gjoksin vështirësive të saj, se ua ka dhënë hakun të dy anëve.

Krenaria e Përjetshme e Botëve, jo vetëm i kreu në mënyrën më të përsosur, pa i lënë mangët, punët e kësaj bote ku jetoi, por edhe jetën adhurimore në të njëjtën mënyrë e vazhdoi. Profeti ynë kujdesej për familjen dhe të varfërit, i printe në mënyrën më të përkryer një ummeti të madh, ngrinte një shtet të fuqishëm e të shëndoshë, u dërgonte përfaqësues mbretërve dhe i ftonte në Islam, i pranonte përfaqësuesit e dërguar dhe i gostiste, administronte kontinente, luftonte, po të duhej, për t'i eliminuar pengesat që i dilnin para gjatë kumtimit të fesë së Allahut, bënte përgatitje për ndihma, merrte masa parandaluese për të mos pësuar dështim, dërgonte nëpunësit e taksave për të mbledhur taksa, i përpjesëtonte të ardhurat prej tyre duke thënë, *"po të mos veproj unë me drejtësi, kush do të veprojë"*, ua kumtonte njerëzve fenë e dërguar nga Allahu, e zbërthente vahjin që kishte nevojë për shpjegim, kurse atë të vështirin e shpjegonte, parashtronte rregulla, nxirrte konkluzione të dyta nga ato themeloret, specifikat që Allahu s'ia kishte bërë të ditura hapur, i zgjidhte duke parë ato që ia kishte bërë të ditura…

Në të gjitha këto specifika, ai, krahas kryerjes pa të meta të detyrave ditore aq të rënda sa nuk do t'i kryente dot askush me sukses, duke e adhuruar Allahun më përsosmërisht se njerëzit që tërhiqeshin në majë të malit duke ia kushtuar veten plotësisht Allahut, qe bërë një dritë që e pati ndriçuar tërë mjedisin përreth!







# IV. ASKETIZMI (ZUHD) I PROFETIT

**Njerëzit e kësaj bote me dërhem, dinar kënaqen,**
**Njerëzit e tjetrës, nga afërsia me të tjerë kënaqen;**
**Ashiku i Zotit s'u jep vlerë vaniteteve aspak,**
**Ç'i do të tjerët? Me atë Fytyrë kënaqësi ai ndjen...**

Kuddusí

Asketizmi (zuhd) me të cilin mund të shprehim pothuaj rënien para syve dhe zemrës të vlerave dhe shijeve të të mirave të kësaj bote në krahasim me pëlqimin e Allahut dhe jetën e pasme, ahiret, zë një vend mjaft të rëndësishëm në rregullimin e jetës sonë fetare dhe botës sonë moralo-shpirtërore. Ashtu si në çdo çështje, edhe në çështjen se si mund të jetohet një jetë e përkorët dhe askete, Profeti ynë, Krenaria e gjithësisë, i ka shpalosur shembuj shumë të bukur ummetit, bashkësisë së vet!

*Zuhd* (asketizëm) do të thotë mosinteresim, mungesë prirjeje, kthim shpine ndaj diçkaje, braktisje e diçkaje. Ta braktisësh diçka ose t'i kthesh shpinën diçkaje ndodh ngaqë nuk i jep vlerë asaj diçkaje ose ngaqë ajo është vetë e pakonsiderueshme dhe e pavlerë.

Prandaj zuhd (asketizëm) është t'i pakësosh qëllimet dhe dëshirat e përkohshme dhe të shpëtosh së qeni ambicioz, është ta nxjerrë nga zemra botën materiale duke i parë si të vogla dhe të zhdukshme dhuntitë e saj, si dhe ta braktisësh komoditetin e kësaj bote materiale për jetën e pasme, ahiretin. Ndërkaq, atyre që e kanë bërë parim për vete jetën e përkorë dhe askete (zuhd), u kanë thënë *zahid* (asketë).

Që dikush të mund të bëhet zahid (asket), duhet që ai, pavarësisht nga zotërimi i mundësive materiale të një niveli të caktuar, të mos interesohet për to. Me të vërtetë, Malik bin Dinar, duke e pasur fjalën për vete, ka thënë kështu: "Njerëzit thonë se Malik bin Dinari është zahid, mirëpo zahid i vërtetë është Omer bin Abdulazizi, sepse ai kurrë s'është interesuar për këtë botë edhe pse ajo i është përulur dhe i ka rënë ndër këmbë!" (Ibni Hanbel, V, 249)

Nga ana tjetër, largimi prej një gjëje çfarëdo për të cilën nuk ndjehet dëshirë dhe kërkesë subjektive, nuk konsiderohet zuhd (asketizëm). Për shembull, zahid (asket) quhet jo ai që i braktis gjërat pa vlerë, por ai që





i braktis gjërat me vlerë dhe për të cilat tregohet interes, si, p.sh., ari e argjendi.

Asketizmi (zuhd) është, sipas nivelit moralo-shpirtëror të besimtarëve, tri shkallësh. Shkalla e parë është braktisja e haramit, gjë që është asketizmi i njeriut të thjeshtë (avam). Shkalla e dytë është braktisja e të tepërtës së gjërave të bëra hallall, gjë që është asketizmi i elitës (havass). Kurse shkalla e tretë është braktisja e çdo lloj preokupimi që pengon përmendjen e Allahut, gjë që është asketizmi i njerëzve të pajisur me kulturën shpirtërore (arif). Asketizmi më i vështirë është i treti, sepse kërkon largimin nga zemra jo vetëm të gjërave materiale të kësaj bote, por edhe të xhennetit dhe të çdo lloj dhuntish të tij. Hirësia Mevlana thotë kështu:

*“Pasuria e kësaj bote është kurthi i zogjve të dobët, kurse pasuria e jetës së pasme, ahiretit, kurthi i zogjve të lartë. Madje, kurthi i ahiretit i cili është një pronë shumë e madhe, është një kurth aq i madh, saqë me të gjuhen zogjtë më të mëdhenj. O ju që jeni zotëruesit e pronës së kësaj bote, megjithëse dukeni si të zotët e saj, në të vërtetë jeni skllevërit, shërbëtorët e saj! Me të vërtetë, personi që zotëron pasuri dhe shpëton nga shkatërrimi, është personi që s’i bëhet rob mallit e pasurisë! O ti njeri që ia jep zemrën kësaj bote dhe bëhesh rob i saj! Në të kundërt, ti i bën të tjerët të thonë për ty “beu, sundimtari i botës” megjithëse je robi i saj! Në të vërtetë, ti je robi i kësaj bote, ndërsa shpirti yt, është burgu-botë! Gjer kur do ta pandehësh veten ti zotëruesi, zotëria i botës?”* (Mesnevi, dyvargshet 647-652)

Malli dhe pasuria e kësaj bote janë kurthi i njerëzve mendjedobët që nuk e mendojnë fundin, që nuk shohin para, kurse jeta e pasme, ahireti, është kurthi i njerëzve të ndershëm që i kryejnë detyrat fetare. Në këto kushte, edhe kjo botë, edhe bota tjetër, ahireti, janë për njerëzit dy elementë që duhen trajtuar me kujdes. Ata që ia japin zemrën kësaj bote, bien në kurthin e kësaj bote, kurse ata që bëjnë adhurime për t’i arritur xhennetin dhe kënaqësitë e xhennetit, bien në kurthin e botës tjetër, ahiretit. Në të vërtetë, njeriun ka për ta shpëtuar vetëm dashuria për Zotin, as dashuria për këtë botë e as dashuria për xhennetin!

Sa bukur e përmbledh këtë të vërtetë kjo lutje e Rabiatu’l-Adevijjes (e urtë e përgatitur në periudhat e para të Islamit):

“Allahu im! Po qe se të adhuroj Ty me dëshirën për në xhennet, mos më vendos aty! Po qe se të adhuroj nga frika e xhehennemit, mos më nxirr që aty! Unë të adhuroj Ty vetëm pse Ti je Ti! Unë të dua Ty vetëm pse vetëm Ti je i denjë për t’u dashur!”

Eshtë e qartë se personaliteti i vetëm që duhet ta marrin për shembull zahidët e vërtetë, është i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.)! Prandaj, jeta e tij askete (prej zahidi) duhet të mësohet gjer në hollësitë më të imta!





## A. VESHTRIMI NDAJ BOTES DHE JETES SE PASME (AHIRET)

**Gjëja që ia gufon oreksin ujkut është qengji. Edhe qengji, më fort nga ujku ka frikë dhe dridhet! Këtu s'ka gjë për t'u çuditur. E çuditshme është nëse qengji ia jep zemrën ujkut! Ja, kësaj i ngjet dashuria që ndjen njeriu për mallin dhe pasurinë e kësaj bote!**

T'u kthesh shpinën botës dhe vaniteteve (kotësive) dhe të drejtohesh kah Allahu, kjo, në Kur'anin e Shenjtë, është shprehur me termin "tebettul" (tërheqje mënjanë). (el-Muzzemmil, 73/8) Kur është shfaqur domosdoshmëria për të zgjedhur mes kësaj bote dhe botës së pasme, ahiretit, është kërkuar të zgjidhet pa asnjë lëkundje jeta e ahiretit dhe ata që kanë bërë zgjedhje të kundërt, janë dënuar me forcë. (Ibrahim, 14/3; en-Naziat, 79/37-39) Sepse, sipas përshkrimit që bën Kur'ani, jeta e kësaj bote është një "mall shitblerjeje" (meta) që e gënjen njeriun (Al-i Imran, 3/185), një lojë, dobia e së cilës në krahasim me ahiretin, është e pakët (et-Tevbe, 9/38), një gjë e zakonshme e përbërë prej loje, kalimi kohe dhe dëfrimi. (el-En'am, 6/32)

Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, i cili është personalitet shembullor, ka qenë dhe mbetet njeriu më i përkorë i njerëzve. Megjithëse, në sajë të ngadhnjimeve të realizuara, ai u bë zotërues i një pasurie të pallogaritshme, pati ndodhur që në shtëpinë e tij të mos gatuhej gjellë e ngrohtë për ditë me radhë. Mirëpo, nga ana e vetë Allahut të Lartë i qe dhënë kompetenca për të përdorur një të pestën e mallit të shtënë në dorë si plaçkë lufte. (el-Enfal, 8/41) Për shembull, bëhet e ditur se plaçka e luftës e Hunejnit përbëhej prej dyzet mijë dhensh, njëzet e katër mijë devesh, gjashtëqind robërish dhe katërqind ukijesh argjend. (Ibni Sa'd, II, 152) Veç kësaj, po t'i mendojmë, bashkë me plaçkën e luftës të shtënë në dorë në betejat e tjera, edhe dhuratat e ardhura nga kryetarët e shteteve, nuk ekzistonte asnjë pengesë që Profeti të kalonte një jetë në mirëqenie. Mirëpo një jetë e tillë nuk përputhej me botëkuptimin e tij mbi përkorësinë dhe asketizmin (zuhd) si dhe mbi dhënien, dhurimin dhe mirëbërësinë (infak). Në një hadith profetik, duke u shprehur si në vijim, ai kaparshtruar hapur se gjatë gjithë jetës nuk u pati dhënë rëndësi të mirave materiale:

*"Edhe sikur të kisha flori sa mali i Uhudit, përveç asaj që do të veçoja për të shlyer ndonjë borxh, nuk do të mbaja gjë pranë as tri ditë!"* (Buhari, Temenna, 2)

Madje, Profeti, duke i paralajmëruar me vetë deklaratat e Kur'anit, bashkëshortet e tij të cilat prireshin ndaj stolive të kësaj bote, pati kërkuar

prej tyre ose të zgjidhnin stolitë e kësaj bote, ose Allahun, të Dërguarin dhe vendbanimin e ahiretit, dhe pati qëndruar një muaj i ndarë prej tyre. Ajetet kur'anore të zbritura mbi këtë hadith të emërtuar "íl'lá", janë kështu:

**"O Profet! Thuaju grave: "Po qe se kërkoni jetën dhe kënaqësinë e kësaj bote, ejani t'ju jap dëmshpërblimin e shkurorëzimit dhe t'ju lë të lira me të mirë. Po qe se kërkoni Allahun, të Dërguarin dhe vendbanimin e ahiretit, pa dyshim që atyre prej jush që bëjnë mirë, Allahu ka përgatitur një shpërblim të madh!"** (el-Ahzab, 33/28-29)

Duke u mbështetur mbi këtë ajet, duke e filluar nga Hz. Aisheja, i Dërguari i Allahut i tha asaj:

*"Do të të parashtroj një çështje, por ti mos u ngut të më japësh përgjigje! Mund të më japësh përgjigje pasi të këshillohesh me prindërit."*

"Ç'është ajo çështje, o i Dërguari i Allahut?"- E pyeti Hz. Aisheja. Profeti ia këndoi ajetin e zbritur. Dhe Hz. Aisheja iu përgjigj menjëherë:

"A mos do të këshillohem me familjen time mbi çështjen e zgjedhjes? Kurrë! Unë zgjedh Allahun, të Dërguarin dhe vendbanimin e ahiretit!" (Muslim, Talak, 29)

Profeti Bujar (s.a.v.s.) e konsideronte veten në jetën e kësaj bote si një udhëtar dhe jetonte me mendimin se, në një të ardhme të afërt, do ta linte vendin ku ndodhej dhe do të shkonte në vatanin bazë. Sipas tij, kjo botë ishte si një pemë nën të cilën, udhëtari i një rruge të gjatë ulej për të kaluar vapën. (Ibni Maxhe, Zuhd, 3) Ai do të mbetej një copë herë të shkurtër nën këtë pemë dhe pastaj do të ngrihej e do të vazhdonte rrugën. Atëherë, ai, në këtë udhëtim të gjatë duhet ta preokuponte zemrën me vlera që me të vërtetë u duhej dhënë rëndësi dhe ato vlera t'ua përcillte njerëzve. Profeti i mëshirës, jeta e të cilit i ishte kushtuar shpëtimit të njerëzimit, jetonte për kryerjen e kësaj detyre. Për njeriun që ndodhej në këtë gjendje, ç'rëndësi mund të kishte në vetvete pasuria e kësaj bote? Sigurisht që aspak! Dhe nuk e vlente t'ia jepje zemrën një gjëje që s'kishte vlerë aspak!

Kështu, i Dërguari i Madh e pati pranuar si fjalën më të drejtë vargun e poetit Lebid:

اَلَا كُلُّ شَيْءٍ مَا خَلَا اللّٰهَ بَاطِلُ

*"Kini vëmendjen! Çdo gjë tjetër veç Allahu është gënjeshtër!"* (Buhari, Rikak, 29)

Edhe në betejën e Uhudit, madje, ku vështirësitë dhe brengat e jetës qenë përjetuar në mënyrën më intensive, me shprehjen *"Allahu im, jetë*





*është vetëm jeta e ahiretit”* (Buhari, Rikak, 1), Profeti pati theksuar të vërtetën e përjetshme që kërkonte në fakt. Gjithashtu, jeta e tij e përkorët ka lidhje nga afër me zgjedhjen që pati bërë ai për të qenë një Profet-rob dhe jo një Profet-sundimtar! Edhe në ditët e fundit të jetës, duke e pasur fjalën për veten e vet dhe duke u shprehur si në vijim, pati treguar se kurrë nuk e kishte lidhur zemrën pas pasurisë së kësaj bote, përkundrazi, i pati dhënë, në të gjitha kushtet, prioritet jetës së pasme, ahiretit:

*“Allahu e la të lirë një robin e Tij të zgjedhë mes kësaj bote dhe gjërave që ndodhen në praninë e tij hyjnore dhe ai rob zgjodhi ato që ndodhen pranë Allahut!”* (Muslim, Fedailu’s-Sahabe, 2)

## 1. Shembëllimi i jetës së kësaj bote (temporale-materiale)

Edhe në Kur’an bëhet fjalë shpesh mbi përkohshmërinë e jetës së kësaj bote, mbi faktin se jeta e vërtetë dhe e amshuar do të realizohet në jetën e pasme, ahiret:

**“Një shembëllim i jetës së kësaj bote është kështu: Në sajë të ujit që kemi zbritur nga qielli, janë rritur dhe shtuar, duke u ndërthurur me njëra-tjetrën, bimë që i hanë njerëzit dhe kafshët. Më në fund në një moment kur toka është stolisur ngjyra-ngjyra e zbukuruar dhe njerëzit** (duke e harruar Allahun) **pandehin se ata vetë janë zotërit e vërtetë të saj, vjen një urdhri ynë ditën apo natën dhe e bëjmë atë të korrur sikur të mos kishte qenë fare gjer dje! Ja, pra, kështu i shpjegojmë ne provat tona për njerëz që mendojnë!”** (Junus, 10/24)

Në ajetin kur’anor nënvizohet fakti se kur dhuntitë e kësaj bote i duken njeriut të stolisura, personat që nuk e dallojnë dot këtë gjë, mashtrohen dhe bien në kurthin e botës. Hirësia Mevlana e shpreh këtë të vërtetë në mënyrë të përmbledhur, kështu:

*“Malli dhe dhuntitë e kësaj bote, favoret dhe mirësitë e Zotit për robtë janë pothuaj si buzëqeshje shpirtërore të saj. Por pasuria e kësaj bote na mashtron, na e rrëmben mendjen nga koka, na bën krenarë e na shkatërron. O njeri me vlerë të lartë! Në një vështrim, varfëria dhe sëmundja janë për ty më të mbara e më të dobishme se malli dhe pasuria. Sepse pasanikëria, malli dhe pasuria ngrenë kurthin e buzëqeshjes dhe, më në fund, të rrëzon ty në të!”* (Mesnevi, dyvargshi 3040-3041)[1]

Fytyra e vërtetë e jetës së kësaj bote dhe e stolisë së përkohshme

1. Menjëherë pas tërmetit të Marmarasë të 17 gushtit 1999 në Turqi, në një qytet, përballë rrënojave të apartamentit po rrinte një burrë plak që i vërente gërmadhat i përhumbur në mendime dhe pa lëvizur aspak. Plakun e pyetën: “A e jotja ishte kjo ndërtesë?” Dhe ai dha këtë përgjigje jashtëzakonisht kuptimplote: “Ashtu pandehnim!”

sqarohen kështu në një ajet tjetër:

**“Thuajua atyre se kujt i përngjet jeta e kësaj bote! Jeta e kësaj bote i përngjet ujit që e zbresim nga qielli, me të cilin zhvillohen e shumohen bimët e tokës dhe, më në fund, shndërrohet në një copë kashte të thatë që e fluturojnë erërat andej-këtej. Allahu ka fuqi për të krijuar gjithçka. Pasuria dhe bijtë janë stolia e kësaj bote. Kurse punët e mira që do të mbeten të përjetshme, janë, te Zoti yt, më të vlefshme edhe si shpërblim mirësie (sevap), edhe përsa i përket lidhjes së shpresës pas tyre!”** (el-Kehf, 18/45-46)

Ajeti kur’anor na e tërheq vëmendjen për faktin se s’duhet të gënjehemi nga të mirat e kësaj bote, të përkohshme e të asgjësueshme, si plehra që i merr era e i përplas andej-këtej, s’duhet të gënjehemi nga pasuria dhe fëmijët, por duhet të përpiqemi për të mirat me bukuri të papërfytyrueshme të përgatitur për besimtarët te Allahu. me të vërtetë, Haririu na drejtohet kështu me një stil që do të mund të quhej tefsiri i këtij ajeti:

“O ti që kërkon këtë botë të ulët! Dije se ajo është kurth vdekjeje, det ankthi dhe vuajtjeje. Kjo botë është një vend i tillë që, po qe se të bën një ditë të jesh i qeshur, të nesërmen menjëherë të bën të qash! Edhe nëse në qiellin e saj duket një re nga e cila shpresohet shi, meqë ajo re është mashtruese, të eturit s’përfitojnë dot prej saj! Ngatërresat dhe fatkeqësitë e saj s’mbarojnë! Ai që është rob i saj, edhe sikur ta flijojë tërë kapitalin dhe nderin e vet, nuk shpëton dot nga dora e saj! Ka aq shumë njerëz të cilët, duke u mashtruar prej saj, kanë kryer faje dhe e kanë tepruar në mbrapshti dhe mëkate, të cilët, më në fund, i ka shtrirë përmbys, ka mprehur thikën dhe u është hedhur sipër për të marrë shpagim! Prandaj, gjatë tërë jetës tregohu syçelë që të të mos shkatërrojë në një kohë kur të ndodhesh i shkujdesur e i pafuqishëm! Preji dashuritë dhe lidhjet me të, në mënyrë që të arrish shpëtimin dhe pasurinë e zemrës! (*Makamat*, f. 172)

Ismail Kemal Ummi e shpreh kështu faktin që kjo botë është një fushë prove, që muslimani duhet ta vlerësojë këtë mundësi:

Eshtë me fat njeriu i cili nga kjo botë e përkohshme
Shkon në atë vend të përjetshëm me të mira;
Kurse njeriu që e lë shpirtin duke e majmur kurmin,
Çon vetëm ushqim për gjarpërinj, milingona e akrepa…

Në të vërtetë, nuk është ndonjë punë aq e lehtë të mos mashtrohesh nga bota, t’i presësh dhe hedhësh tutje lidhjet me të. Sepse dashuria për të e ka rrethuar njeriun mirë e mirë nga të gjitha anët! Në ajetin kur’anor që bën fjalë mbi këtë të vërtetë, thuhet kështu:

**“Pasioni i skajshëm ndaj dëshirave sensuale, veçanërisht ndaj**





**femrave, ndaj djemve, ndaj arit dhe argjendit të mbledhur grumbuj-grumbuj, ndaj kuajve në kullotë të lirë, ndaj kafshëve të qumështit dhe të mbjellave, u është treguar njerëzve i zbukuruar. Këto janë interesa kalimtare të jetës së kësaj bote. Mirëpo vendi më i bukur ku do të shkohet është te Allahu!"** (Al-i Imran, 3/14)

Lidhja pas kësaj bote dhe prirja për dhuntitë e saj janë domosdoshmëri e natyrës njerëzore. Ata që nuk marrin edukatë shpirtërore e nuk maturohen dot, lidhen dhe priren më fort. Mirëpo esenciale është që, duke e lidhur zemrën pas Allahut, t'i bësh këto dhunti pretekste për të arritur pëlqimin e Tij. Poeti Mevlana (k.s.) e përshkruan kështu këtë gjendje:

*"O dëgjues bujarë! Kjo botë i ngjet një peme, kurse ne jemi fruta gjysmë të papjekur mbi atë pemë. Frutat e papjekur mbahen fort pas degëve. Sepse fruti i papjekur s'është i denjë për pallatin dhe vilën! Por kur piqen dhe ëmbëlsohen dhe bëhen gati për t'u kafshuar nga buzët, janë gati për të rënë dhe atëherë janë më të lëshuara. Edhe goja e njeriut, kur ëmbëlsohet nga ajo e ardhme dhe lumturi shpirtërore, pasuria e kësaj bote i vjen pa kuptim dhe e ftohtë. Të kapesh fort pas diçkaje, është fanatizëm, papjekuri. O ti, udhëtari i rrugës së Zotit! Ti akoma s'je pjekur! Sa të mbetesh kështu, si fëmijë në barkun e nënës, puna jote është të thithësh gjak, të heqësh mundim dhe shqetësim!"* (Mesnevi, dyvargshi 1293-1295)

Prandaj, Zoti ynë i Lartë, duke na urdhëruar si në vijim, na njofton se shpirtrat që kanë marrë edukatë dhe pastrim shpirtëror, janë kërkues jo të kapitalit të përkohshëm të kësaj bote, por të kapitalit të jetës së amshuar:

**"Kush kërkon kapitalin e ahiretit, atij ia shtojmë fitimin dhe atij që kërkon kapitalin e kësaj bote, i japim prej saj! Por ai s'do të ketë pjesë nga nga ahireti!"** (esh-Shuara, 42-20)

Profeti ynë i dashur, morali i të cilit ishte Kur'ani, gjatë edukimit të sahabeve, me fjalët dhe sjelljet e tij, e pati nxjerrë gjithmonë në plan të parë konsideratën e Kur'anit mbi këtë botë dhe jetën e basme, ahiretin. Siç rrëfen Xhabiri (r.a.), i Dërguari i Allahut kishte shkuar në një vend ku bëhej pazar. Me vete kishte edhe sahabet. Diku rastisën në një cjap me veshë të vegjël, të ngordhur dhe i Dërguari i Allahut, duke e kapur cjapin për veshësh, i pyeti sahabet:

*"Kush dëshiron ta marrë këtë për një dërhem?"*

Sahabet i thanë:

"As për më pak para s'e marrim, se, ç'do ta bëjmë atë?"

Profeti i pyeti prapë:

*"A e merrni po t'jua japin falas?"*

“Vallahi, edhe po të qe i gjallë, do të ishte me të metë pse është pa veshë, kurse të ngordhur ç’ta bëjmë?” – Iu përgjigjën sahabet. Atëherë, Profeti u tha:

*“Betohem në Allahun se, tek Allahu, kjo botë është më pa vlerë se ky cjap i ngordhur që keni përballë!”* (Muslim, Zuhd, 2)

Kurse në një hadith tjetër, i Dërguari i Allahut, duke u shprehur si në vijim, ka bërë të ditur se, te Allahu, kjo botë dhe të gjitha pasuritë e saj nuk kanë asnjë vlerë:

*“Po qe se kjo botë do të kishte te Allahu vlerë sa krahu i një mushkonje, Allahu s’do t’u jepte qafirëve të pinin as edhe një gllënjkë ujë!”* (Tirmidhi, Zuhd, 13)

Veç kësaj, këtu neve na mësohet se është e domosdoshme të mos i kemi zili pasuritë materiale në dorë të qafirëve dhe të mos kemi mall për to! Edhe paralajmërimi i një ajeti kur’anor përmban të njëjtin kuptim:

**“Kurrsesi mos ua ngul sytë pasurive që ua kemi dhënë një pjesë qafirësh si stoli të jetës së kësaj bote me qëllim për t’i vënë në provë! Dhuntia e Zotit tënd është më e mbarë e më e dobishme dhe më e vazhdueshme!”** (Taha, 20/131)

Kurse në një hadith tjetër, duke u shprehur si në vijim, bëhet e ditur se ata që mashtrohen nga përkohshmëria e kësaj bote, nuk do të shpëtojnë dot nga disafata:

*“Atij që ka ndonjë shqetësim për jetën e pasme, ahiretin, Allahu ia bën zemrën të pasur, ia shpëton punët nga rrëmuja dhe bota i vjen atij me qafë përkulur! Dhe atij që ka ndonjë shqetësim për këtë botë, Allahu ia shtron varfërinë para syve, nuk i jep mundësi ta mbledhë veten dhe atij nga kjo botë i vjen vetëm ajo që ka të shkruar!”* (Tirmidhi, Kijame, 30)

Poeti Mevlana thotë:

*“Personi i varfër nga dashuria për Allahun por kërkues për pasurinë e kësaj bote, është portreti i vetë varfërisë! Një njeri i tillë i pafat nuk është njeri i zemrës, domethënë, nuk ka jetë shpirtërore. Mos i hidh kockë qenit të vizatuar në letër… se tek ai nuk ka varfëri kafshate, por varfëri të vërtete. Mos vër pjatë gjelle para të vdekurit, se dervishi i bukës është si peshk dheu. Edhe nëse trajta i ngjan peshkut, ai ka frikë, ikën nga deti! Ai është shpend shtëpiak si pula. Nuk është shpendi Simurg i rrugës së drejtë i cili ndodhet në malin e afërsisë ndaj Zotit. Ha gjellë të mira, pi shurupëra të ëmbla, domethënë ha kafshatën e kësaj bote, por jo kafshatën e Allahut! Ai mashtrues është i dashuruar pas Zotit për të ngrënë e për të pirë, kurse shpirti i tij nuk është i dashuruari i bukurisë së Allahut!”* (Mesnevi, dyvargshi 2752-2756)

Ky shembull e pasqyron bukur se ata që, duke u prirur ndaj dhuntive të kësaj bote, e shtyjnë në plan të pasëm përfitimin e jetës së pasme, ahiretit, në të vërtetë kanë për t'i bërë keq vetes së tyre:

Në periudhën e omejadëve, ushtria islame nën komandën e Abdurrahman bin Velidit kishte dalë në marshim me shpresën për të merituar përgëzimin dhe konsideratën e të Dërguarit të Allahut lidhur me ngadhnjimin e Stambollit. Në radhët e ushtrisë ndodhej edhe Ebu Ejjub el-Ensariu (r.a.). Ndërsa bizantinët luftonin me shpinë mbështetur në muret e qytetit, një person nga ensarët e ngau kalin gjer në mes të bizantinëve. Besimtarët që e vunë re, duke u nisur nga ajeti kur'anor, **"mos e hidhni në rrezik veten me duart tuaja"** dhe krejt të habitur, thanë:

"La ilahe il'lallah! Pa shihni atë! E hedh veten në rrezik sheshit!"

Atëherë, Ebu Ejjub el-Ensariu ndërhyri dhe u tha kështu:

"O besimtarë! (Mos u keqkuptoni!) Ky ajet zbriti për ne, ensarët! Kur Allahu e ndihmoi të Dërguarin e vet dhe i dha fitoren fesë, ne patëm thënë: "Tani të qëndrojnë në krye të pronave dhe të merremi me përmirësimin e tyre!" Atëherë, Allahu i Lartë i komunikoi të Dërguarit mesazhin hyjnor:

وَأَنْفِقُوا فِى سَبِيلِ اللّٰهِ وَلاَ تُلْقُوا بِأَيْدِيكُمْ اِلَى التَّهْلُكَةِ وَاَحْسِنُوا اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

**"Jepni në rrugën e Allahut dhe mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja! Dhe bëni të mira sepse Allahu i do ata që bëjnë të mira!"** (el-Bakara, 2/195)

Kuptimi i fjalisë "mos e hidhni në rrezik veten me duart tuaja" së këtij ajeti është "mos u jepni pas preokupimit me pronën e kësaj bote si vreshta e kopshti duke lënë pas dore përpjekjen në rrugën e Allahut!"

Ebu Ejjub el-Ensariu i cili i pati kushtuar vëmendje me tërë sinqeritetin këtij paralajmërimi hyjnor, duke mos treguar asnjëherë konsideratë për stolitë dhe komoditetin e kësaj bote, kurrë nuk e la pas dore shërbimin në rrugën e Allahut dhe, më në fund, gjatë fushatës në fjalë ku merrte pjesë për të fundit herë, ra dëshmor dhe u varros pranë mureve mbrojtëse të qytetit. (Ebu Davud, Xhihad, 23; Tirmidhi, Tefsir, 2)

Gjithashtu, kjo ngjarje, për sa i përket parashtrimit të së njëjtës së vërtetë, është mjaft domethënëse:

Në luftën e Uhudit, Profeti i pati paralajmëruar një grup shigjetarësh të mos e linin në asnjë mënyrë pozicionin. Pavarësisht nga kjo, një pjesë

e tyre u larguan nga pozicioni dhe u lëshuan pranë presë së luftës, kurse të tjerët që nuk e shkelën urdhrin, ranë dëshmorë. Ja, pra, Zoti, duke ua tërhequr vëmendjen atyre që e patën lënë pozicionin thotë për ta **"dikush nga ju dëshironte botën"**, kurse ata që kishin rënë dëshmorë, i lavdëron duke thënë për ta **"dikush nga ju dëshironte ahiretin".** (Al-i Imran, 3/152)

Duke u shprehur *"bota është e ëmbël dhe ka pamje të këndshme"*, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se kjo botë është tërheqëse. Kurse në vazhdimin e hadithit, duke u shprehur *"pa dyshim, Allahu do t'jua japë juve qeverisjen e botës dhe do të shohë se si do të silleni dhe ç'punë do të bëni, prandaj, ruhuni nga bota"* (Buhari, Zekat, 47), ka tërhequr vëmendjen se bota është një pretekst prove. Në këtë dhe rivajete të tjera të ngjashme, Profeti ka shprehur frikën se ummeti islam do të prirej në të ardhmen drejt kësaj bote, se do ta harrojë ahiretin, për pasojë do ta humbë provën. Kështu, ndërsa duke bërë, në njërën anë paralajmërimin *"kam frikë se, pas meje, juve do t'ju çelin lulet dhe stolitë e kësaj bote"* (Buhari, Xhihad, 37), në anën tjetër, duke thënë se *"çdo ummet e ka një intrigë dhe intriga e ummetit tim është pasuria e kësaj bote"* (Ibni Hanbel, IV, 160), ka bërë të ditur se çdo lloj gjëje e kësaj bote është pretekst prove.[1]

1. Një ngjarje rreth kësaj çështjeje është kështu: Ishte një skllav me emrin Ajaz.Erdhi dita që ta blinte sulltan Mahmudi. Sulltani e deshi shumë për karakterin fisnik që bartte. Ai e fitoi në atë mënyrë besimin e sulltanit, saqë u emërua roja i thesarit të shtetit dhe perlat dhe margaritarët më të çmuar iu besuan atij. Nga smira, njerëzit e Pallatit nuk e honepsën dot. Ata bënë ç'u erdhi për dore për ta tronditur konsideratën që gëzonte skllavi me shpirt fisnik. Një ditë, u dëgjua të bisedonin mes tyre në prani të sulltanit: "A e dini se skllavi Ajaz shkon shpesh te thesari? Shkon çdo ditë, madje, në ditët e pushimit hyn atje dhe rri me orë të tëra! Jam i sigurt se na i vjedh margaritarët!" Sulltani që i dëgjoi këto fjalë, nuk u besoi veshëve. Ai tha me vete: "Duhet ta shoh vetë si qëndron puna!" Porositi të hapnin një vrimë të vogël në mur dhe nisi të vëzhgonte ç'ndodhte në dhomën e thesarit. Ajazi hyri në heshtje, e mbylli derën dhe shkoi te sëndyku i thesarit. U përgjunj para sëndykut, e hapi kapakun me kujdes dhe nxori një gjë nga brenda. Ishte një bohçë e vogël që e fshihte aty. E puthi bohçën, e vuri në ballë, pastaj e hapi. Ajo çka nxori nga brenda, ishte një rrobë e vjetër e grisur që e kishte pasë veshur kur kishte qenë skllav. Ajazi i hoqi rrobat e pallatit, veshi rrobën e vjetër dhe doli para pasqyrës. Atje, i foli vetes:
"A të kujtohet se kush ke qenë në atë kohë kur e vishje këtë rrobë? Ti ishe një hiç, një skllav që shitej e blihej! Me dorën e sulltanit, Allahu të favorizoi nga mëshira e Tij dhunti që ndoshta s'i meritoje! Ja, pra, Ajaz, tani je këtu, por kurrë mos harro se nga erdhe! Sepse malli e pasuria e shtyjnë njeriun në shkujdesje, e zvarrisin në dyfytyrësi. Mos i shih me mendjemadhësi ata që kanë më pak të mira se ti dhe kurrë mos e harro të kaluarën!"
Ajazi e mbylli sëndykun, e drynosi dhe eci drejt derës. Kur doli jashtë, u përball sy më sy me sulltanin. Ndërsa ia kishte ngulur sytë Ajazit, sulltanit i ridhnin lotët çurg. Në grykë i ishte bërë një nyje që s'e linte të fliste. Më në fund, mundi t'i thoshte Ajazit këto fjalë:
"O Ajaz! Gjer më sot ke qenë roja i thesarit të margaritarëve të mi, kurse tani,…, tani je roja i thesarit të zemrës sime! Ti më mësove se unë jam një hiç dhe se si duhet të

Duke u shprehur, *"bëhuni të zgjuar, qëllimet dhe dëshirat të mos ju zgjaten aq sa t'ju bëjnë ta harroni vdekjen se, në të kundërt, zemrat do t'ju ngurtësohen, pra, bëhuni të zgjuar se, me të vërtetë, gjërat që kanë për të ardhur* (vdekja dhe përtej saj) *janë afër"* (Ibni Maxhe, Mukaddime, 7), Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, ka paralajmëruar se mendimet dhe dyshimet që i preokupojnë mendjet do ta ngurtësojnë zemrën që është vendvështrimi hyjnor.

Shpesh herë, qëllimet dhe dëshirat për të cilat flitet në hadith, ia rrethojnë jetën njeriut ose njeriu kaqet në befasi, i papërgatitur ndaj atyre që kanë për t'i rënë në kokë së afërmi. Madje, tek shumë vetë vihet re se, sa më shumë të plaken, në vend që t'u pakësohen ndjenjat ndaj kësaj bote, u shtohen. Kështu, Profeti ynë, këtë gjendje e ka shprehur në këtë mënyrë: *"Zemra e plakut mbetet e re në dashurinë për dy gjëra: njëra, dashuria për pasurinë; e dyta, dëshira për të jetuar gjatë."* (Buhari, Rikak, 5) Imam Gazaliu tërheq vëmendjen për faktin se harrimi nga njeriu i ahiretit duke u kredhur gjerë e gjatë në qëllime dhe dëshira, buron nga padija dhe dashuria për këtë botë. Kurse rrugën për të shpëtuar nga këto, e parashtron kështu:

"Shpëtimi nga injoranca realizohet duke ua vënë veshin fjalëve të urta të njerëzve principialë dhe me zemër të kthjellët. Kurse rruga e vetme e shkuljes nga zemra dhe e hedhjes tutje të dashurisë për botën është besimi te dita e ahiretit (ringjalljes dhe jetës së pasme) dhe te shpërblimi i madh i atjeshëm. Kur ky besim arrin në gradën e njohjes faktike, dashuria për botën fillon të largohet dalngadalë nga zemra. Sepse dashuria për gjënë e rëndësishme, bëhet shkak për nxjerrjen nga zemra të gjësë së parëndësishme."

Allahu i Lartë i ka përpjesëtuar në forma të ndryshme dhuntitë materiale të kësaj bote mes robve të vet. Për pasojë, ndërsa dikush ndodhet në postin e personit të cilit i shërbehet, dikush tjetër ndodhet në postin e shërbyesit. Me fjalë të tjera, mes njerëzve nuk ka barazi absolute për sa i përket zotërimit të dhuntive dhe mundësive. Kjo gjendje është deklaruar kështu në Kur'anin e Shenjtë:

**"Në jetën e kësaj bote, edhe mjetet e jetesës, madje, Ne ua përpjesëtuam** (jo ata vetë)**. Dikë prej tyre e bëmë epror në gradë ndaj tjetrit, në mënyrë që dikush t'i japë punë dikujt tjetër!"** (edh-Dhuhruf, 43/32) I Dërguari i Allahut, në lidhje me pajtimin e njerëzve me pozitën e miratuar për ta, ka thënë kështu:

*"Shihni jo ata që i kanë kushtet e jetesës më të mira se tuajat, por ata që i kanë më poshtë. Sepse ky është një qëndrim më i përshtatshëm për të*

sillem para Sulltanit tim!.." (Muhjiddin Shekur, f. 114)

*mos e parë me nënvleftësim dhuntinë e Allahut për ju!”* (Muslim, Zuhd, 9)

Këto hadithe profetike reflektojnë vështrimin e të Dërguarit të Allahut mbi botën dhe ahiretin:

*“Përkorësia (asketizmi) në këtë botë s’është as ta bësh hallallin haram, as ta humbësh mallin dhe pasurinë. Përkorësia është të mbështetesh më shumë në atë që ndodhet nën pronësinë e Allahut, sesa në atë që ke në dorë vetë, në mënyrë që, kur të të bjerë ndonjë fatkeqësi e cila s’të ndahet, të kesh shpresë jashtëzakonisht nga ndihma dhe shpërblimi i tij.”* (Tirmidhi, Zuhd, 29)

*“Në krahasim me ahiretin, kjo botë është sa një ngjyerje e gishtit në det. Njeriu le ta vërë re se me sa ujë del jashtë gishti!”* (Muslim, Xhennet, 55)

*“Dëmi që i shkaktojnë dy ujq të uritur të futur mes tufës së dhenve nuk është më i madh se dëmi që i jep fesë njeriu i shtënë me pasion pas pasurisë dhe pozitës!”* (Tirmidhi, Zuhd, 43)

## 2. Shembuj asketizmi nga sahabet

Krahas këtyre lloj shprehjeve dhe qëndrimeve të Profetit tonë në lidhje me vështrimin ndaj jetës së kësaj bote dhe jetës së pasme (ahiretit), janë mjaft kuptimplote edhe rivajetet (rrëfimet) që tregojnë se ç’lloj jete pranon sahabet e zgjedhur të tij që e merrnin shembull atë. Për shembull, miku më i afërt i tij, Hz. Ebu Bekri, megjithëse ishte një ndër më të pasurit e Kurejshve, pati bërë një jetë të thjeshtë. Duke e përdorur në mënyrën më produktive pasurinë, ai e pati shtruar gjithë ç’kishte para të Dërguarit të Allahut, e pati shpenzuar pasurinë në rrugën e Allahut; veçanërisht në vitet e para dhe më të vështira të Islamit, pati blerë skllevërit muslimanë, i pati shpëtuar nga torturat dhe u pati dhënë lirinë. Pasuria nuk i qe bërë pengesë përkorësisë, në të kundërt, duke e përdorur siç duhet mallin dhe pasurinë, pati treguar se si mund të jetohej përkorësia dhe asketizmi mes kamjes!

Hz. Ebu Bekri bëri një jetë mjaft të thjeshtë edhe gjatë kohës kur qe kalif. Madje, kur ndodhej në prag të vdekjes, la porosi që të shitej një parcelë e veta dhe t’i riktheheshin thesarit të shtetit të gjitha rrogat që pati marrë sa qe kalif. (Ibni Ethir, *el-Kamil*, II, 428-429)

Gjithashtu, kjo ngjarje e treguar lidhur me Ebu Bekrin, tregon hapur se nga ç’këndvështrim e shihte ai botën dhe se sa pati qenë ndikuar nga jeta e të Dërguarit të Allahut! Një ditë, Hz. Ebu Bekrit i patën nxjerrë sherbet mjalti për ta gostitur. Mirëpo, sa e afroi te goja, zuri të qajë. Edhe të pranishmit s’i mbajtën dot lotët. Dhe, kur e pyetën për shkakun pse qau, ai u

dha këtë përgjigje:

“Ndodhesha së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.). Në atë mes vura re se po përpiqej të përzente diçka nga vetja duke i thënë: *“Largohu prej meje, largohu prej meje!”* Mirëpo unë nuk po shinja gjë! Kur desha ta mësoja se ç’i ndodhi, më tha kështu:

*“M’u tregua bota me të gjitha pasuritë e saj. Asaj i thashë të largohej prej meje. Ajo u largua, por duke më thënë kështu: “Betohem në Allahun se edhe nëse ti ikën e shpëton prej meje, pasardhësit e tu nuk do të ikin dot!”*

Hz. Ebu Bekri vazhdoi: “Ja, pra, edhe unë u frikësova se mos jepesha pas kësaj bote dhe për këtë shkak qava!” (Ebu Nuajm, I, 30-31)

Dihet se edhe Hz. Omeri (r.a.) bënte një jetë jashtëzakonisht të thjeshtë e të përkorët. Dihet se, në vitet e kalifatit të vet, pati mbajtur hutbe i veshur me një këmishë me dymbëdhjetë arrna! Kur e bija, Hafsa, i pati propozuar të vishte rroba të buta dhe të pante gjellë të mira sepse Allahu i kishte falur shumë të mira, ai i pati treguar për vështirësitë dhe shqetësimet që pati hequr i Dërguari i Allahut dhe i pati thënë:

“Betohem në Allahun se, po të arrij, do të jetoj siç patën jetuar i Dërguari i Allahut me Hz. Ebu Bekrin duke ndjekur shembullin e tyre. Ndoshta, për rrjedhojë, do të arrij jetën e bukur që kanë arritur ata në ahiret!” (Ibni Hanbel, *Zuhd*, f. 125) Sepse, siç ka thënë poeti Junus Emre, “kreu i adhurimeve është braktisja e kësaj bote”!

Në të vërtetë, megjithëse tek çdo sahabi është e mundur të gjendet një gjurmë nga jeta e përkorët e të Dërguarit të Allahut, sahabiu i parë që vjen ndërmend në lidhje me këtë çështje, është Ebu Dheri (r.a.). Sepse ky sahabi i madh të cilin Profeti ynë, i Dërguari i Madh, e pati lavdëruar duke thënë se *“kush dëshiron të shohë atë i cili ka qenë më pak i prirur ndaj kësaj bote, ta shohë atë”* (Ibni Hanbel, Zuhd, f. 147) qe bërë gjer në fund të jetës përfaqësues i përkorësisë dhe devocionit, ngopjes me pak dhe mosineresimit për të mirat materiale. Megjithëse Ebu Dher el-Gifariut të cilit i pëlqente të jetonte thjesht dhe të mbetej larg nga dukja dhe madhështia, i qenë caktuar katër mijë dinarë nga thesari i shtetit, ai pati mbajtur për vete fare pak nga kjo, kurse shumicën ua pati shpërndarë të varfërve. (Ebu Nuajm, I, 163) Ky sahabi i cili thoshte se kush kishte dy dërhem do të hetohej më rëndë se ai që kishte një, ia pati kthyer mbrapsht valiut të Damaskut treqind dinarët që ia kishte dërguar, duke u shprehur kështu: *“Për Allahun, a s’paska gjetur njeri më të varfër se unë? Unë e ka një vend ku të fus kokën, kam një tufë dhensh për t’u ushqyer e veshur dhe një shërbëtor që na kryen shërbime. Unë kam frikë të kem më shumë se kaq!”* (Ibni Hanbel, Zuhd, f. 147)

Nga përmbajtja e ajeteve kur'anore dhe e haditheve profetike lidhur me këtë çështje ose duke u nisur nga disa praktika, nuk duhet formuar mendimi se kjo botë dhe dhuntitë e saj janë absolutisht të pavlefshme dhe janë gjëra që duhen sharë. Praktikat dhe ajetet me hadithet në fjalë mund të kuptohen drejt vetëm nën dritën e ajeteve dhe haditheve të tjerë orientues të jetës. Në të kundërt, rënia në vetëmashtrim bëhet e pashmangshme. Ndërsa në Kur'an, në afro shtatëdhjetë ajete mbahet një qëndrim i paanshëm mbi jetën e kësaj bote, në pesëdhjetë ajete i është ngarkuar kuptim negativ kësaj jete, kurse në shtatë ajete, kuptim pozitiv. Në ajetet kur'anore, ndërsa kjo botë nënvleftësohet ose shihet se sy të keq, synohet jo ekzistenca e saj kozmike, por botëkuptimi mbi jetën që jetohet këtu dhe që e lë në plan të dytë shqetësimin për jetën e pasme, ahiretin. Sepse në Kur'an, bota ka zënë vend si term fetar dhe moralo-etik, kurse në kuptimin gjeografik, për botën është përdorur termi "ard" (tokë). Sipas Kur'anit, jeta e kësaj bote e cila nuk i pengon dhe nuk i redukton qëllimet e ahiretit, është një dhunti legjitime, madje, lumturi!

Duke mbajtur parasysh faktin se kjo botë është një stacion për në ahiret, mes të dyjave duhet vendosur ekuilibër. Duke u përgatitur për në ahiret, siç thuhet në ajetin kur'anor, njeriu **"nuk duhet të harrojë as pjesën që i takon nga bota"** (el-Kasas, 28/77), prandaj, duhet të dijë edhe të përfitojë nga dhuntitë e kësaj bote. E rëndësishme është të mos lihet jashtë vëmendjes jeta e ahiretit duke u kapur pas tërheqjes së kësaj bote, përkundrazi, pa e vënë në zemër, bota duhet përdorur si mjet për në jetën e pasme, ahiret! Poeti Mevlana, duke u shprehur si në vijim, e ka shpjeguar me një stil konciz se si duhet përdorur pasuria e kësaj bote:

*"Hyrja e ujit në gjemi do të thotë fundosje e saj. Kurse uji nën gjemi e ndihmon atë për të vozitur. Caliku i mbyllur mirë, meqë brenda ka ajër, vozit e shkon larg. Ja, pra, sa kohë që të jetë "i mbushur" me ajrin e përkorësisë, njeriu nuk fundoset në detin e kësaj bote, por vazhdon të vozisë mbi të. Edhe sikur e gjithë bota të jetë pronë e tij, në sytë e tij s'është asgjë! Prandaj, mbushe zemrën me ajrin e sublimes "min ledun"[1]. Edhe gojën lidhe mirë e vulose!"*

Ndërkaq, atyre që duke i kthyer shpinën plotësisht jetës së kësaj bote, përpiqen të jetojnë si murgj, Profeti ynë, duke u shprehur si në vijim, u ka thënë të bëjnë një jetë të ekuilibruar: *"Trupi yt, nefsi yt, gruaja jote, fëmijët e tu, shoku yt dhe Zoti yt kanë të drejta mbi ty! Jepua të drejtën që u takon secilit prej tyre!"* (Buhari, savm, 51, 55) Veç kësaj, Profeti ynë, duke ua kujtuar njerëzve se është ai që ka më shumë frikë nga Allahu, se, megjithëkëtë,

1. **Min ledun**: Shprehje kur'anore që shënon diturinë hyjnore të dhënë nga Allahu. (el-Kehf, 18/65)





nuk bën një jetë siç e mendojnë ata, e ka kundërshtuar dhe hedhur poshtë asketizmin murgjëror, për më tepër, duke thënë se *"murgjëria islame është xhihadi"* (Ibni Hanbel, III, 82, 266), ka treguar se nuk është e përshtatshme që muslimani të heqë dorë me gjithçka nga jeta e kësaj bote, por duhet të kryejë vazhdimisht një shërbim. Gjithashtu, këshilla që i ka dhënë Profeti Ka'b bin Malikut duke i thënë, *"një pjesë të mallit mbaje për vete, se kjo është më e mbarë dhe më e dobishme për ty"*, si dhe ajo çka i ka thënë Sa'd bin Ebi Vakkas-it, *"është më e mbarë dhe e dobishme t'i lësh trashëgimtarët pasanikë se të varfër"* (Buhari, Vesaja, 2), burojnë nga i njëjti shkak.

Urtësinë e parapëlqimit nga i Dërguari i Allahut të një jete të thjeshtë, modeste, madje, të varfër, duhet ta kuptojmë mirë. Para së gjithash, në jetën e tij private, Profeti ynë pati parapëlqyer varfërinë. Ai e pati shpenzuar me bujari çdo gjë që i pati rënë në dorë, për kauzën e tij dhe për ummetin, bashkësinë e tij. Veç kësaj, jeta e përkorë (askete) e tij pati përbërë model brenda shoqërisë edhe për të pasurit, edhe për të varfërit. Sepse prej tij do ta mësonin i pasuri se si të bënte një jetë të përkorët mes pasurisë dhe, i varfëri, se si do të tregonte durim dhe tolerancë ndaj papasjes dhe pamundësive. Më në fund, Profeti ynë (s.a.v.s.) e ka ruajtur ummetin *"nga varfëria e harruar dhe pasanikëria e tërbuar"* (Tirmidhi, Zuhd, 3), si dhe, me shprehjen *"pasanikëria e vërtetë është jo me shumicë malli, por me pasuri zemre"* (Buhari, Rikak, 15) dhe me lutjen *"për t'u mbështetur te Allahu nga e keqja e intrigës së pasurisë dhe varfërisë"* (Ibni Hanbel, VI, 57) ka treguar se, në kuptimin absolut të tyre, varfëria dhe pasuria nuk janë e mirë ose e keqe. Me fjalë të tjera, ky eveniment duhet vlerësuar sipas positës së personit. Në historinë e Islamit është folur me lavdërim për "fukarai sabirin" (të varfërit durues) dhe "agnijai shakirin" (të pasurit falenderues) dhe personat përkatës janë bërë subjekt i tregimeve legjendare mësimdhënëse!

## B. MENYRA E JETESES E PROFETIT

> **"Allahu im! Jepu njerëzve të Muhammedit aq sa të kenë nevojë!"**
>
> Muslim, Zekat, 126

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ndodhej në Mekë, kishte mundësi të vetat për të jetuar. Kurse në Medinë, burimi i jetesës për të qenë të ardhurat *fej* dhe *ganimet*.[1]

1. **Fej:** Të ardhurat e përftuara nga mallrat e jomuslimanëve me rrugë paqësore, pa luftë. (el-Hashr, 59/6-7) Këto të ardhura shpenzoheshin për të gjitha shërbimet që du-





Por ç'e do se këto burime të ardhurash që i përkisnin të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) nuk patën ndodhur së bashku në çdo etapë të jetës së tij. Veç kësaj, po të mbahet parasysh fakti që Profetit kurrë nuk i mungonin bujtarët dhe se muslimanët nevojtarë ishin të shumtë, del në shesh se ai nuk përfitoi qetësisht nga mundësitë në fjalë, prandaj, bëri më shumë një jetë të varfër dhe askete. Kështu, kjo gjendje e tregon veten në mënyrën se si ushqehej e se si vishej ai, në jetën fare të thjeshtë në shtëpi dhe në gjërat që la trashëgim.

### 1) Gjendja e uritur për një kohë të gjatë

Kohë pas kohe, për shkak të mungesave, i Dërguari i Allahut pati vuajtur uri, kurse në kohët e mira, me të ardhura të bollshme, qe mjaftuar në mënyrë të vullnetshme me pak dhe ato që pati patur në dorë, ua pati dhënë vazhdimisht nevojtarëve. Kjo karakteristikë e Profetit përbën bazën e jetës së tij askete. Ebu Talha (r.a.) tregon: "Të Dërguarit të Allahut i paraqitëm ankesa se ishim të uritur dhe i zbuluam barqet. Secili nga ne kishte lidhur një gur në bark nga uria. Edhe i Dërguari i Allahut e zbuloi barkun dhe ne pamë se ai kishte lidhur dy gurë!"[2] (Tirmidhi, Zuhd, 39)

Siç transmeton Ebu Hurejre (r.a.), një ditë, Profetit (s.a.v.s.) i sollën gjellë të ngrohtë. Pasi hëngri, ai tha: *"Elhamdulil'lah, lavdi Allahut, u bënë shumë kohë që s'më ka hyrë gjellë e ngrohtë në stomak!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 10)

Profeti ynë qe përballur shpesh me gjendje të tilla gjatë gjithë jetës së vet profetike. Xhabiri (r.a.), duke bërë fjalë mbi llogoren që gërmuan në ditët e Luftës së Hendekut, thotë kështu: "Para na doli një shkëmb shumë i fortë. Sahabet shkuan te Profeti dhe i thanë se, duke gërmuar llogoren, u kishte dalë një shkëmb shumë i fortë. Pastaj ia treguan edhe shkëmbin. I Dërguari i Allahut tha: *"Në hendek do të zbres unë!"* Pastaj u ngrit. Ne vumë re se kishte lidhur gur në bark nga uria. Kishim tri ditë që ndodhe-

---

hej të kryente shteti (aktivitetet buxhetore – M.H.), me kusht që t'i shërbenin interesit publik, pa ndonjë kufizim tjetër, si pagat e ushtarakëve dhe nëpunësve, shpenzimet për mbrojtjen, shpenzimet komunale, etj.

**Ganimet:** Plaçka e luftës, mallrat dhe robërit e shtënë në dorë në përfundim të luftës. Sipas përcaktimit të bërë në suren Enfal, katër të pestat e ganimetit u shpërndaheshin gazinjve që merrnin pjesë në luftë. Një e pesta që mbetej, i takonte Allahut, të Dërguarit, farefisit të të Dërguarit, të varfërve dhe udhëtarëve. (el-Enfal, 8/41)

2. Rrëfehet se Haxhi Bajram Veliu, duke vepruar sipas traditës së Profetit, herë pas here lidhte gurë në bark nga uria. Guri në fjalë ekziston i ekspozuar sot nën etiketën "Guri i Zi" në Muzeun Etnografik të Ankarasë. (Ethem Cebecioğlu, f. 120) Ndërsa në atë periudhë njerëzit lidhnin gurë në bark për ta shtypur urinë, sa e hidhur është që njeriu i sotëm e bart barkun e vet si ndonjë gur nga të ngrënët me të rrasur dhe nga të ecurit poshtë e përpjetë vazhdimisht me barkun plot.

shim aty pa shtënë gjë në gojë. Profeti e mori kazmën në dorë dhe e goditi shkëmbin e fortë. Shkëmbi u thërmua në copa të vogla dhe u kthye në një grumbull rëre." (Buhari, Megazi, 29)

Një ditë tjetër, Hz. Fatimja i kishte sjellë Profetit një copë çoreku që e kishte pjekur vetë. Profeti e pyeti:

*"Ç'është kjo?"*

E bija Fatime i tha:

*"Eshtë çoreku që poqa, po s'ma deshi zemra ta haja pa të sjellë ty!"*

Profeti i tha:

*"Qysh prej tri ditësh, kjo do të jetë kafshata e parë që i hyn tët eti në gojë!"* (Ibni Sa'd, I, 400; Hejsemi, X, 312)

Në vështirësitë dhe shqetësimet që përballonte i Dërguari i Allahut, merrnin pjesë edhe sahabet që ishin gjithmonë gati t'i flijonin mallrat dhe jetën për të. Duke treguar për ditët e varfërisë dhe vështirësitë e shqetësimet e kaluara, Ebu Hurejre (r.a.) thoshte se disa herë e mbështeste barkun përtokë, kurse disa herë të tjera, lidhte gurë në bark! (Buhari, Rikak, 17)[1]

Siç shihet, ftesa në Islam dhe kumtimi i tij pati filluar në kushtet e mungesës së mundësive materiale dhe ashtu pati vazhduar për një kohë të gjatë. Profeti ynë (s.a.v.s.) nuk qe bërë ankestar as një thërrime për atë ngushticë kurse sahabeve, shokëve të tij, u pati këshilluar durim dhe qëndresë duke u kujtuar shpërblimin nga Allahu të vështirësive dhe shqetësimeve të hequra. Për shembull, i Dërguari i Allahut i pati qetësuar me këto fjalë sahabet e Sufës të rrëzuar përtokë gjatë namazit, për shkak të dobësisë së shkaktuar nga uria: *"Sikur ta dinit se ç'ka përgatitur Allahu në lartësinë e Tij për ju, do të donit të ishit akoma më të varfër e nevojtarë!"* (Tirmidhi, Zuhd, 39)

Kurse rrëfimi që do të përcjellim më poshtë është shumë kuptimplotë për sa i përket faktit që tregon përmasat e urisë që patën hequr Profeti ynë i dashur dhe sahabet, shokët e tij të zgjedhur. Një natë, Profeti ynë i dashur doli nga shtëpia dhe vuri re se edhe Ebu Bekri me Omerin ndodheshin jashtë. Ai i pyeti ata:

*"Ç'ju shtyu të dilni jashtë nga shtëpia në këtë orë?"*

"Uria, o i Dërguari i Allahut!" – I thanë ata.

*"Betohem në Allahun që, me forcën dhe fuqinë e Tij, mban jetën time*

1. Siç kuptohet nga këto rrëfime, ka mundësi që lidhja e gurëve në bark nga uria ka qenë zakon i përhapur mes arabëve të asaj kohe. Dobia e lidhjes së gurit në bark në çaste urie është sigurimi i lehtësisë së lëvizjeve dhe veprimeve duke e lehtësuar dhimbjen e shkaktuar nga uria. (Ibni Haxher, *Fet'hu'l-Bari*, XI, 274-275)

*në dorë, se ajo që ju shtyu ju të dilni nga shtëpia, më shtyu edhe mua; ejani të shkojmë!"* – Iu përgjigj i Dërguari i Allahut.

Dhe që të dy ata, së bashku me të Dërguarin e Allahut, shkuan në shtëpinë e një ensari, muslimani medinas. Por të zotin e shtëpisë s'e gjetën në shtëpi! Megjithatë, kur zonja e shtëpisë pa të Dërguarin e Allahut, u tha:

"Mirë se erdhët! Urdhëroni e hyni!"

*"Ku është filani?"* – Pyeti Profeti. Gruaja iu përgjigj:

"Shkoi të na sjellë ujë të butë[2] për të pirë!"

Mu atë mes, edhe i zoti i shtëpisë erdhi dhe, pasi u hodhi një vështrim të ardhurve, tha:

"Lavdi Allahut! Sot askush s'është më fatbardhë se unë për miqtë që pret!"

Dhe shkoi menjëherë dhe solli një veshul hurmash ku kishte edhe të pabëra, edhe të bëra, edhe të bëra shumë.

"Urdhëroni e hani!" – U tha miqve dhe mori në dorë një thikë. I Dërguari i Allahut i tha:

*"Të mos i prekësh kafshët që milen!"*

I zoti i shtëpisë preu një qengj për ta. Dhe miqtë hëngrën nga mishi i qengjit, hëngrën hurma dhe pinë ujë të butë. Pasi u ngopën e u kënaqën të gjithë me ushqimet që hëngrën dhe ujin që pinë, Profeti u tha kështu Ebu Bekrit dhe Omerit:

*"Betohem në Allahun që, me fuqinë e Tij, mban shpirtin tim në dorë, se në ditën e kiametit (dhe ringjalljes) do të jepni llogari për këto të mira. Uria ju nxori nga shtëpia, kurse gjetët kaq shumë të mira para se të ktheheni në shtëpi!"* (Muslim, Eshribe, 140)

Në këtë hadith profetik ka një të vërtetë të rëndësishme që duhet nënvizuar: Edhe pasanikët bujarë nga muhaxhirët dhe ensarët më të afërt të Profetit nuk e dinin se sa nevojtar ishte ai! Përgjithësisht, ai nuk ia shfaqte gjendjen askujt dhe s'donte t'i bëhej barrë askujt! Ashtu siç e vumë re edhe këtu, uria që e bëri të dilte jashtë Profetin me shpresë se mos gjente diçka për të ngrënë, i kishte nxjerrë nga shtëpia edhe miqtë e tij më të afërt, Hz. Ebu Bekrin dhe Omerin. Gjithashtu, asnjëri prej tyre nuk i ishte ankuar kujt duke ia qarë hallin e urisë, kështu që ata të tre i bashkoi rastësia logjike[3] e

2. Në origjinal thuhet "ujë të ëmbël". Ne, për ujin pa kripëra e pa gëlqere, themi "i butë, i lehtë", pra, i përshtatshëm, i mirë e i këndshëm për t'u pirë. Këtu e ka fjalën edhe teksti në origjinal. Përkthyesi.

3. Në origjinal është përdorur termi *tevafuk* që do të thotë përputhje logjike dhe hyjn -

të njëjtit shqetësim. Sepse të gjithë sahabet ishin pajisur me cilësitë morale të Profetit, i cili ishte për ta model dhe personalitet shembullor. Ata parapëlqenin t'i fshihnin nga të tjerët nevojat personale, gjendjen dhe hallet. Ata trokisnin në portën e një vëllai në gjendje më të mirë ekonomike vetëm kur mbeteshin tepër ngushtë.

Ndërkaq, vlerësimi nga Profeti i të mirave të përftuara pas përjetimit të urisë, si një favor të madh, si dhe deklarimi shokëve se patjetër do të merreshin në pyetje dhe do të jepnin llogari për to, është një pikë tjetër me rëndësi mbi të cilën duhet qëndruar me përparësi. E tërë kjo situatë bart cilësinë e një mesazhi me rëndësi për besimtarët të cilët zotëronin pak a shumë të mira të konsiderueshme.

Në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut, si lëndë ushqimore themelore gjendeshin kryesisht hurma, qumësht dhe bukë elbi. Megjithëkëtë, hurma dhe qumësht nuk gjendej gjithmonë. Kështu pati ndodhur që në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut të mos ndizej zjarr, pra, të mos bëhej gatim për një kohë të gjatë prej një ose dy muajsh, gjatë së cilës, familja pati qenë mjaftuar me hurma dhe ujë. (Buhari, Hibe, 1) Gjithashtu, siç rrëfen nëna jonë Aishe, familja e Profetit nuk pati ngrënë dy ditë njërën pas tjetrës bukë elbi; sipas një rrëfimi tjetër, nuk pati ngrënë tri ditë njërën pas tjetrës bukë gruri! (Muslim, Zuhd, 20-22)

Ç'është e vërteta, në kohën e Profetit, në zonën e Hixhazit, edhe elbi, edhe gruri ishin lëndë ushqimore që siguroheshin me vështirësi. Megjithëkëtë, Profeti ishte personi i cili kishte mundësi më shumë se kushdo t'i siguronte këto lëndë ushqimore. Mirëpo Profeti ynë, i Dërguari Bujar, kurrë nuk qe prirur për të siguruar mundësi që nuk i kishte shoqëria mes së cilës jetonte, dhe për të jetuar ndryshe. Nëse njerëzit patën vuajtur nga uria, në radhë të parë dhe më shumë se kushdo patën vuajtur nga uria ai vetë dhe familja e tij. Kurse Zoti i pati propozuar të Dërguarit ta kthente për të në flori luginën e Mekës. Por Profeti nuk e pati pranuar këtë duke parapëlqyer të hante një ditë e të rrinte i uritur ditën tjetër dhe i qe drejtuar Zotit me këto fjalë: "Allahu im, kur të uritem, do të të lutem dhe përgjërohem Ty dhe, kur të ngopem, do të të lavdëroj dhe falenderoj Ty!" (Tirmidhi, Zuhd, 35) Kështu, ai nuk pati dashur një mënyrë jetese mrekullore dhe të privilegjuar, por i qe lutur Zotit për një mënyrë jetese në përputhje me ligjet shoqërore!

Ndërkaq, në themel të mënyrës së jetesës të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ndodhej përpjekja për të mos iu nënshtruar papasjes dhe, përballë papasjes, përpjekja për ta ruajtur dinjitetin si të njerëzve të pasur. Me

---

sisht e paracaktuar e rasteve ose, shkurt, *domosdoshmëri*, kurse termi *tesaduf* i përgjigjet konceptit *rastësi* ashtu siç mendohet në konceptualitetin filozofik materialist. Përkthyesi.

fjalë të tjera, në sunnetin e tij nuk ekziston imazhi i njeriut të palumtur dhe të revoltuar, i njeriut i cili, në një farë mënyre, shembet, turbullohet, bëhet pesimist përballë mospasjes dhe varfërisë, por ekziston shembulli i njeriut të lumtur i cili, pavarësisht nga çdo gjë, mundet të qëndrojë në këmbë, i njeriut të vendosur, optimist dhe që s'e ka humbur shpresën. Sepse këtë synim kanë veti profetike të tilla, si bujaria në varfëri, dhurimi, durimi, falenderimi, ngopja dhe dorëzimi.

Nga rrëfimet e përmendura rreth kësaj çështjeje në librat tanë të hadithit (traditës profetike) dhe sijerit (biografisë profetike), mësojmë se të ngrënat që përdorte i Dërguari i Allahut ishin lëndë ushqimore modeste, se në sofrën e tij nuk shtroheshin të ngrëna më të zgjedhura se ato që shtroheshin në sofrat e sahabeve, shokëve të tij; veçanërisht, mësojmë se ai kurrë s'e pati bërë problem çështjen e të ngrënit. Siç na transmeton Ummu Ejmen (r.a.), një ditë ajo pati dashur të sitte pak miell e të bënte një bukë për të Dërguarin e Allahut, kurse, kur e pati parë se ç'kishte bërë ajo, i Dërguari i Allahut e pati lejuar vetëm pasi i pati thënë kështu: "*Këto krundet që i veçove nga sitja dhe i vure mënjanë, përzjeji përsëri me miellin dhe pastaj bëje brumin!"* (Ibni Maxhe, Et'ime, 44)

Siç tregon Xhabiri (r.a.), një ditë, i Dërguari i Allahut kishte pyetur në familje se ç'u ndodhej si ushqim për të përcjellë bukën dhe i kishin thënë se në shtëpi s'u ndodhej gjë tjetër veç uthullës. Atëherë, i Dërguari i Allahut kishte kërkuar uthull dhe, pasi kishte thënë *"ç'gjë e mirë është uthulla për ta përcjellë bukën"*, kishte filluar të hante duke e ngjyer bukën në uthull. (Muslim, Eshribe, 166)

Gjithashtu, një radhë tjetër, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte marrë një copë bukë elbi, kishte vënë mbi të një hurmë dhe kishte thënë kështu: *"Kjo hurmë është për ta përcjellë këtë bukë!"* (Ebu Davud, Et'ime, 41)

Siç tregon Hz. Aisheja, Profeti ynë (a.s.) kishte ngrënë shalqin me hurmë të njomë dhe kishte thënë: *"Nxehtësinë e kësaj e shuajmë me freskinë e këtij dhe freskinë e këtij e thyejmë me nxehtësinë e kësaj!"* (Tirmidhi, Et'ime, 36)

Veç kësaj, ka shënime që tregojnë se Profeti e pëlqente shumë përsheshin e bërë me copa buke dhe lëng mishi (Ebu Davud, Et'ime, 22) dhe se, gjithashtu, i pëlqenin shumë gjërat e ëmbla me në krye mjaltin. (Tirmidhi, Et'ime, 22) Vetëm se është një e vërtetë tjetër se, në shumicën e rasteve, këto gjëra nuk i ndodheshin në sofër.

Por as nuk duhet të na shkojë ndërmend se i Dërguari i Allahut i linte krejt pa ngrënë pjesëtarët e familjes. Ai e shiste prodhimin e hurmishtes së të bijve Nadr që i ishte dhuruar në vitin e katërt të hixhrit dhe nga paratë e fituara ndante nevojat njëvjetore të familjes. (Buhari, Nafakat, 2) Kurse

nëna jonë Ummu Seleme, duke bërë fjalë mbi bagëtinë që milej të Profetit (s.a.v.s.), ka thënë: “Një pjesë të madhe të ushqimit tonë të përditshëm e përbënin devetë dhe dhentë.” (Ibni Sa'd, I, 496)

Vetëm se, përveç pjesëtarëve të familjes, me ndihmën e tij mbaheshin gjallë vejushat, nevojtarët, si dhe njerëzit e varfër pa shtëpi e katandi, që banonin në sofatin e Faltores Profetike dhe merreshin me dituri dhe adhurim. Me përgjegjësinë e kryetarit të shtetit, ai e mendonte ushqyerjen e tyre si atë të familjes së vet. Me të vërtetë, kur e patën pyetur Ebu Hurejren se si vuante Profeti nga uria, pati bërë këtë shpjegim:

“Kjo gjendje buronte nga numri i madh i njerëzve që përbënin mjedisin e përhershëm të tij, si dhe i të ardhurve. Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kurrë nuk hante bukë pa pasur pranë disa sahabe si dhe nevojtarët e Faltores Profetike. Allahu i Lartë e bëri të mundur ngadhnjimin e Hajberit dhe njerëzit fituan pak prehje, por, përsëri, në popull, vështirësia e jetesës vazhdonte.” (Ibni Sa'd, I, 409)

Shokët e Sufës ishin miqtë e përhershëm të muslimanëve. Ata s'kishin as familje ku të strehoheshin, as ndonjëfarë malli apo pasurie. Kur Profetit tonë i vinte ndonjë sadaka, atyre ua dërgonte, vetë asgjë s'mbante. Por kur i vinte ndonjë dhuratë, mbante një pjesë për vete, kurse pjesën tjetër ua dëgonte përsëri njerëzve të Sofatit. (Buhari, Rikak, 17) Prandaj, shkaku që në sofrën e të Dërguarit të Allahut nuk ndodhej për një kohë të gjatë tjetër gjë veç hurmave dhe ujit dhe që ai shumë herë vuante nga uria, ishte se ushqimet që i ndodheshin në dorë i përpjesëtonte me nevojtarët pa ndjerë kurrë frikë se mos mbetej vetë pa gjë! Përgjithësisht, fakti që Profeti ynë, i Dërguari bujar pati jetuar tërë jetën në vështirësi ekonomike, kryesisht ushqimore, buronte jo nga e papasja, ashtu siç u nënvizua më lart, por nga numri i madh i nevojtarëve për të cilët duhej të kujdesej. Kështu, Profeti ynë (s.a.v.s.) e pati zbatuar vetë në praktikë deklaratën e vet gojore se:

*“Kush e mbush barkun ndërsa komshiu është i uritur, nuk është besimtar i vërtetë!”* (Hakim, II, 15)

Nga ana tjetër, shumë sahabe, shokë të Profetit që qenë bërë dëshmitarë të mundësive materiale të ardhura me ngadhnjimet e arritura pas Profetit, kanë bartur një dyshim, frikë dhe lëkundje serioze në lidhje me përfitimin nga të mirat materiale të kësaj bote, edhe pse hallall. Në këtë kuadër e patën ridiskutuar herë pas here ata papasjen që patën përjetuar më parë. Me të vërtetë, një ditë, kur ishte i agjëruar, për Abdurrahman bin Avfin (r.a.) qe përgatitur një sofër e pasur, por ai i pati vështruar gjellët dhe pati thënë kështu:

“Mus'ab bin Umejr ra dëshmor në luftën e Uhudit. Ai ishte më i virtytshëm se unë. Por s'pati për qefin ndonjë gjë tjetër përveç një hirke. Edhe

ajo s'e mbulonte dot. Po t'i mbulohej koka, i zbuloheshin këmbët, po t'i mbuloheshin këmbët, i zbulohej koka. Ç'është e vërteta, unë tani kam frikë se mos shpërblimi i të mirave që kemi bërë, po na jepet në këtë botë!"

Pastaj, Abdurrahman bin Avfi filloi të qante, e la të ngrënët dhe u ngrit nga sofra! (Buhari, Xhenaiz, 27)

Kur Hz. Omeri qe përballur me Xhabirin (r.a.) i cili kishte një copë mish në dorë, e pati pyetur:

"Ç'është ajo?"

Xhabiri i qe përgjigjur:

"Eshtë një copë mishi që e bleva se ma deshi zemra!"

Atëherë, Hz. Omeri i qe përgjigjur duke ia tërhequr vëmendjen:

"A e blen ti çdo gjë që ta do zemra? Apo s'ke frikë se mos bëhesh si personat për të cilët, në ajetin kur'anor thuhet:

**"Ju i shpenzuat dhe i mbaruat të gjitha gjërat tuaja të mira në jetën e kësaj bote!"** (el-Ahkaf, 46/20) (Ibni Hanbel, Zuhd, f. 124)

Si përfundim, fakti që i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe sahabet që e ndiqnin atë vuanin nga uria dhe kënaqeshin me pak si në çastet e papasjes, ashtu dhe në çastet e pasjes, është një aspekt i mendësisë së tyre asketike që të tërheq vëmendjen.

## 2) Jetesa e thjeshtë në shtëpi

Pas hixhretit, emigrimit në Medinë, i Dërguari i Allahut banoi përkohësisht në shtëpinë e Ebu Ejub el-Ensariut, pastaj u vendos në dhomat e ndërtuara ngjitur me Faltoren Profetike. Thuhet se, në fillim, ishin vetëm dy dhoma. Njëra ishte e bashkëshortes, zonjës Sevde, kurse tjetra, e të fejuarës, me të cilën s'ishte martuar ende, Hz. Aishesë. Pastaj u ndërtua dhoma e tretë për dy vajzat beqare të Profetit, Ummu Gulsum dhe Fatime (r.anhuma). (Hamidullah, II, 1053-1054) Më pas, numri i dhomave u shtua sipas nevojave. Dhomat qenë ndërtuar ose prej qerpiçi, ose prej guri dhe sipër qenë mbuluar me trarë dhe dega hurmash. (Ibni Sa'd, I, 499; Suhejli, I, 248) Në të njëjtën kohë, kuptohet se secila dhomë ishte mjaft e ngushtë. Aq e ngushtë sa, një herë, kur po falte namazin e natës, në sexhde, Profetit (s.a.v.s.) i pati ndeshur koka në këmbët e Hz. Aishesë që po flinte dhe ajo qe detyruar t'i mblidhte këmbët për t'i hapur vend të Dërguarit të Allahut. (Muslim, Salat, 272)

Nga ana tjetër, Hasan Basriu i cili e pati kaluar fëmijërinë në një mjedis afër shtëpisë së të Dërguarit të Allahut ngaqë e ëma ishte skllave dhe shër-

bëtore e Ummu Selemes, bën të ditur se tavani i dhomave të të Dërguarit të Allahut mund të arriheshin me dorë. (Ibni Sa'd, VII, 161; Suhejli, I, 248) Nga kjo kuptohet se dhomat nuk ishin as të larta.

Kurse dyert e dhomave s'ishin gjë tjetër veçse mbulesa të dhirta të endura me lesh të trashë. (Ibni Sa'd, I, 499)

Një ndër imamët e mëdhenj të tabiinëve, Said bin Musejjeb, duke e shfaqur prekjen e thellë që ndjente ngaqë, në periudhën e omejadëve, këto dhoma u shembën dhe iu aneksuan Faltores Profetike, ka thënë kështu:

"Vallahi, sa shumë dëshiroja që dhomat të mbeteshin siç ishin me qëllim që brezi i ri dhe vizitorët e ardhur të shihnin se me ç'ishte mjaftuar në jetën e vet i Dërguari i Allahut dhe të mos interesoheshin për ta shtuar mallin e për t'u krenuar me këtë gjë!" (Ibni Sa'd, I, 499-500)

Profeti kishte një vig[1] të sajuar prej degësh të thata peme të lidhura fort me fibra hurmaje. (Suhejli, I. 248) Profeti ulej mbi vig ose shtronte dyshekun mbi të. Dyshekun e kishte prej lëkure të regjur dhe të mbushur me fibra hurmaje. (Buhari, Rikak, 17) Siç rrëfen Hz. Aisheja, një grua e mirë, me ta vënë re dyshekun e Profetit, pati shkuar me vrap në shtëpi dhe i pati sjellë një dyshek të mbushur me lesh. Pastaj, kur e pati parë i Dërguari i Allahut, i pati thënë Hz. Aishesë me një ton që shprehte pakënaqësinë e tij:

*"O Aishe, ktheje prapë atë dyshek!"*

Duke vazhduar ta tregojë ngjarjen, Hz. Aisheja thotë: "Nuk e dërgova menjëherë dyshekun. Ç'është e vërteta, po më pëlqente shumë që kisha në shtëpi një dyshek të tillë. Por, pasi më tha për të tretën herë që ta ktheja prapë, i Dërguari i Allahut u shpreh kështu:

*"Betohem në Allahun se, po të doja, Allahu i Lartë do të më dërgonte male me ar e argjend dhe do t'i vinte nën urdhrin tim!"* (Ibni Sa'd, I, 465)

---

1. Hz. Aisheja (r.anha) thotë:
"Në Mekë, për Kurejshët nuk kishte gjë më të këndshme se të flinin mbi vig. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) erdhi në Medinë dhe zbriti në shtëpinë e Ebu Ejjubit, e pyeti:
"O Ebu Ejjub, a s'ju ndodhet ndonjë vig?"
Ebu Ejjubi (r.a.) i tha:
"Vallahi, s'na ndodhet!"
Kur ensari Es'ad bin Dhurare e mori vesh këtë, i dërgoi të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) një vig të bërë me skelet prej lisi, thurur me fije liri dhe veshur me rrogoz. Gjersa shkoi në shtëpinë e vet, Profeti e përdorte atë për t'u shtrirë, për t'u çlodhur dhe për të fjetur. Edhe në shtëpinë e vet atë vig e përdori gjersa vdiq.
Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vdiq, kufoma iu vendos mbi atë vig, aty u la dhe u qefinos dhe iu fal namazi i të vdekurit ndërsa ndodhej i shtrirë mbi atë vig. Pastaj njerëzit na e kërkonin vigun për të bartur të vdekurit e tyre dhe përfitonin nga begatia e atij vigu. Mbi atë vig qenë bartur edhe kufomat e Hz. Ebu Bekrit dhe Hz. Omerit." (Belazuri, I, 525)

Kur e patën pyetur Hz. Hafsanë se mbi ç'shtrat pushonte i Dërguari i Allahut kur ndodhej në dhomën e saj, ajo pati dhënë këtë përgjigje: "Flinte mbi një copë të dhirtë të ashpër të palosur më dysh. Një natë mendova ta palos më katërsh që Profeti të prehej më mirë. Me këtë qëllim, copën e palosa më katërsh dhe e shtrova. Kur Profeti u ngrit në mëngjes, më pyeti:

*"Çfarë pate shtruar sonte si shtrat?"*

"Dyshekun tënd të vjetër, o i Dërguari i Allahut! Vetëm se e shtrova më katërsh që të ndjehesh më butë e të pushosh më mirë! Vetëm kaq!" – Iu përgjigja unë. Atëherë, Profeti më tha:

*"Dyshekun tim shtroma si më parë, se rehatia që më dha butësia e tij më pengoi të ngrihesha në namazin e natës!"* (Tirmidhi, *Shemail*, f. 154)

Në disa rivajete (rrëfime) bëhet e ditur se i Dërguari i Allahut, kur binte për të fjetur, hidhte sipër një mbulesë si jorgan. (Ibni Maxhe, Taharet, 121)

Vëmë re se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i cili parapëlqente të pushonte dhe flinte mbi një shtrat të thjeshtë, herë pas here ka pushuar edhe mbi rrogoz. Madje, për këtë shkak, disa nga sahabet i kanë thënë: "O i Dërguari i Allahut, sikur të na jepje leje që të të përgatisim një shtrat që të ndjeheshe i qetë!" Kurse Profeti u është përgjigjur:

*"Ç'punë kam unë me këtë botë? Unë për këtë botë jam si udhëtari që kalon vapën nën hijen e një peme dhe, pastaj, ngrihet, i hipën kafshës dhe vazhdon rrugën!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 3; Ibni Hanbel, I, 391)

Edhe Hz. Omeri i cili i ka bërë vizitë Profetit në njërën nga dhomat ku banonte, tregon kështu:

"Shkova pranë të Dërguarit të Madh dhe pashë se ndodhej shtrirë mbi një rrogoz. Kur u ngrit, iu dukën shenjat që i kishin lënë mbi trup format e endjes së rrogozit. Veç kësaj, ishte mbështetur mbi një jastëk lëkure të mbushur me fije nga druri i hurmës… I ngrita sytë dhe e vështrova dhomën gjithandej. Betohem në Allahun se nuk kishte asgjë tjetër që të tërhiqte vëmendjen përveç tri postiqeve prej lëkure. Atëherë, i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Lutiu Allahut t'i japë lehtësi ummetit tënd! Bizantinët dhe iranianët nuk i bëjnë adhurim Allahut, por atyre u është dhënë pasuri e jashtëzakonshme, u është dhënë tërë bota në dorë!"

Pasi i dëgjoi këto fjalë, i Dërguari i Allahut u ngrit aty ku ishte dhe më tha kështu:

*"A edhe ti kështu mendon, o i biri i Hattabit? Pa dyshim, ata janë një popull të cilit, shpërblimi i punëve të mira i është paradhënë në jetën e kësaj bote!"* (Buhari, Nikah, 83)

Në një rrëfim tjetër, Hz. Omeri ka parë shenjat e rrogozit në trupin e









Profetit (s.a.v.s.) dhe ka qarë. Dhe, kur e ka pyetur Profeti se pse qan, i është përgjigjur:

"O i Dërguari i Allahut! Dihet se si jetojnë Kisra dhe Kajseri! Mirëpo ti je i Dërguari i Allahut!.."

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i është përgjigjur:

*"A nuk do që bota t'u mbetet atyre, kurse përjetësia të jetë e jotja?"* (Muslim, Talak, 31)

Në këtë hadith profetik është vënë në shenjë jo jetesa normale në këtë botë dhe administrimi i saj, por stolitë, shkëlqimi dhe madhështia e saj. Sepse çdo lloj mënyrë jetese me shpenzime të tepërta dhe shpërdorime si dhe për dukje është mënyrë jetese e papëlqyer dhe e pamiratuar nga Islami.

Hz. Aliu thotë se, kur u martua me Fatimen (r.anha), shtratin e kishin prej lëkure deleje. (Ibni Maxhe, Zuhd, 11) Dhe Profeti i pati dhënë vetëm këshillë për durim vajzës së vet që i ishte ankuar për atë gjendje. (Dijarbekri, I, 412) Një radhë tjetër, Profeti (a.s.) i pati shkuar së bijës për vizitë në shtëpi por, me të parë në derë një mbulesë të qëndisur, qe kthyer pas, madje duke shprehur pakënaqësinë e vet me fjalët: *"Unë ku e bota me ata që i shkojnë pas, ku!"* E hidhëruar shumë për ngjarjen, Hz. Fatime e pati pyetur Profetin se ç'ta bënte mbulesën dhe ai i pati thënë t'ia jepte një familjeje tjetër. (Ebu Davud, Libas, 43)

Le ta dëgjojmë prej Enesit (r.a.) që i pati shërbyer të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) nëntë vjet duke filluar qysh në moshë të vogël, se si ishin orenditë e ngrënies së të Dërguarit të Allahut dhe se si e shtronte sofrën ai: "Unë s'e pata parë të Dërguarin e Allahut të hante gjellë në pjata të vogla. Veç kësaj, nuk kam parë që për të të gatuhej bukë prej mielli të imtë dhe që ai të hante bukë mbi sende (si tavolina ose stoli) mbi të cilat vendosen ushqimet dhe hahet bukë." Kataden që e rrëfen këtë hadith, e kanë pyetur:

"Mirë, po mbi ç'gjë hante bukë i Dërguari i Allahut?"

"Hante mbi sofrën e shtruar përtokë." – Është përgjigjur Katade. (Buhari, Et'ime, 8)[1]

Edhe në një rrëfim tjetër bëhet e ditur se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) për të cilin thuhet se nuk i është nxjerrë ushqim në çanakë, ulej përtokë dhe, po ashtu, sofra i shtrohej përtokë. (Ibni Sa'd, I, 372)

Çanakët për të cilët bëhet fjalë më sipër, duhet të jenë produkte të stolisura e të kushtueshme të qytetërimit iranian apo të ndonjë qytetëri-

1. Si rrjedhojë e jetës modeste dhe askete që bënte, Profeti ka qenë mjaftuar me të ngrëna të thjeshta dhe gjithashtu është shmangur nga përdorimi i mjeteve të sofrave luksoze. Mirëpo, kjo mënyrë sjelljeje e Profetit nuk tregon se përdorimi i materialeve të tilla është haram. Në hadith bëhet vetëm një konstatim.





mi tjetër. I Dërguari i Allahut ka parapëlqyer mënyrën e ngrënies në një sofër apo shtrojë të thjeshtë e modeste në vend të një shtroje ngrënieje të shkëlqyer e madhështore si të mbretërve. Me të vërtetë, në një hadith, duke u shprehur si më poshtë, ka pohuar se ka dëshiruar të bëjë një jetë të thjeshtë: *"Unë jam vetëm një rob i Zotit. Unë ha dhe pi ashtu siç ha e pi një rob i Zotit!"* (Munavi, II, 724)

Në lidhje me punët e gatimit në familjen e Profetit, megjithëse është vënë re se, herë pas here, ndihmonin edhe shërbëtorët, gjellët përgjithësisht i përgatisnin bashkëshortet e Profetit. (Hamidullah, II, 1078) Për shembull, Hz. Safije gatuante shumë mirë. Hz. Aishe ka thënë: "S'kam parë njeri që të gatuajë më mirë se ajo!" (Ebu Davud, Buju, 89) Një ditë, Hz. Aisheja kishte gatuar një supë që i thoshin "harira" dhe e kishte ftuar të hante edhe Hz. Sevden që ndodhej aty. Pasi Hz. Sevdeja ia kishte refuzuar ftesën, Hz. Aisheja e kishte spërkatur me supën; pastaj, edhe Hz. Sevdeja, me inkurajimin e Profetit, i ishte përgjigjur në të njëjtën mënyrë Hz. Aishesë duke e spërkatur në fytyrë me supë, kurse Profeti vetëm kishte buzëqeshur para asaj ngjarjeje. (Hejsemi, IV, 315-316)

Profeti (a.s.) interesohej nga afër me punët e shtëpisë të familjes. Kur e kanë pyetur në kohë të ndryshme Hz. Aishenë se me se merrej i Dërguari i Allahut në shtëpi, ajo është përgjigjur:

"Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte njeri. Qepte rrobat e veta, milte dhentë, merrej me punët personale." (Ibni Hanbel, VI, 256)

"Ashtu si ju, edhe ai në shtëpi meremetonte këpucët, qepte dhe arnonte rrobat." (Ibni Hanbel, VI, 106)

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) merrej në shtëpi me punët e familjes, kurse me ta dëgjuar ezanin, dilte menjëherë për në namaz!" (Buhari, Nafakat, 8)

Krahas këtyre, ka pasur edhe njerëz që i kanë shërbyer Profetit, madje, që i kanë qëndruar në portë si roje ose i kanë shërbyer si maskues. Për shembull, sahabiu i quajtur Hejsem bin Nasr tregon se i ka bërë shërbime Profetit (s.a.v.s.), se, një farë kohe i ka qëndruar në portë si roje dhe se i ka sjellë ujë të pijshëm nga pusi i Ebu Hejsemit. (Ibni Haxher, Isabe, III, 615) Edhe Rebia bin Ka'b el-Eslemi thotë kështu: "Në portën e të Dërguarit të Allahut, natën, i jepja ujë për abdest. Natën, herë dëgjoja të thoshte *"semiallahu limen hamideh"*, herë, *"elhamdu li'l-lahi rabbil'l-alemin"*. (Ibni Sa'd, IV, 313) Në një rrëfim tjetër, i njëjti sahabi tregon këtë ngjarje: "Gjatë netëve, së bashku me të Dërguarin e Allahut, sillja ujin e abdestit për të dhe gjëra të tjera të nevojshme. Një ditë, i Dërguari i Allahut më tha:

*"Më kërko ç'të duash prej meje!"*

"Dëshiroj të bëhem shok me ty në xhennet!" – I thashë.





*"A s'bën sikur të më kërkosh ndonjë gjë tjetër?"* – Më pyeti ai.

"Vetëm kjo është ajo që dëshiroj prej teje!" – Iu përgjigja unë. Atëherë, i Dërguari i Allahut më tha:

فَأَعِنِّى عَلَى نَفْسِكَ بِكَثْرَةِ السُّجُودِ

*"Në është kështu, më ndihmo për veten tënde duke bërë shumë sexhde!"* (Muslim, Salat, 226)

Eshtë e njohur edhe kjo thënie e Enesit (r.a.):

"Nëntë vjet i shërbeva të Dërguarit të Allahut dhe ai kurrë nuk më qortoi për ndonjë gjë; nuk më tha "pse e bëre" për një gjë që e kisha bërë dhe "pse s'e bëre" për një gjë që s'e kisha bërë!" (Ebu Davud, Edeb, 1)

Abdullah bin Mes'udi (r.a.) i bënte shërbime Profetit: e zgjonte, nëse duhej zgjuar, kur e zinte gjumi; ia mbathte këpucët; kur nisej i vetëm për diku, i shkonte pas si shoqërues. (Ibni Sa'd, III, 153)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, nuk përdorte ndërmjetës privat për të komunikuar me njerëzit. Vetëm kur ishte i zënë me punë specifike, jashtë porte qëndronin maskues dhe këta persona që e bënin këtë detyrë në mënyrë vullnetare, ndërroheshin herë pas here. Ndër ta kanë qenë edhe sahabet Enese dhe Rabah el-Esved të cilët i pati çliruar vetë Profeti. (Buhari, Xhenaiz, 32; Ibni Haxher, *Isabe*, I, 75, 502)

Përgjithësisht në dy specifika Profeti ynë s'ua linte të tjerëve punët që duhej t'i bënte vetë: s'ngarkonte kënd t'i shtinte ujë për të marrë abdest kur ngrihej natën për namaz, s'ngarkonte kënd t'i jepte dikujt sadakanë që donte të jepte. Ai ia jepte me dorën e vet sadakanë të varfërit. (Ibni Sa'd, I, 369; Ibni Ebi Shejbe, I, 178) Abdullah bin Abbas (r.a.) tregon: Pejgamberi (alejhissalatu vesselam) nuk ia ngarkonte tjetërkujt as ujin e abdestit, as sadakanë që donte ta jepte. Ujin e abdestit e përgatiste vetë, edhe sadakanë që kishte për ta dhënë, e jepte vetë. (Ibni Maxhe, Taharet, 30)

Përgjithësisht, Profeti ynë nuk pati parapëlqyer të bënte një jetë të pasur mes një shoqërie, shumica e së cilës ishte e varfër. Struktura e shtëpisë së tij, pajisjet e brendshme të shtëpisë dhe fakti që ai e bënte vetë punën e vet me aq sa ç'i vinte për dore, janë shembull i bukur për ne mbi jetesën e thjeshtë e modeste. Sepse kjo gjendje ishte domosdoshmëri e Islamit që e kumtonte ai. Kauza që përfaqësonte ai këshillonte shijimin e papasjes mes pasurisë, vetëmohimin, jetesën për tjetrin. Prandaj, duke i jetuar para së gjithash vetë urdhrat dhe këshillat, ai është bërë shembull model për të gjitha kohët dhe mjediset.

### 3) Veshmbathja

Pothuaj ashtu si çdo fushë e jetës së Profetit, edhe veshmbathja e tij është bërë çështje interesimi për të gjithë sahabet dhe muslimanët, duke filluar që nga bashkëshortet e tij. Prandaj është qëndruar me përparësi mbi çështjet se ç'ka veshur e ç'nuk ka veshur ai, cilat lloj veshmbathjesh ka këshilluar për t'u përdorur dhe cilat lloj veshmbathjesh ka këshilluar për të mos u përdorur.

#### *a) Çallma*

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vinte përgjithësisht në kokë një qylaf të quajtur "kalansuve", mbi të mbështillte çallmën, skajin e lirë të së cilës e lëshonte të varur mes shpatullave. (Tirmidhi, Libas, 12) I Dërguari i Allahut e përdorte çallmën gjithmonë dhe thoshte se çallmën e përdornin edhe engjëjt. Në Miraxh, Profeti ka vënë re se shumica e engjëjve kishin çallma. (Hejsemi, V, 120)[1]

Profeti përdorte, përgjithësisht, çallmë të bardhë. Fundja, ai e këshillonte ummetin, bashkësinë e tij, të visheshin veçanërisht me rroba të bardha. (Tirmidhi, Edeb, 46) Por rrëfehet se gjatë një fjalimi të mbajtur para dhe pas ngadhnjimit të Mekës, ka pasur në kokë një çallmë me ngjyrë të zezë. (Muslim, Haxh, 451) Ndodhte edhe që i Dërguari i Allahut disa herë ta ngjyente çallmën në të verdhë. (Ibni Sa'd, I, 452; Ibni Ebi Shejbe, V, 160)

#### *b) Rroba*

Rroba që vishte Profeti ynë i dashur përbëhej, përgjithësisht, prej dy copash. Copës me të cilën mbështillej në brez e sipër, i thuhej "rida", kurse copës me të cilën mbështillej në brez e poshtë, i thuhej "izar". (Ibni Sa'd, I,

1. Dihet se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) rrinte gjithmonë kryembuluar dhe ashtu i falte namazet. Prandaj, juristët tanë kanë thënë se qëndrimi në namaz kryezbuluar për dembelizëm ose për nënvleftësim, është mekruh, sepse qëndrimi kryembuluar është një traditë praktike e Profetit. Në mbulimin që urdhërohet në ajetin kur'anor gjatë hyrjes në faltore, përfshihet edhe mbulimi i kokës nga meshkujt. Nga ky këndvështrim, vënia e takies në kokë në namaz është pranuar si gjest i pëlqyeshëm (mustehab) nga të gjitha medhhebet (shkollat juridike-fetare). Prandaj, në namaz, mbulimi i kokës me takie ose me ndonjë gjë tjetër në atë mënyrë që të mos bëhet pengesë për sexhde, është gjest më i virtytshëm. Për më tepër, është këshilluar që takia e rënë nga koka në sexhde, të vihet përsëri në kokë pa bërë shumë veprime. Por, gjithashtu, është thënë se namazi mund të falet edhe kryezbuluar për shkak të ndonjë pengese të justifikueshme ose për thjeshtësi, përulësi dhe përshpirtshmëri. (Kevseri, f. 258-259; Hamdi Döndüren, f. 270-271)

452) Për këtë veshje, në hadithet përdoret edhe emërtimi "thevban" (dy copa veshje). (Ebu Davud, Libas, 19) Por rroba që pëlqente më shumë i Dërguari i Madh për ta veshur ishte një këmishë e quajtur "kamis"[1] e cila zgjatej gjer në fund të këmbëve. (Ebu Davud, Libas, 3) Krahas kësaj, ndodhte që në momente të caktuara kur ishte e domosdoshme, Profeti vishte mbi rrobën e zakonshme ndonjë rrobë-pelerinë të tipit xhybe ose hirkë. (Ibni Sa'd, I, 450, 451, 453, 461) Rrëfehet se Profeti ka përdorur edhe një veshje të quajtur "sirval" (shallvare)[2]. (Hejsemi, V, 121) I Dërguari i Allahut kishte edhe rroba për ditë të posaçme ose të shënuara. Kështu, bëhet fjalë për një xhybe të kuqe që e vishte posaçërisht në ditët e xhuma dhe të bajrameve, si dhe një veshje prodhim të Hadramutit, që e përdorte kur do të priste delegacione të ardhur nga zona të ndryshme urbane. (Ibni Sa'd, I, 451, 458) Gjithashtu, përveç rrobave që i vishte ditën, Profeti kishte edhe rroba nate. (Hamidullah, II, 1077)

Përsa i përket llojit të materialit të veshjeve që parapëlqente dhe përdorte Profeti, thuhet se krahas rrobave prej pambuku dhe leshi, sipas gjendjes dhe rastit, vishte edhe rroba të endura prej leshi të trashë. (Ebu Davud, Libas, 5) Sa për ngjyrat, ka përdorur rroba me ngjyra dhe dizenjo të ndryshme, si të bardha, të zeza, të verdha, jeshile dhe të kuqe. (Ibni Sa'd, 449-456) Por Profeti më shumë ka parapëlqyer për vete dhe ka këshilluar edhe të tjerët që, me sa të kishin mundësi, të vishnin rroba të bardha. Në një hadith, porosi të vetën, ai ka thënë:

*"Vishni rroba të bardha, sepse rroba e bardhë ka pamje më të pastër e më të këndshme. Edhe të vdekurit mbështillini me qefin të bardhë."* (Tirmidhi, Edeb, 46)

Kështu, për ummetin, bashkësinë e vet, Profeti e sheh më të përshtatshme rrobën e bardhë si për të gjallët, ashtu dhe për të vdekurit. Veç kësaj, në këtë hadith, i Dërguari i Allahut tërheq vëmendjen se kushti që kërkohet me përparësi dhe veçanti tek veshjet është pastërtia.

Profeti nuk e dëshironte që në rrobat e tij të kishte kundërmime të pakëndshme. Kështu, sa herë që pati veshur një hirkë, qe djersitur dhe pati ndjerë kundërmim leshi, e pati nxjerrë. Hz. Aisheja e cila na tregon për këtë, na bën të ditur se Profeti gjithmonë ndjente kënaqësi nga aromat e mira. (Ebu Davud, Libas, 19)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është shmangur nga veshja e rrobave që

1.Të vihet re ngjasimi fonetik i kësaj fjale me fjalën "këmishë" në shqipe. Barazvlerësi i fjalës "këmishë" në latinisht është "tunikë" (tunica). Ky fakt leksikologjik është provë afërsie e shqipes me arabishten dhe jo me latinishten dhe tregon se, ose shqipja e ka huazuar nga arabishtja nëpërmjet osmanishtes, ose të dyja këto gjuhë e kanë përvetësuar njëkohësisht këtë fjalë nga një substrat gjuhësor më i vjetër. Përkthyesi.

2. Nga fjala "sirval" (arabisht) ka rrjedhur trajta fonetike "şalvar" (shallvar) në osmanis - te prej nga e kemi huazuar ne. Përkthyesi.

çojnë në mendjemadhësi dhe krenari ose që tërheqin vëmendjen në mënyrë të skajshme. Një herë pati veshur një rrobë mëndafshi mjaft tërheqëse që ia kishte dhuruar mbreti i Bizantit dhe aq shumë ua tërhoqi vëmendjen sahabeve, saqë e pyetën: "A nga qielli t'u zbrit kjo rrobë?" Atëherë, ai e zhveshi atë rrobë për të mos e veshur më dhe ia dërgoi Nexhashi As'hamës. (Ibni Sa'd, I, 456, 457)

I Dërguari i Allahut pati veshur në fillim edhe rroba mëndafshi, por, më pas, jo vetëm hoqi dorë vetë prej tyre, por ua ndaloi veshjen e rrobave të mëndafshta edhe meshkujve të ummetit, bashkësisë së tij. Aliu (r.a.) pati thënë kështu: "Një ditë, Profeti i Allahut mori në njërën dorë një copë mëndafshi dhe, në dorën tjetër, një flori dhe tha kështu:

*"Të dyja këto janë kategorikisht të ndaluara për meshkujt e ummetit tim!"* (Ebu Davud, Libas, 11)

Nga ana tjetër, nuk pati ndodhur që Profeti ynë, i Dërguari Bujar, të kishte pasion për ta lënë mënjanë një rrobë të përdorur gjatë dhe për të veshur të renë. Ai ka veshur, krahas rrobave që kishin filluar të çngjyroseshin dhe vjetëroheshin, edhe rroba të arrnuara. Me të vërtetë, Kajle binti Mahreme, nga zonjat sahabe, thotë: "Kur e pata parë unë të Dërguarin e Allahut, ai vishte një rrobë të përbërë prej ty copash që u përngjisnin çarçafëve të çngjyrosur." (Tirmidhi, Edeb, 50) Gjithashtu, siç është shprehur Hz. Aisheja, gjatë agonisë, Profeti kishte në trup një veshje dy copash, njëra, e arrnuar, tjetra, mjaft e ashpër. (Muslim, Libas, 35; Tirmidhi, Libas, 10)

### c) Çorapet dhe këpucët

Me sa kishte mundësi dhe në përputhje me kushtet e mjedisit përkatës, Profeti mbathte çorape dhe këpucë të ndryshme. (Ebu Davud, Taharet, 62; Tirmidhi, Taharet, 74)

Llojet e këpucëve që mbathte ishin pabuçet e tipit sandale, të quajtura "na'lejn" (nallane), si dhe këpucët e tipit meste, të quajtura "huffejn" (dy meste). Siç rrëfen Byrejde (r.a.), Nexhashiu i Abisinisë i pati dhuruar Profetit një palë meste të zeza, të thjeshta, pa qëndisje. I Dërguari i Allahut i pati mbathur duke qenë me abdest, prandaj, pastaj, kur pati marrë abdest pa i nxjerrë ato, vetëm kishte bërë fërkim mbi meste. (Ebu Davud, Taharet, 60) Veç këtyre, Dihjetu'l-Kelbi i pati dhuruar Profetit tonë të dashur një çift meste dhe një xhybe, të cilat Profeti i kishte mbathur e veshur gjersa ishin vjetëruar. (Tirmidhi, Libas, 30)

Këpucët e të Dërguarit të Allahut, të quajtura "huff", nuk ishin meste që mbatheshin nën këpucë të tjera, por një lloj këpucësh të tipit potin (potina) që mbatheshin më vete. Kurse mestet që përdoren sot duhet të jenë forma e sotme e përshtatur për abdest e potinave.

Sa për tipin tjetër të këpucëve që mbathte Profeti, që ishin të tipit sandale dhe që quheshin “na’lejn” (nallane), ato kishin një rrip lëkure (kaish) që u kalonte sipër si urë dhe ku futej këmba. Veç kësaj, ato kishin edhe një rrip të mbërthyer në një skaj në pjesën e gishtave të nallanes dhe në skajin tjetër, të lidhur te kaishi-urë. Rripi quhej “ikal”. Kjo ishte forma më e njohur e këtyre lloj këpucësh, kurse materiali që përdorej edhe si taban, edhe si kaish apo rrip, ishte lëkurë e regjur.

Ibni Abbasi tregon: “Pabuçet e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) kishin nga dy kibale[1]. Edhe kaishet ishin dykatesh.” (Ibni Maxhe, Libas, 27)

Edhe Abdullah ibni Omeri thotë: “Pata parë që Profeti mbathte pabuçe prej lëkure pa qime dhe merrte abdest duke i pasur ato të mbathura në këmbë. Prandaj dhe unë kisha dëshirë të vesh kësi lloj pabuçesh.” (Buhari, Libas, 37; Muslim, Haxh, 25)

### *d) Unaza dhe vula*

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) emigroi nga Meka në Medinë dhe i bashkoi muslimanët në një njësi të vetme politike, në vitin e gjashtë të hixhretit deshi t’u shkruante nga një letër kryetarëve të shteteve fqinjë dhe t’i ftonte në Islam. Ndërkaq, disa nga sahabet i thanë: “O i Dërguari i Allahut! Kryetarët e shteteve të huaja nuk u kushtojnë konsideratë letrave pa vulë!” Atëherë, edhe ai porositi t’i bëhej një vulë. (Buhari, Libas, 50)

Emërtimi origjinal i vulës është “hatem”. Fjala “hatem” përdoret edhe me kuptimin “unazë”. Me të vërtetë, vula e të Dërguarit të Allahut ishte, njëkohësisht edhe unazë. Kjo unazë e emërtuar “Hatemu’n-Nebi” ose “Hatemu Resulullah” ishte bërë prej argjendi dhe kishte një vetull. (Buhari, Libas, 48) Mbi vetull ishin gdhendur nga lart, poshtë, në tri rreshta, tri fjalët e emërtimit “Muhammed Resulullah” (Muhammedi – i Dërguari i Allahut): Muhammed, Resul, Allah. (Buhari, Libas, 55)

Pastaj, pati patur sahabe që patën dashur të bëjnë unaza-vulë të ngjashme me atë të Profetit (a.s.), por Profeti i pati ndaluar duke thënë: *“Askush të mos bëjë unazë që të bartë shkrimin e vulës sime!”* (Ibni Hanbel, III, 290) Sepse vula në fjalë ishte shenjë e shtetit islam.

Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), Vula Profetike kaloi, me radhë, tek Hz. Ebu Bekri, Hz. Omeri dhe Hz. Osmani. Por në vitin e shtatë të kalifatit të Hz. Osmanit, ra në pusin Eris të Medinës dhe humbi. (Buhari, Libas, 50)[2]

1. Kibal: Rrip i mbërthyer mbi tabanin e këpucës dhe që kalonte mes gishtit të madh dhe gishtit tjetër pranë.
2. Bëhet fjalë për një ide lidhur me humbjen e Vulës Profetike. Kjo ide është kështu:

## *e) Mjetet e pastrimit dhe stolisë*

Ashtu siç i kushtonte jashtëzakonisht vëmendje pastrimit të rrobës, i Dërguari i Allahut tregonte po aq kujdes edhe për sistemin dhe rregullin në veshje. Kur duhej, ai i krihte dhe i rregullonte flokët dhe mjekrën, madje, flokët e bekuara që i zgjateshin gjer në bulëzat e veshit, kohë pas kohe i ngjyente me këna dhe i lyente me vaj ulliri. (Tirmidhi, *Shemail*, f. 18-27) Drita e Dy Botëve i cili nuk e linte pas dore as pastërtinë e gojës, brenda ditës i pastronte disa herë dhëmbët me misvak. (Muslim, Taharet, 42) Gjithashtu, rrëfehet se, çdo natë, para gjumit, Profeti u hiqte syve syrme.[3] Duke qenë njëra nga tri gjërat që i pëlqenin Profetit më shumë në jetë, aromat e mira (parfumore) bartnin një rëndësi të madhe për të. Enesi (r.a.) thotë:

"I Dërguari i Allahut kishte një shishe me lëng aromatik, me të cilin lyhej herë pas here." (Ebu Davud, Terexhxhul, 2)

Nga ana tjetër, ndërsa merrej me të gjitha këto përkujdesje, Profeti nuk e ka pëlqyer që rregullimit të flokëve, mjekrës dhe, përgjithësisht pamjes, t'i lihet shumë kohë dhe ka bërë të ditur se, ashtu si në pastërti, thjeshtësia në veshmbathje ishte domosdoshmëri e besimit. (Ebu Davud, Terexhxhul, 1) Me të vërtetë, vihet re se mjetet dhe pajisjet që përdorte ai për këtë punë, ishin mjaft të pamundimshme. Mjetet kryesore të Profetit për pastrim dhe stolisje ishin: pasqyra, krëhri, gërshëra, misvaku, furça e syrmesë, një kuti që mund të quhet shishe parfumi dhe një napë. (Ibni Sa'd, I, 484)

Veç kësaj, Zotëria i Botëve mbante pranë disa sende gjatë udhëtimit. (Ibni Sa'd, I, 484)

## *f) Kafshët e udhëtimit*

Profeti kishte disa kafshë që i përdorte për shalë. Ndër to, është e njohur deveja me emrin Kasva e cila pati favorin ta mbante në shpinë atë Qenien e Bekuar gjatë udhëtimit të hixhretit. Veç kësaj, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte një kalë me emrin Sebk që e pati përdorur për herë të parë në betejën e Uhudit, si dhe disa kuaj të tjerë që ia patën dhuruar atij dhe që

---

Ashtu si në "Vulën Sulejmanore" të famshme profetit Sulejman (a.s.), edhe në Vulën Profetike ruheshin shumë sekrete. Ashtu siç pati pësuar tronditje dhe qe shembur mbretërimi i profetit dhe sundimtarit Sulejman (Sollomon – M.H.) pasi i qe humbur unaza, ashtu dhe në kohën e kalifatit të Hz. Osmanit, pas humbjes së Vulës Profetike, patën filluar të nxjerrin krye trazira në pushtet dhe qeverisje, rebelët egjiptianë dhe irakianë patën ngritur krye dhe kjo intrigë që pati shkuar gjer në vrasjen e kalifit, nuk qe ndaluar dot më. (Ali Yardım, f. 145)

3. I Dërguari i Allahut u pati rekomanduar sahabeve, shokëve të tij, një lloj syrmeje të përgatitur nga guri "ismid" (antimon – M.H.) dhe pati bërë të ditur se ajo lëndë u jepte shkëlqim syve dhe u bënte mirë qerpikëve. (Tirmidhi, Libas, 23)

pastaj ai vetë ua pati dhuruar disave prej sahabeve. Gjithashtu, mushka e quajtur Dyldyl dhe gomari i quajtur Ja'fur ishin ndër kafshët që kishte dhe përdorte Profeti për shalë. (Ibni Sa'd, I, 489-492)

### *g) Mjetet e luftës*

Krahas veshmbathjeve që përdorte në jetën e përditshme i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) si njeri dhe si profet, kishte edhe mjete luftarake, si armor, shpatë dhe helmetë ose përkrenare që i përdorte si komandant ushtarak.

Armori ishte një jelek i thurur prej unazash hekuri të vogla që vishej për t'u mbrojtur gjatë betejës nga goditjet e armëve. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati përdorur armor veçanërisht në betejat e Uhudit dhe Hajberit. (Ibni Sa'd, I, 487) Armorët e Profetit emërtoheshin me emra të tillë, si Dhatu'l-Fudul, Su'dijje, Fidda, Betra dhe Harnak. (Zehebi, es-Sire, I, 430) Në çastet e fundit të jetës, armori i Profetit ndodhej si peng te një çifut nga i cili pati marrë borxh një sasi elbi.

Gjatë ngadhnjimit të Mekës, duke hyrë në qytet, në kryet e bekuar të të Dërguarit të Allahut ndodhej një helmetë-përkrenare. (Buhari, Xhihad, 169)

Veç këtyre, ndër mjetet e luftës të Profetit, ekzistojnë disa shpata të tij të emërtuara me emra të tillë, si Zulfikar, Kalaí, Bettar, Hatf. (Ibni Sa'd, I, 485) Ndër ta është e famshme shpata Zylfikar e shtënë në dorë si plaçkë lufte në betejën e Bedrit. Kështu, shprehja "La sejfe il'la Zulfikar ve la fetá il'la Ali", "Nuk ka shpatë tjetër si Zylfikari dhe nuk ka trim tjetër si Aliu" (ose "Shpatë është vetëm Zylfikari dhe trim është vetëm Aliu") është bërë proverbiale. (Axhluni, II, 506)

Profeti ynë i dashur kishte tri copë bajoneta dhe tri copë harqe. Madje thuhet se harqet kishin emra: Rahva, Bejza dhe Safra. gjithashtu, Profeti kishte edhe një mburojë ku ishte skalitur një dash, por ai e fshiu skalitjen ngaqë nuk i pëlqenin përshkrimet. (Ibni Sa'd, I, 479)

Përfundimisht, në këtë pjesë ku u trajtuan rivajetet (rrëfimet) lidhur me veshmbathjen e Profetit, del në pah kjo veçori: Ashtu si në fushat e tjera të jetës, edhe në veshmbathje, Profeti ka parapëlqyer të bënte një jetë të thjeshtë. Ai nuk është sjellë si ndonjë mbret që beson se zotëron tërë mundësitë materiale të botës.

## 4) Trashëgimi material i lënë prej Profetit

Profeti ynë, i cili e pati parë këtë botë si një vend ku fitohet jeta e pasme, ahireti, dhe i cili pati bërë një jetë me bindjen se ishin punët e mira

(salih) që do të siguronin dobi për jetën e amshuar, ka thënë: *"Ne, profetët, nuk lëmë trashëgim; të gjitha ato që lëmë, janë sadaka!"* (Buhari, Nafakat, 3) Prandaj, është fare e qartë se trashëgimi i lënë prej tij nuk ka qenë gjë tjetër përveç disa sendesh domosdoshmërie.

Siç na bën të ditur nëna jonë Xhuvejrije, kur vdiq, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), me përjashtim të mushkës së bardhë të shalës, armës dhe truallit që e la si vakëf për udhëtarët, nuk la gjë tjetër, si ar, argjend, skllav, skllavinjë ose tjetër. (Buhari, Vesaja, 1)

Me të vërtetë, duke u nisur nga hadithi i trashëgimit si më sipër, është bërë e ditur se pasuria e patundshme e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ka qenë në statusin e vakfit. Ndërkaq, pasuria në fjalë e tij përbëhej nga parcelat për të cilat flitet më lart, si dhe dhomat ku banonin bashkëshortet e tij. Por në një hadith tjetër, duke u shprehur si më poshtë, Profeti (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se ishte e domosdoshme që, pasi të ndërronte jetë, bashkëshorteve të tij duhej t'u siguroheshin nevojat e banimit dhe jetesës: *"… Me përjashtim të jetesës së bashkëshorteve të mia dhe pagës së shërbëtorëve, mallrat e tjera që po lë janë sadaka (vakëf)."*[1] Fundja, qysh në të gjallë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) parcelat që kishte në dorë, i pati dhënë për shfrytëzim shoqëror me kusht që e drejta e përfitimit prej tyre t'i mbetej atij vetë. Me fjalë të tjera, nga të ardhurat prej parcelave, një pjesë e ndante për jetesën e bashkëshorteve, kurse pjesën tjetër e shpenzonte për nevojat e shtetit dhe të popullit. (Nevevi, Sherhu Sahihi Muslim, XII, 82) Krahas kësaj, pas vdekjes së tij, bashkëshorteve nuk u është bërë padrejtësi, jetesa e tyre është përballuar nga të ardhurat e parcelave sipas këshillës së të Dërguarit të Allahut dhe ato kanë banuar gjer në vdekje në dhomat e cakuara për to qysh më parë. (Maverdi, 217-221)

Fakti që Profeti ynë i ka lënë si vakëf parcelat në shërbim të Islamit, si dhe që ka thënë si në vijim, është bërë pretekst për hapjen e një brazde të re dhe më rëndësi në histori: *"Pasi vdes njeriu, i pritet mirësia e të gjitha punëve të tij me përjashtim të tri shërbimeve: të sadakasë xharije (me veprim të përhershëm), të diturisë nga e cila përfitojnë të tjerët dhe të bijve të mbarë që luten për të!"* (Muslim, Vasijje, 14) Për rrjedhojë, qysh në krye të herës e gjer në ditët e sotme, shumë muslimanë, sipas mundësive dhe duke ndjekur rrugën e tij të ndritshme, kanë ngritur vakfe të ndryshme dhe institucione bamirësie ose kanë kontribuar në to. Kështu, kanë siguruar-vazhdimësinë e përfitimeve moralo-shpirtërore dhe i kanë ofruar njerëzimit

1. Buhari, Vesaja, 32; Muslim, Xhihad, 55. Veç kësaj, me fjalën "amil" të përdorur në h -dithin e mësipërm dhe të përkthyer "shërbëtorë", është fjala për personat e ngarkuar me detyrë si punëtorë dhe administrues të parcelave në fjalë. Me të vërtetë, në disa rivajete flitet për një person të tillë që interesohej për hurmishtet. (Muslim, Musakat, 99-100)




një qytetërim të pashoq vakfesh.

Si përfundim, Profeti ynë, i Dërguari i Madh, pati parapëlqyer një jetë të thjeshtë, modeste, të varfër por me nder, duke u treguar i durueshëm dhe i vendosur në çaste papasjeje dhe duke i shpenzuar në rrugën e Allahut mundësitë në dorë në çaste pasurie. Sepse ai e këshillonte ummetin, bashkësinë e vet, jo për një mënyrë jetese të ngritur mbi garën e përfitimeve materiale, përkundrazi, për një mënyrë jetese të përkorë të mbështetur në parimin e mbledhjes së "ushqimeve" për në rrugëtimin e përjetësisë! Duke u shpjeguar atyre se ambicja e skajshme dhe shtënia pas kësaj bote mund ta zvarrisin njeriun në çdo lloj të keqeje, u ka treguar në mënyrën më të bukur domosdoshmërinë e mënyrës për të jetuar në mënyrë islame. Me të vërtetë, krahas këshillave dhe fjalëve të bekuara orientuese, rregulli i shtëpisë, ushqyerja, veshmbathja dhe, në fund, trashëgimi që la, dëshmojnë për këtë.

Ç'lumturi për ata që përfitojnë nga jetesa e tij e përkorë!..









**“Ve inneke le’alá hulukin ‘adhim”**

**“Dhe, pa dyshim, ti je krijuar mbi një moral të lartë!”** (el-Kalem, 68/4)

# VIRTYTET MORALO-ETIKE TE PROFETIT TONE

**ajisuni me moralin e Allahut të Lartë!**

Munavi, *et-Tearif*, f. 564

Fjala *ahlak* (moral, moral-etikë) e cila do të thotë *shprehi, natyrë, krijim* dhe *karakter*, është shumësi i fjalës *hulk* (krijim). Fjala hulk shpreh një esencë dhe përmbajtje që njihet me anë të ndjenjës (afeksionit), që perceptohet me anë të ndijimeve dhe perceptimeve dhe përfaqësohet nga shpirti ose psikika. Ndërsa, përgjithësisht, morali karakterizohet me atributet *i mirë* dhe *i keq*, moral i mirë do të thotë maturi në cilësitë dhe fuqitë e nefsit (frymës njerëzore), parapëlqim i rrugës së mesme. E shprehur ndryshe, do të thotë që njeriu, i orientuar nga një qëllim i caktuar, të mbajë qëndrim dhe sjellje të mirë dhe të shmanget e të qëndrojë larg të këqijave me dëshirën e vet. E kundërta e kësaj është morali i keq.

Morali i bukur është një eliksir i cili e përplotëson besimin, e përkryen mirësinë, e zbukuron jetën, e afron personin ndaj pëlqimit të Allahut dhe i bën njerëzit ta admirojnë atë eliksir. Morali i bukur është hija e atributeve të Allahut të Lartë mbi njeriun, janë reflektimet hyjnore të këtyre atributeve që pasqyrohen tek personi. Prandaj, siç është stolisja me moralin e bukur, afërsi ndaj Allahut, edhe e kundërta e kësaj është shenjë dhe tregues evident i distancimit dhe largimit nga atributet hyjnore. Mbështetur në këtë rëndësi të tij, morali është shndërruar në njërin nga synimet e adhurimeve dhe riteve fetare. Për shembull, një synim i namazit dhe agjërimit është t'i përftohet njeriut moral i bukur. Për më tepër, morali i bukur disa herë ngjitet në gradën e namazit dhe agjërimit suplementar (nafile) dhe shpërblimi i mirësisë (sevap) që përftohet me ta, mund të përftohet edhe me moralin e bukur. Ndërkaq, Profeti ynë, i Dërguari Bujar, ka thënë kështu në lidhje me këtë çështje:

*"Me anë të moralit të bukur, njeriu arrin gradën e personave që gjatë ditës agjërojnë vazhdimisht, kurse gjatë natës ngrihen nga gjumi dhe falin namaz!"* (Ebu Davud, Edeb, 7)

Morali i bukur jo vetëm është kaq i rëndësishëm për individët, por edhe shoqërisë i përfton shumë bukuri. Afërsia, dashuria dhe harmonia në kolektiv vetëm në sajë të moralit të bukur mund të sigurohen. Sa ç'është e rëndësishme fuqia e tërheqje-shtytjes mes planeteve për mbarëvajtjen e rregullsisë në gjithësi, po kaq rëndësi ka edhe morali i bukur në rregullsinë e jetës dhe marrëdhënieve mes individëve dhe mes individit dhe shoqërisë. Shoqëria ku ndodh shthurja dhe dekompozimi moral, është e dënuar të shthuret dhe asgjësohet. Siç na transmeton Ebu Hurejre (r.a.), Profeti ynë (s.a.v.s.) ka porositur:

*"Është e pamundur t'i ngopim dhe kënaqim njerëzit duke i ndihmuar materialisht në mënyrë të vazhdueshme (sepse askujt s'i mjafton pasuria për këtë). Prandaj, përpiquni t'i kënaqni me fytyrën e qeshur dhe moralin tuaj të bukur!"* (Hakim, I, 212)

Allahu i Lartë edhe e do njeriun e përkryer moralisht, edhe ua bën të dashur njerëzve të tjerë. Duke iu stolisur edhe jeta e kësaj bote, edhe jeta e botës tjetër në sajë të moralit të bukur të tij, njeriu në fjalë e përjeton xhennetin, parajsën, në të dy botët. Kur të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), i cili ka thënë se *"njerëzit më të formuar si besim janë ata me moralin më të bukur"* (Ibni Hibban, IX, 483), e kanë pyetur se ç'gjë i afron më shumë njerëzit në xhennet, ka deklaruar:

*"Devotshmëria ndaj Allahut dhe morali i bukur!"* (Tirmidhi, Birr, 62)

Edhe ata me pozitën më të lartë në xhennet dhe që ndodhen më afër me Profetin, janë, gjithashtu, njerëzit me moral të bukur. Këtë përgëzim, i Dërguari i Allahut e ka dhënë me hadithin profetik: *"Më i dashuri nga ju për mua dhe më i afërti nga ju ndaj meje në ditën e kiametit, është ai me moralin më të bukur!"* (Ibni Hibban, II, 231)

Ajo që edhe ka për t'i çuar në përkryerje njerëzit në të dy botët, është, pa asnjë dyshim, morali islam. Morali islam lindi brenda tufës së vlerave mbarënjerëzore të parashtruara nga Kur'ani, mori formë me sunnetin ose traditën profetike dhe, më në fund, arriti përsosmërinë duke u përjetuar në personalitetin shembullor të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). I Dërguari i Allahut, Profeti ynë, i cili është monument i moralit të bukur, u edukua nga ana e Zotit; edhe rregullat morale që ia mësoi ummetit, gjithashtu prej Tij i mori nëpërmjet rrugës së vahjit ose revelacionit hyjnor. Sa'd bin Hisham (r.a.) i pati thënë nënës sonë Aishe:

"O nëna e besimtarëve! Më trego për moralin e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.)!"

"A nuk këndon Kur'an ti?" – E pati pyetur ajo.

"Po, këndoj!" – I qe përgjigjur ai.

Atëherë, Hz. Aisheja (r.anha) i pati thënë:

“E, pra, Kur’ani ka qenë morali i të Dërguarit të Allahut!” (Muslim, Musafirin, 139)

Poeti Zija Pasha e shpreh kështu poetikisht urtësinë e faktit që morali i Profetit ka qenë kaq i lartë:

Ai ndoqi një shkollë të tillë si nxënës,
Ku Allahu qe për të mësues!

I Dërguari Bujar, Profeti ynë, mblodhi në vetvete në kuptimin e vërtetë të fjalës të gjitha cilësitë dhe vetitë morale të lavdëruara në Kur’anin e Shenjtë nga Allahu i Lartë dhe u shndërrua në një eksponent morali dhe etike, të cilin mund ta vëzhgonin me mahnitje e ta merrnin për model të gjithë njerëzit. Shenja treguese më e qartë e personalitetit të tij ka qenë dhe mbetet ky moral i bukur i pashoq. Prandaj, duke iu shprehur Profetit si në ajetin në vijim, Allahu i Madhnueshëm e ka lavdëruar moralin e tij të lartë:

وَاِنَّكَ لَعَلٰى خُلُقٍ عَظِيمٍ

**“Dhe, pa dyshim, ti je krijuar mbi një moral të lartë!”** (el-Kalem, 68/4)

Edhe vetë Profeti i pati dhënë aq shumë rëndësi zbukurimit të moralit, saqë edhe qëllimin final të detyrës së vet profetike e ka shprehur në këtë mënyrë: *“Unë jam dërguar për ta plotësuar moralin e bukur!”* (Muvatta, Husnu’l-hulk, 8)

Duke u parë në pasqyrë, i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, lutej në këtë mënyrë duke e theksuar bukurinë morale:

*“Allahu im! Ashtu siç ma bëre të bukur krijimin, ma zbukuro edhe moralin!”*

*“O Zot! Bëmë ta arrij moralin më të bukur! Pa dyshim, Ti je Ai që mund të më bësh ta arrij atë!”* (Ibni Haxher, *Fet’hu’l-Bari*, X, 456)

Hirësia Aziz Mahmud Hydaji e këndon kështu faktin që atributet e Allahut të Lartë qenë shfaqur tek Profeti ynë i dashur në formë bukurish krijimi dhe morali:

Pasqyrë është kjo gjithësi, çdo gjë me Zotin ekziston;
Në pasqyrën muhammediane Allahu duket gjithmonë…

Po qe se mbajmë parasysh se nga dy çështjet kryesore që përmbajnë suret e zbritura në Mekën e Shenjtë, njëra është besimi dhe, tjetra, morali, e kuptojmë më mirë vlerën që i jep moralit Kur’ani i Shenjtë. Besimi përbën

bazën e lidhjes me Allahun e Lartë, kurse morali, bazën e marrëdhënieve reciproke me mjedisin shoqëror. Është për arsye se i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, ka qenë shembull model edhe në lidhjen besnike ndaj Allahut, edhe në moralin e bukur, që Islami pati ngadhnjyer në zemra brenda një kohe të shkurtër!

Po qe se duam t'i përcaktojmë në kuptim të përgjithshëm moralin dhe virtytet e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), të dhënat që na vijnë prej nipit të tij, Hz. Hysen dhe prej thjeshtrit të tij, Hind bin Ebi Hále, e përmbledhin në një mënyrë të bukur moralin e lavdërueshëm të tij. Hyseni (r.a.) e pati pyetur të atin, Hz. Aliun, se si sillej Profeti jashtë shtëpisë dhe ai ia pati shpjeguar kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk fliste shumë. Por fliste në qoftë se biseda e tij do të bëhej e dobishme për muslimanët, do t'i ngrohte dhe afronte ata ndaj njëri-tjetrit, do të fshinte intrigën dhe ftohtësinë mes tyre. Ai u bënte dhurata personave dinjitarë të çdo popullate dhe i caktonte ata si drejtues të asaj popullate.

Ai nuk ia kursente askujt fytyrën e qeshur dhe moralin e bukur. Hetonte për sahabet gjërat që s'i kishte parë vetë dhe e ndiqte gjendjen e tyre. E lavdëronte, e nxiste dhe e inkurajonte të mirën, kurse të keqen e shante dhe i bëhej pengesë. Çdo punë e trajtonte me maturi pa kaluar kurrë në ekstrem. Çdo lëvizje dhe veprim i tij ishte i vetëdijshëm, me urtësi dhe me vend. As e tepronte, as linte gjë mangët në zbatimin e drejtësisë. Përreth i ndodheshin njerëzit më të mbarë e më të dobishëm. Për të, sahabiu më i lartë ishte ai me moralin më të përkryer, ndërkaq që sahabiu me personalitetin e gradës më të lartë ishte ai që u ndihmonte më shumë nevojtarëve!"

Pastaj, Hz. Hyseni e pati pyetur të atin, Hz. Aliun, për mënyrën se si sillej Profeti nëpër kuvende. Dhe Hz. Aliu i pati treguar këto:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) patjetër do ta përmendte Allahun edhe kur ulej, edhe kur ngrihej. Ai nuk caktonte në kuvend ndonjë vend të posaçëm për vete si i ndalonte veprime të tilla. Kur shkonte në një mbledhje kudo që të ishte, nuk dilte në krye të vendit por ulej në fund të kuvendit dhe kështu i porosiste muslimanët të vepronin. Ai tregonte konsideratë për çdo person që i ndodhej pranë, aq sa çdokush që ndodhej pranë tij, e pandehte veten si personin më të dashur në vështrimin e të Dërguarit të Allahut! Ai merrte pjesë në shqetësimet e kujtdo me të cilin rrinte pranë e pranë ose i cili kishte shkuar tek ai për t'ia paraqitur nevojën që kishte. Kur dikush i kërkonte diçka Profetit, ai nuk ia hidhte poshtë; po të kishte, ia plotësonte, po të mos kishte mundësi, e kthente prapë me një gjuhë të ëmbël e të butë. Mirëkuptimi i tij ishte aq i gjerë sa të përfshinte tërë njerëzit, kurse morali

i tij i bukur ishte aq i maturuar sa të bëhej shembull model për të gjithë njerëzit. Ai qe bërë si një prindi i dhembshur për këdo. Për sa u përket të drejtave, të gjithë ishin të barabartë para tij!"

Kuvendi i Profetit (s.a.v.s.) ishte një kuvend diturie, maturie, durimi dhe sigurie. Në kuvendin e tij as flitej me zë të lartë, as fajësohej kush, as shpallej ndonjë e metë apo gabim i bërë. Çdo njeri që ndodhej në kuvendin e tij trajtohej barazisht, kurse epërsia ndaj njëri-tjetrit matej vetëm me devocionin. Që të gjithë ishin të thjeshtë e modestë. Të mëdhenjtë respektoheshin, ndaj të vegjëlve tregohej dhembshuri dhe mëshirë, tregohej interes me përparësi ndaj nevojtarëve, për të cilët bëheshin përpjekje për t'ua plotësuar nevojat, të vetmuarit dhe të huajt gëzonin mbrojtje dhe kujdes!"

Hz. Aliu pati vazhduar kështu t'i përshkruante qëndrimet dhe sjelljet e të Dërguarit të Allahut mes një kolektivi:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) sillej gjithmonë butë dhe fytyrëqeshur ndaj pjesëmarrësve në kuvendet e tij. Ai falte shumë. Me askënd nuk grindej. Vepronte vazhdimisht me qetësi dhe seriozitet dhe thoshte gjithmonë fjalë të bukura. Askënd s'e bënte me turp. Ishte tejet bujar dhe vetëmohues. Ai e pati ruajtur veten prej këtyre tri gjërave:

- prej grindjes me njerëzit.
- prej të folurit të shumtë,
- prej preokupimit me sende të padobishme e boshe.

Gjithashtu, ruhej me rreptësi nga këto tri gjëra në lidhje me të tjerët:

- askënd s'e shante apo s'e turpëronte as në fytyrë, as pas shpine;
- askujt s'ia hetonte anët negative dhe të metat;
- për askënd nuk thoshte fjalë që të mos shprehnin urim për mbarësi dhe dobi.

Kur Profeti fliste, të pranishmit në kuvendin e tij qëndronin të heshtur e të palëvizshëm sikur t'u kish qëndruan ndonjë zog mbi krye e të kishin frikë se mos e trembnin. Kur Profeti e mbyllte fjalën dhe heshtte, të pranishmit thonin ç'kishin për të thënë, por kurrsesi nuk debatonin e nuk grindeshin. Kur dikush fliste në prani të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), gjersa ta mbaronte fjalën ai, të tjerët heshtnin dhe dëgjonin.

Po qe se të pranishmit në kuvendin e tij qeshnin për diçka, edhe ai buzëqeshte; po qe se shfaqnin habi për diçka, edhe ai habitej së bashku me ta.[1] Megjithëse sahabet, duke mos i duruar dot fjalët dhe sjelljet e trasha

1. Ajo çka kërkohet të theksohet këtu, është se, kur Profeti ndodhej në ndonjë kuvend, i merrte parasysh interesimet dhe prirjet e të pranishmëve, nuk mbante qëndrim përjashtues ndaj tyre. Profeti ruhej nga qëndrimet dhe sjelljet që mund të shkaktonin përshtypjen se ai ishte i ndryshëm nga të tjerët. Ai e vazhdonte lidhjen afektive dhe shpirtërore që ngrinte me ta. Ngritja e marrëdhënieve të mira me njerëzit me përjashtim të rasteve të pakontestueshme, si farzet ose detyrimet fetare dhe haramet, ishte

e fyese në kërkesat e të huajve apo të të panjohurve që hynin në kuvend, ndërhynin, Profeti tregohej tolerant dhe porosiste: *“Kur të shihni ndokënd që paraqet nevojë dhe kërkesë, ndihmojeni menjëherë!”*

Profeti nuk e pranonte lavdërimin në kënyrë të papërshtatshme me të vërtetën. Ai s’ia priste fjalën kujt gjersa fjala e tij të mos përbënte përdhunim të së vërtetës. Kurse kur dikush bënte ndonjë padrejtësi, ose ia ndërpriste fjalën, ose ngrihej dhe largohej nga kuvendi!” (Ibni Sa’d, I, 423-425)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) shmangej sa të ishte e mundur shumë nga thënia “jo!” Me fjalë të tjera, në gjuhën e tij nuk kishte “la” (jo, nuk). Kur i kërkohej diçka, kryerjen e së cilës e shihte të përshtatshme, thoshte “po, gjë që bëhet!” Kurse kur i kërkohej diçka, kryerjen e së cilës nuk e shihte të përshtatshme, heshtte dhe nga heshtja e tij kuptohej se nuk donte ta kryente atë gjë. (Hejthemi, IX, 13)

Edhe thjeshtri i të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), Hind bin Ebi Hále (r.a.), e përshkruan kështu për Profetin në përgjigje të pyetjes së Hz. Hasanit:

“I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kthehej me tërë trupin nga ana ku dëshironte të shihte. Ai nuk shihte spontanisht përreth. Më shumë shihte para. Vështrimi i tij ishte i menduar dhe mësimnxjerrës. Kur ecte së bashku me sahabet, i nxirrte para ata, kurse vetë ecte pas. Kur përballej me ndokënd jepte selam (përshëndeste) i pari. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte vazhdimisht melankolik, gjithmonë i menduar. Ai nuk fliste ose bisedonte pa vend. Heshtja e tij ishte e gjatë. Atë që dëshironte ta thoshte, e thoshte nga kreu në fund hapur, qartë, kuptueshëm dhe në formë të rregullt. Kur fliste, fliste me fjalë të shkurtra dhe me kuptim të thellë. Fjalët i shpenzonte as mangët, as tepër.

Fjala e tij ishte mjaft e butë dhe e kuptueshme, e tillë që askujt s’ia lëndonte zemrën dhe askënd s’e ulte e s’e poshtëronte. Ai e respektonte edhe dhuntinë më të vogël, ai nuk e shihte me nënvleftësim asnjë dhunti. Nuk e lavdëronte apo shante diçka thjesht për kënaqësinë vetiake. Ai nuk zemërohej e nuk nxehej për këtë botë dhe për çështje të kësaj bote, por, kur kërkohej të merrej nëpër këmbë ndonjë e drejtë, asgjë s’ia shuante dot zemërimin gjersa e drejta të mos vihej në vend! Kurrë nuk nxehej për ndonjë shkak personal, gjithmonë falte. Nxehja i kalonte shpejt, për më tepër, nuk e bënte të dukej se ishte nxehur. Kur mbushej me hare dhe lehtësohej, i puliste sytë. E qeshura e tij, në shumicën e rasteve, ishte buzëqeshje. Kur qeshte, dhëmbët në gojë i dukeshin si kokrra margaritarësh.” (Ibni Sa’d, I, 422-423) I Dërguari i Allahut, Profeti ynë, ishte njeriu më i hijshëm, më de-

një çështje specifike që ai i kushtonte shumë vëmendje. Kjo ndjeshmëri e të Dërguarit të Madh është marrë si model edhe nga miqtë e Allahut. Duke e përforcuar këtë çështje, i ndjeri Musa Efendi ka thënë: “Mirëkuptimi qëndron mbi pëlqimin.”

likat, më i sjellshëm dhe më i buzëqeshur. (Ibni Sa'd, I, 365)

Hakaniu e shpreh kështu faktin që i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk qeshte, por vetëm buzëqeshte:

> Ibni Abbasi thotë se ai i zgjedhuri i Zotit
> Kishte turp nga të qeshurit…

Edhe para se t'i vinte profetësia, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) lavdërohej dhe tregohej me gisht nga populli i vet për bukurinë e moralit. Këtë të vërtetë, burimet tona biografike e shprehin kështu:

"Edhe para profetësisë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte më i larti mes popullit të vet për sa i përket burrërisë dhe njerëzisë, më i bukuri për sa i përket moralit, më i nderuari për sa i përket prejardhjes, ai që kujdesej më shumë për të drejtat e fqinjit, më i madhi në butësinë e sjelljes, më i shquari si fjalëdrejtë, më i larti në besnikëri dhe besueshmëri, ai i cili shmangej më shumë se kushdo nga shkaktimi i të keqes dhe mundimit ndaj të tjerëve. Nuk qe parë të shante apo të fyente ndokënd, të polemizonte me ndokënd. Meqë Allahu i Lartë kishte grumbulluar tek ai të gjitha vetitë dhe cilësitë e larta, populli i vet e pati karakterizuar dhe thirrur "el-Emin", "i Besueshmi". (Ibni Sa'd, I, 121)

Profeti ynë i cili pati thënë se *"nuk ka mendje më të mirë se masa parandaluese, të pastajme më të mirë se ruajtja, nder dhe dinjitet më të mirë se morali i bukur"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 24), e ka karakterizuar moralin si vetinë më të bukur që e stolis njeriun.

Kur veçoritë morale zbatohen me vend, fitojnë miratimin e çdokujt, në të kundërt, mund t'u hapin rrugë përfundimeve të padëshirueshme. Prandaj, i Dërguari i Allahut e ka bërë me vend çdo gjë që ka bërë. Nuk ka treguar ashpërsi të pavend, nuk ka falur kur s'ka qenë e përshtatshme, nuk është treguar i mëshirshëm kur nuk është dashur të tregohej mëshirë. Qëndrimet dhe sjelljet e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) janë masë dhe kriter morali për të gjithë njerëzit. Me qëndrimet, sjelljet dhe veprimet shembullore të tij është përvijuar kufiri i moralit dhe asnjë kriter moral nuk e ka kapërcyer kufirin e tjetrit.

Pas këtij shqyrtimi dhe vlerësimi të përgjithshëm mbi veçorinë morale të të Dërguarit Bujar, Profetit tonë, mund të kalojmë në parimet e veçanta morale të tij, në pikëpamjet e personalitetit të tij të vyer dhe në fjalët e tij udhërrëfyese për njerëzimin.

## A. THJESHTESIA OSE MODESTIA[1]

**S'ushqehet dot fara pa rënë në tokë;**
**Mëshira e Mëshiruesit e rrit atë që është i thjeshtë…**

Thjeshtësia ose modestia si nuanca cilësore të kundërta me kryelartësinë, mendjemadhësinë dhe krenarinë, do të thonë t'i nënshtrohesh Zotit dhe ta pranosh të vërtetën. Mungesa e thjeshtësisë është shenjë mendjemadhësie, kurse thjeshtësia e skajshme është përulësi mjerane. Veç kësaj, thjeshtësia e skajshme mund të shihet si shenjë egoizmi në nefsin (vetveten) e njeriut. Ky ekuilibër i ndjeshëm dhe delikat duhet parë me vëmendje dhe kujdes.

Sipas dijetarit të madh Hasan Basri i cili i përket brezit Tabiin pas Profetit, tevazu (thjeshtësi, modesti) është që, njeriu i cili ka dalë nga shtëpia dhe po ecën jashtë, ta konsiderojë mbi veten çdo musliman që has në rrugë. Të njëjtën mendësi reflektojnë edhe fjalët që i ka thënë sufiu i madh, Fudajl bin Ijadh, Shuajb bin Harb-it, specialist hadithi dhe i devotshëm si ai, gjatë kohës që po e bënin së bashku Qaben tavaf:

"Shuajb! Po qe se ti mendon se këtë vit ka ardhur në haxh ndonjë person më mëkatar se ti dhe unë, dije se kjo është një pandehmë shumë e keqe!"

Stolia më me rëndësi që i stolis njerëzit në jetën e kësaj bote, është thjeshtësia. Kjo veti e çmuar është domosdoshmëri e qenies njeri, e pozitës së robit ndaj Zotit. Prandaj, as që mund të pritet që të mendojë dhe të sillet ndryshe njeriu i cili në fakt nuk zotëron asgjë dhe i cili, të gjitha nevojat që ka, ia paraqet Zotit të vet që është **"el Gani"** (absolutisht i pasur, i ngopur dhe që s'ka nevojë për asgjë). E kundërta e kësaj është të sillesh në kundërshtim me të vërtetën. Krenaria, vetëlavdërimi dhe egoizmi janë një perde (ekran) i nderë mes materies dhe njeriut. Pa e ngritur këtë perde, është e pamundur të shihen gjërat ashtu siç janë. Bota në përfytyrimin e personave që u pëlqen vetja, ka një pamje krejt tjetër në krahasim me të vërtetën e saj. Personat të cilët, duke mos u çliruar nga përfytyrimet imagjinare, s'arrijnë t'i shohin dot sendet dhe dukuritë në pamjen e tyre të vërtetë, bien në gabime, mashtrojnë më shumë veten se të tjerët dhe, ç'është më e keqja, kanë fatin e keq t'i nënshtrohen pakënaqësisë dhe zemërimit

1. Në origjinal është përdorur fjala **tevâzû** – thjeshtësi, modesti dhe **mütevazî** – i thjeshtë, modest. Por fjala *tevâzû* bart edhe ngjyrime të tjera kuptimore, si, p.sh., *përulësi mjerane* (zil'let). Të gjitha këto bëhen të qarta gjatë zhvillimit të kësaj çështjeje në tekstin origjinal dhe në përkthimin shqip. Përkthyesi.

të Allahut të Lartë. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*“Atë që, për hir të Allahut të Lartë, tregon një gradë thjeshtësi, edhe Allahu e lartëson një gradë dhe atë që tregon një gradë mendjemadhësi përballë Allahut, Allahu e poshtëron një gradë gjersa ta hedhë në mesin e atyre më të ultëve e më të poshtëruarve (esfel-i safilin).”* (Ibni Maxhe, Zuhd, 16)

Një hadith tjetër profetik i cili tregon se gjer në ç’gradë janë ves i keq krenaria dhe mendjemadhësia, është kështu:

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha:

*“Janë tre lloje njerëzish me të cilët, ditën e kiametit, Allahu nuk do të flasë, të cilët nuk do t’i shohë në fytyrë dhe nuk do t’i nxjerrë të pastër (të pafajshëm). Dhe për ta do të ketë një ndëshkim përvëlues.”*

Pasi i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e përsëriti tri herë këtë thënie, Ebu Dheri (r.a.) e pyeti:

“Këta njerëz paskan mbetur krejt të vetmuar dhe paskan pësuar disfatë të plotë. Kush janë këta, o i Dërguari i Allahut?”

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) iu përgjigj:

*“Janë ata që ecin duke e hequr zvarrë rrobën me mendjemadhësi, që mbahen më të madh për të mirën që kanë bërë dhe që, duke u betuar në gënjeshtër, përpiqen ta shesin mallin me një çmim të mirë.”* (Muslim, Iman, 171)

Siç kuptohet edhe nga hadithi, mbajtja më të madh dhe krenaria janë veti aq të këqija, sa, duke e privuar njeriun në jetën e pasme, ahiret, nga mundësia që Zoti t’i flasë, ta vështrojë e ta nxjerrë të pafajshëm, t’i shkaktojnë, për pasojë, një ndëshkim të dhimbshëm. Njerëz të tillë, jo vetëm devijojnë nga e vërteta, por edhe bëhen të padëshirueshëm para syve të njerëzve të tjerë. Kurse thjeshtësia (tevazu) e mëson njeriun ta njohë dhe pranojë të vërtetën dhe, në të njëjtën kohë, e thellon dhe e lartëson atë. Një mendimtar ka thënë kështu: “Në jetën shoqërore është një dritare e quajtur “gradë” tek e cila çdokush mund të shohë e mund të shihet. Ndërsa shtatshkurtrit (domethënë, njerëzit e vegjël, me pak vlerë) detyrohen “të zgjaten” duke u mbajtur më të madh, shtatgjatët (domethënë, njerëzit e mëdhenj, me vlerë të lartë) detyrohen të përkulen me thjeshtësi e modesti në mënyrë që të mund të duken nga të tjerët. Tek njeriu, guri i provës i madhërisë ose vlerës së lartë është vogëlsia, domethënë thjeshtësia, kurse treguesi i vogëlsisë, domethënë, i vlerës së ulët, është mbajtja më të madh!”

Në fund të fundit, të gjithë njerëzit i duan vetvetiu të thjeshtët dhe modestët, sepse, si çdo gjë tjetër, edhe dashuria rrjedh nga lart, poshtë!





Thjeshtësinë, Allahu i Lartë ia ka urdhëruar së pari Profetit tonë (s.a.v.s.), me këto fjalë: **"Sillu me thjeshtësi ndaj besimtarëve që të ndjekin ty!"** (esh-Shuara, 26/215) Pasi e ka marrë këtë urdhër, Profeti ka thënë: "Allahu i Lartë më urdhëroi: *"Bëhuni aq të thjeshtë, saqë askush të mos i mbahet më të madh askujt dhe askush të mos i bëjë padrejtësi askujt!"* (Muslim, Xhennet, 64) Dhe, pastaj, duke e jetuar jetën në kulmin e thjeshtësisë, Profeti ka paraqitur shembuj të panumërt për ne, ummetin e tij! Duke e konsideruar për vete devocionin e pozitës së robit ndaj Allahut si nderin më të madh, Profeti ynë s'është prirur as nga mbretërimi, as nga sundimi. Rivajeti ose rrëfimi që tregon për këtë parapëlqim të Profetit, është kështu:

"Një ditë, i Dërguari i Allahut ishte ulur dhe po kuvendonte së bashku me Xhebrailin. Një çast dhe nga qielli zbriti një engjëll. Xhebraili (a.s.) tha se ishte hera e parë që ai engjëll zbriste nga qielli. Engjëlli tha: "O Muhammed! Mua më dërgoi Zoti yt tek ti! Ai të pyet: A dëshiron të jesh një pejgamber sundimtar, apo një pejgamber rob i Zotit?" Profeti pa nga Xhebraili dhe ai, duke ia bërë me shenjë thjeshtësinë, i tha: "O i Dërguari i Allahut! Tregohu i thjeshtë ndaj Zotit tënd!" Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha: *"Dëshiroj të jem një pejgamber i devotshëm, rob i Zotit!"* (Ibni Hanbel, II, 231; Hejsemi, IX, 18, 20) Duke u shprehur kështu, Profeti shpalosi një model thjeshtësie të pakrahasueshme. Pas kësaj zgjedhjeje, devocioni dhe pozita e robit ndaj Zotit u bë pozita më e nderuar ku mund të arrinte njeriu.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), atyre që i shfaqnin shenja respekti të jashtëzakonshëm ose veneracioni, ua tërhiqte vëmendjen kështu: *"Mos më mbani më lart se ç'më takon, sepse Allahu i Lartë më ka bërë mua robin e Tij më parë se të më bënte të dërguarin e Tij!"* (Hejsemi, IX, 21) Në këtë mënyrë, ai u tregonte atyre vlerën e pozitës së njeriut si rob ndaj Zotit.

Abdullah bin Xhubejr (r.a.) tregon: Një ditë, ndërsa i Dërguari i Allahut po ecte në rrugë me një grup sahabesh, njëri prej tyre deshi ta mbronte të Dërguarin e Allahut nga dielli me një copë mbulesë. Me ta parë hijen, i Dërguari i Allahut e ngriti kokën dhe pa se dikush po i bënte hije. Ai i tha personit: *"Hiqe!"* E mori mbulesën dhe e lëshoi përtokë. Pastaj vazhdoi: *"Edhe unë jam njeri si ju!"* (Hejsemi, IX, 21)

Megjithëse Profeti ynë ishte *Habibi*, i Dashuri i Allahut, si dhe më i nderuari i njerëzve, ka treguar thjeshtësi aq sa s'do ta bënte dot askush tjetër dhe ka jetuar mes njerëzve si njëri prej tyre. Abbasi (r.a.) tregon kështu:

I thashë të Dërguarit të Allahut:

"O i Dërguari i Allahut! Sikur të bënit një fron dhe të uleshit mbi të! Po

shoh se populli ju shqetëson!"

I Dërguari i Allahut tha kështu:

*"Jo! Unë do të vazhdoj të qëndroj mes tyre gjersa Allahu të më marrë prej tyre dhe të më nxjerrë para Tij! Le të më shkelin themrat, le të ma tërheqin rrobën, le të më shqetësojë pluhuri që ngrenë ata!"* (Ibni Sa'd, II, 193; Hejsemi, IX, 21)

Si rrjedhojë e kësaj thjeshtësie të gjerë, Profeti ynë as tërhiqej pas dyerve të mbyllura, as fshihej pas perdeve, as pranonte t'i vinin para gjellë të posaçme. Ai ulej drejt e në truall, mbi truall hante bukë dhe thoshte: *"Unë ulem siç ulet çdo rob i Zotit dhe ha siç ha çdo rob i Zotit. Unë jam thjesht një njeri, një rob i Zotit!"* (Ibni Sa'd, I, 372) Edhe sikur skllevërit ta ftonin të hante me ta bukë elbi, ai e pranonte ftesën e tyre (Hejsemi, IX, 20) dhe i përshëndeste me *selam* (me urimin për paqe) edhe fëmijët. (Buhari, Isti'zan, 15) Ky rivajet (rrëfim) është shumë interesant:

Një person kushdo nga medinasit, madje një skllav, mundej ta kapte Profetin për dore, ta çonte ku të dëshironte, t'ia parashtronte hallin dhe t'i zgjidhte vështirësitë që kishte. (Buhari, Edeb, 61) Abdullah Vassaf, duke shprehur se ata që tregohen të dhembshur me të dobëtit dhe që sillen me thjeshtësi, lartësohen te e vërteta, thotë kështu poetikisht:

Shfaqi dhembshuri çdo të dobëti, hyr për falje ndërmjet;
Sillu i thjeshtë me krijesat, lartësohu te e vërteta vetë…

Megjithëse i njihej dinjiteti që gëzonte në lartësinë e Allahut dhe se kishte merituar favorin hyjnor të pafundmë, Profeti ynë i dashur pati mundur të sillej aq i thjeshtë dhe modest saqë të kërkonte lutjet dhe bekimet e sahabeve, shokëve të tij! Hz. Omeri tregon kështu: I kërkova leje Profetit (s.a.v.s.) për të bërë umre. Më dha leje dhe më tha:

*"Mos na harro neve në lutje, o vëlla!"*

Edhe sikur të më kishin falur tërë botën, nuk do të isha gëzuar aq shumë sa ç'u gëzova nga këto fjalë të të Dërguarit të Allahut! (Ebu Davud, Vitr, 23)

Kur ndodhej në shtëpi, Profeti arrnonte rrobën, meremetonte këpucët (Ibni Sa'd, I, 366) dhe milte dhentë. (Hejsemi, IX, 20) Gjithashtu, ai i bartte vetë plaçkat e veta duke mos dashur t'i bëhej barrë askujt! Ky kujtim i Ebu Hurejres (r.a.) i treguar nga ai vetë është një shembull i bukur i kësaj:

"…Një ditë shkova në treg së bashku me të Dërguarin e Allahut. Atje ai bleu një rrobë. Vrapova menjëherë për t'ia marrë prej dore. Atëherë, ai më tha kështu:

*"Është më e përshtatshme që dikush t'i bartë vetë plaçkat e veta.*

*Vetëm nëse është i paaftë për t'i bartur, mund ta ndihmojë vëllai musliman!"* (Hejsemi, V, 122)

Siç tregon Enesi (r.a.), i Dërguari i Allahut u shkonte për vizitë të sëmurëve, merrte pjesë në ngritjen dhe varrosjen e të vdekurve dhe nuk druhej të përdorte po ato kafshë transporti që përdornin edhe të tjerët. Për shembull, ai nuk druhej të hipte në gomar. Për shembull, në ditët kur u ngadhnjye Hajberi dhe kur u organizua fushata kundër të bijve Kurajdha, ai pati përdorur si kafshë udhëtimi një gomar me kapistallin të bërë prej fijesh druri hurme. (Hakim, II, 506) Janë të shumta edhe rastet kur pati ecur në këmbë dhe kjo gjë ishte një situatë normale për të. Këtë sjellje të thjeshtë e modeste, Xhabiri (r.a.) e tregon me këto fjalë: "Isha i sëmurë; i Dërguari i Allahut më bëri vizitë. Kishte ardhur në këmbë, pa i hipur asnjë kafshe!" (Buhari, Merda, 15)

Profeti ynë (s.a.v.s.) i cili bartte qerpiç gjatë ndërtimit të Faltores Profetike si çdokush tjetër, i cili, gjatë hapjes së hendeqeve, lidhte në bark nga uria dy gurë ndërsa të tjerët lidhnin një[1], jetonte mes sahabeve pa u dalluar prej tyre dhe pa e mbajtur veten më të madh se ta. Abdullah bin Busr (r.a.) tregon një ngjarje të tillë:

"Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, kishte një kazan gjelle të emërtuar "Garra", të cilën mund ta bartnin katër vetë. Pasi hyri koha e paradites apo sillës dhe u fal namazi i sillës, e sollën atë enë ku kishte përshesh me lëng mishi. Sahabet u mblodhën përreth. Pasi sahabet u bënë shumë vetë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u ul në gjunjë. Një beduin që e pa këtë veprim, i habitur ngaqë për herë të parë në jetë po shihte një thjeshtësi kaq të lartë, pyeti:

"Ç'mënyrë uljeje është kjo?"

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u përgjigj:

*"Allahu i Lartë më krijoi mua jo si një dhunues inatçi, por si një rob të nderuar!"* (Ebu Davud, Et'ime, 17)

Duke përdorur një paralelizëm figurativ, Fuzuliu shfaq mendimin se madhështia e personalitetit të dhuruar të Dërguarit të Allahut në pafillimshmëri (eternitet), kurrë s'ka për t'u asgjësuar ngaqë ai është sjellë si rob:

Lumturia e amshuar nuk asgjësohet;
Dielli i rënë përtokë nuk copëtohet…

Të Dërguarit të Allahut s'i pëlqente që shokët ta shihnin të ndryshëm nga vetja, ta dallonin mes tyre. Gjatë një fushate, ai i urdhëroi sahabet,

1. Ibni Hanbel, II, 381; Buhari, Rikak, 17.

shokët e tij, të thernin një qengj e ta piqnin. Njëri nga sahabet i tha: “O i Dërguari i Allahut, ta ther unë!” Një tjetër i tha: “O i Dërguari i Allahut, rrjepja le të jetë detyra ime!” Kurse një tjetër, i tha: “O i Dërguari i Allahut, dhe pjekja le të më lihet mua!” Atëherë, Profeti tha:

*“Meqë qenka kështu, mua le të më mbetet të mbledh dru!”*

Edhe pse sahabet e kundërshtuan këtë mendim duke i thënë Profetit, “o i Dërguari i Allahut, edhe atë e bëjmë ne, ti s’ke pse lodhesh”, Profeti nguli këmbë në mendimin e tij me këto fjalë:

*“E di se ju mund ta bëni edhe këtë punë, mirëpo mua s’më pëlqen të ndodhem në gjendje të privilegjuar në krahasim me ju! Allahu i Lartë nuk do të robi i Tij të jetë i privilegjuar mes shokëve të vet!”* (Kastallani, I, 385)

Megjithëse kishte mbledhur në personin e vet edhe detyrën dhe postin e kryetarit të shtetit, edhe atë të komandantit të ushtrisë, Profeti ynë pati shpalosur një shembull thjeshtësie e modestie të papërsëritshme. Dhe kur vendosmëria, zelli dhe përpjekjet personale të tij bashkoheshin me mirësitë dhe favoret e Allahut të Lartë, ai arrinte fitore të mëdha. Vetëm se asnjëra prej tyre nuk e pati cënuar dot thjeshtësinë e Profetit tonë, Krenarisë së gjithësisë. Hyrja e Profetit në Mekë pas ngadhnjimit të saj është një nga shembujt më të mëdhenj të thjeshtësisë dhe modestisë së tij. Sahabet që qenë ndodhur atje, e përshkruajnë kështu atë situatë:

“I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ndodhej në krye të ushtrisë që shkonte për çlirimin e Mekës. Dhe, kur u arrit fitorja dhe Profeti po hynte në Mekë hipur mbi deve, e pati përkulur aq shumë kokën në shenjë përuljeje ndaj Zotit, saqë mjekra pothuaj i cekte në samarin e devesë. Dhe, duke hyrë në Mekë ashtu, thoshte pa pushim:

اَللّٰهُمَّ لاَ عَيْشَ اِلاَّ عَيْشُ الْاٰخِرَةِ

*“Allahu im! Jetë është vetëm jeta e ahiretit!”* (Vakidi, II, 824; Buhari, Rikak, 1)[2]

Pavarësisht nga gjithë ato fitore, Profeti ynë nuk qe shmangur kurrë nga sjellja me thjeshtësi ndaj njerëzve. Për shembull, ai pati ecur në këm-

2. Profeti ynë i dashur e shprehte shpesh gjatë gjithë jetës këtë fjalë që tregonte se sa i rëndësishëm ishte ahireti në krahasim me jetën e kësaj bote. Eshtë e fiksuar me rivajete se këto fjalë i ka thënë gjatë ndërtimit të Faltores Profetike, gjatë gërmimit të hendeqeve, gjatë hyrjes në Mekë ditën e fitores dhe duke parë numrin e madh të besimtarëve ditën e arifesë gjatë Haxhit të Lamtumirës. (Buhari, Xhihad, 33, 110; Menakibu’l-ensar, 9; Megazi, 29; Muslim, Xhihad, 126, 129; Tirmidhi, Menakib, 55; Ibni Maxhe, Mesaxhid, 3)

bë si njeri i thjeshtë ndërsa njëri nga sahabet, shokët e tij, udhëtonte mbi deve!

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati dalë ta përcillte Muadh bin Xhebelin i cili, i shoqëruar edhe nga disa persona të tjerë, shkonte në Jemen si guvernator. Muadh (r.a.) ecte mbi kafshë, kurse Profeti ecte në këmbë pranë tij duke i bërë disa porosi. I shqetësuar për këtë, Muadhi i tha: “O i Dërguari i Allahut! Unë jam shaluar, kurse ti ecën në këmbë! A s’bën sikur edhe unë të zbres dhe të eci në këmbë së bashku me ty dhe sahabet?”

Profeti e qetësoi dhe i dha këtë përgjigje e cila tregonte hapur se cila ishte çështja që në fakt e preokuponte atë:

*“O Muadh! Këto hapat që po hedh tani dëshiroj që të jenë hapa të hedhura në udhën e Allahut!”* (Dijarbekri, II, 142)

Poeti Namik Kemal e shpreh kështu poetikisht se thjeshtësia është lartësia më e madhe shpirtërore, kurse shërbimi ndaj popullit është zotërillëk dhe se shembujt më të bukur të tyre janë në jetën e Profetit tonë:

Thjeshtësia është lartësim, shërbimi ndaj popullit, zotërillëk;
Le të dëshmohet me moralin e Pejgamberit, në u dashtë…

Gjithashtu, si rrjedhojë e kësaj thjeshtësie të thellë, gjatë udhëtimit, kur vetë ndodhej shaluar mbi kafshë, i hipte në vithe ata që ecnin në këmbë dhe i shkonin pas me vështirësi, dhe lutej për ta. (Ebu Davud, Xhihad, 94)

Në thelbin e një thjeshtësie të tillë të thellë qëndron mendësia për të mos u kushtuar asnjë vlerë posteve dhe pozitave në këtë botë. Në sytë e Profetit, jetë ishte vetëm jeta e përtejme, ahireti, dhe njerëzit për atë jetë duhej të konkurronin!

Të gjithë shembujt që pamë në këto rrëfime, janë vezullime të reflektuara tek ne nga thjeshtësia e tij e lartë, kurse ai qëndron shumë më lart, shumë më përtej nga ajo që tregojmë ne për të. Sepse thjeshtësia është shenja dalluese e tij. Edhe detyra e ummetit, bashkësisë së tij, duhet të jetë të ndjekë gjurmën e tij dhe të ecë në rrugën e tij të ndritshme. Këtë të vërtetë, poeti dhe prijësi shpirtëror Mevlana Xhelaleddin Rumi ua ka treguar bukur, në mënyrë praktike, atyre që i ndodheshin përreth.

Një prift që shkonte në qytetin e Konjas për ta parë Hz. Mevlananë, e has këtë ndërsa po ecte rrugës së bashku me shoqëruesit e vet. Duke i shfaqur respekt të thellë dhe veneracion, prifti e përshëndet duke iu përkulur para. Edhe Mevlanai i përgjigjet me të njëjtin respekt. Por kur prifti e ngre kokën, sheh se Mevlanai vazhdonte të qëndronte i përkulur para tij! I mahnitur para kësaj thjeshtësie, më në fund, prifti bëhet musliman! Pastaj,

kur u kthye në shtëpi, Mevlanai i tha këto fjalë të jashtëzakonshme të birit, Sulltan Veled:

"Një prift deshi të na e rrëmbente dore virtytin tonë të thjeshtësisë, por, falenderuar qoftë Allahu, që ne e mundëm atë në këtë drejtim! Sepse thjeshtësia dhe butësia janë shenja treguese e atyre që i përkasin Zotërisë së Botëve!" (Ali Nihat Tarlan, f. 28)

## B. NDJENJA E TURPIT[1]

**Nga turpi që ndjente prej Zotit,**
**Para Tij përkulej më dysh si hëna e re që lind![2]**

Hakaní

Ndjenja e turpit është dy llojesh. E para, është ndjenja e turpit që Allahu ia fal në mënyrë të bashkëlindur çdo njeriu. Këtu futet, p.sh., ndjenja e turpit për ta zbuluar para njerëzve pjesën e trupit që u përket organeve seksuale e të jashtëqitjes. E dyta, është ndjenja fetare e turpit e varur nga edukata, e cila e shmang dhe e mbron besimtarin nga mosbindja dhe nga punët e këqija që përbëjnë mëkate. Sipas kësaj, të kesh turp, do të thotë të qëndrosh larg gjërave të konsideruara të këqija e të shëmtuara, të jesh i matur në qëndrime dhe sjellje dhe të mos e kalosh kufirin në një punë çfarëdo. Ky hadith profetik i përcjellë nga Ibni Mes'udi (r.a.) e shpjegon këtë lloj turpi ose ndjenje turpi:

"Një ditë, Profeti ynë na tha:

*"Kini turp nga Allahu ashtu siç duhet!"*

"O i Dërguari i Allahut! Falenderuar qoftë Allahu, ne kemi turp nga Allahu!" – I thamë ne. Atëherë, Profeti bëri këtë sqarim:

*"Ajo që desha të them unë, nuk është turpi siç e kuptoni ju. Të kesh turp nga Allahu me të vërtetë, do të thotë t'i mbrosh kokën dhe gjymtyrët në të, trupin dhe gjymtyrët në të, ta kujtosh vdekjen dhe kalbjen në tokë. Ai që e dëshiron ahiretin, duhet ta braktisë stolinë e botës dhe ta parapëlqejë ahiretin ndaj kësaj jete. Ja, pra, kush i zbaton këto që u thanë, do të thotë se ka turp ashtu siç duhet nga Allahu!"* (Tirmidhi, Kijamet, 24)

Ndjenja e turpit ka disa shkallë. Shkalla më e lartë është kur personi

---

1. Në origjinal: Hajá. Kuptimi leksikor i kësaj fjale është drojtje, turp, ndjenjë turpërimi që lind tek njeriu nga frika e turpërimit prej dikujt apo diçkaje. Përkthyesi.
2. Për shkak të ndjenjës së thellë të turpit që ndjente përballë Allahut të Lartë, para Tij, Profeti qëndronte i përthyer si hëna e re që lind.

turpërohet nga Allahu edhe në dukje, edhe në brendësi. Me fjalë të tjera, kur çdo çast ka ndjenjën se ndodhet para Allahut.

Ndjenja e turpit është një ndjenjë njerëzore e cila e pengon njeriun të bëjë çdo gjë që dëshiron, si dhe pjesë e pandarë e devocionit (takva). Për rrjedhojë, robi nuk mund të bëhet i devotshëm po s'pati turp.

Ndjenja e turpit ka lidhje të ngushtë edhe me besimin. Ndjenja e turpit dhe besimi ndodhen gjithmonë bashkë. Kështu, Profeti ka thënë se "turpi rrjedh nga besimi". (Buhari, Iman, 3) Po të prishet njëri prej tyre, edhe tjetri ikën. (Hakim, I, 73) Mungesa e turpit dhe edukatës buron nga mungesa e besimit dhe fesë.

Allahu (xh.xh.) i do robtë e Tij të drojtur e të turpshëm dhe i lavdëron kështu në Kur'an: **"**(Zeqatet dhe sadakatë) **jepuani të varfërve të cilët, meqë i janë kushtuar rrugës së Allahut, nuk munden të sillen nëpër tokë për të fituar! Ata që s'dinë, i pandehin të pasur ngaqë janë të turpshëm e të virtytshëm. Ti i njeh ata nga fytyrat, sepse ata nuk tregohen të pafytyrë duke kërkuar me ngulm diçka nga njerëzit! Pa dyshim, Allahu e di çdo të mirë që bëni!"** (el-Bakara, 2/273)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka deklaruar me këto fjalë që i ka thënë Eshexh el-Asariut, se Zoti i do ata që kanë ndjenjën e turpit: *"Pa dyshim, tek ti ka dy veti që i do Allahu: butësi dhe turp!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 18)

Kurse ata që s'e kanë ndjenjën e turpit dhe që kërkojnë përhapjen e paturpësisë, Zoti i paralajmëron në këtë mënyrë: **"Pa dyshim, për ata që dëshirojnë përhapjen e fjalëve dhe veprimeve të shëmtuara mes besimtarëve, ka edhe në këtë botë, edhe në ahiret, një ndëshkim shumë të dhimbshëm e zemërpërvëlues!"** (en-Nur, 24/19)

Ata që kërkojnë përhapjen e paturpësisë në shoqëri, bëjnë padrejtësinë më të madhe ndaj atij komuniteti. Ata që sillen kështu, edhe vetë pësojnë dëmin më të madh, sepse paturpësia, siç e bën të ditur Profeti ynë, është shkak dëmi dhe shkatërrimi:

*"Pa asnjë dyshim, Allahu që është i Shenjtë e i Madhërishëm, kur dëshiron ta shkatërrojë dikë, ia heq ndjenjën e turpit. Atëherë, pasi t'i jetë hequr ndjenja e turpit, ai njeri bëhet ndër të ndëshkuarit. Dhe, kur të ndëshkohet, i hiqet besueshmëria. Pasi t'i hiqet besueshmëria, ai bëhet vetëm i pabesë, tradhtar. Kur të bëhet i pabesë e tradhtar, i hiqet mëshira dhe, pasi t'i hiqet mëshira, mallkohet, bëhet i mallkuar. Dhe pasi të mallkohet e të bëhet i mallkuar, i këputen lidhjet me Islamin!"* (Ibni Maxhe, Fiten, 27)

Synimi kryesor i kumtimit fetar i të gjithë profetëve ka qenë ta bëjnë mbisundues besimin monoteist (tevhid) mbi tokë dhe të formojnë një shoqëri të moralshme. Ndërkaq, Profeti ynë i cili u ngarkua me detyrën për

t'ia mësuar njerëzimit moralin e bukur si dhe për të treguar shembujt më efektivë të atij morali, pa dyshim që ka qenë, ndër njerëzit, ai që e ka pasur më të fuqishme ndjenjën e turpit. Para profetësisë, edhe në atë kohë kur imoraliteti pati mbështjellë tërë njerëzimin, ai qe shquar me këtë veti të lartë. Njëri nga shembujt më të bukur të kësaj është ky:

Kur Qabja po rindërtohej, Profeti ynë, së bashku me të ungjin Abbas, bartnin gurë. Me qëllim që Profetit të mos i lëndoheshin supet nga gurët, Abbasi (r.a.) i tha:

"Hidhe izarin (copën e poshtme) mbi supe!"

Mirëpo, kur Profeti deshi ta hidhte copën e poshtme të veshjes mbi supe, u shemb përtokë dhe, duke i ngulur sytë në qiell, i tha të ungjit:

*"Ma trego ku e kam izarin!"*

Dhe e mori menjëherë dhe u mbulua! (Buhari, Haxh, 42)

Megjithëse në shoqërinë e asaj kohe, qarkullimi pa veshje pranohej si diçka mjaft normale, i Dërguari i Allahut kurrë nuk shfaqi ndonjë qëndrim jashtë kufijve të asaj që ishte e turpshme. Siç shënohet edhe në hadith, kur është ndodhur në një situatë të tillë si kjo e inkurajuar nga i ungji, është mbrojtur nga ana e Allahut të Lartë.

Lidhur me ndjenjën e turpit të Profetit, Ebu Said el-Hudriu (r.a.) thotë kështu:

"Profeti ynë i përndritur ishte më i turpshëm se një vajzë e cila ka hyrë në moshën e mbulimit. Kur shihte një gjendje që s'i pëlqente, kjo i kuptohej menjëherë nga fytyra e pastër e bekuar." (Buhari, Menakib, 23)

Gjithashtu, duke u shprehur si në vijim, Profeti kërkonte nga ummeti, bashkësia e vet, ta stolisnin sjelljen me ndjenjën e turpit: *"Ndjenja e turpit të sjell vetëm të mira!"* (Buhari, Edeb, 77) *"Ndjenja e turpit është krejtësisht dobi dhe mbarësi!"* (Muslim, Iman, 61) Profeti deklaronte se një punë e kryer me paturpësi, njolloset dhe nuk pritet me pëlqim, kurse kur një punë zbukurohet me ndjenjën e turpit, pranohet me kënaqësi nga çdo njeri. (Tirmidhi, Birr, 47)

Pavarësisht nga ç'shkak buron, ndjenja e turpit është një vlerë e cila përbëhet krejtësisht nga dobia dhe mbarësia dhe e cila i dhuron njeriut vetëm bukuri. Kjo ndjenjë fisnike nuk ka asnjë lidhje me cilësi negative, si droja e cila i bëhet pengesë njeriut për ta marrë të drejtën që i takon, si mungesa e guximit qytetar, frikacakëria dhe paaftësia. Kështu pati ndodhur që gratë ensare (medinase) paraqiteshin në praninë e bekuar të të Dërguarit të Allahut dhe e pyesnin për çështje intime të vetat. Aisheja (r.anha) thoshte: "Sa gra të mira janë zonjat ensare! Ndjenja e turpit nuk i ka penguar ato t'i mësojnë me thellësi çështjet fetare!" (Muslim, Hajd, 61)

Zoti i Lartë e deklaron kështu në ajetin kur'anor se Profeti ynë ishte monument i ndjenjës së turpit:

**"O ju që keni besuar! Mos hyni kohë e pa kohë në shtëpitë e të Dërguarit! Vetëm nëse ju është dhënë leje për të ngrënë dhe hyni, mos shkoni herët dhe të prisni sa të përgatitet gjella. Hyni kur të ftoheni dhe, porsa të keni mbaruar së ngrëni, shpërndahuni e mos u kridhni në bisedë! Sepse kjo sjellje e shqetëson të Dërguarin, por atij i vjen turp t'ua thotë. Kurse Allahu kurrë nuk druhet ta thotë të vërtetën!"** (el-Ahzab, 33/53)

Shkakun e zbritjes së këtij ajeti, Hz. Enesi e tregon kështu:

Kur i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, u martua me Zejnebin (r.anha), nëna ime, Ummu Sulejm, më tha:

"Sikur t'i dërgonim një dhuratë të Dërguarit të Allahut?"

"Përgatit ndonjë gjë, t'ia çoj!" – I thashë unë. Atëherë, nëna solli hurma, gjalpë dhe djathë të fortë, i futi në një tenxhere dhe bëri një gatesë me to. Pastaj më dërgoi. Kur ia çova të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), më tha të lë gjellën dhe të shkoj të thërras disa persona, emrat e të cilëve m'i përmendi një e nga një. Madje më urdhëroi kështu: *"Ftoje kë të takosh!"* E zbatova urdhrin dhe u ktheva. Shtëpia ishte mbushur me njerëz. Profeti vuri dorën mbi enën me gjellë dhe tha disa fjalë me zë aq të ulët saqë vetëm Allahu mund ta dinte se ç'tha. Pastaj i thirri njerëzit dhjetë e nga dhjetë. Të gjithë hanin, kurse i Dërguari i Allahut u thoshte:

*"Filloni të hani duke përmendur emrin e Allahut dhe merrni nga gjella para vetes!"*

Kështu vazhdoi gjersa hëngrën të gjithë dhe shumica u shpërnda. Mirëpo disa vetë nuk dolën, por qëndruan dhe u kredhën në bisedë. Profeti priste që të dilnin edhe ata. Pasi priti pak, doli dhe filloi të ecte drejt njërës nga banesat e tjera të tij. Pak më pas edhe ata të fundit që ishin harruar pas bisedës, dolën dhe u larguan. Unë dola menjëherë dhe i thashë të Dërguarit të Allahut:

"Të ftuarit shkuan, më në fund…"

I Dërguari i Allahut u kthye në shtëpi dhe pastaj zbriti ky ajet. (Buhari, Tefsir, 33; Muslim, Nikah, 89)

Për shkak të ndjenjës së turpit, Profeti nuk u pati thënë gjë personave të cilët, duke mos e vrarë mendjen se ç'po bënin, vazhdonin të qëndronin në shtëpinë e të porsamartuarit duke e zgjatur fjalën pa nevojë, por pati bërë durim duke pritur të ngriheshin e të largoheshin vetë. Ndërkaq, Zoti që nuk i pëlqente t'i shkaktohej shqetësim të Dërguarit të Tij të dashur,

zbriti menjëherë atë çast një paralajmërim që u drejtohej tërë besimtarëve dhe që kërkonte nga të gjithë robtë të mos e lëndonin në asnjë mënyrë të Dashurin e Tij të Edukuar.

Kjo ngjarje që pati ndodhur pas rrethimit të Taifit, ka vlerë të përmendet për sa i përket faktit që tregon ndjenjën e lartë të turpit të të Dërguarit të Madh, Profetit tonë. Sahabiu i quajtur Sahr i cili pati arritur suksese me një grup kalorësish të vet, pati zënë disa robër si dhe duke e kërkuar prej Profetit një oaz të Sulejmive që patën ikur nga Islami, qe vendosur atje së bashku me fisin e vet. Më vonë, Mugire bin Shu'be, farefis i njërit prej robërve të zënë nga Sahri, shkoi te Profeti dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Sahri ma ka zënë hallën rob. Mirëpo halla ime qe bërë muslimane!"

I Dërguari i Allahut e thirri Sahrin dhe i tha:

*"O Sahr! Kur një fis bëhet musliman, atëherë i ka të mbrojtura edhe gjakun, edhe pasurinë! Prandaj ktheja hallën Mugires!"*

Dhe Sahri ia ktheu hallën Mugires. Një farë kohe më vonë, edhe Sulejmët u bënë muslimanë dhe u kthyen te ish vendi i vet duke kërkuar t'u rikthehej oazi që e kishin pasë pronë. Pasi Sahri nuk pranoi, ata iu drejtuan Profetit:

"O i Dërguari i Allahut, ne u bëmë muslimanë, prandaj shkuam te Sahri të na e kthente oazin, por ai nuk pranoi."

Profeti e thirri sërish Sahrin dhe e urdhëroi:

"*O Sahr! Kur një fis bëhet musliman, atëherë i ka të mbrojtura edhe gjakun, edhe pasurinë! Prandaj kthejua këtyre oazin!"*

Dhe Sahri iu nënshtrua krejtësisht urdhrit profetik  duke iu përgjigjur kështu Profetit:

"Si të urdhërosh, o i Dërguari i Allahut!"

Sahabiu i cili e tregon këtë ngjarje, thotë se kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) mbetej i detyruar ta rimerrte një gjë që e kishte dhënë një herë, ndjente jashtëzakonisht turp dhe i skuqej fytyra e bekuar si e një vajze të re. (Ebu Davud, Haraxh, 34-36)

Për shkak të ndjenjës së lartë të turpit që kishte, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk ia ngulte sytë dikujt në fytyrë, nuk e shihte me vëmendje të përqëndruar. (Munavi, V, 224)

Dielli i dy botëve, Profeti ynë, pati jetuar gjithmonë mes mirësive dhe bukurive. Edhe në çastet ku është ndodhur vetëm, madje, prej tij nuk ka dalë ndonjë lëvizje a veprim që t'i kalonte kufijtë e edukatës e që të përbënte turp. Profeti ynë i cili dëshironte që edhe sahabet, shokët e tij, të ishin në të njëjtin nivel, i ftonte ata të kishin ndjenjën e turpit dhe, si plotësues të

kësaj, të mbuloheshin. Ai i pati këshilluar ata të silleshin me edukatë dhe sipas etikës së duhur edhe fshehur, edhe hapur, duke u thënë: *"Allahu është më i denjë se njerëzit për të patur turp prej Tij!"* (Ebu Davud, Hammam, 2) Kurse në një hadith tjetër ka thënë:

*"Ruhuni nga lakuriqësia! Pranë keni shoqërues (engjëj) që nuk ndahen kurrë prej jush. Ata largohen vetëm kur personi kryen nevojën ose bie me të shoqen. Kini turp prej tyre dhe silluni mirë me ta!"* (Tirmidhi, Edeb, 42)

Siç shihet hapur nga këto rrëfime, Profeti ynë i cili jetonte vazhdimisht i vetëdijshëm për praninë hyjnore, në thelb, ndjente turp para Allahut dhe çdo çast të jetës e jetonte sipas normave të edukatës dhe etikës. Edhe muslimanët i këshillonte të ishin çdo çast të turpshëm. Kështu, pati ndodhur që, një ditë, Profeti të shihte dikë që lahej i zhveshur në shesh të hapur dhe, pastaj, të ngjitej në minber, në vendin e predikimit, dhe të thoshte:

*"Allahu i Madhnueshëm është shumë imagjinar dhe shumë i fshehtë, prandaj e do ndjenjën e turpit dhe mbulimin. Kështu, kur dikush prej jush dëshiron të lahet tërësisht, të lahet në një vend të mbuluar e të fshehtë!"* (Ebu Davud, Hammam, 1)

Konsistenca shpirtërore ku Islami dëshiron t'i lartësojë njerëzit, është gjendja ku ata çdo çast të jenë të mbushur plot me ndjenjën e mirësisë, *ihsan*, që nënkupton vetëdijshmërinë e pranisë hyjnore ose, e thënë ndryshe, e ndodhjes para Zotit dhe nën vëzhgimin e Tij. Edhe ndjenja e turpit ndaj Allahut fshehur ose hapur, është rezultat i kësaj ndjenje. Personi i cili e di se Allahu i Lartë e sheh atë çdo çast, jeton me një edukatë dhe ndjenjë turpi të thellë. Dhe, meqë sillet me kujdes, tek ai nuk vihet re ndonjë veprim i gabuar. Kjo është pika më e lartë e ndjenjës së turpit.

Ndjenja e turpit ka ekzistuar qysh me njeriun e parë. Qysh nga profetët e parë është përqëndruar mbi rëndësinë e kësaj ndjenje dhe urdhri hyjnor mbi të nuk ka ndryshuar fare. Këtë të vërtetë, Profeti ynë e ka shprehur kështu:

*"Qysh nga profetët e parë, është një fjalë që ka mbetur në kujtesën e popullit: "Po s'pate turp, mund të bësh ç'të duash!"* (Buhari, Enbija, 54; Edeb, 78)

Kjo urtësi e përcjellë brez pas brezi e vë sheshit fare hapur faktin se ndjenja e turpit e pengon njeriun nga kredhja në të këqija. Prandaj, personi i cili turpërohet prej Allahut dhe njerëzve, është e pamundur të bëjë çdo gjë që t'ia kërkojë nefsi (vetvetja, egoja). Kurse para njeriut i cili nuk e ka ndjenjën e turpit, nuk ka asnjë pengesë. Prandaj, një njeri i tillë mund të bëjë lehtësisht çdo lloj veprimi të keq e të shëmtuar.

Por çfarëdo që të bëjë, patjetër do të vijë një ditë që njeriu të japë

llogari për të gjitha. Prandaj duhet ta mendojë mirë atë që ka për ta bërë. Po qe se puna që ka për të bërë s'është diçka për të cilën mund të turpërohet para Allahut dhe njerëzve, le ta bëjë me gjithë zemër. Por po qe se do të turpërohej nga Allahu dhe njerëzit po ta bënte, patjetër duhet të heqë dorë prej saj. Me këto fjalë, i Dërguari i Allahut na jep një kriter sjelljeje. Po ta themi shkurt, ndjekja një për një e sunnetit, traditës së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), është rruga më e sigurt dhe më e shkurtër. Sepse, si monument i ndjenjës së turpit, ai është për ne prijës i pashoq në jetë.

## C. MBAJTJA E FJALES[1]

> **"Çojeni në vend fjalën që më keni dhënë mua, që edhe unë ta kryej premtimin tim për ju!"**
> el-Bakara, 2/40

*Fjalë e dhënë* (ahid: akt, pakt, aktmarrëveshje) do të thotë marrëveshje verbale ose e shkruar e lidhur mes dy a më shumë palëve. Akte ose aktmarrëveshje u thuhet fjalëve ose dokumenteve të shkruar që duhen mbajtur parasysh dhe zbatuar. Në kuptim të përgjithshëm, një akt ose aktmarrëveshje është një fjalë e dhënë. Mbajtja e fjalës së dhënë është kryerja pikë për pikë e marrëveshjes së arritur dhe pranuar nga të dy palët.

Zoti ka urdhëruar: **"O besimtarë! Zbatojini aktmarrëveshjet!"** (el-Maide, 5/1) Prandaj besimtarët duhet t'i zbatojnë të gjitha marrëveshjet që bëjnë, pra, duhet ta mbajnë fjalën e dhënë. Para së gjithash, besimi është një aktmarrëveshje, është një fjalë e dhënë. Duke i besuar Allahut, besimtari i jep fjalën Atij për shumë çështje ose, e thënë ndryshe, jep disa garanci. Përveç kësaj, njeriu bën edhe shumë marrëveshje individuale e shoqërore. Të çfarëdo lloji qofshin, të gjitha marrëveshjet duhen zbatuar, sepse kjo është baza e fesë, konkluzioni i besimit dhe urdhri i Allahut.

Mbajtja e fjalës ka një vend me rëndësi në formimin dhe vazhdimësinë e rendit shoqëror. Sepse zhvillimi i jetës individuale dhe shoqërore varet nga marrëdhënie të dyanshme të lidhura me lloje të ndryshme aktesh dhe marrëveshjesh. Pa këto, zhvillimi dhe vazhdimi i jetës shoqërore dhe ekonomike janë të pamundur. Prandaj, një pjesë me rëndësi e ankesave të njerëzve dhe shkaku themelor i prapambetjes së punëve janë, në përgjithësi, pabesia ndaj aktmarrëveshjes, domethënë, mosmbajtja e fjalës. Kërkesa për zbatimin e marrëveshjes së lidhur është një e drejtë e fituar, kurse zbatimi i saj është një detyrë e pranuar. Për personin i cili nuk e

1. Në origjinal: Ahde vefa. Përkthyesi.

mban fjalën e dhënë, konkludohet se nuk ia ka dhënë të drejtën (hakun) palës tjetër si dhe nuk e ka kryer detyrën e vet. Duke urdhëruar si në vijim, Allahu i Lartë u bën thirrje robve të vet të jenë të vëmendshëm në këtë specifikë:

**"Çojeni në vend fjalën e dhënë, sepse fjala e dhënë ngarkon me përgjegjësi!"** (el-Isra, 17/34)

Ashtu siç përvetësimi i këtij morali të bukur nga personi është në dobi të tij, edhe moszbatimi i domosdoshmërisë së këtij morali do të jetë në dëm të tij. Ndërsa në mjedisin e njerëzve që nuk e mbajnë fjalën, sundon pasiguria, urrejtja dhe zemërimi, në mjediset ku respektohen marrëveshjet dhe premtimet, formohen qetësia dhe prehja, çdokush lidhet me tjetrin me respekt dhe dashuri. Zoti e shpreh kështu se do t'u bëjë favore të mëdha këtyre njerëzve:

**"…Kush e shkel fjalën e dhënë, e shkel vetëm për të keqe të vet. Dhe kujt tregohet besnik ndaj marrëveshjes me Allahun, Allahu do t'i japë një shpërblim të madh!"** (el-Feth, 48/10)

Profeti (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se Allahu i Lartë ka thënë se *"ditën e kiametit do të jetë armiku i këtyre tre lloj njerëzve…"* dhe se nga të parët ka përmendur *"personin i cili, pasi betohet në emër të Allahut, del nga fjala"*. (Buhari, Buju, 106) Në një hadith tjetër ka bërë të ditur se personi i cili lëviz nga fjala, bart një cilësi nga hipokrizia gjersa të heqë dorë nga ky ves. (Buhari, Iman, 24) Kurse në një hadith tjetër e ka përshkruar kështu pamjen e hidhur me të cilën do të përballen këta lloj njerëzish ditën e kiametit:

*"Ditën e kiametit, njerëzit që s'janë treguar besnikë ndaj fjalës së dhënë, do të kenë prapa një flamur i cili do të ngrihet lart në vartësi të pabesisë së tyre."* (Muslim, Xhihad, 15) Me fjalë të tjera, personi i cili ka bërë pabesi ndaj fjalës së dhënë, do të ekspozohet para njerëzve të grumbulluar në sheshin e llogaridhënies, do t'i ngrihet flamuri me aq sa ç'ka bërë padrejtësi dhe do të sigurohet që të shihet nga sa më shumë njerëz, gjë që do ta turpërojë dhe demaskojë atë më shumë.

Duke u shprehur se "atij që e prish marrëveshjen, Allahu i lëshon patjetër një armik në shpinë" (Muvatta, Xhihad, 4), Hz. Ibni Abbasi ka bërë të ditur se ai që nuk i rri besnik fjalës së dhënë, nuk do të duhet nga Allahu i Lartë dhe robtë e Tij dhe se do t'i nënshtrohet fatkeqësive.

Në Kur'an, Zoti ynë e pohon disa herë se është besnik i fjalës së dhënë, se një fjalë e dhënë tek Ai, kurrë nuk ka për të ndryshuar. Pasi e pati falur namazin e një sahabiu të vdekur, Profeti pati bërë këtë lutje duke e cilësuar Allahun e Lartë si besnik të fjalës së dhënë:

*"Allahu im! Filani i biri i filanit po të lihet amanet nën garancinë tënde!*

*Mbroje atë nga intriga e varrit dhe mundimi i xhehennemit. Ti je besnik në fjalë dhe i denjë për lavdërim…"* (Ebu Davud, Xhenaiz, 54-56) Shprehja "*Ti je besnik në fjalë dhe i denjë për lavdërim"* tregon se Allahu i Lartë i rri besnik fjalës së dhënë dhe se është i denjë për çdo lavdërim, se nuk e prapëson amanetin e marrë, por e kryen atë gjer në fund, se i shpërblen ata që sillen mirë dhe se kujdeset vazhdimisht për të drejtën dhe për atë që ka të drejtë. Ngaqë cilësinë e besnikërisë ndaj fjalës së dhënë dëshiron ta shohë edhe te robtë e vet, Zoti ynë i Lartë i urdhëron ata t'i mbajnë premtimet:

**"Çojeni në vend fjalën që më keni dhënë mua, që edhe unë ta kryej premtimin tim për ju!"** (el-Bakara, 2/40)

Profeti ynë, i Dërguari i Madh, i cili ka qenë robi më i përkryer i Allahut të Lartë dhe që është mbajtur më fort se kushdo tjetër pas urdhrave të Tij, duke e prekur shpesh në lutjen e tij, "Pendimi i Madh" (Sejjidu'l-Istigfar), çështjen e marrëveshjes së lidhur mes Zotit dhe njeriut, bënte pendesë në këtë mënyrë:

وَاَنَا عَبْدُكَ وَاَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَااسْتَطَعْتُ

*"Allahu im! Unë jam robi yt! Me sa të kem fuqi, tregoj besnikëri ndaj marrëveshjes me Ty dhe fjalës që të kam dhënë Ty!"* (Buhari, Deavat, 16)

Ai Profet i bekuar, jo vetëm i mbeti besnik marrëveshjes me Zotin e vet, por edhe ndaj njerëzve kurrë nuk lëvizi nga fjala. Ibni Abbasi si njeriu i cili e pati vëzhguar jetën e Profetit gjer në imtësitë më të vogla, thotë kështu për të: "Kur të thoshte diçka i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) do ta bënte patjetër!" (Buhari, Shehadat, 28)

Gjatë gjithë jetës, i Dërguari i Allahut është sjellë jashtëzakonisht me drejtësi dhe ndershmëri ndaj ortakëve të punës, ndaj partnerëve të marrëdhënieve tregtare dhe ndaj njerëzve të tjerë. Për më tepër, besnikëria ndaj fjalës së dhënë pati qenë vetia e tij më e shquar edhe në periudhën para profetësisë. Kur i pati dhënë fjalën dikujt, e pati çuar në vend atë pavarësisht nga çmimi. Abdullah bin Ebi'l-Hamsa (r.a.) tregon kështu: "Para profetësisë, pata bërë një shitblerje me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.). Unë i mbeta borxh dhe i premtova se, po të më priste pak, do t'ia silljа menjëherë. Por unë e harrova shpejt fjalën që i dhashë! Tri ditë më pas, kur m'u kujtua dhe u ktheva për t'ia shlyer borxhin, e gjeta tek po më priste në të njëjtin vend. Kur më pa, më tha vetëm kaq:

*"O djalë i ri, më mundove! Kam tri ditë që po të pres këtu!"* (Ebu Davud, Edeb, 82)

Profeti (s.a.v.s.) e pati pritur personin jo për ta marrë borxhin, por sep-

se i pati dhënë fjalën se do ta priste. Besnikëria e tij ndaj fjalës së dhënë pati arritur gjer në atë shkallë, saqë edhe armiqtë patën përfituar nga kjo mëshirë! Hudhejfe (r.a.) tregon kështu:

Së bashku me tim atë, Husejl, qemë nisur për udhë. Diku, qafirët Kurejshë na zunë dhe na thanë:

"Ju, sigurisht dëshironi të futeni në radhët e Muhammedit!"

"Jo! – U thamë ne. – Po shkojmë në Medinë jo për këtë, por për një punë tjetër!"

Atëherë, ata na kërkuan t'u jepnim fjalën në emër të Allahut se nuk do të merrnim pjesë në radhët e Profetit për të luftuar së bashku me të! Pastaj, pasi arritëm në Medinë dhe ia paraqitëm gjendjen të Dërguarit të Allahut, ai na tha:

*"Shkoni, pra! Ne i qëndrojmë besnikë fjalës që u keni dhënë atyre dhe i lutemi Allahut të na ndihmojë përballë tyre!"*

Ja, pra, pse s'mora dot pjesë unë në Luftën e Bedrit! (Muslim, Xhihad, 98)

Një shembull tjetër që tregon se lëvizja nga fjala e dhënë nuk u ka hije muslimanëve është përjetuar gjatë hartimit të Paktit të Hudejbijes. Njëri nga kushtet e Paktit të Hudejbijes ishte që personat të cilët do të iknin nga Meka për të kërkuar strehim (fetar-politik) në Medinë, do të ekstradoheshin (nuk do të pranoheshin dhe do të ktheheshin përsëri nga kishin ardhur, domethënë, në Mekë). Në çastin kur do të nënshkruhej pakti, Ebu Xhendeli, i biri i Suhejl bin Amrit, përfaqësuesit të Kurejshve, arriti pranë Profetit dalëngadalë duke hequr zvarrë zinxhirët ndër këmbë. Ngaqë qe bërë musliman, Ebu Xhendeli (r.a.) pati vuajtur shumë tortura prej politeistëve. Duke përfituar nga rasti, iku dhe u hodh në anën e muslimanëve. Ndërkaq, pakti ishte nënshkruar. Atëherë, Suhejli tha se, si domosdoshmëri e kushteve të paktit, personi i parë që duhej ekstraduar, ishte i biri dhe e qëlloi atë në fytyrë me shkopin që mbante në dorë. Profeti ynë i mëshirës i cili po i vëzhgonte me dëshpërim këto veprime, iu lut Suhejlit ta përjashtonte Ebu Xhendelin nga kushtet e Paktit dhe t'ua falte atyre. Por politeisti zemërgur nuk pranoi. Ndërkaq, ndërsa po u dorëzohej politeistëve duke klithur, Ebu Xhendeli (r.a.) u lutej muslimanëve për ndihmë. Duke mos e duruar dot vuajtjen e tij, muslimanët filluan të qanin. Kurse i Dërguari i Allahut, duke e ngushëlluar dhe qetësuar Ebu Xhendelin, po i thoshte:

*"O Ebu Xhendel, duro edhe pak! Dhe kërkoje shpërblimin e kësaj nga Allahu i Lartë! Nuk ka dyshim se Allahu i Lartë do të krijojë lehtësi dhe një rrugëdalje për ty dhe muslimanët e tjerë pranë teje! Ne kemi bërë një marrëveshje paqeje me këtë fis dhe, për këtë, u kemi dhënë fjalën atyre në emër të Allahut. Ne nuk mund ta shkelim fjalën, sepse neve nuk na ka hije*

*të mos e mbajmë fjalën e dhënë!"* (Ibni Hanbel, IV, 325; Ibni Hisham, III, 367)[1]

Pa kaluar shumë, ngjarja e hidhur që përjetoi Ebu Xhendeli, i ra mbi krye edhe Ebu Basirit. Politeistët kërkuan edhe ekstradimin e tij. Në rrugën e kthimit, Ebu Basiri e vrau Hunejsin, njërin prej dy shoqëruesve, kurse tjetri i iku. Ebu Basiri mori rrobën, sendet e tjera dhe shpatën e Hunejsit, u kthye te i Dërguari i Allahut dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Ndaj një të pestën e këtyre dhe merri për vete!"

Kurse Profeti iu përgjigj:

*"Po ta marr një të pestën e këtyre, veproj në kundërshtim me marrëveshjen e bërë me ta, kurse si qëndrimi yt, ashtu dhe plaçkat e njeriut që vrave të interesojnë vetëm ty!"* (Vakidi, II, 626-627)

Është interesante ngjarja që i ka ndodhur çobanit Jesar gjatë betejës së Hajberit. Siç rrëfehet, gjatë ditëve kur po zhvillohej lufta e Hajberit, çobani Jesar i cili e siguronte jetesën duke ruajtur dhentë e një çifuti nga parësia, kishte dëgjuar shpesh brenda kalasë të përmendej emri i të Dërguarit të Allahut dhe dëshironte shumë të takohej me të. Kështu, një ditë, ai i nxori dhentë për t'i kullotur jashtë kalasë dhe u takua me Profetin. Pas një bisede të shkurtër mes të dyve, Jasiri e pranoi Islamin dhe i Dërguari i Allahut ia ndërroi emrin në Eslem. Jasiri e pyeti Profetin (a.s.) se ç'duhej të bënte me tufën e dhenve dhe Profeti i tha: *"Ktheji pas dhentë dhe përzeji! Të mos kesh dyshim se që të gjitha do të kthehen te i zoti i tyre!"* Eslemi mori një grusht gurësh të vegjël dhe i hodhi në drejtim të dhenve duke thënë: "Kthehuni te zotërua juaj! Vallahi, këtej e tutje kurrë, sa të jetë jeta, s'do të bashkohem më me ju!" Dhentë u larguan bashkërisht, pa e prishur tufën sikur të ishte dikush që i drejtonte, dhe u futën në kala. Edhe çobani Eslem u bashkua me muslimanët dhe u hodh në sulm për pushtimin e kalasë.[2] (Ibni Hisham, III, 397-398; Ibni Haxher, el-Isabe, I, 38-39)

Këtu, në vend që të vinte dorë mbi dhentë si plaçkë lufte, Profeti ynë,

1. Pastaj, Profeti ynë, ai oqean mëshire, ia përsëriti Suhejlit lutjen duke i thënë:
"Mos bëj kështu, falma mua atë!"
Por Suhejli nuk pranonte asnjë propozim. Megjithatë, Profeti iu lut përsëri:
*"Atëherë, merre nën mbrojtje atë në emrin tim!"*
Suhejli nuk e pranoi as këtë. Ndërkaq, duke e vënë re këmbënguljen e tij, Mikrezi dhe Huvejtipi i thanë Profetit:
"O Muhammed! Për hatrin tënd, po e marrim ne në mbrojtje atë, nuk do të lejojmë të torturohet. (Vakidi, II, 608; Belazuri, I, 220) Kështu, edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u kthye i qetësuar pak a shumë.
2. Pak më pas, gjatë luftës për marrjen e kalasë, muslimani i ri Eslem ra dëshmor dhe trupi i tij iu çua të Dërguarit të Allahut. Ndërkaq, i Dërguari i Allahut, së bashku me disa sahabe ishte drejtuar për nga trupi i dëshmorit, kur përnjëherësh e ktheu kokën nga ana tjetër. Dhe kur sahabet e pyetën se pse veproi ashtu, Profeti tha: *"Në këtë çast i ndodheshin pranë dy bashkëshorte nga hyritë!"* Pas kësaj, për këtë sahabi pyesnin: "Kush është ai që ka hyrë në xhennet pa falur namaz fare?"

i Dërguari i Madh, e ktheu tufën pas dhe, kështu, bëri që çobani të kishte mundësi ta mbante fjalën që i kishte dhënë pronarit se do t'ia ruante dhentë. Fakti që një veprim i tillë rastisi në një kohë kur lufta ishte zgjatur dhe ndër muslimanët ishte shfaqur mungesa e ushqimeve dhe vështirësia e sigurimit të tyre, i përfton një dimension më të thellë kuptimit të besnikërisë së Profetit ndaj fjalës së dhënë.

Edhe sahabet bujarë të cilët e vinin re dhe e përjetonin personalisht këtë ndjeshmëri të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), qenë sjellë me mjaft korrektesë për ta mbajtur fjalën para tij dhe patën marrë përfitimin më të madh nga ky moral i bukur. Xhabiri (r.a.) tregon kështu:

"Një ditë, Profeti (s.a.v.s.) më tha:

*"Po të na vijë mall zeqati nga Bahrejni, do t'i mbush duart kështu e kështu e do të të jap!"*

Mirëpo nga Bahrejni nuk erdhi mall gjersa vdiq Profeti. Më vonë, kur erdhi mall nga Bahrejni, Ebu Bekri (r.a.) lajmëroi: "Kujt t'i ketë dhënë ndonjë fjalë ose premtim i Dërguari i Allahut, të na drejtohet ne!" Atëherë unë shkova tek ai dhe i tregova se ç'më kishte thënë i Dërguari i Allahut. Ebu Bekri futi duart në pasurinë që kishte ardhur dhe nxori një grusht gjë. Pashë se ishin rreth 500 dinarë. Atëherë, Ebu Bekri më tha: "Merr edhe dyfishin e kësaj!" (Buhari, Kefalet, 3)

Një shembull tjetër të besnikërisë ndaj fjalës së dhënë aq të sinqertë sa të tërhiqte pëlqimin e Allahut të Lartë dhe të shprehej me Fjalën Hyjnore, Enesi (r.a.) e tregon kështu:

"Im ungj Enes bin Nadri nuk kishte marrë dot pjesë në luftën e Bedrit. Kjo i rëndonte shumë atij. Prandaj ai i tha kështu të Dërguarit të Allahut:

"O i Dërguari i Allahut! Nuk u ndodha dot në luftën e parë që bëre me politeistët. Po qe se Allahu i lartë do të më japë mundësinë të marr pjesë në një luftë me politeistët, sigurisht që ata kanë për të parë se ç'kam për të bërë!"

Ai mori pjesë në luftën e Uhudit. Kur radhët e muslimanëve u shthurën, ai përparoi mes radhëve armike duke thënë për shokët: "Zoti im të kërkoj falje për bëmat e tyre!" Kurse, duke e patur fjalën për politeistët, tha: "Zoti im, deklaroj se s'kam të bëj me bëmat e këtyre!" Kur u ndodh ballë për ballë me Sa'd bin Muadhin, i tha:

"Ej, Sa'd! Ajo çka dua unë, është xhenneti! Betohem në Zotin e Qabes, se qysh në rrëzë të Uhudit jam duke nuhatur vazhdimisht aromën e atij xhenneti!"

Duke e treguar ngjarjen më pas, Sa'di pati thënë: "Unë nuk bëra dot atë që bëri ai, o i Dërguari i Allahut!"

Tim ungj e gjetëm të vrarë, pasi kishte rënë dëshmor. Në trup kishte

më shumë se tetëdhjetë plagë shpate, thike dhe shigjete. Politeistët e kishin prerë copa-copa, prandaj askush nuk e njohu. Vetëm e motra e njohu nga majat e gishtave. Ky ajet zbriti për tim ungj dhe për të tjerë si im ungj:

**"Ndër besimtarët ka trima të tillë që tregojnë besnikëri ndaj fjalës që i kanë dhënë Allahut. Dikush prej tyre e plotësoi fjalën e dhënë** (u përlesh, ra dëshmor)**, kurse dikush tjetër pret** (radhën)**. Ata kurrë nuk e kanë ndërruar fjalën!"** (el-Ahzab, 33/23) (Buhari, Xhihad, 12)

Siç duket, sahabet bujarë i patën kushtuar rëndësi të jashtëzakonshme fjalës së dhënë Allahut dhe të Dërguarit dhe qenë përpjekur ta çojnë në vend pavarësisht nga çmimi që do t'u duhej të paguanin. Kurse ata që s'patën patur mundësi për këtë, patën shpalosur sjellje që përputheshin me motivin "të paktën, vdes në rrugën e Tij"! Bera bin Ma'rur (r.a.) është njëri nga këta. Hz. Bera (r.a.) i cili mori pjesë në Besëlidhjen Akabe si një nga dymbëdhjetë përfaqësuesit medinas, i pati premtuar Profetit se, në kohën e haxhit, do të shkonte në Mekë. Mirëpo ai ra në shtratin e vdekjes para se të arrinte koha e haxhit. Atëherë, i tha së shoqes:

"Sipas fjalës që i pata dhënë të Dërguarit të Allahut, më ktheni në drejtim të Qabes, sepse unë i pata premuar atij se do të shkoja!"

Kështu, ai u bë personi i parë i orientuar në drejtim të Qabes edhe në të gjallë, edhe pas vdekjes. Kur Profeti u kthye në Medinë, shkoi në kokë të varrit të Bera bin Ma'rurit së bashku me sahabet. Të gjithë së bashku u vunë në radhë dhe Profeti ia fali namazin funeral dhe u lut kështu për të: *"Allahu im, fale atë! Mëshiroje dhe ji i kënaqur me të!"* (Ibni Abdilber, I, 153; Ibni Sa'd, III, 619-620)

Besnikëria ndaj fjalës së dhënë si një nga parimet bazë më me rëndësi të moralit islam, u vu në jetë në formën më të bukur në jetën e Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, dhe u shpalos në aktet, fjalët dhe qëndrimet e tij. Lidhja fort pas moralit të bukur të Profetit tonë, mëshirë për botët, do të ishte hapi më me rëndësi i hedhur në drejtim të sigurimit të qetësisë dhe sigurisë së gjithë njerëzimit. Nga këto parime varet lumturia e kësaj bote dhe e jetës së pasme, ahiretit.

## D. KENAQJA ME PAK (KANAAT)

**Kuptimi i urtësisë së rizkut të përpjesëtuar është kanaat; Herë, nga ambicja për gjah tjetër, të ikën gjahu që ke në dorë...**

Zija Pasha

**Kanaat** do të thotë të jesh i kënaqur me atë që ke në dorë. Të mjafto-

hesh me pak, të kënaqesh me mundësitë materiale në atë masë sa që të mundin të të përballojnë nevojat, të mos ua ngulësh sytë gjërave që kanë në dorë të tjerët dhe të shpëtosh nga ambicja për të fituar tepër, të gjitha këto janë shfaqje të kënaqjes me pak (kanaatit) tek njeriu.

Allahu i Lartë që i ka krijuar njerëzit, ka marrë përsipër edhe rizkun[1] e tyre. Duke urdhëruar **"Rizku i të gjitha gjallesave në tokë i përket vetëm Allahut"** (Hud, 11/6), ka kërkuar që robtë e Tij të mos kenë dyshim e frikë mbi këtë çështje. Vetëm se, mbështetur mbi shumë urtësi, Allahu i Lartë ka bërë një përpjesëtim jo të barabartë të rizkut mes robve, dikujt i ka dhënë më shumë e, dikujt, më pak. Ja, këtu del në shesh ajo që në terminologjinë përkatëse quhet *kanaat*, kënaqje me pak ose me atë që të jepet, që ke në dorë. Ai të cilit i është dhënë pak, duhet të kënaqet me atë që i është dhënë e jo të synojë me pangopësi më shumë duke përdorur edhe rrugë dhe mjete të fitimit të padrejtë e jolegjitim për t'ia arritur synimit. Nga ana tjetër, i pasuri, duke iu shmangur koprracisë dhe pangopësisë, duhet ta përdorë pasurinë me të drejtë.

Kënaqja me pak nuk është veti e lartë e posaçme vetëm për të varfërit. Në lidhje me këtë çështje, shpesh ndodh që të pasurit të bëhen më nevojtarë se të varfërit. Sepse, me shtimin e pasurisë, shtohen edhe dashuria dhe dëshira për pasuri, ambicja dhe lakmia. Edhe sikur të fitojë pasuri sa t'u mjaftojë të gjithë të afërmve, njeriu nuk mjaftohet me aq, por përpiqet të fitojë më shumë dhe të grumbullojë pasuri. Kjo lakmi e bën që pasuria që zotëron t'i duket pak, për pasojë, i bëhet pengesë për të përfituar siç duhet nga pasuria që ka. Poeti Junus Emre thotë kështu:

Mos u bëj kaq lakmitar
Nëse mendja të do për mirë!

Qofshin të varfër, qofshin të pasur, personat që nuk e kanë ndjenjën e kënaqjes me pak ose me atë që kanë në dorë, rrëmbehen nga forca tërheqëse e kësaj bote, e harrojnë përgatitjen për në jetën e pasme, ahiret, dhe bëhen ndër të humburit në të dy botët. Poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi (k.s.) u jep këtë këshillë atyre:

*"Po qe se do të kërkosh ta zbrazësh detin e rizkut në një shtambë, sa do të marrë ajo? Vetëm një ditë kësmet, ujë sa për një ditë… Shtamba-sy e ambiciozëve, e atyre që e duan shumë këtë botë materiale, kurrë nuk mbushet. Po qe se midhja e margaritarit nuk kënaqet me pak, nuk bën durim,*

1. Rizk: racion ushqimor; pjesë nga të mirat e përgjithshme. Meqë kjo fjalë është term i cili përmban të paktën këto dy nuanca kuptimore të shprehshme në shqip në mënyrë të perifrazuar si më sipër, po e përdorim si në origjinal me qëllim edhe për ta thjeshtuar frazën. Përkthyesi.

*brenda saj nuk formohet margaritar!"* (Mesnevi, dyvargshet 20-21)

Personi i cili, pa e dalluar se shtamba e mbushur po i derdhet, rrëmbehet nga lakmia për të marrë më shumë ujë, edhe qëllimin e krijimit e harron, edhe shmanget në rrugë të gabuara duke e shkatërruar veten. Duke e përcaktuar gabimin e kësaj sjelljeje, Zoti urdhëron: **"Unë i krijova njerëzit dhe xhindët vetëm për të më adhuruar Mua! Unë s'kërkoj prej tyre të më japin diçka apo të më ushqejnë. Pa dyshim, Allahu është Ai që jep rizk me shumicë dhe që është shumë i fuqishëm!"** (edh-Dharijat, 51/56-58) Prandaj Profeti ynë e ka lavdëruar dhe e ka inkurajuar kanaatin, kënaqjen me pak, që është një nga bazat më me rëndësi të moralit islam. Ai ka bërë të ditur se, sado e madhe të jetë pasuria e një njeriu, pasuria e vërtetë është kënaqja me pak (Buhari, Rikak, 15) dhe ka thënë se personi i sigurt në vetvete, i shëndetshëm në trup dhe me ushqimin e përditshëm të garantuar është personi të cilit i janë dhënë të gjitha të mirat e botës. (Tirmidhi, Zuhd, 34) Edhe në një rivajet tjetër, Profeti ka thënë kështu:

*"Pa dyshim, personi i cili është musliman, të cilit i është dhënë rizk në mënyrë të mjaftueshme dhe të cilin Allahu e ka bërë të kënaqur me dhuntitë që ka në dorë, ka shpëtuar!"* (Muslim, Zekat, 125)

Profeti ynë i dashur e ka parë kënaqjen me pak si gradën më të përparuar të falenderimit dhe ka deklaruar se personi i cili kënaqet me pak është më falenderuesi ndër të gjithë njerëzit. (Ibni Maxhe, Zuhd, 24)

Kurse në një hadith tjetër, Profeti i ka radhitur kështu cilësitë e falenderuesve dhe durimtarëve:

*"Në besim, duhet parë dhe ndjekur më i miri, kurse në të mirat materiale të kësaj bote, duhet bërë krahasim me atë që është më poshtë dhe duhet lavdëruar Allahu që të ka vënë më lart. Ata që veprojnë kështu, Allahu i shkruan si falenderues dhe durimtarë. Kurse atë që në besim sheh atë që është më poshtë kurse, në të mirat materiale të kësaj bote, krahasohet me atë që është më lart dhe dëshpërohet që ka më pak, Allahu nuk e shkruan si falenderues dhe durimtar!"* (Tirmidhi, Kiamet, 58)

Nga ana tjetër, kurrë nuk duhet harruar domosdoshmëria e llogaridhënies për pasurinë në zotërim. Zoti do t'i pyesë robtë e vet se ku dhe si e ka përdorur çdo dhunti që i ka falur. Për këtë arsye, sasia më e madhe e pasurisë ka si rrjedhojë të drejtpërdrejtë një përgjegjësi më të rëndë. Kriterin më të mirë mbi këtë specifikë e shohim në këtë hadith profetik:

*"O biri i njeriut! Është më e dobishme dhe më e mbarë për ty po ta japësh si sadaka tepricën e pasurisë mbi nevojat. Po s'e dhe, por e mbajte në dorë, kjo për ty është e dëmshme. Ti s'ke për të mbajtur përgjegjësi para Allahut për zotërimin e një pasurie sa ç'ke nevojë!"* (Muslim, Zekat, 97)

Ndoshta njerëzit pandehin se marrja është më e dobishme dhe më e mbarë se dhënia, kurse dhënia është më e mbarë, më e dobishme dhe më eprore. Në të vërtetë, dhënia buron nga mjaftimi dhe kënaqja me pak, me atë që ke në dorë, me atë që të është dhënë. Personi i cili nuk e di se ç'do të thotë të kënaqesh me pak, edhe sikur ta ketë gjithë botën nën pronësi, nuk dëshiron t'i japë kujt as dhe një fije kashte, madje! Ai as që e shkon nëpër mendje këtë gjë! Sepse kjo kërkon edukim shpirtëror dhe ndjesor. Sa bukur e shpreh Mevlanai se kënaqja me pak s'i sjell dëm askujt, se mirësitë dhe favoret e Allahut janë aq të bollshme sa t'i mjaftojnë çdo gjallese dhe se ato reshojnë si shi i dendur mbi robtë e Tij:

*"Askush nuk vdiq nëse u kënaq me pak dhe askush s'u bë mbret me anë të lakmisë. Allahu nuk ua kursen bukën as derrave dhe as qenve. Reja dhe shiu nuk janë diçka që njerëzit mund t'i fitojnë. Aq sa ç'mund të jesh ti i dhënë dhe i pasionuar pas rizkut, edhe rizku është i dhënë dhe i pasionuar pas teje. Edhe sikur ti të mos vraposh pas rizkut, ai të vjen në portë, por po të vraposh pas tij, të bëhet bela mbi krye, të shkakton mundim e vuajtje!"* (Mesnevi, dyvargshi 2398-2401)

Meqë Allahu i Lartë dëshiron që robtë e Tij të bëhen të kënaqur me pak, me atë që u jepet e që kanë në dorë, nuk i do personat të cilët, duke mos qenë të kënaqur me atë që u ka dhënë Ai, kërkojnë ca gjëra nga të tjerët. Personi i cili ua parashtron nevojën njerëzve dhe jo Allahut, do të thotë se e shton edhe më tepër varfërinë e vet. Kurse personi që sillet i virtytshëm dhe i lutet Allahut, do të thotë se ka gjetur burimin e pasurisë. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) porosit:

*"Ata që dëshirojnë të ruhen nga lypja, Allahu i bën të virtytshëm. Edhe ata që dëshirojnë të sillen syngopur ndaj njerëzve, Allahu i shpëton nga nevojtaria ndaj njerëzve!"* (Buhari, Zekat, 18)

Hakim bin Hizam (r.a.) tregon kështu: "Një ditë, kërkova nga i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) të më jepte (një sasi nga mallrat e plaçkës së luftës) dhe më dha. I kërkova edhe një herë dhe më dha. I kërkova për të tretën herë, prapë më dha dhe pastaj më tha kështu:

*"O Hakim! Me të vërtetë, malli dhe pasuria janë tërheqëse e të ëmbla. Kush i merr ato pa lakmi, begatohet me to, por kush ua ngul syrin me lakmi mallit e pasurisë, nuk gjen begati në to. Ai është si dikushi që ha e ha e s'ngopet dot! Dora që jep është më e dobishme dhe më e mbarë se dora që merr!"*

Atëherë, unë i thashë kështu:

"O i Dërguari i Allahut! Betohem në Allahun i cili të ka dërguar ty me fenë e vërtetë, se, sa të jem gjallë, s'kam për të pranuar gjë prej tjetërkujt veç teje!"

Erdhi dita që Ebu Bekri ta thërriste Hakimin për t'i dhënë pjesë nga plaçka e luftës. Por Hakimi iu shmang. Më pas, edhe Hz. Omeri e ftoi për t'i dhënë diçka dhe, përsëri, Hakimi nuk pranoi. Atëherë, Hz. Omeri deklaroi:

"O muslimanë! Po ju mbaj dëshmitarë për Hakimin! Unë po i jap nga ky ganimet pjesën që ia ka veçuar Allahu, kurse ai nuk do ta marrë!"

Si përfundim, pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), Hakimi nuk pranoi prej askujt ndonjë gjë sa qe gjallë! (Buhari, Vesaja, 9)

Kush kënaqet me pak, me atë që i është dhënë e që ka në dorë, fiton dinjitet. Kënaqja me pak i fal personit një dinjitet të tillë që në zemrën e tij nuk futet dot më asnjë prirje dhe afeksion për vlerat materiale të kësaj bote. Ndërsa personi lakmitar jep edhe kokën për një interes të vogël fare, i varfëri që kënaqet me pak edhe sikur të gjejë një thesar plot florinj, nuk e kthen kokën për ta parë sepse nuk ia lejon nderi dhe dinjiteti. Personat pasanikë të cilët, të shtyrë nga ambicja dhe lakmia, hidhen pas çdo gjëje haram duke u përpjekur ta shtien në dorë, quhen "lypësa"! Profeti ynë, i Dërguari Bujar, na ka ofruar këtë rrugëzgjidhje për t'u bërë të kënaqur me atë që kemi dhe për të shpëtuar nga lypsaria:

*"Sapo që dikush nga ju sheh dikë më të shquar se veten nga pasuria dhe natyra krijimore, ta kthejë vështrimin menjëherë tek ai që është më poshtë se vetja."* (Buhari, Rikak, 30) Kjo sjellje është rrugëzgjidhja më me efekt për të mos rënë në shqetësim duke e parë me nënvleftësim dhuntinë e Allahut për ne. Sepse moskënaqja me pak, me atë që të është dhënë dhe me atë që ke në dorë, është njëri nga shkaqet kryesorë të dëshpërimit dhe mungesës së lumturisë.

Si në çdo specifikë, edhe në çështjen e kënaqjes me pak, Profeti ynë është shembulli më i bukur për ne. Ai i pati dhuruar pa humbur kohë mallrat që i patën rënë në dorë me grumbuj, pa mbajtur pranë më tepër se nevojat. Për këtë shkak, qe lutur herë pas here: *"Allahu im! Familjes së Muhammedit jepja rizkun sa ç'ka nevojë!"* (Muslim, Zekat, 126)

Profeti ynë i cili e përjetonte kënaqjen me pak në mënyrën më të mirë, kohë më kohë pati marrë fjalë nga sahabet për të mos kërkuar diçka prej ndokujt. Sevbani (r.a.) tregon kështu: "Një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na tha:

*"Kujt të më japë fjalën se s'ka për të lypur diçka nga njerëzit, edhe unë kam për t'ia garantuar xhennetin!"*

"Unë të jap fjalën!" – I thashë unë.

Sahabiu që e rrëfen hadithin, na bën të ditur se, pas asaj ngjarjeje, Hz. Sevbani nuk kërkoi prej askujt ndonjë gjë sa qe gjallë. (Ebu Davud, Zekat, 27)

Shehulislami Jahja Efendi e shpreh bukur se, ndërkaq, kënaqja me bukë thatë nuk mund të konsiderohet kënaqje me pak dhe se veçimi prej njerëzve nuk mund të konsiderohet prehje dhe komoditet:

A mos është dhunti të kënaqesh me bukë thatë?
A mos është qoshe e rehatshme t'u rrish njerëzve larg?

Kanaati (kënaqja me pak, me atë që të është dhënë dhe që ke në dorë) është një eveniment afektiv. kënaqja me pak nuk kërkon që personi të mbetet i uritur apo ta lërë punën dhe përpjekjen, gjithashtu, nuk e pengon personin t'i marrë ato që i përkasin me të drejtë. Profeti ynë e ka parashtruar në mënyrën më të bukur kriterin e kësaj specifike. Omeri (r.a.) tregon kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më jepte herë pas here bakshish si gazí, kurse unë i thosha: "Sikur t'ia jepje këtë ndonjë më të varfëri se unë?" Mirëpo i Dërguari i Allahut më përgjigjej në formë këshille:

*"Ti merre këtë! Merre këtë lloj malli që të vjen ndërsa nuk ia ke ngulur sytë dhe nuk ke pasur kërkesë për të! Bëje pronën tënde dhe, po deshe, jepe si sadaka. Por kurrsesi mos shko pas një malli që s'është i tillë!"* (Buhari, Zekat, 51)

Edhe ky hadith profetik i cili na parashtron para syve dy këndvështrime të ndryshme për të njëjtat kushte jetese, është mjaft interesant:

*"…Hz. Ibrahimi shkoi në Mekë për ta mësuar gjendjen e të birit Ismail, por, kur shkoi, nuk e gjeti në shtëpi. Prandaj e pyeti nusen:*

*"Ku është Ismaili?"*

*"Shkoi për gjah për të siguruar ushqim." – Iu përgjigj ajo. Ibrahimi (a.s.) e pyeti se si përshkoheshin, si e kishin gjendjen. Nusja iu përgjigj duke iu ankuar:*

*"Jemi shumë ngushtë, jemi mjaft keq!"*

*"Kur të vijë yt shoq në shtëpi, i bëj të fala prej meje dhe ia kujto t'ia ndërrojë pragun shtëpisë!" - i tha Hz. Ibrahimi.*

*Kur Ismaili u kthye në shtëpi, e parandjeu se kishte ndodhur diçka dhe e pyeti të shoqen:*

*"A mos erdhi kush kur unë s'ndodhesha në shtëpi?"*

*"Po, - i tha ajo. Erdhi një burrë plak dhe më pyeti për ty dhe unë iu përgjigja. Pastaj deshi ta dinte se si jetonim dhe unë i thashë se ndodheshim shumë ngushtë."*

*"Mirë, po a mos të la ndonjë porosi?" - E pyeti Ismaili. E shoqja iu përgjigj:*

*“Po, më bëri të fala për ty dhe më porositi të të them ta ndërrosh pragun e shtëpisë!”*

*Ismaili i tha:*

*“Ai plaku që ka ardhur është im atë. Ai më ka lënë porosi që të të ndaj. Je e lirë! Mund të kthehesh në shtëpinë e tyt eti!”*

*Pastaj Ismaili u martua me një vajzë tjetër prej xhurhumive.*

*Pasi kaloi një kohë sa ç’deshi Zoti, Ibrahimi shkoi përsëri te shtëpia e të birit dhe përsëri s’e gjeti aty Ismailin. Ai e pyeti nusen se ku ndodhej I shoqi.*

*“Ka dalë për të gjetur ushqim!” - i tha ajo Ibrahimit. Ibrahimi (a.s.) e pyeti nusen:*

*“Si ia kaloni me jetesën, si përshkoheni?”*

*“Jemi shumë mirë!” – Iu përgjigj nusja. Dhe vazhdoi duke e falenderuar dhe duke e lavdëruar Allahun:*

*“Jetojmë të qetë dhe në mes të mirash!”*

*Pastaj, biseda mes tyre vazhdoi kështu:*

*“Ç’hani?” – E pyeti Ibrahimi.*

*“Mish hamë!” – Iu përgjigj nusja.*

*“Ç’pini?” – E pyeti Ibrahimi.*

*“Ujë pimë!” – Iu përgjigj nusja.*

*“O Zot! Bekoje mishin dhe ujin e këtyre! Mbushjua shtëpinë plot!” - Bëri lutje Hz. Ibrahimi. Dhe pastaj i tha nuses:*

*“Kur të kthehet yt shoq, bëji të fala prej meje e i thuaj ta mbajë fort pragun e shtëpisë!”*

*Kur u kthye Hz. Ismaili në shtëpi, e pyeti të shoqen:*

*“A mos kaloi kush këtej nga ne?”*

*“Po, ishte një plak i pashëm. Më pyeti për ty dhe unë I tregova. Pastaj më pyeti se si jetonim. Unë i thashë se jetonim të lumtur e me të gjitha të mirat. Më dha të fala për ty!” - Iu përgjigj e shoqja.*

*“A nuk la ndonjë porosi?” – E pyeti Ismaili.*

*“Po, më la të fala për ty dhe më porositi të të them ta mbash fort pragun e shtëpisë!”*

*“Ai ka qenë im atë!” – I tha Ismaili (a.s.). “Sipas tij, ti je pragu i shtëpisë sime. Ai më ka lënë porosi të të mbaj fort dhe të kaloj mirë me ty!”* (Buhari, Enbija, 9)

Ibrahimi (a.s.) konkludoi se gruaja e parë e Hz. Ismailit ishte njeri që nuk ngopej e nuk kënaqej me atë që kishte dhe aludoi se, për vazhdimësinë, lumturinë dhe paqen e jetës familjare, duhej që individët e saj të kishin moral të lartë dhe kërkoi shmangien nga mendimet dhe sjelljet që do të sillnin çrregullime në këtë.

Sa bukur shprehet Hz. Mevlana: *"Personi i cili qëndron larg gostisë së kënaqjes me pak, te e cila i fton Allahu robtë e Tij të vërtetë, edhe sikur të jetë mbret, mbetet sypangopur si një lypsar! Për sa kohë që ti të mos jesh i kënaqur me ato që të ka dhënë Allahu, kudo që të ikësh me shpresën për të shpëtuar e për të gjetur rehat, ka për të të dalë para ndonjë fatkeqësi, ka për të të rënë në kokë ndonjë ngatërresë!"* (Mesnevi, dyvargshi 588-590)

Kënaqja me pak, me atë që të është dhënë, me atë që ke në dorë, e shpëton njeriun nga çdo fatkeqësi dhe ngatërresë që mund t'i vijë për shkak të pasurisë materiale të kësaj bote; duke ia fuqizuar besimin dhe botën shpirtërore, ia shton qëndresën; duke e mbrojtur nga rruga e shtrembër, ia lehtëson mundësinë e orientimit; i përfton njeriut pjekurinë për t'i dashur më shumë Allahun dhe robtë e Tij dhe për t'u shkuar atyre në ndihmë. Profeti ynë, i Dërguari Bujar, e ka pëlqyer shumë dhe e ka lavdëruar të riun me veti të tilla të shquara. Kjo ngjarje që ka ndodhur në kohën e Profetit, shkurtimisht është kështu:

Kur delegacioni i fisit Beni Tuxhib që kishte shkuar për vizitë te Profeti, kishte ardhur koha të kthehej në venbanimin e vet, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u dha më shumë bakshishe se të tjerëve dhe i pyeti:

*"A ka kush tjetër nga ju që s'ka marrë bakshish?"*

"Po, - i thanë ata, - është i riu më i vogël ndër ne që e kemi lënë roje te kafshët."

*"Dërgojeni edhe atë!"* – U tha i Dërguari i Allahut.

Pasi u kthyen te kafshët, njerëzit e fisit Beni Tuxhib i thanë të riut të shkonte te i Dërguari i Allahut për ta marrë bakshishin e vet, se ata i kishin marrë bakshishet dhe ishin përshëndetur me të. Kur i riu shkoi te i Dërguari i Allahut, i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Unë jam një i ri nga të bijtë Ebza. Jam bashkë me grupin që qe këtu më parë dhe që ua plotësove dëshirat. A po ma plotëson edhe dëshirën time?"

*"Cila është dëshira jote?"* – E pyeti Profeti. I riu iu përgjigj:

"O i Dërguari i Allahut, dëshira ime snuk është si e shokëve të mi. Ata erdhën me mall për Islamin dhe i sollën edhe zeqatet me vete. Ti lutiu Allahut për mua që të më bëjë të merituar të faljes së Tij, që të më trajtojë

me mëshirë dhe që të m'i japë zemrës pasuri!"

Atëherë, Profeti ynë i dashur u lut:

*"Allahu im! Fale atë dhe trajtoje me mëshirën tënde! Dhe jepi pasuri në zemër!"*

Pastaj urdhëroi që edhe të riut t'i jepej bakshishi si të tjerëve.

Delegacioni Beni Tuxhib u kthye në vendin e vet. Një vit më vonë, në kohën e haxhit, një grup prej tyre u takua me Profetin në Mina.

"Ne jemi të Bijtë Ebza!" – I thanë ata Profetit. Si njeri i besës që ishte, Profeti (a.s.) i pyeti:

*"Ç'bën ai djali i ri që erdhi tek unë vjet së bashku me ju?"*

"O i Dërguari i Allahut! – Iu përgjigjën ata. – Ne s'kemi parë njeri më të kënaqur se ai me rizkun që i ka dhënë Allahu i Lartë! Sikur njerëzit t'ia hyjnë përpjesëtimit të botës, ai s'tregon fare interes për të, as nuk kthehet për t'ia hedhur sytë, madje!"

Profeti ynë që i dëgjoi këto fjalë me gëzim, e falenderoi dhe e lavdëroi Allahun dhe bëri lutje mbarësie për atë të ri!

Me sjelljet e tij, ai djalë i ri u bë model virtyti mes fisit. Ai vazhdoi të jetojë si një rob i Allahut i cili nuk i jep vlerë kësaj bote dhe që kënaqet më shumë se kushdo me rizkun e dhënë nga Allahu! Edhe atëherë kur, pas vdekjes së Profetit, popullsia e Jemenit deshi të dilte nga Islami, ai vazhdoi t'ua kujtojë njerëzve Allahun dhe Islamin dhe, në sajë të tij, askush nga fisi i tij nuk u kthye nga Islami. Më pas, Ebu Bekri (r.a.) bëri kërkime për atë të ri, pyeti se si i kishte hallet dhe, me anë të një letre që i shkroi valiut të asaj zone, e porositi ta trajtonte të riun me të mirë. Allahu qoftë i kënaqur me të! (Ibni Kajjim, III, 54-55; Ibni Sa'd, I, 323)

Kënaqja me pak, kënaqja me atë që të është dhënë dhe që ke në dorë, shprehur me termin *kanaat*, është shfaqje e një besimi të fuqishëm dhe e një sigurie të pafundme ndaj Allahut të Lartë. Eshtë për këtë veçori që *kanaat* është bërë një veti e shquar e dashur dhe e lavdëruar nga Zoti ynë i Lartë.

Më në fund, *kanaat* është të mjaftohesh me atë që ke në dorë dhe të mos e lakmosh mallin dhe pasurinë e tjetrit. Sepse njerëzit që rrëmbehen nga lakmia nuk e dallojnë dot se e humbin edhe atë që kanë në dorë! Ky nen i *Mexhel'les* (Kodit Civil) e përmbledh mjaft qartë çështjen tonë:

"Kush e shpejton diçka para kohe, dënohet me humbjen e saj!"

## E. NDJENJA E DOREZIMIT NDAJ ZOTIT OSE DOREZANESIA (TEVEKKUL)

**Bëje Zotin dorëzanës ti,**
**Nënshtrohu e gjej qetësi,**
**Pëlqeje çdo punë të Tij;**
**Le ta shohim Zotin ç'bën,**
**Ç'të bëjë, bukur e bën!**

Ibrahim Haki Erzurumi

Një veti tjetër e shquar morale e cila është shfaqje e besimit dhe sigurisë së palëkundur ndaj Allahut, është ndjenja e dorëzimit ndaj Tij, e shprehur sipas terminologjisë përkatëse me termin **tevekkul**[1]. Tevekkul ose dorëzanësí quhet veprimi sipas të cilit, besimtari, pasi merr masat e duhura në punët që ka për të bërë, duke u mbështetur në shkaqet e jashtme, si dhe pasi shfaq zellin e duhur dhe bën përpjekjet që ka në dorë për realizimin e punëve në fjalë, prapëseprapë, nuk e lidh zemrën ndaj tyre, por ndaj Allahut, ia beson Atij realizimin e punëve duke iu nënshtruar plotësisht Allahut.

Ndërkaq, tevekkul ose dorëzanësí nuk do të thotë kurrë që personi ta lërë punën dhe përpjekjen, të mbahet fort pas shkaqeve, pra, të tregohet dembel duke thënë "unë kam besim dhe siguri te Allahu". Kështu ka ndodhur që, kur dikush e ka pyetur Profetin se a duhet më parë ta lidhë kafshën e pastaj t'ia dorëzojë mbrojtjen e saj Zotit, apo t'ia dorëzojë mbrojtjen e saj Zotit pa e lidhur fare, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i është përgjigjur: *"Në fillim lidhe, pastaj dorëzoja!"* (Tirmidhi, Kijamet, 60)

Dorëzania ka të bëjë jo me fillimin e punës, por me rezultatin, me përfundimin dhe konkluzionin e saj. Lutja (dua) ka dy aspekte të ndryshme nga njëra-tjetra: *lutja praktike* dhe *lutja verbale*. Kryerja e veprimeve të domosdoshme nga njeriu për realizimin e gjërave për të cilat lutet (kërkon), është *lutje praktike*, kurse lutja drejtuar Zotit pasi e ka plotësuar përgjegjësinë e tij në lidhje me çështjen përkatëse, quhet *lutje verbale*. Tevekkul ose dorëzania e cila i përmban së bashku lutjen praktike dhe verbale, është një

1. Fjala *tevekkul* që do të thotë *dorëzanësí*, vjen nga fjala *vekil* që do të thotë *përfaqsues* ose *dorëzanës*. Kështu, vekil quhet deputeti ose përfaqësuesi parlamentar, po ashtu edhe çdo lloj përfaqësues (dorëzanës) i dikujt i caktuar prej tij për t'ia përfaqësuar personin dhe interesat e veta në një marrëdhënie çfarëdo. Vekil ose dorëzanës për një person (klient) quhet edhe avokati i tij të cilin personi (klienti) e bën dorëzanës me anë të një prokure dorëzanësie për ta përfaqësuar dhe mbrojtur në një konflikt juridik civil ose penal. Përkthyesi.

sintezë e ndjenjave të larta, si besimi dhe siguria e personit vetëm te Allahu duke i lënë mënjanë unin dhe ndjenjën e qenies së vet, kuptimi prej tij i dobësisë dhe asgjësisë së vet. Tevekkul ose dorëzimi te Allahu buron nga besimi kategorik[2] se fuqia dhe forca i përkasin Allahut, se çdo gjë krijohet ose del në shesh me urdhrin e Tij!

Njëri nga emrat e bukur të Allahut është edhe emri **"el-Vekil"** (Përfaqësuesi, Dorëzanësi) që do të thotë se "ai i cili i rregullon sipas metodës përkatëse punët e atyre që ia kanë lënë në dorëzim, që i kryen më mirë se ç'mund t'i kryejnë ata vetë, të cilit i besohet dhe te i cili mbështetet dhe i cili e ka çdo gjë nën administrimin dhe zotërimin e vet". Autoriteti tek i cili kihet besim e siguri, duhet të jetë i pavdekshëm, i amshuar dhe i plotëfuqishëm. Mbështetja në qenie të dobëta e të vdekshme që pandehen si të fuqishme, mbështetja në mall, pronë dhe pasuri, janë fantazira hipnotizuese që kanë si rezultat pendimin. Ata që ia hyjnë kësaj rruge dhe vetëmashtrohen, Allahu i Lartë i lë vetëm për vetëm me atë ose me ata që u besojnë, tek të cilët mbështeten. Prandaj Zoti e urdhëron Profetin, të Dërguarin e Vet, si në ajetet në vijim:

وَتَوَكَّلْ عَلَى الْحَيِّ الَّذِى لاَ يَمُوتُ وَسَبِّحْ بِحَمْدِهِ

**"Dorëzohu te Allahu, zotëruesi i jetës së vërtetë që kurrë s'ka për të vdekur, dhe madhëroje Atë me lavdërim!"** (el-Furkan, 25/58)

**"Kur të kesh vendosur për një punë, dorëzohu te Allahu!"** (Al-i Imran, 3/159)

Dhe, duke urdhëruar që **"Besimtarët të besojnë dhe të mbështeten vetëm e vetëm te Allahu"** (Ibrahim, 14/11), Zoti i Plotëfuqishëm kërkon që edhe robtë të mos mbajnë shpresë te askush tjetër veç Tij, sepse:

وَمَنْ يَتَوَكَّلْ عَلَى اللّٰهِ فَهُوَ حَسْبُهُ

**"Allahu i mjafton atij që dorëzohet tek Ai!"** (el-Talak, 65/3)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka bërë të ditur haptazi me këtë hadith profetik se Zoti ka për t'i mbrojtur në këtë botë dhe në jetën tjetër, ahiret, ata që i dorëzohen, se ka për t'i vendosur ata në xhennet pa u kërkuar llogari dhe pa u shkaktuar mundim:

2. Në origjinal është termi *yakinen* që ka për ekuivalent në latinisht shprehjen *ad oculos* që do të thotë *me sy* ose *sy për sy*. Pra, besimi *yakinen* është kategorik, i padyshimtë, sepse është evident, sikur të mbështetej në shikimin me sy. Përkthyesi.

*"Mua m'u treguan popujt e shkuar. Pashë profet me një grup të vogël katër-pesë vetësh pranë, pashë profet që i ndodheshin pranë vetëm nja-dy vetë. Dhe pashë profet që s'i ndodhej pranë askush. Në këtë mes, para më doli një grup i madh njerëzish dhe unë pandeha se është ummeti im. Atëherë, më thanë: "Këta janë ummeti i Musait; ti shih në horizont!" Pashë dhe vura re një grumbull aq të madh sa e nxinte horizontin! Më thanë: "Ja, ata janë ummeti yt! Mes tyre ka shtatëdhjetë mijë vetë që do të hyjnë në xhennet pa llogari e pa mundim!"*

Ibni Abbasi (r.a.) thotë se, kur erdhi fjala këtu, Profeti u ngrit dhe shkoi në shtëpi. Sahabet e pranishëm aty, filluan të bisedojnë se kush mund të ishin ata shtatëdhjetë mijë vetë. Disa thoshin: "Këta duhet të jenë personat e pranishëm në kuvendet e Profetit!" Disa të tjerë thoshin: "duhet të jenë ata që kanë lindur pas Islamit dhe që, për pasojë, nuk e kanë njohur politeizmin!" U parashtruan edhe pikëpamje të tjera. Ndërsa ata merreshin me diskutimin e kësaj çështjeje, erdhi Profeti dhe pyeti:

*"Për ç'farë po bisedoni?"*

"Po bisedojmë se kush do të jenë ata që kanë për të hyrë në xhennet pa llogari e pa mundim!" – Thanë ata. Dhe Profeti (s.a.v.s.) tha:

*"Janë ata që nuk bëjnë vetë magji, që nuk porosisin magji, që nuk besojnë në ogurin e keq dhe që i dorëzohen Zotit të tyre!"*

Ukkashe bin Mihsan u hodh përpjetë nga vendi dhe i tha Profetit:

"Lutiu Allahut, o i Dërguari i Allahut, që edhe mua të më bëjë prej tyre!"

*"Ti je njëri prej tyre!"* – I tha i Dërguari i Allahut. Pastaj u ngrit një sahabi tjetër dhe i tha Profetit:

"Lutu që edhe unë të jem njëri prej tyre, o i Dërguari i Allahut!"

Këtë radhë, Profeti tha:

*"Ukkashe përfitoi nga rasti para teje!"* (Muslim, Iman, 374)

Me këtë hadith profetik janë përgëzuar ata të cilët, në çaste të shqetësuara, nuk kapen pas shkaqeve jolegjitime, por i dorëzohen Allahut drejtpërdrejt. Poeti Baki e shpreh kështu poetikisht se është e domosdoshme që, në këtë botë të pavlerë, nuk u duhet nënshtruar njerëzve të zakonshëm, por i duhet dorëzuar Allahut dhe që vetëm në sajë të këtij qëndrimi njeriu mund t'ia arrijë qetësisë dhe prehjes ndjesore:

S'i përulemi të ulëtit për këtë botë të ulët,
Te Allahu është dorëzimi dhe siguria jonë;
Zoti vetë është ndihmësi i atij që i dorëzohet Zotit,

Zemra e pagëzim do të vijë një ditë të mbushet me gëzim...

Kjo lutje kurrë nuk mungoi në gojën e bekuar të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i cili e pati bërë dorëzimin tek Zoti rregull të jetës së tij:

*"Allahu im! Ty t'u nënshtrova, Ty të besova, Ty t'u dorëzova! Fytyrën dhe zemrën nga Ti i ktheva, me ndihmën tënde kundër armiqve luftova! Allahu im, pa më shmangur Ti në rrugë të shtrembër, prapë tek Ti, tek madhështia jote mbështetem! Nuk ka zot tjetër veç Teje! Vetëm Ti je i gjalli që nuk vdes! Kurse të gjithë njerëzit dhe xhindët janë të vdekshëm!"* (Muslim, Dhikr, 67)

Shenja e dorëzimit mund të shihet në çdo hap të të Dërguarit të Allahut. Me këtë gjendje shpirtërore vepronte ai duke hyrë e duke dalë nga shtëpia, duke rënë e duke u ngritur, shkurt, në të gjitha punët. Siç rrëfen Ummu Seleme (r.a.), sa herë që dilte nga shtëpia, i Dërguari i Allahut e kthente kryet nga qielli dhe lutej kështu:

*"Bismil'lah, me emrin e Allahut, iu dorëzova Allahut! Allahu im, mbështetem tek Ti nga rruga e shtrembër, nga shtytja e të tjerëve mbi mua për në rrugë të shtrembër, nga rrëshqitja në rrugë të shtrembër, nga shtytja e të tjerëve mbi mua që të rrëshqas në rrugë të shtrembër, nga bërja e padrejtësisë dhe nga pësimi i padrejtësisë, nga sjellja prej injoranti dhe nga vënia përballë me sjelljet e injorantëve!"* (Ebu Davud, Edeb, 102-103; Tirmidhi, Deavat, 35)

Shprehja "iu dorëzova Allahut" që përmendet në lutje, do të thotë "ia lashë në dorë Allahut punët e mia". Gjithsesi, nga ky hadith profetik është frymëzuar shprehja "Allahu të ruajttë" që përdorim gjatë ndarjeve dhe lamtumirës. Përdorimi i kësaj shprehjeje si rregull të etikës së marrëdhënieve ditore është njëra nga gjurmët pozitive të traditës profetike në kulturën tonë. Sigurisht që përdorimi i shprehjeve të traditës profetike ku përmendet Allahu, është pakrahasimisht më i çmuar se përdorimi i shprehjeve të rëndomta, vulgare e pa vlerë.

Kur ka qenë vendi, Profeti u ka treguar sahabeve nevojën e dorëzimit te Allahu dhe shmangien nga indiferentizmi dhe shkujdesja. Duke u kthyer nga fushata Dhatu'r-Rika, kur arritën në drekë në një zonë me drurë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dha pushim dhe luftëtarët u shpërndanë përreth për të kaluar vapën nën hije. Profeti u shtri për të pushuar nën hijen e një druri gjethedendur të quajtur "themure" pasi e vari shpatën në dru. Hz. Xhabiri e tregon kështu vazhdimin e ngjarjes:

"Kishim fjetur pak kur dëgjuam të na thërriste i Dërguari i Allahut dhe menjëherë i shkuam pranë. Atje pamë një beduin. I Dërguari i Allahut na tha kështu:

*"Kur unë po flija, ky beduin ma kishte marrë shpatën dhe, kur u zgjova, e mbante në dorë të zhveshur nga milli. Dhe më tha:*

*"Kush do të të shpëtojë tani nga dora ime?"*

*Dhe unë i thashë tri herë:*

*"Allahu!"* (Buhari, Xhihad, 84, 87; Muslim, Fedail, 13)

Megjithëse u përball me një vdekje të sigurt, i Dërguari i Allahut, në sajë të ndjenjës së dorëzimit ndaj Zotit të vet të Lartë, nuk ndjeu frikë, por u përgjigj krejt i sigurt në vetvete: *"Allahu do të më shpëtojë mua!"* Përballë qëndresës dhe vendosmërisë së patundur të të Dërguarit të Allahut, beduinit i ra shpata nga dora dhe u dorëzua. Pastaj Profeti i thirri sahabet dhe ua tregoi konkretisht ngjarjen që përbënte një shembull kulmor të ndjenjës së dorëzimit ndaj Zotit. Ndërkaq, Profeti nuk zgjodhi rrugën e ndëshkimit të beduinit që e kërcënoi me jetë, përkundrazi, e ftoi në Islam. Beduini që u dorëzua me gjithçka para një sjellje të tillë të lartë, kur u kthye te fisi i vet, u tha njerëzve: "Unë po vij nga pranë njeriut më të dobishëm të njerëzve!"

Sahabet bujarë i patën parë shembujt më të bukur të dorëzimit te Allahu në jetën e Profetit, e patën kuptuar këtë ndjenjë në kuptimin e vërtetë e të plotë të saj dhe e patën zbatuar në jetën e tyre. Jahja bin Murre tregon:

"Gjatë kohës kur ishte kalif, Hz. Aliu shkonte natën në faltore për të falur namaze nafile. Një natë e ndoqëm pas për ta mbrojtur. Pasi e mbaroi namazin dhe u kthye, na vuri re dhe na u afrua pranë.

"Pse po rrini këtu?" – Na pyeti.

"Po të ruajmë ty!" – I thamë.

"Nga banorët e qiellit, apo nga njerëzit e tokës?" – Na pyeti ai.

"Nga njerëzit e tokës!" – I thamë ne.

Atëherë, Aliu (r.a.) na tha kështu:

"Mbi tokë nuk ndodh asgjë që të mos jetë vendosur në qiell! Çdo njeriu i janë dhënë dy engjëj mbrojtës. Ata e mbrojnë njeriun gjer në çastin e zbatimit të kaderit, vendimit hyjnor për të. Kur vjen ai çast, ata e lënë njeriun vetëm për vetëm me kaderin e vet. Mbi mua ekziston mbrojtja e Allahut, e cila do të marrë fund kur të më vijë vdekja. Gjersa robi të mos e dijë se ato që janë shkruar për të do të ndodhin patjetër, kurse ato që s'janë shkruar, kurrë s'kanë për të ndodhur, nuk e shijon dot besimin!" (Ibni Asakir, XLII, 552)

Personat të cilët e harrojnë Allahun, nuk e mbajnë Atë për dorëzanës por ia atribuojnë vetes si meritë çfarëdo arritjeje e suksesi, në fund të fundit kanë për t'u ballafaquar me kaderin e tyre, me atë ç'është shkruar për ta, si njerëz që s'e kanë fituar pëlqimin e Zotit dhe që e kanë humbur provën

e kësaj bote! Kurse dorëzimi, jo vetëm ka për ta afruar më shumë njeriun te Zoti i tij i Lartë, por edhe do ta ndihmojë ta kalojë jetën e kësaj bote në mënyrë të qetë.

## F. VETEMOHIMI DHE BUJARIA E SHQUAR OSE BUJARIA VETEMOHUESE (ISAR)

**“Gjersa të mos jepni nga gjërat e dashura për ju, kurrë nuk mund ta arrini “birr”in** (mirësinë e përkryer)**! Çfarëdo që të jepni, Allahu e di siç duhet!”**

Al-i Imran, 3/92

**Isar** do të thotë që edhe sikur të kesh vetë nevojë, ta vësh tjetrin në rend të parë duke pranuar dëmet dhe shqetësimet që mund të të shkaktohen prej kësaj, do të thotë ta mendosh nevojën e tjetrit para nevojës tënde.

Njerëzit zemërgjerë dhe mirëbërës e kanë për zakon të jenë bujarë në mënyrë vetëmohuese. Shembujt më të bukur të bujarisë vetëmohuese (isar) i ka treguar më parë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), pastaj i kanë treguar edhe ensarët (muslimanët medinas) dhe muhaxhirët (muslimanët mekas të emigruar në Medinë) të përgatitur në kuvendin e tij të bekuar. Këto cilësi të bukura të tyre përmenden në ajetet kur’anore dhe në hadithet profetike. Në lidhje me këtë çështje, Zoti urdhëron kështu:

وَالَّذِينَ تَبَوَّؤُ الدَّارَ وَالْإِيمَانَ مِنْ قَبْلِهِمْ يُحِبُّونَ مَنْ هَاجَرَ إِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُونَ
فِي صُدُورِهِمْ حَاجَةً مِمَّا أُوتُوا وَيُؤْثِرُونَ عَلَى أَنْفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ
خَصَاصَةٌ وَمَنْ يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِ فَأُولَئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ

**“Ensarët që e patën bërë** (Medinën) **vendbanim para muhaxhirëve dhe që janë bashkuar rreth besimit, i duan ata që kanë emigruar për tek ta. Ata nuk ndjejnë në zemër ndonjë shqetësim pse japin. Edhe sikur vetë të përpëliten në nevojë, vëllezërit besimtarë i vënë para vetes. Ata që ruhen nga koprracia e egos, janë me të vërtetë ata që ia kanë arritur shpëtimit.”** (el-Hashr, 59/9)

Shkaku i zbritjes së këtij ajeti kur’anor janë gjestet e jashtëzakonshme

të vetëmohimit dhe bujarisë të Profetit dhe sahabeve. Njëri prej tyre është kështu:

"Një njeri shkoi te Profeti (s.a.v.s.) dhe i tha:

"Jam i uritur!"

I Dërguari i Allahut i çoi fjalë njërës nga bashkëshortet dhe i kërkoi diçka për të ngrënë. Ajo iu përgjigj:

"Betohem në Allahun që të ka dërguar si profet se në shtëpi s'na ndodhet gjë tjetër veç ujit!"

Pastaj, i Dërguari i Allahut i çoi fjalë një tjetër bashkëshorteje dhe mori prej saj të njëjtën përgjigje. Dhe pasi mori të njëjtën përgjigje edhe nga bashkëshortet e tjera, i Dërguari i Allahut iu drejtua sahabeve dhe i pyeti:

*"Kush dëshiron ta mbajë për mik këtë natë këtë person?"*

Ensari Ebu Talha (r.a.) iu përgjigj:

"E mbaj unë, o i Dërguari i Allahut!"

Pastaj e mori atë person të varfër dhe e çoi në shtëpi. Atje ai i tha të shoqes kështu:

"Le ta respektojmë mikun e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.)! A ka në shtëpi ndonjë gjë për të ngrënë?"

"Jo, vetëm diçka sa për të ngrënë fëmijët!" – Iu përgjigj e shoqja. Sahabiu Ebu Talha i tha:

"Atëherë, merri me të mirë fëmijët! Po kërkuan të vijnë në sofër, vëri në gjumë. Kur miku të hyjë brenda, gjej një pretekst dhe shuaje llambën. Në sofër, ne do të bëjmë sikur do të hamë!"

Të zotët e shtëpisë dhe miku u ulën në sofër. Miku u ngop, kurse ata mbetën pa ngrënë. Të nesërmen në mëngjes, Ebu Talha shkoi te Profeti. Sa e pa, i Dërguari i Allahut i tha:

*"Allahu i Lartë mbeti i kënaqur nga ato që bëtë për mikun këtë natë!"* (Buhari, Tefsir, 59/6; Muslim, Eshribe, 172-173)

Fakti që Profeti ynë deshi në fillim ta merrte vetë një person të varfër dhe, për këtë qëllim, u dërgoi fjalë të gjitha bashkëshorteve veç e veç, tregon se sa bujar dhe njeri i sakrificës ishte ai! Nga ana tjetër, sa mësimdhënës është fakti që në shtëpitë e të gjitha bashkëshorteve të të Dërguarit të Allahut nuk ndodheshin as disa kafshata për të ngrënë! Zonjat e nderuara profetike të cilat nuk kthenin pa gjë asnjë nevojtar që u shkonte në derë dhe që ia fitonin zemrën të varfërit qoftë edhe me një kokërr hurma, ndoshta atë ditë ia patën dhënë rizkun një të varfëri tjetër!

Shkaku tjetër i zbritjes së ajetit është kështu:

"I Dërguari i Allahut i kishte dhuruar një sahabiu një kokë deleje. Duke menduar se vëllai i tij musliman me familjen ishin më nevojarë, sahabiu ua dërgoi dhuratën atyre. Edhe sahabiu tjetër, me të njëjtin mendim, ia dhuroi një tjetri. Në këtë mënyrë, dhurata, pasi kaloi nëpër shtatë shtëpi, u kthye te pika e fillimit, te sahabiu i parë. Atëherë u zbrit ky ajet." (Hakim, II, 526)

Shkaku i tretë i zbritjes së ajetit kur'anor në fjalë është kjo ngjarje:

"I Dërguari i Allahut ua kishte ndarë muhaxhirëve plaçkën e luftës të marrë nga fisi Beni Nadr, kurse nga ensarët u kishte dhënë vetëm tre vetëve që kishin më shumë nevojë. Pastaj u tha ensarëve:

"Po të dëshironi, mund t'ua lini muhaxhirëve ato që u keni dhënë më parë, dhe të merrni edhe ju pjesë nga plaçka. Po të dëshironi, ua kërkoni muhaxhirëve t'ua kthejnë prapë ato që u keni dhënë dhe plaçkën e luftës ua lini atyre!"

Pas këtyre fjalëve, të gjithë ensarët (r.anhum exhmain) dhanë këtë përgjigje të shkëlqyer:

"Edhe nga mallrat dhe shtëpitë u japim pjesë, edhe plaçkën e luftës ua lëmë atyre pa marrë vetë asgjë!" (Razi, XXIX, 250; kurtubi, XVIII, 25)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka lavdëruar kështu këtë virtyt të ensarëve:

اِنَّكُمْ مَا عَلِمْتُ تَكْثُرُونَ عِنْدَ الْفَزَعِ وَ تَقِلُّونَ عِنْدَ الطَّمَعِ

*"Me sa kam parë, kur ju thirreni për në luftë dhe për t'u ndihmuar të varfërve, shumoheni dhe vini valë-valë, kurse kur thirreni për t'ju dhënë ndonjë gjë materiale të kësaj bote, pakësoheni dhe silleni të ngopur e të painteresuar!"* (Ali el-Muttaki, XIV, 66)

Në jetën e sahabeve bujarë ka shumë shembuj të tillë bujarie vetëmohuese. Me të vërtetë, Zoti i ka lavdëruar dhe përgëzuar kështu ata: **"Megjithëse ua do zemra për vete, ata ua japin gjellët të varfërve, jetimëve dhe robërve duke u thënë: "Ne ju ushqejmë për pëlqim të Allahut dhe nuk presim prej jush as shpërblim, as falenderim. Ne kemi frikë nga Zoti në një ditë të vështirë e ngatërrestare!" Ja, prandaj Allahu i mbron ata nga e keqja e asaj dite, u jep shkëlqim** (në fytyra) **dhe gëzim** (në zemra)**!"** (el-Insan, 76/8-11)

Pa asnjë dyshim, ata e patën mësuar nga Zotëria i Gjithësisë bujarinë vetëmohuese të kësaj grade! Ndërkaq, vetëmohimi dhe bujaria e tij është

e pamundur të arrihen! Në jetën e tij plot nder dhe dinjitet, shembujt e vetëmohimit dhe bujarisë së paaaritshme të tij janë të shumtë. Sehl bin Sa'd (r.a.) tregon kështu:

Një grua i çoi të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) një byrde (hirkë) që e kishte endur vetë dhe i tha:

"E enda me duart e mia që ta veshësh!"

Dhe i Dërguari i Allahut i cili kishte nevojë për një rrobë të tillë, e mori, e veshi dhe erdhi tek ne. Dikush nga ne, kur ia pa, i tha:

"Sa e bukur qenka! Ma jep mua ta vesh!"

*"Mirë!"* – I tha i Dërguari i Allahut. Pastaj, pasi ndenji pak aty, u kthye në shtëpi, e palosi rrobën dhe ia dërgoi personit që ia kërkoi. Sahabet e tjerë i thanë:

"S'veprove aspak mirë! Profeti (s.a.v.s.) e veshi sepse kishte nevojë. Për më tepër, ti ia kërkove duke e ditur se ai s'e kthen prapë atë që i kërkon diçka!"

"Vallahi, unë e kërkova atë jo për ta veshur, por që ta kem për qefin për vete!"

Më vonë, ajo rrobë u bë qefin për atë njeri!" (Buhari, Libas, 18; Edeb, 39)

Ashtu si në këtë rast, kur Profeti (s.a.v.s.) shihte ndonjë nevojtar, e vinte para vetes. Ai kërkonte që gjërat mbi nevojat e domosdoshme t'u jepeshin nevojtarëve. Me fjalë të tjera, ai e pati bërë si parim që çdo gjë që kishte, ta ndante me të tjerët, madje, të tjerët t'i vinte para vetes dhe, duke thënë se *"ushqimi i dy vetëve mund t'u mjaftojë tre vetëve dhe ushqimi i tre vetëve mund t'u mjaftojë katër vetëve"* (Buhari, Et'ime, 11), pati tërhequr vëmendjen mbi begatinë që i përfton njeriut e dhëna. Në vështrimin e tij, zotërimi në kuptim të vërtetë i një malli bëhej i mundur duke ia përkushtuar jetës së amshuar me anë të dhurimit. Profeti ynë ka bërë të ditur se Zoti ka për ta shumuar mallin e shpenzuar në emër të Tij dhe ka për t'ia kthyer me të tepërt pronarit në jetën e pasme, ahiret. (Muslim, Zekat, 63) Kështu, një ditë, Profeti pati therur një dele dhe pati kërkuar që mishi t'u ndahej të varfërve. Pastaj e pati pyetur familjen:

*"Ç'mbeti prej mishit?"*

"Vetëm një kockë shpatulle mbeti!" – I qe përgjigjur Hz. Aisheja. Në kundërshtim me këtë mendim, Profeti i pati dhënë këtë përgjigje mësimdhënëse që tregonte kulmin e bujarisë vetëmohuese:

*"Pse s'thua që, përveç një kocke shpatulle, i gjithë mishi u bë i yni?"* (Tirmidhi, Kiamet, 33)





Krenaria i Gjithësisë, Profeti ynë, i miratonte dhe i donte ata që solidarizoheshin dhe që e vinin para vetes vëllain besimtar. Një hadith që e shpreh këtë, është kështu:

*"Pjesëtarët e fisit Esh'ari, kur gjatë luftës fillojnë të mbarohen ushqimet ose kur familjeve në Medinë u pakësohen ushqimet, ç'të kenë me vete e sjellin dhe e zbrazin në një shtroje të gjerë dhe pastaj, me anë të një ene, e ndajnë në mënyrë të barabartë mes tyre. Ja, prandaj Esh'aritë janë të mitë dhe unë jam i tyre!"* (Buhari, Shirket, 1; Muslim, Fedailu's-sahabe, 167)

Ky vëzhgim i Aishesë (r.anha) parashtron vështrimin e Profetit tonë ndaj njerëzve vetëmohues si dhe dhuratat dhe mirësitë që do të meritojnë ata nga ana e Zotit:

"Na erdhi papritmas një grua e varfër me dy fëmijë në shpinë. I dhashë tri hurma. Ajo u dha fëmijëve nga një hurma dhe sapo ishte duke e futur në gojën e vet hurmanë e tretë, fëmijët ia kërkuan edhe atë. Gruaja e shkretë ua ndau fëmijëve hurmanë që deshte ta hante vetë. Unë mbeta e mahnitur ngaj sjelljes së saj dhe ia tregova ngjarjen të Dërguarit të Allahut. Atëherë, ai më tha:

*"Për shkak të kësaj sjelljeje, Allahu i Lartë patjetër ia ka dhënë xhennetin asaj gruaje ose e ka çliruar nga mundimi i xhehennemit!"* (Muslim, Birr, 148)

Vetëmohimi dhe bujaria të urdhëruar nga Islami i pati bërë njerëzit e kohës së Profetit ta përjetonin jetën e xhennetit. Megjithëkëtë, sahabet bujarë e patën parë të pamjaftueshme edhe këtë jetë vetëmohimi të lartë dhe u pati ardhur keq që s'patën mundur të bënin më shumë. Ibni Omeri (r.a.) e parashtron bukur me këto fjalë vetëmohimin e përjetuar në kohën e Profetit, të quajtur ndryshe, shekulli i lumtur, si dhe konstitucionin shpirtëror përkatës:

"Ne pamë kohë të tilla, kur askush prej nesh s'mendonte të kishte ar dhe argjend më shumë se vëllai i tij musliman! Kurse sot jemi në një kohë të tillë kur arin dhe argjendin i duam më shumë se vëllain tonë musliman!" (Hejsemi, X, 285)

Mirëpo kur dëgjojmë për shembujt e vetëmohimit të përjetuara në kohën për të cilën ankohet Ibni Omeri, mbetemi të mahnitur dhe ua kemi zili. Ç'shembull i jashtëzakonshëm vetëmohimi pati qenë rasti i luftëtarëve Harith bin Hisham, Ikrime bin Ebi Xhehl, Ijash bin Ebi Rebia (r.anhum) të cilët, në betejën e Jermukut, ndërsa përpëliteshin përtokë të plagosur dhe përcëlloheshin nga etja, ia patën dërguar njëri-tjetrit kur sapo qenë duke e vënë në gojë ujin që u jepej për të pirë, kështu që qenë bashkuar me Zotin e tyre pa pirë asnjë pikë! (Hakim, III, 270) Historia kurrë nuk e ka parë gjer më sot një bujari të tillë vetëmohuese dhe ndoshta s'ka për ta parë sa të jetë




jeta! Sa bukur e përshkruan Mehmet Akifi në veprën e tij Safahat (Fletët) këtë tabllo shembullore:

Hudhejfetul Adevi[1] thotë:

“Ishte një ditë shumë e nxehtë
Kur lufta e Jemukut[2] qe nxehur keq.
Afër pasdites përleshjet sikur u lëshuan pak.
E hodha armën prej dore duke iu sulur ujit sakaq;
U lëshova mes luftëtarëve për ndihmë,
Për ushtarët me plagë të rënda të mbetur larg.

Ç’fushë lufte që qe ajo! Gjoksi i vendit tërë gjak!
Duke menduar se, edhe nëse mes këtyre trupave
Të shtrirë me zemrën hapur ndaj Allahut, dëshmorë ka plot,
A nuk duhet të ketë dhe fitimtarë,
Një rënkim të thellë dëgjova... Po ky zë, nga vjen?
Të gjitha gjokset q’i ledhatova me radhë, të pajetë...
Biri i tim ungji na qenkësh ai që rënkonte i plagosur.
I thashë: “Kam sjellë ca ujë; a e pi po të të jap?”
Ndërsa me sy po donte të më thoshte “më jep”,
Atje pas një dhimbje nisi të rënkonte. E pashë:
Shikimi i tij i mëshirshëm po më tregonte
Anën nga erdhi zëri; ujin atje deshi ta çonte.
E kuptova se s’do ta pinte, pra s’duhej shtrënguar;
Te zëri që ngrihej lart vrapova:  ishte i biri i As-it, Hisham.
Sa ma pa hijen, iu prenë rënkimet menjëherë;
Shikimi i kthyer këtej i të mjerit, ujë kërkonte.
U përkula për t’i dhënë të pijë, kur, a s’lëshohet
Pa pritur përballë me gërvima një “ah” i shkurtër, i tretë?
Dhe shihe Hishamin që, në atë gjendje, me vetulla
Më bërtiste: “Unë s’dua, ik, jepi atij që bërtet!”

M’u desh kohë që ta kërkoj, ah, atë që jepte shpirt;
E arrita kur shikimi i fundit me Allahun i ish bashkuar!
Të paktën Hishamin ta gjeja, mendova, u ktheva menjëherë:
Por vdekja te gjahu i vet para meje kishte shkuar!
Në kisha një shpresë, te biri i tim ungji e kisha lëshuar...
Vrapova e i shkova pranë: edhe ai hero kishte rënë dëshmor!”

1. Hudhejfetul Adevi, njëri prej shokëve të shquar të Profetit, i cili ka pasë marrë pjesë në luftën e Jermukut. Përkthyesi.
2. Lufta e Jermukut: Në periudhën e kalifatit të Hz. Omerit, në vitin 636, ushtria muslim - ne prej rreth 30 mijë vetësh nën komandën e Halid bin Velidit, pati korrur një fitore të madhe kundër ushtrisë bizantine prej rreth dyqind mijë vetësh. Përkthyesi.




Këta trima flijantë qenë përgatitur nën edukimin e të Dërguarit të Allahut dhe prej tij e patën mësuar të vërtetën e besimit! Prandaj, edhe në çastet më të padurueshme, ia patën ofruar vëllait ujin që u qe dhënë për ta pirë, duke e shtuar, në fakt, në ujin Kevther të parajsës për ta pirë atje në jetën e amshuar!

I famshmi antisufí, Gulam Halil, shpaloste një qëndrim armiqësor kundër tërë sufive. Ai arrestoi një grup sufinjsh mes të cilëve ndodhej edhe Ebu'l-Hysejin en-Nurí (vd. 295) dhe i çoi në qendrën e kalifatit. Me anë të një fermani (dekreti) të nxjerrë nga kalifi abasit në fuqi, u vendos dënimi i tyre me vdekje. Pastaj, kur nisi ekzekutimi i tyre dhe xhelati po bëhej gati t'ia priste kokën njërit nga dervishët, Ebu'l-Hysejin en-Nuríu u hodh para vullnetarisht dhe plot hare. Populli mbeti i çuditur nga ky veprim. Xhelati i tha:

"O trim i rrallë! Ti kërkon të dalësh para, por kjo shpatë nuk është një gjë aq e dëshirueshme! Akoma s'të ka ardhur radha ty, pse nxitohesh?"

Ebu'l-Hysejin en-Nuríu iu përgjigj:

"Rruga ime është shtruar mbi vetëmohimin. Gjëja më e çmuar dhe më e shtrenjtë është jeta dhe unë desha që t'i flijoj disa çaste frymëmarrjeje me qëllim që shokët e mi të jetojnë edhe disa çaste më shumë! Koha sa për një frymëmarrje në këtë botë është për mua më e gëzuar dhe më e çmuar se një mijë vjet në jetën tjetër, ahiret, sepse këtu është vendi i shërbimit, kurse atje është vend kurbeti dhe mjedis për t'i qenë pranë Allahut. Dhe kurbeti arrihet me shërbim! Megjithëkëtë, edhe këto pak frymëmarrje po i flijoj për miqtë e mi!" (Huxhvuri, f. 302)

Pas vdekjes së Osman Gaziut, djali i tij i madh, Alaeddin Beu i cili kishte mbështetjen e parësisë ahite dhe princore dhe i takonte të ngjitej në fron sipas traditës, parapëlqeu të vëllanë, Orhan, dhe shfaqi dëshirën që ai të fronëzohej. Dhe, duke e paraqitur atë, i tha kështu:

"O vëlla! Lutja dhe përkrahja e atit tonë ka qenë me ty! Kur qe gjallë, ty ta dha komandën e ushtrisë. Prandaj principata të përket ty!"

Alaeddin Beu i cili tregoi këtë vetëmohim të madh, u bë mbështetësi më i madh i Orhan Gaziut, i priu pushtimit të hapësirës rumeliane dhe e mbylli jetën duke rënë dëshmor. (Zija Nur Aksun, I, 36)

Dallimi mes shembujve të mësipërm dhe njeriut të ditëve tona është me të vërtetë që të tërheq vëmendjen. Në ditët tona kur sundon mendësia sipas së cilës "njeriu është ujk për njeriun", kur është harruar solidariteti ndërsa vepron egoizmi, kur edhe në bamirësi del në plan të parë veprimi për dukje dhe interesi material, është krejt e qartë se nga buron ky rrënim moral. Janë harruar vetëmohimi dhe bujaria si nga elementët më të rëndë-





sishëm të moralit profetik dhe njerëzit janë bërë që ta duan njëri-tjetrin jo për hir të Allahut, por për hir të interesave të tyre.

Të themi se e parapëlqejmë tjetrin para vetes në këtë botë kalimtare, do të thotë të përgatisim për vete një vend të bukur në jetën e amshuar. Kështu jetoi Profeti ynë Bujar dhe kështu e ndoqën atë sahabet, shokët e tij të kauzës. Ajo çka na bie ne si detyrë, të tregojmë zellin e duhur dhe të bëjmë përpjekjet e nevojshme për t'iu afruar atyre!

## G. DURIMI (SABR)

**O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë nga Allahu me durim dhe namaz! Pa dyshim, Allahu është bashkë me ata që durojnë!"**

el-Bakara, 2/153

**Durim (sabr)** do të thotë ta ruash maturinë, të tregosh lejueshmëri (tolerancë), ta durosh dhimbjen, të qëndrosh me gjakftohtësi ndaj shqetësimeve dhe vështirësive, të jesh i vendosur në rrugën e treguar nga arsyeja dhe feja. Imam Neveviu bën këtë shpjegim: "Durimi është detyrimi i nefsit (frymës, vetes, egos) për të bërë gjërat që urdhërohen, gjë që realizohet me anë të lejueshmërisë (tolerancës) ndaj vështirësive të adhurimeve, ndaj ngatërresave si dhe ndaj dëmeve me përjashtim të mëkateve!"

Durimi është një atribut moralo-etik dhe shpirtëror i nxitur dhe inkurajuar nga feja. Eshtë një shfaqje e besimit te Allahu. Synimi i durimit është që, përballë ngjarjeve të papritura dhe vështirësive mes të cilave ka rënë, njeriu të mos shqetësohet, por të tregojë lejueshmëri dhe të mos bëjë veprime të papërshtatshme i shtyrë nga paniku.

Ndërkaq, durim s'do të thotë që njeriu ta miratojë dënimin, nënvleftësimin dhe poshtërimin, ta pranojë dhunimin e pamerituar, sulmin që hedh hije mbi dinjitetin e njeriut dhe të mos e ngrejë zërin kundër këtyre. Sepse fetarisht s'është xhaiz (e miratueshme, e lejueshme) që njeriu të durojë përballë ngjarjeve dhe trajtimeve jolegjitime. Fetarisht, përballë ngjarjeve dhe trajtimeve jolegjitime duhet kundërshtuar dhe luftuar praktikisht dhe verbalisht dhe, nëse është e pamundur kjo, të paktën duhet mbajtur qëndrim përbuzës me zemër. Pranimi nga njeriu i vuajtjes së të këqijave të cilat mundet t'i kundërshtojë me vullnetin dhe fuqinë e vet ose qëndrimi indiferent i tij ndaj nevojave që mund të plotësohen, nuk është durim, por dobësi dhe dembelizëm.

Durimi është një mjet qetësimi dhe ngushëllimi i cili e pengon njeriun





që, në çastin e një ngatërrese ose fatkeqësie që i bie në krye, të rrëmbehet menjëherë nga zemërimi dhe tërbimi dhe, për pasojë, të kryejë veprime për të cilat do të pendohej më vonë. Prandaj, durim i vërtetë është ai që tregohet në çastin e parë të ngatërresës ose fatkeqësisë. Siç tregon Enes bin Maliku (r.a.), Profeti (s.a.v.s.) kaloi pranë një gruaje e cila po qante me kuje në kokë të varrit të të birit, dhe i tha:

*“Ki frikë Allahun dhe duro!”*

Kurse gruaja iu përgjigj kështu:

“Hiqmu qafe, se ajo që më ka rënë mua në kokë, s’të ka rënë ty!”

Gruaja s’e kishte njohur dot Profetin! Pastaj asaj i thanë se ai kishte qenë i Dërguari i Allahut. Sapo e mori vesh këtë, gruaja vrapoi te shtëpia e Profetit. Meqë në derë apo përreth nuk kishte kush që ta pengonte, ajo hyri drejt e brenda dhe, duke i kërkuar ndjesë, i tha Profetit:

“O i Dërguari i Allahut, nuk të njoha dot!”

Kurse i Dërguari i Allahut i tha:

إِنَّمَا الصَّبْرُ عِنْدَ الصَّدْمَةِ الْأُولَى

*“Durimi i vërtetë është ai që tregohet në çastin e parë të fatkeqësisë!”* (Buhari, Xhenaiz, 32)

Në një hadith ku ka bërë të ditura llojet dhe virtytet e durimit, i Dërguari i Allahut është shprehur kështu: *“Durimi është tre llojesh: Durimi ndaj fatkeqësive, durimi në kryerjen e detyrave dhe urdhrave fetare dhe durimi për të mos kryer mëkate. Kujt e duron mirë fatkeqësinë gjersa të largohet, Allahu i shkruan treqind gradë. Mes çdo dyve prej tyre ka distancë sa mes qiellit dhe tokës. Kujt bën durim në kryerjen e detyrave dhe urdhrave fetare, Allahu i shkruan gjashtëqind gradë. Mes çdo dy grade prej tyre ka distancë sa mes tokës dhe qiellit të shtatë. Dhe kujt bën durim ndaj shtytjes për të kryer mëkat, Allahu i shkruan nëntëqind gradë. Mes çdo dy gradëve prej tyre ka distancë sa mes tokës dhe Arshit, Fronit Hyjnor!”* (Sujuti, II, 42; Dejlemi, II, 416)

Në Kur’anin e Shenjtë ka shumë ajete lidhur me durimin. Allahu i Lartë e shpreh në këtë mënyrë faktin që durimi është një nga gjërat me të cilat do të vihen në provë njerëzit për ta fituar jetën e pasme, ahiretin:

**“Pa dyshim, juve ju provojmë me pak frikë, me pak uri, me pak mungesë malli, jete dhe prodhimi! Përgëzoji ata që durojnë!”** (el-Bakara, 2/155)

Zoti i vë në provë robtë e Tij me qëllim për t’i dalluar ata që bëjnë durim





dhe për t'i shpërblyer: **"Gjithsesi, juve do t'ju provojmë gjersa të dallohen ata ndër ju që luftojnë dhe bëjnë durim!"** (Muhammed, 47/31) Allahu i do robtë e tij që bëjnë durim, bën të ditur se është me ta dhe premton se do t'ua japë shpërblimin pa llogari! Në ajetin kur'anor thuhet:

إِنَّمَا يُوَفَّى الصَّابِرُونَ اَجْرَهُمْ بِغَيْرِ حِسَابٍ

**"Vetëm atyre që bëjnë durim do t'ua japim shpërblimin pa llogari!"** (edh-Dhumer, 39/10)

Një ndër emrat e bekuar të Zotit tonë të Lartë është edhe **"es-Sabur"** që do të thotë "Durimtar i Madh". I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka shpjeguar në mënyrë shumë koncize këtë emër të bukur të Zotit tonë me hadithin e tij ku shprehet kështu: *"Nuk ka më durimtar se Allahu i Lartë përballë mundimit të një fjale të dëgjuar! Se politeistët i ngarkojnë fëmijë Atij, kurse Ai përsëri vazhdon t'u japë rizk dhe shëndet!"* (Buhari, Edeb, 71) Që një besimtar të bëhet i durueshëm, duhet ta përmendë shumë emrin e nderuar "es-Sabur" dhe të meditojë mbi të!

Për dobinë e durimit, Profeti ynë, i Dërguari Bujar, ka thënë kështu: "Ka shumë dobi në durimin ndaj gjësë që s'të pëlqen!" (Ibni Hanbel, I, 307) Sepse, siç ka thënë Jahja Dukagjini:

Më e mira, të mos heqësh prej durimit dorë,
Se ashtu piqet aguridhja e bëhet ëmbëlsirë...

Dhe, duke u shprehur si në një hadith tjetër, Profeti ynë (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se cilësia dalluese e muslimanit është durimi dhe falenderimi:

*"Gjendja e besimtarit e vlen të kihet zili e të admirohet, sepse çdo gjendje e tij është shkak për një dobi dhe mbarësi. Një veçori e tillë ndodhet vetëm te besimtari. Po të gëzohet, falenderon dhe kjo i bëhet shkak për dobi dhe mbarësi. Po t'i bjerë ndonjë fatkeqësi në kokë, duron dhe kjo i bëhet përsëri shkak për dobi dhe mbarësi!"* (Muslim, Zuhd, 64)

Durimi që e ka përkufizuar dhe e ka rekomanduar i Dërguari i Allahut, është cilësia e përbashkët e të gjithë profetëve. Duke e kumtuar fenë e Allahut, që të gjithë kanë pësuar shqetësime dhe mundime të ndryshme, janë përzënë nga vatrat, janë hedhur në qeli nga sundimtarët. Për më tepër, një numër i madh i tyre kanë rënë dëshmorë në këtë rrugë. Por të gjithë, pa përjashtim, kanë vazhduar, sa kanë qenë gjallë, ta plotësojnë detyrën me durim. Kurse jeta e Profetit tonë, të Dërguarit Bujar, është e mbushur nga kreu në fund plot e përplot me shembujt më të bukur të duri-

mit. Tarik bin Abdullah el-Muharibi e tregon kështu një vëzhgimin e tij lidhur me vështirësitë që pati përballuar Profeti ynë i dashur gjatë kumtimit të fesë islame:

"E pata parë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) në panairin Dhulmexhaz me një rrobë të kuqe të hedhur mbi trup. Ai u fliste njerëzve me zë të lartë këto fjalë:

*"O njerëz! Thoni "la ilahe il'lallah" (nuk ka zot tjetër veç Allahut) dhe shpëtoni!"*

Ndërkaq, një burrë e ndiqte me një gur në dorë dhe u thoshte njerëzve:

"O njerëz! Kurrsesi mos i besoni atij, mos iu bindni atij, sepse ai është gënjeshtar!"

Dhe me gurët që e qëllonte ia kishte gjakosur nyjet e këmbëve.

"Kush është ky njeri?" – I pyeta unë të pranishmit përreth.

"Eshtë një i ri nga të bijtë Abdylmuttalib!" – Më thanë.

"Po ai që e ndjek dhe e qëllon me gurë, kush është?" – Pyeta përsëri unë.

"Eshtë ungji i tij, Ebu Lehebi!" – Më thanë. (Darekutni, III, 44-45)

Këto ngjarje dëshpëruese që ia copëtojnë zemrën një besimtari patën ndodhur jo vetëm një herë, por qenë përsëritur shumë herë me radhë gjatë tërë jetës së tij profetike 23-vjeçare. Njërën prej tyre e tregon kështu edhe Mudrik el-Ezdi:

"Po bëja haxh së bashku me tim atë. Kur arritëm në Mina dhe u shtruam të rrimë, u takova me një grup njerëzish. E pyeta tim atë:

"Pse janë mbledhur këta?"

"Për atë person që ka braktisur fenë e fisit!" – Më tha. Kur e hodha vështrimin nga ajo anë që ma bëri me shenjë im atë, pashë Profetin i cili po u bënte zë njerëzve:

*"O njerëz! Thoni "la ilahe il'lallah" dhe shpëtoni!"*

Ndërkaq, disa njerëz e pështynin në fytyrë, disa i hidhnin dhé në kokë, kurse disa të tjerë e shanin dhe e fyenin. Kështu vazhdoi gjer në drekë. Atëherë, erdhi një vajzë me jakën të hapur, me një enë me ujë dhe me një shami në dorë. Po qante. Profeti e mori enën dhe piu ujë, pastaj lau fytyrën. Kur e ngriti kokën, i tha vajzës:

*"Bija ime, mbuloje jakën me shaminë e kokës! Dhe mos ki frikë për tët atë se mos bie në kurth dhe e vrasin, apo turpërohet!"*

Pyetëm se kush ishte ajo vajza dhe na thanë se ishte e bija Zejneb!"

(Hejsemi, VI, 21)

Durimi i të Dërguarit të Allahut përballë këtyre lloj mundimesh e torturash që pësonte në rrugën e kumtimit të Islamit, ishte aq i lartë e i paarritshëm, saqë ta linte të çuditur edhe poetin që ka thënë se “sado i pambaruar që të duket durimi, edhe ai e ka një fund”! Qysh nga fëmijëria e gjer në vdekje, Profeti (s.a.v.s.) u përball vazhdimisht me hidhërime të mëdha! Ai i përcolli për tek Zoti një e nga një të atin, nënën, gjyshin, ungjin Ebu Talib, bashkëshorten e dashur Hz. Hatixhe, zotërinë e dëshmorëve Hamza dhe të bijtë! Shumë nga sahabet që i deshi fort, i futi në varr me duart e veta! Mirëpo asnjëra nga këto nuk ia prishi dot vendosmërinë dhe ekuilibrin, nuk ia sosi durimin.

Megjithëse vetë ai dhe sahabet iu nënshtruan torturave më të rënda, u treguan të vendosur në durim ashtu siç e kërkonte urdhri i Allahut. Herë pas here, Profeti i shquar ua rinovonte qëndrueshmërinë sahabeve që u sosej durimi u jepte shpresë dhe lajme përgëzuese. Habbab bin Eret (r.a.) tregon: “Shkova pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ndërkaq që ishte shtrirë nën hijen e Qabes duke vënë nën kokë një byrde të mbledhur si jastëk. Ishte koha kur politeistët na mundonin dhe torturonin. Unë iu ankova të Dërguarit të Allahut:

“A nuk po na ndihmon ne, a nuk po i lutesh Allahut për ne?”

I Dërguari i Allahut u ngrit me fytyrën e bekuar të skuqur, u ul ndenjur dhe tha kështu:

*“Para jush kishte të tillë që, kur kapej dikush prej tyre, futej në gropën e përgatitur më parë dhe pastaj ndahej me sharrë përgjysmë nga koka e poshtë, të gjitha këto kurrë s’e bënin dot atë të kthehej nga feja! Gjithashtu, kishte të tillë që kriheshin me krëhra hekuri dhe mbi kockat s’u mbetej tjetër veç mishit dhe nervave. Por, prapëseprapë, tërë këto s’e bënin dot të kthehej nga feja! Betohem se Allahu do ta plotësojë këtë fe dhe, atëherë, udhëtari do t’i hipë devesë në Sana dhe do të shkojë i vetëm gjer në Hadramevt pa pasur frikë prej tjetërkujt veç Allahut! Edhe për dhentë, nuk do të ketë frikë përveç ujkut! Mirëpo ju nxitoheni!”* (Buhari, Menakib, 25; Menakibu’l-Ensar, 29)

Ndërsa bënte luftë me armiqtë e fesë, krahas mundimeve të tyre, Profeti pati përballuar edhe shumë shqetësime që buronin nga mungesat dhe pamundësitë. Por ai kurrë s’i pati përdorur këto si justifikim. Edhe në kohët kur papasja dhe zija e bukës arrinin kulmin, ai i pati vazhduar zellin dhe përpjekjet në rrugën e Allahut dhe pati treguar durim së bashku me sahabet përballë çdo lloj vështirësie të shkaktuar nga pamundësitë. Një shembull të kësaj, Ebu Musa el-Esh’ariu (r.a.) e tregon kështu:

“Kishim dalë në fushatë së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.).

Gjashtë vetë hipnim me radhë në një deve. Këmbët na u çanë. Edhe mua më ishin çarë këmbët dhe më kishin rënë thonjtë. Këmbët i mbështillnim me copa bezesh. Prej atyre copa bezesh e mori emrin “Dhaturrika” (Copërat e Bezes) ajo fushatë[1]!”

Ebu Byrde i cili e transmeton hadithin, thotë: “Pasi i tha këto, Ebu Musai mbeti i pakënaqur me veprimin e vet dhe e shprehu pendimin duke thënë: “S’bëra aspak mirë që i thashë këto fjalë!” Siç duket, ai u hidhërua që e përfoli një trimëri që kishte bërë për hir të Allahut!” (Buhari, Megazi, 31)

Pavarësisht nga vështirësia, Profeti (s.a.v.s.) pati ndarë të njëjtat kushte me sahabet dhe kurrë s’e pati parë veten në pozitë të dallueshme prej tyre. Nëse njerëzit vuanin nga uria, para të gjithëve vuante Profeti dhe familja e tij. Kurse nga ana e Zotit i qe propozuar Profetit t’i jepeshin thesaret e tokës, të shndërroheshin për të në flori të gjitha malet e Mekës. Kurse Profeti, duke mos i pranuar këto, pati thënë:

*“Unë, një ditë mbetem i uritur dhe duroj, një ditë ngopem dhe falenderoj. Sepse besimi përbëhet prej dy gjysmash që e përplotësojnë njëratjetrën: njëra gjysmë është falenderimi, kurse gjysma tjetër, durimi. Allahu i Lartë urdhëron kështu:* **“Pa dyshim, në këtë ka mësime për çdo besimtar që duron shumë dhe falenderon shumë!”** (Ibrahim, 14/5) (Hakim, II, 484)

Edhe pasi e arriti fitoren dhe e ngriti shtetin, Profeti vazhdoi të tregohej tolerant ndaj sjelljeve të trasha të beduinëve dhe mundimeve që i shkaktonin hipokritët, duke i përballuar ata në mënyrën më të mirë. Duke kërkuar edhe nga ummeti, bashkësia e tij, që ta merrnin për shembull atë vetë, t’i qeverisnin njerëzit me të mirë dhe t’u shërbenin atyre, Profeti ka porositur:

*“Muslimani i cili futet mes njerëzve dhe merr pjesë në vështirësitë e tyre, është më i dobishëm e më i mbarë se muslimani që nuk futet mes njerëzve dhe nuk merr pjesë në vështirësitë e tyre!”* (Tirmidhi, Kiamet, 55) Abdullah bin Mes’udi (r.a.) e transmeton kështu një ngjarje që përbën shembull për këtë:

“Gjatë kohës kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) po përpjesëtonte në Xhirane plaçkën e luftës të Hunejnit, iu mblodhën përsipër dhe e shqetësuan aq shumë, saqë, më në fund, duke bërë fjalë mbi profetët e mëparshëm, u tha të pranishmëve: *“Allahu i Lartë e pati dërguar një robin e vet te fisi i tij. Fisi e rrahu dhe ia çau kokën. Kurse ai edhe e fshinte me dorë gjakun që i rridhte nga koka, edhe i lutej Zotit: “O Zot! Fali njerëzit e mi se s’dinë ç’bëjnë!”* (Ibni Hanbel, I, 456; Muslim, Xhihad, 105)

Profeti ynë i dashur edhe i sëmurë ka shpalosur shembuj durimi që janë modele për ne. Ebu Said el-Hudriu i pati shkuar për vizitë të Dërguarit

1. Fushata Dhaturrika e zhvilluar më 5 Muharrem h. / Qershor 626 e.r. Përkthyesi.





të Allahut kur pati qenë i sëmurë dhe e pati parë me sytë e vet se ç'dhimbje të mëdha përballonte ai! Ai e vazhdon kështu tregimin e vet:

"Ia vura duart sipër dhe ia ndjeva nxehtësinë që sipër jorganit.

"O i Dërguari i Allahut, paske shumë nxehtësi!" – I thashë.

*"Kështu jemi ne, profetët!"* – M'u përgjigj ai dhe vazhdoi: *"Ngatërresat na vijnë shumëfish, edhe shpërblimet e tyre na jepen shumëfish!"*

"O i Dërguari i Allahut! Kush janë ata nga njerëzit që u janë nënshtruar më shumë ngatërresave?" – E pyeta unë.

*"Profetët!"* – Më tha.

"Pastaj, kush?" – E pyeta përsëri.

*"Pastaj njerëzit e mirë (salih)!"* – Më tha dhe më bëri këtë shpjegim: *"Njëri prej tyre bie në një varfëri të tillë, saqë të mos gjejë tjetër gjë përveç një zhguni për t'u mbuluar! Siç gëzoheni ju për bollëkun, ata gëzohen për ngatërresën dhe fatkeqësinë!"* (Ibni Maxhe, Fiten, 23)



I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka dëshiruar që njerëzit të bëjnë durim ndaj ngatërresave dhe fatkeqësive të mëdha apo të vogla që mund t'u bien në kokë në jetë dhe ta shpresojnë shpërblimin nga Zoti. Ai ka bërë të ditur se personat që bëjnë durim kur provohen me verbimin nga të dy sytë do të marrin si shpërblim xhennetin (Buhari, Merda, 7), se kur një njeri i cili e lavdëron dhe e falenderon Zotin kur sëmuret, do të hyjë në xhennet nëse vdes, kurse, nëse shërohet, mishi do t'i ndërrohet me një mish tjetër më të dobishëm, gjaku do t'i ndërrohet me një gjak tjetër më të dobishëm dhe mëkatet do t'i falen. (Muvatta, Ajn, 5) Prandaj duhet bërë durim ndaj sëmundjeve, ngatërresave dhe fatkeqësive duke e pritur shpërblimin nga Allahu. Poeti Mehmet Akif Ersoj, duke e ngushëlluar dhe qetësuar personin i cili dëshpërohet dhe e shkatërron veten për një të sëmurë, në të njëjtën kohë, duke parashtruar logjikën e durimit dhe faktin që durimi është ai çka e bën njeriun njeri, thotë kështu:

I thashë: Ç'është kjo që bën, pa mendo, o bir!
Lëre të sëmurin pak të rrijë edhe vetë.
S'ka shpëtim kur vjen çasti i fatit të shkruar një herë!
Ç'vlerë ka se e ke kthyer vetennë kufomë, o i shkretë?
Kjo që bën ti, është ndaj Allahut kundërshtim;
Njeri i vërtetë është ai që në fatkeqësi bën durim!..

Durimi ndaj sëmundjeve dhe fatkeqësive i përfton njeriut xhennetin. Një ngjarje e cila e parashtron këtë të vërtetë haptazi, është kështu:





Ibni Abbasi (r.a.) i tha Atá bin Ebi Rabah-ut: “A të të tregoj një grua nga gratë e xhennetit?” Ai iu përgjigj: “Po, tregomë!” Atëherë, Ibni Abbasi vazhdoi: “Ajo gruaja zezake shkoi te i Dërguari i Allahut dhe i tha: “Unë kam sëmundjen e tokës. Kur më kapin krizat, zbuloj kokën dhe trupin. Lutiu Allahut për mua!” Profeti i tha: *“Po deshe, bëj durim, të të jepet xhenneti; po deshe, t’i lutem Allahut të të japë shërim!”* Gruaja i tha: “Në është kështu, do të bëj durim, vetëm se lutu që të mos zbulohem!” Dhe i Dërguari i Allahut u lut për të!” (Buhari, Merda, 6)

Profeti (s.a.v.s.) ka treguar edhe se si duhet të luten ata që pësojnë fatkeqësi të tilla. Ummu Seleme (r.anha) thotë kështu:

Një herë, e pata dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thoshte: *“Po qe se një musliman që i bie në kokë ndonjë fatkeqësi thotë siç ka urdhëruar Allahu, Allahu ia heq patjetër atë fatkeqësi dhe i jep diçka të dobishme e të mbarë:*

اِنَا لِلّٰهِ وَ اِنَا اِلَيهِ رَجِعُونَ. اَللهُمَ أَجُرْنِى فِى مُصِيبَتِى وَأَخْلِفْ لَى خَيْرًا مِنهَا

*“Ne i përkasim Allahut dhe te ai do të kthehemi! Allahu im! Shpërblemë mua për këtë fatkeqësi dhe më jep një gjë të dobishme në vend të saj!”*

Kur më vdiq im shoq, Ebu Seleme, unë thashë: “E kush musliman është më i dobishëm se Ebu Seleme? Shtëpia e tij ishte e para që bëri hixhret me urdhrin e të Dërguarit të Allahut!” Krahas kësaj, e këndova edhe lutjen e mësipërme. Allahu i Lartë, në vend të Ebu Selemes, më dha të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.). (Muslim, Xhenaiz, 3)

Le të përcjellim një shembull të bukur të kuptimit të vërtetë të durimit edhe nga sahabet bujarë:

Pas luftës së Uhudit, e bija e Abdylmuttalibit, Safije, u drejtua nga ana ku ndodheshin dëshmorët me qëllim për ta parë të vëllanë, Hz. Hamza. I biri, Zubejr, i doli para dhe i tha:

“I Dërguari i Allahut urdhëron të kthehesh pas!”

Ajo i tha: “Pse? A të mos e shoh tim vëlla? Unë e kam marrë vesh se atë e kanë therur e bërë copa-copa. Ai e pësoi këtë fatkeqësi në rrugën e Allahut! Është pikërisht kjo që na ngushëllon ne, ndryshe, asgjë nuk do të na ngushëllonte dot! Në dashtë Allahu, do të bëj durim dhe do ta pres shpërblimin nga Allahu!”

Zubejri shkoi dhe ia tha fjalët e nënës të Dërguarit të Allahut. Atëherë, Profeti ynë, i dërguar si mëshirë për botët, iu përgjigj:

*“Mirë, pra, lëre ta shohë!”*




Dhe Safija shkoi pranë kufomës së të vëllait dhe u lut.” (Ibni Haxher, el-Isabe, IV, 349)

Ç’shembull i madh durimi! Fatkeqësia tragjike që pësoi një hero i tillë i cili duhej nga të gjithë, i cili i pati bërë aq shumë shërbime Islamit dhe i cili kishte merituar atributin “Luani i Allahut”, është një nga ngjarjet më të vështira për t’u duruar në botë. Por fakti që i vëllai e kishte pësuar atë fatkeqësi tragjike në rrugën e Allahut, pati mjaftuar për ta ngushëlluar Hz. Safijen. Ajo pati bërë durim për hir të Allahut dhe shpërblimin prej Allahut e pati pritur!

Pa dyshim, për muslimanët, dhimbja më e madhe dhe ngjarja më e vështirë për t’u duruar dhe përballuar, ka qenë vajtja e Zotërisë së Botëve pranë Shokut të Lartë duke e lënë jetim ummetin, bashkësinë e tij. Siç shprehet Hz. Enesi, atë ditë në Medinë çdo gjë ishte nxirë. Sahabet bujarë e patën varrosur pa dëshirë, kundër dëshirës dhe vullnetit, atë trup të bekuar, duke mos besuar se kishte vdekur! (Ibni Hanbel, III, 221, 268, 287; Tirmidhi, Menakib, 3) Megjithëkëtë, muslimanët bënë durim edhe përballë vdekjes së Profetit duke e groposur dhimbjen në gjoks. Pas saj, për ata s’mund të kishte ngatërresë ose fatkeqësi që të mund të merrej në konsideratë! Për muslimanët u bë shumë më e lehtë të tregonin durim duke e kujtuar vdekjen e Profetit. Se ashtu kishte thënë edhe vetë Profeti: *“Muslimanët që pësojnë ndonjë fatkeqësi, të ngushëllohen dhe qetësohen duke menduar fatkeqësinë që u ka rënë në kokë me vdekjen time, dhe të bëjnë durim!”* (Muvatta, Xhenaiz, 14)

Shkurt, durimi është rruga më e sigurt për të shpëtuar nga ankthi dhe ngushtica dhe për t’u qetësuar. Sepse ilaçi durim edhe perdet e syve i heq, dhe personin e qetëson dhe e lehtëson. Zoti ka krijuar qindramijëra ilaçe të efektshme dhe të dobishme, por njeriu nuk ka parë ilaç më me dobi se durimi!

## H. KURAJA (SHEXHAAT)

**“...Të dërguarit frikësohen vetëm prej Allahut dhe prej askujt tjetër!”**

el-Ahzab, 33/39

Kuraja (shexhaat) është një ndjenjë e mbështetur në guximin, burrërinë, trimërinë dhe heroizmin. Është gjendja e maturisë e fuqisë së zemërimit tek njeriu, e formuar mes furisë dhe frikës. Është që, gjatë luftës, dhunës dhe rrezikut, njeriu të tregojë guxim dhe zemër, të mos zbrapset




prej tyre dhe ta nënvleftësojë vdekjen.

Ekstremiteti në teprim i kurajës është furia, gjë që do të thotë që njeriu, duke u rrëmbyer përnjëherësh nga zemërimi, ta hedhë veten në rreziqe atëherë dhe aty ku s'është e nevojshme dhe, duke hyrë në përleshje me një armik të papërballueshëm, ta hedhë veten drejt vdekjes. Ajo çka kërkohet nga besimtari i vërtetë është jo guximi shtazor për të cilin flisnin me aq lavdërim poetët e periudhës pagane injorante paraislamike, por një heroizëm i buruar nga besimi i fuqishëm në Allahun dhe ditën e kiametit!

Kurse kuraja e pakët është gjendja e frikës kur njeriu, duke mos treguar dot durim dhe qëndresë, në vend që të luftojë atëherë kur duhet luftuar, të rrëmbehet nga paniku, të çoroditet dhe të dezertojë.

E afërt në kuptim me kurajën (shexhaat), përdoret edhe fjala "burrëri" (nexhdet). Burrëri do të thotë që, përballë situatave të jashtëzakonshme plot frikë dhe tmerr, njeriu të tregojë durim dhe qëndresë, të mos e lëshojë veten në panik dhe të mos bëjë ndonjë veprim të pavend e të papërshtatshëm.

Themeli i kurajës është pëlqim dhe nënshtrim ndaj vlerësimit të Allahut të Lartë. Prandaj, muslimani që i beson kaderit ose paracaktimit hyjnor dhe i dorëzohet Allahut, kurrë s'i ka hije frikacakëria dhe vetëposhtërimi. Sa bukur e thotë Mehmet Akifi:

Feja e guximit të mençur, e zellit, është vetëm muslimanëria,
Muslimanëria e vërtetë është heroizmi më i madh;
S'i përshtatet në botë shpirtit islam shpirtvogëlsia, frikacakëria...
Për kauzën time, siç e shihni, Librin e Allahut e solla dëshmitar!

Kuraja duhet treguar jo në gjërat haram dhe me qëllim për t'u dukur, por atëherë dhe aty ku e ka treguar dhe lejuar feja! Për shembull, aktet e dukura si kurajë, si ushtrimi i shtypjes mbi të tjerët, shfaqjet e forcës së errët dhe përvetësimi me forcë i një gjëje të pamerituar janë, në të vërtetë, të ndaluara, haram!

Që të dyja vetitë e kurajës dhe burrërisë ndodheshin te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) në gradën më të lartë. Abdullah bin Omeri ka thënë: "Nuk kam parë njeri më bujar, më burrëror dhe më kurajoz se i Dërguari i Allahut!" (Ibni Sa'd, I, 373) Me të vërtetë, fakti që, kur filloi kumtimin e Islamit, Profeti vazhdoi t'i shpallë të vërtetat me të njëjtin emocion dhe gjallëri pa u zbrapsur e pa u mërzitur përballë kundërveprimeve të ashpra që shfaqeshin ndaj tij, ishte një qëndrim që kërkonte kurajë në atë gradë që askush nuk do ta merrte dot në sy! Në atë rrugë, i Dërguari i Allahut e pati marrë parasysh edhe vdekjen dhe pati vazhduar të ecte duke e flijuar çdo gjë për atë qëllim!

Kur Zoti e pati urdhëruar të emigronte në Medinë, politeistët Kurejshë që e morën vesh këtë gjë, ia rrethuan shtëpinë dhe i zhveshën shpatat për ta vrarë sapo të dilte jashtë. Kurse Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, e hapi derën pa ndjerë frikë aspak, u hodhi dhé politeistëve në koka dhe kaloi mes tyre duke kënduar ajetet e para të sures Jasin. (Ibni Sa'd, I, 227-228)

Një farë kohe pas hixhretit, emigrimit në Medinë, pasi muslimanëve iu dha leje për të luftuar kundër politeistëve, kurajën e Profetit e pa mik e armik, çdokush nga afër dhe e miratoi. Në këtë kontekst, Hz. Aliu (r.a.) thotë: "Në Bedër ne fshiheshim pas të Dërguarit të Allahut. Atë ditë, ai ishte ndër ne personi i cili qëndronte më afër armikut, ishte njeriu më i guximshëm dhe më i qëndrueshëm!" (Ibni Hanbel, I, 86)

Një nga shembujt e kurajës së tij u përjetua edhe në Uhud. Një burrë nga politeistët, i hipur siç ishte mbi deve, doli në shesh të burrave dhe kërkoi të dilte dikush për ta sfiduar. Kur pa se të gjithë druheshin prej tij dhe tërhiqeshin pas, politeisti e përsëriti kërkesën tri herë. Atëherë, nga radhët e muslimanëve u nis drejt tij Zubejr bin Avvami (r.a.). U hodh mbi deve, e rroku politeistin për fyti dhe nisën të përlesheshin. Profeti i thirri Zybejrit:

*"Rrëzoje poshtë, përtoke!"*

Politeisti i rrëzua përdhe. Atëherë, Zubejri iu hodh sipër dhe e vrau. Pas kësaj, Profeti ynë, i Dërguari Bujar, tha kështu:

*"Po të mos kishte dalë Zubejri, meqë çdokush rrinte i tërhequr, do të kisha dalë unë përballë tij!"* (Halebi, II, 235)

Gjithashtu, në Uhud, Ubej bin Halef nga politeistët Kurejshë, pyeste se ku ishte Muhammedi dhe ecte drejt tij duke bërtitur me këto fjalë: "O Muhammed, po shpëtove ti, s'kam për të shpëtuar unë!" Sahabet deshën t'i dilnin para e ta ndalonin, por Profeti i urdhëroi: *"Lëreni, le të vijë!"* Dhe kur sahabet, duke mos duruar dot, deshën t'ia prisnin rrugën, Profeti u dha urdhër: *"Hiquni mënjanë!"* Atëherë, përballë guximit dhe vendosmërisë së Profetit në atë çast, Ubej bin Halefi u kthye dhe nisi të ikë. Mirëpo Profeti i bërtiti: *"O gënjeshtar! Ku po ikën?"* Dhe e ndoqi, e arriti, e plagosi në qafë dhe e rrokullisi përtokë! (Ibni Sa'd, II, 46)

Mu në çastet kur beteja ashpërsohej në kulm dhe njerëzit iknin me vrap, Profeti ynë, i Dërguari Bujar, u jepte zemër ushtarëve. Muhammed bin Mesleme thotë: "E kam dëgjuar me veshët e mi dhe e kam parë me sytë e mi se si, në Uhud, kur muslimanët u shthurën dhe po iknin me vrap drejt malit, i Dërguari i Allahut u thërriste pas shpine:

*"O filani! Eja drejt meje! Unë jam i Dërguari i Allahut!"* (Vakidi, I, 237)

Zoti urdhëron kështu në Kur'anin e Shenjtë duke e deklaruar këtë të vërtetë:

**“Atë kohë ju iknit me nxitim nga fusha e luftës pa u kthyer pas për të parë, kurse i Dërguari ju thërriste nga pas** (me guxim dhe kurajë të madhe prej aty ku ndodhej)**...”** (Al-i Imran, 3/153)

Beteja kishte marrë fund dhe, të dy palët, me humbje pothuaj të barabarta, ishin tërhequr në pozicionet e mbrojtjes. Kur Ebu Sufjani së bashku me ata që i ndodheshin pranë, do të largoheshin nga Uhudi, i bërtitën Hz. Omerit (r.a.): “Ju japim fjalën se vitin që vjen do të takohemi me ju në Bedër dhe do të përleshemi!” Hz. Omeri priti se ç’do të thoshte Profeti. Dhe Kryeheroi i tha Hz. Omerit:

*“Thuaju: Punë që bëhet! Në dashtë Allahu, le të bëhet ai vend vendi ku do takohemi dhe do të përleshemi!”*

Dhe kur erdhi koha e caktuar, agjentët e Kurejshve dhe hipokritët që kishin frikë t’u dilnin para muslimanëve, bënë ç’u erdhi për dore për t’i shmangur muslimanët nga beteja. Kur nisi të ndihej efekti i përpjekjeve të tyre mbi muslimanët, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha këtë fjali të vendosur që shtronte sheshit kurajën dhe faktin se ai nuk trembej:

*“Betohem në Allahun që ka në dorë qenien time, se, edhe sikur të mos kem me vete asnjeri, unë do të shkoj i vetëm në Bedër!”*

Pas kësaj, Allahu i Madh i ndihmoi muslimanët dhe u dha qëndrueshmëri në zemra. (Ibni Sa’d, II, 59)

Një kohë tjetër kur Profeti ynë i dashur tregoi heroizmin e tij, është dita e Hunejnit. Ndërsa atë ditë, çdokush ikte nga armiku, Profeti vazhdoi ta ngiste kalin pa pushim drejt radhëve të armikut pa i marrë fare parasysh përpjekjet e sahabeve për ta penguar! (Muslim, Xhihad, 76)

Siç kuptohet edhe nga shembujt që pamë më sipër, gjatë gjithë jetës, i Dërguari i Allahut s’ka ditur ç’është frika dhe se vazhdimisht u ka frymëzuar sahabeve, shokëve të tij, guxim! Në lidhje me këtë specifikë, Enes bin Maliku (r.a.) thotë kështu:

“I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ishte më i bukuri, më bujari dhe më i guximshmi i njerëzve. Kur në Medinë ndodhte ndonjë vajtim, ndonjë gjendje e frikshme, Profeti e merrte menjëherë si amanet kalin e quajtur Mendub të Ebu Talhait, e shalonte dhe arrinte atje ku dilte klithma apo vajtimi. Nuk kishte asnjë rast klithme dhe thirrjeje për ndihmë që të mos e shihnim Mendubin duke vrapuar me revan për atje! Prapë një natë, medinasit kishin dëgjuar një thirrje, ishin frikësuar dhe kishin vrapuar në drejtimin nga vinte zëri. Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte pasë shkuar qysh më parë atje, e kishte parë gjendjen në vend dhe, në kthim, ishte takuar me shokët. Ashtu siç ishte, shaluar mbi kalin e Ebu Talhait dhe me shpatën varur për qafe, u kishte thënë sahabeve:

*"Mos kini frikë! Mos kini frikë!"*

Kurse për kalin Mendub u kishte thënë:

*"Qe i shpejtë si rrebesh i tërbuar!"* (Ibni Sa'd, I, 373; Buhari, Edeb, 39)

Imam Busiriu e këndon kështu heroizmin e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), ndihmën e tij për ummetin, bashkësinë e vet, si dhe frikën që lëshonte mbi armikun:

Nuk mund të shohësh një mik të tij të vetëm pa ndihmë,
Po kështu, armik të vetëm të shpëtuar nga humbja si përfundim!..

Një shembull nga sahabet për ndjenjën e kurajës që i përfton njeriut qenia musliman, është kështu: Gjatë kohës kur po zhvillohej lufta e Hendekut, halla e Profetit, Hz. Safije, së bashku me gratë dhe fëmijët ndodhej në vilën e Hassan bin Thabitit në Farí. Ndërkaq, një njësit prej dhjetë vetësh nga çifutët e fisit Beni Kurajdha shkoi te vila. Në fillim çifutët bënë një sulm me shigjeta kundër vilës, pastaj u përpoqën të hynin brenda. Ndërsa njësiti çifut qëndronte në pozicionin e zënë disi larg vilës, njëri prej tyre sillej rreth vilës për të gjetur ndonjë mundësi për të hyrë brenda. Ndërkohë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) së bashku me sahabet vazhdonin të luftonin në Hendek kundër armiqve.

Pasi mbeti pa ndihmë e pa rrugëdalje dhe pasi e pa se përveç saj, s'kishte askush që ta mënjanonte këtë situatë të vështirë, Hz. Safija (r.anha) e lidhi kokën mirë me shall që të mos njihej se ishte grua, mori në dorë një purtekë të trashë dhe zbriti poshtë. E hapi derën ngadalë dhe iu afrua nga pas çifutit që përsillej andej rrotull. Pastaj e goditi në kokë duke e lënë të vdekur në vend dhe u kthye brenda.

Çifutët që arritën aty pas pak dhe e panë të vdekurin, u shpërndanë e u larguan duke thënë:

"Ne na patën lajmëruar se gratë ishin lënë këtu pa roje!" (Hejsemi, VI, 133-134)

Një shembull tjetër që reflekton kurajën e Profetit dhe sahabeve, shokëve të tij, të cilët nuk shmangeshin nga asnjë iniciativë me qëllim për të siguruar garancinë e jetës, pasurisë dhe nderit, është kështu: Një grua nga ensarët, muslimanët medinas, kishte shkuar te një argjendar çifut për të blerë diçka. Në këtë mes, sahabiu me emrin Amr, i cili vuri re se tregtari çifut po e ngacmonte gruan muslimane me fjalë që cënonin nderin dhe dinjitetin e saj, ndërhyri me kurajë të madhe dhe e vrau tregtarin çifut, të zotin e dyqanit. Atëherë, çifutët Beni Kajnuka u mblodhën dhe e vranë sahabiun. Konflikti i shkaktuar prej çifutëve ishte një shkelje e rëndë e marrëveshjes mes tyre për kompromis social brenda shtetit të Medinës, prandaj, Profeti

përgatiti një njësit ushtarak ndëshkimor dhe i shpalli luftë fisit çifut Beni Kajnuka. (Vakidi, I, 176-177)

Mistiku i madh, hirësia Nexhmeddin Kubra, i frymëzuar nga i Dërguari i Allahut dhe sahabet, kur atdheu i tij, Harezmi, u pushtua nga mongolët, bëri një rezistencë heroike së bashku me nxënësit e vet dhe ra dëshmor. Edhe trimat e rrallë, të mbiquajtur "alperenler" (trimat e maleve) të cilët e patën bërë si refren mallin e dëshmorësisë të kulturës mistike, qenë vendosur në skajet e shtetit për të siguruar garancinë e vijave kufitare dhe pararojave, si dhe patën shpalosur shembuj heroizmi, qenë bërë përfaqësuesit më me rëndësi të kurajës dhe guximit!

## I. BUJARIA[1]

**"Për ata që e japin gjënë natën dhe ditën, fshehur dhe hapur, ka shpërblim të madh te Zoti i tyre. Për ata s'do të ketë asnjë lloj frike dhe ata nuk do të dëshpërohen!"**

el-Bakara, 2/274

Koncepti "cömertlik" (bujarí) i përshtatur në turqishte nga fjala persishte "xhevanmerd", shprehet në burimet bibliografike me fjalët "seha" dhe "xhud". Me fjalën "bujarí" emërtohet koncepti i formuar nga nuancat kuptimore "dorëdhënësí, dorëgjerësí" (sehavet), "dhënie", "gostitje", "dhënie shtesë", "ndihmë" (ikram), "dhurim" dhe "mirësi" (ihsan). Bujaria është një veti e lartë morale në sajë të së cilës, njeriu, me mundësitë që zotëron, u jep ndihmë dhe u bën mirësi nevojtarëve për hir dhe pëlqim të Allahut. Dijetarët islamë, të cilët thonë se bujaria ka disa lloj shfaqjesh sipas konsistencës afektive të personit, e shkallëzojnë atë në këto gradë:

- Sehavet (dorëdhënësí, dorëgjerësí); është shpërndarja e një pjese të mallit dhe pranohet si grada e ulët e bujarisë.

- Xhud (dorëhapësi, dorëlirësi); është lloji i bujarisë për të cilën merret si kriter gjesti bujar i Hz. Ebu Bekrit i cili dha për xhihad shumicën e pasurisë duke lënë për vete (dhe familjen) një pjesë të vogël).

- Isár (dorëlëshuarësi, dhënie me të dyja duart); është lloji i bujarisë së personit i cili, megjithëse është nevojtar vetë, ua jep gjënë të tjerëve duke

1. Në origjinal është përdorur fjala turqishte "cömertliği" (bujaria e tij), e cila në rasën emërore njëjës bën "cömertlik". Përkthyesi.

përballuar vështirësi të ndryshme.

Vetitë e bukura, si dorëgjerësia, ndjenja e faljes, njerëzillëku, dëshira për t'i ndihmuar miqtë e shokët, mirëbërësia dhe dhurimi janë cilësi të shquara të njeriut bujar. Ndërkaq, këtu, e rëndësishme është jo vetë sjellja dhe veprimi, por qëllimi dhe shkaqet që e shtyjnë njeriun në bujari. Nisur nga kjo, sjelljet dhe veprimet bujare të bëra për krenari dhe dukje nuk shprehin ndonjë vlerë derisa qëllimi nuk është i sinqertë. Bujaria e vërtetë është ajo që bëhet në rrugën e Allahut dhe me motivin e devotshmërisë.

Bujaria është një nga atributet e Allahut. Kështu, njëri prej emrave të Tij është **"el-Kerim"** (Kur'ani, el-Infitar, 82/6) që do të thotë "dhurues dhe mirëbërës i madh", "bujar i pakufishëm". Veç kësaj, edhe atributet hyjnore, si er-Rahman, er-Rahim, el-Vehhab, el-Latif, et-Tevvab, el-Gaffar, el-Afuvv, er-Rauf, el-Hadi, e shprehin bujarinë e Allahut nga këndvështrime të ndryshme. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), duke u shprehur si në vijim, e ka përmendur Zotin me emrin e nderuar **"Xhevad"**:

*"Allahu i Lartë është Xhevad, domethënë, bujar dhe mirëbërës, prandaj e do bujarinë. Gjithashtu, Ai e do moralin e bukur dhe nuk e pëlqen aspak moralin e keq!"* (Sujuti, I, 60)

*"Pa dyshim, Allahu është tajjib, pra, që e do gjënë e bukur e të këndshme; është i pastër dhe e do pastërtinë; është Kerim (Bujar) dhe e do bujarinë; është Xhevad, pra, që e do bujarinë, dorëdhënësinë dhe dorëlirësinë!"* (Tirmidhi, Edeb, 41)

Këta emra hyjnorë tregojnë se përsosmëria në bujari është e posaçme vetëm për Allahun e Lartë. Allahu e di për çdo qenie në gjithësi se kur dhe në ç'masë ka nevojë dhe i jep në mënyrën më të përshtatshme. Veç kësaj, ngaqë nuk është nevojtar ndaj askujt dhe nuk ka të bëjë me mangësinë, Ai nuk pret ndonjë shpërblim për ato që jep dhe mirësitë që bën. Po qe se do të shpreheshim sipas Ibni Arabiut, Allahu i Lartë, ndërsa nuk ekzistonte asnjë qenie, kreu bujarinë më të madhe duke krijuar qeniet si dhurim prej ekzistencës së vet!

Dhe Allahu i Lartë i cili është bujar, urdhëron që edhe robtë të marrin pjesë nga emrat e Tij dhe të pajisen me moralin e Tij. Në ajetin kur'anor thuhet kështu:

**"O ju që keni besuar! Para se të vijë ajo ditë në të cilën nuk ka as ndonjë marrëdhënie, as ndonjë miqësi dhe kur s'do të gjendet as ndonjë shefaat** (ndërmjetësim për falje) (pa lejen e Allahut)**, shpenzoni me bujari në rrugën e Allahut nga gjërat me të cilat ju kemi furnizuar. Ata që i mohojnë dhuntitë, janë vetë mizorët!"** (el-Bakara, 2/254)

Me anë të këtij ajeti, Zoti bën të ditur se bujaria mund të ushtrohet

vetëm në jetën e kësaj bote. Kur robit t'i vijë vdekja dhe t'i mbyllet kjo portë mundësie, atij s'do t'i mbetet më një mundësi e tillë! Sepse jeta e pasme, ahireti, nuk është vend ku fitohet, por vend ku jepet llogari! Ndërkaq, këtu nënvizohet fakti se, në ditën e kiametit, bujaria do ta shpëtojë njeriun nga çdo lloj shqetësimi, dhimbjeje e vuajtjeje. Kështu që, ata të cilët nuk sillen kështu, për pasojë, që tregojnë mosmirënjohje ndaj të mirave të Allahut, i bëjnë vetes të keqen më të madhe.

Kurse në disa ajete, bujaria është përngjasuar me shitblerjen dhe është konsideruar si një borxh i bukur i dhënë Allahut të Lartë:

**"A ka ndonjë i cili t'i japë një borxh të bukur Allahut të Lartë, në mënyrë që t'ia kthejë të shumëfishuar dhe t'i dhurojë sa e sa shpërblime të tjera të çmuara!"** (el-Hadid, 57/11)

Ky borxh i bukur (karz-i hasen)[1] që e kërkon Allahu i Lartë nga robtë e Tij, është dhurimi (mirëbërësia) që duhet të bëjë robi me zemër të kthjellët dhe nga pjesa e pasurisë që mund ta përballojë nevojën. T'u japësh borxh atyre që kanë nevojë, t'u njohësh afat për kthimin e borxhit, ta trajtosh borxhliun me të mirë, madje, nëse është e domosdoshme, të heqësh dorë nga ajo ç'ka ke për të marrë prej tij, përfshihen, gjithashtu, në borxhin e bukur (karz-i hasen). Ajeti kur'anor në lidhje me këtë çështje, është kështu:

**"Po qe se borxhliu ndodhet ngushtë, jepini afat gjersa të çlirohet. Po ta dinit, falja e asaj që keni për të marrë është më e dobishme dhe më e mbarë për ju!"** (el-Bakara, 2/280)

Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, duke pohuar se dikush nga ata që duhen parë me zili, është njeriu bujar, thotë kështu:

*"Vetëm dy vetë kihen zili: Njëri është personi, të cilin Allahu e ka bërë të pasur dhe, pastaj, të aftë për të shpenzuar në rrugën e Allahut. Dhe tjetri, personi të cilit Allahu i ka dhënë dituri dhe ai e përdor atë për të vepruar me të dhe për t'ua mësuar edhe të tjerëve* (domethënë, e shpenzon diturinë për mirëbërësi)*!"* (Buhari, Ilm, 15)

Malli dhe pasuria i përkasin vetëm Allahut dhe, gjithashtu, është Ai që jep rizk dhe pasuri. Në mallin dhe pasurinë që Allahu i Lartë u jep robve nga bujaria e vet, kanë të drejtë edhe nevojtarët. Prandaj, veprimi më i arsyeshëm për një musliman është ta shpenzojë pasurinë në rrugën e Pronarit (Malik) të vërtetë! Nga kjo bindje buron edhe ndjenja e bujarisë.

Bujaria ka shumë përfundime materiale e shpirtërore të dobishme e të mbara. Para së gjithash, njeriun bujar Allahu e do dhe ua bën të dashur edhe njerëzve të tjerë. Si rezultat, njeriu bujar bëhet i afërt ndaj xhennetit

1. Kështu në origjinal. Përkthyesi.

dhe i largët ndaj xhehennemit. Profeti (s.a.v.s.) porosit kështu:

*“Njeriu bujar është pranë Allahut, pranë xhennetit, pranë njerëzve dhe larg zjarrit të xhehennemit. Kurse njeriu koprrac është larg Allahut, larg xhennetit, larg njerëzve dhe pranë zjarrit të xhehennemit. Injoranti bujar është, për Allahun, më i dashur se koprraci që bën adhurime!”* (Tirmidhi, Birr, 40) Prandaj është bërë e ditur se Allahu i Lartë s’ka për t’i bërë miq njerëzit koprracë, kokëtrashë dhe mendjemëdhenj.

Tek i Dërguari i Allahut, bujaria në dituri, pasuri dhe jetë ndodhej në trajtën më të përkryer. Ai ua mësonte të tjerëve në praktikë, duke e zbatuar vetë, çdo lloj bujarie, si shpjegimi i fesë së Allahut, këshillimi i të paditurve, ushqyerja e të uriturve, plotësimi i nevojave të nevojtarëve dhe përballimi i shqetësimeve njerëzore. Abdullah bin Abbasi (r.a.) e përshkruan kështu bujarinë e Profetit tonë:

“I Dërguari i Allahut ishte më bujari i njerëzve. Kurse në muajin e Ramazanit, bujaria e tij shtohej edhe më shumë! Çdo vit në Ramazan, te ai vinte Xhebraili (a.s.) dhe atë muaj e kalonin së bashku gjer në fund. Profeti i këndonte Kur’an Xhebrailit (a.s.). Ja, pra, në ato ditë, i Dërguari i Allahut bëhej më bujar se erërat mbarështuese!” (Muslim, Fedail, 50)

Hirësia Mevlana Halid Bagdati bën këtë përcaktim mbi bujarinë e të Dërguarit të Allahut:

“Ç’bujari e bukur është ajo që, si rrjedhojë e qenies së tij nga e cila shpërthen bujari, nga deti del margaritar, nga guri i fortë, smerald dhe nga gjembi, trëndafil! Po qe se në lulishte bisedohet mbi moralin e tij të bukur, nuk mund të shohësh gonxhe që të mos e hapë gojën e të qeshë nga gëzimi, domethënë, gonxhe që të mos çelë!” (*Divan*, f. 65-66)

Profeti ynë, i Dërguari Bujar, nuk donte të mbante në dorë më shumë mall se ç’i duhej, pra, e dhuronte menjëherë tepricën përveç nevojave. Kështu, Hz. Omeri që na e bën të ditur këtë gjë, kishte hyrë një ditë në shtëpinë e të birit dhe ishte ulur në sofër. Kur e kishte ndjerë se në gjellën me mish kishte edhe yndyrë tjetër veç yndyrës së mishit, kishte thënë se “në sofrën e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) nuk kishte patur kurrë dy ushqime të ndryshme” dhe nuk e kishte ngrënë gjellën. (Ibni Maxhe, Et’ime, 57)

Kur të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i kërkohej ndonjë gjë, kurrë nuk thoshte “jo”! (Buhari, Edeb, 39) Në një poezi ku e lavdëron Zotërinë e Botëve, duke u shprehur si në vijim, Hassan bin Thabit (r.a.) përpiqet ta përshkruajë këtë aspekt të karakterit të të Dërguarit të Allahut:

“Përveçse në lutjen “Teshehhud”, kurrë nuk pati thënë “la” (jo)! Po të mos ishte “Teshehhudi”, prej tij nuk do të dëgjohej kurrë fjala “la” (jo)!” (Bagdadí, IX, 210)

Po qe se Profetit i kërkohej diçka dhe s'i ndodhej, e merrte borxh dhe ia dërgonte nevojtarit për ta lënë të kënaqur. Një ditë, erdhi një person i tillë dhe i kërkoi diçka. I Dërguari i Allahut i tha: *"Me vete s'kam asgjë që të mund të ta jap ty, prandaj, shko e bleje në emrin tim dhe, kur të vijë malli, e paguaj unë!"* Hz. Omeri të cilit nuk ia bënte zemra të hynte në vështirësi dhe shqetësim, tha:

"O i Dërguari i Allahut! Po të kesh pranë, jepe, përndryshe, Allahu nuk të ka bërë përgjegjës për atë gjë që s'ke mundësi!"

Nga fytyra e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) u kuptua se ai s'kishte mbetur i kënaqur nga fjalët e Hz. Omerit. Atëherë, njëri nga ensarët, muslimanët medinas, tha:

"T'u bëfshin fli nënë e babë, o i Dërguari i Allahut, jep! Dhe mos ki frikë se mos ta pakëson i zoti i Arshit!"

Këto fjalë të sahabiut i pëlqyen shumë Profetit i cili buzëqeshi dhe tha:

*"Edhe unë me këtë jam ngarkuar!"* (Hejsemi, X, 242)

Bujaria e Profetit tonë arrinte edhe përtej kësaj. Kur Profeti shihte njerëz që druheshin të kërkonin ngaqë u vinte turp, por që dalloheshin nga gjendja se ishin të varfër, i ndihmonte me sa t'i vinte për dore duke u futur edhe në borxh. Këtë veti të shquar të të Dërguarit të Allahut, Bilali (r.a.) e përshkruan kështu:

"Nëse një musliman që vinte tek ai, ishte i varfër dhe nevojtar, më jepte urdhër, unë shkoja dhe merrja borxh dhe bleja për të ardhurin ushqime dhe veshje." (Ebu Davud, Haraxh, 33, 35)

Hassan bin Thabit e karakterizon kështu të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) në një kaside të tij: "Edhe në kohët më të vështira kur pengohej të sillej me bujari, ai e shpenzonte atë që kishte në dorë edhe sikur ta kishte trashëgim, edhe sikur ta kishte fitim!"

Edhe vargjet në vijim, më shumë për të Dërguarin e Allahut, Profetin tonë flasin:

"Po qe se një ditë dikush të përngjason ty në bujari me retë, bën gabim në lavdërimin e tij, sepse retë, kur japin, qajnë, kurse ti, kur jep, qesh!"

Kur mësojmë për këtë bujari të tij, e kuptojmë më mirë urtësinë sipas së cilës Profetit i jepen në Kur'an atributet "rauf" dhe "rahim" me kuptimet përkatëse "mirëbërës" dhe "përdëllimtar". (et-Tevbe, 9/128) Profeti ynë i cili bartte në zemër një oqean mëshire e përdëllimi për të gjithë njerëzimin, i vëzhgonte vazhdimisht njerëzit përreth dhe atyre që ndodheshin në gjendje të vështirë, u jepte ndihmë me një delikatesë të madhe pa ua cënuar

dinjitetin. Njërin prej shembujve mbi bujarinë dhe zemërgjerësinë e Profetit tonë e shohim në marrëdhëniet e tij me Hz. Xhabirin. Duke u kthyer nga fushata Dhaturrika, Profeti (s.a.v.s.) bisedonte me Hz. Xhabirin. Kur e mori vesh se sapo ishte martuar dhe, për këtë shkak kishte shumë borxhe, Profeti e pyeti se ç'mall kishte në dorë. Xhabiri i tha se kishte vetëm devenë me të cilën po udhëtonte. Për ta shpëtuar nga borxhet, Profeti i propozoi t'ia blinte devenë dhe Hz. Xhabiri pranoi me kusht që të vazhdonte të udhëtonte me të gjer në Medinë dhe atje t'ia shiste. Pasi arritën në Medinë, Hz. Xhabiri shkoi pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) për t'ia dorëzuar devenë. Dhe në atë çast u përballë me një qëndrim të Profetit që jo vetëm e gëzoi shumë atë vetë, por edhe që i la të çuditur njerëzit e tjerë. Profeti (s.a.v.s.) edhe pagesën e blerjes ia bëri, edhe devenë ia ktheu si dhuratë! (Buhari, Xhihad, 49; Buju, 34; Muslim, Musakat, 109)

Xhabiri (r.a.) thotë kështu:

"Pasi i Dërguari i Allahut ma pagoi devenë dhe pastaj ma dhuroi, hasa në një çifut të njohur të cilit ia tregova se ç'më kishte ndodhur. Mbeti i mahnitur dhe më pyeti disa herë me radhë: "Domethënë, t'i dha paratë e devesë dhe pastaj ta dhuroi?" Edhe unë iu përgjigja: "Po!" (Ibni Hanbel, III, 303)

Në këtë marrëdhënie, Profeti pati vënë si synim t'ia përmirësonte Hz. Xhabirit gjendjen ekonomike dhe qe sjellur sikur po bënte shitblerje me të. Edhe pagesën ia pati bërë me të tepërt. Kjo delikatesë dhe ky moral i lartë të një niveli të papërsëritshëm i pati prekur aq shumë muslimanët, saqë ajo natë ka mbetur në kujtesë me emrin "lejletul baír" (nata e devesë)!

Eshtë edhe një ngjarje tjetër, mjaft mësimdhënëse, që e parashtron në mënyrën më të bukur pafundshmërinë e bujarisë së të Dërguarit të Allahut. Pas ngadhnjimit të Mekës, njëri nga parësia politeiste Kurejshe, Safvan bin Umejje, megjithëse s'qe bërë ende musliman, pati vazhduar t'i rrinte pranë Profetit në luftërat e Hunejnit dhe Taifit. Kur i Dërguari i Allahut po përsillej mes plaçkës së luftës të grumbulluar në Xhirane, edhe Safvani e shoqëronte duke parë me mahnitje luginën plot me deve, dhen dhe çobanë, kurse Profeti ynë i dashur e ndiqte me bisht të syrit gjendjen shpirtërore të tij. Më në fund, e pyeti Safvanin:

*"O Ebu Vehb, a mos të pëlqeu shumë lugina?"*

"Po!" – Iu përgjigj shkurt Safvani. Atëherë, Profeti ynë, i Dërguari Bujar, i tha:

*"Qofshin të tuat edhe lugina, edhe ato që ndodhen në të!"*

Atëherë, duke mos e përmbajtur dot veten, Safvani tha:

"Zemra e askujt përveçse e një profeti nuk mund të jetë bujare gjer në këtë gradë!"

Dhe tha Fjalën e Dëshmisë dhe u bë musliman! (Vakidi, II, 854-855)

Pas kësaj, Safvani u kthye te Kurejshët dhe u tha:

"O njerëz të fisit tim! Bëhuni muslimanë! Vallahi, Muhammedi bën mirësi të tilla që tregon se nuk ka frikë aspak as prej papasjes, as prej varfërisë!" (Muslim, Fedail, 57-58)

Nga kjo ngjarje kuptohet se ç'vlerë kishin kjo botë dhe dhuntitë e saj në sytë e Profetit! Edhe sikur malli që kishte në dorë të ishte, siç u pa këtu, një luginë plot, edhe sikur të ishte dy dërhem, siç tregon Hz. Bilali, kurrë nuk e rezervonte (Ebu Davud, Haraxh, 33, 35), përkundrazi, nuk gjente qetësi gjersa të shpërndante për mirëbërësi. Për më tepër, siç rrëfen Hz. Bilali në lidhje me ato dy dërhemët, në atë rast Profeti pati thënë se nuk do të shkonte në shtëpi por do të qëndronte në faltore gjersa t'i shpërndante dy dërhemët që i kishin mbetur, për pasojë, meqë nuk qe gjendur nevojtar që t'i pranonte, pati kaluar dy net në faltore! (Ibni Hibban, XIV, 262-264)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i cili ndodhej në majë të bujarisë dhe dhurimit, kur ndjente ndonjë dobësi në ndjenjat e bujarisë të sahabeve, ua tërhiqte vëmendjen atyre dhe i nxiste dhe inkurajonte në bujari. Një ditë shkoi në vendbanimin e Bijve Amr bin Avf dhe u bëri zë:

*"O ensarë!"*

"Urdhëro, o i Dërguari i Allahut, nën urdhrin tënd!" – I thanë ata.

*"Edhe në kohën e injorancës, kur nuk i faleshit Allahut, madje, ju merrnit përsipër përgjegjësi të mëdha, u jepnit nevojtarëve nga mallrat tuaja dhe i ndihmonit të mbeturit në rrugë. A mos vallë pasi Allahu me favorin e Tij jua fali Islamin dhe Profetin, filluat t'i fusni mallrat tuaja nën rrethim për t'i marrë nën ruajtje? Për njeriun ka shpërblim për shkak të të ngrënave të kafshëve të egra ose zogjve!"*

Pas kësaj, Bijtë Avf u ngritën menjëherë, shkuan në hurmishtet dhe secili hapi tridhjetë dyer në muret rrethuese të kopshteve të veta. (Hakim, IV, 148) Sepse Zoti urdhëronte: **"Ç'të jepni ju për Allahun, Allahu ju jep menjëherë tjetrën në vend të saj. Ai është më i dobishmi i dhënësve të rizkut!"** (Sebe, 34/39)

Edhe sahabet e zgjedhur të cilët na janë ofruar si yje që duhet t'i ndjekim, kanë shpalosur shembuj të mrekullueshëm për t'u marrë mësim në çështjen e bujarisë. Ukbe bin Amr (r.a.) thotë kështu:

"Kur zbriti ajeti mbi sadakanë, filluam të jepnim për mirëbërësi nga fitimet tona duke bartur ngarkesa në shpinë. Ndërkaq, erdhi një burrë dhe dha sadaka me shumicë. Hipokritët thanë: "Vepron për t'u dukur!" Erdhi dikush tjetër dhe dhuroi një masë hurma. Prapë, hipokritët thanë: "Allahu





s'është nevojtar për një masë hurma të këtij!" Atëherë, zbriti ajeti kur'anor: **"Sa për ata të cilët, në lidhje me çështjen e sadakasë, i përflasin pas shpine dhe i tallin besimtarët që japin me gjithë zemër si dhe njerëzit që nuk gjejnë gjë tjetër për të dhënë përveç asaj që kanë mundësi, Allahu i ka shndërruar në faqezinj dhe për ta ka një ndëshkim të hidhur!"** (et-Tevbe, 9/79) (Buhari, Zekat, 10; Muslim, Zekat, 72)

Me ç'kuptohet nga rivajetet (rrëfimet) e ndryshme të hadithit, ai që pati sjellë shumë para, pati qenë Abdurrahman bin Avf (r.a.). Ai pati dhënë si sadaka gjysmën e pasurisë, katër mijë dërhemë. Kurse ai që pati sjellë një masë hurma, pati qenë Ebu Akil el-Ensariu (r.a.) i cili, si shpërblim për dy masë hurma, pati bartur tërë natën ujë dhe, pasi pati lënë një masë hurma për nevojat e familjes, pjesën tjetër ia pati sjellë të Dërguarit të Allahut me qëllim për të fituar pëlqimin e Allahut. Në të vërtetë, ajo që nuk e duronin dot hipokritët, ishte se, si të pasurit, ashtu dhe të varfërit ndër sahabet, jepnin si sadaka gjysmën e pasurisë ose të fitimit. Edhe nëse në këto dy shembuj ndryshon sasia e dhënë si sadaka, raporti i sakrificës i dhënësve nuk ndryshon, mbetet po ai!

Qytetërimi të cilit i kanë prirë të parët tanë të njohur për bujarinë, mikpritjen dhe mirëbërësinë e tyre, është quajtur "Qytetërimi i Vakfeve". Më shumë se pallate, vila dhe kapital, ata patën lënë pas vdekjes institucione shoqërore, si hane, hamame, xhami, çezma, medrese dhe teqe, u patën vënë vulën e Islamit tokave ku patën jetuar. Ata e patën shpenzuar pasurinë bujarisht për lumturinë e njerëzimit dhe shërbimin ndaj njerëzve e patën konsideruar adhurim ndaj Zotit. Ndjenja e bujarisë tek ta qe zhvilluar aq shumë, saqë bënin garë me njëri-tjetrin se kush do t'i priste dhe respektonte më mirë miqtë. Një ngjarje interesante që pati përjetuar udhëtari tunizian Ibni Batuta i cili, në shekullin XIV e pati shëtitur botën islame skaj më skaj, është një shembull shumë i bukur i kësaj. Duke e shëtitur Anadollin, Ibni Batuta me shokë arrijnë në qytetin Denizli që atëherë quhej me emrin Ladik. Ibni Batuta e përshkruan kështu ngjarjen në shënimet e veta të udhëtimit:

"Kur hymë në qytet dhe po kalonim përmes tregut, pamë se disa njerëz që dolën nga dyqanet, rrëmbyen kapistrat e kafshëve tona dhe po i tërhiqnin nga vetja. Pastaj doli një grup tjetër që i ndaloi të parët dhe midis tyre nisi përleshja. Pastaj, kur përleshja u nxeh keq, disa nxorën hanxharët dhe nisën t'i sulmojnë të tjerët. Meqë nuk e kuptonim dot ç'thoshin, filluam të frikësohemi. Menduam se do të ishin piratët dhe grabitësit Germijanë, se qyteti ishte i tyre dhe se kishin për qëllim të na i grabisnin mallin dhe jetën! Pastaj, Allahu i Lartë na dërgoi një njeri që dinte arabisht dhe kishte qenë në haxh. E pyetëm se ç'kërkonin prej nesh. Ai na tha se ishin të sektit Ahí, se, të parët që ishin takuar me ne, ishin dervishë të Ahi Sinanit, kurse

ata që kishin ardhur më pas, ishin dervishë të Ahi Dumanit. Të dy palët grindeshin dhe përlesheshin për të na marrë ne si miq në teqen e vet. Ishte e pamundur të mos mbeteshe i mahnitur nga mikpritja e tyre e lartë! Më në fund, duke pranuar ta zgjidhnin çështjen me short, me radhë, u pajtuan. U vendos që kush do ta fitonte shortin, do të na merrte si miq në teqen e anës së vet. Radha i ra anës së Ahi Sinanit. Me ta marrë vesh këtë, Ahi Sinani erdhi aty bashkë me një grup dervishësh, na priti dhe na urdhëroi mirëseardhjen për në teqen e tyre. Na vunë para gjellë të ndryshme. Pastaj, pasi pushuam pak, Ahi Sinani na mori të gjithëve e na çoi në hamam. Ai më shërbeu vetë në banjë. Kurse dervishët e tjerë u shërbyen shokëve të mi. Pasi dolëm nga banja, u shtrua sërish një sofër e madhe. Pas gjellëve dëgjuam këndim Kur'ani nga hafizë zëbukur, bëmë ziqër. Të nesërmen pamë se Ahi Dumani me myridët e vet na prisnin për të na marrë me vete. Edhe atje u përballëm me një bujari të shumëllojshme!" (Ibni Batuta, f. 305-306)

Në një shkrim të poetes sonë, zonjës Halidé Nusret Zorlutuna, të botuar në vitin 1956 në Revistën Islame (nr. 7, f. 21), sa mësimdhënëse janë këto radhë që tregojnë mendësinë e bujarisë, të ardhur gjer në ditët tona, të të parëve tanë të cilët e patën bërë udhërrëfyes për vete moralin e bukur të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.):

"Në të shkuarën e largët – edhe jo aq të largët, gjer vetëm dyzet vjet më parë – tek ne, mu pranë konaqeve të mëdha e të shkëlqyera, ndodheshin shtëpi të vogla, modeste, por shumë të pastra. Në to jetonin në mirëqenie e qetësi familje me të ardhura të pakta, pleq në pension, gjyshe të veja, jetimë. Po, në mirëqenie! Sepse nga ushqimet e dimrit dhe të ramazanit që barteshin me karroca për në konaqet e mëdha, pjesa për ato shtëpitë e vogla veçohej fshehtas dhe fshehtas dërgohej. Për këtë fshehtësi tregohej kujdes i posaçëm me qëllim për të ruajtur dinjitetin e atyre që merrnin ndihma. Gjyshet tona thoshin: "Dora e majtë nuk duhet ta dijë se ç'jep dora e djathtë!" Jo siç bëjnë tani që e botojnë në gazetë duke ia shpallur gjithë botës fotografinë e fëmijës të veshur e mbathur për mirëbërësi!

A mos po bëhej gati ndonjë vajzë e atyre shtëpive të vogla për të dalë nuse? "Organizata e ndihmës" e lagjes, organizatë e padukshme me sy, por e ushqyer me ndjenja islame dhe njerëzore, hynte menjëherë në veprim vetvetiu. Ajo s'kishte as kryetar, as zëvendëskryetar, as sekretar! Askush s'kishte pasion për këta tituj! Sepse ata njerëz ishin vullnetarë të vërtetë, jo me fjalë! Qëllimi i vetëm i tyre ishte t'u ndihmonin njerëzve për hir dhe pëlqim të Allahut, t'i shpëtonin njerëzit nga ngushtica ekonomike dhe shqetësimi, t'i bënin njerëzit të jetonin në mirëqenie dhe lumturi! Dhe duart e fshehta mirëbërëse që kishin hyrë në veprim vetvetiu në çastin kur ishte e nevojshme, sapo mbaronte puna, tërhiqeshin nga skena menjëherë dhe sërishmi pa zë, në heshtje! Dhe ja tek vajza jetime e mëhallës ishte





bërë nuse me një pajë shumë më të përsosur dhe me një dasmë më të bukur se e një vajze me nënë e babë, e një vajze të një familjeje me gjendje ekonomike të mesme!

Ishte gjithë po kjo organizatë e cila vazhdimisht me po atë heshtje fisnike e mrekulluese, vraponte në ndihmë të lehonave, të të sëmurëve, të familjeve që u kishte ndodhur ndonjë vdekje. Ishte po ajo që i siguronte mu në kohë ushqimet e ramazanit të familjeve të varfra dhe rrobat e bajramit të vocërrakëve të panjeri!..”

Siç u pa, bujaria është tipari më me rëndësi i një besimtari. Është e pamundur të përfytyrohet që besimtari të mos jetë bujar, sepse kurrë nuk mund të gjenden bashkë në një zemër besimi me koprracinë! Këtë të vërtetë e shpreh kjo ngjarje e përcjellë nga Hz. Enesi:

“Kishte vdekur dikush. Një njeri tha me zë të lartë aq sa të mund ta dëgjonte i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.): “I qoftë i bekuar xhenneti!” Atëherë, i Dërguari i Allahut i tha: *“Ku e di ti? Ndoshta ai ka folur kot ose ka treguar koprraci duke dhuruar nga pasuria e vet aq pak sa të mos i ketë pakësuar gjë!”* (Tirmidhi, Zuhd, 11)

Në një hadith tjetër, duke u shprehur si në vijim, Profeti ka bërë të ditur fundin e hidhur të koprracisë në këtë botë dhe në jetën e pasme, ahiret: *“Ruhuni nga ushtrimi i padrejtësisë dhe dhunës, sepse në ditën e kiametit, padrejtësia dhe dhuna kanë për t’iu bërë errësirë e zezë sterrë për mizorin! Ruhuni edhe nga koprracia, sepse koprracia i ka shkatërruar njerëzit që kanë jetuar para jush, gjer atje sa t’i shkelin të drejtat e paprekshme dhe ta vrasin njëri-tjetrin!”* (Muslim, Birr, 56) Prandaj, besimtari duhet të bëjë përpjekje për ta hedhur tutje koprracinë që e ka në natyrë dhe për ta fituar moralin e bujarisë! Sepse një nga vetitë më të dobishme për jetën e amshuar është që nefsi (vetvetja, egoja) të jetë dorëgjerë. Dorëgjerësia është shpirti i zeqatit dhe dhurimit. Edhe edukimi i nefsit është i mundur vetëm me anë të dorëgjerësisë. Kurse rrugët e arritjes së kësaj janë sjellje të tilla, si dhënia (dhurimi) kur je vetë nevojtar, falja e atij që të bën padrejtësi, durimi si rrjedhojë e besimit evident mbi ahiretin, jetën e pasme, kur përballesh me gjëra që s’të pëlqejnë.

Më në fund, bujaria, dorëgjerësia, është një nga elementët më me rëndësi të moralit të lavdërueshëm i cili është i domosdoshëm për shëndetshmërinë e jetës individuale e shoqërore, materiale e shpirtërore! Siç ka thënë Imam Gazaliu, tek personi i varfër duhet të mbisundojë jo lakmia, por ngopja, kurse tek personi i pasur, jo koprracia, por bujaria!”

## K. NDJENJA E FALENDERIMIT (SHUKR) TE PROFETIT NDAJ ZOTIT DHE NJEREZVE[1]

**"...Betohem në Individualitetin tim të lartë se, po të falenderoni, do t'jua shtoj vazhdimisht dhuntitë e mia për ju!"**

Ibrahim, 14/7

Ndjenja e falenderimit (shukr) është respekti dhe mirënjohja e treguar me fjalë, veprim ose zemër (ndjenjë) ndaj mirëbërësit (Zotit) për mirësinë e bërë prej tij.

- Falenderimi me fjalë është ta përmendësh dhënësin ose mirëbërësin, ta lavdërosh atë dhe t'i miratosh me fjalë gjërat që duhen bërë në lidhje me çështjen në fjalë.

- Falenderimi me veprim ose praktik është t'i përdorësh gjymtyrët e trupit dhe dhuntitë e tjera duke synuar pëlqimin e Allahut. E shprehur ndryshe, është që, sipas mundësive dhe pozitës, t'i mbrosh robtë e Allahut dhe të kujdesesh për ta, t'i bësh pjesëtarë nevojtarët në kamjen tënde.

- Falenderimi me zemër (ndjenjë) është ta njohësh dhe ta vërtetosh dhënësin e të mirës ose dhuntisë.

Daja i tij, Seri Sakatiu, e çoi në haxh Xhunejd Bagdatin shtatëvjeçar. Në një nga kuvendet e kulturës shpirtërore të realizuara brenda *Haremit*, u bë fjalë edhe për falenderimin ndaj Zotit. Pasi secili nga *arifët*, dijetarët e kulturës shpirtërore që ndodheshin aty, bëri vlerësimet e veta, Seri Sakatiu iu drejtua Xhunejd Bagdatit dhe i kërkoi që të fliste edhe ai. Pasi u mendua një copë herë, Xhunejd Bagdati dha këtë përgjigje të shkëlqyer:

"Shukr (falenderimi) është që të mos ta përdorësh dhuntinë e Allahut të Lartë për ta kundërshtuar atë, si dhe të mos ta bësh atë dhunti kapital për mëkatin."

Në zemrën ku besimi evident[2] arrin përkryerjen dhe fiton vazhdimësi, shfaqen gjendje shumë të bukura. Dhe falenderimi ndaj Zotit është një rezultat i natyrshëm i këtyre gjendjeve. Njeriu i cili arrin gradën e falenderimit, sheh se çdo lloj mirësie apo dhuntie e hapur ose e fshehtë vjen nga Allahu,

1. Megjithëse në këtë nëntemë diskutohet kryesisht ndjenja e falenderimit e Profetit Muhammed ndaj Zotit, bëhet fjalë përgjithësisht edhe për ndjenjën e falenderimit si element i rëndësishëm i moralit të bukur, prandaj titullin e nëntemës në origjinal të shprehur vetëm me fjalën "shukr" e kemi përkthyer kështu, në mënyrë të perifrazuar.
2. Në origjinal: yakîn ose, latinisht, *ad oculos*. Përkthyesi.

atij i shtohet dashuria për Zotin e vet dhe e kupton se është i paaftë ta falenderojë Atë (ashtu siç duhet).

Ta njohësh vlerën e së mirës, të ndjesh falenderim ndaj atij që ta bën të mirën, si dhe duke e kujtuar të mirën, ta lavdërosh atë, të gjitha këto janë sjellje të bukura që burojnë nga falenderimi.

Ngjarja si më poshtë është shumë kuptimplote përsa i përket faktit që tregon se sa falenderues i madh ishte Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, ndaj njerëzve që i bënin qoftë edhe mirësinë më të vogël.

Muhammed bin Mesleme thotë kështu: Një ditë ndodheshim pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), i cili i tha Hassan bin Thabitit:

*"O Hassan, a po na këndon nga poezitë e kohës së injorancës një kaside që Allahu e ka lejuar të këndohet?"*

Dhe ai këndoi një poezinë e A'sha-it ku satirizonte Alkame bin Usase-n. Por i Dërguari i Allahut i tha:

*"O Hassan, këtej e tutje mos e këndo më këtë poezi në kuvendet ku ndodhem unë!"*

Hassan bin Thabiti e pyeti Profetin me habi:

"O i Dërguari i Allahut, a po më pengon mua të satirizoj një politeist që ndodhet pranë Kajserit?"

Kurse Profeti (s.a.v.s.) iu përgjigj:

*"O Hassan, personi që i falenderon njerëzit më shumë se të tjerët, është, në të njëjtën kohë, edhe personi që e falenderon Allahun më shumë! Kajseri e pati pyetur Ebu Sufjanin për mua dhe ai nuk tha gjëra të mira për personin tim. Kurse kur e pyeti Alkamen, ai foli mirë për mua!"*

Duke shpalosur një ndjenjë të lartë të vlerësimit të së mirës, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati shprehur falenderimin e vet ndaj Alkames. (Ali el-Muttaki, III, 738-739)

Edhe kjo ngjarje e transmetuar nga Aisheja (r.anha) parashtron rëndësinë e falenderimit ndaj njerëzve. Ajo thotë:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më thoshte shpesh:

*"O Aishe, a po më këndon nga vargjet që di përmendësh?"*

"Cilat vargje dëshiron, o i Dërguari i Allahut, sepse në kujtesë kam shumë poezi!" – I thosha unë.

*"Vargje mbi falenderimin!"* – Më përgjigjej ai. Një radhë, i thashë: "Nënë e babë t'u bëfshin fli, më thuaj, nga cili poet?" Dhe i recitova një poezi që bënte fjalë për bukurinë e falenderimit ndaj njerëzve si përgjigje ndaj të

mirave të bëra prej tyre. Atëherë, i Dërguari i Allahut më tha kështu:

*"O Aishe! Sipas asaj që më ka njoftuar Xhebraili, ditën e ringjalljes pas kiametit, kur Allahu i Lartë do t'i grumbullojë njerëzit, do ta pyesë robin që ka parë një të mirë nga dikush tjetër:*

*"A e falenderove robin tim që të bëri të mirë?"*

*"O Zot! Meqë e dija se e mira që m'u bë më vinte prej teje, të falenderova vetëm ty!" – Do t'i përgjigjet ai. Kurse Allahu i Lartë do t'i thotë:*

*"Gjersa të mos e kesh falenderuar robin tim që e bëra ndërmjetës për të të arritur të mirat ty, nuk mund të më kesh falenderuar mua!"* (Ali el-Muttaki, III, 741-742)

Po qe se falenderimi bëhet vetëm me gojë dhe zemër, mbetet i mangët. Falenderimi i plotë realizohet duke shtuar edhe falenderimin me veprim. Ashtu siç e ka krijuar çdo gjë me një qëllim dhe urtësi të caktuar, edhe dhuntitë për njeriun Allahu i Lartë i ka dhuruar me një synim të caktuar. Dhunti të tilla, si jeta, besimi, rizku dhe shëndeti, i janë dhënë njeriut me qëllim që ta falenderojë Allahun dhe të shërbejë në rrugën e Tij. Këtë e tregon ajeti në vijim:

**"Allahu ju nxori nga barqet e nënave kur s'dinit asgjë, Ai ju dha veshë, sy dhe zemra që të falenderoni!"** (en-Nahl, 16/78)

Allahu i jep njeriut kokë dhe, si falenderim, i kërkon sexhde, pra ta adhurojë Atë duke vënë ballin në tokë; Allahu i fal njeriut këmbë dhe, si falenderim, kërkon prej tij adhurim dhe shërbim!

Në të njëjtën kohë, falenderimi është një nga virtytet morale që shpreh edukatën dhe respektin e robit ndaj Zotit dhe ia lartëson vlerën e tij tek Zoti. Megjithëkëtë, njerëzit që e bartin këtë ndjenjë, janë fare pak. me të vërtetë, Zoti thotë kështu:

**"O familja e Daudit, përpiquni të falenderoni (Allahun)! Sa të paktë janë robtë e mi që falenderojnë ashtu siç duhet!"** (Sebe, 34/13)

Sepse njeriu është një qenie që harron shumë shpejt dhe që priret menjëherë nga bota. Sa bukur e ka shprehur Kamí Ahmed Çelebiu faktin se janë të paktë njerëzit që e kërkojnë afërsinë dhe pëlqimin e Allahut, që e falenderojnë atë ashtu siç duhet, që nuk bëjnë sipas dëshirave dhe pasioneve të veta, pra që janë në konsistencën e duhur:

Ata që e njohin të fshehtën "men aref"[1], një në njëqind mijë,
Mbret në fronin e afërsisë hyjnore, një në njëqind mijë;

1. Men aref: Trajta e shkurtuar e shprehjes "Men arefe nefsehu fekad arefe Rabbehu" / Kush njeh vetveten, sigurisht njeh (edhe) Zotin e vet!". Përkthyesi.

Janë shumë velinj[1] që ndjekin kauzën e diturisë me fjalë,
Por ata që janë me të vërtetë njohës të Zotit, një në njëqind mijë;
Ata që e fshijnë përshkrimin e vaniteteve nga tabela e kujtesës
Dhe e kanë zemrën e pastër si shtëpi të Zotit, një në njëqind mijë;
Ata që bërtasin, me zemrën-pallat të ndritur,
Vend-pushimi për mbretin e ashkut, një në njëqind mijë;
Ata që thonë "edhe unë jam sulltan", në botë, pa numër e kufi,
Por ata që janë skllevër në selinë e njerëzve të Zotit, një në njëqind mijë;
Ata që nuk vrapojnë pas pasioneve të premtuara nga nefsi,
Por janë bashkudhëtarë me ashkun në udhën e Zotit, një në njëqind mijë;
Mëtuesit janë të shumtë, por ata si Kamiu, në ashk,
Ashikët e Zotit me gjuhën e zemrës, një në njëqind mijë!

Për të mund të fituar veti të bukura duke nisur me durimin dhe falenderimin, njeriu duhet të bëjë përpjekje të mëdha dhe të tregojë zell të vazhdueshëm. Sa bukur që e shpreh poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi këtë gjë:

*"Ty të ka ikur gomari nefs, pra, lidhe atë në hurin e përpjekjes! Se, gjer kur do të ikë ai për të mos e bartur barrën e njerëzillëkut dhe adhurimit? Qoftë për rrugën njëzetvjeçare, qoftë tridhjetëvjeçare, qoftë dyqindvjeçare, atij i duhet ngarkuar barra e durimit dhe falenderimit, ai duhet shtrënguar që ta mbajë këtë barrë! Asnjë mëkatar nuk e vuajti mëkatin e tjetrit dhe askush nuk korri atë që s'e mbolli!"* (Mesnevi, dyvargshet 729-731) *"Dhe ajo çka është e arsyeshme, është ta falenderosh atë që të jep të mira. Po qe se nuk falenderon, porta e zemërimit hapet përjetësisht."* (Mesnevi, dyvargshi 2671)

Në të vërtetë, Allahu i Lartë nuk ka nevojë për falenderimin e askujt. Hyjniteti, lartësia sublime dhe sundimi i Tij as lartësohen një gradë e as pakësohen një gradë me falenderimin apo mohimin e ndokujt. Ai vetë është zotërues mbi çdo gjë. Me të vërtetë, Zoti e shpreh këtë të vërtetë me gjuhën e Sulejmanit (a.s.) në këtë mënyrë:

**"Kush falenderon, falenderon vetëm për vete. Dhe kush tregohet mosmirënjohës, ta dijë se, pa dyshim, Zoti im s'është nevojtar për falenderimin e askujt, Ai është bujar dhe mirëbërës!"** (en-Neml, 27/40)

Ndërsa falenderuesve u jepen dhunti të larta dhe afërsia e Allahut, atyre që s'falenderojnë u merren bukuria, aftësitë dhe afërsia ndaj Allahut gjersa tek ta të mos mbetet as gjurma nga këto veti të bukura!

Çdo situatë dhe veprim të vetin, Profeti ynë i dashur e ka shoqëruar me ndjenjën dhe shprehjen e lavdërimit dhe falenderimit ndaj Zotit. Aisheja (r.anhu) e përshkruan kështu këtë pozicion të Profetit:

1. Në origjinal: veli, i urtë, shenjtor. Përkthyesi.

Profeti (s.a.v.s.) falte namaz natën gjersa i enjteshin këmbët. Unë i thashë një herë:

“Pse bën kështu, o i Dërguari i Allahut? Kurse Allahu t’i ka falur të gjitha gabimet e shkuara e të ardhshme!”

*“Pse, a të mos bëhem një rob falenderues?”* – Ma ktheu ai! (Buhari, Tefsir, 48/2)

Me këto fjalë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur domosdoshmërinë e faktit që dhuntitë e falura nga Zoti nuk duhen bërë pretekst për pakësimin e adhurimit, por, përkundrazi, duhen bërë pretekst për shtimin e falenderimit. Edhe sikur njeriu, robi i Zotit, të mos ketë fare mëkate, falenderimi për dhuntitë hyjnore që i janë falur i kapërcen mundësitë e tij. Për këtë arsye, pendesa me vetëdijen e dobësisë është një ndër domosdoshmëritë e pozitës së robit ndaj Zotit. Në këtë mënyrë, me anë të vazhdimësisë së adhurimit, robi e shton falenderimin dhe afërsinë ndaj Allahut. Sa bukur u bëhen interprete këto fjalë të poetit Mevlana, Xhelaleddin Rumi, këtyre ndjenjave të larta të Profetit tonë:

*“Falenderimi ndaj dhuntisë është më kënaqësidhënëse se vetë dhuntia. Personi që e pëlqen falenderimin, a mos vallë e lë falenderimin dhe shkon në anë të vetë dhuntisë? Falenderimi është shpirti i dhuntisë, kurse vetë dhuntia është si lëkura. Sepse është vetëm falenderimi që të çon ty në portë të mikut! Dhuntia shkakton tek njeriu indiferentizëm, shkujdesje, kurse falenderimi i sjell njeriut syçelësí. Ti mblidhi mendtë në kokë dhe gjuaj dhunti me anë të kurthit të falenderimit!”* (Mesnevi, dyvargshet 2895-2897)

Hz. Aliu ka një thënie të tillë mbi këtë çështje:

“Disa njerëz kryejnë adhurime (falen) duke shpresuar të fitojnë diçka; ky është adhurim tregtari. Disa të tjerë kryejnë adhurime (falen) nga frika dhe ky është adhurim skllavi. Kurse disa të tjerë kryejnë adhurime (falen) në shenjë falenderimi (ndaj Zotit). Ja, ky është adhurimi i njerëzve të zgjedhur[2] të çliruar prej të gjitha ndjenjave negative.”

Duke njoftuar se ka për t’i shpërblyer njerëzit me ndjenjë të tillë falenderimi, Allahu (xh.xh.) thotë kështu:

**“...Atij që kërkon kapitalin e kësaj bote, do t’i japim prej saj. Dhe atij që kërkon mirësinë e ahiretit, do t’i japim prej saj. Kurse ata që falenderojnë, patjetër do t’i shpërblejmë!”** (Al-i Imran, 3/145)

Kur njeriu bëhet i pasur ose i fuqishëm, përgjithësisht priret të bëhet i padrejtë dhe mizor, të bëhet i ashpër dhe arrogant, si dhe me ndërgjegje të pandjeshme. Kurse falenderimi është një tipar moral i bukur i cili e mbron

2. Në origjinal: havass, elita shpirtërore. Përkthyesi.

njeriun nga arroganca si pasojë e mundësive të tepërta që i krijohen, përgjithësisht, si pasojë e mendjemadhësisë. Sepse falenderimi është përpjekja për t'iu bërë pengesë vetëpërkëdheljes, tekave dhe teprimeve, për pasojë, humbjes së dhuntisë. Njeriu që falenderon e di se çdo të mirë, çdo dhunti që i bie në dorë, ia ka dhënë Allahu dhe se ka përgjegjësi për t'i përdorur ato ashtu siç dëshiron Ai. Kjo bindje është baza e thjeshtësisë dhe pjekurisë së profetëve, si Hz. Daudi dhe Hz. Sulejmani, të cilëve u qe dhënë pozitë, pasuri dhe sundim i madh. Edhe shkaku bazë i disfatës së hidhur që pësoi Karuni i shndërruar në arrogant dhe tekanjoz për shkak të pasurisë dhe pushtetit që kishte në dorë, është privimi nga kjo mendësi dhe nga mosnjohja e falenderimit.[1]

Po qe se besimtari tregon, me anë të falenderimit, se nuk ka për t'u bërë arrogant, se nuk ka për t'u bërë mendjemadh, i përkëdhelur e tekanjoz si pasojë e të mirave dhe dhuntive që i jepen, Allahu i fal edhe më shumë të mira e dhunti. Këtë e shpreh ajeti: **"...Betohem në Individualitetin tim të lartë se, po të falenderoni, do t'jua shtoj vazhdimisht dhuntitë e mia për ju! Por po të tregoheni mosmirënjohës, pa dyshim, ndëshkimi im është shumë i ashpër!"** (Ibrahim, 14/7) Për këtë arsye, Profeti ynë e ka përmendur zemrën falenderuese si një ndër dhuntitë më të mëdha që i janë dhënë njeriut. Thevban (r.a.) tregon kështu:

"Kur zbriti ajeti **"...Paralajmëroji ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk e shpenzojnë në rrugën e Allahut!"** (et-Tevbe, 9/34) ne ndodheshim me të Dërguarin e Allahut në fushatë. Disa nga sahabet thanë: "Ja tek zbriti ç'kishte për të zbritur mbi arin dhe argjendin! (Pra, s'kemi për të grumbulluar më ar e argjend!) Sikur ta dinim se cili mall është më i dobishëm e më i mbarë e të siguronim pak prej tij!" I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dha këtë përgjigje:

*"Më të mirat e gjërave që zotërohen, janë gjuha që bën ziqër (që e përmend Allahun), zemra që falenderon dhe gruaja e mirë (saliha) që i jep ndihmë besimit të të shoqit!"* (Tirmidhi, Tefsir, 9/9)

Profeti ua bënte të ditur sahabeve se edhe nga një e ngrënë pas urisë disaditore, madje, do t'u kërkohej llogari në ditën e kiametit dhe u thoshte se për këtë dhunti duhej të ndjeheshin falenderues ndaj Allahut. Edhe ai vetë ndjente vazhdimisht falenderim për çdo të mirë e dhunti që i falej.

1. Karuni për të cilin tregohet në suren Kasas, ndërsa në fillim qe një rob i mirë (salih), më pas e shkatërroi lumturinë e vet të amshuar si një indiferent i ulët dhe kundërshtues faqezi. Zoti e fundosi atë në fund të dheut së bashku me pasurinë e vet së cilës i besonte më shumë se çdo gjëje tjetër, tek e cila mbështetej më shumë se te çdo gjë tjetër dhe me të cilën mbahej më të madh e krenohej. Pavarësisht nga pozita, grada dhe epërsia shpirtërore e personit, në të gjitha kushtet, nefsi (vetvetja, fryma) i njeriut është gjithmonë në pritje dhe sapo t'ia gjejë rastin, e çon zemrën në disfatë.

Dyvargshi i mëposhtëm e shpreh sadopak këtë gjendje ndjesore të Profeti tonë:

> Disa njerëz ankohen pse trëndafilat kanë gjemba,
> Kurse unë falenderoj që mes gjembave ka trëndafilë...[2]

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vërente se të mirat që ndodheshin tek ai s'ndodheshin tek të tjerët, menjëherë e falenderonte Allahun. Kështu, një herë pati ndodhur që shkoi për vizitë tek një i sëmurë ulok dhe sa e pa në ç'gjendje ndodhej, zbriti menjëherë nga kafsha dhe ra në sexhde. (Hejsemi, II, 289) Njohja e vlerave dhe falenderimi ndaj çdo të mire të përjetuar është tipar i njerëzve të pjekur. Profeti ynë i dërguar si mëshirë për botët, ka rënë menjëherë në sexhden e falenderimit edhe përballë një mëshire hyjnore të dhënë ummetit, bashkësisë së tij. Një vëzhgim të tijin mbi këtë specifikë, Sa'd bin Ebi Vakkas (r.a.) e tregon kështu:

"Një ditë, së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), dolëm në rrugë nga Meka për të shkuar në Medinë. Kur u afruam në vendin e quajtur Azverá, Profeti zbriti nga kafsha. I ngriti duart lart dhe u lut një copë herë, pastaj ra në sexhde ku mbeti gjatë. Këtë e përsëriti tri herë. Më në fund, tha kështu:

*"I paraqita një kërkesë Zotit tim dhe iu luta që të ma falte ummetin, bashkësinë. Dhe Ai ma fali një të tretën e ummetit. Atëherë, unë rashë në sexhde për ta falenderuar Zotin. Pastaj e ngrita kokën sërish dhe iu luta Zotit të ma falte ummetin dhe Ai ma fali edhe një të tretën tjetër. Atëherë unë rashë sërish në sexhde për ta falenderuar Zotin. Pastaj e ngrita kokën përsëri dhe iu luta Zotit të ma falte ummetin dhe Ai ma fali një të tretën e ummetit që kishte mbetur. Atëherë, edhe unë rashë në sexhde përsëri për ta falenderuar Zotin!"* (Ebu Davud, Xhihad, 162)

Çdo e mirë dhe dhunti që e gëzon njeriun dhe çdo shqetësim i mbetur pas e bëjnë të domosdoshëm një falenderim. Në fakt, siç thotë edhe poeti Saadi Shiraziu, për çdo frymëmarrje, gjatë së cilës, një herë marrim frymë dhe pastaj nxjerrim frymë, bëhemi dy herë borxhlinj. Meqë nuk do të mundim t'i shlyejmë këto borxhe, të paktën, krahas adhurimeve farz që na kërkon Allahu, të jemi të rregullt edhe në adhurimet nafile të kryera nga Profeti ynë, i Dërguari i Allahut! Veç kësaj, kur të na vijnë të mira apo kur të shpëtojmë prej të këqijave, të biem në sexhden e falenderimit ndaj Allahut për t'ia paraqitur Atij adhurimin dhe mirënjohjen tonë. Në raste të tilla, edhe ndihmat për të varfërit dhe nevojtarët marrin vlerën e një shprehjeje falenderimi ashtu si namazet nafile të falura për hir dhe pëlqim të Allahut.

2. E shprehur ndryshe, "Në vend që të ankohesh për gjembat e trëndafilave, duhet ta falenderosh Zotin që ka krijuar mes gjembave një lule të tillë si trëndafili!"





Abdurrahman bin Avf (r.a.) e tregon kështu një ngjarje tjetër që shpreh delikatesën e falenderimit të Profetit ndaj dhurimeve dhe mirësive të Allahut:

"Një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte dalë nga mesxhidi. Unë e ndoqa pas pa më ndjerë ai. I Dërguari i Allahut hyri në një kopësht hurmash. U kthye nga kiblja dhe ra në sexhde. Dhe aq e zgjati sexhden sa pandeha se mos kishte vdekur! I shkova menjëherë pranë, u përkula dhe fillova ta shihja në fytyrë. I Dërguari i Allahut e ngriti kokën dhe më pyeti:

*"Ç'ndodhi, o Abdurrahman?"*

"O i Dërguari i Allahut! E zgjate aq shumë sexhden, saqë u frikësova se mos kishe vdekur, prandaj të erdha menjëherë pranë!" – I thashë. Kurse ai më sqaroi kështu:

*"Kur hyra në kopsht, u përballa me Xhebrailin i cili më dha lajmin e gëzueshëm të fjalëve të Allahut të Lartë për mua: "Atij që të jep selam ty, edhe unë i jap selam! Atij që të bën salavat ty, edhe unë i bëj salavat!"[1] Prandaj i bëra Zotit tim një sexhde falenderimi!"* (Hakim, I, 344)

Pas ngadhnjimit të Mekës, Profeti ynë, duke e shtuar edhe më shumë lavdërimin dhe falenderimin ndaj Allahut, e pati filluar ta këndonte shpesh në namaz, veçanërisht në ruku dhe sexhde, shprehjen në vijim:

سُبْحَانَ اللّٰهِ وَبِحَمْدِهِ أَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ وَأَتُوبُ اِلَيْهِ

*"E mbaj të pastër Allahun nga cilësitë që nuk i përshtaten pozitës së Tij hyjnore dhe e lavdëroj dhe e falenderoj Atë! Dhe i lutem Allahut të më falë dhe bëj pendesë për mëkatet e mia!"*

Kur Hz. Aisheja e pati pyetur për shkakun e kësaj, Profeti i qe përgjigjur: *"Zoti më pati thënë se do të shihja një shenjë te ummeti im dhe më urdhëroi që, kur ta shihja, ta përsërisja shpesh këtë shprehje! Unë e pashë atë shenjë!"* (Muslim, Salat, 220)

Ky pozicion dhe ky qëndrim i Profetit na mëson neve se madhërimi i Allahut (tesbih) dhe falenderimi ndaj Tij (shukr) janë kulmi edhe i shërbimeve më me rëndësi, si dhënia e ndihmës, meritimi i fitoreve dhe ngadhnjimeve si dhe suksesi në kumtimin e fesë.

Ne s'mundemi t'i mbarojmë me të numëruar të mirat dhe dhuntitë e

1. Kjo duhet kuptuar kështu: "Atij që të dërgon përshëndetje ty, edhe unë i dërgoj përshëndetje! Atij që lutet për paqe dhe shpëtim për ty, edhe unë i jap paqe e shpëtim!" Përkthyesi.

Zotit tonë të Lartë për ne! Prandaj, na takon që, duke e bërë poetin Mevlana zëdhënësin tonë, të themi si ai: *"Falenderuar qofsh, o Zot! Ti që më çlirove papritmas nga ankthi! Edhe sikur çdo qime e trupit tim të ketë gjuhë e të të falenderojë, prapë nuk mundet të të falenderojë ashtu siç duhet!"* (*Mesnevi*, dyvargshet 2314-2315)

## L. BESNIKERIA

**Zotërues i bukurisë dhe vlerës ishte i Dërguari;**
**Besnikëria vetë ishte i Dërguari!**

Hakaní

Besa (vefá) është të mos i harrosh të mirat që të bëhen dhe atyre që të bëjnë të mira, t'u përgjigjesh me shumëfish! Besa, besnikëria është burimi i miqësisë, vendqëndrimi i parë i dashurisë dhe baza më e rëndësishme e besueshmërisë. Eshtë treguesi i një besimi të plotë e të përkryer dhe i dorëzimit te Allahu. Atyre që kanë një moral të tillë, u thuhet "besnikë". E kundërta e besnikërisë është mosmirënjohja dhe mosnjohja e vlerës së të mirës ose shpërblimi i të mirës me të keqe.

Në themel të besnikërisë e cila tregon kulmin e konsistencës së zemrës, ndodhen tipare morale, si sinqeriteti, mbajtja e fjalës dhe thjeshtësia (modestia). Siç kuptohet edhe nga ftesa e poetit si në vijim, besnikëria është një det i gjerë, një seli shpirtërore që s'gjendet. Çdokush që hyn në atë seli, gjen qetësi dhe largohet i kënaqur që atje:

"Lëre portën e ankesës dhe eja në portën e selisë!"

Besnikëria më e madhe është që njeriu ta njohë Krijuesin e vet, ta plotësojë detyrën e adhurimit ndaj Tij dhe t'ua dijë vlerën të mirave dhe dhuntive që i jep Ai! Kurse pabesia më e madhe është që njeriu ta mohojë Zotin e vet, të mos e njohë lartësinë hyjnore dhe sublime të Tij!

Shembujt më të bukur që do të përbënin kulmin e besës dhe besnikërisë, i vëzhgojmë në jetën e Profetit tonë të dashur. Duke u shprehur si më tej, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka kujtuar me mirënjohje edhe Hz. Ibrahimin, edhe Hz. Isain, edhe nënën duke treguar besnikërinë e duhur ndaj tyre: *"Unë jam lutja e tim eti, Ibrahimit, sihariqi i tim vëllai, Isait, dhe ëndrra e nënës sime, Amine!"*[2] (Hakim, II, 453) Duke mos e lënë me kaq, e

2. Ibrahimi (a.s.) pati bërë për Profetin tonë lutjen e tij të sinqertë e të bekuar siç përcatohet në **ajetin "Zoti ynë! Dërgo nga mesi i tyre një profet që t'ua këndojë ajetet**

ka bërë sunnet për ummetin, bashkësinë e vet gjer në kiamet, që t'i përgjigjen lutjes së Hz. Ibrahimit. Përmendja e familjes së Ibrahimit menjëherë pas familjes së Muhammedit në lutjen "sal'li-barik" që këndohet në namaz, është shenjë treguese e kësaj ndjenje besnikërie shumë delikate e të ndjeshme të tij!

Një ngjarje tjetër që tregon se Profeti ynë i dashur ishte një bir besnik, ka ndodhur gjatë vajtjes për në Mekë për umren e Hudejbijes. Gjatë udhëtimit, ata arritën në Ebva. Duke kërkuar leje nga Zoti, i Dërguari i Allahut vizitoi varrin e nënës. Gjatë vizitës, ia rregulloi dheun me duart e veta dhe, i prekur, qau. Qanë edhe muslimanët që e panë atë duke qarë. Pastaj, atyre që e pyetën se pse kishte vepruar ashtu, Profeti ynë i dashur u tha: *"Kujtova dhembshurinë dhe mëshirën e nënës për mua dhe prandaj qava!"* (Ibni Sa'd, I, 116-117)

Pasi Profeti e pati humbur nënën e vet që e pati rritur me dhembshuri e mëshirë, dhe pati mbetur jetim në moshë të vogël, në fillim qe marrë nën kujdes nga i gjyshi, pastaj nga i ungji Ebu Talib. Në atë kohë, gruaja e të ungjit, zonja Fatime, qe kujdesur shumë mirë për të, s'e pati ndarë nga fëmijët e vet, madje, e pati trajtuar mbi ta. Dhe shumë më vonë, kur ajo zonjë që kishte emigruar në Medinë, pati vdekur, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati thënë *"më vdiq nëna"*, e pati qefinosur me këmishën e vet dhe qe shtrirë pak pranë saj në varr me qëllim që ajo të mësohej me varrin. Dhe kur i patën thënë Profetit, "o i Dërguari i Allahut, siç duket, u dëshpërove shumë për vdekjen e Fatimes", qe përgjigjur:

*"Ajo ishte nëna ime! Kur fëmijët e vet rrinin të uritur, ajo më ushqente mua; kur fëmijët e saj ishin kokë e këmbë tërë pluhur, ajo më parë ma krihte kokën mua dhe m'i lyente flokët me vaj trëndafili!"* (Jakubí, II, 14)

Profeti ynë pati dashur shumë që i ungji Ebu Talib të bëhej musliman dhe shumë herë me radhë pati bërë përpjekje për këtë. Sidomos zelli që pati treguar në krye të tij kur po vdiste, është legjendar. Profetin e dëshpëronte shumë që një person i cili i pati sjellë aq shumë dobi Islamit, të mos bëhej musliman! Pasi Ebu Talibi pati vdekur, Hz. Aliu i pati shkuar Profetit dhe i pati thënë: "Ungji yt plak në rrugë të shtrembër vdiq si politeist!" I dëshpëruar shumë nga ai lajm, Profeti pati filluar të qante. Pastaj i pati thënë Hz. Aliut: *"Shko, laje dhe varrose!"* (Nesai, Xhenaiz, 84; Dijarbekri, I, 301) Dëshpërimi i Profetit buronte si nga ndikimi negativ i asaj vdekjeje në përpjekjen për përhapjen e Islamit, ashtu dhe nga ndjenja e besnikërisë

---

**e tua, që t'ua mësojë Librin dhe urtësinë dhe që t'i pastrojë nga të gjitha llojet e të këqijave!"** (el-Bakara, 2/129) Isai (a.s.) pati bërë paralajmërimin e gëzuar se pas tij do të vinte një profet me emrin Ahmed. (es-Saf, 61/6) Kurse nëna jonë Amine pati parë në ëndërr sikur prej saj kishte dalë një dritë dhe kishte ndriçuar gjithë botën. (Ibni Sa'd, I, 102)

ndaj të ungjit.

Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, nuk pati harruar askënd që pati kontribuar për të dhe gjatë gjithë jetës pati treguar gjithmonë besnikëri ndaj tyre. Veçanërisht besnikëria që pati treguar për Hz. Hatixhenë pas vdekjes së saj pati qenë e dimensioneve të paarritshme. Dadoja Ummu Ejmen që i pati dhënë një javë gji, mëndesha zonja Halime dhe motra e gjirit Shejma janë njerëz me fat që patën pasë pjesë nga besnikëria e tij. Profeti pati treguar respektin më të lartë për to dhe pati bërë ç'pati patur në dorë për t'ua plotësuar nevojat! (Ibni Sa'd, I, 113-114)

Ai e pati njohur menjëherë sapo e pati parë motrën e gjirit Shejmanë mes robërve të luftës së Hevazinit dhe e pati dërguar në vendbanimin e tyre së bashku me të afërmit e saj pasi u pati dhënë me vete dhurata të çmuara. Vetëm pse pati qëndruar katër vjet në zonën e tyre, në fund të luftës në fjalë, Profeti pati menduar, madje, t'ua kthente plaçkën e luftës për hir të hallave dhe tezeve të Shejmasë, të cilat i konsideronte halla dhe teze gjiri të vetat. Mirëpo, pasi hevazinasit qenë vonuar në kërkesë dhe për shkak të këmbënguljes së beduinëve që bënin pjesë në ushtri, pati mbetur i detyruar ta shpërndante plaçkën e luftës së Hevazinit të grumbulluar në Xhirane. Pastaj, pasi hevazinasit paraqitën kërkesat e tyre dhe ai ua pati kthyer robërit që u kishin rënë në pjesë bijve Abdylmuttalib, edhe sahabet i patën lënë të lirë pa shpërblim robërit që u patën rënë në pjesë atyre. (Ibni Hisham, IV, 135) Në sajë të besnikërisë që pati treguar Profeti ndaj farefisit të gjirit, mijëra vetë patën fituar lirinë dhe, me ndijesinë që u pati dhënë zemrave të tyre ky vetëmohim, i patën hapur sytë ndaj së vërtetës!

Qysh pasi i erdhi profetësia, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vazhdoi ta kumtonte dhe përhapte Islamin pa pushim duke përballuar të gjitha vuajtjet dhe mundimet. Në kthim nga Taifi, armiqtë nuk deshën ta lejonin të hynte në Mekë. Profeti kërkoi me radhë nga shumë persona të parësisë së Mekës që ta merrnin nën mbrojtje, por askush nuk pranoi. Më në fund, kërkesën e tij e pranoi vetëm Mut'im bin Adijj i cili, pasi i armatosi të bijtë, e mori nën mbrojtje Profetin dhe siguroi hyrjen e tij në qytet. Në atë mes, kaluan vite. Në luftën e Bedrit, Mut'imi luftoi në krah të politeistëve kundër muslimanëve dhe u vra. Një nga poetët e Profetit, Hassan bin Thabiti, shkroi një elegji për atë person, ku përmendte se si i kishte dhënë mbrojtje Profetit (s.a.v.s.) dhe lutej për të mirë për të. Profeti mbeti mjaft i kënaqur nga besnikëria e treguar në emër të tij dhe, më vonë, kur po diskutohej se ç'duhej bërë me robërit, tha duke shprehur besnikërinë ndaj atij personi:

*"Po qe se Mut'im bin Adijji do të ishte gjallë dhe do të më kërkonte t'i falja robërit, unë do t'i lija të gjithë të lirë pa shpërblim!"* (Buhari, Humus, 16; Ibni Hisham, I, 404-406) Ç'model morali të lartë përbën kjo ndjenjë besnikërie për një politeist, madje, i cili i pati bërë lehtësi dikur gjatë kumtimit të Islamit!

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i shfrytëzonte kohët e haxhit e të panaireve për ta kumtuar dhe përhapur Islamin dhe përballej me shumë vështirësi, vuajtje dhe shqetësime. Si shumë fise, ai shkoi dhe i ftoi në Islam edhe Bijtë Amr bin Sa'saa. Pastaj, pasi u ngrit për të ikur, një politeist prej tyre, i quajtur Bejhara, ia goditi papritmas devenë në gjoks. Deveja u hodh përpjetë e trembur dhe Profeti u rrëzua përtokë. Sapo e pa këtë veprim të kryer kundër Profetit, një grua muslimane me emrin Dubaa binti Amr, u thirri njerëzve të fisit: "O familja Amr! A nuk ka dikush që e sheh këtë mundim të bërë kundër të Dërguarit të Allahut mu në sytë tuaj dhe nuk ngrihet ta mbrojë për hatrin tim?" Tre vetë nga kushërinjtë e saj u ngritën menjëherë dhe u hodhën drejt të poshtrit. Pas kësaj ngjarjeje, Profeti (s.a.v.s.), si domosdoshmëri e besnikërisë së tij, u lut për ta:

*"Allahu im! Shtojua bereqetin këtyre!"*

Pas kësaj lutjeje, Allahu i Lartë ua mundësoi atyre të besojnë dhe, më në fund, ata merituan gradën e dëshmorësisë! (Ibni Haxher, el-Isabe, IV, 353)

Besnikëria e tij përfshinte të gjithë. Vetëm se ndaj personave që merrnin përsipër edhe detyrën më të vogël në shërbim të çështjes së Islamit që ai e çmonte mbi gjithçka, tregonte një konsideratë dhe ushqente një dashuri më të veçantë. Ishte një zezak që pastronte faltoren profetike. Për një kohë, Profeti nuk e pa më zezakun, prandaj, duke u bërë kureshtar, pyeti për të. I thanë se kishte vdekur. Atëherë, Profeti ynë i cili ishte monument besnikërie, tha: *"A nuk duhej të më lajmëronit mua?"* Pastaj tha: *"Ma tregoni se ku e ka varrin!"* Dhe shkoi te varri i zezakut, ia fali namazin e të vdekurit dhe u lut për të! (Buhari, Xhenaiz, 67)

Po ashtu, Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, nuk i harronte kurrë as ata që luftonin në rrugën e Allahut dhe binin dëshmorë, bënte përpjekje të mëdha personale për rritjen dhe përgatitjen për jetë të jetimëve të lënë pas prej tyre, si dhe për përballimin e nevojave të grave të veja të tyre. Ai i nxiste dhe i inkurajonte edhe sahabet në këtë drejtim. Mes shumë ngjarjeve të përjetuara në këtë kuadër, dy ngjarje janë kështu:

Ndërsa Profeti po kthehej nga umreja e Hudejbijes, nga pas i bëri zë Umame, vajza e vogël e Hz. Hamzait të rënë dëshmor në luftën e Uhudit: "O im ungj, te kush po më lë mua e po shkon?" Profeti e mori me vete vajzën dhe e çoi në Medinë. Kur i pyeti sahabet se kush do ta merrte vajzën për t'u kujdesur për të, tre vetë dolën në të njëjtin çast: njëri, Zejd bin Harithe (r.a.) të cilin, pas hixhretit, Profeti e pati bërë vëlla me Hz. Hamzain; tjetri, Hz. Aliu i cili konsiderohej ungji i Umames; i treti, Xhafer bin Ebi Talibi, i cili ishte po aq i afërt ndaj vajzës sa ç'ishte Hz. Aliu, vetëm me një ndryshim që gruaja e Hz. Xhaferit ishte tezja e Umames. Profeti i nderuar u prek tejet nga interesimi i treguar për vajzën e vogël të një dëshmori! Kjo

do të thoshte se sahabet bujarë kishin marrë mësim të mjaftueshëm në shkollën e të Dërguarit të Allahut në besë dhe besnikëri dhe kishin fituar moralin profetik në këtë çështje. Duke iu drejtuar të treve, i Dërguari i Allahut u tha:

*"O Zejd! Ti je miku i Allahut dhe i të Dërguarit të Allahut! O Ali! Ti je vëllai dhe miku im! O Xhafer! Ti je më i ngjashmi me mua në krijim dhe shprehi!"*

Kështu e shprehu Profeti konsideratën e tij për secilin veç e veç dhe, pastaj, e pa Xhaferin më të përshtatshëm për ta ngarkuar me rritjen dhe edukimin e vajzës, pasi ai ishte i martuar me tezen e vajzës. Më pas, Profeti (s.a.v.s.) u interesua në çdo etapë për Umamen dhe, kur erdhi koha, e martoi me Selemen, të birin e Hz. Ummu Selemes. (Buhari, Megazi, 43; Ibni Sa'd, VIII, 159)

Në betejën e Mute-s, së bashku me të tjerë, ranë dëshmorë, së pari, tre komandantë njëri pas tjetrit: Zejd bin Harithe, Xhafer bin Ebi Talib dhe Abdullah bin Revaha. Pas mbarimit të betejës, kur ushtria islame u kthye në Medinë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe muslimanët derdhën lot për dëshmorët. Në atë mes, Profeti ua ndaloi muslimanëve të qanin me kuje dhe duke e rrahur vetveten. Në vend të kësaj, u kërkoi muslimanëve të çonin gjellë në shtëpitë e dëshmorëve. Veçanërisht i porositi të interesoheshin nga afër për marrjen nën mbrojtje dhe kujdes të jetimëve të dëshmorëve. Në këtë çështje, ai u bë shembull për sahabet. Shkoi për ngushëllim në familjen e Hz. Xhaferit dhe u dërgoi atyre ushqim tri ditë me radhë. Pastaj, fëmijët e familjes i mori nën mbrojtje. (Ibni Hisham, III, 436)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk qe besnik vetëm ndaj të mirave që i bëheshin atij vetë. Në të njëjtën kohë, ai u pati mbetur mirënjohës gjer në fund të jetës të gjithë atyre që u patën dhënë ndihmë fesë së vërtetë që pati sjellë, si dhe sahabeve, shokëve të tij dhe, kur pati qenë rasti, e pati treguar besnikërinë dhe mirënjohjen e vet.

Patën kaluar vite nga hixhreti (emigrimi) i Abisinisë. Një radhë, të dërguarit e sundimtarit të Abisinisë erdhën tek Profeti. Profeti (s.a.v.s.) u muar vetë me ta, madje u shërbeu personalisht. Kur sahabet i thanë se atë shërbim mund ta bënin ata vetë, përgjigjja e Profetit qe shumë kuptimplote: *"Këta u patën treguar rrugë sahabeve të mi që patën emigruar në Abisini, i patën gostitur. Si shpërblim, edhe unë tani dëshiroj t'u shërbej atyre!"* (Bejhaki, *Shuabu'l-iman*, VI, 518; VII, 436)

Profeti ynë i cili vazhdoi t'u mbetej besnik abisinasve, megjithëse mes dy vendeve kishte det, kurse udhëtimi me tokë zgjaste ditë të tëra, i lajmëroi sahabet për vdekjen e sundimtarit të Abisinisë, Nexhashiut, po atë ditë që ndodhi vdekja! Profeti u tha sahabeve:

*"Falni namazin e të vdekurit të një vëllait tuaj që vdiq në një vendba-*





*nim të largët!”*

“Kush është ai, o i Dërguari i Allahut?” – E pyetën sahabet. Profeti iu përgjigj:

*“Është Nexhashi As’hama! Sot vdiq robi i mirë i Allahut, As’hama! Lutiuni Allahut ta falë vëllain tuaj!”*

Dhe e drejtoi vetë faljen e namazit funeral. (Muslim, Xhenaiz, 62-68; Ibni Hanbel, IV, 7)

Kur iu rëndua sëmundja e fundit, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) hyri në faltore për t’u takuar me sahabet. Faltorja ishte mbushur plot e përplot me muslimanë. I Dërguari i dashur i Allahut e kishte kumtuar Islamin dhe shumë njerëz i kishte orientuar në rrugë të drejtë. Ai komunitet i madh që ishte fryt i punës së tij kumtuese, e gëzoi shumë atë njeri të çmuar. Tashmë sytë s’do t’i mbeteshin pas! Vetëm se për të ardhur ajo ditë, kishin rënë shumë dëshmorë që kishin luftuar me pasurinë dhe jetën e tyre dhe s’ndodheshin aty! Profeti kurrë s’i kishte harruar ata, s’i kishte nxjerrë nga zemra! Herë-herë shkonte në varrezat e tyre si dhe në varrezat e tjera dhe lutej për ta. Ja, pra, në atë bisedën e fundit, si shenjë besnikërie dhe mirënjohjeje për veprën e tyre, do t’i përmendte ata për të mirë mes thirrjeve “amin” të një bashkësie të madhe. Sahabiu që e tregon ngjarjen, thotë kështu:

“Pasi tha Fjalën e Dëshmisë, Profeti e lavdëroi dhe e falenderoi Allahun:

*“O njerëz! E lavdëroj dhe e falenderoj Allahun, veç të cilit s’ka zot tjetër, për të mirat dhe dhuntitë që ju ka falur!”* Pastaj, siç pati bërë gjithmonë, iu lut Allahut për falje për muslimanët që patën rënë dëshmorë në ditën e Uhudit. (Ibni Sa’d, II, 228, 251)

Ç’besnikëri, kjo, o Zot! Ç’besnikëri madhështore që s’patën mundur ta vjetëronin vitet, që dhimbjet, vuajtjet dhe hallet s’patën mundur ta bënin të harrohej, që nuk qe dobësuar dot nga bollëku dhe nuk qe asgjësuar dot nga mirëqenia dhe salltaneti!

Pastaj, duke treguar besnikërinë e tij ndaj ensarëve, muslimanëve medinas, Profeti tha kështu:

*“O njerëz! Njerëzit shtohen, kurse ensarët pakësohen. Madje do të pakësohen sa kripa në gjellë. Kush nga ju i cili vjen në krye të një pune me anë të së cilës bëhet i aftë për t’u bërë mirë apo keq të tjerëve, t’i trajtojë me të mirë të mirët e ensarëve dhe t’i falë ata që bëjnë keq!”* (Buhari, Menakibu’l-Ensar, 11)

*“Ju këshilloj t’i trajtoni mirë ensarët. Ata janë bashkësia ime, bashkëvuajtësit e mi dhe mbështetja ime e sigurt! Ata e kanë kryer ashtu siç duhet detyrën që u ka rënë përsipër. Kurse shpërblimi për shërbimin s’u është dhënë ende plotësisht (por do t’u jepet me të tepërt në ahiret). Prandaj*

*pranojini punët e mira të të mirëve të tyre dhe largojini të këqinjtë e tyre nga bëmat e tyre të këqija!"* (Buhari, Menakibu'l-Ensar, 11)

Profeti nuk u ngjit më në minber, në vendin e predikimit, pas kësaj. Pasi ua la amanet ummetit, bashkësisë, ensarët të cilët e patën ndihmuar më shumë se kushdo në çështjen e Islamit, u bashkua me Zotin e vet i kënaqur që e kishte plotësuar detyrën!

Qëndrimet dhe sjelljet e besnikërisë të Profetit ndaj atyre njerëzve heroikë që ia patën hapur Islamit zemrat dhe portat, janë aq shumë sa nuk mund të numërohen. Kur u ngadhnjye Meka, ndërsa ensarët mendonin me hidhërim se mos Profeti i linte ata e qëndronte në Mekë, ai mbajti anën e tyre dhe u kthye së bashku me ta në Medinë.

Kohë pas kohe, Profeti i pati përmendur dhe lavdëruar edhe sakrificat e muhaxhirëve, muslimanëve emigrantë mekas, ndërkaq që Ebu Bekri (r.a.) kishte një vend të veçantë mes tyre. Profeti e pati shprehur kështu mirënjohjen e tij ndaj Hz. Ebu Bekrit: *"Ne ua kemi paguar një për një ose me të tepërt kujtdo që na ka bërë të mira. Përjashtim bën vetëm Ebu Bekri! Të mirat e bëra prej tij janë aq të mëdha, sa shpërblimin do t'ia japë Allahu ditën e kiametit! Unë s'kam parë dobi nga malli i askujt sa ç'kam parë dobi nga malli i Ebu Bekrit! Po qe se do të bëja një mik, do të bëja mik Ebu Bekrin! Ta dini se shoku juaj është miku i Allahut të Lartë!"* (Tirmidhi, Menakib, 15)

Edhe sahabet bujarë që e patën mësuar besën dhe besnikërinë nga Profeti, patën shpalosur shembuj besnikërie që të entuziazmojnë, që ta ngrenë zemrën peshë. Pasi qe bërë kalif, Ebu Bekri (r.a.) pati shpallur pagimin e çdo lloj premtimi të Profetit dhe i pati bërë pagesat me mallrat që patën ardhur nga Bahrejni.

Edhe Hz. Aliu, pas vdekjes së Profetit, lajmëroi kështu: "Kush të ketë ndonjë borxh apo premtim për të marrë nga i Dërguari i Allahut, të vijë tek unë!" Këtë lajmërim ai e pati përsëritur sa qe gjallë çdo vit në Mina në ditën e therjes së kurbaneve. Dhe ua pati plotësuar kërkesat atyre që i qenë paraqitur. Kështu patën vepruar pas Hz. Aliut edhe Hz. Hasani gjersa vdiq dhe Hz. Hyseni gjersa ra dëshmor! (Ibni Sa'd, II, 318; Buhari, Kefale, 3)

Zoti ua kënaq zemrat robve të vet kaq besnikë dhe ua kullon esencën. Kur gjërat që ua jep atyre asgjësohen, u jep të tjera, të reja. Poeti Mevlana (k.s.) shprehet kështu:

*"Njerëzit e besës e kanë përhapur këtë besë në të gjithë botën duke treguar shembuj besnikërie. Edhe detet u janë nënshtruar urdhrave të tyre! Edhe malet, edhe katër elementet[1] u janë bërë robër dhe skllevër atyre!"* (*Mesnevi*, dyvargshet 1192-1193)

1. Katër elementet themelore të krijimit: ajri, uji, dheu, zjarri.

## M. RENDESIA DHE QETESIA (VAKAR DHE SUKUNET)

**Nëse dikush shihte në rrugë**
**Të Dërguarin e Allahut papritmas,**
**Impresionohej nga ecja e tij,**
**Rrëqethej nga fisnikëria dhe rëndësia e tij!**

Hakaní

Vakar (rëndësi) do të thotë seriozitet, maturi, ruajtje e nderit dhe dinjitetit. Vakar (rëndësi) që do të thotë edhe butësi, edhe madhështi në sjellje e qëndrim, është e kundërta e mendjelehtësisë, shkujdesjes, mospërfilljes ndaj rregullave të moralit dhe etikës, mungesës së seriozitetit dhe përgjegjësisë. Shkurt, rëndësia në qëndrim e sjellje është e kundërta e mendjelehtësisë dhe papërgjegjësisë. Sa e keqe është mbajtja më të madh, aq e mirë është rëndësia. Ndërkaq, të jesh i rëndë dhe serioz nuk do të thotë të jesh turivarur, vetullngrysur, i pashkueshëm me të tjerët. Rëndësia dhe seriozitetí në qëndrim dhe sjellje (vakar) është pika e ekuilibrit mes përulësisë mjerane (dhil'let) dhe mendjemadhësisë (kibr).

Kurse sukunet (qetësia) do të thotë vetësiguri, kujdes, maturi, seriozitet, qëndrueshmëri në qëndrim dhe sjellje si dhe qëndrim imponues e impresionues. Eshtë gjendja e qetësisë dhe vetësigurisë së arritur pas përfundimit të shqetësimit, pasigurisë dhe emocionit në vetvete. Kjo gjendje shprehet edhe si qetësi dhe prehje ndjesore.

Në ajetin kur'anor bëhet pyetja: **"Ç'ndodh me ju që nuk e kuptoni dot rëndësinë dhe madhështinë e Allahut?"** (Nuh, 71/13) Me këtë shprehet fakti se rëndësia dhe madhështia në kuptimin e plotë e të përsosur të fjalës janë cilësi e Zotit. Zoti i fton njerëzit të kenë frikë nga Individualiteti Hyjnor, të besojnë se krahas butësisë, tek Ai ekziston edhe madhështia, si dhe të ruhen nga mungesa e respektit ndaj Tij dhe, atëherë, Ai do t'u japë atyre seriozitet, nder, dinjitet dhe vlerë si dhe, si përfundim, do të lartësojë në pozita të larta.

Një kuptim tjetër i rëndësisë dhe seriozitetit është madhërimi dhe respektimi i denjë i Allahut dhe të Dërguarit. Kështu, një nga detyrat e Profetit ka qenë t'u mësonte njerëzve se si të mbanin qëndrim serioz ndaj Allahut dhe të Dërguarit. Ajeti kur'anor e shpreh kështu këtë:

**"**(O i Dërguar!) **Pa dyshim, Ne të dërguam ty si një dëshmitar, paralajmërues dhe përgëzues, që** (o njerëz) **t'i besoni Allahut dhe të Dër-**

**guarit, ta ndihmoni** (fenë)**, t'i shfaqni respekt Allahut dhe ta madhëroni Atë mëngjes e mbrëmje!"** (el-Fet'h, 48/8-9)

Këtu urdhërohet që, pasi t'u besohet dhe t'u jepet ndihmë Allahut dhe të Dërguarit, të mbahet një qëndrim dhe sjellje serioze dhe plot respekt. Vetëm pastaj dhe si rrjedhojë e kësaj mund të arrihet të mbahet qëndrim serioz edhe midis njerëzve. Të gjitha sjelljet dhe qëndrimet jashtë kësaj janë të dënuara të zhvlerësohen.

Rëndësia dhe serioziteti është një virtyt i pëlqyeshëm nga të gjithë dhe që i përfton personit respekt. Ndërkaq, personat seriozë nuk duhet të bien në sjellje e qëndrime mendjemadhësie, nuk duhet të mbahen më të madh, përkundrazi, duhet të mbeten jashtëzakonisht të thjeshtë, modestë. Kur njeriu i ka të dyja këto cilësi, pra, edhe rëndësinë dhe seriozitetin, edhe thjeshtësinë dhe modestinë, arrin përkryerje në virtyt ose, e shprehur ndryshe, kur bashkohen këto dy cilësi, arrihet një virtyt i plotë. Ajeti kur'anor e shpreh kështu këtë lloj rëndësie dhe serioziteti që duhet të ndodhet te muslimani:

**"Robtë e vërtetë të Mëshiruesit ecin mbi tokë me seriozitet dhe thjeshtësi. Dhe kur injorantët u hedhin fjalë** (të papërshtatshme, të papëlqyeshme)**, kalojnë duke thënë me vete: "qoftë e shkuar"!"** (el-Furkan, 25/63)

Rëndësia dhe serioziteti i Profetit zgjonin tek personi përballë ndjenjën e respektit ndaj tij, kurse thjeshtësia dhe modestia e tij tërhiqnin dashurinë e njerëzve ndaj tij. Sepse Profeti ishte njeriu më i moralshëm ndër njerëzit. Ai vepronte gjithmonë me rëndësi dhe qetësi, kurrë nuk fliste me zë të lartë dhe nuk i përgjigjej të keqes me të keqe. Përkundrazi, falte. (Darimi, Mukaddime, 2) Edhe kur shkonte në namaz, në adhurimin më me rëndësi, duke urdhëruar ruajtjen e qetësisë dhe rëndësisë, thoshte kështu:

*"Kur të këndohet ikamet, ejani në namaz jo duke vrapuar, por duke ecur me rëndësi dhe seriozitet. Aq sa të arrini, faleni me imamin, kurse reqatet që nuk i arrini, plotësojini vetë."* (Buhari, Ezan, 20-21)

Siç rrëfehet nga Ibni Abbasi (r.a.), ditën e arifes, duke u kthyer nga Arafati në Muzdelife, Profeti (s.a.v.s.) pati dëgjuar se, diku pas, disa njerëz thërrisnin e bërtisnin dhe i fshikullonin devetë. Atëherë, duke u bërë shenjë atyre me kamxhik, ua pati tërhequr vëmendjen që të mbanin qetësi dhe pati porositur:

*"O njerëz! Veproni me qetësi! Nuk fitohet sevap me të nxituar..."* (Buhari, Haxh, 94)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk e pati prishur qetësinë dhe seriozitetin edhe në çastet më nxitëse për zemërim dhe furi. Ai tregonte durim ndaj qëndrimeve dhe sjelljeve të trasha të njerëzve dhe i trajtonte me butësi.

Enesi (r.a.) tregon kështu:

"Po ecnim së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.). Sipër kishte hedhur një hirkë të bërë prej cope Nexhrani, me anët të trasha a të ashpra. Një beduin e arriti të Dërguarin dhe ia tërhoqi hirkën fort, aq sa i la shenjë në qafë. Pastaj beduini i tha:

"O Muhammed! Urdhëro të më japin nga mallrat e Allahut që ndodhen tek ti!"

I Dërguari i Allahut u kthye nga beduini dhe buzëqeshi. Pastaj urdhëroi t'i japin diçka. (Buhari, Humus, 19)

Profeti nuk pati qëlluar as ndonjë grua, as ndonjë shërbëtor, askënd, me përjashtim të kohëve kur luftonte në rrugën e Allahut. Gjithashtu, ai nuk ngrihej të merrte shpagim nga ai që i kishte bërë keq. Vetëm kur shkeleshin urdhrat e Allahut, e ndëshkonte në emër të Allahut personin që e kishte shkelur urdhrin. (Muslim, Fedail, 79)

Në kuvendet ku ndodhej, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ulej jashtëzakonisht me kujdes, pa shfaqur ndonjë shenjë në kundërshtim me rëndësinë dhe seriozitetin. Shpesh rrinte i heshtur pa thënë ndonjë fjalë të panevojshme. Ebu Malik el-Eshxhai rrëfen se i ati ka thënë kështu: *"Kur ishim të rinj, uleshim shpesh pranë të Dërguarit të Allahut. Unë s'kam parë dikë tjetër që të rrijë aq gjatë në qetësi sa i Dërguari i Allahut. Mëngjeseve, kur të tjerët bisedonin e kridheshin në fjalë, ai buzëqeshte!"* (Hejsemi, X, 298)

## N. MATURIA (ITIDAL)

**"Maturia, veprimi i panxituar, gjendja dhe ecuria e mirë janë, së bashku, një nga njëzet e pesë elementët përbërës të profetësisë."**

Muvatta, Shaar, 17

Itidal (maturia) është pozita e drejtë, e rregullt, e orientuar dhe e përshtatshme e një gjëje mes dy gjendjeve të skajshme përsa i përket sasisë dhe cilësisë. Maturia shpreh edhe ekuilibër, natyrshmëri, stabilitet, përshtatshmëri dhe vitalitet. Të jesh i matur do të thotë të ndjekësh një mënyrë qëndrimi të mesme pa shkarë në skajet ekstreme të teprisë ose mangësisë.

Islami ka urdhëruar shmangien nga teprimi dhe zënien e rrugës së mesme në çdo specifikë, si ushqyerja, veshmbathja, përdorimi i sendeve, adhurimi, etj., e ka ndaluar qëndrimin dhe veprimin e skajshëm. Prandaj,





më e dobishmja dhe më e mbara e punëve është ajo e mbështetur mbi maturinë.Zoti i ka krijuar gjithësinë dhe të gjitha qeniet në mënyrë të ekuilibruar; edhe robtë e vet i ka urdhëruartë sillen me maturi në çdo specifikë. Në ajetin kur'anor urdhërohet:

وَالسَّمَاءَ رَفَعَهَا وَوَضَعَ الْمِيزَانَ اَلَّا تَطْغَوْا فِى الْمِيزَانَ

**"Allahu e ngriti qiellin dhe vuri drejtpeshimin, prandaj mos e tepronі dhe mos e prishni maturinë!"** (er-Rahman, 55/7-8)

Vehb bin Munebbih thotë kështu:

"Çdo gjë ka dy skaje dhe një mes (qendër). Po të kapet nga njëri skaj, tjetri skaj rëndon më shumë; po të kapet në mes, dy skajet qëndrojnë në ekuilibër. Prandaj bëni kujdes ta kapni çdo gjë në mes! (Hejsemi, VIII, 112)

Siç ndodh në botën e jashtme, edhe mes aftësive psikologjike dhe ndjesore të njeriut duhet të ketë përputhje. Kjo përputhje varet nga maturia e tre kapaciteteve themelore që përbëjnë bazën e jetesës moralo-etike. Sipas kësaj, nga funksionimi i ekuilibruar i fuqisë së mendjes (arsyes) lind virtyti i quajtur urtësi (hikmet), nga funksionimi i matur i fuqisë së epshit, lind virtyti i quajtur nder (iffet) dhe nga funksionimi i ekuilibruar i fuqisë së zemërimit (furisë) lind virtyti i quajtur burrëri (shexhaat). Formimi i këtyre ekuilibreve në botën e brendshme të njeriut sjell në shesh virtytin e katërt themelor të quajtur drejtësi (adalet) dhe, kështu, realizohet një moral i plotë.

Zoti ia pati tërhequr vëmendjen, madje, Profetit tonë të dashur për shkak të ngutjes së tepruar të treguar prej tij në kumtimin e vahjit, revelacionit hyjnor (el-Kijame, 75/16-19) dhe ia pati kujtuar se duhet të vepronte me maturi, duke i thënë: **"Ne nuk ta zbritëm këtë Kur'an që të heqësh vështirësi!"** (Taha, 20/2) Gjithashtu, Allahu i Lartë, duke këshilluar që në dhënie (dhurim) duhet ndjekur një rrugë e matur, ka urdhëruar:

**"As mos i lidh fort duart pas qafe, as mos i çliro krejt duke u bërë dorëlëshuar se, pastaj, pendohesh si i qortuar!"** (el-Isra, 17/29)

T'i lidhësh duart pas qafe do të thotë të jesh dorështrënguar, koprrac, kurse t'i çlirosh krejt, do të thotë të bëhesh dorëlëshuar dhe shpërdorues. Pra, as duhet qenë dorështrënguar, as dorëlëshuar. Që të dyja këto qëndrime të skajshme sjellin si pasojë që njeriu të qortohet, të dënohet për qëndrimin dhe sjelljen e tij dhe, pastaj, të dëshpërohet. Prandaj duhet mbajtur një qëndrim i matur mes këtyre dy qëndrimeve ekstreme. Zoti i ka lavdëruar njerëzit me qëndrim të matur, i ka cilësuar ata si robtë vërtetë të

tij dhe ua ka paraqitur si model njerëzve të tjerë:

**“Ata robtë e vërtetë të Mëshiruesit që, kur shpenzojnë, as shpërdorojnë, as sillen dorështrënguar, pra, shpenzimet e tyre bëhen të ekuilibruara mes këtyre.”** (el-Furkan, 25/67)

Shejtani përpiqet t’i mashtrojë njerëzit me dy rrugë, pa pasur rëndësi se me të cilën arrin sukses, sepse përfundimi mbetet i njëjtë. Njëra rrugë është tendosja, tjetra, lëshimi. Allahu i Lartë kërkon për robtë e vet një lehtësi që s’arrin në dembelizëm. Nuk është veprim i drejtë vështirësimi, në emër të Allahut, i fesë të cilën Allahu e ka lehtësuar për robtë e vet dhe njerëzit nuk e kanë kompetencën për ta bërë këtë gjë.

Siç tregon Aisheja (r.anha), ndërsa po rrinin së bashku me një grua, hyn Profeti dhe pyet:

*“Kush është kjo grua?”*

Nëna jonë, Aisheja, pasi i tregon se kush ishte ajo gruaja, i flet për faktin se ajo falte namaz shumë. Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) i thotë:

*“S’është nevoja t’i numërosh këto se mjafton të bëni adhurim sa të keni mundësi. betohem në Allahun se, gjersa të mos lodheni dhe mërziteni ju, Allahu s’mërzitet!”* (Buhari, Iman, 32)

Kurse në një hadith tjetër ka thënë kështu:

*“Nga adhurimet që nuk janë farz, bëni aq sa të keni mundësi. Sepse më i dobishmi i adhurimeve është adhurimi i vazhdueshëm qoftë edhe i pakët!”* (Ibni Maxhe, Zuhd, 28)

Një ditë, disa nga sahabet i pyetën zonjat e nderuara të Profetit për të mësuar mbi adhurimet e Profetit dhe ato u treguan se ç’kishin parë. Ata persona të cilëve iu dukën të pakta adhurimet e matura të Profetit, thanë mes tyre:

“Ku është i Dërguari i Allahu e ku jemi ne! Atij i janë falur mëkatet e kaluara e të ardhme!”

Pastaj, njëri prej tyre tha:

“Unë do të fal namaz çdo natë pa fjetur fare gjersa të jem gjallë!”

Tjetri tha:

“Sa të jem gjallë, unë do të agjëroj çdo ditë pa më kaluar asnjë ditë pa agjërim!”

Sahabiu i tretë tha:

“Edhe unë, sa të jem gjallë, do të qëndroj larg grave, kurrë nuk do të martohem!”

Pas një farë kohe, Profeti i takoi ata të tre dhe u tha:

*“A ju jeni që keni thënë kështu e ashtu? Po ju paralajmëroj! Betohem në Allahun se unë jam ndër ju ai që e kam më shumë frikë Allahun dhe që e respektoj më shumë Atë! Por disa herë agjëroj e, disa herë, nuk agjëroj! Natën edhe fal namaz, edhe fle! Edhe martohem me gra! Kush ia kthen shpinën sunnetit tim, s’është nga të mitë!”* (Buhari, Nikah, 1)

Fakti që adhurimet suplementare (nafile) të Profetit kanë qenë të matura, është pretekst mëshire për ummetin, bashkësinë e tij. Ata që e marrin si shembull atë në këtë drejtim, jo vetëm s’pësojnë ndonjë dëm, por as qortohen dhe dënohen nga ndokush. Jo çdokush ka mundësi të bëjë shumë adhurime në çdo kohë, prandaj çdo individ është lënë i lirë të bëjë adhurim suplementar me aq sa të ketë mundësi. Nga ana tjetër, adhurimi i tepruar në mënyrë të skajshme nuk do të thotë se personi ka frikë shumë nga Allahu dhe është shumë fetar.

Ajo çka ka ndaluar Profeti në hadithin e tij, është teprimi në fe duke i kapërcyer mundësitë vetiake dhe prirja për një lloj murgjërie. Islami nuk e lejon murgjërinë. Allahu i Lartë urdhëron: **“O ju që keni besuar! Mos ia bëni haram vetes gjërat e mira e të pastra që Allahu jua ka bërë hallall, mos e kapërceni masën! Sepse Allahu nuk i do ata që e kapërcejnë masën!”** (el-Maide, 5/87)

Shkaku i zbritjes së këtij ajeti na ofron një kriter të bukur mbi çështjen në diskutim. Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u foli sahabeve mbi kiametin dhe ata u prekën shumë e qanë. Pastaj, dhjetë vetë prej tyre u mblodhën në shtëpinë e Osman bin Maz’unit. Mes tyre ndodheshin edhe Hz. Ebu Bekri me Hz. Aliun. Si përfundim i këshillimit që bënë mes tyre, vendosën që aty e tutje të shmangeshin nga bota, të tredheshin, t’i kalonin ditët me agjërim, kurse netët, me adhurim gjer në mëngjes, të mos hanin mish, të mos flinin me gratë, të mos lyheshin me erëra aromatike dhe të mos bridhnin. Kur e mori vesh Profeti, u ngrit e shkoi në shtëpinë e Osman bin Mazunit, por s’e gjeti në shtëpi. Ai i la fjalë gruas së Osmanit që Osmani me shokët e vet të shkonin tek ai. Ata shkuan te shtëpia e Profetit. Duke ua përmendur vendimet që kishin marrë, Profeti u tha:

*“Keni rënë në një mendje në këto gjëra, apo jo!”*

“Po, o i Dërguari i Allahut, - i thanë ata. – Dhe me vendimin që kemi marrë, nuk kemi si qëllim asgjë tjetër veç dobisë dhe mbarësisë!”

Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) u tha kështu:

*“Pa dyshim, unë s’jam urdhëruar për këto gjëra! Sigurisht që mbi ju ka të drejtën e vet vetja juaj! Prandaj, herë mbani agjërim e, herë, jo. Natën edhe bëni adhurim, edhe flini. Unë edhe bëj adhurim, edhe fle. Ka ditë që*

*agjëroj, ka ditë që s'agjëroj. Edhe mish ha, edhe me gratë flej. Kush i kthen shpinën sunnetit tim, s'është nga të mitë!"*

Pastaj i mblodhi të gjithë sahabet dhe zhvilloi një bisedë me ta. Ai u tha kështu sahabeve:

*"Ç'po ndodh me disa që ia bëjnë hara vetes të flejnë me gratë, të hanë e të pinë, të lyhen me erë të mira, të flenë dhe të heqin dorë nga kënaqësitë legjitime të kësaj bote! Pa dyshim, unë s'ju urdhëroj e s'ju porosis të bëheni asketë e murgjër. Në fenë time jo vetëm nuk ka lënie të ngrënies së mishit, por nuk ka as largim nga gratë. Po kështu, s'ka as shkëputje nga bota dhe mbyllje në manastire. Udhëtimi i ummetit tim është agjërimi, kurse murgjëria, xhihadi. Adhurojeni Allahun, mos i bëni shok askënd dhe asgjë Atij, bëni haxh dhe umre, falni namaz e jepni zeqat, agjëroni në muajin e ramazanit. Veproni drejt ju që edhe të tjerët të veprojnë drejt. Bashkësitë para jush u shkatërruan nga teprimi. Ata ia bënë vetes fenë të vështirë. Atëherë, edhe Allahu ua vështirësoi. Ata që ndodhen sot të mbyllur nëpër kisha dhe manastire, janë mbeturinat e tyre!"* (Vahidi, f. 207-208)

Profeti ynë i dashur është përqëndruar mbi specifika me rëndësi me qëllim që ne, ummeti i tij, të mos rrëshqasim në rrugë të shtrembër si ummetet, bashkësitë e mëparshme, për pasojë, të mos biem nën zemërimin e Allahut, si dhe ka treguar momentet kardinale të jetës. Me hadithin në vijim, ai ka shprehur në mënyrën më të qartë se ajo çka duhet bërë me qëllim për të arritur në synimin e përcaktuar për njerëzit, është një përpjekje e matur, e arsyeshme dhe e vazhdueshme:

*"...Zini rrugën e drejtë! Përpiquni t'i përsosni aktet tuaja dhe t'i ndodheni afër Allahut! Punoni në mëngjes, dhe mes drekës e mbrëmjes. Përfitoni edhe nga një pjesë e natës. Por shkoni pa ngutje dhe shqetësim dhe mbani rrugën e mesme në mënyrë që të mund të arrini në synimin për ku jeni nisur!"* (Buhari, Rikak, 18) Hatemiu nga Edreneja thotë kështu në formën e një shpjegimi të hadithit:

Arrin në pikën e synuar ai që shkon ngadalë;
Atij që nxitohet, i ngatërrohen brekët nëpër këmbë...

Profeti ynë i dashur i jepte aq rëndësi maturisë, saqë edhe për adhurimin e namazit të cilin e quante "drita e syve", porosiste mesataren. Një ditë kishte hyrë në faltore. Në sy i ra menjëherë një rrip i tendosur mes dy shtyllave. Dhe i pyeti sahabet:

*"Ç'është ky rrip?"*

"Eshtë një rrip i Zejnep binti Xhahshit. Kur në namaz lodhet së qëndruari në këmbë, kapet pas tij!" – I thanë. Atëherë, Profeti urdhëroi:

*“Zgjidheni menjëherë! Kur dikush nga ju ka dëshirë, le të falë namaz nafile, kurse kur të ndjejë lodhje dhe mungesë fuqie, të shtrihet e të flejë!”* (Buhari, Tehexhxhud, 18)

Xhabir bin Themure (r.anhuma) thotë: “Namazet i falja së bashku me Profetin (s.a.v.s.). Edhe namazi, edhe hutbeja e tij ishin normalisht të gjatë, me maturi.” (Muslim, Xhum’a, 41-42)

Një musliman i mirë, një njeri i matur e i ekuilibruar, në çdo sjellje e qëndrim në çdo punë e fjalë, ruhet se mos e kalon masën, se mos e tepron. Ata që nuk i respektojnë këto parime, jo vetëm goditen nga ngatërresa e fatkeqësi të ndryshme në këtë botë, por edhe në botën tjetër meritojnë ndëshkim. Njerëz të tillë nuk duhen nga të tjerët dhe bien në pozitën e personit të padëshirueshëm. Prandaj, duke theksuar se *“ata që e tepruan dhe e kaluan masën në fjalë e sjellje, u shkatërruan”* (Muslim, Ilm, 7), Profeti ka porositur të ruhet maturia dhe të mos kalohet masa në asnjë punë!

Si në çdo sjellje e veprim tjetër, njeriu duhet të jetë i matur edhe në dashuri dhe urrejtje. Nuk duhet ta teprojë në dashuri ndaj dikujt që e do dhe nuk duhet t’i shkëpusë lidhjet plotësisht me dikë që e urren. Arsyetimin e kësaj, Profeti (s.a.v.s.) e parashtron kështu:

*“Kur ta duash mikun, duaje me masë, se një ditë prej ditësh mund të të bëhet armik! Edhe armikun përbuze me masë, se një ditë prej ditësh mund të të bëhet mik!”* (Tirmidhi, Birr, 60)

Edhe sahabet, shokët e tij, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) me këtë moral i formoi dhe ua ofroi si modele tërë njerëzve. Vehb bin Abdullah (r.a) tregon kështu:

“Profeti (s.a.v.s.) i pati shpallur vëllezër Selmanin me Ebu Derdanë. Për këtë arsye, Selmani i shkonte herë pas here për vizitë Ebu Derdasë. Gjatë një vizite, Selmani vuri re se gruaja e Ebu Derdasë kishte në trup rroba mjaft të vjetra dhe e pyeti:

“Ç’je në këtë hall?”

“Yt vëlla, Ebu Derda, nuk u jep rëndësi mallit dhe kënaqësive të kësaj bote!” – Iu përgjigj ajo.

Në atë mes, Ebu Derda u kthye në shtëpi dhe e ftoi Selmanin të hante:

“Urdhëro e ha, se unë jam i agjëruar!”

“Po s’hëngre ti, as unë s’kam për të ngrënë!” – Iu përgjigj Selmani. Atëherë, Ebu Derda u ul në sofër dhe hëngri bukë. Kur u bë natë, Ebu Derda u përgatit të falte namazin tehexhxhud. Selmani i tha:

“Bjer e fli!”

Ebu Derda ra të flerë por u përpoq të ngrihej sërish pas një copë here. Selmani e pengoi të ngrihej:

"Fli!"

Më vonë, afër mbarimit të natës, Selmani i bëri zë Ebu Derdasë:

"Tani ngrihu!

Dhe falën namaz së bashku. Pastaj, Selmani i tha kështu Ebu Derdasë:

"Mbi ty kanë të drejtat e tyre Zoti yt, vetvetja dhe familja jote, prandaj duhet t'ia japësh çdokujt të drejtën e vet!

Më vonë, Ebu Derda shkoi te Profeti (s.a.v.s.) dhe ia tregoi gjithë ç'kishin ngjarë. Profeti iu përgjigj:

*"Selmani të ka thënë drejt!"* (Buhari, Savm, 51; Edeb, 86)

Siç u pa, sahabet, duke marrë shembull nga njëri-tjetri, përpiqeshin të përparonin në rrugën e mesme. Personi që paralajmërohej ose qortohej, e dëgjonte shokun pa u prekur e pa iu thyer zemra kurrë dhe bënte siç i thoshte ai. Në këtë ngjarje bien në sy menjëherë sa zgjuarsia e Selmanit (r.a.), aq edhe vetitë e mira të Ebu Derdasë (r.a.), si pranimi i së vërtetës, ruajtja e vëllazërisë dhe mirëkuptimi me shokun.

Si përfundim, as duhet pritur nga njeriu që të bëhet engjëll, as duhet lejuar njeriu ta kalojë masën. Njeriu duhet të jetë gjithmonë i vetëdijshëm që është njeri, ta kërkojë të mirën dhe të tregojë vendosmërinë dhe zellin e duhur për të qëndruar larg shejtanit. Në çdo specifikë, njeriu duhet të ndjekë rrugën e mesme. Sepse *"maturia, veprimi i panxituar, gjendja dhe ecuria e mirë janë, së bashku, një nga njëzet e pesë elementët përbërës të profetësisë."* (Muvatta, Shaar, 17; Ebu Davud, Edeb, 2)

## O. VENDOSMERIA NE FJALE (SIDK) DHE ORIENTIMI NE IDE (ISTIKAMET)

**Njerëzit e orientuar i mbron Zoti, nuk humben,**
**Prandaj erërat e vjeshtës selvive s'kanë ç'u bëjnë!..**

Aziz Mahmud Hydaji

Sidk (vendosmëri në fjalë) do të thotë të jesh i drejtë, i ndershëm, i orientuar, të ecësh brenda kornizës së fesë dhe arsyes. Do të thotë të jesh në përputhje me thelbin e fjalës që ke dhënë dhe të gjësë që ke thënë. Por

vendosmëria (sidk) nuk është vetëm me fjalë, por edhe me qëllim, vullnet, qëndrueshmëri, akte dhe adhurim. Istikamet (orientim) është të ecësh drejt, pa devijuar nga rruga e së vërtetës, të jetosh ashtu siç është urdhëruar. E kundërta e vendosmërisë në fjalë është gënjeshtra. E kundërta e orientimit është çorientimi që do të thotë ta lësh drejtësinë dhe ndershmërinë, ta përdhunosh të drejtën dhe drejtësinë dhe të mos e mbash fjalën e dhënë.

Vendosmëria në fjalë dhe qëndrim është parimi më me rëndësi dhe një nga vetitë e larta më me rëndësi të Islamit. Është litari më i shëndoshë te i cili duhet mbajtur për shpëtim. Prandaj, drejtësinë dhe ndershmërinë që janë baza e jetës sonë shoqërore, duhet t'i ringjallim e t'i forcojmë dhe me to t'i kurojmë sëmundjet tona moralo-shpirtërore.

Feja jonë e lartë, Islami, u ka dhënë një vend të veçantë drejtësisë, ndershmërisë, thënies së të vërtetës përkundër gënjeshtrës dhe qëndrimit të orientuar. Mes cilësive të njeriut të mirë, drejtësia dhe ndershmëria kanë zënë vendin kryesor.

Vendosmëria në fjalë dhe orientimi në ide janë dy gjendje shpirtërore themelore ku mblidhen dhe bashkohen tërë cilësitë morale. Ata që u besojnë Allahut, jetës së pasme, ahiretit, engjëjve dhe librave të Allahut, ata që e shpenzojnë pasurinë për t'u ndihmuar farefisit, jetimëve, të varfërve, të mbeturve në rrugë, lypsarëve, robërve dhe skllevërve, ata që falin namaz, që japin zeqat, që e mbajnë fjalën dhe që bëjnë durim, janë cilësuar si të vendosur, besnikë dhe të devotshëm. Veç kësaj, orientimi në ide është përmendur si cilësi e përbashkët e muslimanëve. (el-Bakara, 2/177; el-Ahzab, 33/35) Kurse ideali më i madh i muslimanëve është "sirati mustakim", domethënë, rruga e drejtë. (el-Fatiha, 1/6)

Zoti ia ka bërë të ditur Profetit tonë të dashur fenë që ka zgjedhur për robtë e Tij dhe ua ka tërhequr vëmendjen njerëzve duke urdhëruar:

فَسْتَقِمْ كَمَا اُمِرْتَ وَمَنْ تَابَ مَعَكَ وَلاَ تَطْغَوْا

**"I Dashuri im! Së bashku me ata (besimtarët) që bëjnë pendesë, qëndroni në rrugë të drejtë ashtu siç je urdhëruar dhe mos e teproni!.."** (Hud, 11/112)

Komenti: "O Profet! Duke vepruar siç e kërkojnë morali dhe urdhrat e Kur'anit, duhet të jesh një shembull dhe personifikim konkret i modelit të orientuar në rrugë të drejtë, në mënyrë që mbi ty të mos mbetet asnjë shteg për dyshim dhe lëkundje. Ti mos shih se ç'thonë mbarë e prapë politeistët dhe hipokritët, por lëri në dorë të Zotit! Si në detyrat e përgjithshme, ashtu dhe në ato të veçanta, ji i orientuar drejtësisht ashtu siç je urdhëruar dhe

mos u largo nga rruga e drejtë! Sado i rëndë që të jetë zbatimi i urdhrit që të është reveluar, mos u zbraps nga asnjë pengesë në kumtimin, kryerjen dhe zbatimin e atij urdhri! Zoti yt të është ndihmëtar!" (Elmalılı, IV, 2829-2830)

Siç mund të vlerësohet, të bësh një jetë të drejtë e të ndershme brenda kufijve të urdhëruar dhe ashtu siç kërkohet, kërkon seriozitet, ndjeshmëri dhe zell të madh, gjë që është një punë e vështirë. Prandaj ka ndodhur që Profeti ynë ka thënë, si pasojë e këtij ajeti, *"mua më plaku sureja Hud"* (Tirmidhi, Tefsir, 56/6; Kurtubi, IX, 107)

Lidhur me këtë shprehje të Profetit, Abdullah bin Abbasi (r.a.) ka thënë kështu:

"Në Kur'anin e Shenjtë nuk ka ndodhur ndonjë komunikim më i ashpër se ky ajet për të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.)." (Nevevi, *Sherhu Sahihi Muslim*, II, 9)

Sado që komunikimi i këtushëm është për Profetin tonë të Ndritur, ajo çka e ia bën gjendjen të vështirë atij, nuk është ndjenja e rrezikut lidhur me orientimin vetëm për personin e tij, sepse ai kishte merituar mbështetjen hyjnore të shprehur në ajetin **"Ti je në rrugë të drejtë"** (Jasin, 36/4) Ajo çka e plakte atë ishte dyshimi që ndjente ai për besimtarët, sepse urdhri për të qenë në rrugë të drejtë ishte i vlefshëm edhe për besimtarët. Sepse, siç ka thënë edhe Es'ad Efendiu:

"Qoftë dijetar ose sheh, çdokush që nuk ka në krye çallmën e orientimit (në rrugë të drejtë), më në fund, humbet e shkon. Po qe se shpina s'të është thyer më dysh nga barra e orientimit në rrugë të drejtë, a mund ta qëllojë shigjeta e dëshirës objektivin e afërsisë hyjnore?" (*Divan*, f. 27)

Në një ajet tjetër, Allahu i Lartë na e tërheq kështu vëmendjen neve, robve të Tij: **"Pa dyshim që kjo rrugë** (që kam urdhëruar unë) **është rruga ime e drejtë! Prandaj ndiqeni atë! Dhe mos rrëshqisni në rrugë të tjera, përndryshe, shkëputeni nga rruga e Allahut! Ja, këto ju urdhëron Allahu me qëllim që të arrini devocionin e vërtetë!"** (el-En'am, 6/153) Sepse pendimi i ndjerë në pleqëri mund të mos jetë i mjaftueshëm për ta pastruar një jetë të tërë të mbushur me gabime! Jeta është një periudhë kohore e shkurtër, e mjaftueshme sa për një jetesë të drejtë!

Profeti ynë i dashur ishte më i drejti dhe më i ndershmi i njerëzve. Këtë patën qenë të detyruar ta pranonin dhe pohonin edhe armiku i tij më i tërbuar, Ebu Xhehli, Ahnes bin Sheriku, Nadr bin Harithi si dhe Ebu Sufjani që qe bërë më vonë musliman. Nga goja e tij kurrë nuk pati dalë fjalë tjetër përveç së drejtës.[1] Edhe duke bërë shaka me fjalë, madje, ai nuk qe

1. Buhari, Bedu'l-Vahj, 6; Muslim, Xhihad, 74; Taberi, Tefsir, VII, 240; Ibni Kethir, el-Bidaje, III, 113.

larguar nga fjala e drejtë, nga ndershmëria!

Profeti ynë, i Dërguari i Allahut, i cili jetonte i orientuar sipas urdhrave të Allahut të Lartë, dëshironte që edhe ummeti, bashkësia e tij, të ishte e orientuar dhe herë pas here qëndronte mbi këtë çështje. Me porosinë e tij, *"edhe pse s'është e mundur t'ia arrini në kuptimin e plotë të fjalës, prapëseprapë përpiquni të jeni në rrugë të drejtë"* (Ibni Maxhe, Taharet, 4), i Dërguari i Allahut pati theksuar se ishte e domosdoshme që ummeti të përpiqej për të qëndruar në rrugë të drejtë. Sufjan bin Abdullah (r.a.) tregon kështu:

"I thashë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.):

"O i Dërguari i Allahut, ma shpjego Islamin në atë mënyrë që të mos kem më nevojë për të pyetur dikë tjetër!"

Dhe ai m'u përgjigj kështu:

قُلْ اٰمَنْتُ بِاللّٰهِ فَسْتَقِمْ

*"Thuaj "i besova Allahut" dhe bëhu i drejtë!"* (Muslim, Iman, 62)

Së pari, njeriu duhet të jetë i drejtë dhe i ndershëm ndaj Allaht të Lartë si dhe në rrugë të drejtë. Para së gjithash, njeriu duhet t'i mbetet besnik paktit të lidhur me Të dhe të jetë i sinqertë në ndjenjat, mendimet, qëllimet dhe fjalët në lidhje më Të. Është e domosdoshme që të jemi më të vëmendshëm në fjalën që flasim, në betimin që bëjmë si dhe në punën që kryejmë në emër të Tij. Profeti ynë i dashur i pati orientuar dhe mësuar sahabet në këtë drejtim. Një ngjarje lidhur me këtë çështje është zhvilluar kështu:

"Hz. Aisheja ishte nisur së bashku mes gra të tjera për të marrë ndonjë lajm mbi betejën e Uhudit. Në zonën Harre takoi Hind binti Amrin. Hindi kishte ngarkuar në një deve kufomat e burrit, Amr bin Xhemuh, djalit, Hallad, dhe vëllait, Abdullah dhe po i sillte në Medinë. Hz. Aisheja e pyeti se ç'kishte ndonjë lajm tjetër. Hindi iu përgjigj:

"Është për të mirë! I Dërguari i Allahut është mirë. Sa të jetë gjallë ai, çdo fakteqësi mbetet e lehtë!"

Duke bërë shenjë kufomat mbi deve, Hz. Aisheja e pyeti:

"Kush janë këta?"

"Im vëlla, Abdullah, im bir, Hallad, dhe im shoq, Amr!" – Iu përgjigj Hindi.

"Ku po i çon?" – E pyeti Hz. Aisheja.

"Po i çoj në Medinë. Atje do t'i varros!" – Iu përgjigj Hindi. Pastaj, sapo e shtrëngoi devenë të ecte, deveja u ul përtokë. Hz. Aisheja e pyeti:

"A mos ulet deveja nga pesha e atyre që ka sipër?"

"Nuk e di se pse ulet, kurse në kohë të tjera ka bartur dyfishin e ngarkesës që bart një deve! Tani po vë re një gjendje tjetër tek ajo" – Iu përgjigj Hindi.

Pasi u shtrëngua të ecë, deveja u ngrit por, sapo u drejtua për në Medinë, prapë u lëshua përtokë. Pastaj e provuan ta kthejnë në drejtim të Uhudit dhe, atëherë, deveja nisi të vrapojë. Hindi shkoi te Profeti dhe ia tregoi si qëndronte puna. Profeti e pyeti:

*"Deveja është e ngarkuar me një mision. A pati lënë ndonjë porosi Amri?"*

"Kur do të nisej për në Uhud, Amri qe kthyer nga kiblja dhe qe lutur kështu: "Allahu im! Bëma të mundur dëshmorësinë! Mos më kthe te njerëzit e shtëpisë me duart bosh dhe shpirtvrarë!" – Iu përgjigj Hindi. Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) tha këto fjalë që tregonin rëndësinë e besnikërisë ndaj Allahut:

*"Ja, pra, përse nuk ecën deveja! O ensarë! Kush nga ju të jetë betuar në emër të Allahut, t'i qëndrojë besnik betimit! O Hind! Burri yt është nga besnikët! Qysh nga çasti që ka rënë dëshmor, engjëjt i kanë bërë hije sipër me krahët e tyre dhe kanë parë se ku duhet varrosur! O Hind! Në xhennet, edhe Amr bin Xhemuh, edhe yt bir, Hallad, edhe yt vëlla, Abdullah do të bashkohen bashkë dhe do të bëhen shokë!"*

Pas këtij përgëzimi, Hindi, duke dëshiruar të ndodhet edhe në jetën e amshuar së bashku me të shoqin që ishte një nga besnikët, iu lut Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Të lutem, lutiu Allahut të më bashkojë edhe mua me ta!" (Vakidi, I, 264-265; Ibni Haxher, Fethul Bari, III, 216; Ibni Abdilber, III, 1168)

Personat besnikë të tillë, Allahu i Lartë i përgëzon kështu: **"Pa dyshim, mbi ata që thonë "Zoti ynë është Allahu"dhe pastaj vihen në rrugë të drejtë, ulen engjëjt dhe u thonë: "Mos kini frikë, mos u dëshpëroni, por gëzohuni për xhennetin që ju është premtuar! Ne jemi miqtë juaj edhe në jetën e kësaj bote, edhe në ahiret! Këtu, e juaja është çdo gjë që jua kërkon zemra dhe që e dëshironi, si dhuratë dhe gosti e Allahut që është Gafur dhe Rahim!"** (Fussilet, 41/30-32)

Ata nuk do të ndjejnë frikë dhe dëshpërim mes tmerrit të ditës së kiametit. Këtë gjendje e cila është shpërblimi më i madh për një njeri, Zoti e ka njoftuar në këtë mënyrë:

إِنَّ الَّذِينَ قَالُوا رَبُّنَا اللَّهُ ثُمَّ اسْتَقَامُوا فَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ. أُولَئِكَ أَصْحَابُ الْجَنَّةِ خَالِدِينَ فِيهَا جَزَاءً بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ

**"Për ata që, pasi thonë "Allahu është Zoti ynë", vihen në rrugë të drejtë, nuk do të ketë as frikë e as dëshpërim! Ata janë njerëzit e xhennetit dhe, si shpërblim për bëmat e veta, do të qëndrojnë aty përjetësisht!"** (el-Ahkaf, 46/13-14)

Në drejtësi dhe ndershmëri, drejtësia e zemrës dhe gjuhës paraqesin një rëndësi të madhe. Në vendin e quajtur trup, zemra është sunduesja e të gjitha gjymtyrëve. Trupi i cili ka një zemër e cila i beson Allahut të vetëm dhe përvetëson drejtësinë dhe ndershmërinë, është mjedis prehjeje dhe lumturie. Kur zemra të jetë e shëndoshë, edhe gjymtyrët dhe organet e tjera janë në rrugë të drejtë. Kurse gjuha është interpreti i zemrës. Drejtësia apo mbrapshtësia e saj ndikon edhe mbi organet dhe gjymtyrët e tjera. Kështu, në hadithin profetik thuhet:

*"Kur njeriu gdhihet në mëngjes, të gjitha organet i drejtohen gjuhës dhe (pothuaj duke iu lutur) i thonë kështu: "Ki frikë Allahun në ruajtjen e të drejtave tona. Ne ndëshkohemi vetëm nga ato që thua ti. Ne varemi prej teje. Po të jesh ti në të drejtë, edhe ne jemi në të drejtë. Po qe se ti mbrapshtohesh dhe del nga rruga, edhe ne bëjmë siç bën ti dhe bëhemi si ti!"* (Tirmidhi, Zuhd, 61)

Edhe në një hadith tjetër lidhur me çështjen, Profeti ynë thotë kështu:

*"Po s'e pati zemrën të drejtë, besimi i robit s'mund të jetë i drejtë. Dhe zemrën nuk do ta ketë të drejtë nëse gjuhën s'e ka të drejtë!"* (Ibni Hanbel, III, 198)

Drejtësia dhe ndershmëria bëhen shkak që njeriut t'i përmirësohet gjendja dhe që t'i falen mëkatet. Zoti ynë i Lartë i cili dëshiron shumë t'i falë robtë e vet, urdhëron kështu:

**"O ju që keni besuar! Jini të devotshëm ndaj Allahut dhe flisni drejt që Allahu t'jua përmirësojë punët dhe t'jua falë mëkatet! Ai që tregon bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit, ai me të vërtetë ka arritun shpëtimin e madh!"** (el-Ahzab, 33/70-71)

Ka'b bin Malik (r.a) i cili meritoi faljen e Allahut ngaqë tha të vërtetën, është shprehur kështu:

"Betohem në Allahun se dhuntia më e madhe që më ka dhënë Allahu pas nderimit tim me Islamin, është të them të vërtetën para të Dërguarit të Allahut dhe, kështu, të shpëtoj nga shkatërrimi së bashku me ata që

gënjyen. Sepse mbi ata që nuk morën pjesë në fushatën e Tebukut dhe pastaj gënjyen, Allahu i Lartë, duke reveluar fjalët më të rënda që s'i pati përdorur për askënd, ka urdhëruar kështu:

**"Dhe kur të ktheheni pranë tyre dhe t'u kërkoni llogari, do të betohen në Allahun me qëllim që të mos i ndëshkoni. Kthejuani shpinën atyre se ata janë të ndyrë. Dhe vendi ku do të arrijnë si ndëshkim për mëkatin e kryer, është xhehennemi. Ata do t'ju betohen që të mbeteni të kënaqur prej tyre, por edhe sikur ju të jeni të kënaqur prej tyre, Allahu kurrë nuk mbetet i kënaqur nga mëkatarët!"** (et-Tevbe, 9/95-96) (Buhari, Megazi, 79)

Sa bukur e shpreh Said Pasha virtytin e qenies i orientuar në rrugë të drejtë:

Mos i mërzit të tjerët ti që të tjerët të të mos mërzisin ty;
Mos bëj hile e dredhi që të tjerët të të mos mashtrojnë ty;
Mos pi ujë të ftohtë nga dorë e armikut, se s'të ngop ty;
Mos e ki frikë armikun se dhe n'është zjarr, s'të djeg dot ty;
Ji në rrugë të drejtë se Allahu s'të turpëron ty!

Profeti ynë e shpreh kështu faktin që drejtësia dhe ndershmëria janë një nga parimet themelore që e përcaktojnë fundin e njeriut:

*"Drejtësia dhe ndershmëria e çojnë njeriun në të mirë, kurse e mira e çon në xhennet. Gjersa njeriu të vazhdojë të flasë drejt, më në fund bëhen një nga besnikët. Gënjeshtra e çon njeriun në mëkat dhe mëkati e çon në xhehennem. Gjersa njeriu të vazhdojë të gënjejë, më në fund, te Allahu shkruhet si gënjeshtar!"* (Buhari, Edeb, 69)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i pati dhënë shumë rëndësi gjuhës dhe i pati ruajtur sahabet nga fatkeqësitë e sjella prej saj. Sufjan bin Abdullah (r.a.) e pati pyetur Profetin:

"O i Dërguari i Allahut, ç'është ajo gjë që ke frikë më shumë për mua?"

Dhe Profeti, duke e zënë gjuhën e vet me dorë, i pati thënë:

*"Ja, kjo është!"* (Tirmidhi, Zuhd, 61)

Njeriu duhet të rrojë me drejtësi dhe ndershmëri, duhet të jetë besnik dhe kurrë s'duhet të heqë dorë nga fjala e drejtë. Vetëm kështu mund të shpëtojë nga shqetësimet dhe stresi, madje, edhe ëndrrat do të fillojnë t'i dalin të vërteta. Me të vërtetë, Profeti ynë e ka shprehur kështu se personave që janë të drejtë në jetë, edhe ëndrrat do t'u dalin të vërteta: *"Ai ndër ju që sheh ëndrrat më të drejta, është ai që flet më drejt!"* (Muslim, Ruja, 6)

Duke treguar se njerëzit duhet të jenë të drejtë si pasqyra dhe peshor-

ja, poeti Mevlana shprehet kështu:

*"A druhen pasqyra dhe peshorja ta thonë të drejtën vetëm sepse dikush mund të preket? A heshtin? Pasqyra dhe peshorja janë gurë prove me vlerë aq të lartë, sa edhe sikur ti t'u shërbesh atyre dyqind vjet e pastaj t'i lutesh pasqyrës të të mos tregojë të shëmtuar, kurse peshores të të mos ta nxjerrë në shesh mangësinë e mallit, që të dyja do të të përgjigjen duke të thënë:*

*"I mjeri ti! Mos i bëj të tjerët të qeshin me ty, mos ia nxij faqen vetes para gjithë botës!" Pasqyra dhe peshorja nuk dinë hile e dredhi, nuk gënjejnë. Pasqyra dhe peshorja që nuk heqin dorë nga drejtësia dhe ndershmëria, thonë: "Allahu na e lartësoi vlerën me qëllim që e drejta dhe e vërteta të njihen e të kuptohen nëpërmjet nesh dhe na ngarkoi me këtë detyrë. Po të mos ishte drejtësia dhe ndershmëria jonë, po të mos e nxirrnim sheshit të drejtën dhe të vërtetën ashtu siç janë, ç'vlerë do të na mbetej neve? Si do të mund t'i shihnim e si mund t'i tregonim fytyrat e mira e të bukura?"* (*Mesnevi*, dyvargshet 3546-3551)

Drejtësia dhe ndershmëria zënë një vend me shumë rëndësi veçanërisht në jetën shoqërore. Kjo është edhe specifika mbi të cilën duhet qëndruar më shumë në marrëdhëniet tregtare. Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u afrua në treg pranë një shitësi. Futi dorën në grumbullin e grurit që kishte para dhe ndjeu se brenda ishte i lagur. Ai e pyeti shitësin:

*"Ç'është kjo?"*

"O i Dërguari i Allahut, e lagu shiu!" – Iu përgjigj shitësi.

*"A nuk mund ta nxirrje pjesën e lagur sipër që ta shihte çdo njeri? Kush gënjen, s'është nga të mitë!"* – I tha i Dërguari i Allahut. (Muslim, Iman, 164)

Për ta përcaktuar rëndësinë e drejtësisë dhe ndershmërisë në tregti, i Dërguari i Allahut ka thënë: *"Tregtari që nuk heq dorë nga drejtësia dhe ndershmëria, ndodhet bashkë me profetët, besnikët dhe dëshmorët!"* (Tirmidhi, Buju, 4)

Edhe ky rivajet (rrëfim) që tregon se sa korrekt sillej Profeti ynë i dashur në çështjen e shitblerjes, është shumë kuptimplotë. Ibni Vehbi tregon:

"Adda bin Halid më tha: "A të ta këndoj letrën që ka shkruar i Dërguari i Allahut për mua?" Unë iu përgjigja; "Me kënaqësi!" Atëherë, e nxori letrën dhe e lexoi. Aty shkruhej: *"Kjo letër deklaron gjënë e blerë nga Adda bin Halid bin Hevze prej Muhammedit. Adda bleu prej tij një skllav. Tek skllavi nuk ka ndonjë sëmundje ose ndonjë ves si ikje, vjedhje, etj., si dhe ndonjë gjë haram (të ndaluar) që do ta bënte shitjen jolegjitime. Kjo është një shitje nga një musliman, te një tjetër."* (Tirmidhi, Buju, 8; Buhari, Buju, 19)

Allahu i Lartë, duke i urdhëruar muslimanët që të sillen me drejtësi dhe





besnikëri edhe ndaj qafirëve, madje, për sa kohë që do ta mbajnë fjalën, thotë:

**“Gjersa ata** (politeistët) **të sillen me drejtësi dhe ndershmëri ndaj jush, edhe ju vazhdoni të silleni me drejtësi dhe ndershmëri ndaj tyre!”** (et-Tevbe, 9/7)

Të jesh i drejtë, i ndershëm dhe besnik dhe të jetosh në rrugë të drejtë, është me të vërtetë e vështirë. Rrugën për ta lehtësuar këtë vështirësi dhe për ta fituar këtë moral të bukur, Zoti ynë i Lartë na e tregon me urdhrin **“Bëhuni bashkë me besnikët!”** (et-Tevbe, 9/119) Që dikush ta mësojë besnikërinë për të cilën flitet këtu, duhet të rrijë bashkë me besnikët. Për sa kohë që të vazhdojë kjo ndenjje bashkë, personi fillon dalngadalë t’u ngjasë atyre. Edhe sikur të mos bëhet plotësisht besnik, të paktën e ruan veten nga të këqijat.

Me të vërtetë, vetëm pranë besnikëve njeriu mund të bëhet pjesëtar i dhuntive të bukura. Edhe qeni i Shokëve të Shpellës, si pasojë e besnikërisë së tij, është përmendur në Kur’an dhe emri i është përjetësuar. Fundja njeriu e ka të pamundur të hyjë në xhennet me punën e tij. Vetëm po ta ketë qëllimin të mirë, i shkon në ndihmë mëshira e Allahut, për rrjedhojë arrin shpëtimin. Poeti Nishaní thotë kështu:

Në fatin pa pushtet, shërbimi s’bën dobi;
Në adhurimin pa mirësinë e Zotit s’ka dobi...

## P. PASURIA NDJESORE (ISTIGNA)

**“Me begatinë e thjeshtësisë dhe pasurisë ndjesore, jam njeriu më i qetë i botës. Edhe të dy sytë i kam të mbyllur ndaj botës së shijeve.”**

Es’ad Erbilí, Divan, f. 51

Istigna[1] (pasuri ndjesore) do të thotë të jesh syngopur, të jesh i pasur me zemër, domethënë në ndjenja, të mos jesh nevojtar ndaj ndokujt, të jesh i kënaqur me atë që ke, për rrjedhojë, të mos presësh gjë nga njerëzit dhe të mos ia shfaqësh nevojën tjetërkujt. Atyre që sillen në këtë mënyrë, u thuhet “mustagni” (të pasur në ndjenja). Istigna-ja, domethënë, shpërfillja ndaj pasurive materiale dhe mirësisë së njerëzve lavdërohet, kurse ndaj Allahut ndalohet.

1. Shkurt, *istigna* do të thotë *shpërfillje*, kurse *mustagni* do të thotë *shpërfillës*. Përk - hyesi.





Sikur njerëzve të pasur në ndjenja dhe shpërfillës ndaj pasurive materiale dhe mirësisë së njerëve t'u jepen të gjitha pasuritë dhe të mirat e botës dhe t'u thuhet se, për këtë, nuk do të përballen me asndonjë pyetje në jetën e pasme, ahiret, ata përsëri do të parapëlqejnë të jetojnë në përkorësi (zuhd). Sepse, me atributin dhe emrin e Tij të nderuar **"el-Mugni"**, Zoti ynë i Lartë i ka bërë ata shpërfillës ndaj çdokujt dhe çdo gjëje tjetër veç Tij.

Kur e kanë pyetur Ebu Hazmin se *ç'kapital ka*, ka thënë: "Dy gjëra: njëra, të jem i pëlqyer nga Allahu i Lartë; tjetra, të jem shpërfillës ndaj njerëzve!" "Atëherë, je i varfër!" – I kanë thënë. Dhe ai u është përgjigjur: "Ndërsa toka, qielli dhe gjërat mes tyre janë pronë e Allahut dhe unë jam rob i vërtetë i Tij, si mund të jem i varfër?" Sipas kësaj mendësie, *istigna* është që personi të bëhet i vetëdijshëm se për çdo gjë është nevojtar ndaj Allahut dhe të mos presë asgjë prej askujt përveç Tij.

Një nga atributet dhe emrat e bukur të Allahut është edhe **"el-Gani"**. Ky atribut shpreh se Zoti është i pasur në mënyrë të pakufizuar e të pafundme, se e gjithë pronësia dhe pushteti i përkasin Atij dhe se, për rrjedhojë, ai është shpërfillës ndaj çdo gjëje. Në të njëjtën kohë, Allahu është **"es-Samed"**[2], që do të thotë se Ai është qenia e vetme që nuk ka nevojë për askënd dhe asgjë, ndërsa çdokush dhe çdo gjë ka nevojë për Të. Këtë specifikë të individualitetit të vet, Zoti e shpreh kështu:

يَاۤاَيُّهَا النَّاسُ اَنْتُمُ الْفُقَرَاۤءُ اِلَى اللّٰهِ وَ اللّٰهُ هُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيدُ

**"O njerëz! Ju jeni nevojtarë ndaj Allahut, kurse Allahu s'ka nevojë për askënd dhe është i denjë për lavdërim!"** (el-Fatir, 35/15)

Duke marrë frymëzim nga ky ajet kur'anor, shumë grupe mistike islame, duke filluar me shazelitët, për të shprehur se janë nevojtarë ndaj Allahut, janë vetëquajtur "fukara" (i varfër, të varfër)[3]. Veç kësaj, shkencëtarët, dijetarët e kulturës shpirtërore dhe artistët tanë, duke bërë fjalë për veten ose duke i nënshkruar veprat e veta, kanë përdorur shprehje, si "el-Fakir ilá rabbihi'l-Kadír"[4]. Në këtë mënyrë, ata kanë shprehur se veprat e tyre janë krijuar me favorin e Allahut dhe se ata vetë janë nevojtarë ndaj Allahut.

Këshillohet dhe inkurajohet që njerëzit t'ia paraqesin nevojat vetëm

2. Ky atribut i përdorur në ajetin e dytë (Allahu's-Samed) të sures Ihlas do të thotë *v -tekzistent* dhe *i vetëmjaftueshëm*. Përkthyesi.
3. Ky emërtim emfatik në formë edhe të një apelativi, është i përdorur dhe ka një traditë letrare edhe në shqipe, p.sh., "i varfri", i varfri unë". Përkthyesi.
4. "I varfri i lartësuar me fuqinë e Zotit". Përkthyesi.

Allahut pa ia paraqitur asnjë njeriu. Sepse Allahu (xh.xh.) do që robtë t'ia paraqesin nevojat vetëm Atij. Pir Mehmet Azmí e shpreh bukur këtë:

As prej dervishit, as prej mbretit mos kërko;
Ik dhe vetëm prej Allahut që të krijoi prej hiçi, kërko!

Ndërsa është tejet shpërfillës ndaj njerëzve, robi kurrë nuk duhet të sillem me shpërfillje ndaj të mirave dhe dhuntive që i vijnë nga Allahu i Lartë. Në hadithin profetik kjo shpjegohet kështu:

*"Ndërsa Ejjubi (a.s.) i kishte nxjerrë rrobat dhe po lahej, nga sipër i bie një grumbull karkalecash të artë. Ejjubi i mbledh menjëherë me grushta dhe i mbush rrobat me to. Atëherë, Allahu i lartë i bën zë kështu:*

*"O Ejjub! A s'të kam bërë unë ty shpërfillës ndaj kësaj që pe?"*

*Dhe Hz. Ejjubi i përgjigjet:*

*"Betohem në dinjitetin tënd, o Zot, se ashtu është, mirëpo unë s'jam shpërfillës ndaj begatisë që më vjen prej teje!"* (Buhari, Gusl, 20)

Edhe kjo lutje përgjëruese e Musait (a.s.) në një moment të pashpresë tregon se në ç'gjendje shpirtërore duhet ndodhur ndaj mirësive dhe dhuntive të ardhura nga Allahu:

رَبِّ اِنِّى لِمَٓا اَنْزَلْتَ اِلَىَّ مِنْ خَيْرٍ فَقِيرٌ

**"Zoti im! Me të vërtetë, jam nevojtar për çdo të mirë që do të më zbresësh!"** (el-Kasas, 28/24)

Si përgjigje ndaj kësaj lutjeje të Hz. Musait, pas një kohe të shkurtër, Allahu i Lartë i lëshoi atij një lumë të mirash dhe i fali krahët e dhembshurisë dhe farefisninë e Shuajbit (a.s.).

Ndërkaq, në kundërshtim me këtë, të sillesh me shpërfillje ndaj Allahut është një fatkeqësi e madhe. Allahu urdhëron kështu në Kur'an: **"Dhe Ne bëjmë që personi i cili bën koprraci, sillet sikur të mos ishte nevojtar ndaj Allahut dhe e përgënjeshtron fjalën më të bukur** (e cila është Fjala e Njësisë)**, të hyjë në një rrugë të vështirë dhe, kur të pësojë disfatë, pasuria të mos i vlejë për asgjë!"** (el-Lejl, 92/8-11)

Hasan Basriu (k.s.) i lutej kështu Allahut të Lartë:

"Allahu im! Pasuromë mua duke më bërë nevojtar ndaj individualitetit tënd dhe mos më varfëro duke më lënë shpërfillës ndaj Teje!" (Bakillani, f. 107)

Mendimi i shpërfilljes ndaj Allahut është vepër e krenarisë dhe e me-

ndjemadhësisë. Njeriu i cili rebelohet duke jetuar mes një morali të tillë të keq, përvetëson sjellje e qëndrime prej injoranti ndaj Zotit të Lartë. Zoti i paralajmëron kështu personat që ndodhen në këtë gjendje: **"Pa dyshim, njeriu rebelohet sepse e sheh veten jonevojtar.** (O njeri!) **Pa dyshim, ti ke për t'u kthyer sërish tek Zoti yt!"** (el-Alak, 96/6-8)

Shembujt më të bukur të shpërfilljes ndaj të mirave materiale i shohim në jetën e Profetit tonë të dashur. Te Profeti ynë, Krenaria i Gjithësisë, shkoi një njeri dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut, më trego një veprim që, kur ta bëj atë, edhe Allahu të më dojë, edhe njerëzit!"

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) iu përgjigj:

*"Mos u intereso për botën që Allahu të të dojë! Mos ua vër syrin gjërave që kanë njerëzit në dorë, që njerëzit të të duan!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 1)

Me ajetin **"Pas mbarimit të namazit të xhumasë, shpërndahuni dhe kërkojeni pjesën tuaj nga favori i Allahut"** (el-Xhuma, 62/10), Allahu i Lartë kërkon që personi të punojë e përpiqet për ta siguruar jetesën. Edhe Zotëria i Botëve ka porositur që *"askush nuk ka ngrënë kurrë një ushqim më të dobishëm e më të mbarë se ajo çka fituar me mundin e vet, ashtu si edhe profeti i Allahut, Daudi, që ushqehej dhe rronte me punën e duarve të veta!"* (Buhari, Buju, 15) Po kështu, ka bërë të ditur se edhe Zekerija (a.s.) ka jetuar duke punuar si marangoz. (Muslim, Fedail, 169)

Nëna jonë Aishe na bën të ditur se sahabet punonin edhe vetë në punët e tyre, madje, ngaqë punonin dhe djersiteshin, Profeti thoshte që *"sikur të laheshin dhe pastaj të shkonin në faltore"*! (Buhari, Buju, 15)

Ajo çka shpreh i Dërguari i Allahut si në vijim, është e mjaftueshme për t'i parë dhe kuptuar dimensionet e çështjes:

*"Nëse dikush nga ju merr tërkuzën dhe shkon në mal, bën një barrë dru, e sjell dhe e shet, si pasojë, Allahu ia mbron nderin, kjo është më e dobishme dhe më e mbarë për të sesa të lypë diçka nga njerëzit pavarësisht se i japin apo jo!"* (Buhari, Zekat, 50)

Nga këto fjalë të Profetit kuptojmë se është e domosdoshme që, në vend të përdorimit të një rruge faqezezë si lypja, të punojmë qoftë edhe në kushtet më të rënda për të mos iu bërë nevojtar dikujt tjetër, se çdokush ka mundësi të bëjë diçka për t'i plotësuar nevojat e veta me punën e vet. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se njerëzit që sillen kështu, me nder dhe dinjitet, edhe Allahu i Lartë i do:

*"Allahu i Lartë e do besimtarin e varfër që ka familje për të mbajtur, por, megjithatë, shmanget nga lypja dhe fitimi haram!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 5)

Dihet se një njeri si Ahmed bin Hanbeli i njohur për përkorësinë e tij, i ka dhënë këtë përgjigje personit që e ka pyetur se "kush është më e lartë, pasanikëria, apo varfëria":

"Merr pjesë në pazar dhe mos iu bëj nevojtar njerëzve! Unë s'njoh virtyt më të madh se pavarësia nga njerëzit!"

Edhe poeti Mehmet Akif Ersoji shprehet kështu në mbështetje të kësaj të vërtete:

Kush nuk fiton në këtë botë para për bukë,
Është faqe e zezë për mik, mjet talljeje për armik...

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), ndërsa nga njëra anë i ka porositur sahabet të japin me dorën plot dhe t'u ndihmojnë njerëzve në çdo gjë, nga ana tjetër ka i këshilluar që të mos kërkojnë asgjë nga askush. Ndërsa ensarët, muslimanët medinas, i përpjesëtuan me muhaxhirët, muslimanët mekas, çdo gjë që patën, edhe muhaxhirët iu përgjigjën syngopur në të njëjtën masë entuziazmit të ndihmës së tyre, e pranuan si borxh plotësimin e nevojave të veta dhe, kur erdhën në gjendje, ua kthyen menjëherë ensarëve. (Buhari, Hibe, 35; Muslim, Xhihad, 70)

Duke i bërë vëllezër në fe ensarët me muhaxhirët, Profeti ynë i dashur i shpalli vëllezër Sa'd bin Rebiun me Abdurrahman bin Avfin. Sa'di (r.a.) i tha vëllait në fe se kishte shumë pasuri dhe dëshironte t'ia jepte atij gjysmën. Si përgjigje ndaj kësaj bujarie të jashtëzakonshme, edhe Abdurrahman bin Avfi (r.a.) tregoi një vetëmohim të madh dhe i tha vëllait: "Allahu ta bekoftë familjen dhe pasurinë, o vëlla! Mjafton të ma tregosh rrugën e tregut!" (Buhari, Buju, 1) Abdurrahman bin Avfi u muar me tregti dhe u bë një ndër më të pasurit ndër sahabet.

Kjo ngjarje e treguar nga Avf bin Maliku (r.a.) është mjaft kuptimplote përsa i përket faktit që tregon se në ç'masë ua pati mësuar Profeti sahabeve të ishin syngopur dhe shpërfillës ndaj mallit dhe pasurisë së të tjerëve:

"Ne, një grup prej shtatë-tetë vetësh, po rrinim pranë të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Ai na tha:

*"A s'do t'ia jepni besën të Dërguarit të Allahut?"*

Kurse ne sapo ia kishim dhënë besën! Prandaj i thamë:

"O i Dërguari i Allahut! A nuk ta dhamë ne besën ty?"

Mirëpo ai na e përsëriti pyetjen:

*"A s'do t'ia jepni besën të Dërguarit të Allahut?"*

Edhe ne i thamë përsëri:

"O i Dërguari i Allahut! A nuk ta dhamë ne besën ty?"

I Dërguari i Allahut na pyeti për të tretën herë:

*"A s'do t'ia jepni besën të Dërguarit të Allahut?"*

Kësaj radhe, duke ia zgjatur duart, i thamë:

"O i Dërguari i Allahut! Ne ta kemi dhënë një herë besën. Tani për çfarë duhet të ta japim besën?"

Profeti ynë i dashur na tha:

*"Të ma jepni besën se do ta adhuroni Allahun, se nuk do t'i bëni shok askënd dhe asgjë Atij, se do të falni pesë kohë namaz, se do të bindeni dhe* (vazhdoi duke e ulur zërin) *nuk do t'i kërkoni asgjë askujt!"*

Betohem se kam parë disa nga ky grup që, duke qenë mbi kalë, t'u bjerë kamxhiku nga dora dhe të mos i kërkojnë ndihmë askujt për t'ua dhënë!" (Muslim, Zekat, 108)

Poeti Nexhati thotë kështu:

Si reja, po të mundem, nuk zë vend si reja në tokë e në qiell,
Që të mos mbetem mirënjohës ndaj tokë e qiell!

Shekulli i Lumtur, koha në të gjallë të Profetit, është e mbushur plot me modele të këtij morali të bukur. Secili prej tyre ka lënë pas një bukuri të veçantë. Sepse Profeti ynë, i Dërguari i Allahut, u pati mësuar sahabeve jo vetëm si të jetonin me mundësitë e veta pa ia shtrirë dorën kujt, por edhe ua pati mësuar se si duhet t'i luteshin Allahut të Lartë që ta fitonin këtë veti. Sipas rrëfimit të Aliut (r.a.), një skllav me marrëveshje shkoi tek ai dhe i tha: "Nuk kam mundësi ta paguaj borxhin, prandaj më ndihmo!" Hz. Aliu iu përgjigj kështu:

"A të ta mësoj edhe ty lutjen që ma ka mësuar mua i Dërguari i Allahut? Po ta përdorësh këtë lutje, edhe sikur të kesh borxh sa mali Sebir, Allahu i Lartë të ndihmon ta shlyesh!"

Dhe ia këndoi këtë lutje:

اَللّٰهُمَّ اكْفِنِى بِحَلَالِكَ عَنْ حَرَامِكَ وَاغْنِنِى بِفَضْلِكَ عَمَّنْ سِوَاكَ

*"Allahu im! Më jep rizk hallall dhe më ruaj nga gjërat haram! Dhe, me favorin tënd, mos më bëj nevojtar ndaj tjetërkujt përveç teje!"* (Tirmidhi, Deavat, 110)

Duke bërë përpjekje, nga njëra anë, për ta shlyer borxhin, nga ana tje-








tër i duhet kërkuar ndihmë Allahut. Duke bërë tregti apo duke u përpjekur për ta shlyer borxhin, njeriu duhet të kërkojë gjithmonë rizk hallall, duhet të ruhet me forcë nga gjërat haram dhe duhet t'i kërkojë ndihmë Allahut që ta ruajë nga fitimi haram. Përpjekja për të grumbulluar pasuri me lakmi dhe pangopësi pa parë se nga vjen ajo pasuri, është një veprim që muslimani s'duhet ta marrë në konsideratë e s'duhet ta pëlqejë kurrsesi. Muslimani i cili e përfaqëson nderin dhe dinjitetin e Islamit, duhet ta bëjë për parim të mos tregohet nevojtar ndaj tjetërkujt veç Allahut dhe të jetë jo dorë që merr, por dorë që jep!








# PJESA E TRETE

## Personaliteti shembullor
## Në etikën e marrëdhënieve ndërnjerëzore

PARIMET ETIKE TEK I DËRGUARI I ALLAHUT










**“Va’lemû enne fikum rasûlullah.”**

**“Dhe dijeni se mes jush ndodhet i Dërguari i Allahut.”** (Kur’ani, el-Huxhurat, 49/7)

# PERSONALITETI SHEMBULLOR NE ETIKEN E MARREDHENIEVE NDERNJEREZORE

**Hapi sytë e vështroje Fjalën e Allahut krejt:**
**Tërë Kur'ani është mësim etike ajet për ajet!**

Hz. Mevlana

Kushti që krijon mundësinë për ta jetuar fenë në mënyrë të përkryer është respektimi i rregullave të etikës. Etika përmban dhe nënkupton moralin e bukur, edukatën e mirë, ndjenjën e turpit, delikatesën, hijeshinë dhe urtësinë, sjelljen e mirë me fjalë dhe veprime ndaj njerëzve. Shkurt, etika e marrëdhënieve ndërnjerëzore përbëhet prej rregullash të hijeshisë së qëndrimit dhe sjelljes, të cilat pëlqehen dhe pranohen nga njerëzit dhe duhen zbatuar.

Këto rregulla në fillim nguliten në vetveten e individit, pastaj reflektohen në shoqëri. Si rrjedhojë, sigurohet krijimi i një jete të rregullt dhe në mirëqenie. Parimi më me rëndësi që kërkon t'i tregojë njerëzimit Islami dhe Profeti i tij i lartë, është etika. Në sajë të edukatës që ka marrë, personi përcakton kufirin e detyrave të veta ndaj Allahut dhe njerëzve. Sepse, për t'i kryer plotësisht dhe ashtu siç duhet farzet, duhen respektuar vaxhibet; për t'i kryer pa të meta vaxhibet, duhen respektuar sunnetet; për t'i ndjekur plotësisht sunnetet, duhen respektuar mustehabet; për të arritur idealen te mustehabet, duhet respektuar etika. Pra, nuk mund të flitet për përkryerjen e farzeve në mungesë të etikës. Ky duhet të jetë edhe synimi i Profetit islam për sjelljen për ummetin, bashkësinë e tij, të rregullave të caktuara etike për çdo lloj qëndrimi e sjelljeje, nga ritet dhe ardhurimet, gjer te ushqyerja, ngrënia dhe pirja.

Qëllimi final i rregullave etike në marrëdhëniet ndërnjerëzore, rregulla që duken si formale, është t'i japë jetës së muslimanit një rregullsi të vetëdijshme. Duke porositur si në vijim në një hadith të tijin, Profeti ynë i cili është personalitet shembullor për ummetin, bashkësinë e vet, ka bërë të ditur se është i ngarkuar me zbatimin e detajuar të rregullave në fjalë:

*"Është një e vërtetë se unë jam si babai juaj, ju edukoj dhe rehabilitoj, jua mësoj njohuritë që keni nevojë..."* (Ebu Davud, Taharet, 4)

Një politeist i pati thënë Selman Farisiut paksa edhe me një pamje tallëse:

"Po shoh se miku juaj, Muhammedi, jua mëson juve çdo gjë, me të vërtetë, çdo gjë, madje, edhe se si duhet të uleni në nevojtore!"

Kurse Selman Farisiu i qe përgjigjur politeistit mjaft seriozisht duke ia miratuar fjalët:

"Po, me të vërtetë ashtu!"

Dhe pastaj ia pati përmendur këshillat dhe porositë e Profetit në lidhje me etikën e jashtëqitjes dhe nevojtores! (Muslim, Taharet, 57-58)

Duke u shprehur si në vijim, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tregon rëndësinë e edukatës dhe etikës: *"Qëndrimi i pëlqyeshëm, veprimi duke u menduar dhe sjellja e matur janë një e njëzetekatra e profetësisë."* (Tirmidhi, Birr, 66) Edhe miqtë e Zotit kanë thënë: *"O robtë e pasionuar ndaj Zotit, stoliseni nefsin tuaj me edukatë dhe etikë! Sepse të gjitha rrugët e ashkut, dashurisë pasionante ndaj Allahut, përbëhen nga edukata dhe etika!"* Prandaj, rrugët që arrijnë tek dashuria pasionante ndaj Allahut përbëhen prej edukatës dhe etikës. Për ta shijuar ashkun hyjnor është e domosdoshme të stoliset nefsi me edukatë dhe etikë.

Etika ka një aspekt të jashtëm, formal, të dukshëm, dhe një aspekt të brendshëm, përmbajtësor. Shumica e njerëzve e pandehin etikën vetëm si zbatim të rregullave formale të etikës. Kurse për njerëzit e zemrës, etika është, mbrojtja, krahas formales, edhe e aspektit përmbajtësor dhe përjetim i vazhdueshëm i ndjenjës së një madhërimi të brendshëm ndaj Allahut. Sepse edukata dhe etika që janë si shpirti në trup, janë nuri, drita dhe hijeshia e syrit dhe zemrës së evlijave, njerëzve të urtë të Allahut. Sa të bukura janë këto vargje që tregojnë për rëndësinë e edukatës dhe etikës:

> Etika na qenka një kurorë nga Drita e Zotit;
> Vëre atë kurorë dhe shpëto nga të gjitha belatë...

Mevlanai (k.s.) thotë kështu se, që njeriu të mundet të përkryhet dhe zbukurohet në pamje dhe cilësi, është e domosdoshme që t'i lutet vazhdimisht Zotit që ta bëjë të edukuar, si dhe, se arma e vetme për të dalë fitimtar kundër shejtanit i cili është armiku më i madh i njeriut, është edukata dhe etika:

*"Le të kërkojmë nga Zoti të na e mundësojë për t'u bërë të edukuar, sepse personi pa edukatë mbetet i privuar nga favori i Allahut. Dëmi i njeriut të paedukatë nuk mbetet i kufizuar vetëm tek ai, përkundrazi u jep flakën tërë anëve... Kush tregohet i paedukatë në rrugën e Mikut, ua pret rrugën edhe të tjerëve. Një njeri i tillë s'është burrë! Fundi i atij që tregohet*

*i paturpshëm në këtë rrugë, është mbytje në dëshpërim dhe pendim. Qielli është mbushur me dritë në sajë të edukatës së vet, edhe engjëjt janë bërë të pafajshëm e të pastër si rrjedhojë e edukatës së tyre. Kurse zënia e diellit është si rezultat i paturpësisë së hënës. Përzënia e Iblisit nga porta hyjnore është për shkak të guximit të të folurit të paturpshëm përballë Zotit!"* (Mesnevi, dyvargshet 79-96)

*"Po qe se dëshiron t'ia shtypësh kokën shejtanit, hapi sytë dhe shih se vrasësi i shejtanit është edukata!"*

Kurse interpretimi i disa prej dyvargsheve (kupleteve) të Muhammed Es'ad Erbiliut (k.s.) lidhur me edukatën dhe etikën është kështu:

"Sado që syri të më ketë parë shumë të mira të edukatës tek njerëzimi, kurrë nuk ngopet me të mirat në sofrën e edukatës dhe etikës! Njeriu i cili kërkon eliksir nga Hizri, është e domosdoshme të pijë disa gllënjka nga burimi i edukatës. Nuk kam parë ilaç më të efektshëm se edukata dhe etika për mjekimin nga sëmundjet si krenimi, mbajtja më të madh dhe injoranca!

Njeriu i mençur që kapet dhe mbahet fort pas edukatës, do të thotë se ka shtënë në dorë fronin e çmueshmërisë dhe vlershmërisë. Drita e qiriut të rrugës së edukimit mistik të jep mundësi të arrish te i Dashuri, kurse hëna e ndritshme e edukatës e ndriçon syrin. Po qe se në buzë nuk të ka rënë as ndonjë pikë nga llojet e edukatës, në fjalën dhe buzën e miqve nuk gjendet hareja e bukurisë. O Es'ad, pasi të kthehesh nga udhëtimi, domethënë, nga rruga e edukimit mistik, në vatan, çoju miqve si dhuratë disa margaritarë nga oqeani i edukatës!" (*Divan*, f. 24-25)

Si përfundim, për t'u bërë i suksesshëm në jetë dhe për t'u lartësuar shpirtërisht, duhet ndjekur etika e marrëdhënieve ndërnjerëzore e sjellë nga Profeti ynë, i Dërguari Bujar, i përgatitur nën edukimin e Allahut të Lartë!

## A. ETIKA E USHQYERJES NE NGRENIE-PIRJE

**Të gjithë mjekët na kanë thënë:**
**"Kurrë mos e tepronі në të ngrënë!"**

Firdeusí Ruhí

Për muslimanin i cili duhet ta bëjë shenjë dalluese për vete respektimin e etikës në çdo çast të jetës, edhe ushqyerja, ngrënia-pirja, duhet të jenë në përputhje me sunnetin, traditën profetike. Eshtë urdhëruar që të





tregohet kujdes i veçantë që, gjatë plotësimit të nevojës për ushqyerje, domethënë, gjatë ngrënie-pirjes, të ushqehemi me rrugë hallall, domethënë, të lejuara, të bekuara, dhe të ruhemi nga mbishpenzimi e shpërdorimi. Shoqëria islame ka një kulturë sofre (tavoline) dhe një etikë ushqyerje që është e posaçme për të. Njohja e këtyre dhe mënyra përkatëse e veprimit dhe sjelljes marrin përsipër rolin më të rëndësishëm në bërjen e një jete të shëndetshme e të lumtur!

### *1. Etika e ushqyerjes në ngrënie-pirje*

Para uljes në bukë dhe pas buke duhen larë duart. Kjo është mjaft e rëndësishme përsa i përket pastërtisë dhe shëndetit. Kjo është theksuar në hadithin profetik që thotë: *"Begatia e bukës është te larja e duarve para dhe pas ngrënies!"* (Tirmidhi, Et'ime, 39) Larja e duarve para buke pastron papastërtitë dhe ndyrësitë që u janë ngjitur duarve gjer në atë çast, kurse pas ngrënies, pastron yndyrën dhe gjërat e tjera që u ngjiten duarve gjatë ngrënies. Profeti ynë na bën këtë paralajmërim:

*"Po qe se personi që bie të flerë pa i larë duart që i janë fëlliqur gjatë ngrënies, pëson ndonjë dëm çfarëdo, të mos bëjë fajtor tjetërkënd veç vetes!"* (Ebu Davud, Et'ime, 53)

Fillimi i ngrënies duke thënë "bismil'lah" (me emrin e Allahut) ashtu si në çdo punë tjetër të dobishme e të mbarë, është një nga bukuritë e sjella nga Islami. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu: *"Po qe se personi thotë "bismil'lah" duke hyrë në shtëpi ose duke filluar të hajë, shejtani u thotë ushtarëve të vet: "Këtu as nuk mund ta kaloni natën, as nuk mund të hani!" Po qe se personi nuk bën "bismil'lah" duke hyrë në shtëpi, shejtani u thotë ushtarëve të vet: "E gjetët një vend për ta kaluar natën!" Po qe se personi nuk bën "bismil'lah" në bukë, shejtani përsëri u thotë ushtarëve të vet: "Gjetët edhe vend për t'u strehuar, edhe bukë për të ngrënë!"* (Muslim, Eshribe, 103)

Atë se çfarë duhet të bëjë njeriu që harron të bëjë "bismil'lah" kur fillon të hajë, e gjejmë përsëri në këshillat dhe porositë e Profetit. Hz. Aisheja tregon: Një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) po hante bukë së bashku me gjashtë vetë nga sahabet. Ndërkaq, aty shkoi një beduin, u ul në bukë dhe, me dy kafshata, e mbaroi tërë gjellën!" I Dërguari i Allahut tha:

*"Po qe se ky person do të thoshte "bismil'lah", gjella do të na mjaftonte të gjithëve. Atëherë, pra, kur të filloni të hani bukë, thoni "bismil'lah". Po qe se harroni të thoni në fillim të ngrënies, pastaj thoni kështu:*

*"Në fillim e në fund, bismil'lah!"* (Ibni Maxhe, Et'ime, 7; Ebu Davud, Et'ime, 15)

Një ngjarje tjetër e çuditshme lidhur me këtë çështje, ka ndodhur kë-

shtu: Siç rrëfen sahabe Umeyye bin Mahshi (r.a.), një person po hante bukë në prani të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Personi nuk bëri "bismil'lah" gjer në kafshatën e fundit. Duke e futur në gojë kafshatën e fundit, tha: "Bismi'l-lahi evvelehu ve ahirehu!" Atëherë, Profeti buzëqeshi dhe tha: *"Shejtani po hante bukë së bashku me të. Kur njeriu bëri "bismil'lah", shejtani i nxori jashtë ato që kishte ngrënë!"* (Ebu Davud, Et'ime, 15)

Mundësisht, ngrënia duhet bërë në bashkësi. Profeti ynë që thotë se *"në bashkësi ka mëshirë, kurse në ndarje dhe vetmi ka mundim"* (Munavi, III, 470), na porosit e na këshillon që të jemi bashkë edhe në të ngrënë. Siç na e bën të ditur Vahshi bin Harb (r.a.), disa sahabe i thanë Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Hamë, por nuk ngopemi!"

*"Siç duket, hani veç e veç!"* – U tha Profeti.

"Po, - i thanë ata, - ashtu hamë!"

*"Hani bashkë dhe filloni me besmele që buka t'ju begatohet!"* – I këshilloi Profeti." (Ebu Davud, Et'ime, 14)

Në ngrënien së bashku, më të vegjlit nuk duhet të fillojnë para më të mëdhenjve. Sahabe Hudhejfe (r.a.) thotë: "Kur do të hanim bashkë, ne s'e preknim gjellën pa filluar i Dërguari i Allahut!" (Muslim, Eshribe, 102) Kjo etikë e bukur e praktikuar nga sahabet për respekt të madhërisë së të Dërguarit të Allahut është zbatuar për shekuj me radhë në familjet muslimane. Fillimi i ngrënies në sofrën e përbashkët para se të jetë ulur e të ketë filluar i madhi i shtëpisë është konsideruar si mungesë e madhe edukate dhe etike.

Besimtari duhet të hajë me dorën e djathtë dhe para vetes. Omer bin Ebi Seleme (r.anhuma) tregon:

"Isha një fëmijë i rritur nën kujdesin e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). duke ngrënë gjellë, dora më shkonte në të gjitha anët e pjatës. Për këtë, Profeti më tha:

*"O bir, thuaj besmele dhe ha me dorën e djathtë dhe vetëm para vetes!"* (Buhari, Et'ime, 2)

Edhe Seleme bin Ekva (r.a.) thotë kështu: "Një njeri po hante në prani të të Dërguarit të Allahut me dorën e majtë. I Dërguari i Allahut i tha:

*"Ha me dorën e djathtë!"*

"S'e bëj dot!" – Iu përgjigj njeriu. I Dërguari i Allahut i tha:

"Mos e bëfsh!"

Siç na e bën të ditur Seleme, njeriu kishte thënë ashtu për mendjemadhësi, por, pasi mori mallkimin e të Dërguarit të Allahut, me të vërtetë s'po e fuste dot dorën në gojë!" (Muslim, Eshribe, 107)

Sot, në shoqërinë tonë, nën ndikimin e kulturave joislame dhe nën emrin e kulturës bashkëkohore, vihet re prirja për ta bërë zakon ngrënien me dorën e majtë. Një shfaqje e kësaj është fakti që, sidomos në restorante, thika vihet në anën e djathtë, kurse luga dhe piruni, në anë të majtë dhe kjo praktikohet si rregull "i ngrënies moderne bashkëkohore". Është e qartë se kjo konsideratë e gabuar nuk përputhet me etikën islame të ngrënies, prandaj, në lidhje me këtë specifikë, muslimanët duhet të sillen me kujdes dhe korrektesë.

Gjatë ngrënies duhet ruajtur nga veprimet dhe sjelljet mendjelehta që mund të quhen sypangopësi. Xhebele bin Suhajm thotë: "Atë vit që luftuam së bashku me Ibni Zubejrin, u bë zi buke. Si ushqim, neve na shpërndanë hurma. Ndërsa ne hanim, Abdullah bin Omeri na kalonte pranë dhe na thoshte: "Mos i hani hurmat dy e nga dy, sepse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na e ndaloi t'i hanim hurmat kështu! Por dikush mund t'i hajë dy e nga dy në qoftë se e lejon shoku!" (Buhari, Et'ime, 44)

Në këtë kontekst, të mos e fusësh në gojë kafshatën tjetër pa e përtypur mirë e pa e gëlltitur të parën, është pjesë e etikës së ngrënies.

Edhe nëse dikujt nuk i pëlqen gjella e përgatitur, nuk duhet ta shfaqë mospëlqimin e tij. Ebu Hurejre (r.a.) bën të ditur se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kurrë nuk kërkonte të meta në ushqim por, nëse donte, hante, përndryshe, nuk hante. (Buhari, Menakib, 23)

Fshirja e enës pas mbarimit të gjellës është, gjithashtu, etikë islame. Siç rrëfen Enesi (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), pasi mbaronte së ngrëni, lëpinte tri gishtërinjtë dhe, në lidhje me këtë, thoshte:

*"Kur dikujt nga ju i bie kafshata përtokë, ta marrë, ta pastrojë dhe ta hajë dhe jo t'ia lërë shejtanit!"* Dhe, duke e vazhduar porosinë, thoshte: *"Ju s'mund ta dini se ku mund të jetë begatia e ushqimit!"* (Muslim, Eshribe, 136)

Në hadithin profetik thuhet se, pas ngrënies, Profeti lëpinte gishtërinjtë. Meqë në atë kohë ose nuk kishte mjete ngrënieje si lugë e pirunj, ose nuk përdoreshin gjerësisht, gjellët haheshin përgjithësisht me gishta. Në kushtet e atëhershme nuk kishte gjë më normale se kjo. Duke ua mësuar njerëzve të lanin duart para dhe pas ngrënies, Islami i ka eliminuar pasojat e papëlqyeshme të ngrënies në këtë mënyrë. Me të vërtetë, dora e larë mirë, jo vetëm është më e pastër se luga dhe piruni të bërë prej metali, por është edhe më e sigurt përsa i përket shëndetit. Ndërkaq, në ditët tona, nisur nga kjo praktikë, këmbëngulja për të ngrënë me gishta me mendimin se është sunnet ose vlerësimi i ngrënies me gishta si sjellje e gabuar kur janë lugët dhe pirunjtë, nuk mund të miratohen. Thelbësore është që muslimani të sillet pastër dhe hijshëm nga çdo anë.

Islami e ka bërë haram (e ka ndaluar) ngrënien në enë ari dhe argjendi. Siç na e transmeton Hudhejfe (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka urdhëruar kështu: *"Mos vishni rroba vetëm prej mëndafshi. Mos pini gjë nga enë ari dhe argjendi dhe mos hani gjellë nga pjata të tilla!"*[1] (Buhari, Et'ime, 29) Nga ana tjetër, me sa të jetë e mundur, gjellët duhen ngrënë së bashku me njerëz të devotshëm duke u shmangur nga sofra e njerëzve ngatërrestarë.

Është haram edhe ulja në sofrat (tavolinat) ku ka pije alkoolike dhe lëndë të tjera haram. Profeti ynë ka thënë: "Personi që beson te Allahu dhe dita e ringjalljes, të mos ulet në sofrën ku ka pije!" (Tirmidhi, Edeb, 43) Në ditët tona kur prodhimet alkoolike janë shumë të përhapura, muslimanët, duke u sjellë me shumë kujdes, duhet të përpiqen të mos hanë në vende ku ka pije alkoolike dhe të mos blejnë në vende të tilla. Nuk duhet treguar indiferentizëm pa qenë i shtrënguar dhe duke u vetëjustifikuar se ashtu e do puna.

Mbështetja diku duke ngrënë bukë nuk është parë si veprim i përshtatshëm. Siç rrëfen Vehb bin Abdullah (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë: *"Unë nuk ha bukë duke u mbështetur diku."* (Buhari, Et'ime, 13)

Abdullah bin Busr (r.a.) tregon: "I pata nxjerrë të Dërguarit të Allahut pak mish deleje. Ai u ul në gjunjë për të ngrënë. Një beduin që ndodhej aty,

---

1. Islami ua ka bërë haram (ua ka ndaluar, ua ka bërë të pabekuar) edhe burrave (me - hkujve), edhe grave (femrave) përdorimin e pajisjeve të ngrënies si dhe të pajisjeve të tjera shtëpijake të bëra prej ari dhe argjendi. Dijetarët islamë janë të një mendimi se ndalimi i shprehur në hadithet përkatëse ka kuptimin e bërjes haram. Ndalimi në fjalë është absolut, kështu që nuk janë bërë përjashtime në këtë ligj për disa materiale dhe pajisje. Kur Hudhejfe (r.a.) ndodhej në qytetin Medajin, dikush nga parësia e atjeshme i pati çuar ujë me një gotë të argjendtë. Hudhejfe e pati prapësuar gotën me një sjellje të ashpër duke i thënë personit: "Po të mos të kisha thënë shumë herë me radhë që të mos më sjellësh ujë me një gotë të tillë, nuk do të sillesha tani kështu me ty! I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë: *"Mos vishni rroba të bëra prej cope mëndafshi të njohur me emrat harir dhe dibaxh. Mos pini ujë me gota ari dhe argjendi! Mos hani nga gjellët e vëna në enë ari dhe argjendi! Këto sende janë në këtë botë sende stolie për qafirët, kurse në ahiret do të jenë sendet tona të stolisë!"* (Muslim, Libas, 4)
   Lejohet të mbahen në shtëpi enë, tabaka dhe të ngjashme prej ari dhe argjendi me kusht që të jenë vetëm sende stolie. Nuk është haram as përdorimi i sendeve të prodhuara me përzjerje ari dhe argjendi ose të lara me ar dhe argjend. Nga ana tjetër, lejohen veshjet dhe protezat e dhëmbëve me ar me kusht që veshja ose proteza me ar të bëhet për nevojë dhe jo për stoli. Kështu, sahabiut me emrin Arfexhe bin Es'ad i qe prerë hunda në betejën Kilab në periudhën paraislamike dhe ai pati vënë një protezë prej argjendi. Kur e pati parë Profeti, e pati këshilluar të vinte një protezë prej ari dhe ai ashtu pati bërë. (Ebu Davud, Hatem, 7; Tirmidhi, Libas, 31) Sepse ari është më i përshtatshëm nga ana shëndetësore dhe nuk krijon kundërmim. Kështu, edhe në ditët tona, kur kërkohet të vihet protezë metalike në ndonjë vend të trupit, përdoret ari ose platini.

tha me habi:

"Ç'është kjo e ulur kështu?"

Atëherë, i Dërguari i Allahut i dha këtë përgjigje:

*"Pa dyshim, Allahu më krijoi mua një rob modest dhe bujar, jo një njeri mendjemadh dhe kryeneç!"* (Ibni Maxhe, Et'ime, 6)

Një veprim i tillë është jo vetëm respekt për të mirën vetë, por, ajo që është më e rëndësishme, edhe veneracion për atë që e ka dhënë të mirën. Ngrënia pa u mbështetur diku ka edhe shumë dobi përsa i përket shëndetit.

Një shprehje tjetër e respektit dhe veneracionit për të zotin e të mirave të panumërta që ka dhënë dhe jep, është këndimi i lutjes pas buke. Kur e ngrinte sofrën, i Dërguari i Allahut bënte këtë lutje: *"Zoti ynë! Të falenderojmë Ty me ndjenja të pastra, me falenderime dhe lavdërime të pafund që nuk pakësohen, por shtohen, që nuk kthehen mbrapsht, por pranohen prej Teje!"* (Buhari, Et'ime, 54) Rrëfehet se Profeti bënte edhe këtë lutje:

(Teksti arabisht)

*"Lavdi Allahut që na jep të hamë e të pimë dhe që na ka bërë muslimanë!"* (Ebu Davud, Et'ime, 52)

Në një hadith tjetër, rëndësia e lutjes së pas ngrënies shprehet kështu: *"Po qe se dikush, pasi të ketë ngrënë bukë, bën këtë lutje, i falen mëkatet e shkuara: "Lavdi Allahut që më ushqeu me këtë gjellë, që ma dha si pjesë të mirash këtë pa vënë unë asnjë forcë në rezultatin e kësaj!"* (Ebu Davud, Libas, 1)

Siç rrëfehet, Ebu Hejsem kishte përgatitur ushqim dhe kishte ftuar Profetin dhe disa nga sahabet. Kur u ngrit nga buka, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u tha sahabeve:

*"Shpërblejeni vëllain!"*

"Si duhet ta shpërblejmë, o i Dërguari i Allahut?" – Pyetën sahabet.

*"Kur i shkohet dikujt në shtëpi dhe i hahet buka, bëhet lutje për të. Ja, ky është shpërblimi që i jepet atij!"* (Ebu Davud, Et'ime, 54)

Në bukë duhet ngrënë me maturi dhe jo duke e mbushur barkun me të ngjeshur! Profeti ynë na porosit: *"Asnjë njeri s'ka mbushur ndonjë enë më të rrezikshme se barkun e vet, kurse njeriut i mjaftojnë vetëm disa kafshata që ta mbajnë në këmbë! Po qe se dikujt i duhet të hajë shumë, një të tretën e stomakut t'ia lërë ushqimit, një të tretën ujit dhe një të tretën, ajrit!"* (Tirmidhi, Zuhd, 47)

Shëmbëllimi që i bën Profeti ynë stomakut të mbushur me të ngjeshur,

me një enë të rrezikshme, tregon se mes shëndetit trupor dhe shpirtëror, nga njëra anë, dhe ngrënies, nga ana tjetër, ekziston një marrëdhënie e afërt.

Sundimtari i Aleksandrisë, Mukavkis, i pati dërguar Profetit (s.a.v.s.) shumë dhurata dhe një mjek. Profeti i pati thënë mjekut:

*"Mund të kthehesh te njerëzit e familjes tënde se ne jemi një fis që nuk hamë po s'u uritëm. Edhe kur hamë, nuk hamë gjersa të ngopemi!"* (Halebi, III, 299)

Në të dy hadithet tërhiqet vëmendja mbi dallimin mes ngrënies sa për të siguruar vazhdimësinë e jetesës, nga njëra anë, dhe shndërrimit të ngrënie-pirjes në qëllim të jetës. Masa e domosdoshme në ngrënie-pirje është aq sa ta ruajë fuqinë e trupit, sa të mos bëhet shkak që personi të mbetet aq i pafuqishëm sa të mos punojë dot dhe të mos i kryejë dot detyrat fetare. Eshtë e natyrshme se kjo masë ndryshon nga një person tek tjetri. Prandaj, Profeti ynë, duke këshilluar dhe porositur që të mbahet bosh një e treta e stomakut, ka treguar një rrugë të zbatueshme për këdo!

Një fjalë e urtë thotë: "Njeriu s'duhet të jetojë për të ngrënë, por të hajë për të jetuar!" Sepse në kohët e zisë së bukës, njerëzit vdesin jo aq ngaqë kanë uri, sesa ngaqë nuk ngopen dot ashtu siç janë mësuar!

Duke bërë të ditur se besimtari ha e pi vetëm sa për ta mbushur stomakun, kurse qafiri, mohuesi, sa për t'i mbushur njëherësh të shtatë zorrët, i Dërguari i Allahut e ka deklaruar me një përshkrim të goditur kriterin e moralit dhe etikës së Islamit në këtë çështje. Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres, te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte shkuar një mik jobesimtar, qafir. I Dërguari i Allahut porositi që të milej një dele vetëm për të. Miku e piu krejt qumështin që i sollën, pastaj edhe krejt qumështin që i sollën përsëri, pastaj përsëri gjer në shtatë herë. Ai piu shtatë enë me qumësht. Të nesërmen në mëngjes, miku u bë musliman. I Dërguari i Allahut porositi t'i sillnin mikut qumësht. Miku e piu qumështin. I Dërguari i Allahut porositi t'i sillnin qumësht tjetër, por miku nuk e piu gjer në fund. pas kësaj ngjarjeje, i Dërguari i Allahut tha:

*"Besimtari pi me një zorrë, kurse qafiri pi me shtatë zorrë!"* (Muslim, Eshribe, 186)

Nafiu (r.a.) tregon:

"Ibni Omeri kurrë nuk ulej në sofër pa pasur pranë një të varfër që të hante bashkë me të. Një ditë i çova një njeri që të hanin bashkë. Njeriu hëngri shumë. Atëherë, Ibni Omeri më tha:

"O Nafi! Mos ma sill përsëri këtë njeri, sepse unë kam dëgjuar se i Dërguari i Allahut ka thënë kështu:





*“Besimtari ha me një zorrë, kurse qafiri, me shtatë zorrë*!” (Buhari, Et’ime, 12)

Në ajetin kur’anor, Allahu i Lartë e përshkruan kështu me krahasim sjelljen e qafirëve, mohuesve, në lidhje me ngrënien:

وَالَّذِينَ كَفَرُوا يَتَمَتَّعُونَ وَيَأْكُلُونَ كَمَا تَأْكُلُ الْاَنْعَامُ وَالنَّارُ مَثْوًى لَهُمْ

**“Ata që mohojnë, e kalojnë në këtë botë vetëm me kënaqësi e dëfrime dhe hanë siç hanë kafshët! Vendi ku kanë për të shkuar ata është xhehennemi!”** (Muhammed, 47/12)

Qafirët, mohuesit, ua kushtojnë gjithë kujdesin dhe përpjekjet stomakut dhe epshit. Ata as që e kthejnë kokën të shohin nga jeta e pasme, ahireti. Ata janë lakmitarë për këtë botë dhe s’janë indiferentë ndaj fundit të tyre. Prandaj, në ndryshim prej tyre, besimtari duhet të jetë i matur në ngrënie e pirje, duhet të tregojë interesim ndaj botës dhe të mirave të saj me aq sa të ketë nevojë. Në një hadith profetik, duke u shprehur si në vijim, lakmia në ngrënie e pirje është konsideruar mungesë maturie:

اِنَّ مِنَ السَّرَفِ أَنْ تَأْكُلَ كُلَّ مَا اشْتَهَيْتَ

*“Të hash çdo gjë që ta do zemra, që e dëshiron, është, pa dyshim, shpërdorim!”* (Ibni Maxhe, Et’ime, 51) Kurse sipas miqve të Allahut, në sheriat, të hash pasi të jesh ngopur, është shpërdorim; në tarikat, të hash gjersa të ngopesh, është shpërdorim; në të vërtetë, të hash duke harruar se ndodhesh para Allahut, është shpërdorim.

Një herë, kur një njeri nisi të gromësinte pasi kishte ngrënë shumë, Profeti ia hoqi vërejtjen duke i thënë kështu: *“Lëre gromësirën, sepse ata që ngopen me të tepërt në këtë botë, në ditën e kiametit do të jenë ata që do të mbeten pa ngrënë më gjatë!”* (Tirmidhi, Kiamet, 37)

Njëra nga rregullat e etikës është edhe që të mos shkosh ku ka grumbullime njerëzish pasi ke ngrënë gjëra ushqimore që i shqetësojnë të tjerët për shkak të kundërmimit që lënë, si qepa dhe hudhrat. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*“Kush të ketë ngrënë hudhra apo qepë, të qëndrojë larg nesh!”*

Kurse sipas një rrëfimi tjetër, ka thënë:

*“Kush të ketë ngrënë hudhra apo qepë, të mos afrohet në faltoren tonë!”* (Buhari, Ezan, 160)

Një herë, Profetit i çuan një gjellë perimesh me kundërmim të pakëndshëm. Ai nuk hëngri, por njërit nga sahabet i tha: *“Ti ha, se unë bisedoj me engjëjt, me të cilët ti s’ke të bësh!”* (Ebu Davud, Et’ime, 40)

Engjëjve dhe qenieve prej drite u pëlqen që njerëzit të jenë të pastër dhe të lëshojnë aromë të mirë, përkundrazi mbeten të pakënaqur. Prandaj, sjellja më e përshtatshme për mjedise si xhamia apo kolektiva të tjera, është të mos shkohet me kundërmime shqetësuese, si kundërmimi i qepës, hudhrës, cigares, parfumeve të rënda, etj. si këto.[1]

Siç shprehet në ajetin kur’anor në vijim, ngrënia dhe pirja nga çdo rizk hallall është një veprim normal (mubah). Vetëm se, ashtu si për çështje të tjera, edhe në ngrënie-pirje duhet vepruar me maturi, duhet ruajtur prej teprimit dhe shpërdorimit: **“O ju që keni besuar! Hani nga rizku i pastër që ju kemi dhënë dhe, nëse e adhuroni vetëm Allahun, falenderojeni Atë!”** (el-Bakara, 2/172)

Gjithashtu, në Kur’anin e Shenjtë theksohet:

**“Hani e pini, por mos shpërdoroni, sepse Allahu nuk i do ata që shpërdorojnë!”** (el-A’raf, 7/31)

Çdo punë ka një qëllim të caktuar i cili kryen një detyrë të madhe në përcaktimin e vlerës së punëve të kryera. Edhe ushqimi shndërrohet në forcë për qëllimin dhe synimin për të cilin është ngrënë. Prandaj, synimi i ngrënies nuk duhet të jetë që, duke ndjerë shije e kënaqësi, të hyhet nën urdhrin e nefsit (vetvetes, egos), por, që të fitohet fuqi dhe forcë në adhurimin e Allahut. Me fjalë të tjera, ngrënia nuk duhet parë si qëllim në vetvete, por si mjet në rrugën drejt synimit të caktuar. Gjëja e rrezikshme në ngrënie e pirje është të bihet në mëkat për shkak të ngopjes.

Hirësia Mevlana e shpreh kështu lidhjen mes ngrënies e pirjes, nga njëra anë, dhe botës moralo-shpirtërore të njeriut, nga ana tjetër:

*“Në vend që të bëhesh si parazitët që ngjiten pas lëkurës së pistë e fryhen, bëhu gjysmë i uritur si zogjtë që të përsillesh fluturim nëpër qiej!”*

Eshtë porositur që, kur bëhet natë, enët të mbulohen sipër. Ashtu siç ka prekur edhe shumë çështje të tjera, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka dhënë vend në hadithe edhe kësaj specifike dhe ka porositur:

*“Kur të bjerë errësira, mos i lëshoni fëmijët jashtë. Sepse në atë kohë, shejtanët shpërndahen në të gjitha anët. Por mund t’i lini të lirë pak pas*

1. Siç bëjnë të ditur specialistët, në parfumet moderne, veçanërisht në përdorimin e lëndëve suplementare që nxisin seksin e kundërt, bëhen studime dhe eksperimentime serioze. Duke studiuar efektin e aromave në qendrat receptore të trurit, të dhënat që nxirren përdoren në industrinë kozmetike. Prandaj, muslimanët duhet të jenë të kujdesshëm në këtë çështje.

*jatsisë. Mbylle derën dhe përmende emrin e Allahut! Shuaje kandilin dhe përmende emrin e Allahut! Myllja grykën enës së ujit dhe përmende emrin e Allahut! Mbylle enën me gjellë dhe përmende emrin e Allahut! Bëj një veprim të tillë si formë edhe nëse s'ke gjë për të mbyllur! Se shejtani nuk e hap dot portën e mbyllur. Shuani kandilët se miu mund ta tërheqë fitilin dhe t'ju vërë zjarrin!"* (Buhari, Bed'u'l-halk, 11; Muslim, Eshribe, 96)

Hirësia Muhjiddin Ibni Arabi bën këtë shpjegim mbi këtë hadith: "Brenda vitit është një natë e panjohur kur zbriten të gjitha sëmundjet. Atë natë, sëmundja hyn në atë enë uji apo gjelle që takon të jetë e hapur!"

### 2. Etika e ushqyerjes në pirje

Sunneti i të Dërguarit të Allahut, ashtu siç ka etikën e vet të ngrënies, ka edhe etikën e pirjes së ujit dhe të lëngjeve të tjera të zakonshme. Sipas kësaj etike, uji duhet pirë nga një enë që t'i duket brendësia sa më qartë që të jetë e mundur. Me drojën se në një enë të madhe mund të ndodhen lëndë dhe materiale të dëmshme, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka ndaluar pirjen e ujit me gojë drejtpërdrejt nga enët e mëdha. (Buhari, Eshribe, 23)

Pirja e ujit duhet të bëhet duke filluar me besmele, në tri frymë, dhe duke thënë "elhamdulil'lah" në fund. Profeti (s.a.v.s.) e pinte ujin dhe lëngjet e tjera të zakonshme në tri frymë (Buhari, Eshribe, 26) dhe porosiste kështu mbi këtë specifikë: *"Mos pini si devetë në një frymë, por pini në dy apo tri frymë. Kur të pini diçka, fillojeni me "bismil'lah" dhe, kur të mbaroni së piri, thoni "elhamdulil'lah."* (Tirmidhi, Eshribe, 13)

Profeti (a.s.) i ka parashtruar kështu dobitë e pirjes së ujit në tri frymë:

1) Personi që pi ujë në tri frymë, ngopet mirë me ujë dhe, kështu, e qetëson etjen.

2) Pirja e ujit në tri frymë është më në përshtatje me shëndetin. (Muslim, Taharet, 65; Eshribe, 121)

Kur uji zbret në stomak pak nga pak, struktura e trupit të njeriut e çon atë menjëherë në vendin ku ndjehet nevoja për ujë. Kurse kur trupin e sulmon menjëherë një sasi e madhe uji, trupi e humb ekuilibrin dhe nuk e kryen dot ashtu siç duhet funksionin e vet. Personi që ndjen të ftohtë, mbërdhih akoma më shumë kur në stomak i zbret papritmas ujë i ftohtë, kurse trupi i nxehtë kundërvepron ndaj ujit të ftohtë dhe me sasi të madhe që i vjen papritmas, për pasojë nuk përfiton dot plotësisht nga freskia e ujit. Kurse kur pihet dalngadalë dhe pak nga pak, situata të tilla të dëmshme nuk ndodhin.

Edhe fryrja për një shkak çfarëdo në enën ku ndodhet lëngu që do të pihet, nuk është parë e përshtatshme. Siç transmetohet nga Ebu Said el-Hudriu, Profeti e ka ndaluar të fryhet mbi gjërat që do të pihen. Një njeri i tha Profetit:

"Ç'të bëj nëse shoh se në enë ka rënë ndonjë gjë?

*"Derdhe gjënë që ka rënë!"* – Iu përgjigj Profeti.

"Nuk ngopem kur pi ujë me një frymë! – I tha këtë herë njeriu.

*"Atëherë, hiqe enën e ujit nga goja!* (Pi me tri gëlltitje!)" – Iu përgjigj Profeti. (Tirmidhi, Eshribe, 15)

Ndalimi që i ka bërë Profeti ynë frymëmarrjes brenda në enë ose fryrjes së enës, është një rregull me shumë rëndësi i delikatesës, sepse pirja e ujit duke marrë frymë me gojën në enë ose duke fryrë në enë është zakon i kafshëve. Veç kësaj, gjatë fryrjes në ujë mund të bjerë ndonjë gjë nga goja, gjë që bëhet shkak që të tjerët të ndjejnë neveri. Gjithashtu, duke lëshuar dyoksid karboni në ujë me anë të frymës, ndodh fëlliqja e ujit si dhe përhapja në të e disa sëmundjeve ngjitëse. Të mos fryhet në enën e ujit ose të ushqimit, të pihet uji me dy-tri frymë duke filluar me "bismil'lah" dhe duke e larguar pak enën nga goja për çdo radhë, më në fund, të thuhet "elhamdulil'lah" pas pirjes, janë rregulla etike të sjella nga Islami.

Uji dhe lëngjet e tjera të zakonshme duhet të pihen mundësisht jo në këmbë, por ulur apo ndenjur. Profeti (s.a.v.s.) e ka ndaluar pirjen e ujit në këmbë. Katade thotë kështu:

"Ne e pyetëm Enesin: "Po me ngrënien në këmbë, si është puna?"

"Ngrënia në këmbë është më keq!" – Na tha. (Muslim, Eshribe, 113)

Megjithëkëtë, në disa rivajete (rrëfime, transmetime) thuhet se Profeti ka pirë ujë të zakonshëm ose ujë zemzemi edhe në këmbë. Ibni Abbasi (r.anhuma) ka thënë: "I dhashë të Dërguarit të Allahut zemzem dhe e piu në këmbë." (Buhari, Haxh, 76)

Duke pirë edhe vetë herë pas here ujë në këmbë, Profeti i nderuar (s.a.v.s.) ka treguar se pirja në këmbë nuk është e ndaluar por, ndoshta ngaqë e ka parë të papërshtatshme për shëndetin, ka dashur që pirja në këmbë të mos kthehet në shprehi. Dhe, për ta bërë të ditur se pirja e ujit ulur është më e përshtatshme, për t'i orientuar njerëzit drejt kësaj dhe për ta treguar më hapur e më qartë se ky është edhe parapëlqimi i tij, ka bërë të ditur se pirja e ujit në këmbë s'është e mirë. Një urtësi e kësaj është edhe udhëzimi i ummetit, si dhe orientimi i tij kah një etikë më e bukur. Sepse pirja ulur e cila është një formë sjelljeje e hijshme dhe me vend, siguron në mënyrën më të mirë ngopjen me ujë, pirjen me qetësi dhe kë-

naqësi dhe shpenzimin e ujit nga trupi në atë pjesë që duhet.

Kur në një kuvend bëhet gostitje me ujë, limonatë, qumësht ose pije të tjera të ngjashme, shërbyesi i pijes duhet të fillojë nga e djathta sipas tij. Kur Profeti ynë (s.a.v.s.) pinte gjëra të tilla, si ujë, sherbet, etj., u jepte edhe të tjerëve që kishte pranë. Enën ia përcillte atij që kishte në të djathtë dhe ashtu vazhdonte. Një ditë, Profetit i sollën qumësht që i ishte futur ujë. Në atë çast, në të djathtë i ndodhej një beduin, kurse në të majtë, Hz. Ebu Bekri. Pasi piu vetë, Profeti ia dha beduinit duke thënë: *“Sekush t’ia japë atij që ka në të djathtë!”* (Buhari, Eshribe, 14, 18) Një rivajet i transmetuar nga Sehl bin Sa’d (r.a.) është kështu:

Të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i kishin sjellë një pije freskuese. Në anë të djathtë i ndodhej një fëmijë, kurse në të majtë rrinin njerëz të moshuar nga personat e shquar ndër sahabet. Pasi piu pak vetë, Profeti i tha me shumë delikatesë dhe hijeshi fëmijës që kishte në të djathtë:

*“A më lejon t’ua jap më parë këtë pije freskuese këtyre të mëdhenjve?”*

Atëherë, fëmija i zgjuar dha këtë përgjigje që i la të habitur të gjithë dhe që e vlente të bëhej shembull për të gjithë njerëzit:

“O i Dërguari i Allahut! Unë s’ia jap askujt pjesën time që më ka takuar prej teje!”

Dhe Profeti ynë i dashur ia dha fëmijës enën me pijen freskuese që kishte në dorë! (Buhari, Eshribe, 19)

Kur në një kuvend ndodhet një person i shquar i cili meriton respekt të veçantë, gostitja fillon prej tij dhe pastaj vazhdon tek personi në të djathtë të tij. Veç kësaj, është etike që, në shenjë mbarësie, të hahet dhe pihet nga ajo që kanë ngrënë e pirë personat e shquar nga ana shqirtërore.

Personi i cili u shpërndan njerëzve ujë dhe pije të tjera të ngjashme, është etike që të pijë i fundit. Në një hadith profetik është thënë: *“Personi që u shpërndan ujë njerëzve, pi i fundit!”* (Tirmidhi, Eshribe, 20) Këto fjalë lakonike Profeti i pati thënë gjatë një fushate. Gjatë udhëtimit të gjatë, muslimanët edhe qenë lodhur shumë, edhe kishin mbetur pa ujë të pijshëm që u ishte mbaruar. Megjithë lodhjen e madhe që ndjente, Harith bin Rib’iu përpiqej të mos linte gjë mangët në shërbimin ndaj Profetit. Kur muslimanët u lodhën shumë nga etja, Profeti (a.s.) kërkoi mataren e vogël ku kishte mbetur fare pak ujë. Dhe pikërisht në atë çast u realizua njëra nga mrekullitë e të Dërguarit të Allahut. Në bardakun që mbante në dorë Ebu Katade, i Dërguari i Allahut filloi të zbrazë ujë nga matarja me duart e tij të bekuara dhe Ebu Katade t’ua shpërndajë sahabeve të cilët pinë gjersa u ngopën. Në fund fare mbetën i Dërguari i Allahut dhe Ebu Katade. Pasi e

mbushi bardakun, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i tha Ebu Katades:

*“Pi!”*

Por Ebu Katade nuk deshi të pinte para të Dërguarit të Allahut, prandaj i tha:

“Unë s’mund të pi pa pirë ti, o i Dërguari i Allahut!”

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha:

اِنَّ سَاقِىَ الْقَوْمِ اٰخِرُهُمْ شُرْبًا

*“Personi që u shpërndan ujë njerëzve, pi i fundit!”*

Si përfundim, Ebu Katade iu nënshtrua urdhrit dhe piu. Pastaj piu edhe i Dërguari i Allahut. (Muslim, Mesaxhid, 311)

Duhet shmangur nga pirja ujë prej enëve prej ari dhe argjendi. Hudhejfe (r.a.) thotë: “Profeti ynë i nderuar na e ndaloi të vishnim rroba prej mëndafshi dhe atllasi të papërzier dhe të pinim ujë nga enë prej ari dhe argjendi duke na thënë kështu: *“Këto janë në këtë botë, të qafirëve, kurse në ahiret do të jenë tuajat!”* (Buhari, Eshribe, 28) Siç rrëfen Ummu Seleme (r.anha), Profeti ka thënë kështu: *“Personi i cili pi nga enë prej ari dhe argjendi, e mbush stomakun me zjarr xhehennemi!”* (Muslim, Libas, 1-2)

## B. ETIKA E VESHMBATHJES

**“Kurse rroba e devocionit është më e dobishme!”**

el-A’raf, 7/25

Sa ç’është ngrënia e pirja, nevojë e domosdoshme për njeriun, edhe veshja është po aq e rëndësishme për të pasur një pamje të bukur mes shoqërisë. Vetëm me anë të veshmbathjes mund të shpëtojë trupi nga ndikimet e jashtme dhe të metat e veta, si dhe mundet ta përkryejë bukurinë e vet.

Në të vërtetë, mbulesa është një e vërtetë e natyrshme që vërehet pothuaj në çdo element të gjithësisë, nga një grimcë, gjer tek planeti. Atmosfera e tokës, lëkura dhe lëvozhga e pemëve dhe frutave, lëkura dhe qimet e kafshëve, placenta e cila mbështjell fetusin janë si një lloj rrobe që i mbron ato nga mjedisi i jashtëm dhe ua zbukuron pamjen.

Në Kur’anin e Shenjtë janë prekur këto të vërteta me këto fjalë:




**"O njerëz! Ju falëm juve rroba që të mbuloni vendet e turpshme dhe që të stoliseni! Kurse rroba e takvasë** (devocionit) **është më e mbarë e më e dobishme!"** (el-A'raf, 7/26)

**"Allahu krijoi rroba që t'ju mbrojnë ju nga të nxehtit** (dhe të ftohtit)**..."** (en-Nahl, 16/81)

Ndjenja e vetëruajtjes ndaj kushteve të mjedisit e të klimës ekziston jo vetëm te njerëzit, por edhe te kafshët. Dallimi i qartë mes tyre është se njeriu, duke e përdorur mendjen në mënyrë të vetëdijshme, zotëron mundësinë për ta mbrojtur nderin dhe dinjitetin e vet brenda shoqërisë, gjë që realizohet me anë të mbulimit të pjesëve intime të trupit si domosdoshmëri e ndjenjës së turpit. Me shprehjen "rroba e takvasë" që përdoret në ajet, krahas që tërhiqet vëmendja mbi këtë specifikë, bëhet e ditur se përftimi i gjendjes shpirtërore të konsideruar "takva" e mbron njeriun nga fatkeqësitë shpirtërore. Haxhe Muhammed Lutfi thotë kështu:

Veshja e pelerinës së moralit nga shpirti i pastër është stoli
Që në pragun e të urtëve të bën të çmuar ty si flori...

Rrobat e veshura në atë mënyrë që nuk përshtaten me synimin e vënë nga Allahu dhe që e largojnë njeriun nga takvaja, devocioni ose, e shprehur më gjerë, nga bindja e patundur në urdhrat e Allahut dhe ruajtja nga shkelja e atyre urdhrave, nuk mund të cilësohen si veshje islame. Kështu, kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka vënë re motrën e Hz. Aishesë, Esmanë, të veshur me një rrobë të hollë, ka kthyer kokën mënjanë dhe i ka thënë duke ia bërë me shenjë fytyrën dhe duart:

*"O Esma, nuk është e drejtë që femrave, pasi të kenë arritur moshën e maturisë, t'u duken pjesët e tjera të trupit përveç kësaj e kësaj!"* (Ebu Davud, Libas, 31)

Duke e prekur përsëri të njëjtën çështje, Profeti ka thënë kështu:

*"Nga ata të xhehennemit janë dy grupe që ende nuk i kam parë (dhe që kanë për të dalë në shesh më vonë). Njëri nga këta, grupi që i rreh njerëzit me kërbaçe si bishta buajsh. Grupi tjetër, gratë të cilat, megjithëse janë të veshura, duken lakuriq, të cilat i detyrojnë edhe të tjerat të vishen si ato vetë dhe të cilat e kanë kokën si gungë deveje. Ja, këto lloj grash nuk mund të hyjnë në xhennet. Madje, as që mund t'ia ndjejnë aromën që u ndjehet që larg!"* (Muslim, Xhennet, 52)

Qëllimi esencial i veshjes së rrobave është që trupi të mbulohet në mënyrë të përshtatshme e të rregullt dhe të marrë një pamje të pastër e të hijshme. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) vishte një rrobë të re, këndonte lutjen dhe shprehej si në vijim:




*“Lavdi Allahut që më veshi këtë rrobë me të cilën mbulova vendet intime dhe mora një pamje të bukur!”*

*“Personi i cili, pasi vesh një rrobë të re, e lavdëron Allahun në këtë mënyrë, kurse rrobën e vjetër e jep për lëmoshë, si në jetë, ashtu dhe në vdekje, ndodhet nën mbrojtjen e Allahut!”* (Tirmidhi, Deavat, 107)

Gratë duhet të jenë më të vëmendshme në çështjen e veshjes. Një ditë, vajza e Abdurrahmanit, Hafsa, shkoi te Hz. Aisheja me një mbulesë të hollë në kokë. Aisheja ia hoqi mbulesën e hollë dhe, në vend të saj, e mbuloi me një mbulesë të trashë. (Muvatta, Libas, 6)

Mbulesa e grave në atë mënyrë që t’ua fshehë flokët, qafën dhe stolitë, si dhe linjat e trupit, është një farz (detyrim fetar i formës së prerë) e fiksuar me Kur’an, me Sunnet dhe me marrëveshje të njëzëshme të përgjithshme të dijetarëve (ixhma-konsens). Në ajetin kur’anor thuhet:

**“Edhe grave besimtare thuaju: “T’i largojnë sytë** (nga gjërat e ndaluara për t’u parë) **dhe ta mbrojnë nderin. Të mos i nxjerrin në dukje stolitë e veta përveç vendeve të trupit** (si duart dhe fytyra)**, në dukjen e të cilave nuk ka ndonjë të keqe, dhe, për këtë, t’a hedhin mbulesën e kokës mbi jaka...”** (en-Nur, 24/31)

Në këtë ajet kur’anor, nga gratë kërkohet:

1) T’i kthejnë sytë mënjanë nga gjërat që janë haram (të ndaluara, të pabekuara) për t’u parë.

2) T’a mbrojnë nderin dhe virtytin.

3) Të mos i nxjerrin në dukje stolitë (bukuritë dhe veçoritë tërheqëse) me përjashtim të pjesëve të trupit, në dukjen e të cilave s’ka ndonjë të keqe.

4) T’i lëshojnë mbulesat e kokës mbi jaka në mënyrë që t’u mbulohen qafa, gusha, gjerdanet, etj.

Në vijim, tregohet se pranë kujt mund t’i hapin gratë stolitë.

Fjala “humur”, si shumësi i fjalës “himar”, që përdoret në ajetin më sipër, do të thotë “gjë me të cilën femra (gruaja) mbulon kokën”, “mbulesë koke”, “shami koke”. “Humur” është një mbulesë (shami) koke tradicionale që e kanë përdorur femrat (gratë) arabe edhe para Islamit, edhe pas Islamit. Në periudhën paraislamike, kjo shami koke përdorej përgjithësisht si veshje stolie. Sipas modës së përhapur të asaj dite, cepat e saj lëshoheshin pas shpine, këmisha ose bluza që vishte femra (gruaja) kishte jaka të hapura, kështu që një pjesë e gjerë e gjoksit të femrës mbetej e hapur, me fjalë të tjera, gjoksi nuk mbulohej. (Kurtubi, XII, 153; Elmalılı, V, 3506) Islami e ndaloi hapjen e gjoksin në këtë formë dhe e bëri farz (të detyrueshme)





mbulesën duke urdhëruar që shamia apo mbulesa e kokës të lëshohej mbi jaka (të fustanit, këmishës ose bluzës). Sipas këtij urdhri dhe detyrimi, femrat (gratë) duhet t'i lëshojnë shamitë ose mbulesat e kokës mbi jaka dhe duhet t'i mbulojnë mirë kokën, flokët, veshët, qafën, zverkun, varëset dhe gjoksin. Siç bën të ditur Hz. Aisheja, menjëherë pasi zbriti ky ajet, femrat (gratë) muhaxhire (mekase) dhe ensare (medinase) prenë copa nga fundet e rrobave (mbulesave) të trupit dhe e mbuluan kokën dhe jakat në përputhje me urdhrin. (Buhari, Tefsir, 24/13; Ebu Davud, Libas, 31-33)

Nizamiu nga Karamani e shpreh kështu poetikisht se, që femra të jetë e edukuar dhe e tillë që ta ketë ndjenjën e turpit, është e domosdoshme të mbulohet, se nuk është për t'u çuditur që trëndafili nuk çel nëse dikush rri dhe e vështron:

> Nuk është çudi që faqja e trëndafilit s'çel,
> Sepse ka turp kur i rri dikush ballëpërballë...

Kurse në një rivajet (rrëfim) tjetër tërhiqet vëmendja për faktin që cilësia themelore e rrobës së femrës (gruas), duhet të jetë që "të mos i tregojë linjat e trupit". (Hejsemi, V, 137)[1] Prandaj është e domosdoshme që nën rrobën e cila i tregon linjat e trupit, ose jashtë saj, të vishet një rrobë tjetër. Zoti urdhëron kështu:

**"**(O ti, Profet!) **Thuaju bashkëshorteve dhe vajzave të tua si dhe bashkëshorteve të besimtarëve që** (kur të dalin jashtë, mes njerëzve) **të hedhin sipër veshjet e jashtme. Kjo bën që ato të njihen** (si femra të virtytshme) **dhe që të mos shqetësohen** (prej të tjerëve)**. Pa dyshim, Allahu është falës dhe mëshirues i madh!"** (el-Ahzab, 33/59)[2]

Në këtë ajet kur'anor urdhërohet që zonjat (femrat, gratë) muslimane, kur të dalin nga shtëpia, të hedhin sipër një rrobë që të mos ua tregojë linjat e trupit, urdhërohet që të mos dalin në rrugë me veshjet shtëpiake. Të gjithë komentuesit e Kur'anit, pavarësisht nga mënyra e të shprehurit, duke u bashkuar në koncept, janë të një mendimi se me fjalën "xhilbab" të ajetit, kihet parasysh një rrobë e jashtme që femrat (gratë) e veshin mbi rrobat e tjera për ta mbuluar gjithë trupin. Prandaj, në kohën tonë, duhet që femrat (gratë), kur të dalin jashtë, të veshin mbi rrobat e shtëpisë një rrobë

1. Nga specialistët përkatës bëhet e ditur se veshja e rrobave të gjera e të rehatshme është mjaft e rëndësishme edhe për sa i përket shëndetit të njeriut. Dihet se veshja e rrobave të ngushta e të puthitura pas trupit si pantollona xhins, streçe, etj., që e vështirësojnë qarkullimin e gjakut dhe e pengojnë lëvizjen e lirë të artikulacioneve, u hapin rrugë problemeve shëndetësore të ndryshme.
2. Teksti origjinal i ajetit është kështu: "Ja ejjuhe'n-nebijju kul li ezváxhike ve benátike ve nisáil mu'miníne judníne alejhinne min xhelábíbihinne dhálike edná en ju'rafne fe lá ju'dhejne ve kánelláhu gafúran rahímá. Përkthyesi.

tjetër, si pardesy, manto, etj. Ajeti përshkruan, krahas mbulimit të organeve dhe gjymtyrëve intime, edhe formën e mbulesës së plotë. (Taberi, Tefsir, XXII, 33; Razi, XXV, 230; Ebu Hajjan, VII, 250)[3] Ahmet Pasha, domosdoshmërinë e mbulimit të femrës (gruas) muslimane pranë personit jointim (të huaj) e shpreh kështu:

Mos ia zbulo tjetrit ç'ke si bukuri;
Para qafirit, Kur'ani s'ka hijeshi!

Duke punuar ose duke bërë sport, patjetër duhet respektuar mbulimi i pjesëve intime. Misver bin Mahreme tregon: Ngarkova një gur të rëndë dhe e solla. Mbi trup kisha një rrobë të lehtë. Ndërsa e mbaja gurin në sup, izari (mbulesa e sipërme) m'u zgjidh. Pa e lëshuar gurin, e çova në vend në atë gjendje. Në këtë situatë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më tha: *"Kthehu dhe merre rrobën dhe mos u përsill kështu, zhveshur!"* (Muslim, Hajd, 78)

Në veshmbathje është ndaluar edhe përngjasimi i femrave me meshkujt. Profeti ynë, i Dërguari Bujar, ka bërë të ditur se meshkujt që vishen si femrat dhe femrat që vishen si meshkuj do të shmangen nga mëshira hyjnore. (Ebu Davud, Libas, 28)

Fakti që Profeti ynë i cili është Profet i Mëshirës, i paralajmëron në këtë formë ata që parapëlqejnë mënyrën e veshjes së seksit të kundërt, tregon, para së gjithash, se veshmbathja nuk është thjesht diçka formale.

---

3. Dijetarët tanë, duke bërë sqarime mbi fjalën **"stoli"** dhe mbi shprehjen **"përveç vedeve (si duart dhe fytyra) që s'ka ndonjë të keqe të duken"** të ajetit 31 të sures "Nur", kanë bërë këto përcaktime mbi mbulesën e femrave (grave):
Stolitë, qoftë të natyrshme, qoftë artificiale, janë elementë që e stolisin dhe e zbukurojnë njeriun në sy të të tjerëve. Në këto kushte, stolitë janë dy llojesh: 1) sendet e stolisë prej ari ose argjendi që përdorin femrat (gratë); 2) pjesët e trupit të femrës që tërheqin vëmendjen e meshkujve. Sipas komentuesve, në ajetin kur'anor, me emërtimin "stoli" është aluduar më shumë për llojin e dytë. (Kurtubi, XII, 153; Ibni Kethir, *Tefsir*, III, 284)
Pjesët e trupit të përjashtuara nga ajeti si "pjesë që zbulohen vetvetiu" ose si të tilla që "nuk ka ndonjë të keqe pse duken", janë interpretuar si "fytyra dhe duart gjer në puls" nga sahabet, Hz. Ali, Ibni Abbas, Ibni Omer, Enes; nga tabiinët, Said bin Xhubejr, Atá, Muxhahid, Dahhák; nga shumica e dijetarëve, si imamët muxhtehidë (ideatorë), Ebu Hanife, Malik dhe Evzaí. Një pjesë e sahabeve dhe tabiinëve dhe juristë të tillë, si imam Shafii dhe Ahmed bin Hanbel, kanë pikëpamjen se edhe zbulimi i fytyrës dhe duarve të femrave (grave) është haram. Për rrjedhojë, sipas tyre, stolitë e jashtme që lejohet të zbulohen, si domosdoshmëri e specifikës së fjalës "zahara" të përdorur në ajetin kur'anor, janë stolitë që zbulohet vetvetiu, ku është e pamundur të përfshihen duart dhe fytyra, sepse ekziston mundësia e mbylljes së tyre dhe jo mundësia që këto të zbulohen vetvetiu. Këto stoli duhet të jenë rrobat e jashtme që hapen nga era, etj., jashtë vullnetit të femrës (gruas). Këtë e tregon edhe fakti që në përmendjen e dytë në ajet të stolisë, nuk bëhet ndonjë përjashtim. Ose bëhet fjalë për rrobën e jashtme të femrës (gruas), të quajtur "sijab" që është e pamundur të mbulohet. (Taberi, *Tefsir*, XI-II, 92-93; Xhessas, V, 172)

Veç kësaj, dihet se edhe psikopatitë e fushës së strukturës së ndjenjave dhe emocioneve mes sekseve e kanë pikënisjen në imitimin e veshmbathjes mes sekseve partnere. Dhe sa e hidhur është që, në ditët tona, bëhen përpjekje shumë specifike dhe serioze si dhe investime të mëdha me synimin për ta çuar më tej dhe për ta përgjithësuar përngjasimin mes sekseve partnere, si dhe, me pretendimin e rremë për të siguruar lehtësi ekonomike, prodhohen dhe tregtohen veshmbathje që mund të përdoren edhe nga meshkujt, edhe nga femrat.[1] Ky vulgarizim mund të parandalohet vetëm duke i marrë seriozisht paralajmërimet e Profetit dhe duke i zbatuar domosdoshmëritë e atyre paralajmërimeve.

Nga ana tjetër, është ndaluar edhe veshja e rrobave të cilat nuk u shërbejnë dy qëllimeve themelore të veshmbathjes, që janë mbulimi i trupit dhe stolisja e natyrshme dhe normale e trupit dhe e pamjes së jashtme, domethënë, e paraqitjes, por marrin qëllim ekspozimi dhe dukjeje, për pasojë, bëhen shkak krenarie e mendjemadhësie. Disa hadithe profetike lidhur me këtë specifikë janë kështu:

*“Atij që në këtë botë vesh rrobë popullariteti dhe fame, Allahu i vesh në ditën e kiametit rrobë poshtërimi!”* (Ibni Maxhe, Libas, 24)

*“Në ditën e kiametit, Allahu s’ka për ta parë në fytyrë atë i cili e tërheq rrobën zvarrë duke u mbajtur më të madh!”* (Buhari, Libas, 1, 5)

Shprehja “rrobë popullariteti dhe fame” që përdoret nëpër hadithe, komentohet nga dy këndvështrime: i pari, njeriu vesh rroba të paraqitshme e luksoze me të cilat fiton popullaritet dhe famë mes njerëzve; i dyti, njeriu vesh rroba të vjetra e të grisura për ta treguar veten të përkorë, asket dhe të dhënë pas adhurimit.

Përveç përpjekjes për t’u shmangur nga sjellje negative, si mbajtja më të madh dhe veprimi për t’u dukur, duhet ruajtur edhe nga shpenzimi i tepërt në veshmbathje. Kështu, Profeti ynë porosit: *“Hani, pini, veshuni dhe jepni sadaka me kusht që të mos shpenzoni me të tepërt dhe të mos mbaheni më të madh!”* (Buhari, Libas, 1) Edhe sahabiu i madh, Ibni Abbas, ka thënë: “Për sa kohë që të mos biesh në gabimin e mendjemadhësisë dhe shpenzimit të tepërt, ha ç’të duash, vish ç’të duash!” (Buhari, Libas, 1)

Njëri nga qëndrimet ekstreme në veshmbathje veçanërisht në ditët e sotme, vihet re në industrinë e lëkurëve të përpunuara për t’u përdorur

1. Veshmbathja ose, më saktë, lloji dhe trajta e veshmbathjeve si dhe mënyra e veshbathjes ushtrojnë ndikim dhe efekt edhe mbi formimin e personalitetit të njeriut. Për shembull, tek njerëzit të cilët, në vend që, siç është e natyrshme, të vishen me rroba siç e kërkon seksi i tyre, pëlqejnë dhe përvetësojnë, për shkaqe të ndryshme, mënyrën e veshmbathjes së seksit të kundërt (partner), me kalimin e kohës vërehen edhe ndryshime në sjellje ose, më saktë shformime të karakterit dhe manira psikike.

për veshje. Për të prodhuar qyrke, shkatërrohen brezni të tëra kafshësh të ndryshme.[2]

Të urtët, njerëzit e Zotit, e kanë interpretuar shpenzimin e tepërt dhe shpërdorimin në veshmbathje në tre aspekte: në aspektin e sheriatit, si kapërcimi i masës në veshmbathje; në aspektin e tarikatit, si përdorimi i një sasie veshjesh mbi normën e mjaftueshme; në aspektin e të vërtetës, si shfaqje pasioni të tepruar ndaj rrobës së veshur.

Nga ana tjetër, të urtët, njerëzit e Zotit, kanë dhënë lajmin e gëzuar se personit i cili, megjithëse i ka mundësitë dhe kushtet, e lë mënjanë veshjen luksoze vetëm për thjeshtësi dhe modesti, Allahu i Lartë do t'i flasë para se çdokujt tjetër dhe do t'i veshë nga më të mirat e rrobave të xhennetit. (Tirmidhi, Kiamet, 39) Megjithëkëtë, është krejt e natyrshme që, me aq sa ka mundësi dhe pa rënë në mendjemadhësi, njeriu të zgjedhë një veshmbathje të rregullt. Ibni Mes'udi tregon: "Profeti ynë tha:

*"Personi, në zemrën e të cilit ka mbajtje më të madh dhe krenari sa një grimcë, nuk do të hyjë në xhennet!"*

Kur i thanë Profetit se njeriu dëshiron që rrobat dhe këpucët t'i ketë të bukura, u përgjigj:

*"Allahu është i bukur dhe e do të bukurën, kurse krenaria dhe mendjemadhësia është të mos e pëlqesh të drejtën, të vetëpërkëdhelesh dhe t'i nënvleftësosh e t'i përbuzësh njerëzit!"* (Muslim, Iman, 147)

Edhe në shumë rivajete të tjera, vëmë re se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) nuk e ka pritur mirë parregullsinë, vjetërsinë dhe varfërinë e veshjes. Sahabiu Malik bin Nadla tregon: "Një ditë pata shkuar për vizitë te

2. Për disa lloj qyrkesh bëhen zbatime që s'ta merr mendja dhe shpenzohen shuma të mëdha. Për shembull, prodhimet e shtrenjta të lëkurës, si të quajturat vizon dhe astragan të bëra krejtësisht për zbukurime dhe stoli, janë vetëm disa prej tyre. Emërtimi frëngjisht vizon është fishnjari që njohim ne. Lëkura e kësaj kafshe përdoret si mjet i shtrenjtë stolie në prodhimin e qyrkeve. Kurse astragani është lëkura e qengjave dhe kecave të vrarë qysh në bark të nënës. Vetëm për një qyrk të tillë duhen, të paktën, të theren tetë-dhjetë kafshë plleja. Për shkak të ndalimit me ajete dhe hadithe të shpenzimit të tepërt dhe ekspozimit, sjellja e matur në specifika të tilla është më e mirë për shpëtimin shpirtëror. Kjo ngjarje e përjetuar mes Sulltan Sulejman Kanuniut-Ligjvënësit dhe Shehulislamit Ebu's-Suud Efendi, është një kriter i mirë për besimtarët e ndjeshëm të cilët ia kanë frikën ditës së llogarisë. Një ditë, Ligjvënësi kërkoi nga Shehulislami me anë të kupletit në vijim, leje për t'i vrarë milingonat që po ia thanin drurët e dardhave në kopshtin e pallatit:
Nëse milingona bën dëm në drurë,
A ka ndonjë të keqe për ta vrarë?
Edhe Shehulislami Ebu's-Suud Efendi iu përgjigj Ligjvënësit me një kuplet:
Kur të dalësh nesër para këshillit të Zotit,
Ia merr hakun milingona Sulejmanit!





Profeti me rrobë të çrregullt. Kur më pa në atë gjendje, Profeti më pyeti:

*“A ke mall e pasuri ti?”*

“Po, o i Dërguari i Allahut!” – Iu përgjigja unë.

*“Çfarë pasurie ke?”* – Më pyeti sërish.

“Allahu më ka falur deve, dhen, tufa kuajsh, lëmenj gruri dhe elbi!” – I thashë unë. Atëherë, i bukuri i të bukurve, Profeti ynë, më tha:

*“Nëse Allahu të ka falur mall e pasuri, shenja e dhuntive dhe e të mirave të tij duhet të duket mbi trupin tënd!”* (Ebu Davud, Libas, 14)

Po kështu, në “Hadithin Xhebrail” tregohet se kur Xhebraili (a.s.) doli para Profetit dhe sahabeve, paraqiti një pamje të ndritshme nga pastërtia, me flokë të zinj e me rrobë të bardhë, pa asnjë njollë apo çrregullim në kokë e në trup! (Muslim, Iman, 1)

Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, me sa kishte mundësi, parapëlqente të vishej me rroba të bardha dhe, në lidhje me këtë specifikë, duke u shprehur si në vijim, këshillonte përdorimin e veshjeve të bardha të cilat bënin që muslimani i vdekur, madje, të dukej më i pastër e më i këndshëm se muslimani i gjallë: *“Vishni rroba të bardha, sepse rroba e bardhë ka pamje më të pastër e më të këndshme. Edhe të vdekurit mbështillini me qefin të bardhë!”* (Tirmidhi, Edeb, 46)[1]

Këto këshilla dhe porosi që u ka dhënë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) një grupi sahabesh që kuptohet se kishin dalë për udhëtim, janë mjaft kuptimplote: *“Do të shkoni tek vëllezërit tuaj. Kur të arrini atje, vendosini kafshët në rregull dhe pastroni rrobat gjersa mes njerëzve të dukeni si nishani i faqes që është shenjë bukurie! Sepse Allahu nuk e do pamjen e shëmtuar dhe fjalën e keqe!”* (Ebu Davud, Libas, 25)

Siç shihet, në marrëdhëniet e dyanshme të njerëzve, Profeti ynë kërkon, krahas rregullit në veshmbathje, edhe pastërtinë dhe sistemimin e elementëve që përbëjnë mjetin e udhëtimit. Ky qëndrim na jep një ide edhe për respektin dhe dashurinë që kemi për të tjerët. Prandaj, çdo lloj rrobe që të vishet, duhet të jetë e mirëmbajtur dhe e rregullt.

Veshmbathja e një personi i jep bashkëbiseduesit edhe të dhëna mbi strukturën e personalitetit të personit. Natyrisht që ky nuk është kriteri i vetëm, por njëri prej kritereve të rëndësishëm. Urtësia sipas së cilës “njerëzit priten me rroba dhe respektohen me fjalë”, është njëra nga shprehjet më

1. Kërkimet dhe studimet e bëra tregojnë se ngjyrat bëjnë efekte të ndryshme mbi ps - kologjinë e njeriut. Për shembull, dihet se ngjyra e bardhë zgjon tek njeriu ndjenjat e thjeshtësisë, qashtërsisë, pastërtisë, kurse ngjyra e kuqe, ndjenjat e zemërimit, egërsisë dhe furisë.





të bukura të kësaj të vërtete. Sepse një veshje e rregullt bëhet pretekst që njeriu të duket serioz dhe të respektohet, gjë që është diçka e dëshirueshme në fenë tonë. Njerëzit dëshirojnë të ndodhen më pranë një personi të tillë me pamje të bukur dhe kërkojnë rrugët për të krijuar afërsi me të. Kështu, zemrat ngrohen më shpejt me njëra-tjetrën dhe njeriu e ka më të lehtë t'i japë mesazhin që dëshiron atij që ka përballë. Në këto kushte është e domosdoshme të diferencohen veshjet e mirëmbajtura e të rregullta nga veshjet që shprehin krenari dhe vetëpëlqim!

Siç kuptohet nga këshillat, porositë dhe urdhrat e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) në veshmbathje duhet të jenë përcaktuese jo moda dhe luksi, por parimi i përshtatjes, harmonisë dhe hijeshisë. Ndërkaq, nuk duhet nënvleftësuar dhe lënë pas dore stolisja e natyrshme dhe normale që e bën të domosdoshme dallimi seksual. Kështu, Profeti ynë i cili kërkonte që kush kishte flokë, të tregonte kujdes për mirëmbajtjen e tyre (Ebu Davud, Terexhxhul, 3) kur ka parë një fëmijë me kokën gjysmë të qethur, ka thënë: *"Ose qetheni plotësisht, ose lëreni me të gjitha flokët!"* (Ebu Davud, Terexhxhul, 14) Gjithashtu, Profeti nuk e ka pritur me mirëpëlqim lënien e një tufe flokësh në kokën e qethur.

Një herë, kur të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i është zgjatur nga pas perdes një dorë me një faqe të shkruar, ka pyetur nëse është dorë mashkulli apo femre dhe kur i kanë thënë se është dorë femre, ka thënë: *"Po të ishte dorë femre, do t'i kishte ngjyer thonjtë me këna!"* (Nesai, Zinet, 18) Gjithashtu, Profeti ynë, kur e ka parë nënën tonë, zonjën Ummu Seleme, me sharpin të mbështjellë dy herë kokës, meqë ajo mënyrë lidhjeje i përngjiste çallmës së burrave, ia ka tërhequr vëmendjen me këto fjalë: *"Mbështille një herë, jo dy herë!"* (Ebu Davud, Libas, 35) Ndërkaq, duke përcaktuar se gratë duhet të përdorin parfume të lehta ose të lyhen më lehtë, burrat mund të përdorin parfume më të rënda ose të lyhen më rëndë. (Nesai, Zinet, 32)

Krahas kësaj, përdorimi i mëndafshit dhe floririt është ndaluar te meshkujt (burrat), por është bërë e ditur se këto janë sende veshjeje dhe stolisjeje për femrat (gratë). (Ibni Maxhe, Libas, 19)

Nuk është lejuar as veshja e rrobave me portrete njerëzish apo kafshësh. Dihet se Profeti ka bërë të ditur se engjëjt nuk hyjnë në shtëpitë ku ka figura dhe qen dhe se ka kërkuar që të hiqen mbulesat me figura. (Ebu Davud, Libas, 45)

Gjithashtu, nga Profeti është ndaluar përdorimi i qyrkeve dhe veshjeve të tjera të bëra prej lëkurëve të kafshëve të egra. (Tirmidhi, Libas, 32; Darimi, Edahi, 19) Duke u nisur nga hadithe të ndryshme, dijetarët tanë kanë bërë të ditur se, përveç lëkurës së derrit, në përdorimin e lëkurës së regjur e të

pastruar të kafshëve të tjera nuk ka ndonjë të keqe. Sepse Profeti ynë ka thënë: *"Çdo lloj lëkure e regjur dhe e përpunuar për përdorim, është e pastër!"* (Tirmidhi, Libas, 7)[1]

Si shtesë në rregullimet e veshmbathjes, janë sjellë edhe një sërë parimesh përcaktuese lidhur me pamjen e jashtme të besimtarit. Për shembull, nga meshkujt është kërkuar zgjatja e mjekrës dhe mbajtja mundësisht sa më e shkurtër e mustaqeve me qëllim për t'u bërë opozicion politeistëve. (Buhari, Libas, 84) Gjithashtu, në disa rivajete (rrëfime), për shkak se rrobat e ngjyera me shafran në të verdhë me ton të theksuar ishin rroba që vishnin mohuesit ose, përgjithësisht, femrat (gratë) dhe se tërhiqnin vëmendjen, është ndaluar përdorimi nga meshkujt (burrat). (Muslim, Libas, 27-28)

Veç kësaj, në disa hadithe profetike nuk është parë me vend që gratë ta rruajnë kokën. (Nesai, Zinet, 4) Prishja nga gratë e formave të krijuara nga Allahu, shkulja e qimeve të fytyrës dhe vetullave, rrallimi i dhëmbëve për t'u dukur më bukur, bërja e tatuazheve mbi lëkurë dhe vënia e perukave është ndaluar kategorikisht. (Buhari, Libas, 82-87)[2]

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se lyerja e syve me lëndën e quajtur "ismid" e fuqizon shikimin dhe i ushqen qerpikët, dhe e ka këshilluar përdorimin e saj. (Ebu Davud, Libas, 13)

Shkurt, me ç'kuptohet nga këshillat, porositë dhe urdhrat lidhur me veshmbathjen, personi duhet të shmanget nga përdorimi i rrobat që s'janë në përshtatje me mbulimin dhe, me sa të ketë mundësi, të bëjë përpjekje për të pasur një paraqitje të rregullt. Veç kësaj, femrat (gratë) dhe meshkujt (burrat) duhet të shmangen nga veshmbathja që s'është në përshtatje me strukturën e tyre trupores natyrore dhe nga rrobat që shtyjnë në bërjen e mbishpenzimeve dhe që çojnë në krenari dhe mbajtje më të madh!

1. Dijetarët tanë që i kanë vlerësuar këtë hadith profetik dhe të tjerë të ngjashëm që kanë të bëjnë me temën në fjalë, kanë arritur në një sërë përfundimesh të ndryshme. Imami Ebu Hanife ka opinionin se, duke përjashtuar vetëm derrin, lëkura e të gjitha kafshëve të ngordhura bëhet e pastër pasi të regjet. Kurse sipas imam Shafiiut, me përjashtim të derrit, qenit dhe këlyshëve të tyre, lëkurët e të gjitha kafshëve të ngordhura bëhen të pastra pasi të regjen dhe mund të përdoren si në kushte të thata, ashtu edhe në kushte të lagështa, p.sh., si calikë për ujë. (Mubarekfuri, V, 400-401; Kamil Miras, *Texhrid-i Sarih-i Terxhumesi*, V, 301)
2. Sipas fesë sonë, është e ndaluar vënia e perukave me qëllim stolisjeje e zbukurimi dhe, pastaj, në atë gjendje, dalja në prani të meshkujve të huaj, jo intimë. Por nuk është e ndaluar që të vihet perukë për një shkak mjekësor siç është rënia e flokëve, me qëllim për t'u dukur bukur brenda kufijve të intimitetit. Përdorimi i perukës me një konsideratë çfarëdo tjetër jashtë kësaj, nuk është e lejuar (xhaiz) fetarisht duke u nisur nga parimi sipas të cilit, "një qëllim juridiko-fetar nuk mund të arrihet me një mjet jolegjitim".

## C. ETIKA E PASTRIMIT DHE PASTERTISE

**"Shpirti, trupi, shtëpia dhe mjedisi i muslimanit duhet të jenë çdo çast të rregullt e të sistemuar sikur të prisnin vizitën e të Dërguarit të Allahut!"**

Feja jonë qëndron me këmbëngulje mbi rëndësinë dhe domosdoshmërinë e pastrimit dhe pastërtisë. Duke urdhëruar si në vijim, Zoti i lavdëron besimtarët që i japin rëndësi edhe pastërtisë moralo-shpirtërore, edhe pastërtisë materiale duke e shoqëruar me pendesë:

إِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ التَّوَّابِينَ وَ يُحِبُّ الْمُتَطَهِّرِينَ

**"Pa dyshim, Allahu i do ata që bëjnë shumë pendesë dhe që pastrohen shumë!"** (el-Bakara, 2/222)

Edhe Profeti ynë, krahas sjelljeve të tij shembullore, edhe me këshillat dhe porositë si në vijim, i ka ftuar besimtarët për ta zbatuar etikën e pastrimit dhe pastërtisë: *"Pastërtia është gjysma e besimit!"* (Muslim, Taharet, 1); *"Allahu është i pastër dhe e do pastërtinë!"* (Ebu Davud, Salat, 73)

Pastrimi material është çlirimi nga papastërtitë dhe ndyrësitë e dukshme dhe konvencionale. Kurse pastrimi moralo-shpirtëror është shmangia nga veset e këqija dhe sëmundjet, si ngrënia haram, përfolja pas shpine, gënjeshtra, smira, mendjemadhësia, dyfytyrësia, lakmia, etj., madje, pastrimi i zemrës nga vanitetet, domethënë, nga çdo gjë tjetër veç Allahut. Në fakt, synohet që, krahas pastrimit material, të sigurohet edhe pastrimi moralo-shpirtëror. Sepse në jetën e pasme, ahiret, njeriun s'ka për ta shpëtuar dot gjë tjetër veçse "zemra e paqëtuar"[3]. Në ajetin kur'anor thuhet:

**"Atë ditë s'do të bëjnë dobi as pasuria, as fëmijët, me përjashtim të atyre që do të vijnë te Allahu me zemër të paqëtuar!"** (esh-Shuara, 26/88-89)

Ndërkaq, këtu do të qëndrohet më shumë mbi etikën e pastrimit material.

### *1. Pastrimi konvencional*

Pastrimi konvencional ose nga papastërtitë e quajtura "hadeth", është

3. Në origjinal: kalb-i selim. Përkthyesi.

çlirimi nga papastërtitë dhe ndyrësitë që nuk duken me sy, por që pranohet konvencionalisht se ekzistojnë në trup[1]. Ky pastrim realizohet, sipas situatës, me abdest ose me gusl (larje trupore). Ky lloj pastrimi, krahas që përmban shumë dobi, siç janë largimi i papastërtive dhe ndyrësive materiale dhe mbrojtja e shëndetit të trupit, është në vetvete një adhurim si dhe përgatitje për adhurimet e tjera.[2] Allahu i Lartë e ka deklaruar kështu se në ç'situata muslimanët duhet të marrin abdest ose të bëjnë gusl, larje trupore:

**"O ju që keni besuar! Kur keni për të falur namaz, lani fytyrat si dhe duart gjer në bërryla. Pastaj fërkoni kokën dhe lani këmbët gjer në themra. Po qe se jeni të papastër nga ana seksuale, merrni abdest gusli** (bëni gusl ose larje trupore)**. Po qe se jeni të sëmurë ose bëni**

1. Qysh para se të formoheshin shkenca e mjekësisë, mikrobiologjisë dhe disiplina mjekësore e higjienës, më saktë, qysh në fillimet e njerëzimit, është krijuar bindja se trupi fëlliqet pandërprerë si nga vetvetja, ashtu dhe nga kontakti dhe marrëdhëniet me mjedisin e jashtëm. Në fillim kjo bindje është formuar me rrugë empirike, pastaj me anë të kërkimeve dhe studimeve shkencore. Përgjithësisht, si njeriu si qenie e arsyeshme, ashtu edhe kafshët si qenie instinktive e kanë në natyrën e tyre krijimore nevojën dhe zakonin e vetëpastrimit. Për shembull, ne, njerëzit, e dimë, pa pasur nevojë ta provojmë, se duart na ndyhen vazhdimisht, pra, papastërtinë e tyre e pranojmë konvencionalisht (me marrëveshje), prandaj kjo lloj papastërtie si dhe pastrimi prej saj quhen konvencionale, me marrëveshje, për pasojë, për shembull, kërkojmë t'i lajmë duart sa herë që na duhet të prekim diçka ushqimore. Etj. Përkthyesi.
2. Kështu pra, siç theksohet edhe këtu, pastrimi i papastërtive konvencionale ose, t -jesht, pastrimi konvencional është edhe higjienik, edhe fetar-adhurimor. Asnjëri nga këta s'e zëvendësojnë njëri-tjetrin. Sa për ilustrim, po marrim në shqyrtim dy raste. *I pari*, pastrimi i duarve. Si rregull, ne i lajmë duart para prekjes së ndonjë sendi ushqimor ose para ngrënies sepse e dimë, edhe pa e parë me sy, se duart i kemi të papastra, të paktën aq të papastra sa me to të mos mundemi të hamë bukë. Gjithashtu, pastrimi i duarve është pjesë e abdestit si pastrim ritual. Gjatë marrjes së abdestit, ne i lajmë duart edhe sikur ta dimë me siguri se i kemi krejtësisht të pastra ose, më saktë, edhe sikur para një çasti t'i kemi larë me sapun për të ngrënë diçka. Pastaj, pasi të kalojë një farë kohe, ta zëmë, nga një kohë namazi në tjetrën, ne mund ta falim namazin tjetër edhe pa marrë abdest të ri nëse abdesti i mëparshëm nuk na është prishur, pra, po me ato duar që i kemi larë së fundi, ta zëmë, para një ore. Mirëpo, brenda kësaj kohe, duke prekur gjëra të ndryshme, duart na janë ndotur përsëri ose, ta zëmë, thjesht na janë pluhurosur, kështu që, me ato duar mund të falim namaz, por nuk mund të hamë pa i larë përsëri. *I dyti*, pastrimi i gjymtyrëve të tjera. Gjatë marrjes së abdestit, lajmë duart, gojën, hundët, veshët, parakrahët, qafën, fërkojmë një të katërtën e kokës me duar të lagura, këmbët. Në qoftë se pas kësaj, na ndodh diçka që e prish abdestin, si, ta zëmë, na del gjak nga hundët, gjatë rimarrjes së abdestit nuk lajmë vetëm hundët që na u fëlliqën, por edhe të gjithë gjymtyrët e abdestit pavarësisht se nuk u fëlliqën nga gjakrrjedhja, pikërisht pse abdesti është, në radhë të parë, pastrim ritual dhe jo higjienik. Më i qartë është rasti ekstrem kur urinojmë ose defekojmë, kur nuk na ndotet asnjëri nga gjymtyrët ose organet e abdestit. Megjithëkëtë, jemi të detyruar që, pas urinimit ose defekimit, të marrim sërish abdest nëse kemi për të falur ndonjë namaz ose për të kryer ndonjë detyrë fetare adhurimore-rituale që mund të kryhet vetëm me abdest. Përkthyesi.

**jashtëqitje ose marrëdhënie me gratë gjatë udhëtimit dhe nuk gjeni ujë, bëni tejemmum me dhé të pastër, fërkoni me të fytyrën dhe duart. Allahu nuk kërkon t'ju nxjerrë vë shtirësi, por t'ju pastrojë si dhe t'jua plotësojë dhuntinë për ju në mënyrë që të falenderoni!"** (el-Maide, 5/6)

Siç shihet, në ajetin kur'anor bëhet fjalë për marrjen e abdestit ose, kur është e domosdoshme, për bërjen e guslit para namazit, për faktin se është e detyrueshme që, kur s'gjendet ujë, të bëhet tejemmum. Edhe Profeti ynë ka deklaruar se asnjë namaz pa abdest nuk do të pranohet. (Muslim, Taharet, 1)

Specifika si këto janë çështje themelore që duhet t'i mësojë çdo musliman. Ndërkaq, në fund të ajetit, Allahu i Lartë urdhëron kryerjen e këtyre jo që të bëhen barrë dhe mundim për muslimanin, por deklaron se i bën farz (detyrim fetar) me qëllim për t'i pastruar njerëzit, për t'i zhveshur prej ndyrësive materiale-shpirtërore dhe mëkateve. Në fakt, pastrimi i cili duhet kryer në mënyrë të detyrueshme nga çdo njeri, është veshur me entitet adhurimi nga Islami. Në këtë mënyrë, është siguruar që njeriu, duke bërë pastrim, në të njëjtën kohë të ndjejë hare adhurimi.

### *2. Pastrimi material*

Pastrimi material ose nga papastërtitë e quajtura "nexhis" është çlirimi i trupit, i rrobës që do të vishet si dhe i mjedisit ku do të bëhet falja, nga gjërat "nexhis". Specifika që duhet bërë kujdes me përparësi në këtë çështje, është respektimi i etikës së nevojtores (dhe urinimit ose defekimit). Lidhur me këtë specifikë, një sërë rregullash etike që përmbahen në sunnetin (traditën) dhe praktikën e Profetit, janë këto:

1) Para hyrjes në nevojtore, duhen nxjerrë gjëra të tilla, si medaljone dhe unaza ku ka shkrime të shenjta si emrat Allah dhe Muhammed. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), kur do të hynte në nevojtore, e nxirrte unazën ku ishte gdhendur Fjala e Njësisë. (Ebu Davud, Taharet, 10)

2) Sipas porosisë së Profetit, kur hyhet në nevojtore, duhet thënë:

اَللّٰهُمَّ اِنِّى اَعُوذُبِكَ مِنَ الْخُبْثِ وَالْخَبَائِثِ

*"Allahu im! Strehohem tek Ti nga të gjitha ndyrësitë materiale-shpirtërore!"* (Muslim, Hajd, 122)

Dhe, pas daljes:





ٱلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِى أَذْهَبَ عَنِّى الْأَذٰى وَعَافَانِى

*"Lavdi Allahut që ma heq shqetësimin dhe më fal shëndet!"* (Ibni Maxhe, Taharet, 10)

3) Gjatë urinimit ose defekimit, personi nuk duhet të kthehet në drejtim të kibles. Në lidhje me këtë specifikë, i Dërguari i Allahut ka bërë këtë paralajmërim: *"Kur të hyni në nevojtore, kurrsesi të mos drejtoheni ballazi ose me shpinë drejt kibles!"* (Buhari, Vudu, 11)

4) Nuk duhet urinuar në këmbë, sepse kjo mënyrë jashtëqitjeje bëhet shkak që urina të spërkasë trupin ose rrobat. Hz. Aisheja njofton se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) urinonte gjithmonë pupthi. (Tirmidhi, Taharet, 8) Sipas rivajetit (rrëfimit) të Ibni Abbasit (r.a.), Profeti ynë, i Dërguari Bujar, duke kaluar mes dy varreve, ka thënë:

*"Që të dy po vuajnë, por jo për shkak të një mëkati të madh. Njëri vuan se ka marrë e çuar fjalë (është marrë me thashetheme), kurse tjetri, sepse nuk është ruajtur ashtu siç duhet gjatë urinimit!"* Pastaj kërkoi një degë hurme të njomë. E ndau përgjysmë dhe, pastaj, secilën e nguli mbi njërin varr dhe tha: *"Shpresohet se, gjersa të mos thahen, t'ua lehtësojnë vuajtjet!"* (Muslim, Taharet, 111)

Veç kësaj, është një e vërtetë mjekësore se urinimi në këmbë bëhet shkak për një sërë shqetësimeve urologjike.[1]

5) Gjatë urinimit, organi nuk duhet kapur me dorën e djathtë. Gjatë pastrimit pas defekimit, duhet përdorur dora e majtë. Në hadithin profetik është thënë kështu: *"Askush të mos e kapë organin me dorën e djathtë gjatë urinimit dhe të mos pastrohet me dorën e djathtë pas defekimit!"* (Buhari, Vudu, 19)

6) Me sa të jenë mundësitë, pastrimi pas defekimit të bëhet me ujë. I Dërguari i Allahut ka parapëlqyer pastrimin me ujë brenda mundësive. (Buhari, Vudu, 15-17) Vëmë re se banorët e Kubas lavdërohen nga Allahu i Lartë për shkak se e bënin me ujë pastrimin pas defekimit. Sipas rivajetit (rrëfimit) përkatës, pasi ka zbritur ajeti **"Atje** (në faltoren e Kubas të ngritur mbi themele devocioni)**, ka burra që e pëlqejnë pastrimin dhe pastërtinë. Allahu i do shumë ata që pastrohen!"** (et-Tevbe, 9/108), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka shkuar te kubasit dhe i ka pyetur:

1. Siç thonë specialistët, kur njeriu urinon pupthi, fshikëza e urinës ndrydhet plotësisht dhe të gjitha lëndët bashkë me urinën që përmban ajo, hidhen jashtë. Kurse kur njeriu urinon në këmbë, duke mos u ndrydhur plotësisht fshikëza e urinës, elementët e fortë, kryesisht, duke mos dalë krejtësisht jashtë, dalngadalë bllokojnë rrugët e urinës dhe shkaktojnë shqetësime të ndryshme, si infeksionin e rrugëve urinare, etj.

*“O ensarë! Allahu i Lartë e lavdëron pastrimin tuaj. Si pastroheni ju?”*

Ata i janë përgjigjur:

“Marrim abdest për namaz, bëjmë gusl kur jemi të papastër nga ana seksuale dhe pastrohemi me ujë pas kryerjes së nevojës së madhe.”

*“Ja, për këtë ju lavdëron!”* – U është përgjigjur i Dërguari i Allahut. Dhe ka vazhduar*: “Vazhdoni të veproni kështu!”* (Ibni Maxhe, Taharet, 28)

Fakti që në ajetin kur’anor, Allahu i Lartë i lavdëron kubasit për shkak se pastrohen me ujë pas kryerjes së nevojës së madhe, si dhe fjalët miratuese dhe inkurajuese të thëna nga i Dërguari i Allahut me këtë rast, vë në shesh haptazi se pastrimi me ujë pas defekimit është absolutisht pjesë e etikës islame. Për një pastrim të mirë, përdorimi vetëm i letrës apo i sendeve të ngjashme është i pamjaftueshëm. Veç kësaj, është e nevojshme edhe tharja pas pastrimit me ujë.

7) Një rregull etike është edhe që gjatë kryerjes së nevojës s’duhet folur ose biseduar dhe duhet ruajtur nga ekspozimi i pjesëve intime ndaj të tjerëve. Profeti ynë ka bërë të ditur se Allahu i Lartë do t’i ndëshkojë ata që nuk i kushtojnë vëmendje kësaj etike. (Ebu Davud, Taharet, 7)

8) Eshtë etike, gjithashtu, që meshkujt të marrin abdest jo menjëherë pas urinimit ose defekimit, por pasi të ecin, të lëvizin ose të presin për një copë herë, sepse në sajë të kësaj, personi çlirohet plotësisht pas urinës që mund të ketë mbetur në fshikëzën e urinës. Si rrjedhojë, abdesti i tij nuk aksidentohet. (Ibni Maxhe, Taharet, 19) Lidhur me këtë çështje, Profeti ka këshilluar që, pas urinimit, personi ta tërheqë organin e urinimit tri herë nga prapa, para. (Ibni Maxhe, Taharet, 19; Ibni Hanbel, IV, 347)

9) Personat që kryejnë nevojën në terren të hapur, duhet të shmangen nga urinimi ose defekimi në rrugë, në shëtitore, në hije, në ujëra të ndenjura, në foletë e kafshëve e të insekteve dhe brejtësve. Siç transmeton Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*“Ruhuni nga dy gjëra që pasojnë pësimin e mallkimit!”*

Sahabet e kanë pyetur:

“Cilat janë dy gjërat që pasojnë pësimin e mallkimit?”

Profeti është përgjigjur:

*“Prishja e abdestit (urinimi dhe defekimi) në vendet ku kalojnë njerëz dhe ku qëndrojnë në hije!”* (Muslim, Taharet, 68)

Edhe Xhabiri (r.a.) ka thënë se “i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ndaloi urinimin në ujërat e ndenjura”. (Muslim, Taharet, 94)

Kurse Abdullah bin Serxhis (r.a.) ka bërë të ditur se Profeti ynë (s.a.v.s.)

e ka ndaluar urinimin në foletë e kafshëve, insekteve dhe brejtësve. (Ebu Davud, Taharet, 16)

### *3. Pastrimi nga sekrecionet trupore*

Përveç pastrimit konvencional dhe material të sipërpërmendur, pastrimi nga zhyli, këllira, kundërmimi i keq si dhe nga sekrecionet që bëhen shkak për to, është sunneti (tradita) e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Larja e çdo muslimani të paktën një herë në javë, veçanërisht në ditën e xhumasë, këshillohet posaçërisht nga Profeti. Disa nga rivajetet lidhur me këtë specifikë, janë kështu:

*"Kur dikush nga ju do të shkojë në namazin e xhumasë, të bëjë abdest trupor."* (Buhari, Xhum'a, 2)

*"Po qe se dikush shkon herët në namazin e xhumasë pasi të ketë bërë abdest trupor si të pastrohej nga papastërtia seksuale, fiton sevap sikur të ketë bërë kurban një deve..."* (Buhari, Xhum'a, 4)

Megjithëse kur shihen hadithet profetike mbi çështjen e bërjes së guslit para se të shkohet në namazin e xhumasë, kuptohet se kjo nuk është farz (detyrim fetar), del sheshit se vajtja në xhuma pasi të bëhet larje trupore (para se të bëhet gusl ose abdest trupor) dhe, kështu, falja e namazit me zemër të qetë, do t'i përftonte njeriut mirësi dhe shpërblime të mëdha. Bërja e guslit në një kohë afër namazit të xhumasë siguron që personi të shkojë në xhami i përgatitur. Megjithëkëtë, sunneti i guslit të ditës së xhumasë konsiderohet i kryer edhe duke u larë më parë.

Gjithashtu, përveç abdestit që merret për pesë kohët namaz në ditë, larja e duarve para dhe pas ngrënies është një ndër elementët e etikës së pastrimit dhe pastërtisë. (Tirmidhi, Et'ime, 39) Nga ana tjetër, prerja e thonjve si domosdoshmëri e natyrshme, shkurtimi i flokëve, mjekrës dhe mustaqeve, larja e dhëmbëve janë disa nga rregullat etike që na i ka mësuar dhe treguar në praktikë Profeti ynë. Siç rrëfen Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Sunnetet e profetëve janë pesë. Këto pesë gjëra janë domosdoshmëri natyrore: bërja synet, shkurtimi i qimeve të zonës së organeve seksuale e të jashtëqitjes, prerja e thonjve, pastrimi i sqetullave, shkurtimi i mustaqeve."* (Buhari, Libas, 63-64)

Vihet re se, në një rivajet (rrëfim, hadith) tjetër, këto pesë specifika që mund të kuptohen si nevoja të natyrshme të krijimit njerëzor, nxirren në dhjetë. (Muslim, Taharet, 56) Duke mbajtur parasysh që të dy rivajetet, një sërë veprimesh që përcaktohen si pjesë e natyrës krijimore të njeriut, mundet t'i shpjegojmë duke i radhitur në këtë mënyrë:

**a) Syneti[1] (hitán):** Eshtë njëra nga shenjat (treguesit) e qenies musliman. Periudha moshore e bërjes synet është nga dita e shtatë pas lindjes, gjer në pubertet. Ndërkaq, koha më e përshtatshme për ta bërë synet fëmijën është mosha kur fëmija arrin të jetë i vetëdijshëm se ç'është syneti dhe se po bëhet synet.

Bërja synet, jo vetëm është plotësim i një nevoje natyrore, por është edhe i dobishëm për shëndetin si dhe për zotërimin e ndjenjave seksuale të ekuilibruara. Dobia e synetit po njihet sot më mirë dhe po vihet re se edhe në vendet krishtere po shtohet gjithnjë e më shumë numri i meshkujve që bëhen synet për arsye shëndetësore-higjienike.

**b) Prerja e thonjve:** Thonjtë duhen prerë në mënyrë që të mos u shkaktojnë dëm gishtave. Meqë nuk ka ndonjë interval të përcaktuar për prerjen e thonjve, thonjtë priten kur zgjaten. Nuk ka ndonjë ditë kur prerja e thonjve të mos jetë fetarisht xhaiz (e lejueshme). Krahas kësaj, transmetohet se të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) i pëlqente t'i priste thonjtë ditën e xhuma. (Hejsemi, II, 170; Bejhaki, *es-Sunenu'l-Kubra*, III, 244)

Gjatë prerjes së thonjve duhen bërë përpjekje për të vepruar me kujdes që thonjtë që priten të mos kërcejnë përreth, por të mblidhen në një vend, të mbështillen me letër dhe të hidhen në plehra.

Në ditët tona, shumë femra (vajza e gra) i zgjatin thonjtë për shkaqe ose motive të ndryshme. Eshtë e qartë se kjo nuk përshtatet me edukatën dhe etikën islame. Ndyrësitë që formohen e mblidhen nën thonj janë mjaft të dëmshme qër shëndetin e njeriut. Veçanërisht nuk është aspak e pëlqyeshme që gratë t'i kryejnë punët dhe shërbimet e kuzhinës, sidomos gatimin, me duar me thonj të gjatë!

Ebu Vasil tregon:

"U takova me Ebu Ejjub el-Ensariun dhe i tokëm duart. Kur e vuri re se i kisha thonjtë të gjatë, më tregoi se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte thënë kështu:

*"Ka ndër ju që interesohen për çështje qiellore, kurse i zgjasin si kthetra shpendësh thonjtë, në rrëzë të të cilëve bëjnë fole ndyrësi seksuale, këllira dhe fëlliqësi të tjera!"* (Ibni Hanbel, V, 427)

**c) Pastrimi i sqetullave:** Ky pastrim që është heqja e qimeve, mund

1. Duke u mbështetur në parimin drejtshkrimor historik-tradicional, këtë fjalë po e sh - ruajmë kështu, siç është bërë me kohë zakon të përdoret në shqiptim dhe shkrim në Shqipëri. Njëkohësisht, zbatimi i këtij parimi na ndihmon për ta dalluar këtë fjalë që emërton operacionin përkatës te meshkujt, nga fjala "sunnet" me kuptimin leksikor "traditë", e cila, kur emërton traditën e Profetit Muhammed, bëhet emër i përveçëm dhe duhet shkruar me të madhe. Përkthyesi.





të bëhet duke i shkulur qimet, duke i rruar ose duke përdorur pasta të posaçme parfumerie të prodhuara enkas. Është e përshtatshme që pastrimi të fillojë nga sqetulla e djathtë.

**d) Pastrimi i zonës së organeve seksuale e të jashtëqitjes:** Edhe ky pastrim bëhet ose duke i shkurtuar qimet, ose duke i rruar, ose duke i pastruar me pastë të posaçme.

Meqë nënvleftësimi ose lënia pa kryer me vetëdije e veprimeve të natyrshme, si pastrimi trupor dhe prerja e thonjve që urdhërohen nga Islami, bëhen shkak për braktisjen e Sunnetit, nuk janë veprime të drejta dhe me vend.

**e) Shkurtimi i mustaqeve:** Është më e mirë dhe më estetike që mustaqet të shkurtohen në atë formë që të dalë në pah e kuqja e buzëve. Ndërkaq, është më mirë që ky veprim të fillohet nga e djathta. Kurrë nuk është pëlqyer që mustaqet të zgjaten aq sa ta zënë gojën dhe të varen anash buzëve, sepse është e domosdoshme të bëhet kujdes që gjërat që hahen e pihen të mos i ndotin mustaqet.

**f) Zgjatja e mjekrës:** Nuk është parë me vend që meshkujt muslimanë ta rruajnë mjekrën. Është arritur në një mendim të njëzëshëm të përbashkët (konsens) që, kur mjekra të rritet e të zgjatet shumë, aq sa të përbëjë një pamje të shëmtuar, të shkurtohet nga gjerësia dhe gjatësia. E përshtatshme me Sunnetin është që mjekra të mbahet një pëllëmbë duke e shkurtuar rregullisht pjesën përtej kësaj.

**g) Përdorimi i misvakut:** Misvak quhen kalemat e drurit fibror të quajtur Erák[1]. Në hadithe përdoret edhe fjala e prejardhur "sivak" e cila është folje me kuptimin "fërkoj (dhëmbët) me misvak". Si përdorimi i misvakut nga Profeti, ashtu dhe këshillat dhe porositë e tij mbi këtë çështje janë mjaft kuptimplote. Disa rivajete lidhur me këtë temë janë kështu:

*"Po ta dija se nuk do t'i vinte e vështirë ummetit, do të urdhëroja që t'i pastronin dhëmbët me misvak para çdo namazi!"* (Buhari, Xhum'a, 8)

*"Përdorimi i misvakut bëhet pretekst që goja të qëndrojë e pastër dhe që njeriu të fitojë pëlqimin e Zotit!"* (Ibni Maxhe, Taharet, 7)

Aisheja (r.anha) thotë kështu:

"Ne ia përgatisnim Profetit (s.a.v.s.) qysh në mbrëmje misvakun dhe ujin e abdestit. Allahu e zgjonte atë natën kur të donte. Dhe sapo të zgjohej, menjëherë i pastronte dhëmbët me misvak, merrte abdest dhe falte namaz." (Muslim, Musafirin, 139)

Shurejh bin Háni thotë: "E pyeta Hz. Aishenë:

1. Erak është bima e quajtur latinisht *Salvadora persica*. Përkthyesi.

"Ç'bënte si punë të parë i Dërguari i Allahut kur hynte në shtëpi?"

"Pastronte dhëmbët me misvak!" – Më tha ajo." (Muslim, Taharet, 43-44)

Po të shqyrtohen rivajetet lidhur me çështjen, vihet re se në jetën e të Dërguarit të Allahut, Profetit tonë, përdorimi i misvakut kishte rëndësi të madhe. Këto rivajete duhen vlerësuar, në përgjithësi, si këshilla dhe porosi për pastrimin dhe pastërtinë e gojës dhe dhëmbëve. Me fjalë të tjera, për këtë pastrim nuk është aspak e drejtë të bëhet një interpretim i tillë sikur përdorimi i misvakut është i detyruar. Përdorimi i misvakut është këshillë dhe porosi dhe duhet ta bëjnë vetëm ata që gjejnë misvak, sepse kjo ka shumë dobi. Kurse ata që s'gjejnë misvak, mund ta bëjnë pastrimin e duhur me furçë dhe pastë dhëmbësh. Madje, kur të mos gjendet as misvak e as furçë, mund të bëhet pastrimi i përkohshëm i dhëmbëve duke i fërkuar me gishta.

**h) Tërheqja e ujit në hundë:** Pastrimi i vrimave të hundës duke tërhequr ujë brenda tyre me thithje, është Sunnet. Meqë pastrimi i pjesës së brendshme të hundës është një nga farzet (elementët e detyrueshëm fetarisht) të abdestit të guslit, kurrsesi s'duhet lënë pa bërë gjatë guslit.

**i) Larja dhe pastrimi i mirë i hapësirave mes gishtave dhe i hapësirave mes përdredhjeve të llapës së veshit:** Është Sunnet larja dhe pastrimi i mirë i hapësirave mes gishtave dhe i hapësirave mes përdredhjeve të llapës së veshit ku ka mundësi të mblidhen papastërti e ndyrësi.

**k) Larja e gojës:** Është, gjithashtu, Sunnet që, krahas pastrimit të dhëmbëve, të shpëlahet mirë goja me ujë.

### *4. Pastrimi dhe pastërtia e mjedisit*

Muslimani jo vetëm tregon kujdes për pastërtinë personale të shpirtit dhe trupit, por i jep rëndësinë më të madhe edhe mbajtjes pastër të mjedisit të tij: shtëpisë dhe rrugës përreth saj. Shtëpia e muslimanit si dhe mjediset e tjera ku ndodhet, duhet të jenë mëngjes e mbrëmje të sistemuara e të rregullta sikur të prisnin ardhjen e të Dërguarit të Allahut për vizitë. Këpucët dhe shapkat s'duhen lënë andej-këtej, përkundrazi, duhen vendosur me rregull në një vend të përshtatshëm në mënyrë që të mos krijojnë çrregullim dhe të mos përbëjnë shqetësim për të tjerët.

Nuk duhet lejuar që në portën e Qabes dhe të Faltores Profetike të formohen pamje të pakëndshme që nuk përshtaten me hijeshinë dhe delikatesën e muslimanit. Veçanërisht muslimanët që shkojnë atje për vizitat e haxhit dhe umres, duhet të tregojnë kujdes të madh në këtë drejtim.

Janë shumë këshilla dhe porosi të Profetit që nënvizojnë pastërtinë e

vendbanimit dhe mjedisit të përgjithshëm. Për shembull, siç rrëfen Enes bin Maliku, i Dërguari i Allahut vuri re në faltore një të pështyrë në drejtim të kibles dhe e pastroi personalisht me duart e veta. Në fytyrën e tij të bekuar vihej re zemërimi i fortë që ndjente. (Muslim, Mesaxhid, 52; Bejhaki, *es-Sunenu'l-kubra*, I, 255) Profeti dëshironte që ummeti, bashkësia e tij, të ishin të pastër, të hijshëm e delikatë dhe që të shmangeshin nga qëndrimet dhe sjelljet e kundërta. Prandaj, muslimani duhet të shmanget rreptësisht nga sjellje të tilla të neveritshme për të tjerët, si pështyrja përtokë ku t'i teket. Në një hadith tjetër, Profeti ka thënë kështu:

*"Mua m'u treguan punët e mira e të këqija të ummetit tim. Mes punëve të mira pashë edhe heqjen nga rruga të gjërave që shkaktojnë vështirësi e mundim për kalimtarët. Kurse mes punëve të këqija, pashë që të pështyhet brenda në faltore dhe të mos pastrohet!"* (Muslim, Mesaxhid, 58)[1]

Në hadith është diskutuar posaçërisht mbi pështyrjen në faltore. Faltoret jo vetëm janë mjedise faljeje dhe adhurimi ndaj Allahut, por edhe mjedise ku njerëzit mblidhen e qëndrojnë kolektivisht. Besimtarët që i kushtojnë vëmendje pastrimit dhe pastërtisë së këtyre mjediseve të shenjta, tregojnë kujdes maksimal edhe për pastrimin dhe pastërtinë e mjediseve të përdorimit kolektiv, të rrugëve të kalimtarëve, të rrugëve dhe rrugicave. Sepse edhe pastrimi dhe mbajtja pastër e vendeve dhe mjediseve të tilla nga gjërat që u shkaktojnë shqetësime dhe mundime njerëzve, është urdhër i Islamit. I Dërguari i Allahut ka qëndruar me përparësi mbi këtë specifikë, veçanërisht e ka karakterizuar si pjesë të besimit heqjen nga rruga të sendeve që u shkaktojnë njerëzve shqetësim. (Muslim, Iman, 58) Prandaj, jo vetëm s'duhet pështyrë përtokë, por duhet ruajtur dhe shmangur edhe nga çdo qëndrim dhe sjellje shqetësuese, si hedhja e mbeturiave dhe plehrave në çfarëdo vendi, parkimi i makinave, vendosja e sendeve dhe materialeve që vështirësojnë dhe pengojnë kalimin e njerëzve.

## D. TROKITJA NE PORTE DHE KERKIMI I LEJES PER TE HYRE

**"Kërkesa e lejes për të hyrë përsëritet tri herë. Po t'u dha leje, hyn; po s't'u dha, kthehesh mbrapsht."**

Buhari, Isti'zan, 13

Në jetën tonë të përditshme, hyjmë e dalim si në mjediset tona, ashtu

1. Në atë periudhë, në faltore nuk kishte shtresa qilimash apo të tjera. Trualli i faltores shtrohej me rërë, prandaj herë pas here vihej re që të pështyhej në truallin e saj.

edhe të të tjerëve. Sigurisht, për muslimanin, kjo bëhet sipas një etike të caktuar. në lidhje me këtë specifikë, Kur'ani na thotë kështu:

**"O ju që keni besuar! Kur shkoni në shtëpitë e të tjerëve, tregojeni veten dhe mos hyni pa u dhënë selam** (pa i përshëndetur) **njerëzve të shtëpisë!"** (en-Nur, 24/27)

Kërkimi i lejes për të hyrë në një shtëpi ose në një mjedis tjetër të ngjashëm mbështetet në parimin e ruajtjes dhe mbrojtjes së intimitetit. Në një hadith, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka theksuar këtë gjë me këto fjalë: *"Kërkimi i lejes është bërë kusht me qëllim që syri të mos i shohë të metat e shtëpisë!"* (Buhari, Isti'zan, 11)

Sipas deklaratës së hadithit, shkelja e intimitetit shkaktohet jo vetëm duke hyrë diku, në një mjedis të huaj, por edhe me vështrim. Prandaj, kur dikush kërkon leje për të hyrë diku, sipas zakonit të Profetit, duhet të qëndrojë pak i tërhequr pas nga porta dhe jo ballëpërballë me të, por i kthyer anash. (Ebu Davud, Edeb, 127)

Sidomos vështrimi në shtëpinë e tjetrit nga dritarja apo nga vrima e çelësit, është një sjellje që s'i ka hije kurrsesi një muslimani me personalitet. Sepse kjo sjellje është, për atë që vështron apo vëzhgon, rënie morale dhe çrregullim psikik, kurse për atë që bëhet objekt i vështrimit apo vëzhgimit, burim turpërimi dhe shqetësimi.

Siç rrëfen Sehl bin Sa'd (r.a.), një njeri pati vështruar nga një vrimë e portës së shtëpisë së të Dërguarit të Allahut. Në atë mes, i Dërguari i Allahut kishte në dorë një krëhër. Pasi e vuri re sjelljen e atij personi, i Dërguari i Allahut i tha kështu:

*"Po ta dija se po më vëzhgoje mua, do të t'i kisha nxjerrë sytë me këtë! Kërkimi i lejes është urdhëruar me qëllim që të mos duket brendësia e shtëpisë!"* (Muslim, Adab, 40-41)

Gjithashtu, duke u shprehur si në vijim, Profeti ka tërhequr vëmendjen se ç'faj dhe mëkat të madh bëjnë njerëz të tillë: *"Po qe se dikush vështron brenda një shtëpie të huaj pa lejen e banorëve të saj, atyre u lejohet t'ia nxjerrin sytë."* (Muslim, Adab, 43) Deklarimi këtu nga i Dërguari i Allahut se verbimi i vëzhguesit është hallall (i lejueshëm, i miratueshëm) ka për qëllim të tregojë se ç'sjellje antinjerëzore dhe e keqe është veprimi i paedukatë i vështrimit apo i vëzhgimit në shtëpinë e huaj.[2]

2. Survejimi me sy të lirë ose me mjete optike në ditët tona i situatave të fshehta dhe i -time të njerëzve është një veprim i shëmtuar që s'e miraton askush. Sepse, në asnjë mënyrë, askush nuk dëshiron që ta vëzhgojnë se ç'bën në shtëpinë e vet. Me këtë hadith, i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, e kundërshton dhe e hedh poshtë me forcë këtë ves të keq. Tek njeriu që survejon, me kalimin e kohës, dëshira për të vëzhguar të fshehtat e të tjerëve shndërrohet në psikomani. Islami kërkon që t'i pengojë këto





Në kohën e Profetit, meqë shtëpitë ndërtoheshin me degë hurmash, në shumicë me një kat dhe me strukturë të thjeshtë, njerëzit kërkonin leje për të hyrë duke qëndruar para porte dhe duke thënë me një zë që të mund të dëgjohej brenda: "Selamun alejkum (Paqe juve!), a mund të hyj?" Prandaj vëmë re se sahabet që nuk e zbatonin këtë rregull, qortoheshin rëndë nga i Dërguari i Allahut.

Kilde bin Hanbel (r.a.) thotë: Shkova tek i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe hyra brenda pa dhënë selam. I Dërguari i Allahut më tha:

*"Kthehu prapë dhe thuaj: "Es-selamu alejkum, a mund të hyj?"* (Ebu Davud, Edeb, 127)

Një person nga fisi Beni Amr kishte kërkuar leje për të hyrë tek i Dërguari i Allahut që ndodhej brenda në shtëpi. I Dërguari i Allahut i tha shërbëtorit:

*"Dil jashtë dhe mësoje atë njeri se si duhet të kërkojë leje. Në fillim të thotë "Es-Selamu alejkum", pastaj të pyesë "A mund të hyj?"*

Personi jashtë që i dëgjoi fjalët e të Dërguarit të Allahut, bëri zë:

"Es-selamu alejkum! A mund të hyj?"

Atëherë, i Dërguari i Allahut i dha leje dhe personi hyri brenda. (Ebu Davud, Edeb, 127)

Meqë banesat e sotme nuk u përngjajnë atyre të kohës së Profetit, kuptohet pa dyshim se, gjatë kërkimit të lejes për të hyrë, është vështirë të dëgjohet në fillim përshëndetja me selam. Prandaj, në ditët tona jemi të detyruar në fillim t'i biem ziles dhe të kërkojmë leje për të hyrë brenda. Ndërkaq dhe krahas kësaj, do të ishte një veprim në përshtatje me traditën profetike që, kur personi që i bie ziles dhe kërkon leje për të hyrë brenda, përballet me të zotin e shtëpisë, në fillim ta përshëndesë me selam.

Veç kësaj, personi që troket në shtëpinë e huaj për të kërkuar leje për të hyrë brenda, duhet ta përsërisë e shumta tri herë këtë veprim dhe, nëse nuk merr përgjigje, nuk duhet të tregohet këmbëngulës. Në ajetin kur'anor urdhërohet:

**"Po qe se në shtëpitë** (ku kërkoni të hyni) **nuk gjeni asnjë njeri, mos hyni gjersa të mos ju japin leje! Po t'ju thonë "kthehuni prapë", kthehuni menjëherë se kjo është më e përshtatshme për ju. Pa dy-**

veprime të shëmtuara para se të kryhen ose para se të teprohen. Ky është shkaku që Islami e ndalon edhe pakicën e gjësë, shumica e të cilës është haram. Duke u mbështetur mbi këtë urtësi e ka ndaluar Islami edhe sasinë më të vogël të pijeve alkoolike, sasi e cila nuk është dehëse. Edhe këtu, me anë të një kërcënimi të ashpër, është dashur të parandalohet veprimi i shëmtuar i vëzhgimit dhe i survejimit të shtëpive dhe mjediseve intime të njerëzve.





**shim, Allahu e di drejtësisht se çfarë bëni!"** (en-Nur, 24/28)

Edhe Profeti ynë (s.a.v.s.) ka thënë: *"Kërkimi i lejes bëhet tri herë. Po të të japin leje për të hyrë, hyr, po të të mos japin, kthehu prapë!"* (Buhari, Isti'zan, 13) Megjithëkëtë, nuk ka ndonjë të keqe nëse personi, duke pandehur se nuk e kanë dëgjuar ata që ndodhen brenda, të trokasë në portë më gjatë.

Nuk është e pëlqyeshme që, gjatë kërkimit të trokitjes, rënies së ziles dhe kërkimit të lejes për të hyrë brenda, pyetjes "kush jeni" t'i jepet përgjigje e papërcaktuar në formën "unë" ose "unë jam", sepse edhe nëse kërkuesi i lejes është i njohuri i të zotërve apo njerëzve të asaj shtëpie, ekziston mundësia që, ndonjëherë, të mos njihet nga zëri. Prandaj, kur nga brenda bëhet pyetja "kush është" "ose kush je ti" apo "kush jeni ju", me këtë kërkohet nga i ardhuri një e dhënë minimale njohjeje, prandaj, përgjigje të tilla, si "unë", "jam unë", "një person", "një rob i Zotit", "një i njohuri juaj", janë të pamjaftueshme. Në lidhje me këtë specifikë, ky rivajet na e tërheq vëmendjen haptazi. Xhabiri (r.a.) tregon: "Shkova te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe trokita në derë. Ai pyeti:

*"Kush është?"*

"Unë jam!" – Iu përgjigja. I Dërguari i Allahut tha duke përsëritur përgjigjen time:

*"Unë jam! Unë jam!"*

Siç duket, nuk i kishte pëlqyer përgjigjja ime!" (Buhari, Isti'zan, 17)[1]

Kurse në disa rivajete (rrëfime) të tjera, vihet re se pyetjes së Profetit,

---

1. Në kritikën e këtij hadithi, kritikët kanë dhënë edhe këtë kuptim sinjifikativ: "Profeti nuk mbeti i kënaqur nga përgjigjja "unë" e Xhabirit, sepse në fjalën "unë" (ego) ka egoizëm, krenari dhe mendjemadhësi!" Duke u nisur nga kuptimi i këtij hadithi, poeti, Hirësia Mevlana tregon një histori të tillë: *"Shkoi dikush dhe trokiti në portën e mikut, e njeriut të vet më të dashur. Miku dhe i dashuri pyeti nga brenda: "O person i besueshëm, kush je?" I ardhuri iu përgjigj: "Unë jam!" Atëherë, miku dhe i dashuri i tha nga brenda: "Shko! Nuk është koha për ty të hysh brenda! Në këtë sofër të mirash nuk ka vend për njeri të papjekur!" Ç'mund ta pjekë tjetër njeriun e papjekur përveçse zjarrit të ndarjes dhe largimit? Ç'mund ta shpëtojë tjetër atë nga dyfytyrësia? Dhe, kështu, njeriu i shkretë u kthye prapë, ra rrugëve për një vit me radhë, u dogj e u përvëlua nga ndarja prej mikut dhe të dashurit. I pasionuari i djegur u poq në zjarrin e ndarjes, u kthye sërish dhe nisi të përsillej rreth shtëpisë së mikut dhe të dashurit. Dhe trokiti në derë pasi u mendua gjatë, qindra herë me frikë dhe drojë që të mos thotë ndonjë fjalë që do ta prekte mikun. Miku dhe i dashuri pyeti nga brenda: "Kush është ai që troket në portë?" Njeriu jashtë iu përgjigj: "O ti që ma ke rrëmbyer zemrën! Prapë, ti je ai që po troket në portë! Atëherë, miku dhe i dashuri iu përgjigj kështu: "Meqë tani "ti" je "unë", o ti që je "unë", o ti që je vetja ime, hyr brenda! Kjo shtëpi është e ngushtë, prandaj s'ka vend për dy "unë"! Po qe se filli që duhet të futet në gjilpërë përbëhet prej dy fijesh, ato përdridhen dhe nuk futen. Meqë ti tashmë je një, eja, kalo nëpër këtë gjilpërë!"* (Mesnevi, dyvargshet 3052-3064)

"kush është", disa sahabe i janë përgjigjur duke treguar emrin: "Jam unë, filani!" (Buhari, Rikak, 13) Prandaj, edhe kur të trokasim në shtëpinë tonë, duhet të përgjigjemi në atë mënyrë që ta bëjmë krejt të qartë se kush jemi.

Siç kuptohet nga të gjitha këto rivajete dhe vlerësime, muslimani, veçanërisht duke hyrë në shtëpinë e huaj, duhet të respektojë rregullat e posaçme të edukatës dhe etikës, t'ia bëjë të ditur qartë të zotit të shtëpisë se kush është dhe të kërkojë leje për të hyrë. Sjellja e kundërt me këtë nuk i ka hije muslimanit!

Krahas kësaj, edhe brenda shtëpisë, kur njëri nga pjesëtarët e familjes hyn në dhomat e tjera, duhet të respektojë rregullat etike përkatëse. Për shembull, në ajetin kur'anor në vijim bëhet e qartë se, gjatë orëve të caktuara të ditës, fëmijët dhe shërbëtorët nuk munden të hyjnë pa leje në dhomën e gjumit të të zotit të shtëpisë:

**"O ju që keni besuar! Personat** (skllevërit dhe skllavinjat, shërbëtorët dhe shërbëtoret) **që ndodhen nën urdhrin tuaj si dhe fëmijët tuaj të mitur duhet të marrin leje për të hyrë tek ju në këto tri kohë: para namazit të agimit, pas dreke kur jeni zhveshur për të pushuar dhe pas namazit të jatsisë. Këto janë tri kohë kur ju mund të ndodheni në gjendje intime. Kurse jashtë këtyre tri kohëve nuk ka ndonjë të keqe as për ata e as për ju që të hyni tek njëri-tjetri!"** (en-Nur, 24/58)

Kurse detyrimin e fëmijëve të rritur që e kanë arritur moshën e pubertetit për të marrë leje, ashtu si edhe të mëdhenjtë, sa herë që dëshirojnë të hyjnë, Kur'ani i Shenjtë e deklaron kështu: **"Kur fëmijët tuaj të arrijnë moshën e pjekurisë (seksuale), duhet të kërkojnë leje për të hyrë ashtu si edhe të mëdhenjtë!"** (en-Nur, 24/59)

Ky rivajet (rrëfim) është mjaft sqarues për sa i përket kuptimit të çështjes. Dikush shkoi te Profeti dhe e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut! A duhet të marr leje edhe nga nëna ime kur të hyj brenda?"

*"Po!"* – Iu përgjigj i Dërguari i Allahut.

"Mirë, po unë banoj së bashku me të!" – Tha personi.

*"Megjithatë, duhet të marrësh leje!"* – I tha i Dërguari i Allahut.

"Por unë jam shërbëtori i saj i përditshëm!" – Tha personi.

*"Duhet të marrësh leje! A dëshiron ta shohësh atë të zhveshur?"* – E pyeti i Dërguari i Allahut.

"Jo!" – Iu përgjigj personi.

*"Atëherë, merr leje prej saj!"* – I tha i Dërguari i Allahut. (Muvatta, Isti'zan, 1)

Si përfundim, edhe njerëzit e afër të gjakut dhe pjesëtarët e familjes duhet të tregohen të kujdesshëm kur dëshirojnë të hyjnë në shtëpinë ku banojnë së bashku dhe veçanërisht në dhomat e njëri-tjetrit, duhet të mos e nënvleftësojnë marrjen e lejes në mënyrën më të përshtatshme!

## E. ETIKA E PERSHENDETJES (SELAM)

**"Kur t'ju përshëndesin me një selam (përshëndetje), pranojeni më të mirën ose kthejeni përshëndetjen po me atë që morët!"**

en-Nisa, 4/86

Njëri nga mjetet e afërsisë, dashurisë dhe respektit reciprok që feja islame përpiqet të formojë mes besimtarëve, është edhe shkëmbimi i selamit ose përshëndetjes. Këtë specifikë, Profeti ynë (s.a.v.s.) e ka shprehur kështu: *"Po të mos besoni, nuk hyni dot në xhennet dhe po të mos e doni njëri-tjetrin, do të thotë se nuk besoni. A t'ju tregoj një veprim që, kur ta kryeni, do ta doni njëri-tjetrin? Përhapeni selamin mes jush!"* (Muslim, Iman, 93)

Fjala "selam" (shpëtim, paqe) do të thotë shpëtim nga shqetësimet e kësaj bote dhe të jetës së pasme, ahiretit, arritje e paqes dhe shëndetit. Kështu që, duke e përshëndetur njëri-tjetrin me selam, besimtarët dëshirojnë dhe kërkojnë lumturinë e kësaj bote dhe të ahiretit. Siç e bën të ditur hadithi i sipërpërmendur, shkëmbimi i përshëndetjes me selam ka të bëjë shumë afër me ekzistencën e dy të vërtetave, siç janë besimi dhe dashuria që konsiderohen burim i qetësisë dhe prehjes. Në të njëjtën kohë, **"es-Selam"** është një nga emrat e bukur të Allahut, që do të thotë se Allahu s'ka asnjë të metë, se i shpëton robtë e vet nga çdo lloj rreziqesh dhe i nxjerr në paqe, si dhe i përshëndet me selam (paqe) robtë e vet fatbardhë në xhennet.

Përshëndetja me selam bart një cilësi parrulle mes muslimanëve. Për këtë aludohet në ajetin kur'anor ku urdhërohet: **"Atij që ju jep selam mos i thoni "ti s'je besimtar"!"** (en-Nisa, 4/94) Veç kësaj, kuptohet se selami që i japin në këtë botë besimtarët njëri-tjetrit ose me të cilin e përshëndesin njëri-tjetrin, do të jetë efektiv dhe do të veprojë edhe në jetën e pasme, ahiret, madje, në ahiret, besimtarëve do t'u jepet selam nga ana e Allahut dhe engjëjve. Në disa ajete lidhur me këtë temë, është bërë e ditur kështu:

**"Atje** (në xhennet) **ata nuk do të dëgjojnë ndonjë fjalë të kotë, por vetëm fjalën "selam"!"** (Merjem, 19/62)

**“Për ta ka selam edhe nga Zoti i tyre shumë mëshirues!”** (Jasin, 36/58)

**“Engjëjt do të hyjnë pranë tyre nga të gjitha portat dhe do t’u thonë: “Paqe juve që duruat!”** (er-Rad, 13/23-24)

Sipas Sunnetit, traditës së të Dërguarit të Allahut, selam jepet me shprehjet “es-selamu alejkum” ose “es-selamu alejke” kurse përgjigjja bëhet me shprehjet “ve alejkumu’s-selam” ose “ve alejke’s-selam”. Veç kësaj, vihet re se, në fund të këtyre shprehjeve bëhet shtesa “ve rahmetullahi ve berekatuhu”. Kurse përshëndetjet e popujve ndjekës të feve të tjera janë, përgjithësisht, disa shenja. Për shembull, përshëndetja e krishterëve është vënia e dorës para goje, përshëndetja e hebrenjve është bërja e një shenje me gisht ose përkulja e mesit dhe e kokës, përshëndetja e zoroastrianëve është përkulja. Arabët e periudhës paraislamike përshëndesnin me shprehjet “mirëmëngjes”, “ju (të) qoftë dita e mbarë”, “mirëmbrëma”, etj. Këto janë shprehje ose të njëjta, ose të ngjashme me ato që përdorim edhe ne sot. Në të vërtetë, këto shprehje nuk kanë ndonjë përmbajtje të keqe. Vetëm se nuk mund ta zënë vendin e selamit të urdhëruar nga Islami. Ajo çka i ka hije muslimanit është të veprojë në përputhje me formën dhe etikën e përshëndetjes së sjellë nga Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë.

Në fenë tonë është shpjeguar nga Profeti se kush duhet të përshëndesë, kë duhet të përshëndesë dhe si duhet të përshëndesë.

*“Më i vogli duhet t’i japë selam më të madhit, ai që ndodhet kaluar duhet t’i japë selam atij që ecën në këmbë, ai që ecën duhet t’i japë selam atij që ndodhet ndenjur, grupi i vogël duhet t’i japë selam grupit të madh!”* (Buhari, Isti’zan, 5-6)

Kur përballen njerëz të së njëjtës gradë dhe moshë, kush të japë selam më parë, del më i fituar. Në hadithin profetik është deklaruar kështu se ai që jep selam më parë, do të jetë më i çmuar: *“Më i pëlqyeshmi dhe më i afërti i njerëzve pranë Allahut është ai që jep selam më parë!”* (Ebu Davud, Edeb, 133)

Personi i cili hyn në një kuvend ku ndodhen muslimanë, duhet t’i përshëndesë me selam ata edhe kur hyn, edhe kur del. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) porosit:

*“Kur dikush nga ju hyn në një kuvend, të japë selam. Edhe kur të dëshirojë të ngrihet nga kuvendi, të japë selam. Selami që jep më parë nuk është më i çmuar se selami që jep më pas!”* (Ebu Davud, Edeb, 139)

Siç porositet në sunnetin, traditën e Profetit tonë, personi i cili ndodhet në një zonë banimi muslimane, duhet ta përshëndesë me selam këto që takon pavarësisht nëse e njeh apo jo. Kështu, njohja dhe afrimi reciprok mes dy muslimanëve që nuk e njohin njëri-tjetrin, sigurohet, para së gjith-

ash, me anë të përshëndetjes me selam. Sepse, në sajë të selamit, që të dy takohen në pikën më të madhe të përbashkësisë, në fatbardhësinë e qenies vëllezër muslimanë. Për këtë arsye, përshëndetja me selam e të gjithë muslimanëve është nxitur dhe inkurajuar në shumë hadithe të Profetit. Siç transmeton Abdullah bin Amr bin As-i (r.anhuma.), një njeri e ka pyetur të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.):

"Cila është veçoria më e mbarë dhe më e dobishme e Islamit?"

*"Të ushqesh dhe t'i japësh selam çdokujt që njeh e që nuk njeh*!" – I është përgjigjur Profeti. (Buhari, Iman, 20)

Edhe në një hadith (rivajet) të transmetuar nga Abdullah bin Omeri, Profeti ka porositur: *"Përhapeni dhe përgjithësojeni selamin, ushqejini të varfërit dhe, kështu, bëhuni vëllezër siç ju ka urdhëruar Allahu i Madhnueshëm!"* (Ibni Maxhe, Et'ime, 1)

Shkëmbimi i përshëndetjeve me selam mund të mos paraqesë vështirësi në vendet me dendësi popullsie të ulët ose ku e tërë popullsia është muslimane. Por në vendet me dendësi të madhe dhe ku jomuslimanët përbëjnë një shumicë të konsiderueshme, duket si e pamundur t'i jepet selam çdokujt. Megjithëkëtë, personi (musliman) duhet të bëjë përpjekje për ta zbatuar traditën profetike të përshëndetjes duke u dhënë selam, sipas mundësive, të gjithë personave me të cilët banon apo punon në të njëjtat mjedise.

Duhet përfituar edhe nga mundësitë më të vogla për ta përhapur dhe përgjithësuar përshëndetjen me selam. Nuk duhet treguar përtaci dhe nënvleftësim për ta përsëritur selamin me dikë edhe pas një kohe apo largësie të shkurtër. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë: *"Kur dikush nga ju ta takojë vëllain e fesë, t'i japë selam. Po qe se mes tij dhe tjetrit hyn përkohësisht ndonjë pengesë, si mur, pemë, ose gur (shkëmb) dhe pastaj përsëri takohen, përsëri t'i japë selam!"* (Ebu Davud, Edeb, 135)

Kur dikujt i jepet selam, ai duhet t'i përgjigjet përshëndetjes, me sa të ketë mundësi, ose në të njëjtën masë, ose edhe më bukur. Për shembull, në qoftë se dikush e përshëndet "selamun alejkum", ai ose duhet t'ia kthejë në formë më të gjerë e dashamirëse, "alejkum selam ve rahmetullahi ve berekatuhu", ose, të paktën, "alejkum selam"! Në ajetin kur'anor urdhërohet: **"Kur të përshëndeteni me selam, përgjigjuni me mënyrën më të bukur ose po aq. Pa dyshim, Allahu e bën çdo gjë ashtu siç duhet!"** (en-Nisa, 4/86) Në mënyrë të posaçme, dijetarët fetarë, duke u mbështetur në këtë ajet, kanë konkluduar se dhënia e selamit është sunnet (traditë, respektim me vullnet të lirë i traditës profetike), kurse pranimi dhe kthimi i selamit është *farz kifaje* / *farz i mjaftueshëm* për grupin (domethënë detyrim fetar i formës së mjaftueshme me përgjigjen vetëm nga një person në

emër të grupit), kurse *farz-i ajn* / *farz identik* për individin e vetmuar.

Sipas rrëfimit të Ebu Hurejres (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Allahu i Lartë, pasi e krijoi Ademin (a.s.), e urdhëroi:*

*"Shko e jepu selam atyre engjëjve që janë duke ndenjur dhe dëgjoje me kujdes se si do t7i përgjigjen selamit tënd, sepse i tillë do të jetë selami yt dhe i brezit tënd!"*

*"es-Selamu alejkum!" – U tha Hz. Ademi engjëjve.*

*"es-Selamu alejke ve rahmetullah!"* – Iu përgjigjën engjëjt. Selamit të tij, engjëjt i shtuan *"ve rahmetullah"*. (Buhari, Enbija, 1)

Aisheja (r.anha) ka thënë:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më tha:

*"Ky person është Xhebraili (a.s.), po të jep selam!"*

"Ve alejhi's-selam ve rahmetullahi ve berekatuhu!" – I thashë unë. (Buhari, Bed'u'l-halk, 6)

Veç kësaj, për shkëmbimin e përshëndetjes së zgjeruar "selamun alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu" jepet më shumë shpërblim. Imran bin Husajn (r.anhuma.) tregon kështu:

Te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) erdhi një njeri dhe e përshëndeti:

"es-Selamu alejkum!"

Pasi i Dërguari i Allahut ia ktheu përshëndetjen në të njëjtën mënyrë, njeriu u ul. I Dërguari i Allahut tha:

*"Dhjetë sevape fitoi!"*

Pastaj erdhi një njeri tjetër që përshëndeti:

"es-Selamu alejkum ve rahmetullah!" Edhe i Dërguari i Allahut iu përgjigj me të njëjtën përshëndetje dhe njeriu u ul. I Dërguari i Allahut tha:

*"Njëzet sevape fitoi!"*

Pastaj erdhi një njeri tjetër që përshëndeti:

"es-Selamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu!"

Edhe atë person, i Dërguari i Allahut e përshëndeti me po ato fjalë. Dhe, pasi personi u ul në vend, i Dërguari i Allahut tha:

*"Tridhjetë sevape fitoi!"* (Ebu Davud, Edeb, 131-132)

Njeriu duhet të japë selam jo vetëm kur hyn në mjedise dhe shtëpi të tjera, por duhet t'u japë selam patjetër edhe gruas dhe fëmijëve, pra, famil-

jes së tij, kur hyn në shtëpinë e vet. Ai nuk duhet t'i nënvleftësojë njerëzit e vet duke i lënë pa i përshëndetur me selam! Enesi (r.a.) ka thënë kështu:

I Dërguari i Allahut më tha:

*"Vogëlushi im! Kur të hysh te familja jote, jepu selam që ti dhe familja jote të begatoheni!"* (Tirmidhi, Isti'zan, 10)

Edhe në ajetin kur'anor urdhërohet: **"Kur të hyni në shtëpitë tuaja, jepuni vetes tuaj dhe atyre që ndodhen aty selam si urim jete i bekuar dhe i bukur nga ana e Allahut!"** (en-Nur, 24/61) Madje, sipas këtij ajeti, edhe sikur në shtëpi të mos ketë njeri, personi duhet ta përshëndesë me selam vetveten. Ndërkaq, selami që duhet dhënë në këto kushte, është kështu: "es-selamu alejna ve ala ibadil'lahi's-salihin". (Muvatta, Selam, 8)

Kur muslimani takohet me jomuslimanë, nuk duhet t'u japë selam; në qoftë se ata i japin selam, duhet t'u përgjigjet: "ve alejkum". I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka porositur: *"Hebrenjve dhe krishterëve mos u jepni ju selam më parë!"* (Muslim, Selam, 13) Sahabet e kanë pyetur Profetin:

"Ndjekësit e Librit na japin selam neve; si ta pranojmë selamin e tyre?"

*"U thoni: "Ve alejkum!"* – U është përgjigjur Profeti. (Muslim, Selam, 7)

Kjo ngjarje e rrëfyer nga Aisheja (r.anha) e parashtron fare qartë shkakun e këtij qëndrimi që duhet mbajtur ndaj mohuesve. Ajo thotë kështu: "Tek i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) hyri një grup hebrenjsh që e përshëndetën: "es-Samu alejkum / Vdekje ty!" Unë e dallova menjëherë se ç'deshën të thoshin dhe iu përgjigja: "es-Samu alejkum ve'l-lanetu / Vdekja dhe mallkimi rëntë mbi ju!" I Dërguari i Allahut më ndërhyri:

*"Mos u ngut, Aishe! Allahut i pëlqen të ndërhyhet me butësi në çdo punë!"*

"O i Dërguari i Allahut! A nuk e dëgjove se ç'thanë?" – I thashë unë.

*"Edhe unë u thashë: "Ve alejkum / Edhe juve!"* – M'u përgjigj i Dërguari i Allahut." (Buhari, Edeb, 35)

Selam mund t'i jepet vetëm një grupi ku, bashkë me muslimanë, ndodhen edhe jomuslimanë. Sepse Profeti ynë është takuar me një grup të përbërë prej muslimanësh, politeistësh dhe hebrenjsh dhe i ka përshëndetur me selam. (Buhari, Isti'zan, 20)

Veç kësaj, është e lejueshme fetarisht (xhaiz) që një grua t'i japë selam një burri dhe një burrë t'i japë selam një gruaje me kusht që në këtë mes të mos ekzistojë frika e keqkuptimit ose e intrigës. Kështu ka ndodhur që Profeti ka përshëndetur me selam një grup grash që po rrinin në faltore (Tirmidhi, Isti'zan, 9). Po kështu, të Dërguarin e Allahut e ka përshëndetur me




selam vajza e të ungjit, Ummu Haní. (Muslim, Musafirin, 82) Gjithashtu, vëmë re se disa sahabe i kanë dhënë selam një gruaje që u ka shërbyer. (Buhari, Isti'zan, 16)

Edhe fëmijët duhen përshëndetur me selam. Ndër rivajetet (rrëfimet) e sahabeve, ka të tilla që tregojnë se Profeti u ka dhënë selam fëmijëve dhe se nuk e ka nënvleftësuar këtë gjë. Për shembull, Enesi (r.a.) i cili, duke filluar qysh i vogël, i pati shërbyer për një kohë të gjatë Profetit, kur takohej me fëmijë, i përshëndeste me selam dhe thoshte: "Kështu bënte edhe i Dërguari i Allahut!" (Buhari, Isti'zan, 15)

Përgjithësisht, janë një sërë situatash kur nuk duhet dhënë selam, të cilat mund t'i përshkruajmë kështu:

- Nuk u jepet selam atyre që janë duke kryer nevojën e madhe ose të vogël, atyre që janë duke kryer veprime të shëmtuara, si duke pirë pije alkoolike ose duke luajtur bixhoz.

- Veçanërisht nuk është e përshtatshme të merret dhe jepet selam gjatë marrjes së abdestit, gjatë namazit dhe gjatë këndimit të Kur'anit.

## F. ETIKA E TOKJES SE DUARVE

**"Po qe se dy muslimanë që takohen, tokin duart, iu falen mëkatet para se të ndahen."**

Ebu Davud, Edeb, 142

Një nga gjërat e bukura që porosit Islami, është edhe që muslimanët, kur të përballen me njëri-tjetrin, pasi të përshëndeten me selam, të tokin duart. Prandaj, t'ia kthesh shpinën atij që ta zgjat dorën për t'u tokur duke mos iu përgjigjur gjestit mirëdashës të tij, konsiderohet si qëndrim dhe veprim i kundërt me edukatën dhe etikën. Kështu, në një hadith profetik, tokja e duarve është vlerësuar si plotësim i shkëmbimit të përshëndetjes (selamit). (Tirmidhi, Isti'zan, 31) Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është takuar dhe tokur me këdo që i është drejtuar, nuk e ka tërhequr dorën pa e tërhequr më parë tjetri përballë dhe nuk ia ka kthyer shpinën personit (nuk është larguar nga personi me të cilin është takuar) pa ia kthyer ai më parë. (Tirmidhi, Kiamet, 46)

Profeti i ka këshilluar dhe porositur muslimanët veçanërisht që të token, me këto fjalë:

*"Po qe se dy muslimanë që takohen, tokin duart, e falenderojnë Allahun dhe i luten që t'i falë, që të dy falen."* (Ebu Davud, Edeb, 142)




Falja e cila përmendet këtu, përfshin mëkatet e vogla me përjashtim të mëkateve të shkeljes së të drejtave të personit. Fakti që është dhënë një përgëzim i tillë për një veprim në dukje si pa ndonjë mundim, tregon se sa i rëndësishëm është ai veprim. Në të njëjtën mënyrë, sipas fesë sonë, një fjalë e mirë (Ibni Hanbel, II, 316), madje edhe një buzëqeshje, shënohet si sadaka për besimtarin që i bën. (Tirmidhi, Birr, 36) Sepse dashuria dhe miqësia mes njerëzve shtohen e forcohen në sajë të vetive dhe virtyteve të tilla.

Përveç tokjes së duarve, në Islam janë xhaiz (lejohen) edhe përqafimi (muanaka) veçanërisht me shokë dhe miq që vijnë nga larg si dhe, sipas rastit, puthja e dorës dhe e ballit. Hz. Aisheja bën të ditur se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka pritur Zejd bin Harithenë që ka ardhur në Medinë nga jashtë, e ka përqafuar dhe e ka puthur. (Tirmidhi, Isti'zan, 32)

Gjithashtu, i Dërguari i Allahut e ka përqafuar dhe puthur në mes të ballit Xhaferin (r.a.) kur është kthyer nga Abisinia. (Ibni Hisham, III, 414)

Veç kësaj, siç na e bën të ditur Ibni Omeri, i ka lejuar sahabet që kanë dashur t'ia puthin dorën. (Ebu Davud, Xhihad, 96; Edeb, 148) Me të vërtetë, kjo ngjarje e transmetuar nga Safvan bin Assal (r.a.) tregon se puthja e dorës është një sjellje e përshtatshme nëse bëhet me vend.

Një çifut i tha shokut të vet çifut:

"Na ço te ai profeti!"

"Kurrsesi mos i thuaj profet atij, – e paralajmëroi shoku, - se po ta dëgjojë se i the kështu, gëzohet shumë dhe i qeshin sytë!"

Pastaj shkuan te i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe e pyetën për nëntë urdhrat e hapur (të përbashkët për muslimanët dhe çifutët). I Dërguari i Allahut u dha këtë përgjigje:

"Mos i bëni shok Allahut askënd dhe asgjë, mos vidhni, mos bëni kurvëri, mos bëni vrasje pa të drejtë, gjë që e ka ndaluar (e ka bërë haram) Allahu, mos e çoni te nëpunësi i shtetit për ta vrarë njeriun e pafajshëm, mos bëni magji, mos hani faiz, mos e akuzoni gruan e ndershme për pandershmëri, mos dezertoni nga fronti. Si edhe veçmas për ju, çifutët, mos e shkilni ndalimin e ditës së shtunë!"

Pas kësaj, ata, duke ia puthur duart e këmbët të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), i thanë:

"Dëshmojmë se ti je profet i vërtetë!"

I Dërguari i Allahut i pyeti:

"Atëherë, ç'ju pengon që të më ndiqni mua?"

Ata iu përgjigjën:









“Daudi (a.s.) i lutej vazhdimisht Zotit që të ndodhej vazhdimisht një profet nga barku i tij. Po qe se lidhemi pas teje, kemi frikë se çifutët do të na vrasin!” (Tirmidhi, Isti’zan, 33)

Nën dritën e këtyre rrëfimeve, dijetarët tanë kanë thënë se dikujt mund t’i puthet dora për devocionin e tij, për diturinë dhe nderin e tij, si dhe për drejtësinë dhe ndershmërinë e tij. Por nuk është me vend që dikujt t’i puthet dora për pasurinë apo për vlerat e tjera materiale që zotëron. (Ibni Haxher, *Fet’hu’l-Bari*, XI, 57)

Por nuk është e lejueshme (xhaiz) që meshkujt dhe femrat pa lidhje intimiteti mes tyre të tokin duart apo t’ia puthin duart njëri-tjetrit. Kështu, Profeti (s.a.v.s.) është shmangur me përparësi nga tokja e duarve me gratë gjatë marrjes së besës prej tyre (Buhari, Talak, 20) dhe ka thënë *“unë nuk tokem me gratë”*. (Ibni Maxhe, Xhihad, 43) Mirëpo në ditët tona vihet re se disa muslimanë që u përshtaten disa zakoneve dhe traditave të gabuara por që kanë zënë rrënjë, nuk sillen me kujdesin dhe korrektesën e duhur në këtë drejtim. Kurse ajo çka u ka hije muslimanëve, është ta ndjekin sunnetin e Profetit i cili është shembulli më i bukur për ne në çdo drejtim.

## G. ETIKA E FJALES DHE E BISEDES

> **“Mos e thuaj fjalën për të cilën më pas do të jesh i detyruar të kërkosh falje!”**
>
> Ibni Maxhe, Zuhd, 15

Të folurit është një favor i madh hyjnor i cili siguron komunikimin midis njerëzve, mirëkuptimin, afrimin dhe dashurinë midis tyre. Me fjalë të tjera, mendimet dhe ndjenjat, kërkesat dhe dëshirat, njerëzit i shprehin në shumicën e herës me anë të të folurit. Gjuha dhe mënyra e të folurit edhe mund ta bëjnë njeriun të suksesshëm në jetë, edhe mund ta çojnë në disfatë. Për më tepër kujdesi për ta ruajtur gjuhën është përmendur ndër pretekstet e fitimit të xhennetit. Profeti ynë, i Dërguari i Madh, thotë kështu:

*“Atij më jep fjalën se do t’i ruajë atë që ka mes nofullave (gjuhën) dhe nderin, edhe unë do t’i jap fjalën për në xhennet!”* (Buhari, Rikak, 23)

Kur e kanë pyetur të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) se *kush është më i virtytshëm*, është përgjigjur:

*“Personi, në gjuhën dhe dorën e të cilit muslimanët kanë siguri!”* (Buhari, Iman, 4-5)

Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, ka vënë një sërë rregullash lidhur





me etikën e të folurit, të cilat mund t'i radhisim kështu:

1) Duhet biseduar në mënyrë të kuptueshme sipas nivelit të bashkëbiseduesit dhe, kur është e domosdoshme, shprehjet që konsiderohen të rëndësishme, duhen përsëritur. Me të vërtetë, këto cilësime të sahabeve mbi Profetin i cili bisedonte me një stil të qartë e të rrjedhshëm, janë mjaft me rëndësi:

"E folura e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) ishte aq e qartë sa mund ta kuptonte fare lehtë çdo dëgjues!" (Ebu Davud, Edeb, 18)

"Kur fliste i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), kush dëshironte mund t'ia numëronte fjalët!" (Buhari, Menakib, 23)

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i përsëriste tri herë fjalët dhe fjalitë që dëshironte të kuptoheshin mirë!" (Tirmidhi, Menakib, 9)

Disa herë mund të duhet që një fjalë të përsëritet me qëllim që të kuptohet mirë nga bashkëbiseduesi. Për këtë arsye, në Kur'anin e Shenjtë, ngjarjet me interes të veçantë janë përsëritur disa herë duke u mbështetur mbi rëndësinë e tyre. Për shembull, kundërshtimi i shejtanit ndaj urdhrit hyjnor për të mos bërë sexhde është përmendur në shtatë vende, kurse gjendja e magjistarëve që i besuan Musait (a.s.) është përmendur në katër vende.

Kur drejtonte faljen e namazit, Profeti ynë i përsëriste dy apo tri herë ajetet me interes të veçantë. Ndodhte që, kur u jepte sahabeve porosi ose kur ua tërhiqte vëmendjen, t'i përsëriste disa shprehje. Edhe në bisedat e miqve të Allahut mund të hasen shpesh përsëritje të tilla. Vetëm se kjo duhet të bëhet me synim sugjerimi, s'duhet të jetë e mërzitshme dhe të përshtatet me nivelin e xhemaatit, pjesëmarrësve.

Ndërkaq, zhvillimi i një bisede në kuvende ku s'ndodhet askush që mund ta kuptojë atë bisedë, s'është gjë tjetër veçse shpenzim i kotë fryme. Sepse, siç ka thënë edhe Mesh'huriu, "i mençuri nuk flet gjersa ta gjejë vendin ku duhet folur"!

2) Është ndaluar me rreptësi pretenciozitei për erudicion dhe zhvillimi i bisedave artificiale me qëllim për ta treguar veten mbi të tjerët ose t'u flitet të tjerëve me fjalë që s'i kuptojnë. Profeti ynë i dashur ka theksuar:

*"Pa dyshim, Allahu i Lartë i përbuz ata njerëz të cilët, ashtu siç e përtypin kafshët e trasha barin duke e përsjellur nëpër gojë, mbahen se dinë shumë duke i vërtitur fjalët nëpër gojë!"* (Ebu Davud, Edeb, 94)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i cili e kishte për detyrë ta deklaronte të drejtën dhe të vërtetën, kurrë s'pati bartur frikë shprehjeje artistike në bisedat e veta. Profeti ynë i dashur ka biseduar me ndjenja krejt të pastra,

mbushur plot me ndjenjat e dhembshurisë dhe mëshirës dhe me shprehjet më të natyrshme të shpirtit. Në këtë mënyrë, fjalët e tij të bekuara kanë qenë me një bukuri krejt të veçantë dhe brenda kuadrit të një edukate të mirë që i kishte hije autoritetit të tij!

3) Nuk duhet biseduar me zë të lartë dhe duke bërtitur. Nuk është e drejtë t'i bërtitet tjetrit në sy sikur të ishte shurdh ose të flitet me një ton të zemëruar sikur po bën grindje. Përvetësimi i një stili të matur, delikat e të hijshëm është gjithmonë rruga më e qëlluar. Sipas shprehjes së Kur'anit të Shenjtë, Lukmani (a.s.) ia përshkruan kështu të birit këtë metodë: **"**(O bir) **Ec në mënyrë të natyrshme dhe ule zërin. Mos harro se zëri më i shëmtuar është zëri i gomarit!"** (Lukman, 31/19) Kurse në një ajet tjetër thuhet:

وَقُلْ لِعِبَادِى يَقُولُوا الَّتِى هِىَ اَحْسَنُ

**"Thuaju robve të mi të flasin me fjalët më të bukura!"** (el-Isra, 17/53)

Madje, Allahu i Lartë, duke e dërguar Hz. Musanë me të vëllanë Harun tek Faraoni, i ka kërkuar që ta paralajmëronin atë me fjalë të buta (Taha, 20/43-44), ka urdhëruar që edhe sikur bashkëbiseduesi të jetë qafir, të përdoret ndaj tij një stil i bukur ashtu siç e kërkon edukata dhe etika. Edhe në një hadith profetik deklarohet se me një fjalë të bukur që mund të thuhet, mund të shpëtohet nga mundimi i xhehennemit:

*"Ruhuni nga xhehennemi qoftë edhe duke dhënë një gjysmë hurmaje! Kurse ai që nuk e gjen dot as këtë, (të paktën) të ruhet nga xhehennemi me një fjalë të mirë!"* (Muslim, Zekat, 68)

4) Eshtë ndaluar që dy vetë, duke e përjashtuar të tretin që ndodhet mes tyre, të mërmërisin me njëri-tjetrin me zë të ulët që të mos i dëgjojë i treti. Shkurt, është e ndaluar që, kur janë tre vetë, dy prej tyre nuk mund të flasin fshehtas të tretit. Profeti ynë bën të ditur se një sjellje e tillë mund të bëhet shkak që personi i tretë i mbetur vetëm, të dëshpërohet. (Buhari, Isti'zan, 47) Kurse një musliman i formuar nuk dëshiron të sillet në atë mënyrë që ta prekë dhe dëshpërojë vëllanë besimtar!

5) Po qe se në një kuvend diskutohet ndonjë çështje ose bëhet një pyetje për të cilën pritet përgjigje, e drejta e fjalës i takon, në radhë të parë, më të madhit në atë kuvend. Krahas tij, edhe të tjerë mund të shfaqin mendime në përshtatje me edukatën dhe etikën kur të jetë me vend. Kështu pati ndodhur një herë që, për ta treguar një ngjarje, e pati marrë fjalën më i vogli në moshë në atë kuvend, Abdurrahman bin Sehli. Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) ia pati tërhequr vëmendjen me këto fjalë: *"Lërua fjalën të më-*

*dhenjve, lërua fjalën të mëdhenjve!"* Dhe, pastaj, ngjarjen e patën rrëfyer më të mëdhenjtë në kuvend. (Buhari, Xhizje, 12)

Abdullah bin Omer tregon kështu: "Një ditë, i Dërguari i Allahut u tha sahabeve:

*"Më tregoni një pemë që i përngjet besimtarit!"*

Të pranishmit filluan t'i përmendnin me radhë të gjitha pemët ose drurët që ndodheshin në shkretëtirë. Zemra ma ndjeu se ishte fjala për drurin e hurmës dhe desha ta them. Mirëpo, meqë aty ndodheshin më të mëdhenj se unë, u drojta të flisja. Por kur ata s'e dhanë dot përgjigjen e duhur dhe heshtën, Profeti tha se ishte pema e hurmës!" (Muslim, Munafikin, 64)

6) Duhet folur pak dhe me rrënjë, duhet shmangur nga hollësitë e panevojshme. E shprehur ndryshe, duhet bërë zakon që të mos flitet shumë, por që të flitet me vend dhe me masë. Duke përmendur vetitë e zgjedhura të besimtarëve, Allahu i Lartë thotë:

**"Ata që ua kthejnë shpinën fjalëve dhe punëve boshe!"** (el-Mu'minun, 23/3)

Gjithashtu, Allahu i Lartë e cilëson si perversitet dhe mëkat preokupimin me fjalë të panevojshme. (Lukman, 31/6)

Kurse Profeti tërheq vëmendjen mbi këtë çështje me këto hadithe:

*"Mos flisni shumë pa e përmendur Allahun! Thënia e fjalëve të shumta jashtë përmendjes së Allahut e ngurtëson zemrën. Dhe nuk ka dyshim se zemërngurtët janë ata që ndodhen më larg Allahut!"* (Tirmidhi, Zuhd, 62)

*"Nëse dikush e lë gjënë që nuk i intereson nga afër, do të thotë se ai është musliman!"* (Tirmidhi, Zuhd, 11)

Poeti turk me origjinë nga Dukagjini, Jahja, e shpreh kështu poetikisht se ata që flasin shumë, bëjnë shumë gabime:

Tek njerëzit e gojës është një fjalë e urtë:
Kush flet shumë, bën gabime plot...

7) Duhet shmangur me forcë nga bisedat pa asnjë dobi materiale apo shpirtërore, përkundrazi, të dëmshme. Sepse:

**"Njeriu nuk thotë dot asnjë fjalë pa patur pranë një engjëll që e vëzhgon, i gatshëm për të shkruar!"** (Kaf, 50/18)

Ky ajet kur'anor tërheq vëmendjen se njeriu do të japë llogari fjalë për fjalë për të gjithë jetën që i është dhuruar. Edhe Profeti (s.a.v.s.) ka thënë kështu:

*"Kush i beson Allahut dhe ditës së ringjalljes, ose të flasë për të mirë,*





*ose të heshtë!"* (Buhari, Edeb, 31, 85)

8) Edhe kur njeriu thotë një fjalë pa e patur krejt të qartë se a është hallall apo haram, e bukur apo e shëmtuar, e mirë apo e keqe, kjo gjë është në kundërshtim me etikën e të folurit. Në hadithin profetik thuhet:

*"Po qe se robi thotë aty për aty një fjalë pa e menduar dhe peshuar mirë, për pasojë, bie në vendin më të largët në mes lindjes dhe perëndimit të xhehennemit!"* (Buhari, Rikak, 23)

Në traditën popullore shqiptare është një fjalë e urtë e tillë:

"Mendo një mijë herë e fol një herë!"

9) Shmangia në marrëdhëniet dypalëshe nga fjalët pa kuptim që e lënë personin në pozitë të vështirë, bart një rëndësi të jashtëzakonshme për vazhdimësinë e miqësisë. Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, ka porositur:

وَلَا تَكَلَّمْ بِكَلَامٍ تَعْتَذِرُ مِنْهُ

*"Mos e thuaj atë fjalë për të cilën pastaj do të të duhet të kërkosh falje!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 15)

10) Besimtari duhet të flasë drejt në të gjitha kushtet, duke u shmangur me forcë nga fjalët e rreme dhe nga lajmet e rreme. I Dërguari i Allahut ka thënë kështu:

*"Kur njeriu ngrihet në mëngjes, të gjitha organet dhe gjymtyrët e tij i kërkojnë gjuhës: "Ki frikë Allahun në mbrojtjen e të drejtave tona! Ne ndëshkohemi vetëm për thëniet e tua! Ne jemi të varur prej teje! Po qe se ti tregohesh e drejtë, edhe ne bëhemi të drejtë! Po qe se ti shtrembohesh dhe del nga rruga, edhe ne bëhemi si ti!"* (Tirmidhi, Zuhd, 61)

Kurse Kur'ani i Shenjtë na bën këtë paralajmërim në të njëjtën kornizë:

**"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe thoni fjalën e drejtë që Allahu t'jua pastrojë punët dhe t'jua falë mëkatet!"** (el-Ahzab, 33/70-71)

11) Një rregull tjetër i etikës së të folurit është që, kur bëjmë fjalë për të ardhmen, të themi "inshaallah", "në dashtë Allahu". Vullneti i pjesshëm i njeriut nuk është shkak i mjaftueshëm për realizimin e diçkaje. E rëndësishme është dëshira volitive e Allahut! Të thuash "inshaallah" duke dëshiruar diçka të së ardhmes, do të thotë të jesh i vetëdijshëm për vullnetin e Allahut dhe të mos njohësh vullnet tjetër mbi vullnetin e tij. Në një ajet kur'anor thuhet kështu: **"Mos thuaj për asgjë "do ta bëj nesër" pa për-**

**dorur shprehjen "inshaallah"!** (el-Kehf, 18/23-24) kurse në një hadith profetik tregohet se, ngaqë Sulejmani (a.s.) nuk tha "inshaallah" për një punë të së ardhmes, nuk iu realizua dëshira. (Buhari, Ejman, 3)

## H. ETIKA E RESPEKTIT DHE VENERACIONIT

**Botën dije Hizër brenda e jashtë;**
**Nëse thua të bëhesh në këtë rrugë i aftë,**
**Banorët e gërmadhave mos i shih keq, asket,**
**Se ka rrënoja që zotërojnë thesare, vërtet!**

Ibrahim Haki Erzurumi

Njerëzit që jetojnë në një shoqëri, paraqesin dallime si përsa u përket mundësive materiale e moralo-shpirtërore që zotërojnë, ashtu dhe përsa i përket gjinisë, seksit. Megjithëkëtë, pavarësisht nga këto dallime, të gjithë janë të barabartë mes tyre përsa i përket qenies njeri. Me një fjalë, respektimi nga individët që janë të detyruar të jetojnë së bashku, i të drejtave të njëri-tjetrit, vazhdimi i jetesës së vet mes mirëkuptimit dhe respektit reciprok, është domosdoshmëri e qenies njeri. Ndërkaq, urdhrat, këshillat dhe porositë e fesë sonë në këtë drejtim e bëjnë çështjen shumë më serioze. Profeti ynë (s.a.v.s.) porosit:

*"Kush nuk tregon mëshirë ndaj të vegjëlve dhe respekt ndaj të mëdhenjve, s'është prej nesh!"* (Tirmidhi, Birr, 15)

Ky hadith profetik vë në shesh se tregimi i mëshirës ndaj të vegjëlve dhe i respektit ndaj të mëdhenjve është cilësia moralo-shpirtërore themelore e muslimanëve. Në ekzistencën dhe vazhdimësinë e një shoqërore, dashuria dhe respekti janë dy parime që bartin rëndësi themelore. Ndërkaq, përsa i përket lidhjes së drejtpërdrejtë me çështjen, kur thuhet respekt dhe veneracion, para së gjithash të vjen ndërmend sjellja e të voglit ndaj të madhit. Prandaj këtu veçanërisht duhet nënvizuar pjesa e dytë e hadithit, e cila është kështu: personi i cili nuk ndjen respekt ndaj të mëdhenjve, personi i cili nuk e mbron nderin e të mëdhenjve si dhe nuk kujdeset për të drejtën e të mëdhenjve, nuk mund të jetë musliman i vërtetë dhe i përplotësuar.

Kurse një hadith tjetër i cili bën thirrje për respekt dhe veneracion ndaj të mëdhenjve, thotë kështu:

*"Të riut i cili tregon respekt ndaj një plaku për nga mosha, kur të plaket vetë, Allahu i jep si favor persona që t'i bëjnë shërbim!"* (Tirmidhi, Birr, 75)





Eshtë një e vërtetë e njohur se ai që është sot i moshuar, dje ka qenë i ri. Gjithashtu, ai që është sot i ri, nesër do të plaket nëse i jep jetë Allahu. Mbajtja gjallë gjatë gjithë brezave e traditës së respektit në shoqëri varet nga respekti i çdo individi të shoqërisë ndaj njerëzve të një brezi më parë vetëm sepse janë më të mëdhenj. Në hadithin si më sipër, Profeti na bën të ditur se ata që tregojnë respekt ndaj të moshuarve, Allahu i Lartë do t'i shpërblejë kur të moshohen dhe plaken, duke u favorizuar persona që t'u bëjnë shërbim. Kuptimi i kësaj është që të rinjtë të cilët tregojnë respekt ndaj të moshuarve, nuk do të mbeten pa u shpërblyer për qëndrimin dhe sjelljen e tyre. sepse respekti nuk pritet, por fitohet. Veç kësaj, në hadith aludohet për faktin që ata të cilët tregojnë respekt ndaj të moshuarve dhe pleqve, do të jenë jetëgjatë.

Prandaj, çdo musliman duhet t'u kushtojë vëmendje atyre që janë në moshë më të madhe se ai, duhet të tregojë respektin e duhur ndaj tyre dhe duhet t'u ofrojë shërbimin që mundet t'u bëjë. Nëse veprohet kështu, forcohen lidhjet e dashurisë dhe respektit mes pjesëve të shoqërisë, brezat e vazhdojnë jetesën e tyre në një mjedis interesimi të ngrohtë e të lumtur.

Muslimani është respektues ndaj gjithë krijesave. Për më tepër, në emër të vetë respektit, ai sillet me respekt edhe ndaj personave imoralë në dukje të padenjë për respekt. Kështu, duke përmendur vetitë e larta të robve të Tij të zgjedhur, Zoti deklaron se ata mbajnë qëndrim të butë edhe ndaj personave që sillen me ta në mënyrë injorante dhe sipas urtësisë "le t'u themi të prapëve nga larg ore ti", u thonë "shkofsh me të mirë" dhe u hapin rrugë. Gjithashtu, fakti që Allahu i Lartë, duke e dërguar Hz. Musanë te Faraoni, e urdhëroi të fliste butë me të, tregon se sjellja me respekt mund ta pakësojë edhe armiqësinë e zemrave më të ngurta dhe t'i bëjë ata më respektues.

Po qe se do të jepnim shembuj lidhur me etikën e tregimit të respektit, do të thoshim se, gjatë gostitjes, duhet filluar nga e djathta dhe nga më i madhi ose se në të njëjtin kuvend, në specifikat ku duhet të flasin të mëdhenjtë, të vegjlit s'duhet të dalin para. Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë (s.a.v.s.) porosit: *"Në ëndërr po pastroja dhëmbët me misvak. Ndërkaq, m'u shfaqën papritmas dy njerëz, nga të cilët, njëri më i moshuar se tjetri. Unë desha t'ia jap misvakun të voglit, por m'u tha "jepja të madhit". Dhe unë ia dhashë të madhit!"* (Muslim, Ru'ja, 19)

Këtu, gjithsesi, meqë të dy personat ndodheshin në të njëjtën anë, Profeti ia zgjati misvakun atij që kishte më pranë, i cili qëlloi të ishte më i vogli në moshë. Atëherë ndërhyri Xhebraili i cili i kërkoi profetit t'ia jepte misvakun më të madhit në moshë. Ndërkaq, fakti që ngjarja ndodh në ëndërr, nuk ndryshon asgjë, sepse ëndrrat e profetëve janë autentike.

Sehl bin Ebi Hasme (r.a.) tregon: “Abdullah bin Sehl dhe Muhajjisa bin Mes’ud, gjatë ditëve të paqes, shkuan në Hajber. Atje u ndanë për të kryer secili punët e veta duke e lënë se ku dhe kur do të takoheshin. Kur Muhajjisa shkoi në vendin e takimit, nuk e gjeti shokun, prandaj u vu ta kërkonte dhe e gjeti në një gropë të vdekur e të gjakosur. Me ndihmën e njerëzve përreth, e nxori nga gropa dhe e varrosi. Pastaj u kthye në Medinë. Kur vëllai i Abdullait, Abdurrahman bin Sehli e mësoi se ç’kishte ndodhur, mori me vete të bijtë Mes’ud, Muhajjisën dhe Huvajjisën dhe shkoi te Profeti. Më i vogli në moshë mes të pranishmëve, Abdurrahmani, filloi ta tregonte ngjarjen. Atëherë, Profeti (s.a.v.s.) ia tërhoqi vëmendjen:

*“Lërua fjalën të mëdhenjve, lërua fjalën të mëdhenjve!”*

Abdurrahmani heshti dhe ngjarjen e treguan të tjerët. (Buhari, Xhizje, 12)

Siç u pa, ngjarjen filloi ta tregonte i vëllai i viktimës, Abdurrahmani, megjithëse ishte më i vogli në moshë mes të pranishmëve, mirëpo, i Dërguari i Allahut, duke tërhequr vëmendjen mbi domosdoshmërinë e respektimit së të drejtës së përparësisë së të mëdhenjve për ta marrë fjalën, i tha atij *t’ua linte fjalën të mëdhenjve*. Kjo është edhe pika që i intereson çështjes sonë.

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) do të pinte diçka, si ujë apo qumësht që i servirej, nuk e pinte të gjithë, por linte një farë sasie që ia jepte personit që i ndodhej në të djathtë. Po qe se në të djathtë do të kishte ndonjë person të vogël a të ri në moshë, i merrte leje dhe ia jepte personit në të majtë. Ky ishte sunneti ose zakoni i tij.

Ndër ata ndaj të cilëve duhet treguar respekt dhe veneracion, krahas më të mëdhenjve në moshë, hyjnë edhe dijetarët dhe hafizët e Kur’anit si dhe sundimtarët e drejtë. Në një hadith thuhet kështu:

*“Respekti ndaj muslimanit të flokë e mjekërthinjur, ndaj hafizit të Kur’anit i cili këndon bukur dhe pa e tepruar si dhe vepron sipas urdhrave të Kur’anit dhe ndaj sundimtarit të drejtë, buron nga respekti dhe veneracioni që ndjehet ndaj Allahut të Lartë!”* (Ebu Davud, Edeb, 20)

Siç rrëfehet nga Xhabiri (r.a.), Profeti (s.a.v.s.) i sistemoi dëshmorët e betejës së Uhudit në mënyrë për t’i shtënë në varr dy e nga dy dhe pyeti:

*“Kush nga këta dinte më shumë Kur’an?”*

Si përfundim, Profeti i vendosi në anën e sipërme dhe në drejtim të kibles ata që ia treguan si njohës më të mirë të Kur’anit. (Buhari, Xhenaiz, 73, 76)

Me këto lloj porosish dhe zbatimesh, Profeti pati tërhequr vëmendjen mbi faktin se respekti ndaj atij që e njihte Kur’anin ishte i vlefshëm dhe i domosdoshëm jo vetëm në të gjallë të atij personi, por edhe pas vdekjes.

Veç kësaj, me ajetin kur'anor, **"a mund të jenë një të paditurit me të diturit"** (edh-Dhumer, 39/9) theksohet se, në kuptim të përgjithshëm, dijetarët janë të denjë për respekt. Prandaj, ndaj dijetarëve duhet treguar respekt sipas gradës dhe duhet mbrojtur respektueshmëria e dijes dhe njerëzve të ditur në shoqëri.

Dijetarët muslimanë dhe njohësit e kulturës shpirtërore të quajtur arifë, kanë shpalosur modelet më të bukura të kësaj. Hirësia Muhammed Parsa, pasi përmendte me radhë emrat e prijësave shpirtërorë të "Vargut të Artë", lutej kështu për të shprehur dashurinë dhe veneracionin për ta:

"Allahu i Lartë na mbajttë gjallë me dashurinë për ta, na e marrtë jetën me këtë dashuri dhe na bashkoftë me ta në ditën e ringjalljes! Për respekt të begatisë së tyre, na ushqeftë ne me pëlqimin, xhennetin dhe bukurinë e Tij!"

Në të vërtetë, personi i ditur nuk humb gjë edhe nëse nuk trajtohet me konsideratën që e meriton. Sepse dituria është një vlerë në vetvete. Ndërkaq, shoqëritë që nuk e njohin rëndësinë e vlerave, nuk munden të prodhojnë vlera të reja dhe e paguajnë shtrenjtë mosmirënjohjen e tyre në këtë drejtim. Kurse në shoqërinë islame, respekti ndaj vlerës është parimor. Çdokujt i jepet pozita për të cilën është i denjë. I padituri kurrë nuk barazvlerësohet me të diturin. Prandaj, për muslimanët, çdo i ditur meriton respekt dhe veneracion. Nga ana tjetër, edhe dijetarët e kanë të detyrueshme ta mbrojnë dinjitetin e pozitës që zënë. Kur shehulislami osman u përkul për t'ia puthur dorën sulltan Abdylhamitit II, fjalët që tha sulltani patën një kuptim të thellë:

"Shehulislam Efendi, ngrijeni kokën! Sepse çallma që keni në kokë, e cila përfaqëson pozitën ku ndodheni, kurrë nuk duhet të përkulet!" (Nexhip Fazëll, f. 16)

Veçanërisht duhet përcaktuar se "të ditur" janë ata që kanë njohuri dhe veprojnë me atë njohuri, domethënë, e vënë në jetë atë që dinë, përndryshe, shndërrohen "në injorantë të ditur"! Për pasojë, në përshtatje me këtë do të jetë konsiderata që do të gëzojnë në shoqëri!

Shkurt, për sa i përket qenies njeri, të gjithë njerëzit kanë të drejta të barabarta, ndërkaq që në shoqëri mund të gëzojnë jo të njëjtin respekt. Në këto kushte, të sillesh ndaj një dijetari si ndaj një injoranti, ndaj një të madhi si ndaj një të vogli, ndaj një qeveritari si ndaj një qytetari të thjeshtë, është një çekuilibër i madh. E drejta më e natyrshme e njeriut është të trajtohet në përputhje me vendin dhe pozitën që ka në shoqëri. Një qëndrim i tillë nuk është diferencim dhe nënvleftësim, por vlerësim i njerëzve sipas nivelit të tyre. Edhe i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

اَنْزِلُوا النَّاسَ مَنَازِلَهُمْ

*“Trajtojini njerëzit sipas postit, pozitës dhe nivelit që kanë!”* (Ebu Davud, Edeb, 20)

Krahas të gjitha këtyre, në respekt duhet shmangur nga trajtimet e skajshme të pamiratueshme nga Islami. Për shembull, kur Kajs bin Sa’di i cili kishte parë që, në Hire, populli i bënte sexhde kryekomandantit, ia tregoi situatën të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) dhe i tha se, si profet, ai ishte më i denjë për t’i bërë sexhde, pra, për respekt dhe veneracion, i Dërguari i Allahut i dha këtë përgjigje:

*“Jo, të mos bëni kështu!”* (Ebu Davud, Nikah, 40)

Nga kjo shprehje kuptohet hapur se sexhdeja mund t’i bëhet vetëm Allahut, kurse sexhdeja ndaj krijesave që është qëndrim i skajshëm në respekt, është e ndaluar.

Gjithashtu, personit i cili e ka pyetur Profetin se a duhet të përkulet para vëllait apo shokut që takon, Profeti i ka thënë: *“Jo, s’duhet përkulur!”* Në këtë mënyrë, Profeti nuk e ka miratuar një qëndrim të tillë. (Tirmidhi, Isti’zan, 31) Sepse kryerja e pozicionit ruku (përkulje në mes para dikujt) që është shprehje adhurimi, para krijesave s’është gjë tjetër veçse teprim i skajshëm në respekt.

Megjithëkëtë, besimtari duhet të tregojë respektin e duhur ndaj vëllait besimtar, duhet të shmanget nga sjelljet që e hidhërojnë dhe e fyejnë atë. I Dërguari i Allahut ka treguar korrektesë të madhe në këtë specifikë. Ma’rur bin Suvejd tregon kështu:

“Pashë që Ebu Dheri (r.a.) kishte veshur një rrobë të shtrenjtë. Të njëjtën rrobë kishte veshur edhe skllavi i tij. E pyeta Ebu Dherin mbi shkakun dhe kuptimin e kësaj. Ai më tha kështu:

“Në kohën e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), e pata fyer dikë për nënën zezake. Atëherë, Profeti ynë famëmadh më tha:

*“Ti je një njeri që bart ende shprehi të kohës së injorancës. Ata janë shërbëtorët tuaj dhe, në të njëjtën kohë, vëllezërit tuaj. Allahu ua ka dhënë ata nën mbrojtje. Kush të ketë një vëlla nën mbrojtje, t’i japë për të ngrënë nga ajo që ha vetë dhe ta veshë me atë që vishet vetë. Mos u ngarkoni atyre aq sa s’mund të mbajnë. Po qe se i ngarkoni, shkojuni në ndihmë!”* (Buhari, Iman, 22)

Në fenë tonë është e ndaluar rreptësisht fyerja e personit për shkak të racës dhe ngjyrës. Sepse veçoritë e bashkëlindura të njeriut, si ngjy-

ra e lëkurës, raca dhe seksi nuk duhet të bëhen shkaqe fyerjeje dhe dënimi publik. Kritika ndaj këtyre veçorive do të thotë kritikë ndaj Krijuesit. Pavarësisht nga pozita shoqërore, muslimani është vëlla me të gjithë muslimanët dhe duhet të respektohet siç i takon.

Profeti nuk donte që sahabet t'i ngriheshin në këmbë. Ebu Umame (r.a.) tregon: "Një ditë, i Dërguari i Allahut na erdhi pranë me një bastun në dorë. Me ta parë, ne u ngritëm në këmbë. Atëherë, Profeti na tha:

*"Mos bëni siç bëjnë persët ndaj të mëdhenjve të tyre!"* (Ibni Maxhe, Dua, 2) Kurse sipas një hadithi tjetër, Profeti ka thënë: *"Mos bëni si iranianët që e madhërojnë njëri-tjetrin!"* (Ebu Davud, Edeb, 152)

Por është vënë re se Profeti është ngritur në këmbë për t'i pritur apo takuar disa sahabe, si të bijën Fatime (Ebu Davud, Edeb, 143) dhe libertin e tij, Zejd bin Harithe. (Tirmidhi, Isti'zan, 32) Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u ka thënë ensarëve për Sa'd b. Muadhin që e kishte ngarkuar me detyrë gjykatësi: *"Ngrihuni në këmbë për zotërinë* (ose për më të dobishmin) *tuaj!"* (Buhari, Megazi, 30)

Dijetarët të cilët i kanë vlerësuar dy grupet e rivajeteve si më sipër të dukura si kontradiktore, kanë konkluduar se ngritja në këmbë veçanërisht ndaj njerëzve të ditur, të moralshëm e të virtytshëm, si dhe ndaj personave me post dhe pozitë të cilët përpiqen për të mirën e shoqërisë, jo me qëllim dukjeje dhe madhërimi, por me mendimin për t'u shfaqur atyre respekt dhe veneracion, është xhaiz (lejueshmëri fetare). (Ibni Haxher, *Fet'hu'l-Bari*, XI, 49 e në vazhd.) Kurse kërkesa e Profetit për të mos iu ngritur në këmbë personit të tij të lartë, është rrjedhojë e modestisë së tij të thellë. Dhe, më e rëndësishme se kjo, është dëshira e Profetit për ta mbrojtur ummetin, bashkësinë e tij, nga rreziqet e rënies në idhujtari dhe politeizëm siç pati ndodhur me shoqëritë e mëparshme për shkak të madhërimit të skajshëm ndaj të mëdhenjve të tyre!

Nga ana tjetër, duhet ndenjur larg nga një sërë shprehjesh lavdërimi të skajshëm të përdorura në emër të respektit dhe veneracionit. Sepse, me përjashtim të lavdërimeve të bëra me vend dhe me masë, është sheshit se lavdërimet e pavend që s'kanë të bëjnë me të vërtetën, janë qëndrime mashtruese dhe që e lëkundin besueshmërinë. Me të vërtetë, dikujt që ka lavdëruar në prani të tij dikë në mënyrë të skajshme, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka thënë:

*"Turp të kesh! E godite shokun mu në zverk!"*

Dhe, pasi e ka përsëritur tri herë këtë fjalë, ka bërë këtë paralajmërim: *"Po qe se dikush nga ju dëshiron shumë ta lavdërojë dikë, të thotë: "Më*

*duket se ai është i mirë në këtë e në atë anë!" Dhe këtë ta thotë i sigurt se ai person është i pajisur me të vërtetë me ato cilësi. Kurse fytyrën e brendshme të gjërave Allahu e di dhe në bazë të saj do t'i marrë njerëzit në llogari. Prandaj, askush nga ju të mos e lavdërojë askënd për pafajshmëri duke bërë për dëshmitar Allahun!"* (Buhari, Edeb, 54)

Kurse në një rivajet tjetër ka thënë: *"Mos e lavdëroni njëri-tjetrin pa masë, sepse ky lloj lavdërimi është si ta vrasësh atë që lavdëron!"* (Ibni Maxhe, Edeb, 36)

Lavdërimi i bërë me hipokrizi dhe lajkatim shpesh e shtyn lavdëruesin të gënjejë, kurse të lavdëruarin, të krenohet e të mburret! Është sheshit se cilësi të këqija, si gënjeshtra, mendjemadhësia dhe krenaria e dobësojnë njeriun materialisht dhe shpirtërisht. Për këtë shkak, i Dërguari i Madh (s.a.v.s.) ka kërkuar që lavdëruesve lajkatarë t'u prishen planet për të nxjerrë përfitime nga lavdërimet e tyre të skajshme lajkatuese, që lavdërimeve të tyre të mos u tregohet konsideratë. (Muslim, Zuhd, 68) Madje ai i pati paralajmëruar në mënyrë kuptimplote sahabet që të mos e lavdëronin pa masë. Enes bin Maliku (r.a.) tregon:

"Një njeri erdhi te i Dërguari i Allahut dhe e lavdëroi: "O zotëria ynë, o biri i zotërisë sonë, o ti më i dobishmi ynë, o ti i biri i më të dobishmit tonë!" Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tha:

*"O njerëz! Kini frikë Allahun! Të mos ju gënjejë djalli! Unë jam Muhammedi, biri i Abdullait! Jam robi dhe i dërguari i Allahut! Betohem se nuk dua të më ngrini më lart se pozita që më ka caktuar Allahu!"* (Ibni Hanbel, III, 153)

Një paralajmërim tjetër i Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, në këtë specifikë është kështu: *"Mos më lavdëroni edhe ju mua siç e lavdërojnë krishterët Isain, të birin e Merjemes! Unë jam vetëm robi i Allahut! Prandaj thomëni vetëm robi dhe i dërguari i Allahut!"* (Buhari, Enbija, 48)

Siç shihet, Profeti ynë i ndritur ka kërkuar të flitet vetëm për cilësitë e tij të vërteta, i ka ndaluar njerëzit nga lavdërimet e stërmadhuara për personin e tij. Sepse, me kohë, krishterët i atribuan hyjnitet profetit të tyre, Hz. Isa, dhe kaluan në ekstrem duke e konsideruar atë bir të Zotit! (en-Nisa, 4/171; el-Maide, 5/72-77)

Prandaj, të jesh respektues i vërtetë është e mundur vetëm duke u shmangur nga sjelljet e skajshme, domethënë, duke u treguar i matur, gjë që është rrugë e përcaktuar dhe e shpallur nga sunneti, tradita profetike!









## I. ETIKA E QESHJES

**"Mos qeshni shumë se e qeshura e shumtë e vdes zemrën!"**

Tirmidhi, Zuhd, 2

E qeshura është një veçori e cila reflekton jashtë përgjithësisht kënaqësinë, gëzimin dhe ndjenjat estetike të njeriut. Nëse njeriu qesh në rastet kur është me vend, kjo është një sjellje e natyrshme dhe pozitive. Kurse jo e natyrshme është që njeriu të mos qeshë atëherë kur duhet ose është me vend të qeshë ose, e kundërta, të qeshë me të tepërt pa e kontrolluar të qeshurën. Prandaj, qeshja me vend dhe me masë paraqet rëndësi nga pikëpamja e etikës. Siç dihet, ka lloje të ndryshme qeshjesh, nga buzëqeshja e lehtë, gjer te gajasja me hahaha. Për ta rrokur ekuilibrin në këtë drejtim, na duhet të shohim si vepronte i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), modeli ynë. Hz. Aisheja (r.anha) thotë:

"Kurrë nuk e pashë të Dërguarin e Allahut të qeshë me hahaha aq sa t'i duket gjuha e vogël. Ai (në përgjithësi) buzëqeshte." (Buhari, Tefsir, 46/2)

Xherir bin Abdullah tregon: "Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, qysh nga dita që u bëra musliman, kurrë nuk më pengoi të hyja tek ai dhe, sa herë që më shihte, më buzëqeshte." (Buhari, Edeb, 68)

Kurse Abdullah bin Harithi ka thënë: "Nuk kam parë njeri më të buzëqeshur se i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.)!" (Tirmidhi, Menakib, 10)

Siç kuptohet nga hadithet profetike, Profeti ynë (s.a.v.s.) ka qenë përgjithësisht fytyrëqeshur. Me fjalë të tjera, edhe në çastet më të shqetësuara, ai përgjithësisht nuk e shfaqte hidhërimin dhe nuk mbante ndonjë qëndrim që do t'i bënte edhe të tjerët përreth të hidhëruar. Veçanërisht kur takohej me persona që i donte shumë, buzëqeshja i shtohej edhe një herë më shumë.

Nga ana tjetër, transmetohet se përballë disa fjalëve apo ngjarjeve që i pëlqenin, Profeti ynë i dashur qeshte sa i dukeshin dhëmballët.

Për shembull, në një rivajet (rrëfim) të transmetuar nga Hz. Aisheja, tregohet se, në bazë të ankesës së njerëzve të vuajtur nga thatësira, Profeti ynë i dashur pati mbajtur një hutbe të shkurtër në një shesh të hapur të quajtur musalla dhe, pastaj pati falur namaz dhe pati bërë lutje. Pa shkuar shumë, pati nisur të bubullonte, të binin rrufe, pastaj të binte shi i rrëmbyer dhe të ridhnin ujërat e fryra. Dhe Profeti ynë që i pati parë mu në ato çaste njerëzit të vraponin për t'u mbrojtur nga shiu, pati qeshur sa i qenë dukur





dhëmballët. (Ebu Davud, Istiska, 2)

Ebu Dheri (r.a.) tregon: Profeti tha: *"Unë e njoh nga afër personin i cili do të dalë i fundit nga xhehennemi dhe do të hyjë i fundit në xhennet. Ai është një njeri i tillë që ditën e kiametit do ta sjellin dhe për të do të jepet urdhër: "Tregojani mëkatet e veta të vogla kurse mëkatet e mëdha ia fshihni!" Atëherë, atij personi i tregohen mëkatet e vogla dhe pyetet:*

*"A e bëre ti këtë gjë filan ditë dhe këtë gjë, filan ditë?"*

*Duke mos i mohuar ato mëkate, njeriu i shkretë do të thotë: "Po!"*

*Mirëpo fillon të frikësohet se pse s'po fillojnë të tregohen pas tyre edhe mëkatet e mëdha. Pikërisht në këtë mes i thuhet:*

*"Për ty, në vend të çdo të keqeje ka një të mirë!"*

*Atëherë, njeriu i shkretë, duke e patur fjalën për mëkatet e mëdha që frikësohet se mos i dalin në shesh, thotë:*

*"O Zot, unë kam bërë edhe disa punë të tjera* (të këqija, mëkate) *që nuk po i shoh dot këtu!"*

Siç thotë Ebu Dheri (r.a.), pasi e tregoi këtë, Profeti (s.a.v.s.) qeshi me të madhe gjersa iu dukën dhëmballët. (Muslim, Iman, 314)

Edhe në këtë rivajet të transmetuar nga Abdullah bin Mes'udi, vëmë re se Profeti ka qeshur.

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tregoi një ngjarje të tillë: *"Unë e di gjendjen e njeriut që ka për të dalë i fundit fare nga xhehennemi. Ai do të dalë nga xhehennemi duke u hequr zvarrë. Atij do t'i thuhet:*

*"Shko, hyr në xhennet!"*

*Dhe atëherë njeriu do të zërë rrugën e xhennetit. Kur të arrijë atje dhe të shohë nga porta e xhennetit brenda, do të vërë re se të gjithë banorët e xhennetit kanë zënë vendet e veta dhe se të gjitha anët janë plot e përplot. Atëherë, do të kthehet prapë dhe do të thotë:*

*"O Zot, çdokush ka zënë vendin e vet, çdo anë është plot e përplot, s'ka mbetur vend për të hyrë!"*

*Atij do t'i thuhet:*

*"A e kujton se sa e gjerë ishte koha* (vendi, bota) *ku ndodheshe më parë?"*

*"Po, o Zot!" – Do të thotë ai. Pastaj atij do t'i thuhet:*

*"Në është kështu, kërko ç'të ta dojë zemra!"*

*Dhe njeriu do të kërkojë ç'ia do zemra. Më në fund, njeriut i thuhet:*

*"Do të të jepen të gjitha ç'kërkove ose dhjetë herë më shumë se e gjithë bota!"*

*Atëherë, njeriu do të thotë me habi:*

*"O Zot! A po tallesh me mua, Ti që je një sundues famëlartë?"*

Abdullah bin Mes'udi (r.a.) thotë se, pasi i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e tregoi këtë ngjarje, qeshi gjersa iu dukën dhëmballët!" (Muslim, Iman, 308; Tirmidhi, Xhehennem, 10)

Në lidhje me çështjen e etikës së qeshjes, nga sunneti, tradita e Profetit tonë të shumëndritur, kuptojmë se duhet të jemi fytyrëqeshur. Krahas kësaj, është e qartë se qeshja në rastin e përballimit me një ngjarje ose fjalë të këndshme, do të ishte diçka krejt e natyrshme. Ndërkaq, nuk është e përshtatshme qeshja me të madhe dhe për një copë herë, nuk është mirë që qeshja të bëhet zakon, të bëhet profesion ose të përgatiten programe humoristike të gjata me të qeshura të vazhdueshme. sepse qeshja e tepërt nuk është rezultat i shakasë, i fjalës me kuptim të hollë ose i qenies fytyrëqeshur, por i indiferentizmit ndaj pranisë së Allahut. Kështu, Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, duke u shprehur si në vijim, ka tërhequr vëmendjen mbi këtë të vërtetë:

*"Mos qeshni shumë, se e qeshura e shumtë e vdes zemrën!"* (Tirmidhi, Zuhd, 2)

Madje, me porosinë *"po t'i dinit ato që di unë, do të qeshnit pak e do të qanit shumë"* (Buhari, Tefsir, 5/12), Profeti ynë (s.a.v.s.) vë theksin mbi faktin se, duke pasur frikë për jetën tonë të pasme, ahiretin, e qara duhet të parapëlqehet ndaj të qeshurës. Sepse mund të qajnë vetëm ata që e ndjejnë madhështinë e Allahut. E qeshura e shumtë buron nga mosnjohja e madhështisë hyjnore dhe indiferenca ndaj saj. Prandaj, Allahu i Lartë urdhëron:

**"Tashmë, si shpërblim për ato që kanë bërë, le të qeshin pak e të qajnë shumë!"** (et-Tevbe, 9/82)

## K. ETIKA E SHAKASE

**Humori është i këndshëm, gjithsesi,**
**Por s'duhet të dalë jashtë etikës kurrsesi...**

Bejaniu nga Kastamonu

Me fjalën "shaka" kuptojmë përgjithësisht fjalët apo veprimet të cilat, me përmbajtjen e tyre humoristike i përdorim për të qeshur dhe për t'u

dëfryer[1].

Po të mbahet parasysh fakti se, si rrjedhojë e sinqeritetit mes njerëzve, shakaja i qetëson ata, i preh zemrat dhe zhvillon më tej miqësinë dhe dashurinë mes tyre, shakaja është, në parim, një sjellje legjitime. Edhe mbreti i zemrave, Profeti ynë, ka bërë herë pas here shaka, i ka pranuar dhe pëlqyer duke i pritur me buzëqeshje shakatë që i kanë bërë sahabet. Krahas kësaj, janë ndaluar shakatë që mbështeteten në gënjeshtër, shakatë që prekin dhe ngacmojnë ndjenjat dhe sedrën e tjetrit, që nënvleftësojnë dhe përbuzin, shakatë që shprehin neveri ndaj tjetrit dhe që, përgjithësisht, e kalojnë çdo masë të pranueshme. Si shakatë e holla dhe të hijshme që ka bërë vetë i Dërguari i Allahut, ashtu edhe këshillat dhe porositë e tij mbi këtë specifikë, e sugjerojnë hapur domosdoshmërinë e kufizimit të shakasë brenda kufijve të humorit miqësor dhe tregojnë se shakatë që dalin jashtë kësaj janë të papranueshme.

Shakatë e Profetit përmbanin patjetër një aspekt real. Ai nuk i pati miratuar gënjeshtrën dhe sjelljet e familjaritetit banal qoftë edhe si shaka duke i konsideruar aspak me vend. Sipas një informacioni të transmetuar nga Ebu Hurejre (r.a.), sahabet i kanë thënë Profetit:

“O i Dërguari i Allahut, neve na e ndalon të bëjmë shaka, kurse ti vetë bën!”

Dhe Profeti u është përgjigjur:

*“Po, vetëm se unë nuk them gjë tjetër përveç të vërtetës!”* (Tirmidhi, Birr, 57)

Kurse në një hadith tjetër, në lidhje me këtë specifikë, Profeti ka bërë këtë vërejtje: *“Turp të ketë ai njeri i cili thotë gënjeshtra për t’i bërë njerëzit të qeshin, turp të ketë, turp të ketë!”* (Ebu Davud, Edeb, 80)

Sa për shakatë e bukura e të këndshme, jo ngacmuese, të bëra nga Profeti mbështetur në fjalën e vërtetë, mund të përmendim disa prej tyre:

Një ditë, një njeri i kërkoi të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) një kafshë për ta shaluar. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i tha:

*“Mirë, po të hipim në të voglin e një deveje femër!”*

“O i Dërguari i Allahut! – Iu drejtua njeriu me habi. – Ç’ta bëj unë të voglin e devesë, si do të më mbajë mua ai!”

*“Pse, a s’ka lindur nga deveja femër si deveja e vogël, ashtu edhe e madhja?”* – Bëri humor Profeti. (Tirmidhi, Birr, 57)

1. Ne e përshtatëm në këtë formë fjalinë e parë të tekstit origjinal të kësaj nënteme me titull “Şakalaşma Âdâbı” ku bëhet shpjegimi i kuptimit në turqishte i fjalëve “mizah” dhe “latîfe” që do të thonë, respektivisht, “humor” dhe “shaka e hollë” dhe që përdoren në vend të fjalës “şaka” (shaka) e cila ka hyrë edhe në shqipe. Përkthyesi.

Një herë tjetër, një grua plakë shkoi te Profeti dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Lutiu Allahut që të hyj në xhennet!"

Kurse Profeti ia ktheu:

"Gratë plaka nuk hyjnë dot në xhennet!"

Gruaja e shkretë që s'e kuptoi dot idenë e përgjigjes që iu dha, u dëshpëruar dhe nisi të qajë. Atëherë, Profeti ynë, mëshirë për botët, ia shpjegoi çështjen kështu:

*"Gratë e moshuara nuk hyjnë në xhennet të moshuara, por të reja e të bukura, sepse Allahu i Lartë thotë kështu në Kur'anin e Shenjtë:* **"Ne i kemi krijuar përsëpari** (femrat që hyjnë në xhennet) **për ata që u jepen librat e llogarisë nga e djathta dhe i kemi bërë ato virgjëresha moshatare dhe të pasionuara pas bashkëshortëve të tyre!"** (el-Vakia, 56/35-38) (Hejsemi, X, 419; Tirmidhi, *Shemail*, f. 91-92)

Një herë, poeti i quajtur Abbas bin Mirdas, duke e parë të pakët plaçkën e luftës që i ishte dhënë, recitoi një poezi qortuese drejtuar të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Kur e mori vesh këtë gjë, Profeti e thirri poetin dhe i tha:

*"Kam për të ta prerë gjuhën!"*

Ndërkaq, Profeti e pati porositur qysh më parë Bilal Abisinasin: *"Kur të të urdhëroj t'ia presësh gjuhën, në vend që t'ia presësh gjuhën, t'i dhurosh një rrobë!"*

Pastaj, pasi i tha kështu poetit, Profeti e thirri Bilalin dhe e urdhëroi në sy të poetit:

*"O Bilal, merre këtë dhe preja gjuhën!"*

Dhe, ndërsa Bilali e kapi për dore dhe po e merrte me vete, poeti Abbas filloi të bërtiste:

"O i Dërguari i Allahut, a do të ma presë gjuhën? O muhaxhirë, a do të ma presë gjuhën? O ensarë, a do të ma presë gjuhën?"

Kurse Bilali vazhdonte ta tërhiqte për ta çuar tutje. Por kur Abbasi i shtoi klithmat, Bilali i tha:

"Pusho! I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) më urdhëroi të të dhuroj një rrobë që të heshtësh!" Më në fund, Bilali i dha edhe një rrobë tjetër poetit Abbas që ishte qetësuar. (Ibni Sa'd, IV, 273)

Enes bin Maliku tregon: Ishte një banor i shkretëtirës që e quanin Dhahir. Sa herë që vinte te i Dërguari i Allahut, i sillte dhurata nga prodhimet që rriteshin në shkretëtirë. Kurse kur kthehej për në vendin e vet, i Dërguari i Allahut e përcillte pasi ia kishte mbushur hejbet me gjëra që i duheshin atij dhe thoshte kështu:

*"Dhahiri është shkretëtira jonë, kurse ne jemi qyteti i tij!"*

I Dërguari i Allahut e donte shumë Dhahirin. Dhahiri nuk ishte shumë i pashëm. Një ditë, ndërsa po shiste diçka që kishte në dorë, Profeti (s.a.v.s.) e rroku nga pas dhe, me pëllëmbët e bekuara, ia mbylli sytë. Dhahiri e pyeti:

"Kush je ti? Lëshomë!"

Dhe u përpoq të çlirohej, por, kur e kuptoi se personi që ia kishte zënë sytë ishte i Dërguari i Allahut, u qetësua dhe u përpoq ta mbështeste fort shpinën në gjoksin e Profetit. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) thirri:

*"Ky rob shitet! A dëshiron kush ta marrë?"*

Me qafë të përkulur dhe me pamje të dëshpëruar, Dhahiri i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Vallahi, s'del kush që të japë as edhe një grosh për një skllav të pavlerë si unë!"

Kurse i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, i tha:

*"Jo, o Dhahir! Për Allahun, ti je jashtëzakonisht e çmuar dhe i shtrenjtë!"* (Ibni Hanbel, III, 161)

Dhahiri ishte njeri i lirë. Duke përdorur për të fjalën "abd" që bartte edhe kuptimet "rob" dhe "skllav", Profeti pati aluduar për të si rob i Allahut.

Mahmud bin Rebiu ka thënë: "Mbaj mend se, kur isha pesë vjeç, i Dërguari i Allahut pati ardhur në shtëpinë tonë dhe, një çast, pati mbushur gojën me ujë nga kova dhe ma pati spërkatur në fytyrë!" (Buhari, Ilm, 18) Këtu shohim se, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), duke zbritur në nivelin e fëmijëve, ka bërë shaka me ta në përshtatje me natyrën dhe karakterin e tyre, ka marrë pjesë në lojërat e tyre dhe, në këtë mënyrë, ka formuar një model sjelljeje. Qëndrimi i Profetit është reflektimi i dashurisë dhe interesimit të tij për fëmijët. Në të njëjtën kohë, me këtë rrugë, ai i pati përcjellë atij fëmije një begati shpirtërore.

Veç kësaj, rrëfehet se Enes bin Malikun i cili pati merituar nderin t'i shërbente qysh i vogël të Dërguarit të Allahut, herë pas here, i Dërguari i Allahut e ngacmonte duke i thirrur *"o ti me dy veshë!"* (Ebu Davud, Edeb, 84)

Siç pati bërë vetë shaka me sahabet, Profeti, po ashtu, i pati pranuar me mirëkuptim shakatë e disa sahabeve. Kështu, një ditë, një shakaxhi nga sahabet, i quajtur Nuajman el-Ensari, kur pa se në Medinë kishin sjellë fruta dhe perime të freskëta për t'i shitur, mori prej tyre (pa ua paguar çmimin) dhe ia çoi Profetit duke i thënë:

"O i Dërguari i Allahut, i mora këto për ty dhe po t'i dhuroj!"

Mirëpo pak më vonë, kur shitësi ia kërkoi paratë Nuajmit, ky e mori me

vete shitësin, e çoi te Profeti dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut, jepja paratë këtij të shkreti!"

I Dërguari i Allahut e pyeti Nuajmin:

*"O Nuajm, a s'm'i dhurove ti ato mua?"*

"O i Dërguari i Allahut, kur i mora, s'më ndodheshin para, mirëpo unë desha që ti të haje prej tyre, prandaj i mora!" – Iu përgjigj Nuajmi.

Atëherë, Profeti qeshi dhe ia pagoi shitësit çmimin e frutave dhe perimeve që ia kishte çuar Nuajmi! (Ibni Haxher, *el-Isabe*, III, 570)

Edhe sahabiu i quajtur Thuhejb Rumi, njeri me natyrë të zhvilluar, i gojës dhe i gatshëm në përgjigje, njëri prej të vuajturve të parë të Islamit, e tregon kështu një kujtim të vetin lidhur me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.): "Kur shkova te i Dërguari i Allahut, në sofër kishte vetëm bukë dhe hurma.

*"Urdhëro të hamë!"* – Më tha.

Në atë kohë vuaja nga dhimbja e një syri. U ula menjëherë në sofër dhe nisa të ha. I Dërguari i Allahut më ngacmoi:

*"Edhe syri të dhemb, edhe hurma ha, ë?"*

"Po unë i përtyp hurmat me anën që s'më dhemb, o i Dërguari i Allahut!" - I thashë unë. Nga përgjigjja ime, i Dërguari i Allahut qeshi sa iu dukën dhëmballët!" (Ibni Maxhe, Tib, 3)

Një herë, Hz. Aisheja kishte gatuar një supë të quajtur "harira". Ajo e ftoi edhe Sevden, bashkëshorten tjetër të Profetit, që të hante, mirëpo Sevdeja nuk pranoi. Atëherë, Hz. Aisheja i tha Sevdes: "Ose ha, ose, po s'hëngre, do të ta hedh këtë supë syve!" Dhe meqë Sevdeja prapë nuk hëngri, Aisheja ia hodhi fytyrës pjatën që kishte mbushur për të. Profeti që ndodhej aty, hyri në mes dhe, duke mbajtur anën e Sevdes, e ndihmoi atë që t'i përgjigjej Aishesë në të njëjtën mënyrë! Gjatë gjithë kësaj situate, Profeti vazhdoi të buzëqeshte. (Hejsemi, IV, 315-316)

Si përfundim, ngjarjet e përshkruara më sipër janë shembuj dhe modele për shaka të holla dhe me qëllim të mirë. Në mënyrë të veçantë, ato na ofrohen neve, muslimanëve, si kritere profetike në shkëmbimin e shakave me fëmijët që janë të mëdhenjtë e të nesërmes, me gratë që e mbajnë të gjallë vazhdimësinë e lumturisë familjare, me të varfërit të cilët nuk gëzojnë konsideratë në shoqëri, si dhe me personat që presin dashuri. Ndërkaq, shmangia në shaka nga gënjeshtra dhe fjalët apo veprimet ngacmuese e fyerëse, përbën thelbin e çështjes. Veç kësaj, nuk duhet harruar se bërja e shakave të vazhdueshme pa respektuar vendin dhe kohën e përshtatshme, është kalim në ekstrem dhe teprimi apo kalimi në ekstrem bie në kundërshtim me Sunnetin që këshillon dhe porosit maturinë.

## L. ETIKA E GOGESITJES DHE E TESHTITJES

Kur njeriu është i pagjumë, i lodhur ose i mërzitur, në mënyrë të pavullnetshme e hap gojën dhe bën frymëmarrje të thellë. Kjo është gogësitja[1]. Në një vështrim, gogësitja është tregues dalldie, indiferentizmi, shkujdesjeje.

Kurse teshtitja është nxjerrja brenda një çasti jashtë me forcë e ajrit nga goja dhe hundët. Edhe teshtitja është veprim i pavullnetshëm, por, ndryshe, nga gogësitja, është krejtësisht fiziologjik dhe s'ka të bëjë aspak me dalldinë, indiferentizmin apo shkujdesjen. Teshtitja është një nevojë fiziologjike e shkaktuar nga një shtrëngim i brendshëm në organet e frymëmarrjes, e cila e eliminon shtrëngimin në fjalë dhe e qetëson njeriun. Prandaj, në ndryshim nga gogësitja e cila e shton përgjumjen, teshtitja e gjallëron trupin. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka bërë të ditur se teshtitja është një gjendje e pëlqyeshme për Allahun e Lartë dhe, ndërkaq, duke tërhequr vëmendjen mbi faktin se gogësitja vjen nga shejtani, ka bërë këto paralajmërime:

*"Kur dikujt i vjen për të gogësirë, të përpiqet që, me sa të ketë mundësi, ta eliminojë atë nevojë. Sepse kur dikush gogësin, shejtani qesh me të!"* (Buhari, Edeb, 125)

*"Kur dikush nga ju do të gogësijë, ta vërë dorën para goje se, përndryshe, i futet shejtani në gojë!"* (Muslim, Zuhd, 57-58)

Gogësitja për të cilën, në porosinë profetike tërhiqet vëmendja se vjen prej shejtanit, përgjithësisht buron nga gjendje të tilla, si ngrënia e bollshme, mbushja e stomakut me të ngjeshur, mbisundimi i palëvizshmërisë dhe gjumësisë. Veç kësaj, secila nga gjendjet që bëhen shkak për gogësitje, janë akte dhe veprime nga të cilat shejtani mbetet i kënaqur. Prandaj, gogësitja nuk është sjellje e përshtatshme, kështu që, me sa të jetë e mundur, duhet parandaluar, kurse, kur është e pamundur të pengohet, duhet të vihet dora para goje.

Ka rrugë dhe mënyra të ndryshme për të shpëtuar nga gogësitja që shkaktohet nga gjendje përgjumjeje, dalldie, indiferentizmi dhe shkujdesjeje. Veçanërisht, për të mos gogësitur në namaz, duhen bërë kujdes këto specifika:

1. Ndërkaq, gogësitja që, shkurt, do të thotë "hapje goje", nuk duhet ngatërruar me gromësitjen që është veprimi i nxjerrjes nga goja të gromësirave, gazrave të tretjes, pas një ushqimi të mirë e të bollshëm. Edhe gromësitja është tregues indiferentizmi, më saktë, tregues i kënaqësisë së shfaqur me indiferentizëm dhe shkujdesje. Ndërkaq, gogësitja shoqëron shtriqjen e trupit gjithashtu në gjendjet e pagjumësisë dhe lodhjes. Përkthyesi.

- Duhet respektuar etika e nevojtores.

- Duhet marrë abdest i ri për çdo namaz.

- Gjatë shprehjes së tekbirit të fillimit të namazit, personi të jetë i vetëdijshëm se me shpinën e dorës po hedh pas krahëve çdo vanitet.

- Eudhubesmele-ja të thuhet në mënyrë të vetëdijshme.

Në lidhje me etikën e teshtitjes që kuptohet se është mirësi e Allahut të Lartë për robtë e Tij, këshillat dhe porositë e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.) janë kështu:

*"Kur dikush nga ju teshtin, të thotë "elhamdulil'lah", vëllai apo shoku që është i pranishëm, ta shoqërojë me urimin "jerhamukellah"* (Allahu të mëshiroftë!), *kurse ai vetë t'i përgjigjet urimit me urimin "jehdikumullahu ve juslihu balekum"* (Allahu të mbajttë në rrugë të drejtë dhe të përmirësoftë!)." (Buhari, Edeb, 126)

Edhe nëse teshtitja ka të bëjë me trurin, hundën dhe grykën, në të vërtetë, të gjitha organet ndikohen dhe "shkunden" prej saj. Si rezultat, teshtitja pranohet si pretekst gjallërimi dhe shëndeti për trupin. Shëndeti vetë është dhuntia më e madhe dhe për çdo dhunti duhet lavdëruar dhe falenderuar. Pikërisht për këtë, pas teshtitjes lavdërohet dhe falenderohet Allahu.[1] Është këshilluar që vëllezërit muslimanë që ndodhen pranë atij që teshtin, ta urojnë atë me lutjen "jerhamukellah". Kurse s'është nevoja të urohet me lutje ai që nuk falenderon pas teshtitjes. Kështu, Enesi (r.a.) thotë se pranë Profetit (s.a.v.s.) dy vetë teshtinë. Profeti njërit i tha "jerhamukellah", tjetrit nuk i tha. Personi të cilin Profeti nuk e uroi me lutjen "jerhamukellah", i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Filani teshtiu dhe ti i the "jerhamukellah"; edhe në teshtiva, por mua nuk më the!"

Dhe Profeti iu përgjigj:

*"Ai tha "elhamdulil'lah", kurse ti nuk the!"* (Buhari, Edeb, 127)

Fakti që, këtu, Profeti i përgjigjet personit i cili thotë "elhamdulil'lah" ka të bëjë me faktin që personi është i vetëdijshëm se duhet ta lavdërojë dhe falenderojë Allahun për shëndetin që i ka dhënë. Kurse tjetri mbetet i privuar nga urimi dhe lutja e Profetit se nuk e ka pasur atë vetëdijshmëri.

Nuk është e domosdoshme që personi me rrufë i cili teshtin shpesh, të urohet për çdo teshtitje, sepse në hadithin profetik, për këtë rast është bërë ky sqarim: *"Thuaji vëllait tri herë "jerhamukellah" dhe, nëse, pastaj, teshtin*

1. Meqë gjatë teshtitjes, zemra e cila siguron vitalitetin e trupit, ndalon për një çast dhe nis prapë të punojë, ndodh vdekja dhe rikthimi i njeriut në jetë. Lavdërimi dhe falenderimi (hamd) bërë me këtë vetëdije fiton një kuptim edhe më të thellë.

*më shumë se tri herë, do të thotë se e ka zënë rrufa!"* (Ebu Davud, Edeb, 92)

Nga ana tjetër, në shoqërinë tonë është bërë zakon t'i thuhet tjetrit "shëndet!" kur teshtin, kurse teshtitësi, të përgjigjet "falemnderit!" Edhe këto thënie dhe urime kanë për qëllim të mirën e tjetrit. Mirëpo, meqë mbeten shumë të dobëta nga kuptimi, është e qartë se nuk mund ta zënë vendin e urimeve dhe lutjeve të këshilluara në porosinë profetike.

Krahas të gjitha këtyre, vënia e pëllëmbës ose shamisë (pecetës) para goje gjatë teshtitjes dhe përpjekja për të mos bërë shumë zhurmë janë sjellje që përputhen me sunnetin ose traditën profetike. Sepse kur Profeti ynë (s.a.v.s.) teshtitej, herë vinte para goje pëllëmbën, herë, ndonjë shami dhe nxirrte shumë pak zhurmë. (Ebu Davud, Edeb, 98)

## M. ETIKA E UDHETIMIT

**"Allahu im! Begatoji punët e nisura herët** (në mëngjes) **nga ummeti im!"**

Ebu Davud, Xhihad, 78

Njëra nga nevojat dhe ngjarjet e pashmangshme të jetës së njeriut është udhëtimi. Udhëtimet mund të bëhen si për qëllime ushtarake, tregtare dhe shkencore (mësimore), ashtu edhe për të shëtitur dhe parë, si dhe për të bërë vizitë në vatrën atërore dhe te të afërmit. Përveç këtyre, bëhen edhe udhëtime me qëllime krejt të tjera si domosdoshmëri të jetës. Ndërkaq, është e domosdoshme që udhëtimet të jenë fetarisht legale, të kenë synim dhe qëllim të caktuar dhe të mos përbëjnë opozicion ndaj urdhrave të Allahut dhe të të Dërguarit të Tij.

Synimin bazë të udhëtimeve duhet ta përbëjnë pëlqimi i Zotit dhe qëllimet e udhëzuara prej Tij. Duke na porositur që të bëjmë udhëtime për të vëzhguar shenjat e madhështisë së individualitetit të Tij si dhe për të marrë mësim nga përvojat e mira dhe pësimet e brezave të shkuar, Zoti ynë na urdhëron:

**"**(O i Dërguar!) **Thuaju: "Shëtitni mbi tokë dhe shihni se si qe fundi i atyre që e përgënjeshtruan fenë!"** (En'am, 6/11)

**"**(O i Dërguar!) **Thuaju: "Shëtisni mbi tokë dhe vëreni me vështrim mësimnxjerrës se si e bëri Allahu krijimin e parë dhe, pastaj, ringjalljen! Pa dyshim, Allahu ka mundësi për çdo gjë!"** (el-Ankebut, 29/20)

Kur'ani i Shenjtë nxit dhe inkurajon udhëtimin dhe nisjen për udhëtim me qëllime të sinqerta dhe synime të mira. Ata që udhëtojnë me këto





qëllime dhe synime, Kur'ani i Shenjtë i ka lavdëruar dhe përgëzuar së bashku me ata që bëjnë pendesë, adhurim, falenderim, ruku dhe sexhde, që urdhërojnë të mirën dhe ndalojnë të keqen[1]. (et-Tevbe, 9/112) Duhet të jetë për këtë shkak që, qysh nga koha e Hz. Omerit, në botën islame janë trajtuar në mënyrë tejet serioze ndërtimet dhe komplekset rrugore dhe të bujtjes. Për shembull, personi që nisej nga Kajroja, mund të udhëtonte gjer në Bagdat i qetë e në siguri pa u pajisur në nisje me ushqim as për vete, as për kafshën.

Në tasavvuf ose mistikën islame, udhëtimi është një metodë e cila zbatohet me qëllim për të plotësuar edukimin mistik, atë që quhet "seyr u sülûk". Me anë të kësaj metode, personi i cili largohet nga vendi ku ka lindur dhe është rritur, nga vendet me të cilat është mësuar, e ndjen se kjo botë është e përkohshme. Pasi të shohë se në vendet që viziton, s'e njeh askush, dhe ta ndjejë thellë vetminë, kjo bëhet pretekst për plotësimin dhe përkryerjen e personalitetit dhe botës shpirtërore të tij. Përgjithësisht, ashtu siç pastrohet nga papastërtitë dhe ndyrësitë uji që rrjedh, ashtu pastrohet nga lidhjet materiale më këtë botë si dhe nga ndyrësitë moralo-shpirtërore personi që udhëton.

Feja islame e cila i nxit dhe inkurajon muslimanët të udhëtojnë për të nxjerrë mësime nga ngjarjet dhe, më shumë, me synime moralo-shpirtërore, si kompensim të vështirësive të udhëtimit, ka sjellë disa lehtësi, si falja me dy reqate e namazeve me katër reqate, kthimi, sipas rastit, në diçka fakultative, të agjërimit dhe faljes së namazit të xhumasë, njohja e të drejtës për të marrë zeqat për ata që s'kanë mundësi jetese dhe për të mos prerë kurban për ata që s'e kanë këtë mundësi.

I Dërguari i Allahut ka bërë shumë udhëtime me pretekste të ndryshme, si hixhret ose emigrim fetar, ekspedita ushtarake të quajtura gaza, etj. Në këto udhëtime të tij përmbahen specifika që ai u kushtoi vëmendje dhe të cilat janë shembuj më vete që duhen ndjekur nga ummeti, bashkësia e tij.

Përgjithësisht, Profeti nisej për udhëtim të enjtet. Ka ndodhur rrallë që ai të jetë nisur për udhëtim ndonjë ditë tjetër. (Buhari, Xhihad, 103; Ebu Davud, Xhihad, 77)

Pa dyshim, janë shumë urtësi nga të cilat qe nisur Profeti për ta zgjedhur këtë ditë për udhëtim. E enjtja është dita kur Allahut të Lartë i paraqiten punët e njerëzve (Tirmidhi, Savm, 43) dhe dita kur hapen portat e xhennetit. (Muslim, Birr, 35) Meqë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) edhe udhëtimin e bënte për pëlqim të Allahut, pati dashur që udhëtimi i tij t'i paraqitej Zotit të

1. Në origjinal: emr-i bi'l-ma'rûf nehy-i ani'l-münker, urdhërimi i të mirës dhe ndalimi i të keqes. Përkthyesi.

vet si një punë e mirë (salih). Prandaj, edhe besimtarët duhet t'i kushtojnë vëmendje kësaj ndjeshmërie.

Në udhëtim duhet dalë në orët e hershme të mëngjesit, duhet përfituar nga freskia dhe vitaliteti i mëngjesit. Kështu, Profeti lutej kështu: *"Allahu im, begatoja ummetit tim punët e filluara herët (në mëngjes)!"* Profeti i niste ekspeditat ushtarake herët në mëngjes. (Ebu Davud, Xhihad, 78) Me të vërtetë, në një proverbën tonë të njohur, thuhet: "Kush ngrihet herët, bën rrugë!"[2]

Fillimi i punës herët është një parim shumë me rëndësi dhe pretekst begatie jo vetëm për udhëtimin, por për çdo punë të dobishme e të mbarë, si mësimi i diturive dhe tregtia. Besimtarët duhet të përfitojnë nga ky burim begatie. Është bërë e ditur se Sahr bin Vedaa el-Gamidiu nga sahabet, i cili merrej me tregti, e shtoi shumë mallin dhe u bë i pasur ngaqë i nxirrte për rrugë karvanet e mallrave herët në mëngjes. (Tirmidhi, Buju, 6)

Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e shalonte kafshën për t'u nisur për rrugë dhe ulej mirë, bënte tekbir tri herë dhe këndonte ajetin:

**"E madhërojmë dhe e shenjtërojmë Allahun i cili na e ka dhënë këtë në shërbimin tonë se, ndryshe, ne nuk kishim fuqi për këtë. Pa dyshim, ne do të rikthehemi te Zoti ynë!"** (edh-Dhuhruf, 43/12-13)

Pastaj bënte këtë lutje:

*"Allahu im! Në këtë udhëtim, të lutemi të na japësh mundësi për të mira dhe devocion si dhe të na bësh të suksesshëm në punë për të cilat Ti mbetesh i kënaqur! Allahu im, na e bëj të lehtë këtë udhëtim dhe na i afro largësitë. Allahu im, Ti je ndihmësi im në udhëtim dhe mbrojtësi i familjes sime që kam lënë pas! Allahu im, mbështetem tek Ti për t'i kapërcyer vështirësitë e udhëtimit dhe ngjarjet e hidhura e dëshpëruese dhe për të mos parë në kthim të këqija tek pasuria jonë dhe tek familja jonë!"*

Edhe kur kthehej nga udhëtimi, Profeti ynë thoshte të njëjtat fjalë duke shtuar edhe këtë fjali:

*"Ne jemi njerëz që kthehemi nga udhëtimi, që bëjmë pendesë, që bëjmë adhurim dhe që e lavdërojmë dhe e falenderojmë Zotin tonë!"* (Muslim, Haxh, 425; Ebu Davud, Xhihad, 72)

Në këtë lutje, duke bërë fjalë për dyshimet dhe frikërat e përbashkëta që mund të ndjejë çdokush që del në udhëtim, Profeti ynë i dashur ka treguar praktikisht se si i duhet bërë lutje për këto Zotit tonë të Lartë.

2. Në origjinal: "Erken kalkan yol alır". Edhe në traditën shqiptare të fjalëve të urta gjemë shprehje të ngjashme. Për shembull, me fjalën "mëngoj" që do të thotë "ngrihem qëmenatë, ngrihem pa zbardhur mirë drita, ia nis një pune herët", është ndërtuar fjala e urtë "Kush mëngoi, bloi". Përkthyesi.





Duke dalë për rrugë dhe duke hipur mbi kafshën e udhëtimit, Profeti ynë i dashur këndonte edhe këtë ajet të shenjtë:

**“Edhe ecja, edhe qëndrimi** (i këtij mjeti ku kemi hipur) **bëhet me emrin e Allahut! Pa dyshim, Zoti ynë është falës dhe mëshirues i madh!”** (Hud, 11/41)

Gjatë udhëtimit, kur ngjitej së bashku me sahabet në të përpjeta, Profeti thoshte “Allahuekber” (Allahu është më i madhi), kurse kur zbriste tatëpjetë, e madhëronte Allahun me shprehjen “Subhanallah” (I madhëruar qoftë Allahu). (Ebu Davud, Xhihad, 72) Gjithashtu, gjatë kthimit nga haxhi, umreja ose nga ndonjë ekspeditë ushtarake, sa herë që ngjiteshin përpjetë, thoshte tri herë *“Allahuekber”* dhe shtonte:

*“Nuk ka zot tjetër veç Allahut! Ai nuk ka shok! Pasuria është e Tij, lavdia i përket Atij! Ai ka fuqi për çdo gjë! Ne jemi njerëz që kthehemi nga udhëtimi, që bëjmë pendesë, që bëjmë adhurim dhe që e lavdërojmë dhe e falenderojmë Zotin tonë! Allahu e çoi në vend fjalën e dhënë, e ndihmoi robin e Tij dhe u dha disfatën dhe shkatërrimin atyre njerëzve!”* (Buhari, Xhihad, 158; Muslim, Haxh, 428)

Vetëm se, duke bërë tekbir dhe duke e madhëruar Allahun gjatë udhëtimit, i Dërguari i Allahut ruante maturinë, shmangej nga teprimi dhe ua këshillonte këtë gjë edhe sahabeve. Kur vinte rasti, ua kujtonte atyre madhështinë e Allahut dhe domosdoshmërinë e qëndrimit respektues ndaj Tij. Në këtë specifikë, është shumë domethënëse kjo ngjarje e rrëfyer nga sahabiu Ebu Musa el-Esh’ariu (r.a.):

“Ndodheshim në një udhëtim së bashku me të Dërguarit e Allahut. Kur ngjiteshim në kodra, thoshim me zë të lartë tekbir dhe tehlil: “Allahuekber!” “La ilahe il’lallah!”. I Dërguari i Allahut na thoshte: *“O muslimanë! Mos e shtrëngoni veten! Sepse ju nuk po i bëni zë një shurdhi apo dikujt që s’ndodhet këtu! Allahu është vazhdimisht me ju bashkë, madje më afër se vetja juaj, dhe ju dëgjon fare mirë!”* (Buhari, Xhihad, 131; Muslim, Dhikr, 44)

Gjatë udhëtimeve, Profeti ynë lutej: *“O tokë! Allahu është edhe Zoti im, edhe Zoti yt! Mbështetem te Allahu edhe nga e keqja jote dhe e atyre që ndodhen tek ti, edhe nga e keqja e atyre që janë krijuar nëpërmjet teje dhe që qëndrojnë e lëvizin mbi ty! Mbështetem te Allahu nga e keqja e luanit, nga e keqja e gjarprit të madh, e gjarpërinjve të tjerë dhe e akrepëve, nga e keqja e atyre që jetojnë këtu, nga e keqja e pjellësve dhe e pjellave të tyre!”* (Ebu Davud, Xhihad, 75) Veç kësaj, duke këshilluar lutjen dhe përgjërimin ndaj Allahut për t’u mbrojtur nga të këqijat, thoshte:

*“Kush thotë kështu pasi të qëndrojë për të bujtur në një vend, nuk mund të pësojë dëm nga asgjë gjersa të largohet nga vendi ku bujti:*

*“Mbështetem te tri fjalët më të përkryera të Allahut (ajetet, atributet,*

*emrat) nga e keqja e krijesave të Tij!”* (Muslim, Dhikr, 54-55)

Njeriu duhet të përpiqet të mos dalë i vetëm në udhëtim. Duke u nisur nga parimi “Evvel refik thumme tarik” (Më parë, shok, pastaj udhëtim; më parë gjej shokun, pastaj dil në udhëtim), njeriu duhet të gjejë një bashkudhëtar të mirë. Pir Mehmed Azmiu e shpreh kështu poetikisht se nisja në udhëtim i vetëm nuk është logjike dhe se bart shumë rreziqe:

Në qofsh i mençur, mos udhëto vetëm;
Se, i vetëm, e hedh në rreziqe veten...

Gjatë udhëtimit, krahas shqetësimeve të natyrshme, mund të ndodhin edhe ngjarje të papritura. Për shkaqe të ndryshme, njeriu bëhet nevojtar. Dikujt i sëmuret fëmija, dikujt i mbarohet ushqimi, dikujt i sëmuret kafsha ose dikujt i prishet mjeti i udhëtimit; etj. Prandaj thuhet se (Es-seferu kit’atun mine’s-sekaru / udhëtimi është një copë xhehennemi). Në situata të tilla, muslimani patjetër duhet t’u japë ndihmë njerëzve që ka pranë, gjë që është një nga rregullat etike të Islamit në lidhje me udhëtimin. Ebu Said el-Hudrí (r.a.) tregon:

“Ndërsa ndodheshim bashkë me të Dërguarin e Allahut në një udhëtim, na doli para një burrë hipur mbi deve, i cili filloi të vështronte djathtas e majtas si për ndihmë. Atëherë, i Dërguari i Allahut na u drejtua neve duke përmendur pothuaj çdo lloj malli:

*“Kush të ketë pranë kafshë shale të tepërt, t’ia japë atij që s’ka; kush ka me vete ushqim të tepërt, t’ia japë atij që s’ka!”* Etj. Dhe nga thënia e tij ne arritëm në mendimin se askush nga ne nuk kishte të drejtë të zotëronte asnjë lloj malli të tepërt!” (Muslim, Lukata, 18)

Siç rrëfen Xhabiri (r.a.), kur Profeti do të nisej për ndonjë ekspeditë, thoshte:

*“O muhaxhirë dhe ensarë! Ju keni vëllezër që s’kanë as pasuri, as farefis! Secili prej jush të marrë me vete dy a tri vetë prej tyre!”*

Në të vërtetë, edhe ne vetë kishim vetëm një deve së cilës mund t’ia hipnim me radhë. Unë mora dy a tri vetë me të cilët do të ndërroheshim dhe duke mos pasur të drejtën që ta përdorja devenë më shumë se ta!” (Ebu Davud, Xhihad, 34)

Gjithashtu, Xhabiri (r.a.) na informon se, gjatë udhëtimit, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ecte pas me qëllim që t’u shkonte në ndihmë bashkudhëtarëve, i hipte në vithe të kafshës ata që e kishin të vështirë të ecnin, dhe bënte lutje për ta. (Ebu Davud, Xhihad, 94) Kur udhëtohet në grup, duhet vepruar (nxituar) duke mbajtur parasysh nivelin e personit më të dobët, sepse rezistenca e një zinxhiri matet me rezistencën e hallkës më të dobët të tij!

Ekuivalenca arabishte “sefer” e fjalës “udhëtim” do të thotë edhe “hapje, zbulim, nxjerrje në shesh”. Duke u nisur nga kjo, udhëtimet janë çastet më të rëndësishme kur zbulohen, dalin në shesh dhe kuptohen karakteri dhe bota e brendshme e njeriut. Këtë e shpreh tejet qartë kjo ngjarje:

Një njeri lavdëroi në prani të Hz. Omerit dikë që s’ndodhej aty. Hz. Omeri e pyeti:

“A ke patur mes atë njeri ndonjë marrëdhënie, a ke bërë tregti me të?”

“Jo!” – Iu përgjigj njeriu.

“A ke patur fqinjësi me të?” – E pyeti sërish Hz. Omeri.

“Jo!” – Iu përgjigj sërish njeriu.

“Mirë, po a keni udhëtuar ndonjëherë bashkë?” – E pyeti Hz. Omeri.

“Jo!” – Iu përgjigj prapë njeriu.

Pas kësaj replike, Hz. Omeri i tha njeriut:

“Domethënë, ti po flet për një njeri të cilin s’e njeh aspak!”

Kjo specifikë shfaqet në mënyrën më të qartë veçanërisht në udhëtimet e haxhit që janë shumë të lodhshme. Për shkaqe shumë të vogla, mund të ndodhin zemërime dhe grindje shumë të mëdha. Kjo buron nga dobësitë njerëzore dhe nga pamundësia e njeriut për t’iu bërë pengesë negativiteteve që fsheh në vetvete. Kurse në një udhëtim të tillë të shenjtë është e domosdoshme që njerëzit të jenë tejet delikatë, të durueshëm dhe tolerantë në sjellje dhe të shmangen nga fjalët e këqija, polemikat dhe të gjitha llojet e mëkateve.

Pasi të plotësohet qëllimi i udhëtimit, duhet kthyer pa vonesë. Duke përcaktuar se udhëtimi është një farë vuajtjeje, se e pengon njeriun të ushqehet dhe të flerë normalisht, Profeti thoshte:

*“Ai që niset për rrugë, sapo ta mbarojë punën, të nxitohet për t’u kthyer në shtëpi!”* (Buhari, Umre, 19; Muslim, Imare, 179)

Sepse mbi njeriun rëndon edhe e drejta e vetes, edhe e drejta e gruas dhe e fëmijëve. Duke e rregulluar jetën e vet, muslimani duhet të ngrejë ekuilibrin e duhur mes detyrave dhe përgjegjësive që i takojnë, gjë që mund të sigurohet vetëm duke i dhënë çdokujt dhe çdo gjëje hakun që i takon.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka ndaluar edhe që personi i cili ka qëndruar për një kohë të gjatë larg familjes, të shkojë në shtëpi natën befasisht. (Buhari, Nikah, 130; Muslim, Imare, 183)

Siç na e bën të ditur Enes bin Maliku (r.a.), edhe vetë i Dërguari i

Allahut (s.a.v.s.) kthehej nga udhëtimi në shtëpi jo natën, por para dite ose afër mbrëmjes. (Muslim, Imare, 180)

Pa dyshim, kjo etikë ka shumë urtësi dhe dobi individuale e familjare. Kjo specifikë duhet bërë kujdes veçanërisht në kohët kur nuk ekzistojnë mundësi ndërlidhjeje e komunikimi. Sepse duhet që njerëzit e shtëpisë të gjejnë kohë, rast e mundësi për ta përgatitur veten fizikisht e shpirtërisht, të plotësojnë mungesat dhe ta rregullojnë mjedisin e brendshëm të shtëpisë me pastrim, etj. Dihet se po qe se personi që do të kthehet në shtëpi, çon fjalë që më parë, nuk ndodh ndonjë e papritur dhe nuk shfaqet ndonjë problem. Por po qe se personi nuk gjen mundësi për të çuar fjalë, duhet ta rregullojë planin e kthimit në shtëpi në kohën e ditës.

Siç rrëfen Ka'b bin Maliku (r.a.), kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kthehej nga ndonjë udhëtim, më parë hynte në faltore ku falte dy reqate namaz. (Buhari, Megazi, 79)

Një sjellje e tillë përmban shumë urtësi dhe dobi. Para së gjithash, kjo është shprehje lavdërimi dhe falenderimi për Zotin tonë të Lartë i cili na e mundësoi ta përmbushnim shëndoshë e mirë udhëtimin dhe të ktheheshim në shtëpi. E dyta, abdesti dhe namazi e pastron njeriun nga çdo fëlliqësi materiale e shpirtërore dhe i jep gjallëri edhe fizike, edhe shpirtërore. Kurse udhëtimi, sado i shkurtër që të jetë, e lodh njeriun dhe e bën pasiv. Nëse kur kthehemi nga udhëtimi, marrim abdest dhe falim dy reqate namaz në faltore (xhami), këto dy akte dhe të gjitha veprimet e tjera shoqëruese bëhen pretekst që të çlirohemi nga kjo lodhje dhe të shkojmë pranë familjes më të gjallë, të kënaqur e të hareshëm. Veç kësaj, duke gjetur rastin të presim pak para se të shkojmë në shtëpi, gjejmë mundësi për të marrë vesh për ndonjë ngjarje ose situatë të jashtëzakonshme, si sëmundje apo vdekje, dhe për t'u përgatitur shpirtërisht për t'i përballuar ngjarje dhe situata të tilla që e trondisin thellë njeriun veçanërisht kur i merr vesh befasisht.

## N. ETIKA E SHTRIRJES DHE E GJUMIT

**"Mos rri në shtrat kur zbardh se të vete prapë;**
**Thuaj kurdo që duhet thënë: "elhamdulil'lah"!**

Junus Emre

Zoti ynë i Lartë e ka bërë ditën më shumë për të punuar për sigurimin e jetesës, kurse natën, kohë gjumi, pushimi dhe prehjeje. Në ajetet kur'anore thuhet kështu:





**“Ai** (Allahu) **e bëri për ju natën rrobë** (për t’u mbuluar)**, gjumin, kohë pushimi e prehjeje, kurse ditën, kohë për t’u ngritur e për të punuar!”** (el-Furkan, 25/47)

**“Gjumin jua bëmë** (mjet) **pushimi e prehjeje, kurse natën, rrobë** (për t’u mbuluar)**!”** (en-Nebe’, 78/9-10)

Meqë errësira e natës është mbuluese dhe fshehëse, është përngjasuar me rrobën, kurse gjumi është paraqitur si mjet pushimi e prehjeje. Sepse ai që fle, pushon e prehet duke e lënë punën dhe veprimtarinë.

Me të vërtetë, netët janë një rrobë, domethënë, një mbulesë shëndetësore, shoqërore, morale dhe estetike. Eshtë një rrobë fuqie, prehjeje dhe dhuntie e prerë sipas trupit të kësaj bote. Kurse për sa i përket ligjit të martesës, një veshje lumturie, një perde sekreti që mbron intimitetin, si dhe një strehim për ata që dëshirojnë të fshihen fizikisht dhe shpirtërisht. Nga ky këndvështrim, netët, ndërsa janë, nga njëra anë, një kohë bashkimi për ashikët ose të dashuruarit e pasionuar të Zotit, nga ana tjetër janë një vetëmashtrim i madh për mëkatarët dhe viktimat e egos së vet.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë: *“Gjumi është vëlla me vdekjen!”* (Sujuti, II, 162) Për këtë të vërtetë është aluduar edhe në ajetin kur’anor: **“... Ai është që ju vë në gjumë natën** (sikur t’ju bënte të vdisni) **dhe që e di se ç’bëni ditën.”** (el-En’am, 6/60) Kuptimi i kësaj është që, në lidhje me meditimin mbi vdekjen, njeriu e ka më evidente ta kuptojë të vërtetën e vdekjes duke medituar mbi gjumin e vet, sesa duke medituar mbi vdekjen e tjetërkujt gjatë pjesëmarrjes në funeralin e tij.

Prandaj, duke e lëshuar veten në krahët e gjumit në errësirën e natës, muslimani duhet të ndodhet i gatshëm me mendimin se rënia në gjumë mund të jetë për të një vajtje pa kthim. Profeti ynë i dashur i ka mësuar ummetit, bashkësisë së vet, rregulla etike shumë të bukura për atë se si duhet të jetë rënia në gjumë dhe fjetja dhe këto rregulla i ka treguar në praktikë, në mënyrën e jetesës së tij shembullore. Kur deshte të flinte, ai shtrihej në krah të djathtë, e vinte dorën e djathtë nën faqen e djathtë dhe pastaj bënte këtë lutje:

*“Allahu im, ta dorëzova veten Ty, ta lashë në dorë punën time Ty, e ktheva fytyrën nga Ty! E mbështeta shpinën tek Ti, u strehova tek ti duke ta kërkuar pëlqimin dhe duke ta pasur frikë ndëshkimin! Ndaj Teje, nuk ka strehim tjetër veç Teje! I besova Librit që zbrite dhe Profetit që dërgove!”*

Dhe një sahabiu i pati thënë kështu:

*“Po qe se vdes atë natë kur ke rënë të flesh pasi ke bërë këtë lutje, vdes me besim. Le të të jenë këto fjalët e fundit para se të flesh!”* (Buhari, Deavat, 7)

Pozicioni i vendosjes së shtratit të Profetit ishte si pozicioni i vendosjes së të vdekurit në varr. Kur Profeti shtrihej për të fjetur, koka i vinte në drejtim të faltores. (Ebu Davud, Edeb, 97) Edhe mbulesa që shtronte nën vete gjatë fjetjes i ngjante shumë qefinit mbi të vdekurin e shtënë në varr. Hirësia Es'ad Erbilí e përshkruan kështu këtë situatë në një kuplet persisht:

"Meqë vendi ku shfaqen dritërat e njohjes së Zotit është dheu, trupi im nuk dëshiron të shtrihet mbi shtretër!" (*Divan*, f. 14)

Muslimani duhet të bëjë një jetë me vetëdijen se edhe fjetja është një adhurim. Sepse ai e di se në çdo çast të tijin ndodhet nën vëzhgimin dhe kontrollin e Allahut, se Allahu e sheh atë çdo çast, e di se çfarë bën, e dëgjon se çfarë flet, madje, Allahu e merr vesh në çast se ç'ndjen në zemër! Ja, prandaj përpiqet të mos ndodhet qoftë edhe për një çast i pavetëdijshëm për Allahun. Nëpërmjet gjumit, Zoti u dhuron sa e sa vlera shpirtërore robve të vet besimtarë! Një nga këto janë ëndrrat besnike.[1]

Rënia për të fjetur në përputhje me këshillat dhe porositë e Profetit, do të thotë që personi ta shndërrojë edhe gjumin në adhurim dhe ta vërë atë nën garancinë e Allahut! Njeriut i cili i ka besuar garancisë së Allahut, askush dhe asgjë s'mund t'i shkaktojë dëm pa lejen e Allahut. Po qe se secili nga ne e mendojmë thellë kuptimin e lutjes si më sipër të përbërë prej shprehjesh jashtëzakonisht të hapura e të qarta, përjetojmë ndjenjën sikur po ia parashtrojmë për të fundit herë Allahut gjendjen tonë. Sepse lutja që bëjmë, namazi që falim, agjërimi që mbajmë, shkurt, një punë që bëjmë,

1. Gjatë gjumit, lidhja e njeriut me botën materiale bie në nivel minimal, kurse ndjenjat që i përkasin shpirtit të burgosur në trup, fuqizohen. Në këtë mënyrë, disa njerëzve të mirë (salih) u bëhet e mundur ta vëzhgojnë në ëndërr botën e fshehtë. Endrrat janë tri llojesh:
**1) Endrrat djallëzore.** Janë ëndrrat të indikuara njeriut nga djalli me qëllim për ta frikësuar njeriun, për ta shqetësuar ose hidhëruar shpirtin, si, p.sh., rrëzimi nga një vend i lartë ose shikimi i skenave grindjesh apo fatkeqësish që krijojnë efekte të rënda tek njeriu. Këto lloj ëndrrash janë pa bazë. Njeriu që sheh një ëndërr të tillë, s'duhet t'ia tregojë askujt dhe duhet të mbështetet tek Allahu nga ngacmimi i djallit.
**2) Endrrat që shihen nën një efekt të jashtëm.** Janë pamje që reflektohen në ëndrrën e njeriut në vartësi të gjendjes shpirtërore dhe imagjinatës së tij. Për shembull, njeriu që ka ngrënë gjëra shumë të kripura, sheh në ëndërr sikur po pi ujë shumë, ose njeriut i reflektohet në ëndërr një çështje që ia preokupon shumë mendjen. Edhe këto ëndrra janë pa kuptim.
**3) Endrrat besnike (të vërteta).** Endrra të tilla mbahen mend qartë. Këto janë ose përgëzim, ose paralajmërim nga Zoti. Për t'u shpjeguar, ëndrrat besnike kanë nevojë për çelësin përkatës që e njohin personat kompetentë të kësaj fushe. Aftësia e shpjegimit të ëndrrave është dhunti e Zotit dhe një dituri e mbështetur në disa rregulla. Prandaj, ai që bën shpjegim ëndrre, duhet të zotërojë pushtet shpirtëror, në të kundërt, ndodh përballja me rreziqet e shpjegimit të gabuar të ëndrrës. Sepse Profeti ynë (s.a.v.s.) ka thënë: *"Endrra vërtetohet sipas shpjeguesit të saj të parë."* (Ibni Maxhe, Ta'bir, 7) (Shih. Osman Nuri Topbaş, Tasavvuf, f. 389-395)

mund të jenë lutja e fundit, namazi i fundit, agjërimi i fundit, puna e fundit!

Një nga sunnetet e Profetit tonë është edhe fillimi i çdo pune nga e djathta. Prandaj e parapëlqente ai që, kur të binte për të fjetur, të shtrihej në krah të djathtë. Për më tepër, shtrirja në krah të djathtë është e dobishme edhe nga ana shëndetësore. Siç dihet, zemra dhe stomaku ndodhen në atë të majtë. Shtrëngimi i këtyre dy organeve shumë të rëndësishëm, është i dëmshëm për shëndetin. Prandaj mjekët këshillojnë që të mos shtrihemi mbi zemrën dhe stomakun.

Ndërkaq, në kohët kur Profeti ndodhej jashtë shtëpisë, në fushata ushtarake ose për shkaqe të tjera, mënyra se si shtrihej dhe flinte ishin pak më të ndryshme. Në ato kushte, shtrihej në anë të djathtë, e përthyente krahun e djathtë në bërryl dhe pëllëmbën e djathtë e bënte mbështetje për faqen e djathtë. (Muslim, Mesaxhid, 313) Kjo mënyrë shtrirjeje shfrytëzohet më shumë në terren të hapur kur nuk gjendet diçka si jastëk për ta vënë nën kokë. Profeti e përdorte këtë mënyrë shtrirjeje sidomos kur donte të pushonte për një kohë të shkurtër dhe kur binte vonë për të fjetur dhe kishte frikë se mos nuk zgjohej dot për në namazin e agimit. (Buhari, Deavat, 5; Muslim, Misafirin, 121-122)

Ka edhe lutje të tjera që Profeti i ka kënduar duke rënë për të fjetur dhe duke u ngritur nga gjumi. Duke rënë për të fjetur, ai lutej kështu:

اَللّٰهُمَّ بِاسْمِكَ اَمُوتُ وَ اَحْيَا

*“Allahu im! Me emrin tënd vdes dhe ringjallem!”*

Dhe, duke u ngritur nga gjumi, lutej kështu:

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِى اَحْيَانَا بَعْدَ مَا اَمَاتَنَا وَ اِلَيْهِ النُّشُورُ

*“Lavdi Allahut që na ringjall pasi të vdesim! Kthimi është vetëm tek Ai!”* (Buhari, Deavat, 8)[1]

Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, bënte të ditur se personi i cili bie të flerë pa e përmendur Allahun, bën një punë të metë. (Ebu Davud, Edeb, 25) Edhe vetë, çdo natë, kur hynte në shtrat, këndonte suret Ihlas, Felak dhe Nas, u frynte duarve dhe me to fërkonte trupin. (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 14) Ai e pati këshilluar të bijën Fatime e cila i pati kërkuar një shërbëtor sepse i

1. Kurse njëri nga miqtë e Allahut, duke u frymëzuar nga kjo lutje e Profetit, është lutur kështu: “Allahu im, me Ty më vdis dhe me Ty më ringjall!”

qenë bërë tërë plagë duart nga puna e rëndë, që, kur të hynte në shtrat për të fjetur a pushuar, të thoshte tridhjetë e tri herë *Allahuekber*, tridhjetë e tri herë *Subhanallah* dhe tridhjetë e tri herë *Elhamduli'lah*, duke i thënë se kjo gjë do të ishte më e dobishme dhe më e mbarë për të se sa punësimi i një shërbëtori. (Buhari, Deavat, 11) Profeti pati synuar që, kur Hz. Fatimeja të kërkonte të shtrihej për t'u çlodhur nga punët e ditës, të çlirohej nga lodhja e ditës duke i bërë këto dhikre.

Para se të bihet për t'u çlodhur a për të fjetur, duhet kontrolluar vendi ku do të bihet për të parë se mos ka ndonjë gjë të dëmshme. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë:

*"Kur dikush nga ju do të bjerë në shtrat, ta shkundë shtratin me cepin e rrobës sepse nuk dihet se ç'gjë e dëmshme mund të ketë hyrë aty pasi ka qenë ngritur. Pastaj të thotë kështu: "Zoti im! Me emrin tënd rashë në shtrat dhe prapë me emrin tënd do të ngrihem nga shtrati! Po qe se ke për të ma marrë shpirtin në gjumë, më mëshiro dhe më fal! Po qe se ke për të më lënë në jetë, mbromë nga të këqijat ashtu siç i mbron robtë e tu të mirë!"* (Buhari, Deavat, 13)

Edhe nëse personat që jetojnë në shtëpi të rregullta e në apartamente, e kanë të vështirë ta kuptojnë ashtu siç duhet këshillën e këtij hadithi profetik, ata që jetojnë në shtëpi fshati ose shkretëtire me dyer dhe baxha të parregullta, e dinë shumë mirë rëndësinë e kësaj këshille. Megjithëkëtë, kjo shprehi edukate vlen edhe për jetën e qytetit, sepse edhe në banesat më të rregullta ndodh që të hidhen apo harrohen aty-këtu sende të rrezikshme si gjilpëra, etj.

Veç kësaj, Profeti e ka ndaluar fjetjen në pjesë të rrezikshme të shtëpisë si çardaket apo ballkonet pa parmakë. (Tirmidhi, Edeb, 82)

Ka edhe forma shtrirjeje dhe fjetjeje që Profeti i ka ndaluar. Njëra nga këto është shtrirja dhe fjetja përmbys. Duhet shmangur nga kjo gjendje e papëlqyeshme për Allahun dhe të Dërguarin. Tahfe bin Kajs (r.a.) tregon kështu:

"Një herë isha shtrirë në faltore përmbys. Pastaj ndjeva se dikush më shtyn me këmbë duke më thënë:

*"Kjo është një mënyrë shtrirjeje që bëhet shkak për zemërimin e Allahut!"*

Kur u ktheva dhe pashë, ishte i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.)!" (Ebu Davud, Edeb, 94)

Kjo formë shtrirjeje dhe fjetjeje jo vetëm bëhet shkak për papëlqyeshmërinë e Allahut dhe të të Dërguarit, por edhe është e dëmshme për shëndetin e njeriut. Ajo shkakton shtrëngimin e organeve si stomaku dhe zem-





ra. Në të njëjtën kohë, është në pamje e shëmtuar dhe në kundërshtim me edukatën. Si përfundim, shmangia nga kjo formë shtrirjeje dhe fjetjeje e penguar nga Profeti, është rruga më e përshtatshme dhe më e drejtë për ne.

Abdullah bin Jezid (r.a.) na transmeton se e ka parë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) në faltore të shtrirë në shpinë me një këmbë të hedhur mbi tjetrën. (Buhari, Salat, 85) Kurse në një rivajet tjetër autentik thuhet: *"Kur të shtrihesh dhe flesh, mos i vër këmbët mbi njëra-tjetrën!"* (Muslim, Libas, 73) Mes këtyre dy haditheve nuk ka ndonjë kundërshti. Hadithi i dytë e ka ndaluar shtrirjen në shpinë me shalët mbi njëra-tjetrën në atë mënyrë që të zbulohen pjesët intime e të jashtëqitjes. Kurse hadithi i parë, ai që tregon mënyrën e qëndrimit të Profetit, është mënyra e lejueshme e shtrirjes që s'i jep shkak çrregullimit të rrobës dhe zbulimit të trupit.

Kur Profeti zgjohej natën, po të kishte nevojë, e kryente, lante duart dhe fytyrën dhe pastaj binte prapë për të fjetur. (Ebu Davud, Edeb, 105)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e rregullonte jetesën e ditës dhe natës me maturi. Si rregull i përgjithshëm, nuk flinte para namazit të jatsisë, kurse pas namazit të jatsisë nuk merrej me biseda dhe kuvende. (Buhari, Mevakit, 23) Ibni Mes'udi (r.a.) thotë: "I Dërguari i Allahut na i ndaloi bisedat e natës pas jatsisë." (Ibni Maxhe, Salat, 12) Ky është një ndalim me cilësi këshille. Mirëpo ndjekja e kësaj këshille duke rënë për të fjetur menjëherë pas namazit të jatsisë, vlerësimi i mirë i natës duke u çliruar nga gjëra të kota, si radioja dhe televizioni, ka një rëndësi shumë të madhe veçanërisht për sa i përket krijimit të mundësisë për t'u ngritur në namazin e pasmesnatës (tehexhxhud). Për mbajtjen gjallë të këtij sunneti ose tradite profetike, muslimanët kanë nevojë më shumë se kurrë në ditët e sotme.[1]

Sa për gjumin e të Dërguarit të Madh, pa dyshim, s'ishte si gjumi ynë. Ndoshta është e vështirë t'i thuhet gjumë. Sepse në asnjë çast të jetës së tij nuk mund të bëhej fjalë për indiferentizëm, shkujdesje dhe harresë të detyrave si rob i Zotit. Imam Busiriu thotë kështu:

Kurrsesi mos e moho se ke marrë vahj në ëndërr;
Zemra s'i flinte atij dhe në i flinin sytë...

1. Një pjesë të dobive që i përfton njeriut kjo traditë e Profetit tonë të dashur, specialistët e shpjegojnë kështu: "Gjëndrra e epifizës, si pasojë e melatoninës që sekreton, është si qendër e disa sjelljeve tona që kanë lidhje me situatën tonë shpirtërore. Melatonina ndikon mbi rregullsinë e jetës seksuale, e mbron trupin përballë infeksioneve, sjell gjumë dhe rregullon gjendjen psikike. Për ta rrokur orën kur melatonina ndodhet në nivelin më të lartë, duhet rënë në gjumë në orën 21.00 dhe duhet ngritur nga gjumi në orën 03.00. Po qe se personi ndodhet zgjuar në këtë kohë dhe merr dritë, sekretimi i melatoninës vazhdon." (Dr. Arslan Mayda, f. 37)

Eshtë vetëm organizmi që bën gjumë duke i ndërprerë pothuaj të gjitha veprimtaritë. nga ky këndvështrim, edhe nëse Profetit i flinin sytë, zemra, domethënë, shpirti, vetëdija dhe njohja i ndodheshin gjithmonë zgjuar me përmendjen (dhikrin) e Allahut. (Buhari, Menakib, 24)[2] Sepse për të mund të përfituar në nivel maksimal nga frymëzimi dhe begatia e dhikrit, është e domosdoshme që dhikri të vazhdohet pa ndërprerje edhe në gjumë. Lidhur me këtë, njëri nga arifët të urtët e kulturës shpirtërore, thotë kështu:

Që dhikri i bërë në mëngjes, të mund të arrijë gjer në mbrëmje dhe dhikri i bërë në mbrëmje, të mund të arrijë gjer në mëngjes, është e domosdoshme të vazhdohet dhikri edhe në gjumë. Personat që janë në kërkim të së Vërtetës, duke përftuar, në këtë mënyrë, dobi të mëdha, munden të arrijnë në ngadhnjimin dhe përkryerjen hyjnore.

Koha e gjumit e Profetit ishte, në përgjithësi, koha pas namazit të jatsisë dhe para namazit të agimit. Po të kishte mundësi, Profeti flinte rreth një orë pas namazit të drekës. Kësaj i thonë "kajlule". Lidhur me këtë, profeti ka thënë si në vijim dhe është shprehur se ky gjumë i vjen në ndihmë më shumë namazit të natës:[3]

*"Ndihmojeni agjërimin e ditës me anë të ngrënies së syfyrit dhe adhurimin e natës, me gjumin e ditës!"* (Hakim, I, 588)

Fjetja gjatë kohës nga lindja e diellit gjer rreth 45 minuta më pas, nuk është pritur mirë. Thelbësore është rënia herët për të fjetur dhe ngritja herët nga gjumi. Pas faljes së namazit të agimit, duhet marrë me tesbih, dhikër, Kur'an dhe mësim diturish fetare, pastaj të fillohet nga puna e përditshme. Duhet përfituar nga begatia e agimit. As fjetja mes iqindisë dhe perëndimit të diellit. Secili e ka parë dëmin e fjetjes në këtë kohë duke e provuar vetë. Personi që bie të flerë dhe pastaj ngrihet brenda këtij intervali, bëhet si i trullosur dhe e ka të vështirë të vijë në vete.[4] Ashtu si koha e agimit, edhe koha e iqindisë dhe pas saj duhet vlerësuar me dhikër dhe meditim.[5]

---

2. Hirësia Muhammed Es'ad Erbili thotë: "Për të të parë ty, zemra s'ka nevojë për trup. Sado që syri të kridhet në gjumë gjatë netëve, rruga e zemrës është e hapur!" (*Divan*, f. 21)
3. Me të vërtetë, sot mjekët thonë se mes orëve 11.00-13.00 kur metabolizmi i glikozës është në nivelin më të lartë, një gjumi i lehtë dreke është i dobishëm. (dr. Arslan Mayda, f. 39)
4. Gjithashtu, sipas përcaktimit të specialistëve, në orën 22.00, tensioni arterial dhe rrahjet e zemrës bien. Pas orës 04.00, në tension dhe në rrahjet e zemrës fillon ngjitja e cila arrin nivelin më të lartë mes orëve 15.00-18.00. Prandaj nuk duhet fjetur në kohën e iqindisë kur tensioni arterial dhe rrahjet e zemrës, po ashtu, edhe metabolizmi qelizor janë në nivelin më të lartë. Veç kësaj, me anë të fjetjes në këtë kohë, krijohen shkaqet e rritjes së tensionit dhe shfaqjes së shqetësimeve kardiake. Kjo duhet të jetë edhe njëra nga urtësitë e faktit që dijetarët islamë nuk e këshillojnë gjumin në kohën e iqindisë. (Mayda, f. 38-39)
5. Mistikët, duke vepruar në përputhje me Sunnetin, kanë parapëlqyer për dhikër pë -

## O. ETIKA E NDENJJES

**"O ju që keni besuar! Kur t'ju thuhet "hapni vend në kuvende", menjëherë hapni vend që edhe Allahu t'ju japë juve gjerësi!"**

el-Muxhadele, 58/11

Feja islame e cila e ka rregulluar në mënyrën më të mirë çdo fushë të jetës, ka vënë një sërë rregullash etike edhe për mënyrat e ndenjjes. Feja islame ka bërë të ditur se muslimani s'mund të ulet në mënyrë të rastësishme në cdo vend të rastësishëm, por se çdo veprim i tij është i lidhur me një rregull të caktuar.

Ka mënyra dhe forma të ndryshme ndenjjeje, si në gjunjë, këmbëkryq, pupthi, me gjunjë të përthyera, me këmbë të zgjatura me duart mbështetur prapa mbi pëllëmbë. Pa dyshim, është Profeti ynë ai që na tregon se cila prej këtyre dhe në ç'vend është e përshtatshme.

### 1. Format dhe mënyrat e ndenjjes së Profetit

Mënyra më e zakonshme e ndenjjes së Profetit ka qenë në gjunjë. (Muslim, Iman, 1, 5; Buhari, Iman, 37) Por ai ka përdorur edhe mënyra dhe forma të tjera ndenjjeje.

Njëra prej tyre është ndenjja këmbëkryq. Xhabir bin Themure (r.anhuma) njofton se i Dërguari i Allahut, Profeti ynë, pasi falte namazin e agimit ulej ndenjur këmbëkryq dhe rrinte ashtu gjersa dielli të ngjitej mirë në horizont. (Ebu Davud, Edeb, 26)

Ndenjja këmbëkryq është një nga mënyrat e ndenjjes që i pëlqenin shumë Profetit dhe të cilën ai e përdorte shpesh. Sepse kjo mënyrë ndenjjeje e bënte njeriun të ndihej i qetë, pengonte hapjen e rrobës dhe zbulimin e pjesëve intime të trupit dhe ishte në përputhje me rregullat e etikës. I Dërguari i Allahut ulej ndenjur në këtë mënyrë në shumicën e rasteve jo vetëm në faltore, por edhe në kuvende të tjera. Ndërkaq, vëmë re se edhe sahabet e ndiqnin Profetin në këtë mënyrë të ndenjuri dhe parapëlqenin të uleshin dhe të rrinin ndenjur si ai.

Dy mënyra të tjera të ndenjuri janë edhe ato që quhen "kurfusha" dhe "ihtiba". Ibni Omeri (r.anhuma) ka thënë se "e ka parë të Dërguarin e Allahut

gjithësisht kohët e agimit (zbardhjes), mëngjesit dhe iqindisë dhe kanë përfituar nga begatia e këtyre çasteve.

(s.a.v.s.) të ulur në avllinë e Qabes me duart mbërdhyer pas gjunjëve" dhe është ulur ndenjur mbi tule me gjunjët të mbledhura mbështetur pas barkut dhe duart mbërthyer pas gjunjëve. (Buhari, Isti'zan, 34)

Edhe Kajle binti Mahreme thotë: "(Kur shkova për t'u bërë muslimane) e pashë të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) të ulur mbi tule me gjunjët të mbledhura mbështetur në bark dhe duart lidhur pas gjunjëve. Kur e pashë atë të ulur ashtu, me modesti, me përshpirtshmëri dhe prehje shpirtërore, u drodha nga impresionimi!" (Ebu Davud, Edeb, 22) Kjo mënyrë të ndenjuri ishte ajo që e përdorte më shpesh Profeti, madje, sipas Kadi Ijazit, ishte ajo që ai e parapëlqente më shumë ndaj ndenjjes këmbëkryq. Shkaku i parapëlqimit të kësaj mënyre ndenjjeje është se e siguron plotësisht mbulimin, nuk lë shteg për hapjen e rrobës dhe zbulimin e pjesëve intime të trupit. Edhe sahabet uleshin kështu në shumicën e rasteve. Fakti që kjo mënyrë të ndenjuri është e përhapur në popullin tonë, siç duket buron nga praktikimi i këtij sunneti apo zakoni të Profetit.

Ndërkaq, Profeti e ka ndaluar këtë mënyrë ndenjjeje vetëm gjatë dëgjimit të hutbes të mbajtur nga imami ditën e xhuma. (Ebu Davud, Salat, 228) Sepse kjo mënyrë ndenjjeje bëhet shkak që njeriu të përgjumet dhe, kështu, e pengon nga detyra për ta zdëgjuar hutben. Më e keqja është se kjo mënyrë ndenjjeje mund të bëhet shkak për prishjen e abdestit.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është ulur edhe pupthi. këtë mënyrë ndenjjeje të emërtuar me fjalët "ihtifaz" ose "ik'a", Profeti e ka përdorur më shumë për të ngrënë diçka. Enes bin Maliku (r.a.) ka thënë:

"Unë e kam parë të Dërguarin e Allahut duke ngrënë hurma i ulur pupthi." (Muslim, Eshribe, 148-149)

Një mënyrë tjetër të ndenjuri e vërejtur te profeti është ulja në anë të hauzit ose pusit me këmbët të lëshuara poshtë. Sipas një hadithi të transmetuar nga Ebu Musa el-Esh'ariu (r.a.), i Dërguari i Allahut, së bashku me disa sahabe, është ulur në anë të pusit (oazit) Eris me këmbët të lëshuara brenda boshllëkut të pusit. (Buhari, As'habu'n-Nebi, 5)

### 2. Format dhe mënyrat e ndenjjes të papëlqyera nga Profeti

Ka edhe mënyra dhe forma ndenjjeje që Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, nuk i ka pritur me pëlqim. Për shembull, ndenjja duke u mbështetur mbi pëllëmbën e njërës dorë të hedhur pas dhe me qëndrimin e trupit të përshtatur sipas kësaj pike mbështetjeje, nuk është pritur si e pranueshme nga Profeti. Edhe ndenjja duke u mbështetur mbi pëllëmbët e dy duarve të hedhura pas është njëra nga mënyrat dhe format e papëlqyera prej tij. Sepse kjo mënyrë dhe formë ndenjjeje është cilësuar si gjest





mendjemadhësie ndaj të pranishmëve. Sherid bin Suvejd (r.a.) tregon kështu:

“Një ditë, kur po rrija mbështetur mbi pëllëmbën e dorës së majtë të hedhur pas, më erdhi pranë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe më tha:

*“A po rri si ata mbi të cilët ka rënë zemërimi i Allahut?”* (Ebu Davud, Edeb, 24)

Momenti i rëndësishëm këtu është që muslimanët të cilët zotërojnë dhuntinë më të madhe siç është Islami, nuk duhet t’u ngjajnë as në mënyrën e uljes dhe ndenjjes jomuslimanëve të cilët janë lënë të privuar nga dhuntia dhe kanë merituar zemërimin e Allahut. Po qe se një mënyrë ndenjjeje, ecjeje, shtrirjeje dhe sjellje të ngjashme janë shenjë dalluese e jomuslimanëve, domethënë, po qe se, kur vërehen këto, të sjellin ndërmend jomuslimanët ose, nëpërmjet tyre, animizohet në mendje pamja e tyre, është detyra e muslimanëve që të shmangen prej tyre.

Profeti ynë e ka ndaluar uljen në vende të papërshtatshme në çfarëdo mënyre qoftë. Njëra nga këto është ulja në rrugë, rrugica dhe anës rrugëve. Profeti u ka thënë sahabeve:

*“Shmanguni nga ulja dhe ndenjja në rrugë!”*

Sahabet i kanë thënë:

“Por ne jemi të detyruar për këtë. Atje i bisedojmë çështjet tona!”

*“Në qoftë se nuk bëni dot pa ndenjur në rrugë, atëherë jepjani hakun rrugës!”* – U ka thënë Profeti.

“Ç’është haku i rrugës, o i Dërguari i Allahut?” – E kanë pyetur sahabet.

*“Të mos shihni në haram, të mos ngacmoni kalimtarët, ta pranoni selamin (përshëndetjen me selam), të urdhëroni të mirën dhe të ndaloni të keqen!”* – U ka thënë Profeti (Buhari, Mezalim, 22; Muslim, Libas, 114)

Në disa variante të tjera të këtij rrëfimi, Profeti ka shtuar edhe detyrime të tjera për ata që ulen në rrugë, si *“t’i tregohet rruga atij që pyet”, t’i jepet ndihmë atij që kërkon ndihmë”*, etj.

Ulja pa pasur nevojë dhe bisedimi në vendet ku njerëzit shkojnë e vijnë, soditja e kalimtarëve dhe pengimi i tyre për të kaluar lirisht, është një veprim i shëmtuar. Por kur ulja dhe ndenjja bëhen të detyrueshme, duhet treguar vëmendje për specifikat e përmendura nga Profeti. Muslimanët që i kanë njohur anët negative të uljes dhe ndenjjes në rrugë, e kanë bërë zakon prej kohësh uljen dhe qëndrimin në avllitë e xhamive.

### 3. Ndenjja në kuvende dhe në prani të njerëzve

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka vënë parime shumë të bukura edhe lidhur me etikën e qëndrimit dhe ndenjjes në kuvende. Ai ka porositur: *"Askush nga ju të mos e ngrejë tjetrin nga vendi ku është ulur dhe pastaj të ulet vetë aty, por të gjithë së bashku ta hapni rrethin duke bërë vend edhe për të ardhurit!"* (Buhari, Xhum'a, 20) Kurse në një hadith tjetër ka thënë se personi i cili ngrihet nga vendi, kur kthehet pas, ka të drejtë më shumë se kushdo tjetër të ulet sërish në atë vend! (Muslim, Selam, 31) Sahabet që merrni edukatë profetike në këtë mënyrë, kur shkonin në prani të Profetit, uleshin ku të gjenin vend të lirë. (Ebu Davud, Edeb, 14)

Ky zakon i bukur i sahabeve është njëra nga mënyrat e sjelljes që duhet të merret si shembull edhe prej nesh. Sepse kërkesa e dikujt që hyn në një kuvend apo shoqëri më pas, për të zënë vend para të tjerëve ose në krye, mund të bëhet shkak për vetëfyerje të të tjerëve, për zemërim ose edhe për armiqësi. Në qoftë se s'ka vend për një person i cili hyn në kuvend pasi kanë zënë vend të gjithë, atij i duhet hapur vend duke u shtrënguar e duke e zgjeruar rrethin. Sjellja e tillë është në etikën e kuvendit. Në Kur'anin e Shenjtë, duke tërhequr vëmendjen mbi rëndësinë e kësaj çështjeje, urdhërohet kështu:

**"O ju që keni besuar! Kur t'ju thuhet "hapni vend në kuvende", menjëherë hapni vend që edhe Allahu t'ju japë juve gjerësi!"** (el-Muxhadele, 58/11)

Të gjitha këto parime janë vënë me qëllim për të parandaluar kontradiktat që mund të dalin për këto shkaqe mes njerëzve, për të bërë rregullimet e duhura dhe të herëpashershme në shoqëri dhe për t'i mësuar dhe aftësuar njerëzit që të respektojnë etika të caktuara. Në shoqërinë tonë respektohen me ndjeshmëri të gjitha këto rregulla etike. Në shumë kuvende, ata me moshë më të vogël ua lëshojnë vendin më të mëdhenjve në moshë si dhe dijetarëve duke e bërë këtë me gjithë zemër, me respekt dhe duke besuar në mirësinë dhe shpërblimin e kësaj sjelljeje. Këto sjellje janë një shfaqje e faktit se sa ka ndikuar sunneti i Profetit në jetën e përditshme të kombit tonë musliman.

Një nga rregullat etike që duhen respektuar në kuvende është ulja mes dy vetëve pa marrë leje prej tyre. Sepse Profeti ynë ka porositur kështu në lidhje me këtë çështje:

*"Nuk është hallall (e lejuar, e bekuar) për dikë të ulet mes dy vetëve pa e lejuar vetë ata!"* (Ebu Davud, Edeb, 21)

Hyrja mes dy vetëve që janë duke ndenjur pranë e pranë, duke i ndarë nga njëri-tjetri ose kalimi para duke kapërcyer nëpër supet e tyre, s'është veprim në përshtatje me edukatën dhe etikën. Sepse në të dy rastet, u shkaktohet mundim dhe shqetësim të tjerëve. Sepse mes atyre personave





mund të ketë një bisedë private ose një çështje të cilën ata nuk duan t'ua dëgjojnë të tjerët. Për të mos i dhënë rast kësaj, duhet që, veçanërisht në xhami, xhemaati t'i mbushë radhët duke filluar nga kreu si dhe në mënyrë të shtrënguar me qëllim që të mos lejohet kalimi i dikujt tjetër nga pas për në radhët e mëparme. Enes bin Maliku tregon kështu:

"Një ditë, ndërsa Profeti po mbante hutbe, në faltore u fut dikush i cili, duke kapërcyer dhe shkelur mbi supet e njerëzve, kaloi në radhët e para dhe u ul pranë Profetit. Pas përfundimit të namazit, Profeti ynë i dashur i tha atij personit:

*"O filani, ç'të pengoi ta falje namazin e xhumasë bashkë me ne?"*

"O i Dërguari i Allahut, veprova kështu për t'u ulur në këtë vend këtu!" – Iu përgjigj personi.

Profeti i tha:

*"Mirë, po unë të pashë ty duke shkelur mbi supet e njerëzve dhe duke u shkaktuar mundim atyre! (Dije se) Kush i shkakton mundim një muslimani, më ka shkaktuar mundim mua dhe kush më shkakton mundim mua, do të thotë se i ka shkaktuar mundim Allahut!"* (Hejsemi, II, 179)

Fakti që, megjithëse personi e fali namazin e xhumasë në një vend ku e shihte Profeti, Profeti e pyeti se "pse s'e kishte falur namazin bashkë me ta", kishte për qëllim të vinte theksin mbi peshën e madhe të gabimit të bërë prej atij personi. Kurse mënyra se si veproi ai, pavarësisht se ishte e gabuar, nuk përbënte pengesë juridike për pranimin e vlefshmërisë së namazit të falur prej tij.

Edhe ulja mu në mes të rrethit të njerëzve të formuar për të zhvilluar një bisedë, për të dëgjuar një predikim ose për të zhvilluar mësim, është një sjellje e huaj për edukatën dhe etikën. Siç rrëfen Hudhejfe (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) është shprehur se personi i cili ulet në mes të një grupi njerëzish të vendosur në formë rrethi, bën një sjellje dhe veprim jo të drejtë. (Ebu Davud, Edeb, 14)

Ky veprim i ndaluar me forcë nga i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), është me pasoja të papëlqyera nga dy anë. E para, për të kaluar në radhët më në krye, duhen shqetësuar të tjerët duke kapërcyer mes tyre ose mbi supet e tyre, gjë që është ndaluar. E dyta, personi që hidhet e ulet në mes të rrethit apo kuvendit, bëhet pengesë që personat përballë ta shohin lirisht njëri-tjetrin, gjë që është, gjithashtu, mundim për të pranishmit në atë rreth apo kuvend. Një shkak tjetër që bën që ky veprim të duket jashtëzakonisht keq, është gjendja shpirtërore e paformuar si dhe personaliteti joserioz i personit i cili bën një veprim të tillë.

Sipas fesë sonë, muslimanët e kanë të ndaluar të marrin pjesë ose

të ndodhen në mjediset ku bisedohen çështje të papërshtatshme. Allahu i Lartë urdhëron:

**“Kur të dëgjoni se mohohen ajetet e Allahut dhe se bëhen tallje me to, mos qëndroni aty gjersa biseda të kalojë në një çështje tjetër! Po të mos veproni kështu, edhe ju bëheni si ta!”** (en-Nisa, 4/140)

Sipas këtij ajeti kur’anor, qëndrimi në kuvendet ku mohohen ajetet e Allahut të Lartë dhe ku vihet në lojë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), përbën një rrezik shumë të madh për sa i përket besimit!

Ndërkaq, njeriu, i detyruar nga kushtet e jetës, mund të rastisë në kuvende ku bisedohet për gjëra të ulta. Për muslimanin i cili, me gjithë kujdesin e treguar, ndodhet dashje pa dashje në kuvende të tilla, Profeti ynë i mëshirës, duke lënë hapur portën e faljes, ka thënë:

*“Kush ulet në ato vende ku bëhen shumë biseda të ulta dhe e këndon këtë lutje para se të ngrihet, pastrohet nga mëkatet që ka bërë:*

*“Allahu im! Të madhëroj Ty duke të lavdëruar! Dëshmoj se nuk ka zot tjetër veç Teje, të lutem të më falësh dhe bëj pendesë para Teje!”* (Tirmidhi, Deavat, 39)

## P. ETIKA E PRANIMIT TE FTESES

**“Kur dikush nga ju ftohet në gosti, të shkojë. Po qe se është i agjëruar, të bëjë lutje për të zotin e gostisë; po të mos jetë i agjëruar, të hajë!”**

Muslim, Nikah, 106

Feja islame i bëri besimtarët vëllezër me njëri-tjetrin (el-Huxhurat, 49-10) dhe u dha rëndësi të madhe preteksteve që i forcojnë lidhjet vëllazërore mes tyre. Njëri nga këto pretekste është që besimtari t’i përgjigjet pozitivisht ftesës së vëllait besimtar. Duke u shprehur si në vijim, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka konsideruar këtë si njërën prej detyrave themelore të muslimanit:

*“Një musliman ka pesë të drejta mbi një musliman tjetër: t’ia pranojë selamin, t’i përgjigjet pozitivisht ftesë së tij, t’ia ngrejë kufomën, ta vizitojë kur të sëmuret, ta urojë me lutjen “jerhamukellah” kur të teshtijë dhe thotë “elhamdulil’lah”!”* (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 1)

Gjithashtu, i Dërguari i Allahut ka porositur: *“Kur të thirreni, përgjigjiuni pozitivisht ftesës dhe shkoni!”* (Muslim, Nikah, 99) Duke iu përgjigjur edhe vetë pozitivisht ftesave, e ka përforcuar këtë porosi në mënyrën më të bukur me

shembuj vetiakë në jetën e tij.

Sahabiu Itban bin Malik (r.a.) i cili pati marrë pjesë në betejën e Bedrit, bënte punën e imamit për fisin e tij, Bijtë Salim. Ndërkaq, ngaqë kur binte shi, kalimi i përroit që kalonte mes shtëpisë dhe faltores, bëhej shumë i vështirë, ai shkoi te i Dërguari i Allahut dhe i tha në formë ftese:

“O i Dërguari i Allahut! Sytë nuk më dallojnë mirë! Kur bie shi, përroi mes meje dhe tyre fryhet dhe bëhet i vështirë për t’u kaluar. Prandaj, a s’bën sikur të ma nderoni shtëpinë duke ardhur atje e duke falur namaz në një pjesë të saj? Sepse atë vend dua ta bëj namazgjah!”

*“Inshaallah, në dashtë Allahu, do të ta çoj në vend këtë kërkesë!”* – Iu përgjigj i Dërguari i Allahut.

Itbani vazhdon të tregojë kështu:

“Të nesërmen në mëngjes, në një kohë kur dielli ishte lartësuar në horizont, erdhën tek unë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) bashkë me Ebu Bekrin. I Dërguari i Allahut kërkoi leje për të hyrë, unë i dhashë leje dhe ai hyri. Pa u ulur ende, më pyeti:

*“Në ç’pjesë të shtëpisë dëshiron të fal namaz?”*

Ia tregova vendin se ku dëshiroja të falte namaz, ai shkoi atje, qëndroi në krye, bëri tekbir dhe qëndroi në namaz. Edhe ne u vendosëm pas tij dhe lidhëm duart. I Dërguari i Allahut fali dy reqate namaz dhe dha selam. Edhe ne dhamë selam. Pas mbarimit të namazit, i nxorëm gjellën që kishim përgatitur për të. Pastaj na erdhën në shtëpi një grup burrash nga fisi, të cilët kishin dëgjuar për ardhjen e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Shtëpia na u mbush me njerëz. (Muslim, Mesaxhid, 263; Buhari, Salat, 45-46)

Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, iu përgjigj pozitivisht ftesës së sahabiut dhe, menjëherë, të nesërmen, shkoi në shtëpinë e Itbait kur dielli ishte ngjitur pak në horizont. Pas namazit, Profetit iu nxuar një gjellë e përgatitur me miell dhe mish të grirë hollë, të quajtur “hazire” për ta gostitur atë. Profeti e pranoi edhe ftesën e gostitjes dhe hëngri nga gjella e përgatitur.

Një ngjarje mbi pranimin nga Profeti të ftesës së sahabeve ka ndodhur edhe gjatë gërmimit të hendekut përreth Medinës si masë paraprake mbrojtëse para betejës së Hendekut. Xhabiri (r.a.) i cili e vuri re, për një çast, se i Dërguari i Allahut po vuante nga uria, u vu menjëherë për të gjetur një zgjidhje dhe, pasi mori leje, vrapoi në shtëpi. Ai e tregon vetë këtë ngjarje, kështu:

“Arrita në shtëpi dhe i thashë gruas:

“E vura re Profetin (s.a.v.s.) në një gjendje të padurueshme. A ka ndonjë gjë për të ngrënë?”

“Pak elb dhe një kec!” – Më tha gruaja.

E thera kecin dhe e blova elbin. Mishin e futëm në tenxhere. Ndërsa buka piqej dhe mishi zjente në tenxheren mbi gurët e nxehtë, u ktheva te i Dërguari i Allahut. I thashë:

“O i Dërguari i Allahut! Kam pak gjellë. Le të shkojmë tek ne së bashku edhe me dy-tre vetë!”

Profeti (s.a.v.s.) më pyeti:

*“Sa gjellë është?”*

Unë ia tregova. Atëherë, ai më tha:

*“Edhe shumë qenka, edhe shumë e mirë! Thuaji gruas, pa ardhur unë, të mos e heqë tenxheren nga zjarri dhe bukën nga furra!”*

Pastaj iu drejtua sahabeve:

*“Ngrehuni!”*

Muhaxhirët dhe ensarët u ngritën së bashku. Unë vrapova i shqetësuar në shtëpi dhe i thashë gruas:

“Mjerë ne ç’na ra në kokë! Po na vjen i Dërguari i Allahut bashkë me të gjithë muhaxhirët dhe ensarët!”

“A të pyeti se sa gjellë kemi?” – Më tha gruaja.

“Po!”- Iu përgjigja unë.

“Mos u shqetëso, atëherë! Ai e di më mirë se ti!” – Ma priti gruaja.

Pak më pas, pasi arritën, Profeti u tha sahabeve:

*“Hyni pa e shtrënguar njëri-tjetrin!”*

Profeti këpuste një copë bukë, i vinte sipër një copë mish dhe ia jepte një sahabiu, pastaj e mbyllte tenxheren dhe furrën. Pastaj e përsëriste të njëjtin veprim edhe për sahabiun tjetër. Dhe vazhdoi kështu gjersa hëngrën dhe u ngopën të gjithë. Më në fund, mbeti përsëri një sasi buke dhe mishi. I Dërguari i Allahut i tha sime shoqeje:

*“Hani edhe ju dhe jepuni edhe komshinjve se uria i dërrmoi njerëzit!”* (Buhari, Megazi, 29; Vakidi, II, 452)

Në atë ftesë që iu përgjigj i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.), me gjellën për pak vetë, me lejen e Allahut, u ngopën një mijë vetë, madje, nga teprica iu dhanë edhe komshinjve.

Një shembull tjetër i përgjigjes pozitive të Profetit ndaj ftesës është kështu. Enes bin Maliku (r.a.) tregon: “Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na e drejtoi faljen e namazit të iqindisë. Pasi dolëm nga namazi, erdhi një

person nga Beni Selime dhe tha:

"O i Dërguari i Allahut! Ne duam të therim një deve dhe dëshirojmë që edhe ti të ndodhesh aty. Profeti iu përgjigj pozitivisht ftesës duke i thënë personit: *"Shumë mirë!"* Edhe ne shkuam me të. Kur arritëm, pamë se deveja s'ishte therur ende. Pastaj e therën dhe e copëtuan, kurse një pjesë e poqën. Dhe ne hëngrëm nga ai mish pa perënduar dielli." (Muslim, Mesaxhid, 196)

Profeti ynë, morali dhe thjeshtësia e të cilit ishin legjendare, i pranonte edhe ftesat e sahabeve të varfër si dhe të skllevërve dhe ua fitonte zemrën. Siç rrëfen Hz. Enesi, e gjyshja Mulejke e ftoi Profetin për një gjellë që e kishte përgatitur. Profeti iu përgjigj ftesës, shkoi dhe hëngri. Pastaj u tha të pranishmëve: *"Ngrehuni t'ju fal namaz!"* Enesi thotë: "Unë solla rrogozin tonë që, nga përdorimi i gjatë, ishte nxirë, dhe e spërkata me ujë. Profeti qëndroi në namaz. Unë dhe jetimi[1] u vendosëm në radhë pas tij, kurse gjyshja qëndroi pas nesh. I Dërguari i Allahut na fali dy reqate namaz dhe pastaj u largua." (Buhari, Salat, 20)

I Dërguari i Allahut thoshte kështu herë pas here:

*"Edhe sikur të më ftojnë për të ngrënë paça ose mish shpatulle, shkoj menjëherë. Edhe sikur të më dhurojnë plëndës ose mish shpatulle, menjëherë e pranoj!"* (Buhari, Hibe, 2)

Me këto fjalë të sinqerta ku shkëlqente thjeshtësia e tij e pashoqe, si dhe duke i pranuar ftesat, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) tregon në mënyrë sinjifikative rëndësinë e marrëdhënieve miqësore mes besimtarëve. Meqë gjëja më me vlerë në këtë botë të përkohshme dhe puna më e pëlqyeshme në lartësinë e Allahut është marrëdhënia e mirë me njerëzit, duhet t'u jepet rëndësi sjelljeve që zhvillojnë marrëdhëniet e mira dhe forcojnë miqësitë.

I Dërguari i Allahut i ka këshilluar dhe porositur gratë muslimane të mos e nënvleftësojnë dhe të mos e përbuzin dhuratën e komshiut sado e thjeshtë që të jetë. Sepse muslimani është njeri i thjeshtë e modest. Ai e pranon ftesën pa e llogaritur se me çfarë kanë për ta gostitur. Ai e di se pëlqimi i vetvetes kurse nënvleftësimi i tjetrit janë sjellje në kundërshtim me Islamin dhe, prandaj, i shmanget kësaj.

Ftesa dhe pranimi i ftesës kanë një vend me rëndësi në zhvillimin dhe zgjerimin e marrëdhënieve shoqërore dhe në afrimin e njerëzve me njëritjetrin. Personi i pasur, i ditur dhe me një pozitë me rëndësi në shoqëri, duke marrë pjesë në ftesën e një të varfëri, edhe atë e gëzon, edhe krenarinë e egos e mposht, edhe pëlqimin e Allahut e fiton!

1. Jetimi për të cilin flitet në hadith, ishte Dumejre (r.a.), gjyshi i Hysejin bin Abdullait.

## 1. Pranimi i ftesës në dasma

Profeti ynë i dashur i cili dëshironte që, me pretekste të ndryshme, muslimanët të mblidheshin bashkë dhe të afroheshin me njëri-tjetrin, u pati dhënë rëndësi të madhe gostive të dasmës të quajtura “velime” dhe pati bërë këtë porosi:

*“Kur dikush nga ju ftohet në gostinë e dasmës, patjetër të shkojë!”* (Buhari, Nikah, 71)

*“Kur dikush nga ju ftohet në gosti (dasme), të shkojë. Po qe se është i agjëruar, të bëjë lutje për të zotin e gostisë; po të mos jetë i agjëruar, të hajë!”* (Muslim, Nikah, 106)

Profeti ynë i cili këshillon dhe porosit vajtjen në ftesat e dasmës, bën të ditur se personat që nuk i përgjigjen pozitivisht ftesës pa pasur asnjë justifikim për këtë, *“do të konsiderohen se e kanë kundërshtuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij”*. (Buhari, Nikah, 106) Ndërkaq, Abdullah bin Omeri i cili e njihte korrektesën e Profetit në këtë drejtim dhe i cili përpiqej ta bënte njëlloj si profeti çdo punë që bënte, ka shkuar patjetër ku e kanë ftuar në gostitë e dasmës ose në raste të tjera edhe kur ka qenë i agjëruar. (Buhari, Nikah, 74)

Imamët e katër medhhebeve ose shkollave juridiko-fetare (doktrinare) kanë rënë në një mendje ose në konsens se pranimi i ftesës së dasmës është vaxhib (domosdoshmëri fetare). Kurse çështja nuk qëndron kështu me ftesat e tjera. Prandaj, një person duhet të marrë pjesë në dasmë edhe sikur të jetë i agjëruar. Ndërkaq, po qe se mban një agjërim farz (detyrim fetar) ose vaxhib (domosdoshmëri fetare), si agjërimi për dëmshpërblim (keffaret), nuk ulet të hajë (nëse gostia bëhet ditën), vetëm bën lutje për të zotin e dasmës që e ka ftuar. Po qe se mban agjërim nafile (suplementar), e prish apo s’e prish sipas dëshirës dhe vullnetit të vet.

Janë disa urtësi në bazë të të cilave i jepet kaq shumë rëndësi dasmës. Dasmat janë çastet më të gëzuara e më të lumtura për të zotët e shtëpisë dhe gjithë familjen, si dhe çaste dhe mjedise të favorshme për afrimin dhe unitetin shoqëror. Veçanërisht, synimi i dasmës është, në një mënyrë, deklarimi publik i lidhjes së kurorës dhe realizimit të bashkëshortësisë. Sepse esenciale në lidhjen e kurorës është deklarimi i saj publik. Sa më shumë të ftuar që të ketë, aq më gjerësisht realizohet ky synim.

Eshtë rregull i edukatës dhe i etikës së sjelljes ndaj ftesave që, mundësisht, të mos shkohet diku pa ftesë ose të shkohet si i ftuar duke marrë me vete edhe dikë të paftuar. Në lidhje me këtë specifikë, Profeti ka bërë këtë paralajmërim: *“Personi që ulet në një sofër i paftuar, hyn si hajdut dhe del si grabitës!”* (Ebu Davud, Et’ime, 1) Po qe se i ftuari mbetet i detyruar ta marrë me vete personin e paftuar, duhet të kërkojë leje nga i zoti i shtëpisë.

Në lidhje me këtë çështje, ngjarja në vijim është mjaft domethënëse.

Një ditë, Ebu Shuajb el-Ensariu shkon te Profeti për t'i bërë një vizitë. Kur ia vëren fytyrën e bekuar disi të zbehtë, e kupton se ka kohë që nuk ka ngrënë gjellë. Atëherë, shkon te i biri që e kishte kasap dhe e porosit t'i përgatisë një ngrënie për pesë vetë se do të ftonte të Dërguarin e Allahut. Pasi përgatitet ngrënia, i çon fjalë të Dërguarit të Allahut për ta ftuar. Duke ardhur, Profetit i ngjitet pas dikush. Kur arrijnë te porta e mikpritësit, Profeti i thotë:

*"Ky person na u ngjit pas dhe erdhi bashkë me ne. Po të duash jepi leje të hyjë, po të mos duash, le të kthehet pas!"*

"Jo, o i Dërguari i Allahut, le të hyjë edhe ai bashkë me ju!" – I përgjigjet i zoti i shtëpisë. (Buhari, Buju, 21)

Fakti që i Dërguari i Allahut ia shpjegoi të zotit të shtëpisë se nuk e kishte sjellë vetë personin që u ishte ngjitur pas, edhe të ftuarit i shpëtoi nga situata e pakëndshme që do të krijohej, edhe mikut të paftuar i përgatiti mundësi që të hynte dhe të merrte pjesë në gosti me zemër të qetë. Ndërkaq, kjo praktikë e Profetit na mëson neve se si duhet të veprojnë në kushte të ngjashme edhe i zoti i shtëpisë, edhe personat e ftuar apo të paftuar.

## 2. Ftesat që nuk duhen pranuar

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u përgjigjej pozitivisht ftesave legjitime, kurse kur në vendin ku ftohej kishte ndonjë gjë në kundërshtim me pëlqimin e Allahut të Lartë, nuk shkonte. Enesi (r.a.) na informon se Profeti ynë i nderuar nuk hante bukë në sofrat e personave krenarë e mendjemëdhenj që përdornin enë luksoze. (Buhari, Et'ime, 8)

Gjersa vdiq, Profeti nuk hëngri kurrë në sofrën e shtruar nga njerëz mendjemëdhenj e arrogantë me qëllim që të tregonin se qëndronin mbi të tjerët. Ata që shtronin gosti të tilla ishin persona që përfaqësonin atë ditë luksin dhe mbishpenzimin gjer në shpërdorim, mendjemadhësinë dhe vetëpërkëdheljen. Profeti ynë ruhej jashtëzakonisht nga imitimi veçanërisht i mendjemëdhenjve dhe heretikëve dhe kërkonte edhe nga sahabet dhe gjithë ummeti që të ruheshin si ai.

Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, ka treguar zellin maksimal për eliminimin e dallimit të thellë mes të pasurve dhe të varfërve në shoqëri, për sigurimin e mundësive të barabarta për të gjithë. Ai u pati dhënë rëndësi mjeteve që do ta siguronin këtë, kurse u qe kundërvënë me rreptësi praktikave që do ta tronditnin këtë. njëra nga këto praktika ishte ftesa në gosti

e të pasurve duke i përjashtuar të varfërit. Në lidhje me këtë Profeti është shprehur në këtë mënyrë:

*"Gostitë më të këqija dhe intrigante janë gostitë e dasmës ku ftohen të pasurit kurse të varfërit përjashtohen!"* (Buhari, Nikah, 72)

Shkurt, përgjigjja pozitive ndaj një ftese dhe shkuarja në gosti është një traditë profetike me rëndësi dhe një adhurim shoqëror. Si për etikën tjetër islame, besimtarët duhet të tregohen korrektë edhe këtu. Ndërkaq, nuk është me vend pjesëmarrja në ftesat e organizuara dhe sofrat e shtruara në një mënyrë dhe formë të papërshtatshme me dëshirën e Allahut dhe të Dërguarit, sepse synimi i muslimanëve është që në çdo punë të përpiqen për ta fituar pëlqimin e Allahut. Prandaj duhet ruajtur me rreptësi nga qëndrimet opozitare.

## Q. ETIKA E VIZITES

**"Dashurinë time e kanë bërë hak ata që nuk i presin marrëdhëniet farefisnore dhe miqësore dhe që i bëjnë vizita njëri-tjetrit!"**

Ibni Hanbel, V, 229

Vajtja për ta parë dikë, për ta pyetur për shëndetin dhe hallet dhe për t'ia fituar zemrën, është domosdoshmëri e qenies musliman dhe e vëllazërisë islame. Allahu i Lartë i ka shpallur të gjithë muslimanët vëllezër dhe ka urdhëruar që ta respektojnë e ta duan, si dhe ta ndihmojnë njëri-tjetrin. Dhe njëri nga pretekstet më të rëndësishëm që ndihmon për shtresimin e dashurisë midis njerëzve, janë vizitat. Prandaj Islami i ka dhënë rëndësi të madhe vizitës.

Vizita mund të realizohet me pretekste të ndryshme, si sëmundje, bajrame (festa), lindje dhe vdekje. Ka edhe vizita që bëhen pa pasur ndonjë shkak ose pretekst, thjesht për etiketë. Nëpërmjet vizitave, muslimanët gjejnë rastin dhe mundësinë për t'i mësuar shqetësimet, problemet dhe nevojat e njëri-tjetrit dhe për ta ndihmuar njëri-tjetrin. Në të njëjtën kohë, duke përfituar nga pikëpamjet, mendimet dhe eksperienca e njëri-tjetrit, gjejnë mundësinë për t'i diskutuar shumë çështje mes tyre dhe për për të marrë vendimet përkatëse gjithashtu mes tyre. Për rrjedhojë, muslimanët fitojnë ndjenjën se nuk ndodhen të vetëm në shoqëri dhe ta shohin të ardhmen me shpresë dhe siguri. Vëllezërit e besimit të cilët i shohin pranë në çaste hidhërimi apo gëzimi, bëhen, në të gjitha rastet, burim qetësimi dhe prehjeje për ta. Prandaj, vizita te fqinjët dhe të njohurit përmban shumë








dobi. Mbështetur mbi këtë urtësi, i Dërguari i Allahut i vizitonte vazhdimisht sahabet. Njërën prej vizitave të tij të bukura, Kajs bin Sa'd (r.a.) e përshkruan kështu:

"Një ditë, i Dërguari i Allahut na erdhi për vizitë.

*"Es-selamu alejkum ve rahmetullah!"* – Na përshëndeti ai. Im atë e pranoi selamin e Profetit dhe iu përgjigj me zë shumë të lehtë aq sa të mos e dëgjonte ai.

"A nuk do t'i japësh leje të Dërguarit të Allahut të hyjë?" – E pyeta unë. Im atë më tha gjithashtu me zë shumë të lehtë:

"Prit, mos u nxito! Le të na japë edhe ca më shumë selam!"

*"Es-selamu alejkum ve rahmetullah!"* – Na përshëndeti sërish i Dërguari i Allahut. Edhe kësaj here, im atë iu përgjigj me zë të lehtë që Profeti nuk e dëgjoi dhe që, prandaj, na përshëndeti për të tretën herë:

*"Es-selamu alejkum ve rahmetullah!"*

Dhe ktheu na ktheu shpinën e u nis të largohej. Por im atë iu vu menjëherë pas me vrap dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Unë e dëgjoja selamin që na jepje, por të përgjigjesha me zë të lehtë që të na jepje sa më shumë selame!"

Atëherë, i Dërguari i Allahut u kthye së bashku me tim atë.

Im atë më urdhëroi të përgatisja ujë për të Dërguarin e Allahut, i cili bëri gusl me të dhe u mbulua me një peshtemall të ngjyrosur me shafran. Pastaj ngriti duart dhe u lut kështu:

*"Allahu im! Fali familjes së Sa'd bin Ubades mëshirë dhe begati!"*

Pas kësaj, hëngri pak nga gjella që i nxorëm dhe, kur deshi të kthehej, im atë solli një gomar me mbulesë kadifeje dhe më tha mua:

"O Kajs, shoqëroje të Dërguarin e Allahut!"

Dhe dolëm në rrugë së bashku me të Dërguarin e Allahut i cili më tha:

*"Eja dhe ti e hip!"*

Unë u drojta, prandaj ai më tha:

*"Ose hip, ose kthehu prapë* (mos u lodh)*!"*

Dhe unë u ktheva." (Ebu Davud, Edeb, 127-128)

Edhe në një hadith tjetër është njoftuar se i Dërguari i Allahut ka bërë vizitë te një familje tjetër ensare, se ka ngrënë bukë në shtëpinë e tyre, ka falur namaz dhe ka bërë lutje për ta. (Buhari, Edeb, 65)




I Dërguari i Allahut, Profeti ynë, e urdhëronte ummetin edhe për t'u shkuar për vizitë të sëmurëve dhe vëllezërve të fesë. Në një hadith profetik ai ka thënë kështu:

*“Atij që, për hir të Allahut, i bën vizitë një të sëmuri ose vëllai të fesë, një thirrës i bën zë kështu: “Ç'punë të mirë e të pëlqyeshme që bëre! Me këtë, edhe shpërblimi i ecjes tënde u bë i mirë, edhe i përgatite vetes një vend në xhennet!”* (Tirmidhi, Birr, 64)

Vizitat duhen bërë jo për ndonjë interes, por vetëm për pëlqimin e Allahut. Allahu i Lartë ka bërë të ditur se i do ata që bëjnë vizita me qëllim të kulluar. Në një hadith profetik thuhet:

*“Dashurinë time e kanë bërë hak ata që e duan njëri-tjetrin, ata që japin me të shumtë për pëlqimin tim, besnikët që sillen të sinqertë në dashurinë për njëri-tjetrin, ata që nuk i presin marrëdhëniet e farefisnisë dhe miqësisë, si dhe ata që e vizitojnë njëri-tjetrin!”* (Ibni Hanbel, V, 229)

Llojet e vizitave reciproke që i Dërguari i Allahut i ka porositur dhe mbi të cilat ka qëndruar me përparësi, mund të parashtrohen në këtë mënyrë me shembuj nga jeta e Profetit tonë si personalitet shembullor:

## 1. Vizita te i sëmuri

**“Personi që viziton të sëmurin, ndodhet në rrugën e xhennetit gjersa të kthehet.”**

Muslim, Birr, 39

Shëndeti dhe sëmundja janë dy specifika me rëndësi ku njerëzit vihen në provë dhe paralajmërohen. Duke mos rënë në shkujdesje në kohët kur gëzojmë shëndet të plotë duhet të përpiqemi t'i afrohemi nga zemra Zotit tonë të Lartë me ndjenjat e lavdërimit dhe falenderimit (hamd), kurse në çastet kur sëmuremi, të përpiqemi t'i afrohemi me zemër me anë të lutjeve dhe përgjërimeve. Besimtarët të cilët i vlerësojnë mirë të dy situatat, si përfundim, dalin gjithmonë me fitim.

Pothuaj për çdo moshë ka sëmundje të ndryshme që i zënë njerëzit. Sëmundja është burim dëshpërimi dhe shqetësimi. Në këto kushte, njeriu kërkon t'i ketë pranë shokët, miqtë dhe farefisin, të gjejë ngushëllim me fjalët e ëmbla dhe ndihmën e tyre. Madje kërkon ta vizitojnë dhe ta pyesin për hallet dhe shëndetin edhe ata persona të cilët, kur ka qenë shëndoshë, as i ka kërkuar, as ka pyetur për ta dhe, po të mos vijnë, dëshpërohet. Prandaj, Profeti ynë i dashur ua ka këshilluar gjithë njerëzve adhurimet shoqërore,





si vizita te i sëmuri, të cilat i afrojnë njerëzit me njëri-tjetrin. Berá bin Azib (r.anhuma) thotë kështu:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) na këshillonte dhe porosiste t'u bënim vizita të sëmurëve, t'i përcillnim të vdekurit, t'u thoshim "jerhamukellah" atyre që teshtinin, t'i kërkonim atij që betohej, ta çonte në vend betimin, ta ndihmonim atë që kishte pësuar padrejtësi, ta pranonim ftesën e ftuesit dhe ta përhapnim përshëndetjen me selam!" (Buhari, Xhenaiz, 2; Muslim, Libas, 3)

Personi që sëmuret, bëhet zemërthyer dhe i ndjeshëm. Ndërkaq, Allahu i Lartë është më afër njerëzve të tillë zemërthyer. Meqë Allahu e pëlqen shumë vizitën te i sëmuri, këto vizita i pranon sikur t'i ishin bërë Atij vetë. Këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e shpreh në këtë mënyrë:

*"Në ditën e kiametit, Allahu i Lartë thotë:*

*"O biri i Ademit, o njeri! U sëmura, por ti nuk më erdhe të më vizitosh!"*

*"Si mund të të vija për vizitë unë Ty që je Zoti i botëve?" – I thotë njeriu. Allahu i Lartë i thotë:*

*"Filan robi im u sëmur, por ti s'i shkove për vizitë! Po t'i shkoje për vizitë, do të më gjeje edhe mua aty! A e di këtë? O njeri! Desha të më ushqesh, nuk më ushqeve!"*

*"Si mund të të ushqeja unë Ty që je Zoti i botëve?" – E pyet prapë njeriu. Allahu i Lartë i thotë:*

*"Filan robi im të kërkoi t'i jepje për të ngrënë, nuk i dhe! A e di se po t'i kishe dhënë, do ta gjeje tek unë atë që do t'i jepje? O njeri! Të kërkova ujë, nuk më dhe!"*

*"Zoti im, si mund të të jepja ujë unë Ty që je Zoti i botëve?" – E pyet prapë njeriu. Allahu i Lartë i thotë:*

*"Filan robi im të kërkoi ujë, kurse ti s'i dhe. Po t'i kishe dhënë atij atë që kërkonte, shpërblimin e saj do ta gjeje tek unë! A s'e di këtë?"* (Muslim, Birr, 43)

Prandaj, robi i Zotit, njeriu, duhet të mendojë jo kë viziton, por urdhrin e kujt çon në vend. Për këtë arsye, Profeti i ka porositur sahabet, shokët e tij, se kur të hyjnë tek një i sëmurë, të kërkojnë nga i sëmuri që t'i bekojë dhe ua ka bërë të ditur se bekimi i të sëmurit është si bekimi i engjëjve! (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 1)

Vizita te i sëmuri do të thotë të pyetet i sëmuri për shëndetin dhe hallet, t'i fitohet zemra dhe, me sa të jetë e mundur, t'i plotësohen kërkesat. Në këtë kuadër, vizita e të sëmurit është sunnet muekkede, traditë profe-

tike e rregullt, një veprim që Profeti e ka kryer rregullisht. Ka edhe dijetarë që mendojnë se është vaxhib, detyrë fetare e domosdoshme. Po qe se një të sëmurë nuk e viziton askush dhe askush nuk ia plotëson kërkesat dhe nevojat, të gjithë muslimanët që banojnë në mjedisin e të sëmurit bëhen përgjegjës. Kështu, krejt si ushqimi i të urituritt, edhe vizita e të sëmurit bëhet farz kifaje, detyrim fetar i mjaftueshëm për të gjithë nëse kryhet qoftë edhe nga një musliman i vetëm.

Ibni Omeri (r.anhuma) tregon një ngjarje të tillë të Profetit lidhur me vizitën te i sëmuri:

"Po rrinim së bashku me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.). Në atë mes erdhi një person nga ensarët, i cili më pas u kthye prapë. Profeti e pyeti:

*"O vëlla ensar! Si është im vëlla, Ubade?"*

"Po përmirësohet!" – Iu përgjigj ai. Pas kësaj përgjigjeje, i Dërguari i Allahut u ngrit në këmbë duke pyetur:

*"Kush do të vijë me mua t'i shkojmë për vizitë atij?"*

U ngritën dhjetë-pesëmbëdhjetë vetë nga ne. S'kishim mbathur këmbëve as këpucë, as meste. S'i kishim hedhur gjë kokës e s'i kishim veshur këmishë trupit! Po ecnim në një truall djerr. Më në fund, arritëm pranë Sa'dit. Të afërmit e tij u tërhoqën mënjanë me qëllim që t'u bënin vend të Dërguarit Të Allahut dhe neve që e shoqëronim. (Muslim, Xhenaiz, 13)

Edhe nëna jonë, Hz. Aishe e përshkruan këtë veti të bukur të të Dërguarit të Allahut me këtë shembull interesant:

"Gjatë luftës së Hendekut, Sa'd bin Muadh u plagos në damarin e krahut. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ngriti në faltore një çadër për të. Qëllimi i tij ishte ta kishte pranë atë për ta vizituar më shpesh e për t'u interesuar." (Buhari, Megazi, 30)

Siç shihet, Profeti ynë është marrë nga afër me çdo lloj shqetësimi të njerëzve. Sjelljet e mbështetura mbi themelin e dashurisë dhe mëshirës, si interesimi duke pyetur për të sëmurët, vizita te shokët, plotësimi i nevojave të nevojtarëve, pjesëmarrja në rastet e vdekjeve dhe drejtimi i namazit të të vdekurit, ngushëllimi i të afërmve të të vdekurit, ishin shfaqje të moralit të tij të lavdërueshëm. Duke plotësuar detyra shoqërore si vizita tek të sëmurët, Profeti shpesh herë merrte me vete edhe disa nga sahabet, të cilëve, me atë rast, u jepte shprehitë e edukatës lidhur me çështjen përkatëse. Varfëria dhe nevojtaria e vizitorit nuk përbënte pengesë për të shkuar në vizitë tek një i sëmurë. Në të kundërt, kjo situatë bëhej pretekst që si i sëmuri, ashtu dhe vizitori të afroheshin edhe më shumë me njëri-tjetrin, të shkëmbenin me njëri-tjetrin si papasjen, ashtu edhe vlerat që zotëronin!





Në çështjen e vizitës te i sëmuri nuk duhen bërë dallime musliman-jomusliman, i njohur-i panjohur, komshi i afërt-komshi i largët. Kështu, i Dërguari i Allahut pati vizituar një fëmijë çifut të sëmurë dhe qe bërë pretekst që ai fëmijë të bëhej musliman. (Buhari, Xhenaiz, 80)

Hirësia e tij, poeti Mevlana, e përshkruan bukur faktin se, në vizitën e të sëmurit, ai që përfiton në të vërtetë, nuk është i sëmuri, por vizitori:

*“Në interesimin për të sëmurin, në vizitën tek ai për ta pyetur për shëndetin dhe hallet, ka shumë dobi dhe këto dobi shkojnë tek ti. Mund të ndodhë që i sëmuri të jetë një ndër njerëzit më të mëdhenj të kohës nga ana kulturore e shpirtërore. O kryeneç, ti i ke të verbër të dy sytë e zemrës! Prandaj nuk e dallon dot drurin e zakonshëm nga druri i temjanit. Mos u dëshpëro duke menduar se nuk gjendet shenjtor! Mos e pandeh bosh, pa thesar, asnjë gërmadhë, asnjë rrënojë!*

*Dije se është e domosdoshme të pyesësh për bashkudhëtarët e tu dhe t’i kërkosh ata. Mos u ndaj nga shokët e udhës tënde shpirtërore qofshin këmbësorë a qofshin kalorës, pra, të përparuar a të prapambetur! Edhe sikur të jetë armiku yt ai të cilit i shkon për vizitë, mirësia që ti bën është e dobishme për ty, sepse sa e sa armiq kthehen në miq në sajë të mirësisë! Edhe sikur armiku që i shkove për vizitë nuk të bëhet mik, së paku aty e tutje të urren më pak. Sepse e mira është melhem për urrejtjen. Vizita e të sëmurit ka edhe shumë dobi të tjera, o mik, por s’dua ta zgjas fjalën më shumë!*

*Thelbi i fjalës është ky: bëhu mik me njerëzit, me shoqërinë! Po qe se nuk gjen dot një mik, gdhend për vete një mik prej guri, sepse turma, numri i madh i njerëzve të karvanit, ua thyen mesin atyre që ia presin rrugën dhe ua këput majat heshtave!”* (Mesnevi, dyvargshet 2145-2155)

Profeti ynë (s.a.v.s.) u ka mësuar edhe lutje njerëzve të sëmurë. Kështu, kur Osman Ebi’l-As i qe ankuar të Dërguarit të Allahut për një dhimbje që ndjente në trup, i Dërguari i Allahut i pati dhënë këtë këshillë:

*“Vëre dorën në vendin ku të dhemb dhe thuaj tri herë “bismil’lah” dhe shtatë herë:*

*“Mbështetem te dinjiteti dhe fuqia e Allahut nga e keqja e kësaj sëmundjeje dhe nga e keqja e gjërave që u druhem!”* (Muslim, Selam, 67)

Osmani (r.a.) i cili e zbatoi këshillën e Profetit, më vonë ka thënë: “Bëra siç më mësoi i Dërguari i Allahut dhe Allahu ma përmirësoi sëmundjen. Pastaj, këtë lutje ua këshillova vazhdimisht familjes sime dhe njerëzve të tjerë.” (Ebu Davud, Tib, 19)

Kur i Dërguari i Allahut u bënte vizitë njerëzve që ishin duke vdekur, i këshillonte të thoshin *“La ilahe il’lallah”*. (Muslim, Xhenaiz, 1-2)

Edhe sahabet bujarë që kalonin nëpër edukimin e Profetit tonë, Krenarisë së Gjithësisë, i kanë dhënë rëndësi vizitës tek të sëmurët dhe marrjes së bekimit të tyre.

Disa nga rregullat e etikës së vizitës te i sëmuri janë këto:

a) Vizitori duhet ta vërë dorën mbi dorën ose ballin e të sëmurit dhe ta pyesë si është, si shkon e si i ka hallet. Sepse i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka këshilluar dhe porositur interesimin nga afër për të sëmurin. Ndërkaq, duhen respektuar dhe zbatuar edhe porositë e mjekut në këtë drejtim. Për shembull, ky lloj interesimi i afërt është i pamundur të bëhet në raste të posaçme e përjashtimore, si në rastin e të sëmurëve rëndë apo me sëmundje ngjitëse.

b) Duhet shmangur nga qëndrimet dhe sjelljet që e lodhin të sëmurin, që ia prishin humorin dhe moralin. vizita duhet bërë e shkurtër.

c) I sëmuri duhet pyetur nëse ka ndonjë kërkesë, duhet ndihmuar materialisht nëse ka nevojë. Të sëmurit i duhen çuar të ngrëna dhe dhurata të tjera që nuk i shkaktojnë dëm. Ibni abbasi (r.anhuma) tregon: "I Dërguari i Allahut e vizitoi një të sëmurë dhe e pyeti:

*"Ç'të dëshiron zemra?"*

"Bukë gruri!" – Tha i sëmuri. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) urdhëroi:

*"Kush të ketë bukë gruri, t'ia dërgojë vëllait!"*

Pastaj shtoi:

*"Po qe se i sëmuri dëshiron diçka për të ngrënë, jepini prej saj!"* (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 1)

d) Disa të sëmurë mendojnë vazhdimisht vdekjen, për pasojë janë vazhdimisht të shqetësuar. Të sëmurë të tillë duhet të ngushëllohen dhe qetësohen me fjalë të përshtatshme. Është e dobishme t'u tregohet atyre se vdekja është urdhër i Allahut dhe një gjë e pashmangshme për njeriun, t'u kujtohet se jo çdo sëmundje e çon njeriun në vdekje, përkundrazi, çdo sëmundje bëhet dëmshpërblim për mëkatet. Siç rrëfen Ibni Abbasi (r.a.), një herë, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i shkoi për vizitë një beduini dhe, siç bënte sa herë që vizitonte ndonjë të sëmurë, edhe atë e ngushëlloi dhe e qetësoi me këto fjalë: *"Të qoftë e shkuar! Në dashtë Zoti, sëmundja të bëhet dëmshpërblim për mëkatet!"* (Buhari, Merda, 20; Muslim, Selam, 46-49)

e) Edhe bërja e lutjes për të sëmurin, urimi i tij për shërim dhe shëndet janë pjesë e etikës së vizitës te i sëmuri. Siç rrëfen Aisheja (r.anha), kur sëmurej ndonjë nga pjesëtarët e familjes së tij, Profeti e fërkonte me dorën e djathtë dhe thoshte kështu:

*"Allahu im, Zoti i të gjithë njerëzve! Hiqja vuajtjet këtij dhe jepi shërim!*









*Se vetëm Ti je që jep shërim! Nuk ka shërim tjetër përveç shërimit që jep Ti! Fali këtij shërim ashtu që të mos i mbetet asnjë shenjë sëmundjeje!"* (Buhari, Merda, 20; Muslim, Selam, 46-49)

Selmani (r.a.) tregon: "Më pati ardhur për vizitë i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kur ndodhesha i sëmurë. Kur doli, tha kështu:

*"Selman! Allahu t'i heqtë shqetësimet dhe t'i faltë mëkatet! Dhe gjersa të vdesësh, t'i dhëntë fuqi besimit dhe shëndet trupit!"* (Hejsemi, II, 299)

f) Kur, për shkaqe të tilla si largësia, nuk ekzistojnë mundësitë për të shkuar vetë te i sëmuri për vizitë, është mirë t'i dërgohen të fala dhe urime të sëmurit nëpërmjet një personi tjetër ose duke komunikuar drejtpërdrejt me anë të mjeteve të tilla, si letra, telefoni, etj.

## 2. Vizita për ngushëllim

**"Muslimanët që goditen nga ndonjë fatkeqësi, të ngushëllohen duke menduar fatkeqësinë që u ka rënë me vdekjen time, dhe të bëjnë durim!"**

Muvatta, Xhenaiz, 14

Ngushëllimi i cili përmban kuptimin e qetësimit dhe nxitjes për durim të personit të cilit i ka rënë ndonjë fatkeqësi, quhet, në përgjithësi, vizita që bëhet për t'i thënë kryeshëndoshë të zotit të shtëpisë ku ka ndodhur vdekja. Personit të cilit i ka rënë fatkeqësia, i duhet këshilluar të bëjë durim si dhe i duhet sugjeruar se me fatkeqësinë e ndodhur është shfaqur kaderi, parashkrimi hyjnor, gjë që është e pamundur të prapësohet, dhe se nënshtrimi ndaj kaderit i jep personit qetësi shpirtërore. Veç kësaj, t'i kujtohet personit të rënë në fatkeqësi, se Zoti jep shpërblim për mynxyrat, si dhe të urohet ai me lutje të tilla, si "Zoti ju dhëntë durim", "Zoti ju dhëntë mundësi për falenderim", janë nga veçoritë më me rëndësi të ngushëllimit. Si rrjedhojë e veçorive të tij, ngushëllimi ka efekt t'i pakësojë dhimbjet.

Ngushëllimi mund të bëhet edhe duke shkuar personalisht, por, nëse kjo është e pamundur, edhe me telefon, me letër ose me mjete të tjera komunikimi.

Kur Hz. Zejnebi (r.anha) i dërgoi fjalë Profetit, "djali më vdiq, të lutem eja tek ne", Profeti (s.a.v.s.) iu përgjigj të bijës duke i çuar selam me këto fjalë:

*"Allahu është që jep dhe merr! Çdo gjë tek Ai ka një afat të caktuar! Bëj*





*durim dhe prite shpërblimin nga Allahu!"*

Pastaj, pasi u dha fund punëve që kishte në dorë, shkoi vetë tek ajo. (Buhari, Xhenaiz, 33)

Duke e përcaktuar ngushëllimin si një detyrë njerëzore me rëndësi, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka thënë kështu: *"Muslimanit i cili e ngushëllon vëllain e fesë me rastin e një fatkeqësie, Allahu i Lartë, ditën e kiametit i vesh një rrobë bujarie* (i dhuron nder)*."* (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 56)

Kjo letër që i ka shkruar Profeti Muadh bin Xhebelit i cili ndodhej jashtë Medine, me rastin e vdekjes së të birit, është një shembull i madh delikatese dhe një model i bukur ngushëllimi:

*"Bismil'lahi'r-rahmani'r-rahim.*

*Nga i Dërguari i Allahut, Muhammedi, Muadh bin Xhebelit.*

*Mëshira dhe paqja e Allahut qofshin mbi ty!*

*Dëshiroj të të njoftoj se e kam lavdëruar dhe falenderuar Allahun, veç të cilit nuk ka zot tjetër. Allahu ta shtoftë shpërblimin, të faltë shpërblime të mëdha dhe të dhëntë forcë për të duruar. Na e bëftë të mundur neve dhe ty që të falenderojmë. Sepse jeta jonë, pasuria dhe bijtë tanë, dhuratat e ëmbla të Allahut të Madhnueshëm për ne, janë nga amanetet e Tij që na i lë pranë për një periudhë të shkurtër e kalimtare.*

*Duke ta dhënë atë fëmijë, Allahu të gëzoi ty, kurse tani ta mori në shkëmbim të një shpërblimi të madh. Po qe se pret në shkëmbim të tij falje, mëshirë dhe orientim nga Allahu, bëj durim!.. Hidhërimi dhe dëshpërimi të mos ta asgjësojnë shpërblimin! Se pastaj do të pendohesh! Dije se qarja dhe vajtimi nuk e sjellin asgjë prapë, nuk e hedhin tutje hëdhërimin dhe dëshpërimin. Fundja, ajo ç'kishte për të të gjetur, të ka gjetur! Qofsh i bekuar!"* (Hakim, III, 307)

Hirësia Aziz Mahmud Hydaji e ka derdhur kështu në vargje përmbajtjen e kësaj letre të Profetit:

Ti je që merr, Ti je që jep, Ti je që bën;
Ç'të na japësh, ajo është, ç'kemi ne vetë?

Personi i cili ka pësuar një shqetësim apo ka humbur ndonjë nga të afërmit, jo vetëm duhet mbështetur moralisht e shpirtërisht duke e ngushëlluar me fjalë, por, nëse është e nevojshme, duhet ndihmuar edhe materialisht. Kështu, kur pati ardhur lajmi i rënies dëshmor të Xhafer Tajjarit (r.a.), Profeti pati urdhëruar: *"Përgatitni ushqim për familjen e Xhaferit, sepse në këtë gjendje ata nuk mund të merren me punët e gatimit!"* (Ebu Davud, Xhenaiz, 25-26)





Si zbatim praktik i kësaj tradite profetike, në Anadoll është bërë zakon i bukur që, gjatë tri ditëve, fqinjët përgatisin dhe çojnë ushqim në shtëpinë e të vdekurit.

Ngushëllimi i një muslimani është pjesë e moralit islam. Ndërkaq, me qëllim për të mos ia rikujtuar familjes së të vdekurit hidhërimin, ngushëllimi pas tri ditëve është konsideruar mekruh, gjest i shëmtuar, i papëlqyer. Megjithëkëtë, personat e largët të cilët nuk kanë mundur të arrijnë në varrimin e të vdekurit, mund të shkojnë për ngushëllim edhe pas tri ditësh.

### 3. Përcjellja e të vdekurit dhe vizita në varre

#### *a. Përcjellja e të vdekurit*

**"Çdokush le të shohë se ç'ka përgatitur për nesër!"**

el-Hashr, 59/18

Përcjellja e të vdekurit që do të thotë falja e namazit funeral dhe bartja e të vdekurit gjer në varreza, është njëri prej shërbimeve që i bëhen një besimtari. Allahu i Lartë jep shpërblime të mëdha për këtë.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka treguar në praktikë se ç'duhet bërë në këtë rast. Për shembull, ka shkuar te Ebu Seleme i vdekur, ia ka mbyllur sytë dhe pastaj ka thënë: "Pasi del shpirti, sytë vazhdojnë ta ndjekin!" Në atë mes, kur disa nga pjesëmarrësit e familjes së Ebu Selemes kanë filluar të qajnë me të madhe e me të bërtitura, i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) u ka thënë duke ua bërë të ditur atyre dhe të tjerëve se duhet ruajtur masa:

*"Mos u lutni për ndonjë gjë tjetër përveç asaj që është e dobishme për ju, sepse engjëjt thonë "amin" për lutjet tuaja!"*

Pastaj, si një model për lutjet që duhen bërë me rastin e vdekjeve, ka bërë këtë lutje:

*"Allahu im! Fale Ebu Selemen! Dhe lartësoja gradën në nivelin e atyre që e kanë gjetur rrugën e drejtë! Dhe bëhu Ti dorëzanës për ata që ka lënë pas! O Zoti i botëve! Falna edhe ne, edhe atë! Bëja të gjerë varrin dhe mbushja me dritë!"* (Muslim, Xhenaiz, 7)

I Dërguari i Allahut, duke këshilluar që i vdekuri të lahet nga njerëz të besueshëm (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 8), ka kërkuar që të tregohet respekt ndaj të vdekurit, që i vdekuri të lahet, të lyhet me erëra të mira dhe të qefinoset mirë e bukur. Dhe mbi shpërblimin që ka për të merituar personi i cili

e lan të vdekurin dhe ia mbulon të metat që vë re, ka thënë kështu:

*"Allahu ka për ta falur dyzet herë personin i cili e lan të vdekurin dhe ia fsheh cilësitë dhe të metat e pakëndshme. Allahu ka për t'i veshur personit i cili qefinos të vdekurin, rroba xhenneti prej mëndafshi. Gjithashtu, atij që hap varrin për të vdekurin dhe e vendos atë aty, Allahu ka për t'i dhënë shpërblimin që mund të fitojë personi i cili e vendos një të varfër në një shtëpi që do t'i takojë gjer në kiamet!"* (Hakim, I, 505-506)

Kur vdiq e bija e të Dërguarit të Allahut, Zejnebi, kufomën ia lanë, nga gratë e Profetit, Hz. Sevde, Ummu Seleme, Ummu Ejmen, kurse, nga gratë ensare, Ummu Atijje. Ku do të fillonin ta lanin, Profeti u afrua tek to dhe i porositi kështu:

*"Fillojeni ta lani nga ana e djathtë dhe nga organet e abdestit. Lajeni me ujë dhe sidër*[1] *bashkë, lajeni tri, pesë ose shtatë herë nëse e shihni të domosdoshme. Herën e fundit, në ujë futni kamfur. Dhe kur ta mbaroni larjen, më lajmëroni!"*

Gratë ia krehën flokët Zejnebit, ia ndanë në tri pjesë duke bërë tri gërsheta. Dy gërsheta u bënë nga flokët anësore, kurse gërsheta e mesit, nga flokët ballore. Kur e mbaruan larjen, i Dërguari i Allahut e hoqi peshtemallin që kishte lidhur në brez dhe ua dha atyre atyre duke u thënë:

*"Bëjani këtë këmishë të brendshme Zejnebit!"*[2] (Buhari, Xhenaiz, 9, 13, 17; Muslim, Xhenaiz, 36; Ibni Sa'd, VIII, 34-36)

Është jashtëzakonisht e rëndësishme që kufoma e përgatitur të përcillet gjer në varrezë, që të bëhet lutje dhe dëshmi për të. Sepse Zoti do ta trajtojë të vdekurin sipas dëshmisë së bërë për të. Enesi (r.a.) tregon:

"Ndërsa Profeti (s.a.v.s.) po rrinte bashkë me disa sahabe, aty pranë kaloi një funeral. Disa nga sahabet e përmendën të vdekurin për të mirë. Atëherë, Profeti tha:

*"U vendos!"*

Pastaj kaloi një funeral tjetër të cilin të pranishmit e përmendën për të keq. Përsëri, Profeti tha:

*"U vendos!"*

Pas kësaj, Omer bin Hattabi pyeti:

---

1. Sidër: Është një lloj ekualipti me dru të lehtë dhe elegant, me hije të thellë, që rritet në Gadishullin Arabik. Gjethet e sidrës përdoren për larjen e kufomave. (Asim Efendi, Kamus, II, 385)
2. Qefini sunnet (traditë profetike) përbëhet: për meshkujt, nga tri copa që quhen izar, këmishë dhe shall; për femrat, nga pesë copa që quhen izar, mbulesë koke, shall, beze mbështjellëse e gjinjve dhe barkut, këmishë.





"O i Dërguari i Allahut, çfarë u vendos?"

Profeti (a.s.) u përgjigj:

*"Të vdekurin e parë e përmendët për të mirë, prandaj u vendos që ai të shkojë në xhennet. Pastaj, të vdekurin tjetër e përmendët për të keq, prandaj u vendos që ai të shkojë në xhehennem. Sepse ju, besimtarët, jeni dëshmitarët e Allahut mbi tokë!"* (Buhari, Xhenaiz, 86; Muslim, Xhenaiz, 60)

Eshtë një e vërtetë se njerëzit nuk bashkohen pa shkak në një mendim të mirë apo të keq për dikë, prandaj duhet që, sa të jemi në jetë, të veprojmë duke e mbajtur parasysh këtë të vërtetë dhe të sigurojmë që dëshmitarët e Allahut të dëshmojnë për të mirë për ne!

Pasi përgatitet kufoma, i falet namazi funeral, bëhet lutje drejtuar Allahut për të, bëhet salavat për Profetin dhe bëhet pendesë në emër të të vdekurit. Këto të gjitha janë pretekste për trajtimin e të vdekurit me mëshirë. Prandaj çdo njeri dëshiron që në funeralin e tij të marrin pjesë dhe të luten sa më shumë njerëz. Avf bin Malik (r.a.), në një rivajet (rrëfim) ku bëhet e ditur se Profeti merrte pjesë në funerale dhe bënte lutje për të vdekurit, thotë kështu:

"I Dërguari i Allahut drejtoi faljen e një të vdekuri. Me atë rast, e dëgjova të Dërguarin e Allahut të bënte këtë lutje, të cilën e ngulita në mendje:

*"Allahu im! Fale atë, mëshiroje, shpëtoje nga mundimet dhe shqetësimet! Dhe falja të metat dhe gabimet! Fali pjesë nga xhenneti dhe bëja të gjerë vendin (varrin) ku do të hyjë! Dhe bëje atë të pastër sikur të qe larë me ujë dhe dëborë! Dhe pastroje atë nga mëkatet siç pastrohen rrobat e bardha nga zhuli! Jepi atij një shtëpi më të bukur nga shtëpia e vet, një familje më të mbarë nga familja e vet, një bashkëshorte më të dobishme nga bashkëshortja e vet. Vendose atë në xhennet dhe mbroje nga mundimi i varrit dhe i xhehennemit!"*

Kur e dëgjova këtë lutje të bukur, thashë me vete: "Eh, sikur të isha unë në vend të këtij të vdekuri!" (Muslim, Xhenaiz, 85)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka bërë të ditur kështu mirësinë dhe shpërblimin e faljes së namazit të të vdekurit dhe e përcjelljes së tij gjer te varri:

*"Kushdo që, duke besuar në mirësinë përkatëse dhe duke e pritur shpërblimin vetëm nga Allahu, shkon në funeralin e një muslimani dhe pret gjersa t'i falet namazi e të varroset, kthehet me dy masë të mirash, secila sa mali i Uhudit. Kurse ai që merr pjesë në faljen e namazit të të vdekurit dhe largohet pa pritur varrosjen e tij, kthehet me një masë të mirash!"* (Buhari, Iman, 35)





Ndërsa Abdullah bin Omeri po rrinte së bashku me Sa'd bin Ebi Vakkas-in, ka ardhur Habbab bin Eret dhe u ka thënë:

"O Abdullah! Pa shih se ç'thotë Ebu Hurejre!"

Dhe u ka përmendur këtë hadith. Atëherë, Ibni Omeri ka thënë se "edhe Ebu Hurejre e teproi" dhe e ka dërguar Habbabin te Hz. Aisheja për ta shqyrtuar hadithin duke i thënë: "Pyete atë dhe kthehu!" Pasi është larguar Habbabi, Ibni Omeri ka marrë një grusht gurishtesh dhe ka filluar t'i vërtisë nëpër duar me nervozitet. Dhe, kur u kthye Habbabi me lajmin se Hz. Hatixheja thotë se "Ebu Hurejre thotë të vërtetën, edhe unë e kam dëgjuar se i Dërguari i Allahut ka thënë ashtu", i ka hedhur tutje gurët që mbante në duar dhe e ka shprehur hidhërimin e vet me këto fjalë:

"Pse s'thua se ne paskemi humbur shumë masë të mirash?" (Muslim, Xhenaiz, 56)

Eshtë mustehab (veprim i pëlqyeshëm) që tabuti të bartet (nga secili person) duke bërë nga dhjetë hapa në çdo cep. Po të bartet më shumë, edhe mirësia e fituar prej kësaj, shtohet. Tabuti fillohet të mbahet duke e kapur në cepin e djathtë para, pastaj kalohet mbrapsht në cepin e djathtë pas, pastaj në cepin e majtë pas dhe përfundohet bartja (nga ana e një personi të cakuar) në cepin e majtë para. kështu, personi bën gjithsej dyzet hapa nga dhjetë për çdo cep. Edhe nxitimi për ta varrosur të vdekurin është mustehab (Ebu Davud, Xhenaiz, 51), sepse Profeti ka thënë se nuk është e përshtatshme që i vdekuri të qëndrojë gjatë pranë familjes. (Ebu Davud, Xhenaiz, 34)

Kufoma duhet transportuar ngadalë dhe në qetësi. Kur i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) pati vënë re se një kufomë po transportohej me nxitim, pati ndërhyrë duke u thënë përcjellësve: "Shkoni ngadalë dhe në qetësi!" (Ibni Maxhe, Xhenaiz, 15)

Shoqëruesit e kufomës nuk duhet të flasin kot më kot gjatë rrugës dhe nuk duhet të bisedojnë me zë të lartë. Madje nuk është e përshtatshme as këndimi i Kur'anit me zë të lartë. Në ato rrethana duhet medituar mbi vdekjen dhe ringjalljen. Junus Emre shprehet poetikisht kështu, në një mënyrë që mund të bëhet model për një meditim të tillë:

Vallë, ky është fundi im,
Nën tokë qëndrimi im?
Ku do të arrij dhe shtrihem, vendi im,
A me akrepë plot është, o Zot?
    Kur shpirtin ta kem në të dalë,
    Kur Azrailin ta shoh pa fjalë,
    Dhe kur shpirtin të ma marrë,
    E lehtë do të jetë, o Zot?









Junusin në varr kur ta shtijnë,
Munkeri me Nekirin kur të vijnë
Dhe pyetje kur të më bëjnë,
A do të më përdridhet gjuha, o Zot?

Me sa të jetë e mundur, kufoma nuk duhet shoqëruar kaluar. Sepse ndërsa është e mundur të shoqërohet në këmbë, një veprim i tillë nuk është parë me pëlqim. Siç rrëfen Thevbani (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kishte marrë pjesë në një funeral. Ai vuri re se disa njerëz e shoqëronin kufomën hipur mbi deve. Dhe për të treguar se kjo ishte mungesë respekti për të vdekurin, u tha:

*"A s'ju vjen turp? Ndërsa engjëjt e Allahut ecin në këmbë, ju udhëtoni mbi deve?"* (Tirmidhi, Xhenaiz, 28)

Personi para të cilit kalon një funeral, edhe sikur të mos marrë pjesë në të, s'duhet ta lërë respektin, por të qëndrojë në këmbë gjersa funerali të kalojë ose kufoma të ulet përtokë. (Buhari, Xhenaiz, 47-48)

### *b. Vizita në varre*

**Këta që kanë shumë pasuri,**
**Shihi se në ç'gjendje ranë tani;**
**Një këmishë të fundit kanë veshur,**
**Dhe ajo, pa mëngë, gjithsesi...**

Junus Emre

Në atë periudhë kur besimi tevhid, besimi monoteist islam, ende nuk kishte zënë vend plotësisht, kur në varre bëhej sexhde, kur njerëzit krenoheshin me varret dhe adhuroheshin idhujt, pra, kur vazhdonin të vepronin ende zakonet e periudhës pagane paraislamike, Profeti e pati ndaluar përkohësisht vizitën në varre. Më parë, hebrenjtë dhe krishterët i patën bërë si tempuj adhurimi varret e personave që i konsideronin të shenjtë. Edhe idhujtaria pati filluar me respektimin e varreve dhe statujave të personave të njohur si të mëdhenj, si përfundim, ky respekt qe shndërruar në adhurim të idhujve. Kurse synimi i fesë islame ishte të shtresonte ndër zemra besimin monoteist islam të quajtur tevhid, sipas të cilit duhej adhuruar vetëm Allahu, Zoti i gjithësisë, veç të cilit nuk kishte zot tjetër. Pas arritjes së këtij synimi, Profeti e pati lënë të lirë vizitën në varre dhe pati thënë:

*"Jua pata ndaluar vizitën në varre, por tani mund t'i vizitoni!"* (Muslim, Xhenaiz, 106)





Duke u shprehur si në vijim, Profeti pati parashtruar qartë se synimi bazë i këtyre vizitave ishte të kujtohej jeta pas ringjalljes, ahireti, dhe t'i jepej rëndësi përgatitjes për atë ditë: *"... Kush dëshiron të bëjë vizitë në varre, të bëjë, sepse vizita në varre na e kujton ahiretin!"* (Muslim, Xhenaiz, 60)

Vizita e varreve të njerëzve të mirë si dhe e varreve të prindërve dhe farefisit të afërt të tyre është konsideruar mendub[1]. Përgjithësisht, vizita në varre është mustehab (e pëlqyeshme) për meshkujt dhe xhaiz (e lejueshme) për femrat. Vizita e femrave në varreza është e mundur dhe xhaiz nëse ato nuk e shoqërojnë vizitën me vajtime e kuje, nuk shkulin flokët dhe nëse nuk mbajnë ndaj varreve një qëndrim të frikësuar respekti të skajshëm. Sepse Profeti e ka këshilluar për të bërë durim një grua që e ka parë duke qarë në krye të varrit të të birit, por nuk e ka penguar. (Buhari, Xhenaiz, 7; Muslim, Xhenaiz, 15) Nga ana tjetër, transmetohet se edhe Hz. Aisheja e ka vizituar varrin e të vëllait, Abdurrahman bin Ebi Bekr. (Tirmidhi, Xhenaiz, 61)

Kur Hz. Aliu i vizitonte varret, dyshimin dhe frikën mbi ahiretin, domethënë, ringjalljen dhe jetën e pasme, e shprehte me këto fjalë duke iu drejtuar të vdekurve:

"Shtëpitë që i latë e shkuat, tani i kanë zënë të tjerët.

Pasuria juaj u nda e mbaroi.

Me gratë tuaja vunë kurorë të tjerët.

Këto janë ato që kanë ndodhur këtej, në anën tonë.

Ah, sikur t'i mësonim edhe ato që kanë ndodhur në anën tuaj!

Betohem në Allahun se, po t'ju jepte leje juve të flisnit, do të thoshit:

**"E ngrëna më e dobishme dhe më e mbarë është frika nga Allahu!"** (el-Bakara, 2/197) (Ibni Abdirabbih, el-Ikdu'l-ferid, III, 236-237)

Një poet i cili, duke marrë mësim nga varret, e kujton tmerrin e vdekjes, thotë kështu:

Trupi më është i ëmbël, rrënimi, sa i vështirë!
Të kalbesh, të bëhesh dhé nën këmbë, sa vështirë!
Duart e buta s'kapin, gjuhët e pastra nazemadhe këputen;
Postet, pozitat, pasuria të shkatërrohen: sa vështirë!

Në vizitën e varreve të njerëzve të mirë (salih) dhe njerëzve të mëdhenj të fesë ka shumë dobi të mëdha. Në vizitën e varreve nuk ka ndonjë të keqe me kusht që të veprohet në mënyrë të vetëdijshme, të merret më-

1. Mendub: Është një veprim i dëshirueshëm dhe që inkurajohet të bëhet. Kryerja e tij konsiderohet e mirë fetarisht, por edhe moskryerja nuk konsiderohet e keqe. I Dërguari i Allahut herë i ka kryer veprimet e konsideruara mendub, herë nuk i ka kryer.

simi i duhur dhe të mos formohen në mendjen e njeriut bindje bestyte. Një ditë, Mervani vuri re një person i cili kishte vënë kokën në gurin e varrit të të Dërguarit të Allahut. Ai mendoi se personi po bënte një veprim në kundërshtim me Islamin, prandaj, duke e kapur për jake, i tha:

"Ç'të duket se po bën?"

Mirëpo, kur njeriu e ktheu kokën, Mervani pa se ishte Ebu Ejjub el-Ensariu (r.a.)! Dhe Ebu Ejjub el-Ensariu (r.a.), kur pa se Mervani ndjehej i shqetësuar, për t'ia bërë të qartë se, po qe se vizita në varre bëhet në mënyrë të vetëdijshme, nuk ka ndonjë të keqe, përkundrazi, ka shumë dobi, i tha:

"Po, unë e di se ç'po bëj! Unë erdha të i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) dhe jo te guri, vetëm se e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë kështu:

*"Kur punët e fesë t'i marrin përsipër njerëz kompetentë, mos u shqetëso! Por kur të fillojnë njerëz jokompetentë të përzihen në këtë punë, sadoqë të shqetësohesh e të qash, e ke me vend!"* (Ibni Hanbel, V, 422)

Siç kuptohet nga thënia e këtij sahabiu të çmuar, vizita në varre në mënyrë të vetëdijshme dhe në përputhje me etikën e saj, nuk ka asgjë të keqe. Përkundrazi, kjo ka shumë dobi si për vizitorin, ashtu dhe për të vdekurin. Këto mund t'i përmbledhim kështu:

- Vdekja është ngjarja më e madhe është ngjarja më e madhe e së ardhmes dhe ngjarja më e vogël e së shkuarës. Vizita në varre i kujton njeriut vdekjen, ringjalljen dhe jetën e pasme, ahiretin, e orienton për adhurim dhe devocion dhe i jep mundësi të marrë mësim. Personi i cili e mendon vdekjen, i kryen adhurimet mes një përshpirtshmërie më të thellë, ambicja materiale i pakësoheti braktis haramet dhe orientohet drejt së mirës dhe i jep më shumë rëndësi përgatitjes për jetën e pasme, ahiret.

Para se të vdiste, Dhulkarnejni (a.s.) ka lënë këtë porosi interesante e cila tregon se ata që mbeten pas duhet të mos sillen lakmitarë e ambiciozë ndaj interesave dhe të mirave materiale të kësaj bote:

"Më lani dhe më qefinosni, pastaj më futni në tabut. Jashtë të më mbeten vetëm krahët e varur. Shërbëtorët të më vijnë pas. Thesaret m'i ngarkoni në mushka. Kështu, populli të shohë se po shkoj duarbosh pavarësisht nga pasuria dhe sundimi i jashtëzakonshëm që pata, të shohë se edhe shërbëtorët, edhe thesaret s'erdhën bashkë me mua, por mbetën në këtë botë! Dhe kështu, njerëzit të mos gënjehen pas kësaj bote gënjeshtare e kalimtare!"

Porositë iu çuan në vend. Dijetarët e komentuan kështu porosinë e tij:

"Me ushtritë që më ndiqnin pas, u bëra zotërues i lindjes dhe perëndimit. Pata nën shërbim dhe shoqërim ushtarë të panumërt dhe shërbëtorë të shumtë. Askush nuk doli jashtë urdhrit tim. Bota ishte fund e krye nën qeverisjen time. U bëra zotërues i thesareve të panumërta. Por dhuntitë e kësaj bote nuk janë të përhershme. Ja, siç po e shihni, po shkoj duarbosh në varr. Pasuria ime materiale e kësaj bote mbeti prapë në këtë botë. Prandaj bëni ato punë që janë të dobishme për jetën e pasme, ahiret!" (Osman Nuri Topbash, *Nebiler Silsilesi*, II, 17)

- Vizita e varreve të njerëzve të mirë (salih), veçanërisht vizita e varrit të të Dërguarit të Allahut, u jep prehje shpirtrave dhe bën që të përjetohen ndjenja të lartë. Nisja për udhë me qëllim për të vizituar varret e Profetit dhe të robve të zgjedhur të Allahut, është mendub. Në një hadith profetik, Profeti ka theksuar: *"Kush më bën vizitë mua pasi të vdes, fiton të drejtën e shefaatit tim!"* (Bejhaki, *es-Sunenu'l-Kubra*, V, 245)

- Vizita në varre ndihmon për forcimin e lidhjeve të njeriut me kulturën e tij fetare si dhe me historinë e tij. Varret e personaliteteve shpirtërorë të cilët lënë gjurmë në kujtesën e kombeve, kryejnë detyrën e urëlidhjes mes brezave të mëvonshëm me historinë e tyre. Atmosfera shpirtërore dhe sublime e varreve ka marrë përsipër një rol me rëndësi në mbajtjen gjallë të jetës fetare në zonën përkatëse. Vende të tilla si Samarkandi dhe Buharaja që patën qëndruar për shumë vite nën regjimin komunist, janë shembulli më tipik i kësaj.

Vizita në varre është e dobishme edhe për të vdekurit:

- Gjatë vizitë së varreve, i bëhet lutje Allahut dhe i kërkohet falje për shpirtrat e të vdekurve që shtrihen aty, këndohet Kur'an dhe falen mirësitë e bëra në emër të tyre. Në hadithet e Profetit tonë të dashur thuhet:

*"Kur të vdesë dikush, çojeni në varr pa pritur shumë. Dhe pasi ta varrosni, dikush t'i këndojë te kryet suren Fatiha, kurse te këmbët, pjesën e fundit të sures Bakara (ajetet Amener-rasulu)!"* (Taberani, XII, 340; Dejlemi, I, 284; Hejsemi, III, 44)

*"...Jasini është zemra e Kur'anit. Kush e këndon atë duke kërkuar pëlqimin e Allahut dhe jetën e ahiretit, pa dyshim që i falen mëkatet. Edhe të vdekurve ua këndoni suren Jasin!"* (Ibni Hanbel, V, 26)

Alá bin el-Lexhlaxh ka transmetuar se, në prag të vdekjes, i ati, Lexhlaxh, u ka lënë këtë porosi:

"Kur të më futni në varr, thoni Bismil'lah ve alá sunneti Rasulil'lah[1] dhe pastaj më hidhni dhé sipër. Në krye më këndoni fillimin dhe pjesën e fundit

1. (Po të lëmë amanet te Zoti ty) Në emër të Allahut dhe sunnetit të të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.)!





të sures Bakara. Me të vërtetë, unë jam bërë dëshmitar që Abdullah bin Omeri e ka parë të bukur këtë praktikë." (Bejhaki, *es-Sunenu'l-Kubra*, IV, 56)

Janë interesante edhe këto fjalë që ua ka thënë të pranishmëve si porosi sahabiu Amr bin As në prag të vdekjes:

*"Kur të më shtini në varr, prisni në krye të varrit aq kohë sa ç'duhet për ta therur një deve e për t'ia copëtuar mishin, në mënyrë që të gjej mundësi që, me anë të pranisë suaj, të mësohem me jetën e re dhe t'i përgatis përgjigjet që do të më duhet t'ua jap përfaqësuesve të Allahut!"* (Muslim, Iman, 192)

Neveviu i cili e citon këtë hadith në veprën e tij, ka transmetuar këto fjalë të imam Shafiiut (r.alejh):

"Këndimi i ajeteve dhe sureve në krye të varrit është mustehab. Kurse këndimi i plotë i Kur'anit (hatme) është më i bukur!" (Nevevi, *Rijazu's-Salihin*, f. 293)

Kur'ani i kënduar jo vetëm është një gosti shpirtërore për të vdekurit, por edhe është e fiksuar me hadithe autentike (sahih) dhe me marrëveshje të njëzëshme të përgjithshme (ixhma-konsens) se shpërblimi i mirësive të bëra në emër të tyre, do të arrijë tek ta, domethënë, do të veprojë në favor të tyre. (Ibni Hanbel, II, 509; VI, 252) Këtë e argumenton edhe ky ajet kur'anor:

**"Zoti ynë! Fali vëllezërit tanë besimtarë që kanë ardhur e shkuar para nesh dhe mos lër asnjë gjurmë urrejtjeje në zemrat tona për ta! Zoti ynë! Pa dyshim, ti je shumë i dhembshur dhe shumë i mëshirshëm!"** (el-Hashr, 59/10)

Një nga hadithet profetike të realizuara mbi këtë çështje është kështu:

Ibni Abbasi (r.anhuma) tregon:

"Kishte vdekur nëna e Sa'd bin Ubades (r.a.). Sa'd bin Ubade shkoi te Profeti dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Më paska vdekur nëna kur nuk ndodhesha pranë saj. A i bën ndonjë dobi asaj po të jap sadaka në emër të saj?"

*"Po!"* – Iu përgjigj i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.). Atëherë, Sa'd bin Ubade tha:

"O i Dërguari i Allahut, edhe ti bëhu dëshmitar se kopshtin tim frutor po e jap si sadaka në emër të nënës!" (Buhari, Vesaja, 15)

- Edhe mbjellja e drurëve në varreza është sevap, mirësi. Madje, drurët dhe bimët e tjera të mbjella në varreza bëhen shkak për lehtësimin e vuajtjes së të vdekurve. (Muslim, Taharet, 111) Etërit tanë mbillnin lisa para institucioneve kurse selvi në varreza. Plepi, rrapi, i cili i derdh gjethet në

vjeshtë, simbolizon përkohshmërinë dhe vdekshmërinë e kësaj bote, po ashtu edhe të institucioneve të saj, kurse selvia e cila mbetet e gjelbër gjatë gjithë vitit, simbolizon amshmueshmërinë e jetës së pasme, ahiretit. Në të njëjtën kohë, me këtë praktikë, është siguruar gjelbërimi dhe stolisja e mjedisit me bimësi, drurë e pemë, që janë si mushkëri për botën.

- Ndërkaq, dërgimi i kurorave në ceremonitë funebre si dhe në varreza është një sjellje që s'i përket fesë sonë dhe që shihet si mekruh, e papëlqyeshme, e neveritshme. Kurora e cila bëhet në trajtë kryqi dhe e cila është simbol fetar i botës antike greke dhe krishtere, jo vetëm që s'i sjell ndonjë dobi të vdekurit, por është edhe tregues i përngjasimit me mohuesit dhe heretikët. Profeti e ka ndaluar përngjasimin me mohuesit dhe heretikët.

Një specifikë tjetër lidhur me kurorën është shpenzimi që bëhet për të. Jo vetëm bëhen shpenzime të mëdha për kurorën, por dëmtohen edhe lulet. Siç thotë Faruk Nafizi:

Trëndafili mbetet i freskët sa rri në degë;
Trëndafili në kurorë s'është më në jetë!

- Kohët e fundit është vënë re që në ceremonitë funebre bëhen duartrokitje. Kjo sjellje që s'i ka hije një atmosfere shpirtërore, nuk është konsideruar e pranueshme nga feja jonë. Zoti i stigmatizon kështu politeistët të cilët bënin sjellje të ngjashme:

**"Adhurimi i politeistëve përreth Shtëpisë së Allahut është fishkëllima dhe duartrokitje."** (el-Enfal, 8/35)

### *c. Etika e vizitës*

- Kur vizitori të arrijë në varreza, duhet ta kthejë fytyrën nga varret dhe të japë selam ashtu siç ka treguar Profeti:

*"Paqe juve, o banorë të vendit të besimtarëve! Në dashtë Allahu, së afërmi edhe ne do të bashkohemi me ju! I lutem Allahut të na falë edhe ju, edhe ne!"* (Muslim, Taharet, 39; Xhenaiz, 104)

- Duhet bërë lutje për ata që shtrihen në varre dhe duhet menduar se edhe vetë do të bëhesh si ta. Te varri i personit që do të vizitohet, vizitori duhet të afrohet me fytyrën drejtuar për tek varri sikur personi të ishte gjallë dhe sikur po bisedon me të dhe, në qoftë e mundur, duhet të qëndrojë në këmbë. Po qe se personi, varri i të cilit vizitohet, ka qenë, në të gjallë, i afërt i vizitorit, ky duhet të afrohet pranë varrit, përndyshe, duhet të rrijë paksa larg dhe ashtu të lutet për të.

- Falja e namazit gjatë vizitës së varreve duke i shndërruar ato në





faltore, është një veprim i pamiratueshëm nga feja. Veç kësaj, falja e namazit në drejtim të varrit është mekruh, gjest i papëlqyeshëm dhe i neveritshëm.

- Nuk lejohet që në varre të vihen dhe ndizen qirinj. (Muvatta, Xhenaiz, 12-13)

- Ulja mbi varr dhe shkelja e varreve është mekruh. (Muslim, Xhenaiz, 98)

- Në varrezë duhet ruajtur nga thënia e fjalëve të pavend dhe joetike që nuk përputhen me vizitën, nga ecja me mendjemadhësi dhe krenari, duke bërë gjeste për t'u dukur, përkundrazi, duhet mbajtur një qëndrim i thjeshtë dhe modest. (Nesai, Xhenaiz, 100)

- Duhet ruajtur nga urinimi dhe defekimi në varreza.

- Prerja e drurëve dhe e barit të njomë të varrezave është mekruh.

- Therja e kurbanit pranë varrit është mekruh edhe në u bëftë për hir të Allahut. Veçanërisht theja e kurbanit pranë varrit me qëllimin për të fituar pëlqimin dhe ndihmën e tij është kategorikisht haram. Ka edhe nga ata që thonë se kjo është shirk, herezi. Sepse therja e kurbanit është adhurim dhe adhurimi bëhet vetëm për hir dhe pëlqim të Allahut.

- Nuk lejohet përsjellja adhuruese rreth varrit ashtu siç bëhet tavafi rreth Qabes.

- Kërkimi i ndihmës nga të vdekurit dhe, për këtë, lidhja në gurët e varrit e shamive ose copave të leckave nuk i sjellin ndonjë dobi kujt. I vdekuri në varr nuk ka fuqi dhe mundësi t'i bëjë kujt dobi ose ta parandalojë ndonjë dëm. Por është e lejueshme që, duke kërkuar diçka nga Allahu, të bëhen pretekst personat e mirë dhe të vizitohen varret e tyre me këtë qëllim. Për shembull, lutja në formën "O Zot, për hir dhe respekt të Profetit, po të lutem Ty me anë të tij që të ma plotësosh këtë kërkesë", bëhet pretekst për pranimin e lutjeve. (Tirmidhi, Deavat, 118; Ibni Hanbel, IV, 138)

Një shembull shumë interesant i kësaj është kështu:

Pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), në Medinë u bë një thatësirë e rëndë. Popullsia ia paraqitën gjendjen Hz. Aishesë. Ajo u dha atyre këtë këshillë:

"Shkoni te varri i Profetit të nderuar dhe hapni një dritare sipër në mënyrë që mes Profetit dhe qiellit të mos ketë pengesë!"

Dhe, pasi njerëzit bënë ashtu, ra shi i bollshëm, barërat mbinë e u rritën, devetë u majmën mirë. Madje, atij viti ia vunë emrin "âmul fetk", "viti i bollëkut". (Darimi, Mukaddime, 15)

- Vizita në varre është më e çmuar të bëhet veçanërisht të xhumanë, por edhe të enjten dhe të shtunën. Por edhe vizita në ditët e tjera është e

mundur dhe e lejueshme (xhaiz).

- Edhe vizita e varreve natën është e lejueshme (xhaiz). I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) ka shkuar natën në varresat e Medinës dhe ka ka bërë lutje. (Muslim, Taharet, 39; Xhenaiz, 104)

### 4. Vizita te miqtë dhe farefisi

**"Personi i cili kërkon t'i shumohet rizku dhe t'i zgjatet jeta, të kujdeset për farefisin!"**

Buhari, Edeb, 12

Njëra nga specifikat mbi të cilat Islami ka qëndruar më shumë, është "vizita e vatrës atërore" ose, me kuptim më të gjerë vizita te të afërmit dhe farefisi, që ka për qëllim fuqizimin dhe sigurimin e vazhdueshmërisë së marrëdhënieve të gjakut. Kur njerëzit e farefisit ndodhen afër, duhen vizituar shpesh, duhen ndihmuar dhe duhet interesuar për problemet e tyre. Në ditët e gëzuara duhen uruar, kurse në ditët e hidhura duhen ngushëlluar. Kurse kur ndodhen me venbanim të largët, u duhet shkuar për vizitë herë pas here, të paktën duhet ruajtur lidhja me ta nëpërmjet letrave, telefonatave, etj. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Kini frikë Allahun, në emër të të cilit kërkoni të drejtat nga njëri-tjetri, dhe ruhuni nga këputja e lidhjeve farefisnore!"** (en-Nisa, 4/1)

Në këtë ajet kur'anor, Zoti ynë i Lartë na ka tërhequr vëmendjen që të shmangemi nga këputja e lidhjeve farefisnore, domethënë, t'i japim rëndësinë e duhur vizitës në shtëpinë atërore dhe tek të afërmit, dhe që të kemi frikë nga përmendja e emrit të Tij kur kërkojmë të drejtat e njëri-tjetrit.

Këtij ajeti kur'anor mund t'i jepen dy kuptime. Njëri është kështu: "Ruhuni nga kundërshtimi ndaj Allahut në emër të të cilit betoheni kur i kërkoni diçka njëri-tjetrit me shprehjet "për dashuri të Allahut", "për emër të Zotit", dhe ruhuni nga shkelja e të drejtave dhe dinjitetit të të afërmve tuaj!" Kurse kuptimi tjetër është kështu: "Kini frikë nga kundërshtimi ndaj Allahut dhe veproni me një moral mëshirimi të tillë, që të mund t'i kërkoni njëri-tjetrit diçka duke iu betuar të afërmve në emër të Allahut!"

Edhe nëse "vizita e vatrës atërore" ka të bëjë, para së gjithash, me prindërit dhe farefisin e afërt të gjakut, vizita te fqinjët, shokët, kolegët, vëllezërit e fesë dhe të gjithë të njohurve, është një detyrë fetare. Zoti ynë i Lartë thotë kështu në Librin e Tij të Shenjtë:

**“Faliuni Allahut dhe mos i bëni shok askënd dhe asgjë Atij! Dhe silluni mirë ndaj nënës, babait, farefisit, jetimëve, të vargërve, fqinjve të afërt, fqinjve të largët, shokut që keni pranë, udhëtarit dhe personave që keni nën urdhër!”** (en-Nisa, 4/36)

Shkëputja e lidhjeve me farefisin dhe sjellja e keqe ndaj tyre është mëkat i madh. Masa e mirëbërësisë ndaj farefisit paraqet ndryshime sipas gradës së afërsisë ndaj tyre dhe gjendjes së nevojtarisë së tyre. I Dërguari i Allahut ka bërë të ditur se respektimi i amanetit dhe lidhja farefisnore do të jenë kriter në kalimin nëpër Sirat, se këta dy elementë do të qëndrojnë në të dy anët e Siratit dhe, duke i kapur me kanxha të mëdha personat që, në këtë botë, nuk i kanë çuar në vend të drejtat e amanetit dhe lidhjeve farefisnore, do t’i rrokullisin në xhehennem. (Muslim, Iman, 329) Nga ky këndvështrim, duket se është e pamundur që personi i cili nuk e kalon dot provën e respektimit të të drejtave të vatrës atërore dhe farefisit, të mund ta kalojë Siratin.

Profeti ynë e ka deklaruar me këto hadithe se sa shumë rëndësi i jep Allahu i Lartë mbajtjes së marrëdhënieve të mira me farefisin:

“Kur Allahu i Lartë e përfundon krijimin e krijesave, lidhja farefisnore ngrihet në këmbë e thotë:

“Mbështetem tek Ti nga personi i cili i shkëput lidhjet farefisnore!”

Allahu i Lartë e pyet:

“Shumë mirë, po a e pranon me pëlqim që unë të kujdesem për atë që kujdeset për ty dhe t’ia pres mëshirën time atij që i pret lidhjet me ty?”

“Po, e pranoj me pëlqim!” – Përgjigjet lidhja farefisnore. Atëherë, Allahu i Lartë urdhëron:

“Të është dhënë kjo e drejtë!”

Pasi i tregoi këto, Profeti ynë tha:

“Po të doni, këndojeni këtë ajet (që e vërteton këtë)!”

Dhe e këndoi ajetin:

**“**(O ju hipokritë!) **A me të vërtetë, po ta merrni në dorë qeverisjen dhe sundimin, menjëherë do të shkaktoni intriga mbi tokë, madje lidhjet farefisnore do t’i shkëpusni e do t’i copëtoni? Ja, këta janë personat që Allahu i ka larguar nga mëshira e Tij, që ua shurdhoi veshët dhe ua qorroi sytë!”** (Muhammed, 47/22-23) (Buhari, Tefsir, 47; Muslim, Birr, 16)

Duhet treguar korrektesa e duhur në çështjen e lidhjeve farefisnore të emërtuara, përgjithësisht, “vizita e shtëpisë atërore”, së cilës Zoti i ka dhënë kaq shumë rëndësi. Sado keq që të sillet ana tjetër, ne duhet të shkojmë

tek të afërmit dhe të qajmë hallet me ta! Një njeri i tha Profetit:

"O i Dërguari i Allahut! Unë kam farefis. Unë u shkoj për vizitë atyre, kurse ata s'ma shohin derën! Unë u bëj të mira, kurse ata më bëjnë të këqija! Unë sillem me ta me mirëkuptim, kurse ata sillen ndaj meje në mënyrë trashanike dhe ashpër!"

Profeti i tha:

*"Po qe se është ashtu si thua, ti i bën ata që të gëlltitin hi të nxehtë! Po u solle kështu si thua, ndihma e Allahut është me ty!"* (Muslim, Birr, 22)

Kurse në një hadith tjetër, Profeti ka thënë: *"Kush i përgjigjet në të njëjtën masë të mirës që i bëjnë farefisi, nuk quhet se është kujdesur për ta. Personi i cili konsiderohet se e mbron farefisin dhe kujdeset për ta, është ai që vazhdon t'u bëjë të mira edhe kur ata i presin lidhjet me të!"* (Buhari, Edeb, 15)

Edhe nëse t'i vizitosh të afërmit e t'i gëzosh ata, në pamje të jashtme duket si gjest i dobishëm, ata që kujdesen me të vërtetë për të afërmit duke filluar me vatrën atërore, dalin më të fituar, sepse kujdesi për të afërmit ka dobi të mëdha si në këtë botë, ashtu edhe për botën tjetër. Disa nga këto dobi, i Dërguari i Allahut i shpreh kështu:

*"Personi i cili dëshiron t'i shtohet rizku dhe t'i zgjatet jeta, le t'i mbrojë të afërmit dhe të kujdeset për ta!"* (Buhari, Edeb, 12; Muslim, Birr, 20-21)

Krahas vizitës tek të afërmit, krahas kujdesit për të afërmit, edhe interesimi për vëllezërit muslimanë dhe miqve të zemrës duke i kërkuar e duke i pyetur për shëndetin dhe hallet, ka rëndësi shumë të madhe. Profeti ynë (s.a.v.s.) pyeste dhe interesohej për sahabet dhe u shkonte për vizitë. Me shembullin në vijim, Zotëria i Botëve e ka shpjeguar bukur se Zoti i do dhe është i kënaqur me ata që i shkojnë për vizitë një miku vetëm për hir dhe pëlqim të Tij:

*"Një njeri u nis për rrugë për t'i bërë vizitë një vëllai të fesë i cili ndodhej në një fshat tjetër dhe të cilin e donte për hir të Allahut. Allahu i Madhnueshëm i dërgoi një engjëll që ta vëzhgonte nga do të kalonte dhe të kujdesej për të. Kur i shkoi pranë, engjëlli e pyeti:*

*"Ku po shkon?"*

*"Po shkoj te filan vëlla!" – Iu përgjigj njeriu.*

*"A mos e ke të afërt, prandaj po shkon?" – E pyeti engjëlli.*

*"Jo!" – Ia priti njeriu.*

*"Mirë, po, a mos po shkon për ndonjë përfitim që mendon se do të kesh prej tij?" – E pyeti engjëlli.*

*"Jo!" – I tha njeriu.*

*"Atëherë, pse po shkon te ai?" – E pyeti engjëlli.*

*"Po shkoj se e dua atë për hir të Allahut!" – Iu përgjigj njeriu.*

*"Edhe unë jam një i ngarkuar me detyrë i dërguar nga Allahu tek ti! Edhe Allahu të do ty vetëm pse ti e do vëllain e fesë për hir dhe pëlqim të Tij!" – I tha, më në fund, engjëlli!"* (Ibni Hanbel, II, 292)

Veç kësaj, Profeti ynë na bën të ditur se në ditën e kiametit kur nuk do të ketë hije, njëri prej shtatë klasave njerëzore që Zoti ka për të marrë nën hijen e arshit, janë dy vetë që e duan njëri-tjetrin për pëlqim të Allahut, që takohen e ndahen për pëlqim të Allahut! (Buhari, Ezan, 36; Zekat, 16)

Sahabet bujarë i kanë treguar kujdes të veçantë vizitës tek miqtë dhe farefisi dhe, në këtë çështje, kanë lënë shembuj mësimdhënës. Abdullah bin Mes'udi (r.a.) i pati pyetur shokët që i patën shkuar për vizitë nga Kufa në Medinë:

"A uleni e bisedoni për hallet e njëri-tjetrit dhe a diskutoni për dituritë?"

"Këtë s'e lëmë kurrë pa bërë!" – I qenë përgjigjur shokët.

"Po njëri-tjetrin, a e vizitoni?" – I pati pyetur përsëri Ibni Mes'udi. Ata i qenë përgjigjur:

"Posi, o Abdurrahman! Madje, nëse dikush nga ne nuk e sheh për një farë kohe vëllain musliman, niset në këmbë që përtej Kufës, i shkon në shtëpi dhe e pyet për shëndetin dhe hallet!"

Sahabiu i bekuar i gëzuar nga kjo përgjigje e bukur, u pati thënë shokëve:

"Sa të silleni në këtë mënyrë, do të jetoni të qetë, të kënaqur e në rrugën e së mirës!" (Darimi, Mukaddime, 51)

Edhe Selmani (r.a.), sahabiu, shoku të cilin Profeti e donte shumë, meqë e dinte rëndësinë e kësaj çështjeje, pati shkuar në këmbë nga Medaini në Damask për t'i bërë vizitë Ebu Derdasë. (Buhari, Edebu'l-mufred, 127)

Edhe në këto vizita ka rregulla etike që duhen respektuar e zbatuar. Disa nga këto janë kështu:

- Për vizitë duhet zgjedhur koha e përshtatshme, nuk duhet shkuar në orët e gjumit, ngrënies dhe punës.

- Po qe e mundur, duhet lajmëruar që më parë dhe duhet shkuar patjetër në orën e caktuar.

- Duke u veshur pastër dhe me rregull, duhet ruajtur nga kundërmimet dhe pamjet shqetësuese për të tjerët.

- Vizita nuk duhet zgjatur shumë. Pleqtë të cilëve u shkohet për vizitë, duhen dëgjuar me durim dhe duhet ruajtur nga fjalët dhe sjelljet shqetësuese ndaj tyre. Atyre u duhen thënë fjalë përgëzuese dhe u duhet fituar zemra me fytyrë të qeshur dhe fjalë të ëmbël.

## R. ETIKA E SHKEMBIMIT TE DHURATAVE

**Jepe mallin dhe pasurinë dhe merr një zemër. Merre, që ajo zemër të të japë dritë në varr, në atë natë sterrë të zezë!**

Hirësia Mevlana

Shkëmbimi i dhuratave është një nga zakonet dhe sjelljet e bukura që fuqizojnë lidhjet vëllazërore mes muslimanëve. Për ta shtuar dashurinë dhe lidhjen mes njëri-tjetrit në ummetin, bashkësinë e tij, Profeti ynë, Krenaria e Gjithësisë, ka nxitur dhe inkurajuar shkëmbimin e dhuratave, edhe vetë ka dhënë dhe ka pranuar dhurata. Nëna jonë, Hz. Aishe, thotë:

"I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e pranonte dhuratën dhe i përgjigjej asaj." (Buhari, Hibe, 11)

Siç na e bën të ditur Enes bin Maliku, sundimtari bizantin i dërgoi si dhuratë Profetit një qyrk të gjatë atllasi të punuar me fije argjendi. Kur Profeti e veshi atë, njerëzit i thanë:

"O i Dërguari i Allahut! A mos t'u zbrit kjo nga qielli?"

I Dërguari i Allahut iu përgjigj:

*"Kaq shumë ju pëlqeu? Betohem në Allahun që mban në dorën e fuqisë së Tij jetën time, se edhe një nga peshqirët e Sa'd bin Muadhit në xhennet, madje, është më i bukur dhe më i dobishëm se kjo!"*

Pastaj e hoqi dhe ia dërgoi Hz. Xhaferit. Por kur Xhaferi (r.a.) e veshi, Profeti i tha:

*"Unë s'ta dërgova për ta veshur!"*

"Po ç'ta bëj unë atë?" – E pyeti Hz. Xhaferi. Dhe Profeti iu përgjigj:

*"Dërgoja tët vëllai, Nexhashiut!"* (Ibni Hanbel, III, 229; Ibni Ethir, *Usudu'l-gabe*, I, 324)

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e pranonte dhuratën pa parë në ishte

e madhe apo e vogël dhe ndjeshmërinë e tij për ta gëzuar dhënësin, e shpreh kështu: *"Edhe sikur të më dhurohet ndonjë lopatë ose ndonjë copë plëndës, e pranoj menjëherë!"* (Buhari, Hibe, 2) Kurse urtësinë e kësaj e ka deklaruar me këto fjalë:

تَهَادَوْا تَحَابُوا

*"Shkëmbeni dhurata që t'ju shtohet dashuria për njëri-tjetrin!"* (Munavi, III, 271)

Dhe për ta treguar se si i afron shkëmbimi i dhuratave njerëzit me njëri-tjetrin dhe se si i bën që ta duan më shumë njëri-tjetrin, thoshte:

*"Shkëmbeni dhurata se dhurata e fshin neverinë dhe urrejtjen e zemrës! Asnjë grua të mos e shohë të vogël dhuratën që i jep gruas komshije edhe sikur ajo dhuratë të jetë një copë plëndës deleje!"* (Tirmidhi, Velá, 6)

Personi që e jep dhe e merr dhuratën si sunnet, traditë profetike, nuk duhet të shohë nëse dhurata është e madhe a e vogël, e çmuar apo e paçmuar. Po qe se duke dhënë dhuratë, hyjnë në mes gjëra të tilla, si dyfytyrësia, veprimi për dukje dhe interesi, nuk mund të merret rezultati i pritur.

Shkëmbimi i dhuratave duhet bërë brenda mundësive pa e sforcuar buxhetin. Esenciale në shkëmbimin e dhuratave është të kujtohet tjetri.

Sipas etikës islame, kur bëhet dhuratë, nuk duhet pritur dhuratë si shpërblim për të. Edhe nëse pritet, nuk duhet pritur si shpërblim diçka më e madhe se dhurata e dhënë. Në lidhje me këtë, është mjaft interesante kjo ngjarje e ndodhur mes të Dërguarit të Allahut dhe një beduini. Ebu Hurejre (r.a.) tregon:

"Një beduin i dhuroi të Dërguarit të Allahut një deve të re dhe i Dërguari i Allahut i dha si shpërblim gjashtë deve të reja. Por beduini nuk mbeti i kënaqur. I Dërguari i Allahut e mori vesh këtë dhe, pasi e lavdëroi dhe e falenderoi Allahun, tha:

*"Filani më dhuroi një deve. Edhe unë, si shpërblim, i dhurova gjashtë deve. Megjithëkëtë, ai s'paska mbetur i kënaqur! Betohem në Allahun se vendosa që, pas kësaj dite, të mos marr dhuratë nga askush tjetër përveç muhaxhirëve, kurejshve, ensarive, thekifive ose devsive!"* (Tirmidhi, Menakib, 73; Ebu Davud, Buju, 82)

Profeti ynë qe përballur me sjellje të tilla trashanike nga një sërë njerëzish dhe pikërisht ndaj tyre qe sjellë më shumë me falje, tolerancë dhe butësi. Shembuj të tillë ka plot në jetën e të Dërguarit të Allahut. Por, këto lloj sjelljesh të trasha dhe dëshpëruese, disa herë, edhe të Dërguarin e Allahut

e patën shtyrë të bënte kufizime në pranimin e dhuratave pavarësisht nga rëndësia e madhe që i jepte shkëmbimit të dhuratave.

Siç kuptohet nga kjo, as dhënia e dhuratës më shumë si pretekst për të kërkuar apo marrë diçka, as pranimi i një dhurate të tillë nuk janë sjellje e qëndrime të drejta. Personat që Profeti i ka përjashtuar nga kjo, janë kryesisht persona të zgjedhur të pajisur me veti të bukura, si përkorësia, bujaria, mirësia, mungesa e interesit në dhënien dhe marrjen e dhuratave, etj. Dhurata që vjen nga persona me veti të tilla, është më shumë kënaqësindjellëse dhe prehëse.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) kurrë nuk e prapësonte dhuratën nëse nuk ishte i detyruar ta bënte një gjë të tillë. Por kur bëhej fjalë për një situatë që feja e kishte ndaluar, urdhrin e fesë e mbante mbi çdo gjë tjetër. Sa'b bin Xhessame (r.a.) tregon kështu:

"I pata dhuruar të Dërguarit të Allahut një gomar të egër. Por i Dërguari i Allahut nuk ma pranoi dhe ma ktheu prapë. Dhe kur më pa në fytyrë dhe e kuptoi se isha dëshpëruar, më tha:

*"Nuk ta mora dot dhuratën sepse ndodhesha nën ihram!"* (Buhari, Hibe, 6)

Sa'b bin Xhessame u dëshpërua që nuk iu pranua dhurata, ngaqë nuk e dinte ende se gjuetia nën ihram ishte e ndaluar. Profeti ynë, si njeri i dhembshur që ishte, kur e vuri re se sahabiu e kuptoi gabim dhe se u dëshpërua duke pandehur se dhurata iu hodh poshtë, deshi menjëherë ta qetësonte dhe ia bëri të qartë se do t'ia kishte pranuar dhuratën po të mos ndodhej nën ihram. Prandaj është e nevojshme që të mos i jepet rast që njerëzit ta keqkuptojnë njëri-tjetrin, që, duke i interpretuar gabim sjelljet e njëri-tjetrit, të zemërohen, kështu që, është e nevojshme t'i sqarojnë menjëherë shkaqet e sjelljeve dhe qëndrimeve të tyre që mund të keqkuptohen.

Me përjashtim të rasteve të veçanta, në përgjithësi, Profeti nuk i pranonte dhuratat që i jepnin politeistët dhe jomuslimanët dhe thoshte se e kishte të ndaluar. Ijadh bin Himar (r.a.) tregon:

"I pata dhënë të Dërguarit të Allahut një dhuratë. Ai më pyeti:

"A u bëre musliman ti?"

"Jo!" – I thashë unë.

"Unë e kam të ndaluar të marr dhurata nga politeistët!" – Më tha ai dhe nuk ma mori dhuratën." (Ebu Davud, Haraxh, 35)

Por çështja qëndron ndryshe në marrëdhëniet ndërshtetërore. Hz. Aliu thotë: "Kisra i bëri disa dhurata të Dërguarit të Allahut dhe i Dërguari i





Allahut i pranoi. Edhe mbretërit e tjerë i dërguan dhurata dhe ai i pranoi." (Tirmidhi, Sijer, 23) Sepse pranimi i dhuratave nga kryetarët e shteteve ishte në interes të marrëdhënieve dypalëshe.

I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) e ka bërë të qartë edhe se në ç'kushte nuk duhet pranuar dhurata. Sipas thënies së Ebu Umames (r.a.), i Dërguari i Allahut ka thënë kështu:

*"Kush i jep ndihmë dikujt, pastaj e pranon dhuratën e tij si shpërblim për ndihmën, është njëlloj si të ketë hyrë në një portë të madhe ndër portat e faizit!"* (Ebu Davud, Buju, 82) Dëshmia e mirë për dikë është fetarisht mendub (sjellje e pëlqyeshme), kurse në disa raste, është vaxhib (domosdoshmëri). Por nuk është gjithashtu fetarisht xhaiz (e lejueshme) të merret dhuratë si shpërblim për këtë shërbim. Dhurata e kërkuar dhe e pranuar me një motiv të tillë bëhet shkak për eliminimin e sevapit (mirësisë) së fituar nga shërbimi ashtu siç bëhet shkak faizi (fajdeja, kamata) për dëmtimin e mallit hallall. Ubade bin Samit (r.a.) tregon kështu: "Unë u pata mësuar disa vetëve nga ata të sufës shkrim e këndim dhe Kur'an. Njëri prej tyre më dhuroi një hark. Unë i thashë:

"Ky hark nuk është ndonjë mall me vlerë të madhe, por me të mund të qëlloj në rrugën e Allahut. Megjithëkëtë, do të shkoj ta pyes të Dërguarin e Allahut!"

Pastaj shkova te i Dërguari i Allahut dhe i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Njëri prej personave që u kam mësuar shkrim e këndim dhe Kur'an, më dhuroi një hark. Harku s'ka ndonjë vlerë për mua, por unë me të mund të qëlloj në rrugën e Allahut!"

*"Po deshe të varësh në trup një varëse prej zjarri, pranoje!"* – M'u përgjigj i Dërguari i Allahut! (Ebu Davud, Buju, 37)

Në periudhat e mëvonshme, për shkaqe domosdoshmërie, u bënë disa deklarata se mund të merret pagesë për dhënien e mësimit të Kur'anit, por në kohën e Profetit, pra, në vitet e para të Islamit, kurrë nuk është kërkuar pagesë për shërbime të tilla.

Një specifikë që duhet bërë kujdes në dhuratë është se nuk duhet ndërruar mendimi mbi dhuratën, se nuk duhet penduar dhe hequr dorë nga dhënia e dhuratës, për më tepër, nuk duhet tentuar për ta marrë prapë dhuratën e dhënë. I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) bën një paralajmërim të tillë:

*"Nuk është hallall që dikush të japë një dhuratë ose të bëjë një gostitje dhe pastaj të pendohet për këtë. Vetëm babai mund të pendohet për dhuratën që ia ka bërë të birit. Gjendja e personit i cili e kërkon t'i kthehet prapë dhurata që ka dhënë, i ngjan punës së qenit. Qeni ha ushqim, e*

*mbush barkun dhe pastaj e vjell dhe pastaj kthehet sërish dhe e ha atë që ka vjellë!"* (Ebu Davud, Buju, 81)

Islami ka sjellë parime që përfshijnë çdo fushë të jetës duke mos lënë bosh asnjë fushë. Duke ua mësuar me fjalë dhe në praktikë sahabeve gjatë jetës së tij profetike 23-vjeçare këto rregulla etike që u sigurojnë njerëzve mundësinë për të jetuar të qetë e të kënaqur, Profeti ynë, personaliteti shembullor, i ka ofruar njerëzimit një qytetërim të madh!

# PERMBLEDHJE

Duke diskutuar, me favorin e Zotit, me aq sa kemi mundësi dhe pak-sa, mbi qëndrimet, moralin, etikën dhe sjelljet e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.), të cilat do të bëhen për ne shembull dhe model, e ndjejmë veten të kënaqur, të gëzuar dhe falenderues që mundëm të paraqesim këtu një tufë me trëndafila nga trëndafilishtja e tij e stolisur me lule të rralla e të bukura dhe me trëndafila erëkëndshëm!

Zoti ka deklaruar: **"Allahu i ka krijuar jetën dhe vdekjen për t'ju vënë në provë dhe për të nxjerrë në shesh se cili nga ju do të kryejë punë më të mira!"** (el-Mulk: 67/2) Kështu, Ai ka na ka tërhequr vëmendjen për faktin se synimi final i kësaj jete është të fitohet kjo provë duke e stoli-sur jetën tonë të shkurtër me punë të bukura që të tërheqin pëlqimin hyjnor. Kurse në një ajet tjetër kur'anor, duke deklaruar **"Më i nderuari prej jush te Allahu është më i devotshmi prej jush"** (el-Huxhurat: 49/13), ka përcak-tuar "kriterin e epërsisë" mes njerëzve dhe ua ka njoftuar besimtarëve sy-nimin që duhet të arrijnë për t'u bashkuar me Të!

Ashtu siç e ka shprehur Profeti ynë, Krenaria i gjithësisë, në lutjen e tij *"Allahu im, jetë është vetëm jeta e ahiretit"* (Buhari, Rikak, 1) që nuk e hoqi nga goja gjatë tërë jetës si model për ne, jeta e vërtetë dhe e pasosur për besimtarët është jeta e ahiretit, jeta pas ringjalljes. Duke e mbajtur para-sysh këtë të vërtetë, njeriu duhet ta ngrejë shumë mirë për vete ekuilibrin botë-ahiret, t'i japë vlerë çdo gjëje me aq sa i takon dhe duhet të përpiqet për ta kryer çdo detyrë në ekstazën e një adhurimi. Kurse qëllimi i tij për-fundimtar duhet të jetë që ta bëjë zemrën t'i gjejë prehje e qetësi me anë të njohjes intuitive të Zotit. Sepse disfata më e madhe në çastin kur të hapen perdet e kësaj bote dhe të shfaqet bota e amshuar, do t'i takojë personit të cilin Zoti e ka privuar nga mundësia për ta njohur Atë me principialitetin dhe vërtetësinë e duhur. Sepse mosnjohja e Allahut dhe ndarja e zemrës prej Tij janë dështimi më i madh!

Jetëgjatësia që na dhurohet ne, si të ishte një orë rëre, e konsumon çdo ditë e nga pak kapitalin e saj. Jeta është aq e shkurtër sa të mjaftojë vetëm për t'u jetuar sipas rrugës së drejtë të quajtur "sirati mustakim" dhe është e pamundur të kompensohet pasi të ketë marrë fund! Kështu, **duke u betuar në kohën** në formën (teksti arabisht) **"ve'l-asr"** (el-Asr: 103/1), Zoti

i paralajmëron dhe i orienton robtë që ta përdorin kohën me kujdes. Edhe në një anekdotë është thënë “Bota është një çast i shkurtër, pra, zbukuroje atë me falje e adhurime!” Eshtë e pamundur të kthehet pas diçka krejtësisht apo pjesërisht, kurse koha, kurrë! Për të mundur të ecim me paqe e sukses në këtë udhëtimin e jetës, për të mundur të arrijmë devocionin dhe njohjen e Zotit duke e begatuar jetën tonë të shkurtër e kalimtare me punë të mira dhe për të mundur t’i fitojmë të drejtën, të mirën dhe të bukurën me rrugën më të shkurtër, kemi nevojë të na kapë për dore një udhërrëfyes i të vërtetës. Prandaj ka ndodhur që Fuqia Eternale që nuk i ka lënë milingonat pa kryetar dhe bletët pa matkë, nuk i ka lënë as njerëzit pa profet.

Për ta bleruar botën tonë të zemrës me njohjen dhe afërsinë hyjnore që janë qëllimi më i lartë dhe, për rrjedhojë, për të kryer në mënyrë të përsosur detyrën tonë të robit ndaj Allahut mes ndjenjës së madhërimit të Tij dhe të dorëzimit tek Ai, është e mundur vetëm nëse ecim në rrugën e ndritshme të Profetit tonë i cili është për ne personalitet shembullor, ashtu siç ecën dikush në dëborë duke ndjekur hap pas hapi gjurmët e udhërrëfyesit. Aq sa t’i respektojmë kriteret dhe masat që na ka sjellë Profeti ynë, aq të bukura, të begata dhe të qeta do të na bëhen ditët tona të ahiretit. Përsosmëria e lumturisë sonë të jetës tjetër do të realizohet në raport të drejtë me cilësinë, saktësinë dhe sinqeritetin e respektimit nga ana jonë të kritereve dhe masave të sjella nga Profeti.

Prandaj, gjëja e parë që duhet të bëjmë, është ta mësojmë sunnetin e Profetit tonë i cili është shembull dhe model për ne dhe të bëjmë përpjekje të pareshtura për ta zbatuar atë në jetën tonë ndjesore dhe të përditshme. Njohja e Profetit tonë, të Dërguarit të Allahut, ka lidhje të drejtpërdrejtë edhe me besimin. Njeriu që rri larg të Dërguarit të Allahut me zemër, jo vetëm që e ka të dobët lidhjen ndjesore me të, por edhe besimi i dobësohet. Përkundrazi, njeriut që e ka zemrën të mbushur plot me dashurinë për të Dërguarin e Allahut, edhe besimi i pasurohet në po atë masë. Sepse besimtari përparon drejt përkryerjes në atë masë që t’i njohë, t’i përvetësojë dhe t’i përjetojë të gjitha qëndrimet dhe sjelljet e Profetit të cilat përbëjnë kulmin e përsosmërisë. Këtë të vërtetë, Zoti e thekson duke u shprehur në këtë mënyrë: **“Apo mos nuk e njohën të dërguarin dhe prandaj e mohojnë!”** (el-Mu’minun, 23/69) Po ta kishin njohur atë në pamjen e tij të vërtetë, kurrë nuk do ta mohonin dot!

Krenaria e Përjetshme e Gjithësisë (s.a.v.s.) është drita hyjnore më e bukur që e nderon botën, por që duket si një pikë në qiellin e madhështisë. Pasi ai e nderoi botën me ardhjen e tij, faqja e tokës u mbush me begati dhe drita orientuese e tij u shfaq si një pishtar drite që u përhap nga shkretëtira ku doli, në tëkë kohët dhe hapësirat, kurse, me ngjarjen e miraxhit, në botën qiellore. Ky profet i lartë është një dritë hyjnore që ia favorizoi dhe

dhuroi zoti njerëzimit dhe tërë botërave. Qysh nga Hz. Ademi (a.s.), për shekuj me radhë, njerëzimi, si një tufë kandilësh gati për t'u ndezur, e priti me mall ardhjen e tij dhe, me shfaqjen e dritës së pritur, mëshira e Allahut të Lartë vërshoi mbi këtë gjithësi. Mëngjeset dhe mbrëmjet u veshën me një harmoni tjetër, ndjenjat fituan thellësi, kuvendet dhe shijet morën gjerësi, çdo gjë fitoi një kuptim dhe hijeshi të veçantë.

Me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.), revelacioni hyjnor, profetësia dhe misioni profetik morën fund. Ai është kulmi i përkryerjes. Me anë të tij, Allahu i Lartë e plotësoi mesazhin e vet dhe deklaroi: **"Sot e përkryeva fenë time për ju!"** (el-Maide: 5/3) Si rrjedhojë, Profeti ynë, si kumtuesi i fesë më të përkryer, është zotëruesi i një kumtimi mbarënjerëzor. Ai nuk është profeti vetëm i një kombi, i një grupi, i një brezi, i një populli, por profeti i dërguar për tërë njerëzimin si dhe, në të njëjtën kohë, është shembulli dhe modeli më i bukur për çdo njeri, zemra e të cilit është hapur ndaj dritës. Duke iu drejtuar Profetit, Allahu i Lartë thotë:

**"Ne të dërguam ty vetëm si përgëzues dhe paralajmërues për njerëzit!"** (Sebe': 34/28)

Profetët e tjerë i kanë folur jo më shumë gjithë njerëzimit, sesa një populli apo një fisi të caktuar. Prandaj, kur flitet për ta në Kur'an, përmendet edhe fisi apo populli të cilit i qenë dërguar. Ata njihen si profetë të një fisi apo populli të caktuar. (el-A'raf: 7/59, 65, 73, 85, 145) Kurse komunikimet për të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) janë komunikime për të gjithë njerëzimin. Disa nga ajetet e tilla janë:

**"I Dashuri im, thuaju: "O njerëz! Pa dyshim, unë jam dërguar për të gjithë ju nga Allahu, sundimtari i qiejve dhe tokës, Zoti përveç të cilit s'ka tjetër zot, Ai që jep jetën dhe vdekjen!"** (el-A'raf: 7/158)

**"I Dashuri im! Ne të dërguam ty vetëm si mëshirë për të gjithë botët!"** (el-Enbija: 21/107)

Prandaj të gjithë njerëzit kanë nevojë ta njohin jetën e Profetit tonë të dashur dhe, duke ndjekur personalitetin e tij shembullor, të bëhen denjësisht ummet, bashkësi e tij. Kurse rruga më e shkurtër për ta njohur këtë jetë të bekuar mbi të cilën betohet Allahu i Lartë dhe për ta praktikuar begatisht, është që, krahas leximit dhe mësimit, t'i marrim për shembull qëndrimet dhe sjelljet e dijetarëve shpirtërorë të cilët janë trashëgimtarët e vërtetë të tij, të ndodhemi pranë tyre dhe ta vëzhgojmë në jetën e tyre në mënyrë të gjallë sunnetin e të Dërguarit të Allahut (s.a.v.s.). Këtë, Allahu i Lartë na e urdhëron me ajetin që thotë:

**"Ndiqe rrugën e monoteistëve të vërtetë që janë drejtuar kah**





**unë!"**[1] (Lukman, 31/15) Sepse shembujt e bukur që janë përjetuar në histori, janë mjetet më efektive të mësimit dhe edukimit për t'u përftuar njerëzve mirësinë, drejtësinë, ndershmërinë, besimin e pastër, moralin dhe etikën.

Edhe ne jemi të detyruar që, duke i ndjekur personalitetet shembullorë të mëparshëm, të bëhemi një model i bukur për brezat e ardhshëm. Ashtu siç njerëzit e mëdhenj që kanë ndjekur në mënyrën më të mirë sahabet bujarë dhe gjurmët e tyre, janë bërë për ne model duke u lidhur pas Profetit tonë të dashur, edhe ne, si modele për brezat pas nesh, duhet të meritojmë përgëzimet hyjnore. Sepse Zoti urdhëron: "Allahu është i kënaqur me të parët e muhaxhirëve dhe ensarëve si dhe me ndjekësit e tyre, edhe ata janë të kënaqur me Allahun. Allahu ka përgatitur për ta xhennete nën të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të rrinë përgjithmonë. Ja, kjo është fatmirësia më e madhe!" (et-Tevbe, 9/100) Po qe se ne nuk bëhemi muslimanë shembullorë, e ngarkojmë veten me një përgjegjësi të madhe si fatkeqë që e kemi nënvleftësuar detyrën. Dhe plagës së ndërgjegjes së njeriut i cili nuk e ka kryer siç duhet detyrën, s'i bën dobi as aftësia lehtësuese e justifikimit, as aftësia shëruese e ilaçit.

O shërues i belave dhe fatkeqësive,
O strehim i gjithë mëkatarëve të Arasatit,

Rrugën e selisë ta kërkojnë, pa dyshim,
Nga hëna, në det, njerëz, engjëj dhe xhindë!

Nën hijen e kurorës tënde, sundimtarët
Mbetën si skllevër të gjithë mbarë!

Sado të kem bërë, o det drite,
Gabim e të meta në lavdërimin tënd,

Falmë dhe ringjallma zemrën e sëmurë
Dhe duke m'u shfaqur, bëma këtë favor!

Në lavdërimin tënd fjala s'më ka fuqi,
Cilësitë e tua të larta vetëm Allahu i di!

Shkurt, o mbret i klimës së besnikërisë,
Shpirti im dhe unë vetë t'u bëfshim fli!

*"Allahu im, të mirat për të cilat të është lutur i dërguari yt, Muhammedi*

1. Teksti origjinal i ajetit është: "...vettebia sebíle men enábe ilejj." (...dhe ndiq rrugën e atyre që më janë drejtuar mua). Por në këtë vepër është bërë një përkthim interpretues i ajetit me anë të shprehjes "halis muvahidd" (monoteistë të vërtetë) dhe ne e përkthyem po kështu. Përkthyesi.

*(s.a.v.s.), t'i lusim Ty edhe ne. Nga të këqijat që është strehuar tek Ti i dërguari yt, Muhammedi (s.a.v.s.), strehohemi tek Ti edhe ne. Ndihma vetëm prej Teje pritet. Vetëm ti je që do ta bësh njeriun ta arrijë qëllimin e vet në këtë botë e në ahiret!"* (Tirmidhi, Deavat, 89)

**"Zoti ynë! Pasi të na kesh vënë në rrugë të drejtë, mos na i bëj zemrat të na shmangen prej saj! Dhe falna mëshirë nga lartësia jote! Pa dyshim, Ti je ai me favorin dhe mirësinë më të shumtë!"** (Al-i Imran, 3/8)

**"Zoti ynë! Fali vëllezërit tanë besimtarë që kanë ardhur e shkuar para nesh!"** (el-Hashr, 59/10)

**"Zoti ynë! Fana mua, prindët e mi dhe të gjithë besimtarët atë ditë kur do të na kërkohet llogari!"** (Ibrahim, 14/41)

**"Allahu im! Na jep të mira edhe në këtë botë, edhe në ahiret! dhe na mbro nga mundimi i xhehennemit!"** (el-Bakara, 2/201)

**"Zoti ynë! Na i fal mëkatet, na i mbulo të këqijat dhe na e merr shpirtin së bashku me atë të robve të tu të mirë! Zoti ynë! Na i jep ato që na ke premtuar nëpërmjet profetëve dhe mos na turpëro në ditën e kiametit! Pa dyshim, Ti nuk e kthen fjalën e dhënë!"** (Al-i Imran, 3/193-194)

**"Zoti ynë! Mos na bëj përgjegjës nëse kemi harruar ose kemi bërë gabim! Zoti ynë! Mos na ngarko barrë të rëndë siç u ngarkove atyre para nesh! Zoti ynë! Mos na ngarko as gjërat që s'kemi fuqi t'i mbajmë! Falna dhe mëshirona ne! Ti je Zoti ynë, pra, mbrona ne nga ata që mohojnë!"** (el-Bakara, 2/286)

**Amin, ashtu qoftë!**

سُبْحَانَ اللّٰهِ وَبِحَمْدِهِ اَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ وَ اَتُوبُ اِلَيْهِ

# BIBLIOGRAFIA


Abdurrahman Güzel, Mustafa Tatçı,

**Yunus Emre,** Ankara, 1991.

Abdülkerim Zeydan,

**İslâm Dâvetçilerine**

(trc. Nezir Demircan), Ankara, ts.

Aclûnî, İsmâil bin Muhammed,

**Keşfü'l-Hafâ,** I-II, Beyrut, (tarihsiz).

Ahmed bin Abdullâh bin Muhammed et-Taberî, **er-Riyâdu'n-Nadra,**

Beyrut, 1996.

Ahmed bin Hanbel,

**el-Müsned,** I-VI, İstanbul, 1992;

**Kitâbü'z-Zühd,** ts.

Ahmed Önkal,

**Resûlüllâh'ın İslâm'a Dâvet Metodu,** Konya, 1995.

Ali el-Müttakî,

**Kenzü'l-Ummâl,** I-XVI, Beyrut, 1985.

Ali Nihat Tarlan,

**Mevlânâ**, İstanbul, 1974.

Ali Yardım, **Peygamberimiz'in Şemâil,** İstanbul, 1998.

Âsım Efendi,

**Kâmus,** I-IV, İstanbul, 1305.

Dr. Arslan Mayda,

"Ne Zaman Uyuyalım?", **Sızıntı,** Ekim, 2002. sy. 285.

Bağdâdî,

**Târihu Bağdad,** I-XIV, Beyrut, ts.

Bâkıllânî, el-Kâdî Ebûbekir,

**İ'câzu'l-Kur'ân,** Beyrut, 1988.

Belâzurî, **Ensâbu'l-Eşrâf,** Mısır, 1959.

Beyhakî, Ebû Bekir Ahmed bin el-Hüseyn, **es-Sünenü'l-Kübrâ,** I-X, Dâru'l-fikr, ts.

**Şuabu'l-îmân,** I-IX, Beyrut, 1990.

Beydâvî, Ebû Saîd Nasruddîn Abdullâh bin Ömer, **Envâru't-Tenzîl ve Esrâru't-Te'vîl,** IV, Beyrut, ts.

Buhârî, Ebû Abdillâh Muhammed bin İsmâil, **el-Câmiu's-Sahîh,** I-VIII,

İstanbul, 1992; **Edebü'l-müfred,** Beyrut, 1989.

Cessâs, Ebû Bekir Ahmed bin Ali

**Ahkâmu'l-Kur'ân,** I-V, Beyrut, 1985.

Dârekutnî, **Sünen**, I-IV, Beyrut, 1986.

Dârimî, Ebû Muhammed Abdullâh bin Abdirrahman, **Sünenü'd-Dârimî,** I-II, İstanbul, 1992.

Deylemî, Ebû Şücâ' Şîrûye bin Şehridâr, **el-Firdevs bi-Me'sûri'l-Hitâb,** Beyrut, 1986.

Diyârbekrî,

**Hamîs**, I-II, Beyrut, t.s.

Ebû Dâvud, Süleyman bin Eş'as es-Sicistânî, **Sünenü Ebî Dâvud,** I-V,

İstanbul, 1992.

Ebu Hayyan,

**Bahru'l-muhît,** I-VIII, Dâru'l-fikr, 1983.

Elmalılı, M. Hamdi Yazır, **Hak Dîni Kur'ân Dili,** I-X, İstanbul, 1971.

Ethem Cebecioğlu,

**Tasavvuf Terimleri ve Deyimleri Sözlüğü,** Ankara 1997.

**Hacı Bayram-ı Velî,** Ankara, 2002.

Feridüddin Attar,

**Tezkiretü'l-evliyâ,** Tahran, 1372.

Ferit Devellioğlu,

**Osmanlıca-Türkçe Ansiklopedik**

**Lûgat,** Ankara, 1997.

Gazâlî, Ebû Hâmid Muhammed bin Muhammed, **İhyâu Ulûmi'd-Dîn,** I-VI, Beyrut, 1990.

Gülfettin Çelik,

"Osmanlı Devleti'nin Nüfus ve İskân Politikası", **Dîvân,** sy: 6, İstanbul, 1999, s. 49-110.

Hâkim, Ebû Abdillâh Muhammed bin Abdillâh en-Neysâbûrî,

**el-Müstedrek ale's-Sahîhayn,**

I-V, Beyrut, 1990.

Halebî, **İnsânu'l-uyûn,** I-III,

Mısır, 1964.

Hâlid-i Bağdâdî,

**Dîvân,** (Trc. Sadreddin Yüksel),

İstanbul, 1977.

Hamdi Döndüren, **Delilleriyle İslâm İlmihâli**, İstanbul, 1991.

Harîrî,

**Makâmât**, İstanbul, 1989.

Heysemî, Hâfız Nûreddîn Ali bin Ebî Bekir, **Mecmau'z-Zevâid ve**

**Menbau'l-Fevâid,** I-X, Beyrut, 1988.

Hucvurî, Ali bin Osman el-Cüllâbî,

**Keşfü'l-mahcûb,** (Trc. Süleyman Uludağ), İstanbul, 1996.

İbn-i Abdilber, Ebû Ömer Yûsuf bin Abdullâh bin Muhammed,

**el-İstîâb fî Mârifeti'l-Ashâb,** I-IV, Kâhire, ts.

İbn-i Asâkir,

**Târihu Dımeşk**, ts.

İbn-i Batûta,

**Rihletü İbn Batûta,** Beyrut, ts.

İbn-i Ebî Şeybe,

**el-Musannef,** I-VII, Riyad, 1409.

İbn-i Esîr,

**en-Nihâye,** I-V, Kâhire, t.s.

İbn-i Esîr,

**el-Kâmil fi't-târih,** I-XIII, Beyrut, 1965;

**Üsüdü'l-gâbe,** I-VII, Kâhire, 1970.

İbn-i Hacer el-Askalânî, Şihâbüddîn Ahmed bin Ali, **Fethü'l-Bârî Şerhi Sahîhi'l-Buhârî,** I-XXVIII,. Dâru'l-Fikr, Fuat Abdülbâkî neşri, ts;

**el-İsâbe fî Temyîzi's-Sahâbe,** Mısır, 1379.

İbn-i Hibbân, Ebû Hâtim el-Bustî,

**Sahîhu İbn-i Hibbân**, I-XVIII, Beyrut, 1993.

İbn-i Hişâm,

**es-Sîretü'n-Nebeviyye,** Beyrut, Dâru'l-fikr, 1937.

İbn-i Huzeyme, **Sahîhu İbn-i Huzeyme,** I-IV, Beyrut, 1970.

İbn-i İshâk, Muhammed bin İshâk bin Yesâr,

**Sîretü İbn-i İshâk (Kitâbü'l-mübtedei ve'l-meb'asi ve'l-meğâzî),** Konya, 1981.

İbn-i Kayyım el-Cevziyye,

**Zâdü'l-meâd,** I-VI, Beyrut, 1995.

İbn-i Kesîr, İmâdüddin Ebû'l-Fidâ,

**Tefsîru Kur'âni'l-Azîm,** I-V, Beyrut, 1988; **el-Bidâye ve'n-Nihâye,** I-XV, Kâhire, 1993; **es-Sîretü'n-Nebeviyye,** I-IV, Kâhire, 1966.

İbn-i Mâce, Ebû Abdillâh Muhammed bin Yezid el-Kazvinî,

**Sünenü İbn-i Mâce,** İstanbul, 1992.

İbrâhim Canan, **Hadis Ansiklopedisi,** I-XVIII, İstanbul, ts.

İbrahim Refik,

**Efsâne Soluklar,** İstanbul, 2002.

İmâm Mâlik,

**Muvattâ,** I-II, İstanbul, 1992.

Kadı Iyaz,

**eş-Şifâ bi-ta'rîfi hukûki'l-Mustafâ,** I-II, İstanbul, ts.

Kadir Mısıroğlu, **Lozan Zafer mi Hezîmet mi?** İstanbul, 1992.

Kâmil Mîras,

**Sahîh-i Buhârî Muhtasarı Tecrîd-i Sarîh Tercümesi ve Şerhi,** I-XIII, Ankara, 1972.

Kastallânî, **el-Mevâhibu'l-ledünniyye**, I-II, Mısır, 1281; Trc. İstanbul 1983.

Kettânî, Muhammed Abdü'l-Hayy,

**Nizâmü'l-hukûmeti'n-nebeviyye (et-Terâtibü'l-idâriyye)**, I-II, Beyrut, 1996.

Komisyon,

**Diyânet İlmihali**, İstanbul, ts.

Kurtubî, Ebû Abdillâh Muhammed bin Ahmed, **el-Câmî li-Ahkâmi'l-Kur'ân,** I-XX, Beyrut, 1985.

Kuşeyrî, Abdülkerîm,

**er-Risâletü'l-Kuşeyriyye,** Beyrut, 1990.

Mahmud Sâmi Ramazanoğlu,

**Külliyât,** Erkam Yayınları.

Mâverdî,

**Ahkâmu's-sultâniyye,** Beyrut, ts.

Mehmed Doğan,

**Büyük Türkçe Sözlük,** İstanbul, 1994.

Mevlânâ Celâleddin er-Rûmî,

**Fîhi Mâ Fîh,** (trc. A. Avni Konuk), İstanbul, 1994.

Mubârekfûrî,

**Tuhfezü'l-Ahfezî bi şerhi Câmi'i't-Tirmizî,** Kâhire, ts.

Muhammed Draz,

**Dîn ve Allâh İnancı** (Trc. Bekir Karlığa), İstanbul, ts.

Muhammed Es'ad Erbilî,

**Dîvân**, İstanbul, 1991.

Muhammed Hamîdullâh,

**el-Vesâiku's-siyâsiyye,** Beyrut, 1985;

**İslam Peygamberi,** I-II, İstanbul, 1995.

Muhammed Parsâ,

**Tevhîde Giriş** (Trc. Ali Hüsrevoğlu), İstanbul, 1988.

Muhyiddin Şekûr, **Su Üstüne Yazı Yazmak,** İstanbul, 1998.

Mustafa Âsım Köksal,

**İslâm Tarihi,** I-XVIII, İstanbul, 1987.

Münâvî, Muhammed Abdürraûf,

**Feyzü'l-Kadîr Şerhu'l-Câmii's-Sağîr,** I- VI, Beyrut, 1994.

**et-Teârîf,** Beyrut, 1410.

Münzirî, Abdülazîm bin Abdülkavî,

**et-Terğîb ve't-Terhîb,** I-V, Kâhire, 1934.

Müslim, Ebû'l-Hüseyin bin Haccâc el-Kuşeyrî,

**el-Câmiu's-Sahîh** (thk. Muhammed Fuâd Abdülbâkî), I-III, İstanbul, 1992.

Necip Fâzıl Kısakürek,

**Piyeslerim,** İstanbul, 1969.

Nesâî, Ebû Abdirrahmân Ahmed bin Şuayb, **Sünenü'n-Nesâî,** I-VIII, İstanbul, 1992.

Nevevî, Ebû Zekeriyyâ Yahyâ bin Şeref, **Riyâzü's-Sâlihîn,** Beyrut, ts; (Tercüme ve şerh: Yaşar Kandemir, İsmâil Lütfi Çakan, Râşit Küçük), I-VIII, İstanbul, 1997; **Şerhu Sahîh-i Müslim,** I-XVIII, Mısır, 1981.

Nihat Keklik,

**Muhyiddîn-i Arabî'nin Eserleri ve Kaynakları,** İstanbul, 1974.

Osman Nuri Topbaş,

**Külliyât,** Erkam Yayınları.

Ömer Çelik,

**Kur'ân Âyetlerinin Bilimsel ve Teknolojik Gelişmelerle İlişkisi,**

İstanbul, 2001.

Râzî, Fahruddin Muhammed bin Ömer, **Mefâtihu'l-Gayb (et-Tefsîru'l-Kebîr),** I-XXXII, Beyrut, 1990.

Sâbûnî, Muhammed Ali

**Âyâtü'l-ahkâm,** I-II, İstanbul, 1971.

Sâdık Dânâ,

**Külliyât,** Erkam Yayınları.

Safiye Ünüvar,

**Saray Hatıralarım,** İstanbul, 1964.

Said Havva,

**er-Resûl,** I-II, Beyrut, 1973.

Suyûtî, Ebû'l-Fazl Celâleddîn Abdurrahmân bin Ebû Bekir,

**el-Câmiu's-Sağîr,** Mısır, 1306.

Şah Veliyyullâh Dihlevî,

**Hüccetullâhi'l-bâliğa,** Beyrut, 1990.

Şefik Can, **Mesnevî Tercümesi,** I-VI, İstanbul, 1997.

et-Taberânî, el-Hâfız Ebu'l-Kâsım Süleyman bin Ahmed,

**el-Mu'cemu'l-Kebîr,** I-XXV, 1983.

Taberî, Ebû Câfer Muhammed bin Cerîr, **Câmiu'l-Beyân an Te'vîli Âyi'l-Kur'ân,** I-XXX Beyrut, 1995;

**Târih**, I-XI, Mısır, ts.

Tâhiru'l-Mevlevî,

**Müslümanlıkta İbâdet Târihi**, Ankara, 1998.

Tirmizî, Ebû İsâ, Muhammed bin İsâ,

**Sünenü't-Tirmizî,** I-V, İstanbul, 1992.

Vâkidî, **Meğâzî, I-III**, Beyrut, 1989; Mısır, 1948.

Yusuf Hemedânî,

**Rutbetü'l- Hayât,** (Trc: Necdet Tosun), İstanbul, 2002.

Zâhid el-Kevserî,

**Makâlât,** Kâhire, 1994.

Zeki Kuşoğlu, **Dünkü Sanatımız ve Kültürümüz**, İst. 1994.

Ziya Nur Aksun,

**Osmanlı Tarihi,** İstanbul, 1994.

# FJALORTH

**i termave origjinale të përdorura e të shqipëruara**

### A

**âbâd**: i rregulluar, i sistemuar, i përparuar.

**abûs**: turivarur.

**acz, acziyet**: 1. dobësi, pafuqi. 2. paaftësi.

**âfâkî**: 1. (diskutim) i papërcaktuar. 2. objektiv.

**âfitâb**: diell, dritë e diellit, fytyrë e bukur.

**âgâh**: i informuar, me njohuri, i zgjuar, i kulturuar.

**ağu**: helm, bima Nerium oleander.

**ağyâr**: 1. të huajt. 2. të pamësuarit me jetën mistike.

**ahkâm**: konkluzione, urdhra.

**ahkâm-ı şer'iyye**: konkluzionet dhe urdhrat fetare, juridike.

**ahlâk-ı hamîde**: moral i lavdërueshëm.

**akabinde**: pas, menjëherë pas.

**aksülamel**: kundërveprim, reaksion.

**âl**: familje, fëmijë, brez, shtëpi.

**âlâ-yı illiyyîn**: shtresa më e lartë e xhennetit (parajsës), pozita më e lartë.

**alâyiş**: stoli e kotë, e rreme, gjë për dukje.

**âmâde**: i gatshëm, nën urdhër.

**ameliye**: praktikë.

**âmil**: faktor, shkak.

**an'ane**: traditë.

**arasât**: shesh rrëmeti, sheshi i grumbullimit pas ringjalljes, rrëmet.

**ârızî**: 1. aksidental. 2. i përkohshëm, kalimtar.

**ârif-i bi'llâh**: njohës i Allahut, shenjtor.

**arş**: arshi, qielli i shtatë, rezidenca hyjnore.

**âsân etmek**: lehtësoj.

**âşikâr**: i dukshëm, i qartë, i hapur, sheshit.

**avâm-ı nâs**: shumica e njerëzve.

**avdet**: kthim, kthim pas.

**âzâde**: i çliruar, i lirë.

### B

**bahr**: det, liqen ose lumë i madh.

**bahş etmek**: dhuroj, bëj mirësi.

**bânî**: ndërtues, ngritës, themelues.

**Bârî**: një nga emrat e bukur të Allahut; Perëndi, Zot, Krijues.

**bârigah**: vend për të hyrë, hyrje; pozitë e lartë, këshill i lartë.

**bathâ**: 1. përrua i madh me shtrat shkëmbor. 2. përrua mes dy malesh. 3. Meka e Shenjtë. 4. përrua

në Mekë.

**bâtın**: 1. fytyrë e brendshme, përmbajtje. 2. fshehtësi, gjë e fshehtë, e padukshme.

**bâtınî**: përmbajtësor.

**bediî**: 1. i bukur. 2. estetik.

**behîmî**: shtazor.

**belâgat**: stilistikë, oratori.

**berekât**: 1. begati. 2. mirësi, lumturi.

**berî**: 1. që s'ka të bëjë me. 2. i çliruar, i patëmetë.

**beşâret**: lajm i gëzueshëm, myzhde, sihariq.

**beşeriyet**: njerëzim.

**beyhûde**: i kotë, i padobishëm, i parezultat, i pakuptim.

**bid'at**: 1. i sajuar më pas. 2. pseudonovatorizëm.

**bîgâne**: 1. i panjohur, i huaj. 2. i palidhje.

**bi'set**: 1. dërgim. 2. profetësi, ngarkim me detyrën e profetësisë.

**bîzâr**: i paqetë, i mërzitur, i neveritur, i zemëruar.

**C, Ç**

**câlib-i dikkat**: që të tërheq vëmendjen, interesant, tërheqës.

**cârî**: 1. rrjedhës. 2. i vlefshëm, në fuqi, në veprim.

**cebânet**: frikë, zemërdobësi.

**cedd-i mükerrem**: gjysh (i parë) i nderuar, i respektuar, i çmuar.

**cehd**: përpjekje.

**celâdet**: forcë, ashpërsi, trimëri, heroizëm, qëndrueshmëri.

**celâlî**: (karakter) i fortë, i ashpër.

**celb**: 1. tërheqje. 2. ftesë me shkrim.

**cemâl-i ilâhî, cemâlullâh**: bukuri e pafundme e Allahut të Lartë.

**cemâlî**: 1. i bukurisë. 2. me karakter të bukur.

**cemîl**: i bukur.

**cesîm**: masiv, trupmadh, i bëshëm.

**cevâz**: lejim.

**cevher**: 1. thelb, maja, tharm. 2. element. 3. veti elementare, thelbësore. 4. margaritar. 5. frymë hyjnore jetëdhënëse.

**cevvâl**: i lëvizshëm, i gjallë.

**cevvâliyet**: lëvizshmëri, gjallëri.

**cidâl**: 1. grindje, luftë. 2 polemikë e zjarrtë.

**cihânşümül**: 1. gjithëpërfshirës. 2. mbarëbotëror.

**cihet**: 1. anë, drejtim, aspekt. 2. këndvështrim. 3. pretekst.

**cismâniyet**: aspekt material (i diçkaje).

**cürüm**: faj, penalitet.

**çeşm**: sy.

## D

**dalâlet**: shmangie, devijim.

**dâr-ı bekâ**: vendi i përjetësisë, jeta e pasme, ahiret.

**dâsitânî**: 1. legjendar. 2. heroik.

**dercetmek**: 1. grumbullim, bashkim në një vend. 2. përmbledhje, kompilim. 3. shtrëngim (i diçkaje) mes dy gjërave.

**dereke**: shtresa më e poshtme.

**dermeyân**: në mes.

**dersiâm**: mësimdhënës.

**deruhte**: marrje përsipër, sipërmarrje.

**derûn**: 1. brendësi. 2. zemër, ndjenjë.

**derûnî**: 1. i brendshëm. 2. i zemrës, i ndjenjave.

**desîse**: dredhi, lojë, intrigë.

**dest**: dorë.

**dîdâr**: 1. fytyrë. 2. shikim. 3. fuqi shikimi, sy.

**dîde**: sy.

**diëergâm**: vetëmohues, altruist.

**dil-dâr**: i dashur, rrëmbyes i zemrës.

**dil-güşâ**: zemërlehtësues.

**dirâyet**: zgjuarsi, dije, intelekt.

**dûçâr**: i rrëmbyer (nga), i zënë.

## E

**efdal**: 1. shumë i çmuar. 2. i vlefshëm për t'u zgjedhur.

**ehven**: 1. më i lehtë, më pak i dëmshëm. 2. më pak i keq. 3. më i ulët, më pak i çmueshëm.

**ehlullah**: njeri i Allahut (Zotit), i urtë, i shenjtë, shenjtor.

**emîn**: 1. i besueshëm. 2. (gjë) e njohur në mënyrë të prerë, kategorike. 3. (njeri) të cilit i besohet dhe i lihen gjëra në amanet.

**enâniyet**: egoizëm.

**enfüsî**: i vetvetes, në vetvete, subjektiv.

**engîz**: trazues, tronditës.

**esmâ**: emrat. Esmâü'l-Hüsnâ: Emrat e Bukur (të Allahut).

**etbâ'**: 1. të lidhur pas, ndjekës. 2. shërbyes. 3. përkrahës, turmë.

**evlâ**: 1. parësor, përparësor. 2. më i mirë, më i përshtatshëm.

**evsâf**: vilësi, veti.

**Ezvâc-ı Tâhirât**: Bashkëshortet e Shquara (të Profetit), nënat e ummetit, bashkësisë (së Profetit Muhammed).

**F**

**fahr**: krenari, krenim, gjë për t'u krenuar.

**Fâil-i Mutlak**: Bërësi Absolut, autori absolut i akteve, Allahu.

**fânus**: 1. kapak qelqi kubik ose sferik, mbulesë qelqi. 2. Reflektor ose projektor i madh qelqi.

**faraza**: 1. le ta supozojmë se. 2. me që ra fjala.

**fârik (fârika)**: dallues, diferencues.

**fâsid**: 1. i keq, i gabuar, i prishur. 2. intrigues, ngatërrestar.

**fâş etmek**: parashtroj, nxjerr në shesh, zbuloj.

**fâyık (fâik)**: në pozitë të lartë, i shquar shpirtërisht.

**ferâgat**: 1. heqje dorë vullnetarisht nga diçka në favor të dikujt tjetër. 2. heqje dorë nga çështja. 3. falje.

**fer'î**: 1. i dytë, sekondar. 2. hollësi, detaj. 3. degë.

**fesâhat**: elokuencë.

**feth-i mübîn**: fitore e shquar.

**feverân**: 1. zjerje, vlim, gufim. 2. pulsim (i fortë) i damarit, rrahje e damarit. 3. shpërthim (uji). 4. gufim i furishëm.

**feyyâz**: 1. begatidhënës, begatues, Allahu (Zoti). 2. njeri zemërpastër. 3. dalje e ujit nga shtrati, përmbytje.

**feyz**: 1. kënaqësi shpirtërore. 2. begati, prodhimshmëri, pjellori. 3. pjekuri dhe përparim. 4. dalje e ujit nga shtrati.

**feyz-yâb**: i begatuar.

**fıkıh**: 1. njohje me kompetencë, me vetëdije. 2. e drejta islame.

**fıkhî**: juridik, juridiko-fetar islam.

**fısk**: 1. mëkat. 2. dhënie pas dëfrimit. 3. tradhti. 4. pafesi, ateizëm, imoralitet.

fıtrat: krijim, natyrë krijimore.

**fiiliyât**: veprimtari praktike.

**firâk**: ndarje, largim, mall.

**firâset**: aftësi kuptimi dhe parandjenje.

**fücûr**: mëkat, adulter.

**fütûhât**: fitoret, ngadhnjimet.

**fütûr**: mërzitje, lodhje.

**füyûzât**: begatitë.

**G**

**gâib**: 1. i papranishëm. 2. botë e panjohur.

**garâib**: 1. gjëra të mahnitshme. 2. çudi, gjëra të çuditshme.

**garkolmak**: 1. zhytem në ujë. 2. mbytem. 3. kridhem (në diçka).

**gayyâ**: 1. gropë në xhehennem. 2. gjendje e vështirë për të dalë prej saj.

**gayz**: zemërim, furi, tërbim.

**gazap**: zemërim.

**gıyâb**: mungesë, mosqenie i pranishëm.

**girift**: gjendje e ngatërruar, e komplikuar.

**gurûb**: 1. zhytje, humbje nga sytë. 2. perëndim, perëndim i diellit.

**H**

**habîb:** i dashur.

**hâdisât:** ngjarjet, ndodhitë.

**Hâfız-ı Mutlak:** Ruajtësi Absolut, Allahu.

**hâiz:** që e ka, e zotëron, e bart (diçka), që e përmban (diçka).

**hâk:** toka, dheu.

**hâk-ı pâ(y):** dheu ku shkel këmba.

**hâkim:** urdhërues, gjykues, sundues.

**hak-şinâs:** njohës dhe zbatues i të vërtetës, vërtetëdashës.

**halef:** pasues, zëvendës.

**hâlet:** gjendje.

**hâlet-i rûhiye:** gjendje shpirtërore.

**halîm**: i butë në sjellje, i afrueshëm.

**hâlis**: 1. i papërzjerë, i kulluar. 2. i pastër.

**hâlisâne**: sinqerisht dhe pastërsisht (në ndjenja).

**halvet**: 1. mbyllje në vetmi. 2. tërheqje në vetmi për adhurim.

**hamdele**: shkurtim i shprehjes "elhamdulil'lah" / "lavdëruar dhe falenderuar qoftë Allahu".

**hâmi**: mbrojtës, kujdestar.

**hamîd**: 1. i denjë për lavdërim. 2. Allahu (i denjë për lavdërim).

**hamiyet**: ndjenja e dashurisë për fenë, kombin, vatanin, prejardhjen dhe familjen, ndjenja e dashurisë për identitetin, përpjekja për ruajtjen dhe mbrojtjen e këtij identiteti dhe të vlerave të tjera të larta e të shenjta të identitetit.

**handikap**: e metë, gjymtim, gjendje e papërshtatshme.

**harâbât**: 1. gërmadhat, rrënojat. 2. në mistikë, teqja, zemra.

**Harameyn**: dy qytetet e paprekshme, Meka dhe Medina.

**harîs**: lakmitar, i pangopur.

**hasbe'l-kader**: domosdoshmëri e kaderit, paracaktimit hyjnor.

**hasene**: mirësi, gjendje e mirë, punë e mirë.

**hasenât**: mirësitë, punët e mira.

**hasretmek**: 1. kushtoj (diçka për dikë ose diçka). 2. specifikoj.

**hâssaten**: veçanërisht, posaçërisht.

**haşr ve neşr**: ringjallja dhe grumbullimi (i njerëzve pas kiametit ose shkatërrimit të kësaj jete).

**haşyet**: frikë, frikësim, impresionim.

**havâs**: 1. parësia. 2. shtresa e lartë dhe intelektuale.

**havâtır**: mendimet, idetë, kujtimet.

**havf**: frikë.

